


*Çmimi: 900 lekë*

**GJUHA E SHKRUEME ase VËREJTJE GRAMATIKORE**

**ÁT JUSTIN RROTA**

AKADEMIA E SHKENCAVE E SHQIPËRISË
INSTITUTI I GJUHËSISË DHE I LETËRSISË

BIBLIOTEKA FRANÇESKANE "ÁT GJERGJ FISHTA"
KOLANA E SHKRIMTARËVE FRANÇESKANË



**ÁT JUSTIN RROTA**

# GJUHA E SHKRUEME
## ase
# VËREJTJE GRAMATIKORE

**Botimi I**



Botime Françeskane
Shkodër, 2006.

AKADEMIA E SHKENCAVE E SHQIPËRISË
INSTITUTI I GJUHËSISË DHE I LETËRSISË

BIBLIOTEKA FRANÇESKANE "AT GJERGJ FISHTA"
KOLANA E SHKRIMTARËVE FRANÇESKANË

ÁT JUSTIN RROTA

# GJUHA E SHKRUEME
# ase
# VËREJTJE GRAMATIKORE

Botimi I











Botime Françeskane
Shkodër, 2006.

Me leje të parit të fesë

Redaksia:
Prof. Emil Lafe
Prof. Enver Hysa
Prof. David Luka

Përgatitën për botim:
Prof. Emil Lafe
Prof. Enver Hysa

Kompjuterizimi:
Zef Gurakuqi

Faqosja:
Enkelejda Misha



ISBN: 99943-696-9-5

Lajm



*Fra Ndue Gashi*
*Minister Provincial*



**Át Justin Rrota**

ÁT JUSTIN RROTA

# GJUHA E SHKRUEME
ase
# VËREJTJE GRAMATIKORE

Brumi i Shqipes *(Leksikologjia)*
Tingujt e Shqipes *(Fonologjia)*
Trajtat e Shqipes *(Morfologjia)*
Fjalia e Shqipes *(Sintaksa)*
Të përbámt e fjalëvet *(Etimologjia)*
Lavruesët e Shqipes *(Albanologjia)*

# Parathënie e Redaksisë

Át Justin Rrota lindi në Shkodër më 17 shkurt 1889. Mësimet e para dhe shkollën e mesme i kreu në vendlindje, ndërsa studimet e larta teologjike i vazhdoi në Austri. Në vitin 1911 u shugurua meshtar. Por pasioni i tij më i madh intelektual ishte studimi dhe mësimi i gjuhës shqipe. Gjatë një periudhe mbi një çerek shekulli ai qe profesor i gjuhës e i letërsisë në gjimnazin "Illyricum" të Shkodrës. Falë përvojës së gjatë si mësimdhënës i këtyre lëndëve, falë dashurisë së madhe për të njohur të fshehtat e gjuhës dhe të letërsisë shqiptare e falë njohjes së thellë të shqipes, mbështetur këto dhe në një përgatitje filologjike të shëndoshë, Justin Rrota na ka lënë një trashëgimi të pasur studimesh në fushën e gjuhës dhe të letërsisë shqipe, fillimisht duke e pajisur shkollën me mjetet aq të domosdoshme për një proces të rregullt mësimor, si librat për gjuhën (sintaksën) dhe letërsinë shqiptare. Dëshira për të bërë të njohur në një rreth të gjerë tekstet e vjetra me shkrime shqip dhe puna e kryer realisht në këtë fushë, i kanë bërë studiuesit të pohojnë se "*merita të mëdha ka Justin Rrota në gjurmimin e botimin e autorëve të vjetër. Ai qe një nga pionierët e studimit të tyre, bëri shumë për t'i njohur ata dhe veprën e tyre në një rreth sa më të gjerë studiuesish, duke sjellë i pari në Shqipëri kopje fotografike të "Mesharit" të Gjon Buzukut.*[1] Por interesat gjuhësorë të Át J. Rrotës janë mjaft të gjera. Nëpërmjet mjaft artikujve dhe studimeve të botuara, ai solli ndihmesa të vyeshme edhe në fushën e gramatikës, sidomos në lëmin e sintaksës, por edhe të morfologjisë. Po rikujtojmë këtu për lexuesit studimet: *Rreth gramatologjis shqype, Rreth problemit të lavrimit të gjuhës, Vrejtje mbas vrejtjesh, Analyzimi i rasavet t'êmnit e zhvillimi historik i tynve* etj.

Me rëndësi të veçantë janë sidomos pikëpamjet e J. Rrotës për kujdesin që duhet treguar për të ruajtur të pastër gjuhën shqipe e për ta shkruar sipas rregullave të gramatikës. Ai këshillon me të drejtë që "në shkrimin e soçëm shkrimtari ka detyrë të shkojë tue u matë. Sod nuk âsht ma nevoja të thomi

---

[1] M. Domi, *Justin Rrota (17.II.1889 – 20.II.1964)*, në "Studime filologjike, 1965, 1, f. 219.

si ndër kohët e prendueme: T'shkruejm shqip! Sido; mjaft të jét *shqip!* Kemi mrrijtun prej Zotit, në pikën të shtojm: Të shkruejm ***mirë!*** Tue shkrue ngutshëm e pa mendue **si** do të shkuehet, hijn dhe âsht rrezik të na mbesin në gjuhën e shkrueme do shtrembënime të pa hijshme, të cilat ma vonë mund të marrin tagrin e nënshtetsisë, edhe, po deshtëm, nuk kemi për të qenun ma të zotët të shporremi ma sosh.[2] Këshilla të tilla, të shqiptuara shumë vite më parë, kur shqipja ende nuk ishte stabilizuar, janë me vlerë të madhe edhe sot e gjithë ditën.

Vepra me titull ***Gjuha e shkrueme ase vërejtje gramatikore***, që po u paraqitet sot lexuesve, i cila ruhej si dorëshkrim në Institutin e Gjuhësisë dhe të Letërsisë që prej përfundimit të saj nga autori (fillimi i viteve '60), është fryt i përpjekjeve shumëvjeçare të autorit për të përmbledhur shënimet e vëzhgimet e ndryshme që kishte mbajtur gjatë gjithë punës së tij studimore për çështje e dukuri të ndryshme gjuhësore, sidomos morfologjike. Vepra është shkruar kryesisht gjatë viteve '50 të shekullit të kaluar dhe përbëhet nga gjashtë pjesë: I. Burimi i Shqipes *(Leksikologjia)*; II. Tingujt e Shqipes *(Fonologjia)*; III. Trajtat e Shqipes *(Morfologjia)*; IV. Fjalia e Shqipes *(Sintaksa)*; V. Të përbámt e fjalëvet *(Etimologjia)*; VI. Lavruesët e Shqipes *(Albanologjia)*. Siç shihet, autori ka bërë përpjekje për të pasqyruar të plotë sistemin e gjuhës shqipe në tërësinë e tij, shoqëruar me vështrime informuese e vlerësuese rreth historisë së studimeve në fushat e trajtuara. Lexuesi i sotëm, me këtë botim, ka mundësi të njihet me mendimin gjuhësor të njërit prej studiuesve më cilësorë e më të zellshëm të shqipes, i cili punoi në heshtje pa zhurmë e bujë për t'ua lënë trashëgim brezave dijet e tij të vlefshme.

Në përgatitjen për botim dhe redaktimin shkencor të saj redaksia është udhëhequr nga parimi që ta paraqesë sa më besnikërisht mendimin dhe shprehjen gjuhësore të autorit. Dihet se autori i ka shkruar pjesët e veprës në një shtrirje kohore pak a shumë të gjatë dhe në një gjendje shëndetësore të rënduar. Ai nuk pati kohë dhe mundësi fizike që ta redaktonte vetë krejt veprën pas përfundimit, për të mënjanuar luhatjet e pashmangshme dhe për të zbatuar ato rregulla që vetë ka formuluar në pjesët përkatëse.

Prandaj ka qenë një përgjegjësi e madhe për ne përgatitja e botimit të kësaj vepre, duke shmangur gjithfarë luhatjesh, që kemi vënë re nga një pjesë te tjetra ose edhe brenda së njëjtës pjesë. Ne mendojmë se, duke u përpjekur të hyjmë në mendjen e autorit, kemi arritur të zbatojmë ato parime e rregulla që ai vetë ka formuluar shprehimisht në vepër. P.sh. ndërmjet dy varianteve drejtshkrimore *nji* dhe *një,* që dalin në dorëshkrim, ne kemi vendosur kudo formën *një,* sepse, së pari, ai është shprehur vetë për këtë formë (duke u nisur nga gjuha e Buzukut), dhe, së dyti, sepse dhe në dorëshkrimin e veprës varianti *një* është përdorur 2019 herë, ndërsa varianti *nji* vetëm 45 herë; po ashtu janë pëlqyer format *aqë, kaqë* në raport me format *aq, kaq,* sepse të parat dalin gjegjësisht 91 e 52 herë kundrejt formave *aq, kaq,* të cilat dalin gjegjësisht 20 e 8 herë; ose nga variantet *nxanë, nxanës* dhe *xanë, xanës* është vendosur varianti i dytë, i cili del 53 herë në dorëshkrim, në krahasim me 10 herë të variantit *nxanë.* Ky kriter është ndjekur në të gjitha rastet e luhatjeve për të cilat dilte i nevojshëm stabilizimi i tekstit. Por redaksia nuk ka ndërhyrë për të njësuar ndonjë luhatje në përcaktimet terminologjike të formave ose kategorive gramatikore, kur autori nuk ka mbajtur një qëndrim të shprehur qartë në të mirë të njërit ose tjetrit përcaktim (p.sh. autori e quan *kohën e tashme* edhe *qetashe*; *paskajoren* edhe *pakufijore*, *kushtoren* edhe *qyshkore* etj.).

Redaksia ka plotësuar sipas shënimeve të autorit disa zbrazëti biobibliografike si edhe ndonjë pasqyrë a tabelë përmbledhëse (siç është p.sh. dërrasa e alfabeteve të shqipes, të dhëna për jetën e albanologëve që kanë vepruar pas përfundimit të veprës etj.).

Por redaksia nuk ka ndërhyrë në pikëpamjet e autorit për disa çështje të ndryshme shkencore, megjithëse sot gjuhësia shqiptare u ka dhënë atyre një zgjidhje tjetër më të mbështetur. Vepra e J. Rrotës i përket kohës kur u shkrua dhe përpjekja e tij shkencore duhet vlerësuar brenda caqeve të asaj kohe.

Duke ndjekur këto kritere në përgatitjen për botim të veprës së pranishme, shpresojmë se, nga njëra anë kemi kryer detyrën tonë në nderim të njërit prej gramatikanëve dhe filologëve më në zë të shqipes, siç ishte Justin Rrota, dhe nga ana tjetër, u kemi dhënë mundësi studiuesve dhe gjithë dashamirëve të gjuhës shqipe që të njihen me një nga veprat e merituara të gramatologjisë shqiptare, pasqyrë e mendimit dhe e përvojës shkencore të autorit. Nga leximi i saj do të shihet se kjo vepër përmban njohuri dhe analiza të vlefshme jo vetëm për historinë e studimeve gjuhësore te ne, por edhe për studimet e sotme.

[2] J. Rrota, *Rreth lavrimit të gjuhës* , në "Për historin e alfabetit shqyp, botim II, Botime Françeskane, Shkodër, 2005, f. 170.

Me këtë rast ne i shprehim falënderimet tona Provincës Françeskane Shqiptare, e cila ka ribotuar kohët e fundit në kolanën e mirëpritur "Shkrimtarët françeskanë", veprat e njohura të Justin Rrotës: *"Rreth votrës", "Sintaksi i shqipes", "Për historinë e alfabetit"*, të cilave tani po u shtohet edhe vepra e tij e jetës *"Gjuha e shkrueme"*. Një falënderim i veçantë i drejtohet patër Zef Pllumit, i cili na nxiti dhe na trimëroi t'i hynim punës së vështirë tekstologjike për të përgatitur për botim dorëshkrimin e vëllimshëm të kësaj vepre, që sot po zë vendin e merituar në bibliotekën e gjuhësisë shqiptare.

Prof. Emil Lafe,
Prof. Enver Hysa,
Prof. David Luka

Dhjetor, 2005

# Parathanja

Tue u paraqitë inteligjencës shqiptare, posaçe Kolegëvet t'Arsimit, me anën e këtyne fletëve, të cilat kishin me dashë të tregojshin një kontribut të rí lavrimit të gjuhës amtare, qyshë në fillim na ka anda të theksojm mirë objektivin a qëllimin, që patmë para sŷsh në rreshtimin e këtij bleni.

Nuk shkruejm këtu për linguistë dhe profesorë veterâj të shqipes; as s'synojm me kaqë studentët e instituteve të nalta. Këta të gjithë kanë ku pasqyrohen, dhe nuk u a kanë nevojën këtyne hulumtimeve të thjeshta xansësh. Këto, që po parashtrojm këtu me këtê fill, nuk janë veçse një dorë shenjimesh e vërejtjesh, të cilat na gjatë studjimeve tona private kishim shkue kurdoherë tue fiksue ndër tefterë a rypina letrash.

Të nxìtunë dhe të ftuemë mâ se një herë nga kolegët dhe eprorët e kujdesshëm, mos të humbshin, bashkë me kujtimin tonë, edhe këto shenjime linguistike; së mbramit, mbas shumë vështirsísh, na u mbush mendja, t'i dorëzojshim këto për shtyp.

* * *

Si kuptohet së vetit, rregullat themelore të gramatikës nuk kanë as s'mund të kénë ndryshime aqë të mëdhaja prej damjes e rreshtimit të tyne të përbashkët, mâ shum a mâ pak me gramatikat e mâparëshme të shqipes. Karakteristika e kësaj sanes, e cila paraqitet mâ fort normative, qëndron sidomos këtu: *Ndër vërejtjet praktike.*

Nëpër këto jemi orvatë të tregojm shpirtin, ngjyrën dhe natyrën e shqipes. Këtu dëshrojm të përqendrohen vemendjet e xansit të posaçme, që të përvetsojë ky kështu karakteristikat e shprehjes së folmes amtare.

Për t'i dalë në krye këtij qëllimi sa mâ mirë, një kujdes të veçantë vumë, tue xjerrë shembujt nga gjuha e gjallë e popullit. Shprehjet e thjeshta të këtij na kanë pasë tërhjekë gjithmonë, pse mâ të bukurat, mâ të pasunat e mâ besniket pasqyra të shqipes.

Prandej, posë se i kemi dëbue për parim shembujt e huàjtunë prej së huajësh, kryet e vendit u a kemi lëshue gjithmonë atyne të pasunís autoktone. Ngitshin rrokull këtij punimi dhe pasqyroheshim pa dá ndër këto gurra të

qarta e të pashterëshme folkloristike. Sa herë që na nevojiteshin, i mësŷjshim këto për forcimin e ndriçimin e rregullavet të tregueme. Të sigurtë se nuk gabojshim, na dukej se bâjshim kështu një rrugë e dý punë!

E këtu, tue i a huajtun atij pionerit t'albanistëvet, Gjergj Hahnit, metaforën e bukur që ky përdorë në parafjalën e veprës kolosale të vet - *Albanesische Studien. Jena 1854.* - po u sillemi edhe na atyne lexuesvet tinë, dhe u thomi: Gjithkun ku mujtmë i ramë kryq e tërthuer tokës arbënore të fushës e të malit, tue kërkue e tue krahasue të thanmet shqipe. I a bamë edhe na si ai mineralogu i kujdesshëm: Mblodhmë kësi gurësh së çmueshëm gjuhësiet, që për sŷ tanë dukeshin me vlerë. Mbushmë me ta një thes, plot. Tashti këtê, njashtu si e mblodhmë, po u a shprazim lexuesvet përpara. Këta le të zgjedhin e të marrin më tê çka t'u duket e çka t'u duhet. Tjetrin t'a lanë; nuk prishë gjâ!

* * *

Gramatologut i bje barra, t'i mbledhë, t'i shqyrtojë me ndërgjegje dhe krejt i pa-anshëm, të gjitha trajtat, mundsisht, të gjitha skanjet e mënyrët e së folmes, që mund të ndihen kudo, mbrendë apor jashta Shqipniet; pa lanë m'anësh karakteristikat djalektare. Posë kësaj ai do të marrë para sŷsh çka kemi trashëgim të shkruem prej *auktorësh së vjetër* e të rí. Mbassi t'a shfrytësojë mirë visarin e *folklorës,* ai do t'i krahasojë rasësisht këto mënyrë edhe me gjuhë të huaja, posaçe *klasike e kufïjtare (Gramatika komparative).*

Prej gjithkëtij brumi të pasunís gjuhësore si do të xjerrë, si me pìskerrë, njato forma, që t'i duken mâ të qërtuemet, mâ të pastrat dhe t'arsyeshmet. Tjerat t'i flakrojë mbas shpinet; edhe mos t'i mbushë fletët e gramatikës me to, tue e bâ këtê *një magazinë mbeturinash;* të cilat nuk vlejn për tjetër, veçse me pështjellue, pa një dobí, menden e xansit të shkretë.

Trajtat e përjashtueme mund të jénë landë, edhe me randsí, për *gramatikat historike* e për studjimet e linguistëvet. Këjo e mësimit do të jétë mâ së fortit *një gramatikë normative:* Një rreshtim d.m.th. i peshuem rregullash drejtuese për "GJUHËN E SHKRUEME".

I theksojm këto fjalët e fundit, të cilat i a vumë si titull blenit.

Âshtë heret të flasim sod për *një gjuhë unike të folunë.* Këjo do të vîjë prej vetit, shpresa na mban, me kohë. Për sod âshtë *satis superque,* të mendojm dhe të punojm për *unifikimin e gjuhës së shkrueme.* Kësaj mund t'ia dalim, kësaj do t'ia dalim!



Kur e çojm menden te gjendja tepër primitive e e vorfnë e shqipes, si folej, sidomos si shkruhej, atëherë kur na të moçëmt xejshim bankat e fillorevet, edhe s'ishim të zott t'a shkruejshim pa gabime as emnin tânë shqip; kur prej atyne kohëve t'errta e sjellim kujtimin kahë shkallët e përparimit të vrullshëm të gjuhës, që vërtetojm me gëzim në ditën e sodit, shpresa jonë ka një bazë të fortë ku pështetet.

Me kaqë, çka po parashtrojm këtu, nuk kemi as mâ të voglin pretendim, kinse na po i rrafshojm pa tjetër të gjitha pengesat a vështirsít e gjuhës. Âshtë guxim me e mendue, dhe lehtësí me u thanë. Kur të kemi para sŷsh faktin, se popujt mâ të mëdhajt e mâ të qytetnuemët e botës nuk mund të lëvdohen sod, mbas sa shekujsh lavrimit, se i a kanë mbërrijtë kësaj shkalle përmbarimit gjuhsuer; si mund të na hajë mendja né, lavruesët e djeshëm, të thuesh, në vështrimin e vërtetë të fjalës, se mund t'i dalim në krye shpejt e plotësisht këtij qëllimi?

Gjuha mandej, mos të harrojm, âshtë si njajo pema e njomë dhe e kërthndeztë, e cila, si një vjet për vjet, shkon tue u përtrí gjethësh e degësh. Duem të thomi me kaqë, se gjuha âshtë një lamë e haptë e e çëlunë për gjithken; edhe se nuk ka mbarim kurr punimi i saj.

* * *

Ndërkaqë por këtu, para se t'i mbyllim këto dý fjalë parathanjet, drejtsia e lypë, t'a shpallim botnisht miradijen tanë të përzemërt ndaj bashkëpuntorin e ngushtë, kòlegun tanë, Viktorin Volaj; i cili pati durimin, jo vetëm t'i merrte nëpër duer faqe për faqe çka na kishim gatue, por edhe ai vetë na u bâ krah, tue dhânë atê kontributin e vet, sidomos në pjesën I., përsa i përket të damit të gjuhëvet, elementavet autoktonë të shqipes, dhe burimit të huajtun nga greqishtja e rumenishtja. Njashtu edhe në pjesën II të Morfologjís, trajtimi mbi përemnin mund të thomi, se âshtë punue gati krejt prej si.

...Të sigurtë së mbramit, se në, gjithkëtê vëllim doemosdo të na ketë rrëshitë ndonjë papikëní, përsritje a gabim, na ka anda këtu t'a çekim prapë atê lutjen, që në një rasë analoge u a siellshim lexuesëvet tonë; d.m.th. që të kénë mirsín, në dëshír të lulëzimit të gjuhës, të na i diftojn këto sa mâ parë.

# PJESA I.

# TË HYMT.

## I. - GJUHA A E FOLMJA. GRAMATIKA.

Në kuptimin e parë dhe të natyrshëm thrrasim *gjuhë* njatë organ mishit pêjzue, mbrenda gojës, nëpër të cilin ndiejm shijimin e haes edhe shqiptojm fjalën.

Djeri këtu, këto funkcjone, që i ban te na njerzët gjuha, po të njëjtat gati mund t'i bâjë këjo edhe ndër frymorë të paarsyeshëm. Gjuha, këjo gjymtyrë e mrekullueshme, atyne u vlen, jo vetëm si mjet për të përçapë e kapërdím çka hanë e pinë, por nëpër këtê do të kishin qénë të zott t'i shqiptojn edhe ata, disi nemose, fjalët e fjalít, si na njerzët.

Shumica e shtâzëvet, - nuk flitet këtu për bubërreca e kandërra, - i kanë në vete po tëtana njato organe, që janë të nevojëshme, për të xjerrë zanin dhe për të qitun fjalën: *Gabzherrin, fytin, qiellzën, hundët, dhambët e buzët.* Kështu që, sa për trajtimin e mjetevet t'afta të shqipimit, edhe ato, shtâzët, kishin me pasë mundësín të flasin.

Për forcimin e kësaj së vërtete çekim këtu, sa për shembull korbat, që i kishin mësue me përshëndetë Augustin, si dhe papagalat tanë, të cilët janë të zott të shqiptojn çdo fjalë, që të kénë pasë rasën t'a ndiejn shpesh e shpesh.

Shtâza mund të flasë, e vërtetë; por e folmja e saj âshtë e kufîjzueme vetëm mbrenda njatij numri skanjesh e frazash, që dikush të ketë pasë durimin me i a shtie në vesh. Ato fjalë ajo shkon tue i përsritë mekanikisht, si ajo vegla e dèkunë e gramafonit. Nuk kanë ç'të bâjnë prandej, këto të folme të pajetë shtâzësh me fjalën e gjallë dhe t'arsyetueme të nierit. Shtâzëvet u mungojn tejzat, që lidhin organet folse të gojës me trût e krés; të cilat, si dihet, janë për né njerëzt qandra e lindjes s'idés e të zhvillimit të mendimevet.

Shkurt, ato krijatyrë të paarsyeshme kishin me qenë të zojat t'a shqiptojn fjalën: por ato s'kanë mundësí të gjykojn a të kénë diení për çka qesin për

gojet. Nuk kanë as mendë, as vullëndet: dy vetí këto kryesore dhe ekskluzive të shpirtit, që atyne u mëngon.

Nieri, si i vetmi frymuer përmbi fëtyrë të tokës, âshtë i zoti i mendimit e i fjalës së vet.

*Fjala* pra, a e folmja âshtë *objekt i gramatikës.*

Gramatika Shqipe ka për qëllim të mësojë me folë, mâ fort, me shkrue gjuhën mirë e mundsisht pa gabime.

Shtrue, para së gjithash *visarin e gjuhës,* elementat e shqipes me huazimet e të gjitha kohëvet, Gramatika nuk merret me kuptimin e fjalëvet - landë e *Leksikologjís* dhe e *Semantikës;* - mâ fort se me burimin e rrânjën e fjalëvet - *Etimologjí,* - këjo shqyrton kryekrejet *trajtat e fjalëvet.*

Tue i dá këto ndër *pjesë të ligjëratës,* i a përcakton natyrën se së cilës, u a rregullon *fleksjonin* (lakimin a zgjedhimin), i a cakton përdorimin; tue i a hjekë vërejtjen rishtarit përmbi trajtat e paqërtueme, ku gjuha e ndonjëj krahine të duket se ka marrë jashtë *(Shpërdorimet).*

Çekë, ku t'i vîjë për shteg, shqiptimin e dlirët të tingujvet *(Ortoepí); mâ* fort këqyrë të drejtojë shkrimin, që të dalë sa mâ i arsyeshëm dhe i përpikët *(Ortografi).*

Për fund i a lëshon *Sintaksës* barren, t'a rrahë e t'a rregullojë *përdorimin e trajtavet në fjalí.*

## II. GJUHA E FAMILJES ASE GJUHA POPULLORE, DHE GJUHA E SHKOLLËS ASE GJUHA E SHKRUEME.

Fëmija i vogël, prej çka ndien në gjiun e familjes, fillon të zâjë fjalët. Nd'e parë, për pa dijtë mirë çka thotë, me një shqiptim të mangët e të përgjysët, shkon tue i përsritë ato fjalë vetë me vete. Mâ vonë nisë me i lidhë dhe me i shti në punë, për të diftue nevojët e veta, për të shprehë mendimet e ndíesit e vogla të vetat. Shkurt: zen me folë.

Kur bâhet me e ndjekë shkollën, atëherë gjuha e familjes e sheh se nuk i mjafton. Aty, tue mësue sende, të cilat s'i ka rá me i ndie kurr në shtëpí, tue zgjâ rrethin e shllimevet foshnjore, xen edhe fjalë të reja, mënyrë të reja shprehjesh. Ndërkaq atê të folmen e thjeshtë të fëmijnís vjen tue e ndreqë e pastrue, kahë s'i bje t'i ndiejë mâ aty në shkollë do fjalë, frazë e llastime, që i ka pasë përdorë ndë familje, sa ka qenë i vogël.

Tue u rritë e tue përparue ndër këndime, shkon gjithënjë edhe tue e përmirsue e tue e zbukurue gjuhën; ndërsa shtëpia vijon atê punën e vet. Gjuha familjare nuk ndron fëtyrë; mbetë gjithmonë njajo.



Këndej del i qartë dallimi i këtyne dý fëtyrave ase adspekteve të gjuhës: Gjuha e familjes, ase *gjuha popullore;* e gjuha e shkollës, ase *gjuha e shkrueme.*

Natyrisht këjo e fundit âshtë mâ e punueme, mâ e dlìrunë prej elementash së pavend, mâ e qërtueme prej gabimesh e lirísh së gjuhës familjare. Gjuha e shkrueme, për pa lanë m'anesh çka ka të mirë e të vlefshëm e folmja e popullit, vjen e zbukurohet përherë e mâ nga artistat e vërtetë të fjalës, nga auktorët e poezís e të prozës.

Tue u pasqyrue së mbramit mbi prodhimet mâ në shenj të letratyrëvet të huaja, gjuha vjen e pasunohet edhe me shllime e shprehje të reja. Shkrimtari i Shqipes mund t'i huajë këto e mund t'i shartojë n'atê të vetën, kur të jétë e mundunë me u bâ, pa e prekë natyrën dhe karakteristikën e saj.

## III. - GJUHËT.

### KLASIFIKIMI I GJUHËVET TË BOTËS.

Të folunat e gjuha janë dý shllime, që nuk mund të dahen njani prej tjetrit, mbassi nuk ka gjuhë pa të folun, as të folun pa gjuhë. Një të folun të veçantë të njëj kombi na e thrrasim përgjithsisht: *gjuhë.* Kështu thomi: *gjuha greke, latine, gjermane, ruse* etj. Këjo ndryshon simbas popujsh e simbas kohet. Prandej, ka një randësí të posaçme në jetën e në shpirtin e një kombi, e âshtë objekt studjimi jo vetëm i gjuhësís, por edhe i historís, i sociologjís e i psikologjís. Disa e krahasojn gjuhën me një organizëm të gjallë - dhe kanë arsye djeri diku; - mbassi këjo shkon tue u shndrue e tue u zhvillue pa reshtun, ase edhe zhduket faret. Evolucjoni i saj âshtë një proçes historik, që do studjue historikisht. Ky ndonjëherë, simbas rrethanash historike determinuese, ndjekë edhe rrugë të përkundërta. Shpesh herë prej njëj gjuhe duelnë e u trajtuenë tjera, si degët e njëj lande vigane. Këta ndodhi me indoeuropeishten, gjuhën nanë të familjes indoeuropjane; me gjuhën latine etj. Proçesi i përkundërt ngjau me botën greke: *koine,* me baza atike, muer zotnimin mbi djalektet tjera, me gjithë zhvillimin e madh letrar, politik dhe ekonomik, që ato patnë pasë dikur.

Ditunia që studjon të folunt e gjuhës thirret *linguistikë* ase *glotologjí* (gjuhësí).

1. - Ndamja e gjuhëvet mvaret simbas pikëpamjes, mbas së cilës ato kundrohen. Kështu, në qoftë se na kundrojm burimin ase rrjedhën, kohën,

jetën, përdorimin e tyne, atëherë flsim për *gjuhë nanë* e *gjuhë motra; gjuhë klasike* e *moderne; gjuhë të dekuna* e *gjuhë të gjalla; gjuhë të shkrueme* e *gjuhë popullore*. Ndër mâ të njohunat âshtë klasifikimi morfologjik, që merr para sŷsh trajtimin e fjalës, e klasifikimi gjeneologjik, që pështetet mbi zhvillimin historik. Të parët që hartuenë klasifikimin morfologjik kjén vëllazënt Schlegel, në fillim të shek. XIX. Mbi këtê kritér u pështet edhe Franz Bopp (1791-1867) themeluesi i gjuhësís indoeuropjane; Pott (1802-1887) e August Schleicher (1821-86); por se i cili me pakë ndryshime. Ky i fundit i dán në trí grupe: 1) *gjuhë izoluese;* 2) *gjuhë aglutinante;* 3) *gjuhë fleksive*. Në grupin e parë bâjn pjesë gjuhët e cilsueme si monosilabike, pa fleksjon e ndajshtesa[1]. I përkasin grupit të dytë gjuhët e quejtuna *ural-altaike*[2]. Këto gjuhë nuk kanë fleksjon; porsi karakteristikë kanë rrânjën e fjalës, së cilës i ngjiten (këndej agglutinante: ngjitëse) affiksat (ndajshtesat), që plotsojn kuptimin. - Grupi i tretë përfshín gjuhët me fleksjon (lakim a zgjedhim), ku marrin pjesë familjet e gjuhëvet *semitike*[3] e *kamitike*[4] edhe familja e madhe e gjuhëvet *indoeuropjane*, së cilës i përket *shqipja*.

Ky klasifikim, megjthëse përdoret edhe sod ndër shkolla, "nuk mund t'aplikohet me përpikëní dhe i mungon vlera shkencore". (A. Meillet).

2. - Klasifikimi tjetër me baza mâ shkencore âshtë klasifikimi gjenealogjik, ku "nuk merren para sŷsh vetëm karakteristikat e jashtëme e të mbrendëshme të gjuhës; të cilat megjithëse mund të jén të dukëshme (si monosilabizimi, aglutinacjoni, inkorporacjoni etj.) janë përgjithsisht akcidentale e tranzitore, me një karakter që âshtë mbrendëmbetës, i pandrueshëm e që i përgjegjë njëj realiteti historik: (Tagliavini).

I pari që u përpoq të japë një klasifikim të tillë, qe etnografi e glotologu austrijak, Frederik Müller (1834-98). Ky caktoi djeri në 78 grupe të ndryshëme e të pavaruna. Një gabim metodik i tij qe afrimi i doemosdoshëm mjes racës e gjuhës: popujt shpesh herë gjatë historís humbnë gjuhën e vet e muernë gjuhën e njëj race tjetrë. Kemi shembullin klasik të bullgarëvet, të cilët sod flasin një gjuhë sllave të familjes indoeuropjane, por që për kahë raca janë mongolë, dhe të parët e tyne kanë pasë folë një gjuhë turke.

[1] Në këtë grup hîjn gjuha kineze, tibetike, sjameze e birmane.
[2] Filandishtja, ungarishtja, turqishtja, mongolishtja e samojedishtja. Mbahen me këtê grup edhe japonishtja, gjuhët maleze polinezjake, gjuhët dravidike (t'anasvet të Hindit), gjuhët bantu (të zezakve t'Afrikës) e gjuhët vendase amerikane.
[3] Arabishtja, hebraishtja, fenikishtja, asirishtja, kaldeishtja, sirishtja.
[4] Egjiptishtja e libishtja e vjetër, koptishtja etj.



3. Qe një klasifikim përmbledhës të të gjitha gjuhëvet të botës, pështetun mbi kritéret që përmendmë, ndám në grupe e në gjuhë:

*Grupi semitik* (Azia Jug-perëndim.): asirishtja, kaldeishtja, hebraishtja, fenikishtja, aramaishtja, arabishtja etj. - *Grupi kamitik* (Afrikë): egjiptishtja, libishtja e vjetrë, koptishtja etj. *Grupi Ugro-fin* (Europë lind. Azí perëndim.): finlandishtja, estonishtja, livonishtja, ungarishtja etj. - *Grupi altaik* (Azi Qendr. Perëndim.) gjuhët turke, mongole etj. - *gjuha japoneze, gjuha koreane, gjuha ajnu* (Ishujt e Arqipel. Jap.) - *Gjuhët arktike (hiperbore):* (Siber. Verjore). *Gjuha Baske* (tepricë e hiberishtes së vjetrë. - *Grupi kaukazjan:* avarishtja, georgishtja etj. - *Grupi Dravidik* (Hind. jug.). - *Gjuhët munda* (Hind. lind.) - *Grupi Kinez - Tibetan:* djalektet kineze, tibetane, birmane. - *Grupi Tai* i Siamit etj. - *Grupit e Hindokinës:* djalektet anamite; - *Gjuhët e Hindonezís, Malezís, Polinezís*. - *Gjuhët e Papuazjes, Gjuhët australjane*. - *Gjuhët Bantu, sudaneze, boshimane e hotentote*. - *Gjuhët vendase amerikane*. - *Gupi indoeuropjan* ase *indogjerman* (arjane).

## IV. - GJUHËT INDOEUROPJANE.

Quhet kështu ajo familje e madhe gjuhësh, të cilat rrjedhin prej njëj trungut së vetëm. Përveç këtij emni, simbas vendesh së ndryshme, ndeshemi edhe ndër tjerë, si *indogjerman, arioeuropjan, arjan*. Zbulimi i tyne âshtë një ndër përparime të kohës moderne. Por disa përkime qén vû roe shum mâ përpara (nga tregtarë, misjonarë etj.). Studjimi shkencuer nisë në fillim të shek. XIX *(Adelung* e *Schlegel* - 1808). Themeluesët e vërtetë të linguistikës indoeuropjane janë danezi Rasmus Rask (1787-1832) e sidomos Franc Bopp, gjerman, së parit në 1816, e mâ vonë me *Gramatikën krahasuese* (1837-1849). Ditunia gjuhësore indoeuropjane shkoi tue përparue aqë, sa ka mbërrijtë të caktojë ligjët e shndërimit të fonemavet ndër fjalët përgjegjëse të gjuhëvet të ndryshme; dhe kështu, e pështetun mbi rregullat e zhvillimit, të ndërtojë djeri fonemat e parë të së cilës ndër to. Mu për mâ tepër, në bazë të shndërimevet fonetike të studjueme ndër gjuhët e ndryshme të kësaj familjeje, ka hartue në përgjithësí edhe gjuhën primitive, gjuhën nanë. Nga këto hulumtime gjuhësore rrjedhë se ajo ka qenë një gjuhë e pàsunë përkah trajtat (me 8 rasa, 3 numra etj.)

Për shka i përket atdheut të hershëm ase djepit të parë të Indoeuropjanëvet, ende nuk mund të caktohet me sigurí. Disa duen t'a

kërkojn në rrafshnaltën e Iranit, tjerë kahë veriu ase veriperëndimi i Detit të Zí. Sod, në bazë të kërkimevet parahistorike, mbahet si vend i banimit të parë Europa qendrore e lindore.

## KLASIFIKIMI I GJUHËVET INDOEUROPJANE.

Numri i gjuhëvet indoeuropjane ase indogjermane, që njihen sod âshtë mjaft i madh. Disa janë të vetme, por pjesa mâ e madhja përfshín shumë gjuhë. Dokumentimi i tyne ka një ndryshim të madh: *hetitishtja* fillon rreth 1500 p. Kr.; kurse gjuhët baltike në shek. XIV[5], e shqipja kahë gjymsa e dytë e shek. XV (formula e pagëzimit 1462 e fjalori i vogëlth i Arnold von Harff-it 1497). Disa të tjera janë shue faret.

Degët mâ të randsishmet janë trembëdhetë: *hindishtja* (hindoiranishtja), *iranishtja, armenishtja, greqishtja, shqipja, italikishtja, keltishtja, gjermanikishtja, sllavishtja, baltishtja, trako-frigishtja, hetitishtja e tokarishtja.*

1. *Hindishtja* ase *hindoarishtja përfshín indishten e vjetër (sanskritishten);* e cila përfaqësohet prej dý gjuhësh letrare: prej gjuhës *vedike,* në të cilën janë shkrue librat fetarë *Vedas* (1500-1000 p.Kr.) e prej *Sanskritishtes,* gjuhës letrare klasike[6]; *hindishten e mjesme,* gjuhën e letërsís budike e prakritishten, gjuhën e popullit, nga e cila rrjedhë hindishtja e ré (*hindostanishtja* etj.).

2. *Iranishtja* (nga rrafshnalta e Iranit) përfshín dý gjuhë letrare, *persishten e vjetër* (inskripsjonet e Dariut 6-5 shek. p.Kr. e gjuhën *avestike*[7]. Një djalekt i njëj grupi tjetër âshtë *gjuha sogdjane,* zbulue tash vonë në Turkestan; *iranishtja e mjesme,* gjuha e komentarëvet *t'Avestës,* që thirren *pehlevi,* e *persishten e ré,* perzie me shumë elementa arabë.

Këtyne të dyjave u përket emni *arjane.* Si karakteristikë, ndër të tjera, kemi refleksjonin e zanorevet t'indoeuropeishtes së vj. *o, e, a* në *a.*

3. *Armenishtja* e njohun qyshë prej shek. IV në përkëthime kristjane. Sod paraqitet prej dý kryedjalektesh, ndám në shumë nëndjalekte.

4. *Greqishtja. Këjo* gjuhë përfshín *greqishten e vjetrë,* që dahej në trí djalekte, të foluna prej trí fisesh, që patnë një zhvillim letrár në vete: a) në *djalektin eolik,* folun nga Eolët (Azí e Voglë, Tesalí dhe Beotí), ku shkruejnë poeti Alqeu e poetesha Sapfo; b) *djalektin dorik,* folun nga Dorët

[5] I pari libër lituanisht âshtë katekizmi i Masvidas, shtypë ndë Konigsberg ndë 1547, gati ndë të njëjtën kohë me Buzukun (1555).

[6] Në këtê gjuhë janë shkrue poemat e mëdhaj të përmendun *Mahabharata* e *Ramayana.*

[7] Gjuha e libravet të shejtë t'Avestës (besimi i Zoroastrës ase i Zarathustreas).



(Peloponez, Siqili, Italí Jugore etj.) Në tê shkruen Pindari e Teokriti; c) *në djalektin jonik,* folun nga Jonët (Atikë, Azí e Voglë). Ky u përfeksjonue posë tjerësh; nëndahet në *djalektin jonik të vjetër ase epik* (Homeri e Heziodi); në *djalektin modern,* përfaqësue prej Herodotit, e në *djalektin Atik,* ku shkruenë shumica e shkrimtarëvet të mëdhaj. Djalekti Atik u bâ gjuha e grekëvet të kulturuem, e prej si duel *gjuha e përbashktë* e grekëvet: *koiné.* Aristoteli âshtë si cak mjes djalektit Atik e gjuhës së përbashktë. *Greqishtja e mjesme* qe gjuha e botës bizantine djeri në shek. XV, prej së cilës rrjedhin djalektet e *greqishtes së ré.* Gjuha letrare e soçme shkon dita e ditës tue u largue prej gjuhës së fòlunë, e tue u afrue modelavet t'Atikës. Kështu që sod ndryshimi mjes gjuhës letrare *katharéuousa* (e pastrë) e gjuhës popullore (demotiké) âshtë i madh. Greqishtja e mjesme dhe e ré sidomos ndikuenë, si do t'a shohim, në shqipen.

5. *Keltishtja.* Këjo përfshín *keltishten e vjetër kontinentale, sod* të shueme, që folej dikur në Francë (Gallia) e nd'Italí të Veriut, nd'Europë të Mjesme e ndë *Galatia,* nd'Azí të Voglë, e ndë *keltishten ishullore,* që pjesërisht folet gjithnjë, të dame ndë dý degë: ndë *gélishten* e në *britanishten.* E para përfshín: a) *irlandishten* në Irlandë; *skotishten* ndë Skocí Verjore; *manen* nd'ishullin Man. Me degën britanike mbahen: a) *kimbrishtja* ndë Wales (Galles); b) *kornishtja* ndë gadishullin Cornwall, zhdukë ndë shek. XVIII; c) *bretonishtja* ndë Bretanjë të Francës[8].

6. *Gjermanikishtja.* Me këtê emën njihen këto gjuhë të kësaj familjeje: a) *gotishtja ase gjermanikishtja lindore,* që folej prej fisesh lindore gjermanike. Monumenti mâ i vjetri i gjuhëvet gjermanike âshtë përkëthimi i Bibljes gotisht ndë shek. IV nga Wulfilas (311-383). Këjo u shue faret[9]; b) *nordishtja ase gjermanikishtja verjore,* nga e cila në shek. XI dalin gjuhët skandinave: islandishtja, danishtja, norvegjishtja e suedishtja. Poemi i përmendun *Edda* âshtë shkrue ndë këtê gjuhë. c) *Gjermanikishtja perëndimore,* e cila ndahet ndë anglisht, frizonisht e gjermanisht. Këjo ndahet ndë *gjermanishten e naltë* (Hochdeutsch), folun në Jug. Këjo me Luterin bâhet gjuhë letrare, gjermanishtja e soçme; ndë *gjermanishten e ultë* (Niederdeutsch) folun në Veri. Prej kësaj ka dalë holandishtja e gjuha flaminge. Ndër këto, *gotishtja* ka një randësí të posaçme glotologjike, për shkak të trajtavet arkaike[10].

[8] Gjuha e keltasvet, që u dyndnë, prej Britanís së Madhe ndë Francë ndë shek. V mb. Kr. tue i dhanë këso dore emnin e krahinës.

[9] Një djalekt i gotishtes qe folun ndë Krimé djeri shek. XVII.

[10] Shum mâ të vjetëra janë *mbishkrimet runike* (shkrue me do germa të posaçme, të quejtuna *rune*); por nuk kanë gjithaqë randësí.

7. *Gjuhët sllave. Këjo* familje përfshîn *gjuhën e vjetër sllave* (gjuhën liturgjike; një djalekt i bullgarishtes së vjetrë, përdorë nga vëllazent Çirili e Metodi në përkthimin e Bibljes). Ndë Lindje: *Rusishten e madhe* e *Rusishten e voglë (rutenishten e ukranishten);* Ndë Perëndim: *polonishten, çekishten, sllovakishten e sorbishten*[11]; Ndë Jug: *slovenishten, serbo-kroatishten, bullgarishten e maqedonishten.* Një randësí të posaçme ka në linguistikë krahasuese sllavishtja e vjetrë. Gjuhët e Jugut ndikuenë, si do të shohim, mbi shqipen.

8. *Gjuhët italike.* Thirren me këtê emën ato gjuhë indoeuropjane. Posë keltishtes e venetishtes, që foleshin nd'Italí. Ndër to janë për t'u njehë: *oskishtja* e folun në Kampania nga Samnitët; *umbrishtja* ndë Umbrje e *latinishtja* në Latium; e cila nëpërmjet të pushtimit të Romës u përhap së parit ndë marë Italín, e mâ vonë ndë një pjesë të madhe t'Europës. Nga këjo e kanë burimin *italishtja, frengjishtja, spanishtja, portugishtja, rumenishtja, provencalishtja.* Mund të kundrohet si gjuhë në vete neolatine edhe *ladinishtja* (ndë Alpe), *katalanishtja,* dhe *djalekti sard.* Edhe shqipja pati një ndikim të madh.

9. *Baltishtja.* Me këtê familje shkon *lituanishtja* e fòlunë ndë Lituaní, *Letonishtja* në Letoní e *prusishtja e vjetrë,* e cila u zhduk ndë shek. XVII. Megjithëse dokumentimet e saja janë të vona (gati ndë të njëjtën kohë me shqipen) megjithëkëta këjo gjuhë i ka ruejtë mirë tiparet e *protoindo-europjanishtes.* Këndej, randësia e sajë ndë glotologjí indoeuropjane.

10. *Tokarishtja,* një gjuhë e shueme, zbulue ndë vj. 1905 ndë Turkestani linduer. Dokumentimi i sajë mbërrín ndë shek. IX.

11. *Hetitishtja;* edhe këjo një gjuhë e zhdùkunë, mâ e vjetra e gjuhëvet indoeuropjane për kahë trajtat. Inskripsjonet e gjetuna[12] janë shum të vjetra (1500 p. Kr.) Ndërtimi gramatikuer i sajë tregon një gjuhë indoeuropjane, por fjalori nuk ka karakter indoeuropjan. E afërme me të âshtë *gjuha luve,* si edhe ashtu e quejtuna *hetitishtja hjeroglife.*

12. *Shqipja,* e cila simbas Gustav Meyer-it rrjedhë nga një djalekt i ilirishtes, e simbas albanologut mâ të madh të këtij shekullit, Norbert Jokl-it, prej Trako-ilirishtes, ndahet ndë dý kryedjalekte: ndë gegënishten e ndë toskënishten e cila, si karakteristikë ka rotaçizmin e *-n-* intervokalike, humbjen e infinitivit, të tigujve të gjatë e të hundzimit. - Gjuhët tjera të

[11] Një gjuhë që folet ndë Lausitz (Gjermani Lindore) e afërme me polonishten.

[12] Këto qén zbulue ndë qendrë t'Azís së Voglë, afër fshatit turk Boghazköy, ku dikur qe kryeqyteti i mbretnís së Hetitvet; këto i deshifroi asiriologu vjenez me kombsí çeke, Hrozny.



grumbullimit ilirik janë *mesapishtja* ndë jug *(Apulí)* e ndoshta edhe *venetishtja* nd'Italí të veriut[13].

13. *Trako-frigishtja.* Disa frigishten e bashkojn me armenishten dhe trakodakishten e mbajn si një grup t'ilirishtes; por shumica i bashkojn ndë një grup ndë vete. Prej trakishtes kemi disa nënshkrime vorresh, toponomastikë e onomastikë; prej dakishtes, disa emna bimësh; kurse prej frigishtes, vetëm dy faza nënshkrimesh e disa emna njerëzsh.

Të gjitha këto gjuhë glotologët i ndajn ndë dý grupe të mëdhaja, simbas ndrimit të tingujvet qiellzorë të hershëm *k', g'* ndë njanë anë ndë grykore velare, më anë tjetër ndë tinguj fishkullorë *s, sh* e *z, z.* Kështu kemi ndë njanë anë grupin *kentum,* me të cilin shkojn: latinishtja, greqishtja, gjermanikishtja, keltishja, hetitishtja e tokarishtja; me grupin e dytë të quejtun *satem* mban: hindishtja, iranishtja, lituanishtja, sllavishtja, armenishtja, trako-frigishtja e shqipja. Si karakteristikë âshtë marrë fjala *qind* (lat. *centum;* iran. *satem.*). Shqipja e ka humbë fjalën e vjetrë: *qind* vjen nga latinishtja.

Për shka i përket shqipes, si edhe trako-ilirishtes, nuk janë të gjithë njëj mendimi se mbahen me grupin *satem*[14]. Pedersen-i vuni roe se shqipja për labiovelaret ka një zhvillim të ndryshëm prej grupit satem[15]. Grupi *kentum* thirret edhe grupi perëndimuer, ndërsa *satem,* grupi linduer. Përjashtimi duhet të bâhet për dý gjuhët e zbulueme së vonit ndë Azí: tokarishten e hetitishten, të cilat i përkasin grupit perëndimuer[16].

[13] Nga nënshkrimet e këtyne gjuhëve vêhet roe një ndryshim tingujsh karakteristik, që âshtë objekt kundërshtimi: *o* indoeuropjane në mesapishten shëndrohet ndë *a,* kurse ndë venetishten mbetë *o.*

[14] Qiellzores s'indoeuropishtes së hershme *-k'-* i përgjegjë ndë shqipet ndërdhambëtorja e shurdhët *-th-* (në të cilën âshtë reflektue, mbas gjithë gjase edhe *-s-* indoeuropjane, tue u përshkue nëpër një *-s-* si p.sh. ndë *thi su* (krahaso: lat. *sus*) P.sh.: *athët,* lit. *asztus,* por lat. *acidus; thom* kens-mi, sankr. *Çamsati,* lat. *censeo.* Dhe qiellzores së tingëllt *-g'-* e qiellzores aspirate *-g'h-* i përgjegjë ndë shqipet *-dh-* ase *d.* Kështu kemi shqip: *dimën - gheimen,* sl. *zima;* grek. *cheimón;* lat. *hiems;* lit. *zentas; grek.* gambros; lat. *gener.*

[15] Ilirishtja simbas Jokl-it, Ribezzo-s e tjerësh, âshtë gjuhë e grupit *satem* e simbas Brugmann-it, Hirt-it, Pedersen-it etj. i përket grupit kentum. Edhe për trakishten kemi mendime të ndryshme: Hirt edhe Philipon mendojn se mbahet me grupin *kentum;* por pjesa me e madhe (Kretschmer, Jokl, Barić etj.) me grupin *satem.* Eduard Philipon beson se gjurmët e sibilacjonit, që nuk mund të mohohen ndë trakishten, i përkasin influksit të Skitëvet kufitarë, gjuha e të cilëvet i përkitte grupit iranjan *(satem).* G. Poisson shtwhet edhe mâ përtej: simbas këtij dijetari edhe gjuhët baltike i kanë përkitë grupit *kentum,* por influksi sllav, prej të cilit qén rrethuem, i shëndrron ndë gjuhë *satem.* M. La Piana âshtë i mendimit se ndë shqipen shifen qartas gjurmët *satem* edhe *kentum.*

[16] Ndë trajtim të qiellzorevet shqipja përkon me grupin *satem,* por shmanget ndë trajtim të labiovelarëvet. Pedersen-i mâ i pari (1900) provoi, se e vetmja gjuhë indoeuropjane *satem,* që ka një trajtim të posaçëm për labiovelaret, âshtë shqipja (tjerat gjuhë *satem* i trajtojn si velare të thjeshta). Megjithse ndeshi ndë ndonjë kundërshtim, mendimi i tij sod për sod zotnon. Kështu, simbas tij, labiovelaret $k^w$ $g^w$ janë palatalizue para zanoresh së përparshme, tue dhanë *-s - e - z -* ; kurse velaret e thjeshta apin *q* e *gj.* P.sh. *pêsë (pensë) penk^we* (gr. *pente,* lat. *quinque).*

| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| *Keltët* (cant) irl. vj.cet (ket) | *Gjermanët* got. hunda ide. kentém | *Sllavët* sl.vj. suto *Batët* sintas | *Armenët* (hariur) | *Hindët* hind. vj. çatam (shatam) |
| | *Italikët* lat. centum (kentum) | *Shqiptarët* qind | *Iranët* satam | |
| | | *Grekët* hekaton | | |

*Fjalë të ndryshme, që provojn origjinën e përbashkët të gjuhëvet indoeuropjane.*

| *Ind. vj.* | *Greqi-sht* | *Lati-sht* | *Gjermanisht (Gotisht)* | *Litua-nisht* | *Slla-visht* | *Shqip* |
|---|---|---|---|---|---|---|
| ásti | esti | est | ist | esti | jestí | âsht (është) |
| dva | dyo | duo | zwei | dù | dva | dy, dý |
| trayas | treis | tres | drei | trys | trí | tre, trí |
| pança | pente | quique | fünf | penkì | pet | pêsë |
| daça | deka | decem | taihun (got.) | desimt | deset | dhetë |
| mahant | megas | magnus | mikils (got.) | - | - | madh |
| bharami | fero | fero | bairan (got.) | beriù | bera | bari |
| jambhas | gomfos | dens | zahn | zamba | zabu | dhamb |
| kris-kas | tis | quis. | kwis (got.) | kas | kuto | kush |
| matar | meter | mater | mutter | mote | mat (s.vj.) | moter |
| nava | ennea | novem | neun | devyni | devet | nandë |
| nakti | nyx nyktos | nox noxtis | nacht | naktìs | nosht (s.vj.) | natë |
| nama | onoma | nomen | namen | - | ime · | emën |
| bhrata | phrator | frater | Brunder | brolis | brat | - |



| | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|
| vrkas | lykos | lupus | Wulfs | vìlke | vlьkь | ulk (ujk) |
| himan | cheimon | hiems | Winter | ziema | zima | dimën |
| dvarah | t-hyra | fores | tür | dùrys | dverь | derë |
| purvah (pura) | protos | primus | vos (Fürst) | pirmas | prьv | parë |
| aham | ego | ego | ich | as | ažь | – |
| ásthi | ostéon | os, ossis | - | - | - | asht |

## V. - BURIMI I GJUHËS SHQIPE.

Sot dihet me sigurí se gjuha shqipe âshtë një gjuhë idoeuropjane; por nuk mund të provohet në të njëjten mënyrë, cila âshtë ajo gjuhë e vjetër prej kahë rrjedhë shqipja. Këjo âshtë një çâshtje, që edhe sod, ndoshta, mund të quhet *sub iudice*.

I pari që u përpoq t'a zgidhte këtê problem kje albanologu i përmendun Johann Georg von Hahn në veprën e vet monumentale *Albanesische Studien*[17], ku shpjegon një pjesë t'emnavet ilirikë nëpërmjet të fjalëvet shqipe, megjthse anon kahë burimi pelasg i Shqiptarëvet.

"Ndryshimi i madh, që duket ndërmjet shqipes e gjuhëvet tjera indoeuropjane e format e ndryshme të saja, kanë ndaluem për shumë kohë, që të bâhej një gjykim i drejtë mbi këtê gjuhë. Disa ndër dijetarë, si b.f. Pott e Benloew, nuk e mbajtën për indoeuropjane; dijetari Blau e bashkon me likishten e Azís së Voglë" (Kretschmer). Ata që pohuenë afërsín e shqipes me gjuhët indoeuropjane, qén Xylander, Schleicher, Stier; por në një mënyrë të posaçme Bopp-i në veprën: *Gjuha Shqipe në marrdhanje të veta me gjuhë t'afërme*[18], ku me shumë urtí theksoi, se shqipja nuk kishte marrëdhanje të ngushta me kurrnjë ndër to. Schleicher mendoi se shqipja bashkë me greqishten e gjuhët italike përbante një grup në vete, që e quejti pelasgjik. Këtê teorí e ndoqnë Stier e Kamarda. Por albanologu i mirënjohun Gustav Meyer në vj. 1888 provoi se shqipja ishte një gjuhë indoeuropjane ndë vete, që u afrohet mâ tepër gjuhëvet të Veriut sa sa greqishtes. Mâ vonë në vj. 1891 botoi *Fjalorin etimologjik të Shqipes*[19] prej 5000 fjalësh[20], ku vetëm 400 i nxjerrë me rrânjë

[17] J. G. von Hahn, Albanesische Studien, Jena 1854.
[18] F. Bopp. Über das Albanesische in seinen verwandtschaftlichen Beziehungen, Berlin 1854.
[19] Gustav Meyer, Etymologisches Wörterbuch der albanesischen Sprache, Strassburg 1891.
[20] Në të vërtetë gjithsej 5140, nga të cilat 1420 me origjinë romanze, 540 sllave, 1180 turke, 840 greke, e vetëm 400 autoktone; 730 mbetën pa ndonjë zhvillim etimologjik.

indoeuropjane: tjerat me origjinë greke, latine, italjane, sllave, turke etj. Këta shpjegohet historikisht nga influksi i popujvet fëqîj, por sidomos nga zotnimi shekulluer që ngjau në Shqipní (Romakët, Bullgarët, Serbët, Turqët). Vendin e parë e zen latinishtja. Influksi i saj qe me të vërtetë i madh, aqë sa qe në rrezik të romanizohej, po të kishte vijue mâ gjatë. Mjerisht pasunia e fjalorit të Mayerit qe e vorfnë, dhe e pështètunë gati krejt mbi burimet e mangëta: djalekte periferike ase ishuj gjuhësorë, si *Noctes pelasgicae* të Reinhold-it mbi Shqiptarët e Greqís etj.

Por shumë etimologjí të cilsueme prej si porsi të huaja, qénë qitë poshtë mâ vonë nga albanologë tjerë, e shumë prej atyne fjalëvet të mbetuna pa ndonjë zhvillim fituenë autoktonín. Ndër këta janë për t'u përmendë Pedersen, Barić e sidomos Jokl. Këso dore trashëgimi primitiv u shtue, e të thuesh, shtohet dita ditës. Mândej duhet theksue, se në leksik nuk vlen aqë numri, sa cilsia e fjalëvet të huajtuna. Kështu fizjonomia indoeuropjane e shqipes erdh tue u theksue përherë e mâ shum. Shumë elementa të morfologjís, që mbaheshin për trajta latine, mâ vonë u provuen se ishin trajta të herëshme të shqipes, si b.f. sistemi i zgjedhimit. Duhet dijtë, se *morfologjia e fonetika janë ato që caktojn fatin e njëj gjuhe.* Anglishtja âshtë b.f. për natyrë të mbrendëshme një gjuhë gjermanike, megjithse leksiku i saj përmban mâ shumë elementa neolatinë se gjermanikë. Kështu do të thomi edhe për rumenishten: ajo âshtë një gjuhë thjesht neolatine, megjithë depërtimet e shumta sllave, turke, hungareze që pat gjatë shekujsh; ashtu edhe për armenishten, e cila me gjithë influkse të mëdhaja, që pësoi, mbet një gjuhë ndë vete, indoeuropjane[21].

Âshtë vû roe se elementi latin i shqipes ka shumë përkime me rumenishte, serbokroatishte e greqishte të ré, si për kahë tingëlli ashtu edhe për kahë trajta leksikale. Arsyeja themelore do kërkue, simbas mendimit të disa glotologëvet, në trollin e përbashkë ku u folshin dikur gjuhë t'afërme (Ilirët, Trakët e Dakët); megjithse sod kemi gjuhë që u përkasin familjevet të ndryshme. Për këtê arsye disa i thrrasin këto gjuhë: *gjuhë balkanike;* e *linguistikë balkanike,* ditunín që mirret me studjimin e tyne. Si karakteristikë kryesore âshtë për t'u shenjue artikulli përcaktues, që i mbasvêhet emnit ndë shqipe, bullgarishte (të cilin gjuhët tjera sllave nuk e njohin) e rumenishte, përkundrë gjuhëvet tjera neolatine, që e vêjnë para.

[21] *Stuart E. Mann,* ndë parathanjen e Fjalorit shqip-anglisht (vj. 1948) shkruen: "Shqipja përmban një përpjestim të madh fjalësh së huajtuna nga latinishtja, greqishtja e moçme, sllavonishtja e vjetrë, italo-venedikishtja, greqishtja e mesme dhe e ré e turkishtja, ashtu edhe një sasí fjalësh interesante prej origjine "mesdhetare"; *megjithkëtê mbizotnojn elementa burimit indo-europjan".*



Popujt, nga të cilët besohet sod se rrjedhin Shqiptarët, janë Ilîrët e Trakët, të marrun veçmas, simbas auktorësh, ase së bashkut. Kështu edhe në pikëpamje të gjuhës kemi trí mendime. Përveç Hahn-it e Meyer-it, që përmendmë mâ nalt, janë për burimin e shqipes nga ilirishtja, posë historjanësh, edhe glotologët Miklosich, Kretschmer e Ribezzo. Këta të dy kanë punue, për të tregue afrimin e shqipes me gjuhën e Mesapëvet. Si materjal t'Ilirishtes kemi emna vendesh e vehtjesh, *inskripcjone venete e mesape,* ashtu edhe shumë glosa që i ndeshim ndër shkrimtarë latinë.

Një grup tjetër historjanësh e glotologësh paraqitnë teorín se shqipja rrjedhë prej trakishtes. Ndër këta janë për t'u përmendë si mâ të njohunët Weigandi e Barić-i. Afrimi i shqipes me rumenishten, thonë, shpjegohet sidomos nga shtresa e përbashkët (shtresa dako-trake). Si monumenta gjuhësorë të trakishtes kemi emna vendesh e vehtjesh, mbishkrimet trako-frige e një mbishkrim të vogël, gjetun në 1912 në Ezerovo (Bullgari), ende të padeshifruem, si edhe disa emna bimësh në gjuhën trako-dake, trashëgue nga mjeku grek Dioskorides.

Por zbulimi i emnavet trakë ndë brigje t'Adriatikut shtyni mâ së parit historjanët për burimin ilirotrak të shqipes. Ndër këta shquhen Karl Patsch-i e Arbois de Jubanville. Edhe Franz Nopcsa, studjuesi i shumanëshëm, sidomos, i Shqipnisís së Veriut, âshtë për këtê teori, e cila âshtë një sintezë e dý të paravet. Kësajë teorie, që shfaqi së parit Carl Paul-i, i dha vlerë ditunore gjuhësore mâ i madhi albanolog i këtij shekulli, Norbert Jokl-i, tue tregue afrimin e ilirishtes me trakishten, si në fonetikë, ashtu në morfologjí. Këjo prandej, âshtë teoria që zotnon sod përgjithsisht, se shqipja âshtë një *gjuhë iliro-trake,* ase *një djalekt trak i ilirizuem.*

# VI. - BRUMI I FJALORIT TË SHQIPES (LEKSIKOLOGJIA).

## 1. ELEMENTI INDOEUROPJAN.

Një rradhuer fjalësh që mbahen si trashëgim indoeuropjan ase autokton[22].

a-i, *a*-ty; *a*-shtu
afër
anjun (ënjë)
ah-i
akull-i
amë-a
amël (ëmbël)
andërr-a
anë-a
anëkoj
ap (dhënë)
ardhë
ari-u
arrë-a
asht-i
âshtë (është)
atë-i
athët (i, e)
avull-i
bahe-ja
banj (bënj)
bakti-a
báll-i
bár-i
bardhë (i, e)
bari (bartun)
bari-u

barrë-a
bashkë
bathë-a
bebe-ja
besë-a
bie
bindem
binj (bimë)
bijë-a
bír-i
birë-a
borë-a (dëborë-a)
brenë-a
brêz-i
brinjë-a
çelë
dáj (ndaj)
dal
dalloj
dardhë-a
darkë-a
darsmë-a
dash-i
degë-a
dele-ja
déll-i
dem-i

[22] Simbas F. Bopp 1854; H. Pedersen 1886; G Meyer 1891; Brugmann 1906; N. Jokl 1923; A. Weigand 1926; F. Ribezzo 1940; C. Tagliavini 1936; M. La Piana 1939; W. Cimochowski 1949 etj.



dendun (i, e)
derdhi
derë-a
derr-i
des
dét-i
desha
dí
dell-i
dimën-i
ditë-a
djalë-i
djathë-t
djathët (i, e)
dje
djegi
djerr-i
djersë-a
dorë-a
dosë-a
dredhi
drekë-a
dritë-a
drue
drû-ni
due
duej-î
dy
dyllë-t
dhallë-t
dhamb-i
dhandërr-i
dhé-u
dhelpën-a
dhetë
dhí-a
dhjamë-i
dhjes

emën-i
epër
et-dja
ethe-t
fëshîj
frûth-i
gardh-i
gërgas
gërshanë-a
gisht-i
gruej-a
gúr-i
gjak-u
gjalmë-a
gjalp-i
gjallë (i, e)
gjanë (i, e)
gjarpën-i
gjashtë
gjatë (i, e)
gjí-ni
gjithë
gjêj (gjetun)
-gjeshi (n-)
gjath-i
gjuhë-a
gjû-ni
gjumë-i
gjysh-i
há (hangër)
halë-a
hekur-i
herdhe-t
hije-ja
hîth-i
hî-ni
hír-i
hjeki

hollë (i, e)
hudrë-a
hundë-a
hû-ni
hurdhë-a
hyll-i
jam
jes (mbes)
ju
ka-u
kalbi
kall-i
kallëz-i
kallëzoj
kam (pata)
*këjo; këtu*
kjaj (qaj)
kohë-a
koll-i
kopësht-i
korri
krah-i
krehi
kruej
krunde-t
krym-i
krypë-a
ku
kur
kush
ky (këta)
lá (lanë)
landë-a
lehi
lehtë (i, e)
léj (lindi)
lejthí-a
lerë-a

lesh-i
lëgatë-a
lidhi
lig (i, e)
lopë-a
lot-lodja
lus
lypi
madh (i, e)
maje-ja
makth-i
mal-i
mardhë-a
mas (matë)
marr
maz-i
mbáj
mbarë (i, e)
mbaroj
mbas (pas)
mbathi
mbi
mbledhi
mbrapa (prapa)
meje... mue
mërkosh-i
mëshehi
mëzat-i
mi-u
miell-t
mirë (i, e)
mish-t
mizë-a
mjaltë-a
mjegull-a
mjekërr-a
mjeli
mjerë (i, e)



morr-i
mo(s)
mot-i
motrë-a
muej-i
mundi
mushk-u
na, né
namë-a
nandë
natë-a
ndjeki
nesër
nier-i (njeri-u)
ngae-ja
ngas
ngranë
ngrehi
nuse-ja
ngjeshi
nzitë
pá
parë (i, e) (para)
pashë (shoh)
pasë (kam)
pelë-a
pelhurë-a
përmjerri
përpjetë
pi
pjeki
pjerdhi
plesht-i
plotë (i, e)
prapa (mbrapa)
prêhën-i
prehi
preki

pres
prush-i
punë-a
puthi
qasi
qepi
qeshi
qethi
rashë (bie)
rê-ja
rí (i, e)
rjepi
rrap-i
rreth-i
rrëshas
rrëzoj
rrí (ndejë)
rris
rrjedhi
rrufé-ja
se, si (lidhëza)
sup-i
sy-ni
shát-i
shegë-a
shí-u
shkozë-a
shoshë-a
shpardhë-a
shpend-i
shtatë
shtâzë-a
shteg-u
shtie
shtjerrë
shtjerre-t
shtrîj
shtyj

shtypi
tatë-a
tash
teje(-ti)
tetë
të
tjetër
tjerri
tre
trim-i
tul-i
tháj
thek-u (thakët)
thellë (i, e)
thëngjíll-i
thí-u
thirri (thërras)
thjermë (i, e)
thënì-a (thëri)
thom (thanë)
thue-ni
thumb-i
thuri
udhë-a
ujë-t
ujk-(ulk)-u
uli
urtë (i, e)
unë-a
urth-i (hurdh)
usht-i (uer)
ùthullë-a (ufullë)
vajzë-a
valë-a
varrë-a
vê (vuna)
vejë (i, e)
vegësh-i (vang-u)
venë-a
verr-i
vesh-i
vetë
vétullë-a
vëloj
vëllá-u
vëneshtë-a
viç-i
vidh-i
vise-t
vithe-t
vjedhi
vjehërr-i
vjeli
vjerri
vjet-i
vogël (i, e)
vokët (i, e)
votrë-a
vrap-i
vráj (vras)
zâ-ni
zet (njëzet)
zí (i, e)
zog-u
Zot-i
zjarm-i (zjarrë)
zorrë-a



## 2. ELEMENTI TRAKO-ILIRIAN.

1. Në fjaluer:

Emna vendesh (toponima) e vehtjesh, si edhe disa glosa në gjuhën iliro-mesape e trako-dako-frige që lidhen me fjalë shqipe.

1. amël (ambël): *amalusta*, një emën bimet në gjuhën trake, që Tomaschek e lidhë me shqipen *amël.*
2. báll-i: *Dacebalus*, emën i njëj mbreti trakas: Dalë-ball (Weigand).
3. baltë-a: Një toponim ilir (Jokl, Ribezzo).
4. Bardh (i bardhë): *Bardus, Barduli, Bardylis, Barzili* (emna të përveçëm ilirë). Edhe sod ndihen *Bardh, Bardhok, Bardyl (Berdyl).*
5. besë-a: *Bessi*, një fis trak (Weigand).
6. bijë (bilë)-a: *bilia*, një glosë e gjuhës mesape (Ribezzo).
7. bisht-i: *Burebista* (emën trak): burrë-bisht (Weigand).
8. borë-a: *Bora*, në varg malit në Maqedoní (Hahn).
9. brî-ni: *brention, brendos:* kryet, brinat e drenit (Straboni); *brunda:* kryet e drenit *(Ennius). Me fjalë të naltpërmenduna Meyer lidhë edhe* Brundusium (Brindisi), në trajtë të krés së drenit.
10. bersí-t: *brisa*, fjalë iliro-latine (Ribezzo).
11. bukë-a: Ostir e Ribezzo e lidhin me fjalën frigje *bekos* (Herodoti)[23].
12. burrë-i: *byrion, bauria oikía*, një glosë mesape (Ribezzo); kështu edhe emnat trakë: *Buri* një fis; *Buridava*, një qytet, e *Buris* emën burri. (Vasmer), mândej *Burebista:* burrë - bisht (Weigand).
13. dal: fjalë përbâse e shumë emnave të bimvet dakishtes, që mbarojn në -dela, -dila, -zila (Ribezzo).
14. dallëndyshë-a: *Taulantët*, fis ilir, quejtë nga Grekët *Helidones:* dallëndysha (Thalloczy).
15. Dash-i: *Dasius, Dassius, Dazius, Dassinius*, emna që i përgjegjin emnit shqip edhe sod në përdorim. (Lambertz).
16. dardhë-a: *Dardani, Dardania* (Hahn etj.)

[23] Tjerë glotologë këtê fjalë e lidhin me latinishten *buccella*.

| | |
|---|---|
| 17. delme (dele)-ja: | *Dalmatia, Dalmatae, Delmatia, Delminium, Delmion:* "fushë që ushqen bakëtí": Strabo) (Hahn, Meyer etj.) |
| 18. det-i: | *daksa,* glosë iliro-epirote (Ribezzo). |
| 19. Drê-ni: | *Drenis:* emën burrit në gjuhën trake. |
| 20. drizë-a: | *Drizupara,* qytet trak (Tomascek). |
| 21. gjellë-a: | *izela* (mbas gjaset nga *in-zellai,* glosë maqedone (Ribezzo). |
| 22. karpë-a: | *Karpatët,* varg malit; *Karpoi,* një fis trak (M. Vasmer). |
| 23. kësulë-a: | kausia nga *ka(u)tia,* glosë maqedone (Ribezzo). |
| 24. lëgatë-a: | *Lúgeon helos,* një kënetë afër Trieshtet (Jokl); krahaso: isoglosën lituane *liugas.* |
| 25. mal-i: | *Dimallum* (dý male), qytet afër Durrësit (Hahn, Meyer). Njëherit edhe *Dacia maluensis,* që mâ vonë u quejt *Dacia ripensis;* lidhet me fjalën *mal* me kuptim: breg, si e ka rumenishtja. |
| 26. man (mand)-i: | *mantia, manteia,* fjalë dake, që Pott i lidhë me shqipen. |
| 27. maz (mëz)-i: | *Menzana,* mbiemën i Jupiter-it, të cilit mesapët i truejshin si flije kual (Stier, Meyer). Krahaso rumenishten: *mînz,* e kelt-ilir: *mannus.* |
| 28. pellg-u: | një toponim ilir (Jokl, Ribezzo); krahaso isoglosën lituane: *pelke.* |
| 29. pije-ja: | *pinon,* një glosë ilire, nga pjesorja arkaike geg. *Pinë* (Tomaschek). |
| 30. plak-u: | *peleious, pellâs,* një glosë epirote (Kopitar, Ribezzo). |
| 31. rê (ren)-ja: | *rhinos,* një glosë iliro-enotre, që Kopitar e Jokl e lidhin me fjalën *rê,* dhe Ribezzo me: *errë (terr).* |
| 32. rrjedhë (rrodha): | *Rhizon:* gryka e Kotorrit, që Jokl e bje me origjinë shqipe. |
| 33. shkjerrë (shqerrë): | *skjare:* emën bimet në gjuhën dake (Tomaschek). |
| 34. shtjerrë (mështjerrë): | *esterikas kynas,* glosë maqedone; klysh të patredhun (Ribezzo). |
| 35. shpejtë (i, e): | *áspetos,* glosë epirote (Kopitar). |
| 36. treg-u: | *Tergeste* (Trieshtë), *Opitergium, Tragurium, Tergolape,* qytete ilire, që Jokl i lidhë me fjalën *treg.* - Kështu edhe mbishkrimi i gjetun në Dalmatí: *tergitio negotiator* âshtë një përkëthim latin (negotiator) i fjalës ilire-shqipe (tergitio: tregtár) Jokl. |
| 37. ujk (ulk)-u: | *Olcinium, Oulkinion* (Ulqini), *oulkaia hele* (një kënetë); *Ulcisia castra* nga glotologët lidhë me shqipen. |
| 38. urdh (hurth)-i: | Ribezzo e lidhë me dakishten *skardian.* |



## ANALOGJÍ MJES ILIRISHTES E SHQIPES NË FONETIKË E MORFOLOGJÍ.

Sufiksa me:

| | |
|---|---|
| a) *-at,* si: | *Dalmates, Labeates, sod Filat, Lazarat* etj. |
| b) ***-ete (eshtë)*** b.f. | *Tergeste, Ateste,* mbrapashtesë ilire që gjindet ende ndë shqipen ndë fjalët: *vë**neshtë**, vê**shtë**, kop**shtë*** etj. |
| c) ***-inium (-inj)*** si: | *Delm**inium**, Olc**inium**,* që i përgjet sufiksit të shqipes ndë shumsa: *kopësht**inj**, gjarp**inj**, bisht**inj*** etj. |

## 3. - INFLUKSI I GJUHËS GREKE NDË SHQIPET.

Mâ i pari e mâ i vijueshmi influks, që pati shqipja qe ai i greqishtes. Përveç njëj simbjoze, që ka gjasë të kénë pasë këto dý gjuhë në prehistorí, kanë gati tridhetë shekuj kontakti në gadishullin balkanik. Greqishtja pati që ndë fillim, për shkak të gjendjes gjeografike, një zhvillim të madh ekonomik e kulturuer ndë Mjesdhé. Qytete bregdetare të Shqipnís janë koloní greke, themelue shumë shekuj para Krishtit. Ndë marrëdhanje, si ndodhë gati gjithmonë, epërsia e kulturës la gjurmët e veta edhe ndë gjuhë. Ky ndikim vijoi edhe mbas pushtimit romak: me ndamjen e Perandorís mjes Romës e Bizantit (395 mb. Kr.) depërtimi i kulturës greke, tue qenë greqishtja për mâ tepër edhe një gjuhë liturgjike, qe i vijueshëm djeri ndë ditët tona. Për këto arsye ndikimi qe mâ i madh ndë Jug, ndë koloní greke e ndër Arbëreshë me gjuhë liturgjike greqishte.

Shpesh herë nuk âshtë punë e lehtë me dallue fazat e këtij influksi.

Sigurisht *perjudha bizantine* dhe e *greqishtes së ré* depërtoi mâ tepër. Nga greqishtja e vjetër kemi vetëm pakë fjalë.

a) *Influksi në fjaluer:*

| | |
|---|---|
| mokën, mokër | *(machana, mechané)* |
| krue-kroni | *(krane, krene)* |
| presh | *(prason)* |
| lakën, lakër | *(lachanon)* |
| pjepën | *(pepon)* |
| fier | *(pteris, fteri)* |
| simahuer | *(sýmmachos)* |
| kamelafk | *(kamelauki)* |
| panagjyr, panair | *(panagyri(s))* |
| avlli | *(aule)* |
| sihariq | *(syncharikia)* |
| sqepar | *(skeparni)* |
| kofën | *(kóphinos, kophini)* |
| trangull | *(tetrángouron)* |
| ikonë | *(eikona)* |
| naforë | *(anaphora)* |
| idhull | *(eidolon)* |
| kallogré | *(kalogeros)* |
| igumen | *(igumenos)* |
| skile | *(skylos, skyle)* |
| kurm | *(kurmí)* |
| mëndafsh | *(metaxa)* |
| oreks | *(orexis)* |
| rrogë | *(r̊hoga)* |
| flamur | *(phlamburon)* |
| dhjatë | *(diata)* |
| dhomë | *(doma)* |
| gomár | *(gomari)* |
| samar | *(samari)* |
| gaforre | *(caburas, caburi)* |
| vulë | *(bulla)* |
| katue-katoni | *(katogi)* |
| kariq | *(karyki)* |
| kathedrë | *(kathedra)* |



| | |
|---|---|
| kafkë | *(kauka)* |
| litár | *(lytari)* |
| perivol | *(periboli)* |
| livadh | *(libadi-on)* |
| drandofille | *(trantaphyllon)* |
| komb "nyë" | *(kombos)* |
| haré | *(chara)* |
| zili | *(zelia)* |
| kallamboq | *(kalampoki)* |
| dafinë | *(daphne)* |
| putir | *(potiri)* |
| pronë | *(pronoia)* |
| stuhí | *(stoicheion)* |
| stolí | *(stole)* |
| lajm | *(lalema)* |
| langue-oni | *(lagonikon)* |
| limâ-ni | *(limenas)* |
| lole | *(lolos)* |
| mistrí | *(mystros, mystri)* |
| mustak | *(moustaki)* |
| petrit | *(petrites)* |
| pëllambë | *(palame)* |
| rraqe | *(rhakion)* |
| rrymë | *(rheuma, rheme)* |
| spijun | *(spiounas)* |
| strumbullár | *(strombos)* |
| fron | *(thronos)* |
| nakatos | *(nakatono)* |
| pllakos | *(plakono)* |
| firoj | *(phyro)* |
| pastroj | *(pasreuo)* |
| akoma | *(acoma)* |
| tani | *(tanyn)* |
| skyfér | *(xiphteri)* |
| rradhë | *(arada)* |
| katandis | *(katando)* |
| llogàris | *(logariazo)* |
| pandeh | *(a-pantecho)* |

| | |
|---|---|
| polem | *(polemos)* |
| themel | *(themelion)* |
| evarí | *(eucharistia)* |
| kufomë | *(kouphari)* |
| qefëll | *(kephalos)* |
| qeli | *(kelli)* |
| portogal | *(portokali)* |

b) *Influksi në morfologjí:*

Verbat, që në kohë të tashme, vete I. mbarojn në *-os,* dhe pjesa mâ e madhja e atyne në *-is, -as* rrjedhin prej trupit të aoristit të greqishtes, ase janë influencuem prej soje.

| | | | |
|---|---|---|---|
| a) | gremis | nga aoristi | *ekremnisa* (kremnizo) |
| | stolis | " " | *estolisa* (stolizo) |
| b) | samaros | " " | *esamarosa* (samarono) |
| | sos | " " | *esosa* (sono) |
| c) | qeras | " " | *ekerasa* (kerno) |

Kështu edhe *qëndis, skalis, qeveris* etj.

Trajtat *lipsem, lipset,* që përdorë toskënishtja, janë influks i aoristit të greqishtes *elipsa* (leipo).

Prandaj për një influks analogjijet toskënishtja përdorë:

| | | |
|---|---|---|
| vendos | për | *vendoj* |
| firmos | " | *firmoj* |
| kaparos | " | *kaparoj* |
| plagos | " | *plagoj* |
| tymos | " | *tymoj* |
| palos | " | *paloj* |
| themelos | " | *themeloj* |
| armatos | " | *armatoj* |
| fundos | " | *fundoj* |
| ulëris | " | *ulëroj* |
| varros | " | *varroj* |
| burgos | " | *burgoj* |
| farmakos | " | *farmakoj* |
| firos | " | *firoj* |
| hënglias | " | *hënglloj.* |



Gjithënjë: *hekuros, fjalos, çfaros, vulos, hirros, rrânjos* etj. Po këtê ndikesë kanë pësue trajtat: *thrras* për *thirri, fëlas* për *foli, vras* për *vráj, shklas* për *shkeli,* që përdoren si gegënisht ashtu toskënisht.

Edhe shumë turqizmavet u âshtë dhânë trajta e influksit të greqishtes, si: *kallais, ujdis, kurdis, kaverdis, bezdis, braktis, shastis.*

d) mbrapashtesa në *-ot,* si: *Himarjot, Suljot, Delvinjot, Kastriot, Frashërjot* etj.

c) *Toponima nga greqishtja.*

| | |
|---|---|
| Ajasma | - Ujët e bekuem |
| Gjirokastra | - Kështjell i argjantë |
| Kalivaçi | - Vend i mirë |
| Karavnja | - Mal i rrëfés |
| Kosturi | - Kështjell |
| Saranda | - Katërdhetë Shejtënt. |

## 4. ELEMENTI I LATINISHTES NDË SHQIPE.

Me pushtimin ushtarak definitiv të Shqipnís prej ane së romakëvet (vj. 168 p.K.), pushtim që u kushtoi zotnuesëvet gati dy shekuj luftash së përgjakëshme, gjuha shqipe u trand. Tue pasë ngjatë ky zotnim romak ndër vendet tona afër 8 shekujsh, shqipja pësoi, jo vetëm ndë fjaluer, por edhe ndë të përbám të trajtavet. Nd'atë rasë gjuha jonë "për një qyme flokut - si thotë albanologu i madh G. Meyer - kje ndë rrezik me u romanizue"; - sikurse u ndodhi poujvet tjerë, ku shkeli e nguli gjatë kamba e romakut: Mendo te Hiberët, Keltët, Dakët etj., të cilët dalë kadalë erdhnë tue shartue ndë gjuhët e veta elementat e gjuhës së pushtuesit aqë shumë, sa ato ndruenë fëtyrë, dhe u banë *gjuhë neolatine* a *romane.*

Ndikimin e latinishtes e ndjeu mâ fort pjesa verjore e Shqipnís, njashtu sikurse pjesa jugore, Durrës-Elbasan e poshtë ndjeu mâ të fort ndikimin e gjuhës e të kulturës greke.

Sa për elementin e latinishtes, që depertoi ndë shqipet, do të kemi para sŷsh, se ky qe jo aqë i latinishtes klasike, sa i latinishtes s'ultë a vulgare. Shumë fjalë hynë mâ vonë edhe me anën e liturgjís kishtare katolike.

Shqipja, tue i pranue ndë fjalorin e vet sidomos trajtat latine, i shkrini këto, i shtrajtoi dhe i thjeshtoi aqë, sa herë-herë duhet mikroskopi i njëj albanologu të mirë, për t'ua hetue rrânjën.

Emnat, shumica, rrjedhin nga rasat dëshmore. Kështu:

vërrî *(hiberninum)*
tërshanë-a *(trimensana)*
agjinue *(adiunare* për *jejunare)*
plepi-i *(populus)*
mrizoj *(meridiare)*
edh-i *(haedus)*
dliri *(deliberare)*
voj-t *(oleum)*
fjalë-a *(fabella)*
krushk-u *(consocer)*
rrëshajë-t *(rosalia)*
gaz-i *(gaudium)*
verdhë-i *(viridis)*
drejtë, i *(directus)*
prift-i *(presbiter)*
ungjill-i *(evangelium)*
kishë-a *(ecclesia)*
javë-a *(hebdomada)*
kut-i *(cobitus)*
pyllë-a *(padulem-paludem)*
fshat *(fossatum* ase *massatum)*
lum-i *(flumen)*
këndoj *(cantare)*
kujtoj *(cogito)*
uratë-a *(auguratum)*
fëmijë-a *(familia)*
mësoj *(invitio)*
shërbej *(servio)*
gjyq-i *(judicium)*
unq-i *(avunculus)*
trá-u *(trabem)*
shumë *(sumus)*
flas *(fabulatio)*
fëtoj *(invito)*
shenjt-i *(sanctus)*
shkruej *(scribo)*



shëroj *(sano)*
kushrî-ni *(consobrinus)*
shtrenjtë, i *(strinctus* për *strictus)*
qetë-i *(quietus)*
dëshroj *(desidero)*
thikë-a *(sica)*
qytet-i *(civitatem)*
gjylpanë-a *(aguncula pani)*
shkjá *(sclavus)*
gjandërrë-a *(glandula)*
ndëgjoj *(intelligere)*
lamsh-i *(glomus)*
randë-i *(grandis)*
shkretë-i *(secretus)*
drejtoj *(directare)*
kur *(qua hora)*
urdhën-i *(ordinem)*
mjeshtr-i *(magister)*
qift-i *(accipiter)*
djáll-i *(diabolus)*
këmbonë-a *(compana)*
lëvroj *(laborare)*
kursej *(curtiare)*
zgjebë-a *(scabies)*
pajtoj *(pactare)*
pëlqyer-eri *(pollex-icia)*
planc-i *(pantex)*
mjek-u *(medicous)*
kupëtoj *(computare)*
diktoj *(detego)*
që *(quem)*
këlshenjt-i *(calicem sanctum)*
këpus *(caputio)*
këthej *(convertere)*
qen-i *(canis)*
qyri (këqyri) *(curare)*
lafshë-a *(laxa)*
ma *(magis)*
mëgoj *(mancare)*

| | |
|---|---|
| mësallë-a | *(mensala)* |
| ndrikullë-a | *(nutricula)* |
| ngushëlloj | *(consolare)* |
| egër (i, e) | *(acris, v, agre)* |
| shëndet-i | *(sanitatem)* |
| pagëzoj | *(baptizare)* |
| shëndosh | *(sanitosus)* |
| shesh | *(sessus)* |
| parmendë-a | *(per aramentum)* |
| pjesë-a | *(petia)* |
| rreze-ja | *(radius)* |
| tërmet-i | *(terrae motus)* |
| bluej | *(molere)* |
| mbërthej | *(invertere)* |
| Kështdella | *(Christi natalia)* |
| pyes-pjes | *(petio-peto)* |
| tundi | *(tundo)* |
| shterë-a | *(pistarium)* |
| zhúr-i | *(saburra)* |
| shullâ-ni | *(solanum)* |
| vonoj-mënoj | *(manere)* |
| ndë | *(intus)* |
| mbrendë | *(për intus)* |
| që (qi) | *(quod)* |
| pus-i | *(puteus)* |
| prij | *(praeire)* |
| por | *(porro)* |
| pështŷj, shpëtŷj | *(sputare)* |
| pësoj | *(patior)* |
| purrî-ni | *(porrum)* |
| vaj-í | *(vaeh!)* |
| turjelë-a | *(terebellum)* |
| shtrydhi | *(extrudo)* |
| shëllinë-a | *(salinum)* |
| vinj | *(venio)* |
| kafshë-a | *(causa)* |
| ndër | *(inter)* |
| e | *(et)* |
| nuk | *(nunquam)*. |



## NDIKIMI NDË TË PËRBÁM TË FJALËVET:

*-i (ia)*: bukurí, lirí, njerzí, parí, dashuní, ushtrí, vogjlí (lat. *custodia*)
*-eshë* (issa; prophetissa): burrneshë, trimneshë, hyjneshë.
*-ar (arius: vicarius)*: fshatár, krenár, qyqár.
*-tuer; -tore* (lt. *-torem, -toria; victorem, victoria*): fajtuer, puntuer, fjaltuer; faltore, vajtore, mëkatnore.
*-onjë* (lt. *onia: ciconia*): ulkonjë, shqiponjë, mishkonjë.
*-im* (lt. *ime: regimen*): mendim, mbarim, shpëtim.
*-esë* (lt. *itia, -entia*) *amicitia*, prud*entia*): përtesë, harresë, ndërtesë.

## TOPONIMA NGA LATINISHTJA:

| | |
|---|---|
| Abripa | : *Ab ripa:* këndej bregut; |
| Frashëri | : *fraxinus:* frashën; |
| Karbunara | : *carbunaria:* vend ku digjet qymyri; |
| Kashnjet | : *castanetum:* vend kështenjash; |
| Kreshta | : *cresta:* kaçutë, lashë; |
| Kurbini | : *corvinus:* vend korbash; |
| Molungu | : *mons lengus:* mal i gjatë; (Bulgër); |
| Ndënmavriqi | : *maritius;* |
| Plan | : *planum:* rafshinë, shesh, fushë; |
| Postripa | : *post ripam:* andej, përtej bregut; |
| Rjolli | : *rivulus:* përrue, shé; |
| Shjaku | : *S. Jacobus;* |
| Valbona | : *vallis bona:* luginë e mirë; |
| Lepurosh | : *de Leporibus:* fisi i lepurit, që i dha emnin fshatit; |
| Oblika | : *obliquus:* tërthuer, i tërthortë; |
| Kelmendi | : *Clementiana;* |
| Këlsyra | : *clausura:* grykë e ngushtë malesh. |

## 5. LIDHJET E PËRBASHKËTA TË SHQIPES ME RUMENISHTEN.

Pamë mâ nalt, se rumenishtja âshtë bijë e latinishtes, motrë me gjuhë tjera, të quejtuna *neolatine* ase *romane*, italishten frengjishten etj. E përhàpunë ndë Dacje nga legjonet e Romës, së parit ndë kohën e Trajanit (107 mb. Kr.), këjo gjuhë përfshîn sod katër djalekte kryesore:

1. *Dakorumenishten,* të folun sidomos ndë Rumaní e Transilvaní, e cila ndahet ndë shumë nëndjalekte (këjo përban gjuhën letrare rumene: valakishtja);

2. *Arumenishten (aroman),* që flasin Kucevëllehët ndë Maqedoní, Tesalí, Epir e Shqipní;

3. *Meglenorumenishten,* të folun ndë një krahinë kahë veri-lindja e Solanikut; e

4. *Istrorumenishten,* që flitet ndë disa fshate t'Istrís.

Seicili nga këto djalekte shquhet për karakteristika dalluese, sidomos fonetike. S'ka dyshim se folsit e këtyne djalekteve duhet të kénë pasë bashkëjetue dikur, por historikisht nuk mund të caktojm as kohën as vendin. Pjesa mâ e madhe e romenvet të djasporës kalojn jetë baritore.

Ndër të gjitha gjuhët balkanike, ajo me të cilën shqipja ka mâ tepër lidhje, âshtë rumenishtja. Këto kanë disa elementa të përbashkët si ndë fjaluer, ashtu ndë morfologjí e sintaksë, që, simbas disa dijetarësh, e kanë burimin te një subsrat trak i përbashkët *(Miklosich).* Tjerë, mendojn se e kanë origjinën te gjuha shqipe, mbassi një pjesë e voglë gjêjn zhvillim nga kjo; ase ndjekin një rrugë të mjesme, tue cilsue për shqipe ato që përkojn me tê; tjerat, nga një shtresë e përbashkët. Sidoqoftë, problemi mbetë gjithënjë i vështirë. Na do të prekim vetëm faktin.

Këto marrëdhanje shtohen edhe mâ tepër për shkak të shumë reflekseve të përbashkëta të *latinishtes,* kështu të quejtunë, *balkanike,* që shfaqen sidomos ndër këto dý gjuhë. Të gjitha këto na shtwjn për një kontakt bashkëjeteset, ase së paku, influksi, rreth të cilit paraqiten mendime të ndryshme si për kahë koha ashtu për kahë vendi.

## A. - ELEMENTA TË PËRBASHKËT ME RUMENISHTEN (Brumë pararomak).

1) - *ndë leksik:*

a-, kë- (*a*shtu, *kë*shtu)

| | | |
|---|---|---|
| alkë (ajkë) | rum. | *alca* |
| avull-i | " | *abur* |
| bac-i | " | *baciu* (vëllau i madh) |
| baglë-a, balgë | " | *belaga* |
| baltë-a | " | *balta* |
| bardhë (i) | " | *barza* (lejlek) |
| bredh-i | " | *brad* (pinus lat.) |



| | | |
|---|---|---|
| breshkë-a | " | *broaska* |
| brêz-i | " | *brâu* |
| bukur (i) | " | *bukuros* (i gëzueshëm) |
| bukurí-a | " | *bucurie* (gëzim) |
| bung-u | " | *bunget* |
| buzë-a | " | *buza* |
| fluturë-a | " | *flutura* |
| gardh-i | " | *gardh* |
| gati | " | *gata* |
| gelbazë-a | " | *galbeadza,* njëj rrânje me fjalën shqipe: kalbë; |
| gropë-a | " | *groapa* |
| gushë-a | " | *gusa* |
| hamës | " | *hames,* që lidhet me foljen *me hangrë, që ha.* |
| kam | " | *am* |
| kurpën-a | " | *curpene* |
| kurthë-a | " | *cursa* |
| mal-i | " | *mal* (litus, ripa) |
| mâz-i (mëz-i) | " | *mînz* |
| modhullë-a | " | *mazare* |
| moshë-a | " | *moş* (plak), që rrjedh nga fj. shq. *I motshem* |
| mugull-a | " | *mugur* |
| mushk-u | " | *muscuiu* |
| nepërkë-a | " | *naparca* |
| qafë-a | " | *ceafa* |
| sorrë-a | " | *cioara* |
| shkrepë (me) | " | *scapara (a)* |
| vjedhullë-a | " | *viezura* (lidhet me verb: me vjedhë). |

2) - *ndë fonetikë:*

Rotacizmi i *-n-* intervokalike ndë *-r-,* i përbashkët ndë toskërishtet e ndë istrorumenishtet p.sh.

| | | | |
|---|---|---|---|
| Gegërisht: | *venë, ranë* | Toskënisht: | *verë, rërë* |
| Dakrum. | *bun, oameni* | Istrorum.: | *bur, omir.* |

3) - *ndë morfologjí e sintaksë:*

a) *Artikulli shques,* të cilin rumenishtja, ndryshej nga të gjitha gjuhët neolatie, e ven mbas emnit, sikur shqipja[24].

Kështu kemi:

| | | | |
|---|---|---|---|
| Shqip: | *burrë* | - | *burri* (burrë a*i*, burrë a-*i*) |
| Rumen. | *om* | - | *omul* (lat.: *homo ille*) |
| Shqip | *vëlla* | - | *vëllau* (a-i) |
| Rumen. | *frate* | - | *fratele* (lat. *frater ille*) |
| Shqip | *gjuhë* | - | *gjuha* (a-jo) |
| Rumen. | *limba* | - | *limba* (lat. *lingua illa*) |
| Shqip | *lule* | - | *lule(j)a* (a-jo) |
| Rumen. | *vulpe* | - | *vulpea* (lat. *vulpes illa*). |

E kështu edhe për shumës tue i vû mbas *të (a-ta, a-to)* ndë shqipet, e -*i*- (nga *illi*) për mash. dhe *le* (nga *illae*) për fem. Ndë rumenishte.

b) *Përmbajtja e kohës s'ardhëshme* me verbin *me dashë,* që përdorë sidomos toskënishtja; e përpashkët ndër të gjitha gjuhët balkanike. P.sh.: *Futur volitiv:*

| | |
|---|---|
| Shqip | *do të shkruanj (do të shkruej)* |
| Romen. | *voiu scrie* |
| Greq. | *thelo graphei* (ase *grapsei*) ase *tha grapso* |
| Kroat. | *ču pisat* |
| Bullgar. | *pisa shça.* |

c) *Përdorimi i pjesores së kalueme* në vend të gjerundivit a të paskâjores ndër gjuhë tjera. P.sh.

| | |
|---|---|
| Shqip | *Nuk âshtë për t'u çuditë* |
| Rumen. | *Nu e de mirat* |

ç) *Trajtim i gjashëm i paskâjores* me anë të fjalzavet *me* (shqip), *a* (rumenisht). P.sh.:

| | | | |
|---|---|---|---|
| Shqip | *me besuem,* | *me lindun,* | *me shitun* |
| Rumen. | *a crede,* | *a naste,* | *a vinde* |

[24] Gjuhët romane tjera artikullin e venë përpara. Kështu lat. (ille) *homo* i përgjegjë: ital. *l'uomo;* fr. *l'homme;* span. *el hombre;* port. *o home.* Po këtë trajtim ka edhe bullgarishtja, e cila posaçe gjuhësh tjera sllave, përdorë artikullin, dhe këtê e ven mbas emnit. P.sh.: *selo-to* (fshati), *voda-ta* (ujët). Këjo karakteristikë dalluese e rumenishtes, si edhe fenomeni i posaçëm i bullgarishtes, që e veçon nga gjuhët tjera sllave, me arsye i shtyñ disa dijetarë me mendue te influksi i gjuhës shqipe, a te një substrat i hershëm. - Dihet se ndër gjuhët gjermanike disa e vejnë përpara, e vetëm gjuhët skandinave mbas. P.sh.: gjerm. *das Buch* (libri); angl. *the book;* holand. *Het boek;* kurse daneze-norgjishtja, si shqip: *bogen,* e suedishtja *boker.*



d) *Trajtimi i numrorëvet* prej 11 djeri ndë 19 nëpërmjet të parafjalës *mbi* ndë shqipet, *spre* ndë rumenishtet. P.sh.

| | | | |
|---|---|---|---|
| Shqip | një*mbë*dhetë | dy*mbë*dhetë | tre*mbë*dhetë |
| Rumen. | un*sprezece* | dou*sprezece* | trei*sprezece* |

dh) *Një trajtë e vetme për emnore e kallëzore*[25] e për *gjindoren e dhanoren.* P.sh. Njëjs:

| | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|
| Shqip | emn. | kallx. | nj. | *një vajzë,* | *një dhelpnë* |
| Rumen. | " | " | " | *o fata,* | *o vulpe* |
| Shqip | gjind. | dhan. | " | *njëj vajze,* | *njëj dhelpne* |
| Rumen. | " | " | " | *unei fate,* | *unei vulpi* |

Shumës:

| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| Shqip. | emn. | kallx. | *shtëpijat,* | *gjuhët* |
| Rumen. | " | " | *casel,* | *limbele* |
| Shqip. | gjin. | dhan. | (i) *shtëpijavet,* | *gjuhëvet* |
| Rumen. | " | " | *caselor,* | *limbelor* |

e) *Zâvendsimi i paskâjores,* të shumtën e herës ndë rumenishtet, *me lidhore,* si gjithmonë ndë toskënishtet. Ky përdorim âshtë i përbashkët edhe me gjuhët tjera balkanike, greqishten e ré, bullgarishten e serbo-kroatishten. Duhet të shenjojm veç, se gjuhët e naltpërmenduna sllave, përdorin diftoren ndë vend të lidhores, që nuk e kanë.

## B. - PËRKIME MJES SHQIPES E RUMENISHTES ND'ELEMENTIN LATIN.

1. - *ndë fonetikë:*

a) ruejtja e -*u*- së shkurtë latine[26]. P.sh.:

| | | | |
|---|---|---|---|
| lat. *furca* | shqip *furkë* | rumen. *furca* |
| lat. *mustum* " | *musht* " | *must* |

b) ruejtja e bashkëtingëllorevet eksplozive edhe mjes zanoresh:

lat. *ripa* rumen. *ripa* shqip: *Postripe, Abripë, Rripa e Domnit.*

[25] Vetëm kallëzorja e shqueme e njajsit ndë shqipet, si dihet, ndryshon prej emnores.

[26] Kështu edhe ndër gjuhët e tjera balkanike, kurse ndër gjuhët neolatine të Perëndimit u reflektue ndë -*o*-.

c) Shndrimi i togjevet latine ndë togje të përbashkëta e të gjashme:

| | | | |
|---|---|---|---|
| togu *-ct-*[27] | lat. *lucta* | rumen. *lupta* | shq. *luftë* |
| togu *-pt-* | lat. *aptus* | rumen. *apt* | shq. *aftë* |
| togu *-x(ks)-* | lat. *coxa* | rumen. *coapsă* | shq. *kofshë* |
| | lat. *fraxinus* | rumen. *frasin* | shq. *frashën (frashër).* |

ç) Ligshtim i *-a-* latine jotonike, rumen. ndë *-a-*, shq. ndë *-ë-*. P.sh.

| | | |
|---|---|---|
| lat. *opera* | rumen. *opera* | shqip *veprë* |
| lat. *camisia* | rumen. *cameasa* | shqip *këmishë* |

d) Humbja e *-u-* latine fundore; p.sh.:

lat. *lupum* rumen. *lup*
lat. *amicum* shqip *mik*

dh) Ruejtja e *-e-*s latine fundore; p.sh.

lat. *viridem* rumen.*verde*
lat. *facis* shqip *faqe*

2. - *ndë leksik:*

a) Fjalë latine me refleks të përbashkët shqip e rumenisht:

| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| lat. *conventum* | shqip | *kuvend* | rumen. | *cuvânt* |
| " *hospitium* | " | *shtëpí* | " | *ospat* |
| " *imperator* | " | *mbret* | " | *imperat* |
| " *filianus* | " | *fijan* | " | *fin* |
| " *sanitosus* | " | *shëndosh* | " | *sanatos* |
| " *strinctus*[28] (nga strictus) | " | *shtrenjët* | " | *strento* |
| " *fossatum*[29] | " | *fshat* | " | *sat* |
| " *adjunar* (për jejunare) | " | *agjinue* (tosk. agjëruar) | " | *ajuna* |
| " *fragminare* | " | *thërrime* | " | *farima* |
| " *deramare* | " | *dërmue* | " | *darama* |
| " *parenes* | " | *prind* | " | *parinti* |

[27] Ndë këtê rumenishtja e shqipja përkojn me dalmatishten. P.sh.: lat. *octo*, rumen. *opt*, dal. *guapto*. - Por, përveç këtij refleksi të rrallë ndë shqipet, ku velarja labjalizohet, kemi edhe dy reflekse tjera: *-ct-* (kt) dha *-qt-* e *-jt-*. P.sh.: lat. *directus dreqtë* e *drejtë*.
[28] Ndër gjuhët neolatine perëndimore âshtë fjalë e shkrimtarëvet.
[29] Mbas tjerësh vjen nga *massatum*.



| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| " *gentes* | " | *gjind* | " | *ginte* |
| " *centum* | " | *qind* | " | - [30] |

b) Fjalë latine të përbashkëta me ndërim sematik, ndë të cilat ka influencue shqipja, ase një gjuhë tjetrë pararomake e përbashkët.

lat. *padulem* për *paludem* (nga *palus*) rumen. *padure* shq. *pyllë;* jo me kuptim të latin. *kënetë, moçal;* por *pyllë*.

lat. *mergere* (lat. me u zhytë, kredhë) shq. *mërgoj* (largoj, dëboj), rumen. *a merge* (me shkue, me ecë).

lat. *secretum* (i mëshehët) shqip *shkret* (vend i pabanuem) rumen. *secret* (i vetmuem i shkretë).

## 6. - ELEMENTAT E SLLAVISHTES NDË SHQIPET.

Rrethue prej popujsh sllavë, posaçe ndë krahin verjuer e linduer, Shqipja e ndjeu që prej kohësh ndikimin e gjuhëvet të tyne. As s'ish e mundun ndryshe; sidomos kur të mendojm, se vendi ynë, posaçe se qe në lidhní të papréme, miqsore apor anmiqsore me ta, sllavët gjatë njëj perjudhe gati njëmijëvjeçare - shek. V-XV. - kjénë edhe sunduesë ndër né.

Âshtë fjala veçanërisht për Serbë e Bullgarë. Të parët, si ishte e natyrëshme për pozicjonin gjeografik, depërtuenë dhe patnë punë mâ së fortit me pjesën verjore (Gegnín); ndërsa me pjesën jugore (Toskëní), mâ fort Bullgarët.

Shenjojm kryekrejet:

a) *ndë fonetikë:*

1) Zhdukjen e aspiratës *-h* ndë fillim të fjalës: *me angrë, udra, avra, azër, argele.* Këta sidomos ndë krahin e veriut, edhe posaçe ndër *turqizma.*

2) Ndonjëherë trajtavet sllave, s'dihet pse, para dentaleve *-d-* e *-u* u shtojmë një *-n*. Kështu: *rend* (red); *lendinë* (ledinë); *sundoj* (saditi, suditi).

b) mbahen si *sufiksa* të huajtunë nga Sllavet:

-ac: *frigac, përtac, tumbullac;*
-aç: *biraç, gungaç, rrugaç;*
-ak: *Durrësak, dhelpënak, gushtak;*
-as: (Verbat nga *-ati*) *hukas, humbas, qukas;*

[30] Sigurisht këtu kemi një refleks të njëjtët me fjalën *prind* e *gjind* simbas fonetikës rumene. Shqip duhet të kishim *qënd*. Rumenishtja nuk e ka trashëgue fjalën latine, njashtu si shqipja e humbi fjalën autoktone. Rumenishtja ka *suta*.

-an: *qyqan, zeshkan, zhelan;*
-ec: *bishtec, guralec, pijanec;*
-icë: *bullicë, gomaricë, rrugice;*
-ik: *korrik, jetik, rrasik;*
-inë: (srb. *ynje*) *coftinë, rrypinë, luginë;*
-is: (verba nga *-iti*) *mazis, grabis, kosis, mërzis, godis, gostitë;*
-ishtë: *ahishtë* - ashtë, *ranishtë, ullishtë;*
-nik: *besnik, fisnik, pasanik;*
-ushë: *arushë, djallushë, minushë, vejushë, zojushë.*

-*Vrim.* - Gjithmonë janë për t'u preferue ndë gjuhën e shkrueme verbat me trajtën e shqipes atyne që ndihen të veshuna mâ vonë me sufiksa sllav *-ati, -iti:*

*me humbë* (me humbatë); *me prekë* (me përkitë); *me gjue* (me gjuejtë); *me krisë* (me kersitë); *me gatue* (gatitë); *me rradhue*, apor *me rrallue* (rradhitë); *me mbërri* (me mbërrijtë); *me bré* (me brejtë); *me hŷ* (me hŷjtë); *me afrue* (me avitë); sidoqoftë këto dy të fundit nuk kanë ç'të bâjn etimologjisht bashkë.

c) *ndë morfologjí.*

1) Prejse serbishtja, si verb ndimtar, nuk përdorë tjetër, posë *jam* (sam), kështu depërtoi këjo mënyrë perifrastike edhe ndë Shqipet, posaçe ndër zona kufîjtare. Këndej ndihen: *Jam ardhë mbramë; Âshtë shkue për shteg. Jam mbetë mbrapa. Janë kénë dje tu na. Kenka kénë shkrue prej Zotit. Kur janë rá ndë Pejë; kush âshtë hw tu bajraktari, kush âshtë dalë komitë.*

2) Zâvendsimi i mënyrës lidhore të verbit me diftoren; mbassi, si dihet, serbo-kroatishtja nuk ka konjuktiv. P.sh. *Kam frikë, mos po jet mbë rrugë...* (mos të jesë). *Më ka anda, që ai të vjen prap (të vîjë). Drue mos po shkon vonë (mos të shkojë). A thue mos âshtë qenë tepër heret. Jam shkue natën e jam këthye pa dalë drita. Jam kanë në Shkodrë, pramë jam ardhë.*

ç) *nga sllavizmat ndë fjalorin e shqipes.*
babe (bake-ja), slv. *baba:* gjyshe.
balosh, srb. *bjelas.*
bashtinë-a, srb. *bastina.*
beditem, srb. *bijetiti.*



begatë, srb. *begat.*
bërlok-u, srb. *brlog:* shtallë thísh.
bisedoj, srb. *bisjediti.*
bludë-a, srb. *bljuta.*
bregu-u, srb. id.
buják-i, srb. *boljar.*
çuditem, srb. *çuditi se.*
dihas, srb. *dihati.*
dobí-a, srb. *doba, dobiti.*
gaqe-t, srb. *gace.*
gostis, srb. *gostiti.*
govedë-a, srb. id.: bagëti.
grazhd-i, slv, *grazd.*
groshë-a, srb. *grasa.*
gubere-ja, srb. *gubar.*
gjevér-i, srb. *djever.*
gjobë-a, slv. *globa.*
habis, slv. *chabiti.*
hitas, srb. *hitati.*
ikrat-i, slv. id.
jug-u, srb. id.
kaçamak-u, srb. id.
kamatë-a, srb. *kamata.*
karkalec-i, blg. *skaklecë.*
kërtollë-a, srb. *krtola.*
koc-i, srb. *kost.*
kokosh-i, slov. id.
kos-i, srb. *kvas.*
kosë-a, blg. *kosa.*
kosh-i koshiq-i, srb. *kos.*
kotec-i, slv. id.
kovaç-i, blg. id.
kovë-a, srb. *kova.*
krajl-i, srb. *kralj.*
kroshnjë-a, srb. *krosnja.*
kulaç-i, srb. *kolac.*
lakëmí-a, srb. *lakom.*
leçis, srb. *liciti.*
ledinë-a, srb. *ladina.*
lopatë-a, srb. id.
lozë-a, srb. id.
mërzis, srb. *mrziti.*
muçatem, srb.
nemec-i, blg. id.
neveris, srb. *nevjerak.*
neveritë, srb. *nevjera.*
nuhas, slov. *njuhati.*
oborr-i, blg. id.
ograjë-a, srb. *ograda.*
okoll-i, srb. *okolo.*
opangë-a, slv. *opanka.*
opçinë-a, srb. id.
orl-i, srb. *orla.*
ostê-ni, blg. *osten.*
padis, srb. *napaditi.*
pelim-i, srb. *pelina.*
përzhis, srb. *prziti.*
përzmetoj, slv. *së-meta.*
piskas, srb. *piskati.*
plloçkë-a, slv. *ploca.*
polak-u, srb. *poljak.*
ponis, srb. *poniziti se.*
porez-i, srb. id.
porotë-a, srb. id.
posë, srb. *na pose.*
poterë-a, blg. id.
potkue-oi, srb. *potkova.*
prag-u, blg. id.
prezore-ja, srb. *prozor.*
pushkë-a, srb. *puska.*
radis, srb. *raditi.*
rafsh-i, srb. *ravan.*
rasoll-i, srb. *rasola.*
red-i, srb. id.
resis, srb. *rijesiti.*
rizë-a, slv. *riza.*

rob-i, srb. id.
ród-i, srb. id.
rok-u, srb. id.
rubë-a, srb. id.
ruda-ruda, srb. id.
rrap-i, srb. *repina.*
sakicë-a, srb. *sjekirica.*
sanë-a, blg. slv. *sêno.*
sitë-a, slv. *sito.*
sokllas, srb. *sokoliti.*
sokol-i, slv. id.
stan-i, srb. id.
stërkas shtërgatë-a, srb. *strckati.*
stërvinë-a, srb. *strvina.*
strehë-a, slv. id.
strofull-i, slv. *strop.*
sundoj, srb. *suditi.*
sushë-a, srb. *susa.*
shetis, srb. *setati.*
shtrazë-a, slv. *sraza.*
teket (më), srb. *tek:* shije
tërnakop-i, srb. *trnkop.*
tinzë, srb. *tajno.*
toçis, slv. *tociti.*
tog-u, slv. *stogë.*
trondis, slv. *tratiti;* rumen: *trinti.*
trup, blg. id.
vadis, blg. *vadja.*
vazhdoj, srb. *vazda:* gjithmonë
zakon-i, slv. *zakonë.*
zbavitem, srb. *izbaviti.*
zid-i, srb. id.
zhabë-a, srb. *zavka.*

*d) toponima nga sllavishtja*

| | |
|---|---|
| Berati: | Bel-grad: qytet i bardhë; |
| Bërdica: | mal i vogël; |
| Bistrica: | ujët e qartë; |
| Bukoviku: | ashtë, ahishtë; |
| Cer(n)ovoda: | ujët e zí; |
| Deshnica: | krahi i djathtë (i lumit); |
| Dibra: | luginë; |
| Glina: | dëltinë, botë; |
| Golemi: | vend i hapët, i madh; |
| Gramshi: | rrem lumit; |
| Oboti: | skanj, buzë toket; |
| Peqini: | shkamb, shkrep, shpellë; |
| Pogradeci: | ndën qytezë, ndën kështjellë; |
| Rrogozhina: | vend zungëthash; |
| Sopoti: | ujvarë, kaskatë; |
| Velipojë: | fushë e madhe. |
| Zadrima: | te, përtej Drinit; |



## 7. - ELEMENTI I TURQISHTES NDË SHQIPET.

Gjuha turqishte, e cila, si thamë, i përket grumbullit të gjuhëvet të quejtuna *ural-altaike,* së bashku me ungarishten, finlandishten etj., nuk ka çë të bâjë me shqipen. Shqipja, si *gjuhë arjane* ase *indoeuropjane,* njehet motrë me greqishten e vjetrë, me latinishten, sllavishten, gjermanikishten etj.

Turqishtja dahet dy degësh krejt të mposa: *a)* turqishtja, që përdorë populli i ultë, e e cila siellet mbrenda njëj rrethi fort të ngushtë fjalësh; *b)* turqishtja, që flasin njerzët e shkollës dhe zyrtarët, përzie me shumë fjalë e ndërtime sintaktike të huajtuna nga persishtja dhe arabishtja. Këjo turqishtja e fundit âshtë njëheri edhe gjuha e shkrimit.

Tue qenë se elementi i turqishtes gjatë zotnimit azjatik të mâ se pesë shekujsh depërtoi t ndë shqipet; edhe nd'anë tjetrë, si u tha, mbassi këjo gjuhë nuk mbahet me grupin tânë arjan, kështu, djeri ku të jétë e mùndunë, shqipja e shkrueme do të shkojë tue u pastrue nga fjalët e mbetuna prej atij rregjimi. Këso dore kanë bâ, dhe gjithënjë shkojn tue bâ tjerët popuj të Balkanit, rob edhe ata dikur, si na, të mbretnís otomàne.

Mbassi huazimet nga turqishtja janë ato mâ të vonat, kështu s'kemi pasë kur t'i harrojm krejt ato tonat.

Nd'anë tjetrë por, ashtu kryekëput nuk âshtë e mùndunë dhe e arsyeshme të shporremi krejt nga ky element ekzotik. Disa fjalë e mënyrë kanë ngulë aqë këthellët, sa, pa i bâ një dhunë Shqipes, s'mund t'i dëbojm kurrsesi. Një komisjon i përshtatun, apor edhe vetë populli dalë-dales, prej së vetit ka me shkue tue u caktue kufinin, dhe ka për të tregue rrugën, që do të mbahet ndë zâvendsimin e fjalëvet të dëbueme.

Ndërkaqë çdo shkrimtar e sheh, b.f. sa të pavend janë pleonazmet e popullit, tue përforcue fjalën shqipe me një turqishte. Kështu: *Vaj medet! Gjâ e máll. Forcë e kyvet. Një korum i zí. Me kohë e me vakt. Ndë një farë soj mënyret. Me nder e me erz. E bani copë e grimë. Kanë hise e pjesë ndë të. Vetë sallde. Kin demek.* etj.

Kuptohet së vetiut, se ndër kolonít shqiptare, të dynduna qyshë kohët para zotnimit turk ndë Shqipní (si b.f. Arbëreshët e Siqilís) elementat e turqishtes janë fort mâ të pakët, se ata të depërtuemë mâ vonë ndë vendin që lánë. Kështu thuhej edhe për auktorët e vjetër të Shqipes; të cilët i kemi aqë mâ të pastër nga turqizmat, sa mâ të hershëm të jenë. P.sh. Buzuku (1555).

1. - Posë kësaj, fjalët, të cilat turqishtja vetë i ka huajtun nga gjuhët e

grumbullit të Shqipes, këto munden, pa tjetër, të lihen ndë përdorim, njashtu të brume e të shtrajtueme nga ajo. P.sh.: fjalët *Tebojë* (frg. depôt); *pùpël* (gr. poupulon); *sheqer* (gr. sakaron); *gjymryk* (gr. koumèrki); *byber* (gr. pipéri); *tàvullë* (it. tavola); *berbér* (it. barbiere); *gavadë* (gr. gabeda); *magaze* (it. magazzino); *musull* (it. mussolo); *karvan* (prs. kurua, it. carovana); *xhybe* (it. giubba); *horjat* (gr. khoriates); *kandár* (it. centenarius; grm. kentenari); *banak* (it. banco); *fënér* (gr. fanari); *grosh* (it. grosso); *pallavra* (sp. palabra), *batare* (it. batteria).

2. - Theksojm posaçe vërejtjen përmbi trajtat turqishte të huajtuna nga persishtja. Tue qenë se elementat ndë fjalë janë pasuní e njëj gjuhe, motrë me shqipen; kështu nuk do të matemi fort tue i shtie këto ndë gjuhën e shkrueme. Gjyqi ynë pështetet edhe mbi përgjegjën definitive, që albanologu i madh N. Jokl, i cili i pyetun mbi këtë çâshtje, jep vjetin 1937.

Qe një dorë shembujsh për fjalë persishte, t'ardhuna tek na nëpër turqishten.

| | | | |
|---|---|---|---|
| bylbyl-i | çiní-ja | parmak-u | sheqer-i |
| copë-a | makare (nemose) | patlixhan-i | tavë-a |
| çarçaf-i | nám-i | perde-ja | terezí-ja |
| çehre-ja | naze-ja | qoshk-u | xham-i |
| çekerk-u | pare-ja | sandall-i | zare-ja |
| | | | zhivë-a |

3. - Për rregullim të përgjithët, shenjohen këtu sufiksat mâ të përdorunët e turqishtes:

*-ile* (me): *sabahile* (me sabah) , *kastanile, vaktile, zorile,* etj.

*-syz* (pa): *edepsyz* (i pamoral), *hajresyz, çehresyz,* etj

*-hane* (vend): *hastahane, paçaxhihane, kafehane,* etj.

*-lí, - xhí* (nomina agentia): *hujlí, meraklí, sheqexhí* etj.

*-llek, -lluk, -llyk* (emna abstrakta, gjêje, zyre, pune): *horllek, bollek, dajillek, mushtulluk* etj.

4. - Përsa i përket tonalitetit, âshtë për t'u theksue këtu fakti se, ndërsa gegnia përgjithsisht turqizmat i zbrún dhe u jep këtyne timbrin e shqipes, në pjesa e Toskënís, posaçe kahë krahinat e djathta të Myzeqés, përnën Shkumbin, ruen mâ fort theksimin e turqizmës (oksitone). P.sh.

| *Tosk.* | *Geg.* |
|---|---|
| bakllavà-ja | Baklläve-a |
| budallà-i | budàllë-a |



| | | | |
|---|---|---|---|
| hejbè-ja | hèbe-t | tarabà-ja | taràbë-a |
| hurmà-ja | hurm-i... | teneqè-ja | tenèqe-ja |
| kafenè-ja | kafehàne-ja | tepè-ja | tèpe-ja |
| meqème-ja | meqème-ja | teqè-ja | tèqe-ja |
| meselè-ja | mesèle-ja | tesqerè-ja | teskère-ja |
| parà-ja | pàre-ja | testè-ja | tèste-ja |
| pastërmà-ja | pastèrm-i | zehèr-i | zèher-i |
| senè-ja | senè-ja | | |

**a) - NGA FJALORI I TURQISHTES.**

adë-a
agër-i
allçi-ja
anagjore
arratisun
balçëm-i
bamje-a
basme-ja
baxhë-a
baxhi-a
begenisi
belá-ja
beze-ja
bilúr-i
binár-i
bitisi
biz-i
bluzhë-a
bogosí
bozë-a
braktisi
bujrí-a
bunár-i
burmë-a
cergë-a
cohë-a
copë-a
cub-i
cube-ja
Çak (prej)
çati (pullaz)
çena-t
çezme-ja
çifte-ja
çinár-i
çiví-ja
çizme-ja
çorap-i
çorbë-a
çoroditem
çull-i
daí-a
dajë-a
dajma
daljanë-a
dallkë-a
damár-i
dangë-a
deftér-i
deng-u
destúr-i
deve-ja
dogonisi
donamë-a

dum (i jap dum)
elçí-a
elè?
elmazë-a
engletisem
faní-a
farfurí-a
fëllugë-a
fidane-ja
filan-i
firár-i
forum-i
fuçi-a
futë-a
gargí-a
gonxhe-ja
gjemí-a
gjoja (kinse)
gjule-ja
hagrep-i
hàle-ja
haljèr
hap-i (që pihet)
hatllë-a
hauz
hejbe-ja
hise-ja
hoka-t
huj-t (idhnim)
ishmerí-a
jakí-a
japí-a
jaz-i
jesir-i
jetim-i
jonxhe-ja
jullár-i
kadife-ja

kanë-a
kiç-i
kist-i
kollonisi
komçe-ja
kondisi
kopalla-t
kovâç-i
kullë-a
kuti (jam ndë...)
kutí-a
kybe-ja
llullë-a
masúr-i
matare-ja
mejt-i (kufomë)
menjene-ja
merá-ja
mide-ja
mixho-ja
muft (gratis)
musndrë-a
mylk-u
myshemá-ja
nakel
nejse!
nijet-i
nozull-i
Paçamur-i
paftë-a
pah-i (duka)
pallë-a (shpata)
pastèrm-i
pashnik-u
pazí-a
pekmez-i
perçe-ja
perizë-a



pervazë-a
pirolla (të lumtë)
pullë-a
pusí-ja (pritë-a)
pùsullë-a
push-i
qeleshe-ja
qemale-ja
qestisi
qymyr-i
qyng-u (kanal)
qyrra-t
qyskí-ja
rakí-ja
rast-i
reçel-i
rrebët (i, e)
sahat-i
sajdisi
sajoj
saksí-ja
saranxhë-a
selví-ja
setrë-a
sofrë-a

spahi-a
shatervan-i
shishe-ja
shkrum-i
shustë-a
tangár-i
tapí-ja
tepsí
testa-ja
torbë-a
tuç-i
tutem
tuxhár-i
ujdisi
ushkúr-i
vade-ja
vardisem
vezme-ja
xhet-i
zambak-u
zembrek-u
zile-ja
zimbil-i (shportë)
zor-i
zymbyl-i (hyacinthus).

**b) - TOPONIMA NGA TURQISHTJA**

Bedeni: stom, hendek qëndreset;
Derveni: grykë malesh, vend i forcuem për qëndresë;
Dushmani: anmik;
Gjolmi: kënetë, liqê;
Karaburuni: hundë e zezë;
Myselimi: zâvendës;
Raja: vend i shtruem, rob;
Sarisalltiku: mal i verdhë, i blertë;
Taraboshi: Mal me kokë të shogët;
Tepe: kodrë;
Tepelenë: kodra e Helenës.

## 8. ELEMENTAT E ITALISHTES NË SHQIPET.

| | |
|---|---|
| amëshuem (it. *immenso*) | ngufoj (it. *gonfiare*) |
| fitoj (it. *profittare*) | orendí (it. *arredo*) |
| freskoj (it. *fresco*) | paguej (it. *pagare*) |
| gënjej (it. *ingunnare*) | pancir-i (it. *panziera*) |
| gotë-a (it. *goto*) | pezulloj (it. *penzolare*) |
| gradelë-a (it. *gratella*) | përkundi (it. *cuna* - djep) |
| kajnacë-a (ven. *chenazza*) | pinjuell-olli (it. *pignuolo*) |
| kambjal-i (it. *cambiale*) | piskoj (it. *pizzicare*) |
| kanavetë-a (ven. *caneveta*) | pistolë-a (it. *pistola*) |
| kand-i (it. *canto*) | plang-u (piem. *pianca*) |
| kapar-i (it. *caparra*) | postafat (it. *apposta fatto*) |
| kartë-a (it. *carta*) | predikoj (it. *predicare*) |
| karrigë-a (ven. *car(i)ega*) | premtoj (it. *promettere*) |
| kastigoj (it. *castigare*) | pushoj (it. *posare*) |
| kashû-ni (it. *cassone*) | rëmbej (it. *rubare*) |
| kështjell-i (it. *castello*) | rig-u (it. *rigare*) |
| konsull-i (it. *console*) | rozmarí-a (it. *rosmarino*) |
| kudhmë-a (it. *incudine*) | rushp-i (it. *ruspo*) |
| kufi-ni (it. *confine*) | salë-a (it. *sala*) |
| kulár-i (it. *collaré*) | spagë-a (it. *spago*) |
| kusí-a (ven. *cusina*) | strapacoj (it. *strapazzare*) |
| lenoj (it. *lenire*) | shekë-a (it. *secchia*) |
| letrë-a (it. *lettera*) | shkarkoj (it. *scaricare*) |
| levrizë-a (piem. *lombris*) | shkëmbej (it. *scambiare*) |
| lexoj (ven. *lezer*) | teh-i (it. *taglio*) |
| lokandë-a (it. *locanda*) | tëndoj (it. *tentare*) |
| marangon-i (ven. *marangon*) | travajë-a (it. *travaglio*) |
| mendrë-a (it. *menta*) | trinë-a (it. *trina*) |
| mëdajë-a (it. *medaglia*) | trumbë-a (it. *tromba*) |
| mënyrë-a (it. *maniera*) | valle-ja (it. *ballo*) |
| mullâ-ni (it. *mulanno*) | vapë-a (it. *vampa*) |
| nervoz (it. *nervos*) *nevrik* (srb.?) | vaporr-i (it. *vapore*) |
| ngarkoj (it. *incaricare*) | zek-th-i (it. *zecca*) |
| ngatërroj (it. *ingattiare*) | zung-tha-t (ven. *zunco*) |

*(G. Meyer, Etymolgisches Wörterbuch)*



Tue qenë e madhe afërsia e latinishtes me italishten, këndej shumë herë nuk âshtë e qartë, prej së cilës hyni trajta ndë shqipet.

Vre ndryshimin fonik apor edhe semantik të të njëjtavet trajta, të huajtuna njëherë drejt për së drejtit nga latinishtja, e mâ vonë nga italishtja:

| Latinisht | Italisht |
|---|---|
| çëmoj *(aestimare)* | stimoj *(stimare)* |
| dan-i *(damnum)* | dënoj *(dannare)* |
| dreq *(draci)* | drangue *(dragone)* |
| farkë-a *(fabrica)* | fabrikëa *(fabbrica)* |
| fëmijë *(familia)* | familje *(famiglia)* |
| fund-i *(fundus)* | fond-i *(fondo)* |
| kafshë-a *(causa)* | kauzë-a *(causa)* |
| kallënduer-ori (gr. lat. *calendae*) | kalëndár *(calendario)* |
| kanp-i *(cannapis)* | konop (blg.) |
| këmbye *(cambiare)* | kambjal *(cambiale)* |
| lëtî-ni *(latinus)* | latin *(latino)* |
| moknë-a (gr. *machina*) | makinë-a *(macchina)* |
| ndëgjoj *(intelligare)* | inteligjent *(intelligente)* |
| qumësht-i *(collustrum)* | kulloshtrë-a *(collosro)* |
| shekull-i *(saeculum)* | sekullár-i *(secolare)* |
| shkandull-i *(scandalum)* | skandal-i *(scandalo)* |
| shkretë (i, e) *(secretus)* | sekret-i *(secreto)* |
| shpatë-a *(spata)* | spatë-a *(spada)* |
| shpirt-i *(spiritus)* | spirito *(spirito)* |
| shtat-i *(status)* | statistikë *(statistica)* |
| vështroj *(visitare)* | vizitoj *(visitare)* |

**TOPONIMA NGA ITALISHTJA (Venecianishtja).**

| | |
|---|---|
| Barbullushi: | barba rossa; |
| Abati: | abate, kryetár i Monastirit; |
| Maja e *Alabardës* (Kastrat): | maja e shëgjetës; |
| Maja e Napullit (Ib.): | Napoli |
| Petrela: | guri, shkami i vogël; |
| Perlat: | Prelato: Imzot; |
| Tivar-i: | Antivari (lt. Anti-Barium); |
| *Valdanoz:* | *Val de nus* (Fusha, lugu i Arrës) |

## 9. - HUAZIMET E VONA.

Përmbas elementevet të huajë, që depërtuenë ndë Shqipet, si pamë ndër kohët e lashta, të mjesme dhe të reja; me të dalun të pushtuesit të mbram, Turkut, ishte e arsyeshme dhe mund të pritej t'i vêhej një cak definitiv këtij vërshimi të huazimevet.

Për Shqipen por, mjerisht data e shpalljes së pavarësís shenjon një fazë të ré, edhe mâ të vrullëshme huazimesh ndërkombtare.

Djeri diku puna ishte e natyrëshme, kur marrim para sŷsh faktin, se zbulimet e mrekullueshme të mekanikës ndodhnë çmos kurr këto kohët e fundit, tue i dhânë kështu një fëtyrë të ré jetës, dhe tue krijue egzigjenca të reja. Çoje menden te mjetet moderne t'udhtimit (*aeroplani, automobili, biçikleta,* etj.); përpjekjet shoqnore (*radio, kinemaja, televizjoni,* etj), dhe shpikjet gjithënjë ndë vazhdim të *fuqís atomike!*

Njimend, se prej këtyne huazimeve përparimtare as na s'kishim si të shmangeshim; por e vërtetë âshtë, se prej këso nevoje u muer shkaz t'a zgjanojshim këtê lirí, e shkueme tue pranue, hir e pa hir, skânje e mënyrë të huaja, tue mundë t'i zâvendsojm këto, shpesh faret mirë, me burimin e fjalorit tonë. Sepse b.f. *barometrin, benxinën, gramafonin* etj. t'i quejm kështu me mbarë botën e qytetnueme, kurrgjâ s'ka, por shihet nevoja të përdorim: *dementoj* (p. përgënjështroj) *dentist* (p. dhambtar), *abonament* (p. pajtim) etj.

Qe këtu tash një rend kësosh *huazimesh së vona:*

abdikoj, lat.: jap dorëhjekjen;
abnegacjon, lat.: vetmohim;
abrogoj, lat.: hjeki, shlyej (një ligjë);
absolutizëm, lat.;
abstenoj, lat.: rrij dorëjashtë;
abstrakt, lat.;
abulik, gr.: i pavullëndet;
alkohol, arab.;
altetë, gr.;
amiral, arab.;
analfabet, gr.;
analizë, gr.;
anarki, gr.;
anonim, gr.: i paemën;
antagonist, gr.: kundërshtar
antologji, gr.;
apel, it.: thirrje;
arkeologji, gr.;
arkitekt, gr.: mendiz;
arkiv, gr.;
artigjan, it.: zejtar;
asamblé, frg.: mbledhje kombtare;
asfalt, gr.;
atavizëm, it.;
ateist, gr.: i pazot;
atentat, it.;
atmosferë, gr.: ajri;
atom, gr.: pizlë;



audjencë, it.;
autentik, gr.;
autograf, gr.;
automatik, gr.;
baçil;
bajonetë;
banal, frg.: rrugaç;
bazë, gr.: themel;
bibljotekë, gr.;
biskot, it.;
blok, grm.: ngujim;
bojkotoj, hol.;
boks, angl.;
bombardoj, it.;
bonifikoj, it.;
brefotrof, gr.: foshnjore;
brigant, it.: cub;
bronikë, gr.;
buletin, it.;
burokraci, frg.: zyrtari;
civil, lat.: qytetnuem, etj.;
çelulë: qelzë;
çentral, it.: qendruer;
çenzurë, it.;
çeremoni, gr.: sjellje;
çiklop, gr.: katallâ me një sŷ;
çokolatë, sp.;
daktilografí, gr.: makinë shkrimit;
defiçit, lat.: mungesë ndë kashë;
degjeneroj, lat.: bastardhoj;
deklaratë, lat.: dëshmi;
dekoratë, lat.: çmim, nishan;
dekret, lat.: ligjë, urdhën;
delegat, lat.: përfaqsues;
delikt, faj i randë;
demarshë, frg.: hap, përpjekje zyrtare;
demaskoj, frg.: i qes për fushë të zezat;
demokrací, gr.: sundim i popullit;
detektiv, lat.: gjurmues, polic i mshehët;
diplomë, gr.; diplomat, gr;
divorc, it.: shkunorzim;
djagnozë, gr.: shqyrtim i smundës;
djalekt, gr.;
dokument, gr.: provë, dëshmí;
dosje, frg.;
dram, gr.;
ekonomí, gr.: kursim, mbarështrim i mirë;
ekselencë, lat.: shkelqesë;
eksperjencë, lat.: rysë, përvojë, regjní;
ekspozitë, lat.;
ekstra, lat.: ç'mos, i pashoq;
ekzakt, lat.: i përpikët;
ekzigjencë, lat.: nevojë e doemosdoshme;
elektor, lat.: zgjedhës;
element, lat.: fill, pjesë;
emigrand, lat.;
ençiklopedí, gr.;
energjí, gr.: fuqí, forcë;
ent, lat.: qenës;
entusjazëm, gr.;
epidemí, gr.: lëngatë prâse;
erudicjon, lat.;
esencë, lat.;
estetikë, gr.;
etimologjí, gr.;
fakt, lat.: punë, ndidhi;
famë, lat.: emën, zâ;
fanatik, lat.;
favor, lat.: nderë, mirsí;
fenik, gr.;
fenomen, gr.;
feudal, lat.;
filantropí, gr.;
filatelist, gr.;

film, angl.;
filologjí, gr.;
financë lat.: kasha shtet.;
firmoj, lat.: ndënshkruej;
fonograf, gr.;
formë, lat.: trajtë;
fotografí, gr.;
fragment, lat.;
frazë, gr.: thanje;
funeral, lat.: salikim;
gas, blg.;
gol, angl.;
gotik, grm.;
harmoní, gr.: pëlqim;
herezí, gr.;
hero, gr.: fatos, kreshnik;
hipokrit, gr.: tinzár;
hipotezë, gr.;
horizont, gr.;
idé, gr.: mendim, përftyr;
ignorant, lat.: i trashë;
imoral, lat.: i poshtër;
importacjon; it.;
indiferent, lat.: vokan;
indinjatë, lat.: idhnim, zemratë;
influks, lat.: ndikim;
iniauguroj, lat.: fatoj;
insistoj, lat.;
instaloj, lat.;
instinkt, lat.;
institut, lat.;
instrukcjon, lat.: mësim;
inteligjent, lat.;
interese, lat.: fitim;
internacjonal, lat.;
intervistë, it.;
invalid, lat.: i paaftë;
ironi, gr.;

jurist, lat.: doktor ligjesh;
kakao, meks.;
kakofoní, gr.:
kambjal. it.;
kamerjer, it.;
kamjon, frg.;
kanal, lat.: lug, shtonë;
kançeljer, lat.;
kandidat, lat.;
kantinë, lat.: burg piet;
kanton, gr.: skâj;
kaos, gr.: pshtjellim;
kapital, lat.: kryet e gjâs;
kapitel, it.;
karakter, lat.: natyrë;
karburant, lat.: landë djegëse;
karikaturë, it.;
karrjerë, it.;
kartolinë, it.;
kathedrë, gr.: seli;
kavaljer, it: kalores, bujár;
kinematograf, gr.;
kirurg, gr.;
kitarrë, gr.;
klasik, lat.;
klient, lat.: myshterí;
klinikë, gr.: shundtore;
klishè, frg.;
klub, angl.: rreth mbledhje, shoqni;
kolkoz, rus.;
koltrinë;
komandë, it.;
komedí, gr.;
komisjon, it.;
kompanjí, it.: çetë;
komplot, frg.;
komprometoj, it.: vê ndë rrezik;
komunizëm, lat.;



konçert, sp.;
konditë, lat.: qyshk;
konfiskoj, lat.;
kongres, lat.: mbledhje, kuvend, bashkim;
kontrabandë, it.;
kontribut, : ndihmë;
kontrol, frg.;
kopje, it.;
kredí, frg.: besim;
krim, lat.: faj i randë;
kritikë, gr.;
krize, gr.;
kronike, gr.;
kurë, lat.: foshkim;
kurs, lat.: klasë;
legatë, lat.: përfaqsuesia;
liberal, lat.;
likuor, lat.: pije;
lirikë, gr.;
listë, gr.;
livel, it.;
lokandë, it.: pijetore;
lord, angl.;
luks, lat.;
malarje, it.;
mandolinë, it.;
manovrë, it.: ushtrim;
markë, grm.: vulë;
materjal, lat.: landë;
mekanikë, gr.;
melankoní, gr.: mallëngjim;
melodí, gr.;
memorandum, lat.;
meting, angl.: bashkim;
metodë, gr.;
mikrob, gr.;
minut, lat.: ças;

mitraloz, frg.;
modë, frg.;
model, it.: mostrë;
monument, lat.: murane;
moral, lat.: ndershëm;
motor, it.;
municjon, lat.;
muzé, lat.;
nervoz, lat.;
normë, lat..: rregullë;
novelë, lat.: rrojmë;
objekt, lat.: kundrinë, gjasend;
operacjon, lat.;
orjental, lat.: linduer;
panoramë, gr.: të pám;
parasit, gr.;
park, lat.;
parlament, it.;
partizan, frg.;
pasegjer, frg.;
pasjon, lat.: epsh;
pastë, gr.: amëlsinë;
patente, lat.: diftesë;
pedagog, gr.: mësues;
pedant, gr.;
penzojn, lat.;
personë, lat.: nier, vete;
pilot, gr.;
pionier, frg.;
pjacë, gr.;
pjanoforte, it.;
plan, lat.: shestim;
plebishit, lat.;
politikë, gr.;
portafol, it.;
praktikë, lat.;
privat, lat.;
proçes, lat.;

program, gr.;
propagandë, lat.;
radio, lat.;
rebel, lat.;
reformë, lat.;
reumatizëm, gr.: jel;
revistë, it.: e përkohëshme;
sabotoj, it;
sekcjon, lat.: krah, pjesë;
sektë, lat.: partí, tiftë;
sinçertë, : i drejtë, i thjeshtë;
soçjalizëm, it.;
specjalist, it..;
statut, it.;
shef, frg.: kryetár, drejtuer;
shkencë, lat.: dituní;
shofèr, frg.;
taksë, lat.: pagesë, gjobë;
tavernë, lat.: pijetore;
telegrafë, gr.;
telepatí, gr.;
terror, lat.;
torturë, it.;
traktor, lat.;
transport, lat.;
tren, frg.;
tuberkoloz, lat.: koll i fiskë;
tunèl, angl.;
turizëm, angl.;
ultimatum, lat.;
unik, lat.: vetëm;
universitet, lat.;
urgjent, lat.: për ngut;
uzinë, frg.: farkë, ofiçinë;
vagabond, it.: endacak, i papunë;
vagon, angl.;
valigje, it.;
vaskë, lat.;
verbal, lat.;
viktimë, lat.: flí, kurban;
vilë, lat.;
vizitë, it.: pasí, të pjekun;
vjolín, it.: qembale;
votoj, lat.;
vulkan, lat.;
xefir, gr.;
xero, arab.;
xhení.

## 10. – NEOLOGJIZMAT.

Kemi theksue që në fillim, kur kemi folë mbi gjuhën, se këjo i a përngján, djeri diku, njëj organizmi të gjallë, që shkon tue u rritë, tue u përtrí; shkurt, tue u pasunue, ase përkundër vorfnohet e, në disa rasa, shuhet krejt. Këjo në përgjithsí shkon paralel me gjallënín e zhvillimin kulturuer të njëj populli. Sa mâ zhvillim të madh e përparim kulturuer të ketë një popull, aqë mâ e zhvillueme dhe e përparueme âshtë edhe gjuha e tij.

Popujt, që i u nënshtruenë ndikimit kulture të tjerëvet, trashëguenë prej sish edhe konceptet e reja, tue i marrë a prej gjuhet së tyne, ase tue i trajtue në gjuhë të vet, simbas shembullit së gjuhës së tyne. Romakët, megjithëse qénë pushtuesë, konceptet filozofike e letrare-artistike a i muernë prej greqishtjet ase i hartuenë mbas shembullit së saj; por jo b.f. terminologjín ligjore e administrative, tue e pasë zhvillue ata vetë, e për të cilën u banë shembull për mbarë botën.



Gjuhët moderne, që lindnë prej gjuhësh klasike (ma fort nga gjuha vulgare), u suellnë e i muernë të gjitha ato koncepte të dituna, sidomos me fillimin e humanizmit e të renaissance-s, që i mëngojshin gjuhës popullore, ase i krijuenë simbas zhvillimit së gjuhës së vet. Këta kryekrejet për gjuhët neolatine e greke. Por edhe gjuhët e tjera, b.f. gjermane e sllave e zgjanuenë visarin gjuhësuer, a tue bashkëngjitun dy a mâ shumë fjalë, ase i trajtuenë me anën e parashtesavet e të mbrapashtesavet, mbas shembullit së gjuhëvet të lavrueme e prierjes së gjuhës së vet.

Kahë fundi i shekullit të XVII, dijetari gjerman Leibniz, tue vû roe tatëpjetën e gjuhës gjermane, të shkaktueme prej shkatrrimit të luftës së 30 vjetve, me gjithë fillesën e mbarë, që pati së parit (me Luther-in e me Hans Sachs-in etj.), shkrou një studjim (1697) mbi pasunimin e gjuhës. Aty ai nxitë kërkimin e përhapjen e fjalëvet të rralla, ringjalljen e fjalëvet të vjetra, lanë në harresë; dëbimin e fjalëvet të huaja, të panevojëshme e trajtimin e të rejavet sidomos mbas rregullash s'anologjís. Ky studjim pati një sukses të madh, jo vetëm për pasunimin e gjuhës gjermane, por prej ndikimit e shembullit së saj mâ vonë u përtrinë edhe gjuha hungareze, çeke e gjuhët e Sllavëvet të Jugut.

Po për këtê rrugë u vû edhe shqipja. Lindunë, vonë përkahë tradita e shkrimit dhe e kulturës, e vorfnë për parashtesa e mbrapashtesa (ndonëse mjaft e pàsunë për frazeologjí) përbáll kulturës klasike e moderne e ndjeu, në një mënyrë të domosdoshme, nevojën e huazimevet ase të neologjizmavet.

Këto përpjekje filluenë qyshë me shkrimtarët e parë. Pa dyshim janë krijesa te Buzuku fjalët *përfaronj, gjykatës, i parëlén* etj.; fjala e Matrëngës *sherbesë;* të Bardhit: *nxanës, librezë, femenza, hieza* (për: mbrrelë), *lagësinë, leshëtár, timëtár, ndjekëtár, banjëtár, derëtár, përrallës* (fabulator), *masëtoret* (mensores), *sdurueshim* (intoleranns), *i diteshim* (studiosus) etj. Por ai që shtini në punë, si na e tregon vetë, fjalë të vjetrueme dhe hartoi të reja, qe Bogdani, themeluesi i prozës shqipe. Njohës i thellë i shqipes dhe i shumë gjuhëve të tjera, âshtë mjeshtër i përpikët në trajtimin e tyne. Le t'u hedhim një shikim nj'a disave, të cilat pa dyshim, janë për t'u kundrue si neologjizma të tijat: *i féshim, me u ndepërkambë, festim, i përsipërshim, deshminjeni, i përzjarishim, landëtár, përleftuem, zemrorë, i përshpirtshim, me përpallë, letërár, hyjení, ligjëratë, zotnuer* (dominator), *permjaltë, gjuhëtár* (eloquena), *detár, dveketár* (i dekëshëm).

Këjo traditë vijon sidomos me shkrimtarët e Rilindjes e vijon ende sod. I pari për kohë e randësí në lamën të leksikografís shqipe âshtë Kristoforidhi, që shquhet sidomos për krijimin e fjalëvet të përngituna, hartue mbas natyrës së greqishtes. Qe disa fjalë: *kryeprift, kryekatund, plangprishës, profetërrenës, kundërgjykues, besëpakë, ndërgjegje, i përgjithëshëm, therore* etj. Mandej vîjn vëllazent Frashëri, Naimi e Samiu. Të parit i detyrojm një shumicë neologjizmash së ndryshme, përdorë sidomos ndër libra shkollorë dhe edukativë. Janë krijesë e tija fjalët: *veti, vetëdijë, kryeqytet, dheshkronjë, fletore, udhërrëfenjës, verëshitës, gjithësi, kafshëri, kusarëri, qytetëri, papunësi, fatbardhësi, fatbardhësoj, mëmëdhe, mëmëdhetar, kordhëtar, dritare, sisarak, vezarak, falëtore, mësonjëtore, shkronjëtore, këndonjëtore, dritëdhënës, mirëbënjës, shitëblerës, gurçmonjës, i gjithënjëshëm* etj.

Prej Samiut kemi shumë fjalë të terminologjís gramatokore. Âshtë shum interesant me ndjekë përpjekjet e shkrimtarëvet të ndryshëm, për të zâvendsue fjalët e huaja me neologjizma. Kështu Samiu (edhe Naimi) për gramatikë krijon neologjizmin shkronjëtore (një kalk i greqishtes), kurse Bashkimi *folëmarmja,* fjalë të cilat patnë jetë të shkurtë. Samiu për *gjenetiv* (rasë e II) përdorë *pjellëtore,* Bashkimi *lindtore;* për ablativ (r. VI) *mërgonjëtore* (S.), *hjektore* (B.); të dyja kalke të latinishtes që u zâvendsuenë me neologjizmin *rrjedhore (!).* Për *lakim* (deklinacjon) gjêjm te Samiu *përkthim, përkthesë,* nësa Bashkimi përdorë *nderule, me u nderulë (me u lakue).* Bashkimsat fjalën *përkthim* e përdorin për *konjugacjon* (zgjedhim). Terminologjia gramatikore, e cila âshtë e përbame prej neologjizmash, u detyron këtyne dý gramatikavet mâ të para *në gjuhë shqipe* një pjesë të mirë të termavet. Prej Samiut kemi: *buzëtore, dhëmbëtore, gryketore, qjellëtore* (qiellëzore) (Bashkimi), *çquarë (i), paçquarë (i), folje, mbiemën, përemën, nyejshim (i), njëjës, shumës, përveçëm (i), rrokje, presje, pikëpresje, femërore, mashkullore.* Janë të Bashkimit: *rasë, emnore(r.) vendtore, tingëll, theksë, ran(t)ore, dyzan(t)ore, asnjanës, nijezë, skâjuem (i), paskâjuem (i), largkaluese, largtejkaluese* (kohë), *shumuer-ori; ndertim i praptuem* (invers), *fjalzë, -e- pazane, dishrore* (mënyrë), *e ardhëshme* (kohë), *i përgjysshem* (tingëll), *vepruer-ore* (për verb, që Bashkimistat e thrrasin: *ftillk*). Për termat të tjerë, që nuk u prenuenë, u krijuenë mâ vonë neologjizma të reja, si: *bashkëzanore* ase *bashkëtingëllore, ndajfolje, fjalí, kallëzore, gjindore, parafjalë, pësore* (trajtë), *pjesore, përsjellore* etj.

Prej shkrimtarësh së Rilindjes, që dhanë kontribut për trajtimin e



neologjizmavet, pa përmendun pjesëtarët e shoqnivet të ndryshme si "Bashkimi", "Agimi" etj., janë për t'u emnue: *De Martino, Konitza, Gjeçov, Logoreci, Xhuvani,* etj. etj. Shumë fjalë të harueme prej sish janë sod pasuní e leksikut të shqipes; por edhe shumë të tjera patnë një jetë të shkurtë. Përpjekjet për të zâvendsue huazime, a deshtuenë faret ase u zâvendsuen mâ vonë me neologjizma të tjerë. Shpesh herë luejti rol mâ fort influksi i personavet ndër dikastere e në shtypin zyrtár, se sa kriteri i trajtimit të fjalëvet! Sido qoftë, fjala e njòhunë e Horacit, *si volet usus,* mbetë gjithmonë një mësim i përherëshëm. Qe nj'a disa fjalë, që mund të thomi se kanë deshtue: *heruer* (Fishta), *orishte* (Zanoni) *për orár; mbrothësi* (Naimi), *paravajtje* (Konitza), *mbarësi* (Kalendari Kombiar) për *përparim; përlimtare* (Fishta) për *bashkí* (Logoreci); *gjindje* (Samiu), *lindsi* (Bashkimi) për *gjiní; shultinore* (Logoreci) për *revistë, e përkohëshme* (Konitza); *rënje* (Samiu) për *rasë* (Bash.); *quanjëtore* (Samiu) për *emnore* (B.); *e zëshme* (Samiu) për *zan(t)ore* (B.); *e pazëshme* (S.) *e nderzane* (B.) për *bashkëzanore; mëmëdhe* (Naimi) për *atdhe* (Konitza), *pavdekje* (Naimi) për *pa(v)dekësi* etj.

Mjerisht, ende nuk kemi një studjim mbi neologjizmat. Vetëm me anën e njëj fjalori historik kishin për të dalë në shesh mâ së mirit.

Sidomos me fitimin e pavarësís i u imponue shqipes, dashë e padashë, nevoja e fjalëvet të reja. Tue pasë qenë zhvillue në tê vetëm konceptet e njëj jete së thjeshtë familjare e kanunore, dhe të jetës bujqësore e baritore, i mëngojshin shllimet *(konceptet)* abstrakte të njëj jete shoqnore mâ të zhvillueme, terminologjia e shkencavet të ndryshme, e botës administrative e politike, etj. etj. Nuk jitshin prandej, vetëm dý rrugë: a me i huajtë nga gjuhët e huaja, a me krijue neologjizma.

Në disa lamije gati krejt terminologjia âshtë e përbâme prej neologjizmash, si pamë n'atê të gramatikës, e prej huazimesh. Proçesi u zhvillue edhe në gjuhën shqipe, si ndër gjuhë të tjera moderne të vorfëna, tue krijue kështu të quejtunat *calques linguistiques,* ase tue zgjanue kuptimin e fjalëvet të maparëshme. Kështu *rryma e ujit,* për analogjí me shumë gjuhë të tjera, u përdor edhe për *rrymë elektrike, letrare, shoqnore, politike* etj.; *shtresë,* prej vështrimit së natyrëshëm *shtrojë* për *shtresë gjeologjike, shoqnore; rrëmbim,* për *ekstazë, rrëmbim shpirtnuer* etj. etj. a por neologjizmat në kuptimin e vërtetë të fjalës, të hartuemë prej dy a mâ shumë fjalësh, ase me anën e parashtesavet e të mbrapashtesavet. Kështu prej fjalet *krye* me anë të mbrapashtesavet duelnë: *kryetár, kryesí, kryesuer, kryesoj, kryesisht;* ase u trajtuenë

fjalë të përbame si: *kryeqytet, kryeministër, kryeredaktor, kryepunëtuer, kryeveprë, kryeprift, kryekatund, kryeparí, kryefjalë, kryeurë, kryeartikull, kryeburim* (Noli), *kryzot* (Noli), *kryetrim* (Noli), *kryevend, kryenaltë, kryerrjesht, kryerradhë, kryengritje,* etj.; prej përemnit *vetë: vetí, i vetishëm, i vetëvetishëm, vetuer, vehtjak, përvetësue, përvetësim, i përvetëshëm, vetëdije, i vetëdijshëm, vetëvrasje, vetëmohim, vetëmbrojtje, vetësundim* etj.; prej *bashkë: Bashkí, bashkiak, bashkëveproj, bashkëveprim, bashkëpunim, bashkëpunoj, bashkëjetoj, bashkëjetesë, bashkëatdhetar, bashkëngjitun, bashkëzanim, bashkëzanore, bashkëtingëll, bashkëtingëllore, bashkëluftar, bashkënxanës, bashkërendoj.*.

Në pikëpamje të fjalorit gjuha ka bâ një përparim mjaft të madh; por n'anë tjetrë âshtë krijue një gjuhë mâ fort artifiçjale, që âshtë shkëputë prej shprehjesh së gjalla të popullit. Tradita e shkrimtarëvet të Rilindjes, që i dhanë aqë randësí problemit të gjuhës, u la mbas dore. Vendin e fjalëvet dhe të shprehjevet të gjalla të popullit e zuni një gjuhë artifiçjale, plot me fjalë e fraza fletorizmit nga gjuhët e huaja, aqë sa me vû në rrezik fizjonomín e frazeologjís shqipe.

Në trajtimin e neologjizmavet duhet të njihet thellë gjuha amtare me të gjitha nuansat, në mënyrë që kalku i pasqyruem t'i përgjegjë si duhet idés.

Po japim një rradhuer të vogël disa neologjizmash mâ të përdoruna: *a)* me fjalë të përngjituna, *b)* me parashtesa, *c)* me mbrapashtesa.

*a) Neologjizma me fjalë të përngjituna.*

anëshkrim
armëpushim
atdhe (Konitza)
atdhedashuní
bâmirës, bâmirësí
bashkëjetesë
bashkëpunim
bashkëveprim
bashkëzanore
besëlidhje, besëlidhun
besëtytëní
bletërritës
botëkundrim

botëkuptim
botëshikim
bukurshkrim
çâshtje (çështje)
damshpërblim
datëlindje
ditëlindje
dorëhjekje
dorëshkrim
drejtëpeshim
drejtëqëndrim
duertrokitje
dyluftim



dyzanore
dyzim, dyzue
fatbardhësí
fatkeqsí
frytdhanës
gjakderdhje
gjakftoftësí
gjellëbâs
gjithanëshëm, i
gojëdhanë
jetëshkrim
kambëngulje
kanddrejtë
keqardhje
keqkuptim, keqkuptue
keqpërdorim, keqpërdorë (me)
keqshkronjë
keqtrajtim, keqtrajtue
kryeministër
kryengritje
kryeveprë
kundërvajtje
kuptimplotë
largpamje, largpás
ligjëdhanës
luftëaní
luftënxitës
marrëdhanje
mbamende
mbiemën
mbikëqyrës, mbikëqyrje
mbinatyrëshëm, i
mbinjerí
mbishkrim
mbishtresë
mbrapambetun, i
mbrapamendim
mbraparojë

mbrapashtesë, mbrapashtim
mbrapaskenë
mbrapavijë
mbrendëshikim
meditje
mikpritje
mirëbesim
mirëgjykim
mirëkuptim
mirënjohës, mirënjohje
mirëqenje
mirërritje
mishngranës
mosbesim
moskujdes
mosmarrëveshtje
naltpërmendun, i
ndërhî (me), ndërhimje
ndërkohë
ndërkombëtár, are
ndërmarrje
ndërpré (me)
nëndorë, a
nëndrejtorí, nëndrejtuer, ori
nënkuptim, nënkuptue
nënshtresë
nënshtrim, nenshtrue
nënvizim, nënvizue
nënvlerësim, nënvlerësue
nëpunës, nëpunësí
paanësí, paanëshëm, i
padekësí, padekëshëm, i
pafajsí, pafajshëm, i
pakundërshtueshëm, i
paligjëshëm, i
pavarësí, pavarunë
pandërmjetshëm, i
papunësí

paqëdashës
paraburgim
paradhanje
parafjalë
parafolë (me)
paragjykim, paragjykue
parakalim, parakalue
paralajmim, paralajmue
paramendim
parandiesí, parandie (me)
parapá (me), parapamje
paraprak, e (njohuní paraprake)
paraqitë, paraqitje
pararojë
parashikim
parashkrim
parathanje
pasardhës
pashmangëshëm, i
pashterrëshëm, i
patregueshëm, i
pemëshitës
përballim, përballue
përbotëshëm, i
përcaktim, përcaktue
përcipët, i
përdorim (përduerunë Bog.)
përdhunim, përdhunue
përfaqësí, përfaqësim, përfaqësue
përfëtyrim, përfëtyrue
përfitim, përfitue
përfundim, përfundue
përgenjështrim, përgenjështru
përgëzim, përgëzue
përgjithët, i; përgjithësí
përgjegjës, përgjegjësí
përherëshëm, i
përjavëshëm, i
përjetëshëm, i
përkohëshëm, i; e përkohëshme (K.)
përkrahje, përkrahë (me)
përkrenare
përkthim, përkthye, përkthesë
përmbajtë (me)
përmbarim
përmirësim, përmirësue
përmuejshëm, i
përparim, përparimtár, are
përpjesë, përpjesëtim, përpjesëtue
vemende
përqafim, përqafue
përsosun, i; përsosuní
përsëritë, përsritje
përshkrim, përshkrue
përshtatun, i; përshtatunë, e
përshtypje
përvetësim, përvetësue
përvjetshëm, i
përzemërsí, përzemërsisht
pêsëmbëdhetditsh-i
pêsëvjeçár, are
pikënisje
pikëpamje
pikëpështetje
pikëpresë
pikësynim
pjesëmarrës, pjesëmarrje
poshtëshenjuem, i
praní, pranishëm, i
prejardhun, i
punëdhanës
rrafshnaltë (Fishta)
rrethshkrim
sipërmarrës, sipërmarrje
shitëblemje
shtatmadhorí, shtatmadhuer



shtetrrethim
shtypshkrim, shtypshkronjë
shumanshëm, i
shumvuejtun, i
tejkalim, tejkalue
tejpá (me); tejpamje, tejpashëm, i
trekandsh-i
tremujuer-ori
udhëhjekës, udhëhjekje
vemende
vendbanim
vendpunim
veshëmbathje
vetëdije
vetëmbrojtje
vetëmohim
vetëquejtun, i
vetësundim
vetëvrasje
zâvendsim
zjarmfikës

*b) Neologjizma me parashtesa*

mvarun, i; mvaruní, mvarësí
ribotim, ribotue
rilindje, rilindë
rimëkambje, rimëkambë
rindërtim, rindërtue
ringjallje, ringjallë
stërshtue (me)
sharmatim (çarmatim)
shfrytzim, shfrytzue
shpagim, shpague
shpërbashkim, shpërbashkue
shpërdorim, shpërdorue
shpërngulje, shpërngulë
shpyllëzim, shpyllëzue
shrregullim
shtrajtim, shtrajtue

*c) Neologjizma me mbrapashtesa.*

afërsí
akullore
amëní, amënuer, amëtuar, amësí
anësí, anëshëm, i
anëtár, anëtarsí
armatim
arsim, arsimtár, arsimuer-ore
asgjâsim, asgjâsoj
atní, atsí, atnuer, ore
avullore
barituer, ore
barnatore
bashkí, bashkiak
bimësí, bimuer, ore
blegtorí, blegtuer, ore
bredhtue
bredhtuer (përemën)
botim, botnisht, botore, botnuer
bujtinë
cilësí, cilësue, cilësuer
degëzim, degëzue
dimnuer, ore
dituní, ditnuer, ore
djallëzim, djallëzue
drejtori, drejtuer
dritare (Naimi)

dritësore (Arbreshët)
dritore (Bashkimi)
dhjetuer, ori (De Martino)
epërsí, epruer, rore
falëtore
farkëtore
fillesëtár, are
filluer, ore
ftore
fjalí
fjalim
fletore
floktar, floktore
folje
foshnjore
frymuer, ori
fshatarësí
fuqizim, fuqizue
furrëtár, furrëtore
fushatë
fushim
gjellëtore
gjithësí
gjykatore
hetuesí
jetësuer, ore
këthesë
kombësí, kombëtár, are
krahasim, krahasue, krahasore
krijimtarí
kryetár, kryesí
kufîzim, kufîzue
kujtesë
lakim
lajmtár, are
landuer, ore, lendësí
lêjë, lêjue, lêjueshëm, i (H. Mosi)
lidhore (mënyrë)
mbathëtár
mendësí
mendimtár, menduer, ore
mohim, mohue
mprehtësí
nanduer, ori (De Martino)
ndiesí, ndiesuer, ore
ndikim, ndiesë, ndikue
ndjenjë
ngrehinë
nevojëtore
njajtë, i (njëjtë)
pajtimtár, are
parim, parimuer, ore
përjashtim, përjashtue
përmendore
pjesëtim, pjesëtue
pohim, pohue
prendveruer, ore; pranëveruer
prestár, prestore
pronár, pronuer, pronësí
punishtë
pyllëzim, pyllëzue
qarkore; qarkullim; qarkullue
qytetërim (Konitza) qytetëruar
rasë (Bashkimi)
rregullore
rrethanë
siperore (shkallë)
synim, synuer; synuer, ori
shkelqesë, shkelqesí
shkresë, shkronjë (Naimi)
shpëtimtár
shtatuer, ori (De Martino)
shqiptim, shqiptue
shtetzim, shtetzue
shumzim, shumžue
tetuer, ori (De Martino)



trupore
themeltar, themeluer, ore
therore (Kristoforidhi)
theksim, theksue, theksë
udhëzim, udhëzue
urdhënesë
ushtrim
vendimtár, are
veprimtarí
veruer, ore
vetmitár
vijim, vijue, vijueshëm, i
vizatim, vizatue
vlerësim, vlerësue
vrojtore
vullëndetár, are
zanore
zgjedhim, zgjedhue (Xhuvani)
zhgjetore

## VII. - NDIKIMET FONETIKE, MORFOLOGJIKE DHE SINTAKTIKE NDËRSHEJ GJUHËVET TË BALKANIT.

1. - Ndrimi ase alternanca e zanorevet *-a, -o, -u,* të rrokjevet të forta me tingëllin *-ă* (rum.) e *-ë* (shq.) ndër rrokje të ligshta. Kështu bullgarishtja, rumenishtja e shqipja. P.sh. *Shëndt* (lt. sanitatem); *vullëndet* (lt. voluntatem); *këlqere* (lt. calcarea); *mënyrë* (it. maniera); *këshill* (lt. consilium); *pështŷj* (lt. sputare).

2. - Kalimi i zanores *-o* ndë *-u,* posaçe ndër rrokje të ligshta: ndë bullgarishte, rumenishte e ndë shqipe. P.sh. *kumbara* (it. compare); *mullini* (lt. molinum); *Napulli* (it. Napoli); *kushrini* (lt. consobrinus); *urdhën* (lt. ordinem); *i kuq* (lt. cocceus); *shpûza* (lt. spongiam); *miljûni* (it. milione).

3. - Shndrimi i grupit të latinishtes *-ct* ndë *-ft, jt,* p.sh. *diftoj* (lt. dictare); *i drejtë* (lt. directus); *fryjt* (lt. fructus); *pajtoj* (lt. pactare); *lufta* (lt. lucta, rum. lupta).

4. - Zanoret e gjata, dhe ato hundoret, humben ndë greqishten e ré e ndë shqipen e jugut: P.sh. *një ka e dy dhi* (për ká, dý, dhí), *zëri i nënës* (për zâni i nânës). *M'a ka ënda* (për: m'a ka anda). *A e ke parë nd'ëndërrë?* (për: a e ké pa nd'andërë?).

5. - Hundzimi silabik me proletikën *m-, n-,* si ndë rumenishten, ashtu edhe ndë shqipen. P.sh. *nçeli* (çeli); *mvari* (vari); *ndáj* (dáj); *ndrejtë* (drejtë); *ndritëshëm* (dritëshëm); *ngaforrë* (gaforre); nga (kahë); *mbas* (pas); *mbrehi* (prehi); *mplakem* (plakem); *nkuqem* (kuqem).

6. - Kalimi i *-n-* ndë *-r-* *(fenomeni i rotaçizmit):* ndë rumenishten edhe ndë toskënishten. P.sh. *vera* (vena); *zëri* (zani); *dimër* (dimën); *lëre* (lene); *mushkëri e pjekur* (mushkëni e pjèkunë); *eshtëra të kalbura* (eshtëna të kalbuna).

7. - Ligshtimi apor të rámt e plotë të langëtores *-l* përpara zanores *-i*, palatizue ndë *-j*. P.sh. *fileja* (lt. filum); *mijë* (milia); *faj* (fallere); *Rrëshajë* (lt. Rasalia); *fëmijë* (lt. familia).

8. - Vendimi i nenit të shquem mbas emnavet, ndë shqipen, rumenishten dhe ndë bullgarishten, b.f. *lop-a, mal-i; lopë-a, mal-it; lopë-sh-it; male-sh-it; lopë-vet, male-vet.*

9. - Një trajtë e vetme, si për gjindoren e emnit, ashtu edhe për dhanoren. P.sh. *i lisit - lisit; e pulës - pulës, i lisa-vet, pula-vet.* Krejt njështu edhe ndë rumenishte e ndë greqishten e ré.

10. - Përdorimi pleonastik (proklitik apor enklitik) i përemnit vetuer. D.m.th. një herë i plotë e mandej edhe, ndë trajtën e ligshtë. P.sh. *Mue m'a fali librin, por tý s't'a fali. Né s'na tha gjâ. "Ndiejnai né fajet e mbëkatet tona". Atij i a ka anda, né s'na duhen aspak. Atyne s'u vjen mirë.*

11. - Trajtimi i numrorëvet prej *11'* djeri ndë *19* nëpërmjet të njëj parafjale me kuptimin *mbi.* Kështu ndë shqipen dhe ndë rumenishten. P.sh. *dymbëdhetë, psëmbëdhetë, nandëmbëdhetë.*

12. - Të zhdukunt gati të plotë t'infinitivit ndë greqishten e ré dhe ndë shqipen e jugut. P.sh. *Unë nuk di të këndoj* (nuk di me këndue); *Po t'a dishem, se vjen sod, rri e e pres.* (Me e dijtë se vjen sod, rri me e pritë). *Ti, a mund të ngasësh?* (Ti, a mundesh me ngâ?)

13. - Ndërtimi perifrastik i futurit me ndihmën e verbit *due* (do të) ndë serbishten, ndë bullgarishten, ndë rumenishten, ndë greqishten e ré, edhe ndë shqipen jugore. P.sh. *Një ditë do të mbarojm të gjithë.* (... kemi me mbarue; kemi për të mbarue). *Do të më shkruesh. Nesër do të dalë moti i mirë* (ka me dalë...). *Mendo, se do të pendohesh një ditë.* (Mendo, se ké me u pendue...). (*Fr. Miklosich, M. Schuchardt* etj.)

## VIII. - NDRYSHIMET TYPIKE NDËRMJET GEGËNISHTES E TOSKËNISHTES.

Dý kryedijalektet e shqipes përfshîjn se i cili disa nëndjalekte. Djalektet e toskënishtes janë ndë përgjithsí mâ të unjisuem, se ato të gegënishtes. Arsyeja kryesore do kërkue te natyra malore e institucjonet karakteristike, që dallojn, sidomos Veriun; të cilat kanë pengue marrëdhanjet tue i dhanë shkas njëj zhvillimi djalektuer shum të madh.

I përkasin gegërishtes: nëndjalekti *i Kosovës, i Malsís së Mbishkodrës (Malsís së Madhe), i Krajës, i Qytetit të Shkodrës, i Mirditës* (tue përfshî edhe *Malsín e Lezhës, Këthellën, Matjen e Lurën), i Tiranës me rrethe, i Elbasanit e i Shqiptarëvet të Borgo Erizzo-s.* Mbahen me toskënishten: *çamërishtja, labërishtja,* nëndjalekti *i Arbëreshëvet t'Italís, të Greqís* etj. Si cak kufinit mbahet Shkumbini, megjithëse gegënishtja folet edhe përtej këtij lumi.

Ndryshimet mjedis këtyne dý kryedjalektevet nuk janë gjithaq ndë *morfologjí, sintaksë* e *fjaluer, sa ndë fonetikë.*

Si mund të vërtetohet nga auktorët e maparëshëm, ndryshimet kanë shkue tue u përpajnue, sidomos ndë këto shekujt e fundit.

Po rrjeshtojm këtu disa shenjime të përgjithëshme, të cilat veç nuk janë për t'u marrë ashtu me të préme, ase absolutisht, si t'ishin parime që mund t'u përshtatëshin të gjitha krahinavet të këtyne dý kryedjalektevet. Këtu theksom mâ tepër ndryshimet karakteristike të gegënishtes së shkrueme ashtu edhe të toskënishtes. Ndryshimet nëndjalektare do të shqyrtohen tue prû copa të ndryshme.

### A. – FONETIKA.

1. - Toskënishtja nuk ka zanore hundore. Hundoren *â* të gegëvet këjo e shenjon me *ë*, dhe e shqipton gati si dyzanorin e gegënishtes *oe* a si *e* të mbyllët. P.sh. *gjâja, dhâmbi, kânga, âshtë, bâhet,* tingllojn ndë Tosk. si t'ishin: *gjoeja, dhoembi, koenga, oeshtë* etj., megjithëse shkruhet: *gjëja, dhëmbi, kënga, është, bëhet* etj. Kështu edhe *e* hundore e G. ka një tingëll të mbyllët karakteristik, e shkruhet me *ë*. P.sh. G.: *pê, qên, rê;* T.: *pë, qën, rë.* Zanoret tjera hundore të G. mbesin të njëjtat edhe në T., por, tue humbë, mirret vesht, tingëllin e ndërhundët. Në këtê pikë G. âshtë konservatore, mbassi shkrimtarët e vjetër i kanë tingujt hundorë; ata shkruejnë: *pensë* (pesë), *ren* (re), *anshtë* (âshtë). Ende sod disa vise të T., si ndë Kurvelesh e ndë Himarë, ndihen tingujt hundorë.

2. - Gjithashtu ndë Toskënishten nuk ndëgjohen mâ sod *zanoret e gjata.* Fjalët me tingëll të gjatë të Gegëvet Toskët i bâjn të tingëllit të mjesëm, po patnë kû me u pështetë; përndryshej nuk i shenjojn aspak. P.sh. *ke lirí; unë pásh një kál të thát; ká rá shí; ata qénë da e rá ndë vorfëní; dý grá; na blém bagtín; nji vëllá i shtëpís.* T.: *ke liri; unë pashë një kalë të thatë; ka rënë shi; ata qénë ndarë e ranë ndë varfëri; dy gra; na blemë bagëtinë, një vëlla i shtëpisë.* Edhe ndë këtê pikë G. âshtë konservatore; inovacjoni i T. âshtë relativisht i rí, mbassi të gjithë shkrimtarët e vjetër, tue përfshî edhe Matrëngën, shkrimtarin mâ të vjetrin toskë, i

kanë tingujt e gjatë. Për mâ tepër ndiehen edhe sod ndë disa nëndjalekte toske (Kurvelesh e Himarë), ashtu edhe arbëreshe.

3. - Ndërsa Toskët *e*-n atone para rrëshitësevet e hundorevet *(l, ll, n, m, rr, r)* e kanë si një gjymsëzanore, tue e shenjue me *ë*, Gegët e kanë fort mâ të ndieshëm dhe të qartë. P.sh. T.: *Skënderbeu ay udhëheqës i famëshëm i ushtrisë kombëtare, dëshëronte me tërë zëmërën e tij luftë kundrë turkut, për të shpëtuar Shqipërinë. Një shëmbëll i shkëlqyer; një ëndrrë e ëmbël.* - G.: *Skanderbeu, ai prîsi i famshëm i ushtrís kombtare, dishronte me tanë zemrën e vet luftën kundrë Turkut, për t'a shpëtuem Shqipnín. Nji shembull i shkëlqyeshëm; nji andërr e ambël.*

4. - Zanorja *e* tonike mbas *v* ndë fillim të disa fjalëvet të pakta, ndër Toskë tingllon *a:* p.sh. *voj-i: vaj-i; i vorfën: i varfër, votrë: vatrë; vorr-i: varr-i; i vokët: i vakët; vojtun: vajtur. -O-* u shpërthye ndë diftongun *ua* (tosk.) e *uo* (geg.). Tashti tue u konsonatizue zanorja *-u-* në *-v-*, natyrisht duel *vaj* (tosk.) e *voj* (geg.). Gjithënjë edhe këtu kemi një inovacjon nga Tosk., si mund të gjykohet prej etimologjís së disa fjalëve: *I vorfën* lat. *orphanus; voj* lat. *oleum,* por: vatra, sl. *vatra.*

5. - Diftongu i vjetër *uo* u shëndrue ndë Geg. ndë *ue,* T.: *ua* (që përdoret edhe ndë nëndjalektin e Mbishkodrës). Kështu T.: *grueja, duart, më thuaj mua, i mësuar, i shkuar* etj. për G.: *grueja, duert, më thuej mue, i mësuem, i shkuem* etj.

Ndërsa diftongu: *ie* tingëllon shpesh ndë T. i shkurtuem ndë *-je;* p.sh.: *diell-i: djelli; e diell: djellë; miell: mjell; qiellë: qjell-i; ziem: zjerë.* Por edhe ndër Gegë, veçanërisht gropa e Shkodrës e monoftongizon këtê diftong si edhe diftongun *ye.* P.sh. *nji grú, tuj shkú në krú, kê thý krýt; mos m'a thúj ma; qite millin në díll e përzije me dúr; ky malcúr âshtë nji nír i ndím.* - Diftongu i vjetër *uo* ndihet ende sod ndë Borgo Erizzo, aty-ktu ndë Dibrë e ndë ndonjë djalekt arbëreshë të Molise-s. Ndë Toskëní (Progonat me rrethe) ndë vend të *ua* ndëgjohet *oa,* si *doarët* për *duarët.*

Âshtë për t'u theksue, se diftongu *uo,* që përdorin Buzuku (1555) e Budi (1618-1621) e që me Bardhin (1638) na del *ue* për geg. e në Matrëngën (1592) *ua* për tosk., e ka burimin te një diftong tjetër mâ i vjetër: të Katasta Venete e Shkodrës (1416) gjejm *Grouemire* (fshati i sotshëm *Gruemirë*), si edhe fjalorthi i Arnolf von Harff-it (1497) ka *growa* (groua). Kështu pra, na del ndë shesh proçesi fonetik i këtij diftongu: *ou, uo, ua,* për tosk., e *ue, u* për geg. Ndë përgjithsí T. i ka ruejtë shum mâ mirë se G. diftonget e ndryshme. Prandej, prirja për invacjon ndë këtê rasë i përket gegënishtes.



6. - Zanoren *y* toskët ndër shumë rasa e zbusin ndë *i,* si ban edhe ndonjë krahinë e Gegënís (b.f. Mirdita e Shqipnia e Mjesme). P.sh. G.: *shqypja, skyferi, hypi sypri kshtjellit;* T.: *Shqiponja, skiferi, hipi sipër kështjellës.* - Por të dyja palët kanë mâ fort: *kryeqyteti, i mbytun(-ur) dhe i thyem(-yer); i a shtypi dhe i a shtrydhi të dy sýt* etj.

7. - Mbrapashtesën *-uer* të G. ndër rasa të drejta (emn. dëshm.) të paskâjueme, T. e kanë mâ fort të përmbledhun ndë *-or.* P.sh. *shtatuer: shtator; dimnuer: dimëror; mbretnuer: mbretëror.*

8. - Një tjetrë karakteristikë dalluese e dy kryedjalektevet âshtë *rotaçizmi,* d.m.th. shëndrimi i *-n--* intervokalike të herëshme ndë *-r-* ndë tosk. Kështu: *vena e Vlonës, rana e hapun, druni i thyem, peni i prém, gruni âshtë mâ i ushqyeshëm se tërshana* etj. T.: *vera e Vlorës, rëra e hapur, druri i thyer, përi i prerë, gruri është më i yshqyeshëm se tërshëra.* Megjithkëta disa fjalë me *-n-* intervokalike nuk i u nënshtruenë fenomenit të rotaçzmit. Kështu tosk. ka *hëna, puna, nëna, dhënë, thënë.* Arsyeja âshtë për t'u këtkue ndë rrânjën indoeuropjane të fjalës, ku nuk kemi thjeshtë *-n-.* P.sh. ie. *Skodna:* hana; *pudna:* puna etj. Nga shembujt që prumë shihet se jo vetëm *-n-* por edhe *-m-* e pjestorevet, të cilat ndë trajtën e shkurtë mbarojn ndë dyzanore ase zanore të gjata, shndërohen ndë *-r.* Nuk do të çuditemi. Edhe këto ndë fillim kanë pasë *-n-,* si mund të shihet nga shembuj sporadikë të Buzukut: *të panët e lavdit të madh; tue ecunë për udhë të paglanë; muor të parët e lenë tem* etj. Malsia e Gjakovës njeh edhe sod vetëm trajtat me *-n-.* Një shembull i gjallë ndë gjithë Veriun âshtë pjasorja e substantivueme *tlyen* (të lyen), gjalp. Âshtë për t'u shenjue se këtê proçes e ka vijue edhe mâ përtej djalekti i Borgo Erizzos edhe me pjesoret ndë *-un* (t. *ur*). P.sh. *i dekum, djegum, pjekum* etj. për trajtat *i dekun, djegun (djegur), pjekun (pjekur).* Si kemi me pá mâ nalt, rotaçizmi âshtë një fenomen i përbashkët i toskënishtes me istro-rumenishten. Edhe ndë këtê rasë gegënishtja âshtë mâ konservatore.

9. - Ndërsa Gegët mund të përfshîjn pa vështirsí shqiptimit shumë bashkëtinglore (polikonsonantizëm), Toskët shkojn tue e lehtësue shqiptimin nepër pështetjen e *-ë-.* P.sh. geg..: *ardhshin shndosh; bashkshortja marrka të shtrembtën, disprimi i njerzís, nuk âshtë me vend; ushtria kombtare;* tosk..: *ardhëshin shëndosh; bashkëshortja marrëka të shtrembëtën, dëshpërimi i njerzisë; nuk është me vend; ushtëria kombëtare.* Shqiptimi i toskënishtes âshtë mâ afër etimologjís e përbamjes së fjalëvet, e prandej mâ konservatuer.

10. - Dy fjalzat e Gegëvet *qi, nji,* toskënishtja i ka *që, një.* Të vjetërt

kanë *qi, nja* (nje). Gegënishtja edhe *-e*-n origjinare, të ruejtun ndë toskënishte, e ka *i;* p.sh. *ndëgjoj* - ndigjoj; *dëftesa* - diftesa; *dëshmia* - dishmia; *dëshira* - dishiri.

Grupet e herëshme *kl, gl,* që ruhen ende sod ndë Çamërí, ndë Dardhë, etj. ashtu edhe ndë disa djalekte të Shqiptarëvet të Italís e të Greqís, kanë sod trí reflekse: *k-j; g-j,* që përdoren ndë një pjesë të qytetit të Shkodrës, Krajës e ndë shumë djalekte të Veriut; *k, g* me zhdukjen e *-l-* gadi ndë të gjitha djalektet verilindore (Kosovë, Nikaj-Mertúr, Pukë etj.); *q, gj* ndë Toskëní, Mirditë, një pjesë e Shkodrës, Shqipní e Mjesme. Tue përmbledhun kemi: Të vjetërt, Buzuku, Matrënga: *klumështë, klanj, tue klenë, gluha, i glatë;* Shkodra me djalektet veri-perëndimore: *kjumësht, kjaj, tue kjenë, g-juha, i g-jatë;* Tosk. Mird. Shqip. e Mjesme: *qumështë, qaj, tue* (duke) *qenë, gjuha, i gjatë;* Kosova, Puka etj.: *kumshtë, kaj, tue kanë, guha, i gate.* Si shihet, me përjashtimin e disa nëndjalektevet të toskënishtes, të gjithë kanë bâ një inovacjon. Djalekti i Kosovës ka ndjekun një rrugë jashta proçesit të natyrës të neksit *kl, gl kj, gj, q, gj.* Prandej Shkodra me djalektet veri-prendimore âshtë ndë fazën e dytë të proçesit; Toskënishtja me djalektet e Shqipnís së Mjesme e Mirditës ndë fazën e fundit.

11. - Ndërsa grupet *mb, nd, ng, ngj,* Gegët i shqiptojn si të shkrime ndë një tingëll të vetëm, Toskët e qesin mâ të qartë e damas vlerën e se cilës pjesë të grupit. P.sh. T.: *m-breti, ëm-bëlsira, n-dryshimi, kën-ga, n-gatrroj, n-gjeshur, n-gjyej* etj. për *mbreti, ambëlsina, ndryshimi, kanga, ngatrroj, ngjeshun* (njeshun), *ngjye* (njuej). Mun ndë disa krahina të Gegënís ndëgjohen këto faret të thjeshtësueme ndë *m, n, nj;* P.sh. *maroj, mes, permi, nihma, Noci, nopak, njinoj.* - Përkundra diku-diku, si ndë Toskëní ashtu ndë Gegëní, ndëgjohen vetëm pjesa e dytë e grupit *(-b; -d; -g; -p; -t).* P.sh.: *brenda, pramja, pastaj, dëgjoj, unë e gas, e guci, tryshej, trydhi, tue têjë* etj. për: *mbrenda, mbrapa, mbasandaj, ndëgjoj, unë e ngas, e nguci, ndryshe, tue ndêjë* etj. Ndë përgjthsí Toskënishtja âshtë mâ konservatore se gegënishtja ndë ruejtjen e këtyne grupevet.

12. - Toskënishtja i bân të shurdhët tingujt sonorë *(b, d, dh, g, gj, v)* gjithë sa herë nuk kanë ndonjë zanore a gjymsë zanorje, që i ndjekë; kurse gegënishtja i ruen të pandrueshëm. P.sh. *gas - gazi, bres - brezi, ment - mendja, vënt - vëndi, i math - i madhi, garth - gardhi, plump - plumbi, djek - djegur, zoq - zogjët, i lik - i ligu, të liqtë - të ligjët, Gjergj - Gjergji, hov - hovi, urof - urovi* etj.

Përkundrë gegënishtja ndjekë një proçes tjetër ndë disa fjalë, tue shëndrue bashkëtingëlloren e shurdhët ndë të tingëllt e tue ndrrue



njëkohësisht edhe gjinín: *lot - lodja, et - edja, pushtet - pushtedja,* si edhe ndë dy emna të përveçëm: *Mjet - Mjedja, Lesh - Lezhja.* (Këtë trajtë përdorë edhe Bardhi f. 198).

13. - Parashtesa mohuese *sh(zh)* e gegënishtes, toskënisht tingëllon gjithëherë *ç* ndër shkrimtarë të vjetër, e ndër disa nëndjalekte të Gegënís; kështu gegënisht: *shlirimi, shlodhem, shkatërroj, u zhduk* etj.; tosk.: *çlirimi, çlodhem, çkatërronj, u çduk* etj. Kështu edhe mbrapashtesën *s* gegët e kanë *c: çelsi - çelci, grykës - grykcë, malsia - malcija.*

14. - *Rr*-ja e fortë e Gegëvet në toskënishten shpesh ligshtohet. P.sh. *rrallë* - rallë, *kurrizi* - kurizi, *ngatrruem* - ngatëruar, *rreti* - rjeti, *rraca* - raca, *rreziku* - reziku.

15. - Toskëvet u pëlqen me u paravúm trajtavet të foljevet sidomos proletikën hundore, *n, m;* ndërsa Gegët i kanë të thjeshta: P.sh. *nxënës* - xanës, *nxejmë* - xejmë, *nxijmë* - xijmë, *ndarë* - dám, *nxjerrë* - xjerrë, *mplakem* - plakem, *nga* - kah, *i mpirë* - i pim, *i mveshur* - i veshun etj.

16. - Ndë toskënishten bashkëzanorja *l* shpesh trashnohet *(ll),* sidomos ndër fjalë të uhajtuna: *kompllot, kapella, psykollogu, blloku, pllani* i luftës, *dolli, dipllomat, parllamenti i Llondrës, llatin* etj.

17. - Veçanërisht ndë krahun e Shkodrës, të Gjinokastrës e ndë Borgo Erizzo nuk dallohet gjithaqë vlera e *ll* prej *dh.* Kështu: *ndolli* (ndodhi), *me llanë* (dhanë), *përcjedhi* (përcjelli), *mbydhun* (mbyllun), *përdrelli* (përdredhi) *i përmadhshëm* (përmallshëm), *gjadh e ndë zadh* (gjáll e ndë záll), *vjelli* (për vjedhi).

18. - Përkáh theksa tonike, të dyja djalektet përkojn gati gjithkun. Njehen si përjashtime fjalët: *ái - aý, niéri – njeríu, véri - veríu, qíri - qiríu, gáti - gatì, rródhe - rrodhè, báker - bakèr, qáse - qasè, háter - hatèr* etj.

## B. MORFOLOGJIA E SINTAKSA.

1. - Ndërsa Toskët përdorin si femnore emnat mashkullorë që dalin në shumës ndë' *a;* krejt përkundra Gegët, përdorin si femnore mashkullorët që ndë shumës marrin mbaresën *-e-.* Kështu tosk.: *emërat e vjetra shqipe; lisat e gjata, me çapa të shpejta dokumenta të vjetra;* geg.: *Faje të randa, kujtime të bukura, themele të shëndoshta.*

2. - Toskënishtja e ka humbë dallimin e gjinís të numrorëvet themelorë *dy, tre* për mashkullore e *dý, trí* për femnorë. geg.: *Dy burra të mirë që kishin dý gra si zana malit; ai kishte tre djelm e trí varza; shkapërceva dy trí male.* Kështu gegënishtja ban dallim për kahë gjinia edhe me

përemnin *vetë;* G.: *tre vetë* (për gj. m.) *trí veta* (për gj. f.); kurse toskonisht *tre veta,* për të tria gjinít.

3. - Gegënishtja e veriut të Shkodrës e përdorë gjithënji trajtën e shqueme të rrjedhores (*-et* për f. e *-it, -ut* për m.) që përdorin të gjithë shkrimtarët e vjetër. P.sh. G.: *bukë shtëpiet, lëkurë ujkut, mish viçit, po vîj prej Italiet; u msheh mbas murit, m'u hiq qafet.* T.: *bukë shtëpie, lëkurë ujku, po vinj prej Italie, u fsheh pas murit, m'u hiq qafe.*

4. - Ndë gegënishten emnat mashkullorë, që dalin nd' *ue,* marrin para zanores së skâjimit *(-i)* hundoren (n). P.sh *fëtue - fëtoni, thue - thoni, prrue - prroni;* sa Toskët: *ftua - ftoi, thua - thoi, përrua - përroi.*

5. - Toskët e shkurtojn mâ shpesh trajtën e dëshmores s'emnavet si: *Djalën* ase *djalnë,* për djalin; *lisnë,* për lisin; *burrnë,* për burrin. Ndë këso shkurtimesh ndeshet njeriu pa dá edhe te shkrimtarët e vjetër Gegë (Buzuku, Budi, Bardhi, Bogdani etj.).

6. - Si trajtë t'emnavet foljorë Toskënishtja përdorë mâ fort ata me mbrapashtesën karakteristike *-je, -ja,* si: *ardhje, nisje, thënje, hyrje, rënje, sëmundje, vdekje* etj. Ndërsa Gegët emnat foljorë i kanë mâ fort: *a)* si femnorë të thjeshtë (n'*-a*): *dala e gjâs; u ka rá preka; e ka kapë smunda; m'a çoi djegë, me ka marrë djega; të parët të ika, të mbramët te mbeta; b)* gjithënjë, si emna femnorë nga pjesorja, me nenin përkatës: *e thyemja e anmikut; e ardhmja e Turqvet ndë Shqipní; e marrmja e gjakut; e shkuemja përjashta* etj. *c)* si emna asnjansë nga pjesorja, me nenin e vet: *Të nisunt e ushtrís; të këthyemt e pranëverës; nuk kam të shkuem me tê, as s'kemi të híme e të dalun, as të marrun e të dhânun* (ase: *të marrë e të dhânë*) *me tâ.*

7. - Toskët kanë mâ fort ndë përdorim nenin mashkulluer *të* ndër rasa të lakueme, edhe mbas emnash femnorë. P.sh. *Bllokada e kësajë ndërtese t'urryer; aso ditësh të bukura nuk këthejnë më; kësi njerëzish të pazëmrë nuk kam parë ndonjë herë.* Për: *Blokimi i kësaj fortese së mënishme; aso ditsh së bukura nuk këthejn ma; kësi njerzësh së pazemrë nuk kam pá ndonjë herë.*

8. - Mbiemnat pjesorë ndër Toskë, për femnorë të njëjsit, përveç nenit, nuk marrin mbaresën e gjinís *(e),* sikurse ndodhë ndër gegë. P.sh. G.: *vjetin e kaluem - javën e kaluese; një ushtrim i kryem mirë - një punë e kryeme mirë; një hartim i shkruem si kush - një letrë e shkrueme si kush; vëllau i dám - motra e dame.* Nësa toskënisht: *vitin e kaluar - javën e kaluar; një ushtrim i kryem mirë - një punë e kryer mirë; një hartim i shkruar si kush - një letrë e shkruar si kush; vëllau i ndarë - motra e ndarë.*



9. - Ndë vend të pronarit bredhtuer *(posesiv refleksiv)* të vetës së tretë njëjës e shumës *i, e, të vet* Toskët përdorin gjithmonë diftorin *i, e të tij (saj); i, e, të tyre.* P.sh. *Mbretëresha me dy të bijt e saj tani vajti ndë kështjellë. Bujku lëron tokën e tij. Nxënësit shkuan ndë shtëpinë e tyre. Secili të shikojë punën e tij.* - G.: *Mbretnesh me dy bijt e vet njetash shkoi ndë kështjell. Bujku lëvron tokën e vet. Xâsët shkuenë ndë shtëpí të vet. Se i cili të këqyrë punën e vet.* – Një inovacjon i toskënishtes; mbassi - që shkrimtarët e vjetër i dallojn mirë, megjithëse ka rasa ku edhe ata marrin mbë thue.

10. - Toskët kanë ndë përdorim - edhe ndë gjuhën e shkrueme - trajtën e dhanores së përemnit vetuer shumës *(neve, juve),* edhe ndë vend t'emnores *na, ju.* P.sh. *Neve jemi Shqiptarë. Neve shkojmë e vijmë pa frikë. Juve s'kini qënë dje në shkollë.*

11. - Akuzativin e përemnit diftuer *këtë, atë* Toskët e kanë (rregullisht!) edhe kur ky përdoret si mbiemën. Kështu: *këtë libër, atë punë, n'atë kohë, mbi këtë pikë,* etj. Nësa Gegët e kanë të ligshtueme: *ket' libër, at' punë, nd' at' kohë, mbi kët' pikë.*

12. - Gegënisht, sidomos ndë të folun, hahet neni femnuer *e,* kur ky ndodhë fíll mbas trajtash që sosin nd'*a;* Toskënisht, krejt përkundra, humbë skâjimi *a,* dhe mbetë i qartë neni *e* ase *i.* P. sh G.: *mâ mbramja punë, dita 'mirë, udha 'mbarë,* etj. - T.: *m'e mbramja punë, koh' e re, udh' e mbarë, djali m'i vogël.*

13. - Një dallim karakteristik ndë morfologjí âshtë trajtimi i kohës së pakryeme: Nësa gegënishtja e trajton tue i shtue temës së foljes të pakryemen e verbit *me qenë (ishem, ishesh,* etj.), Toskënishtja i shton vetëm mbaresat e kësaj kohe. Këjo trajtë âshtë e përdorunë edhe nga shkrimtarët e vjetër, e ndihet edhe sod ndë disa nëndjalekte veri-perëndimore të veriut. Kështu kemi:

| Toskënisht | Gegënisht |
|---|---|
| *unë puno-nja (-ja)* | *unë puno-jshem* |
| *ti puno-nje (-je)* | *ti puno-jshesh* |
| *ay puno-nte* | *ai puno-jte* |
| *ne puno-nim* | *na puno-jshim* |
| *ju puno-nit* | *ju puno-jshit* |
| *ata puno-nin* | *ata puno-jshin* |

14. - Ndër Toskë ndëgjohet cungimi i skâjimit t'aoristit ndë vetën e tretë të shumsit, kur folja mbaron ndë rrëshqitëset *(l, ll, r, rr)*. Kështu: *Turqit u thyenë plotësisht dhe muarrë aratinë. Ata që s'ranë në grykat, a u zunë robër, a u çkatëruanë dhe u therrë prej ndënjësve të egërsuar... Që kur shkelë Europën Turqit, kishin dalë mundës...* (Noli). Për: *"Muarnë* aratinë... dhe *u therrnë...* që kur *shkelnë* Europën..." - Asimilacjon, ndë të cilin ndeshemi shpesh edhe ndër shkrimtarët e vjetër.

15. - Gegët, sidomos Shkodra, përdorin edhe për njëjsin trajtën e vetës së tretë shumës të mënyrës lidhore vepruese. P.sh. *Kush të kén ndonjë gjâ kundra, le të flasin; e mos të shkojn mandej tue u ankue biravet e skutavet. - Ai, ndë dashtë të më mbysin, në dashtë të më presin: si t'i pëlqejn.*

16. - Nësa Gegët kohën e ardhëshme e trajtojn me prezentin e foljes *me pasë,* plus paskâjoren e foljes përkitse *(unë kam me pasë,* ase *unë kam për të pasë),* Toskët përdorin si folje ndihmse *due* ndë trajtën *do të,* plus lidhoren e tashme të verbit përkatës[31]: *unë do të shkonj, ti do të shkosh,* etj.; ase: *unë kam për të shkuar, ti ke për të shkuar,* etj. - Trajta e toskënishtes nuk âshtë e ré ndë gegënishten: E përdorin shkrimtarët e vjetër me kuptimin e kohës s'ardhëshme, si p.sh. Buzuku: *"U duo të përfaronj ata":* (et ego disperdam eos). Përdoret edhe sod ndë Veri; por mâ fort me kuptimin e njëj mënyre *necesitative,* ase si një *futurum necessitatis* (një e ardhëshme e domosdoshme). Kështu, edhe ndër fjalí mohuese, me kuptim mundësiet, toskënishtja përdorë: *Unë nuk shkonj dot.* - Nësa gegënishtja: *Unë s'mund të shkoj.*

18. - Toskët kanë, si trajtë të vetës së tretë pësore, ndë të kryemen e diftores, atê me mbrapashtesën *-esh,* ndë vend të G. ndë *-ej.* P.sh. *Ay ndërohesh; ajo lahesh; ay sillesh; ajo pritesh,* etj. - për G.: *Ai nderohej; ajo lahej; ai siellej; ajo pritej.*

19. - Nësa Gegët e përdorin djeri ndë teprí *paskâjoren* (infinitivin), sidomos ndër fjalí të zgjidhuna, Toskët e dëbojn faret, dhe e zâvendsojn me fjalí të vërteta të mënyrës lidhore. P.sh. *Me dashë na me thanë të vërtetën...* T.: *Po të duam neve të themi të vërtetën.* G.: *I la njiherë me e rrethue qytetin.* T.: *I la njëherë t'a rrethonin qytetin.* G.: *Tÿ të duhet me shkue njëtash.* T.: *Ti duhet të shkosh tashti.* E qe një shembull tipik,

[31] Këjo trajtë âshtë e përbashkët me të gjitha gjuhët balkanike. Kështu kemi

| | | |
|---|---|---|
| Rumenisht: | *Voiu scrie* | (do të shkruej) |
| Greqisht: | *Thelo graphei* | " " " |
| Serb. Kroat. | *Cu pisati* | " " " |
| Bullgar. | *Pisa sliça* | " " " |



që e kishte ndë gojë shpesh i shuemi L. Gurakuqi: *"Me kénë me shkue me i thanë atij me ardhë e me më pá".* (T.: Të lutem, të *shkosh* dhe t'i thuash atij, të vinjë e të më shohë). - Vetëm për të dhânë fjalín kushtore Toskët e përdorin si lidhsë trajtën e paskâjores: *me qenë se* (me që). P.sh. *Me qenë se nuk mund të vinj unë, ti nisu* G.: *Mbassi s'mund të vinj unë,* etj. - Ashtu edhe ndër fjalí mohuese të lira: *(Nuk mund të rrish pa folur? Qan pa i thënë gjë njeri.* Për mâ tepër ndër fjalí shtjelluese, si lidhës, Tokët kanë frazën: *domethënë;* mandej arbëreshët përdorin: *vjen me rarë,* në kuptim: duhet.

20. - Mbas parafjalësh, sidomos kur emni në kallëzore âshtë i shoqnue prej ndonjëj cilsori, Toskët kanë trajtën skâjore; nësa Gegët kanë mâ fort paskâjoren. P.sh. *nën Serbët, për nderin e të parve; mbi malin e Tomorit:* G.: *mbi mal të Tomorit.*

*Vërejtje.* - Shenjimet, po deshmë, mund të shtohen. Kaqë të mjaftojë, për të vërtetue ndryshimet, dhe për të pá nevojët që do të kishte se i cili ndër kryedjalekte a djalekte me u qortue, me u plotësue e me u përmirësue nga tjetri. Një punë kjo, të cilën do të shkojë tue e krye koha, dashunia e bashkimit, krahas me studjimin dhe mundin e kompetentavet vullëndetmirë.

## C. – FJALORI.

Tue lanë m'anesh fjalët e posaçme të njënit ase të tjetrit kryedjalekt, po rreshtojm këtu disa që janë të njinjishme ndë vështrim, por të përdoruna me pakë ndryshime për kahë trajta.

| Tosk. | Gegë. |
|---|---|
| *agjëroj* | - njinoj, ngjinoj |
| *andaj, prandaj* | - andej, prandej |
| *arrij* | - mrrij, mbërrij |
| *arushë-a* | - harushë-a |
| *bajame-ja* | - bajam-i |
| *ca, dica* | - sa, disa |
| *cili (i, e)* | - cilli (i, e) |
| *cmir-i* | - smirë-a |
| *çap-i* | - hap-i |
| *çelur (i, e)* | - çilun (i, e) |

14. - Ndër Toskë ndëgjohet cungimi i skâjimit t'aoristit ndë vetën e tretë të shumsit, kur folja mbaron ndë rrëshqitëset *(l, ll, r, rr)*. Kështu: *Turqit u thyenë plotësisht dhe muarrë aratinë. Ata që s'ranë në grykat, a u zunë robër, a u çkatëruanë dhe u therrë prej ndënjësve të egërsuar... Që kur shkelë Europën Turqit, kishin dalë mundës...* (Noli). Për: *"Muarnë* aratinë... dhe *u therrnë...* që kur *shkelnë* Europën..." - Asimilacjon, ndë të cilin ndeshemi shpesh edhe ndër shkrimtarët e vjetër.

15. - Gegët, sidomos Shkodra, përdorin edhe për njëjsin trajtën e vetës së tretë shumës të mënyrës lidhore vepruese. P.sh. *Kush të kén ndonjë gjâ kundra, le të flasin; e mos të shkojn mandej tue u ankue biravet e skutavet. - Ai, ndë dashtë të më mbysin, në dashtë të më presin: si t'i pëlqejn.*

16. - Nësa Gegët kohën e ardhëshme e trajtojn me prezentin e foljes *me pasë,* plus paskâjoren e foljes përkitse *(unë kam me pasë,* ase *unë kam për të pasë),* Toskët përdorin si folje ndihmse *due* ndë trajtën *do të,* plus lidhoren e tashme të verbit përkatës[31]: *unë do të shkonj, ti do të shkosh,* etj.; ase: *unë kam për të shkuar, ti ke për të shkuar,* etj. - Trajta e toskënishtes nuk âshtë e ré ndë gegënishten: E përdorin shkrimtarët e vjetër me kuptimin e kohës s'ardhëshme, si p.sh. Buzuku: *"U duo të përfaronj ata":* (et ego disperdam eos). Përdoret edhe sod ndë Veri; por mâ fort me kuptimin e njëj mënyre *necesitative,* ase si një *futurum necessitatis* (një e ardhëshme e domosdoshme). Kështu, edhe ndër fjalí mohuese, me kuptim mundësiet, toskënishtja përdorë: *Unë nuk shkonj dot.* - Nësa gegënishtja: *Unë s'mund të shkoj.*

18. - Toskët kanë, si trajtë të vetës së tretë pësore, ndë të kryemen e diftores, atê me mbrapashtesën *-esh,* ndë vend të G. ndë *-ej.* P.sh. *Ay ndërohesh; ajo lahesh; ay sillesh; ajo pritesh,* etj. - për G.: *Ai nderohej; ajo lahej; ai siellej; ajo pritej.*

19. - Nësa Gegët e përdorin djeri ndë teprí *paskâjoren* (infinitivin), sidomos ndër fjalí të zgjidhuna, Toskët e dëbojn faret, dhe e zâvendsojn me fjalí të vërteta të mënyrës lidhore. P.sh. *Me dashë na me thanë të vërtetën...* T.: *Po të duam neve të themi të vërtetën.* G.: *I la njiherë me e rrethue qytetin.* T.: *I la njëherë t'a rrethonin qytetin.* G.: *Tý të duhet me shkue njëtash.* T.: *Ti duhet të shkosh tashti.* E qe një shembull tipik,

[31] Këjo trajtë âshtë e përbashkët me të gjitha gjuhët balkanike. Kështu kemi

| | | |
|---|---|---|
| Rumenisht: | *Voiu scrie* | (do të shkruej) |
| Greqisht: | *Thelo graphei* | " " " |
| Serb. Kroat. | *Cu pisati* | " " " |
| Bullgar. | *Pisa sliça* | " " " |



që e kishte ndë gojë shpesh i shuemi L. Gurakuqi: *"Me kénë me shkue me i thanë atij me ardhë e me më pá".* (T.: Të lutem, të *shkosh* dhe t'i thuash atij, të vinjë e të më shohë). - Vetëm për të dhânë fjalín kushtore Toskët e përdorin si lidhsë trajtën e paskâjores: *me qenë se* (me që). P.sh. *Me qenë se nuk mund të vinj unë, ti nisu* G.: *Mbassi s'mund të vinj unë,* etj. - Ashtu edhe ndër fjalí mohuese të lira: *(Nuk mund të rrish pa folur? Qan pa i thënë gjë njeri.* Për mâ tepër ndër fjalí shtjelluese, si lidhës, Tokët kanë frazën: *domethënë;* mandej arbëreshët përdorin: *vjen me rarë,* në kuptim: duhet.

20. - Mbas parafjalësh, sidomos kur emni në kallëzore âshtë i shoqnue prej ndonjëj cilsori, Toskët kanë trajtën skâjore; nësa Gegët kanë mâ fort paskâjoren. P.sh. *nën Serbët, për nderin e të parve; mbi malin e Tomorit:* G.: *mbi mal të Tomorit.*

*Vërejtje.* - Shenjimet, po deshmë, mund të shtohen. Kaqë të mjaftojë, për të vërtetue ndryshimet, dhe për të pá nevojët që do të kishte se i cili ndër kryedjalekte a djalekte me u qortue, me u plotësue e me u përmirësue nga tjetri. Një punë kjo, të cilën do të shkojë tue e krye koha, dashunia e bashkimit, krahas me studjimin dhe mundin e kompetentavet vullëndetmirë.

## C. – FJALORI.

Tue lanë m'anesh fjalët e posaçme të njënit ase të tjetrit kryedjalekt, po rreshtojm këtu disa që janë të njinjishme ndë vështrim, por të përdoruna me pakë ndryshime për kahë trajta.

| Tosk. | Gegë. |
|---|---|
| *agjëroj* | - njinoj, ngjinoj |
| *andaj, prandaj* | - andej, prandej |
| *arrij* | - mrrij, mbërrij |
| *arushë-a* | - harushë-a |
| *bajame-ja* | - bajam-i |
| *ca, dica* | - sa, disa |
| *cili (i, e)* | - cilli (i, e) |
| *cmir-i* | - smirë-a |
| *çap-i* | - hap-i |
| *çelur (i, e)* | - çilun (i, e) |

| | |
|---|---|
| *dasmë-a* | - darsmë-a |
| *dashur (i, e, të)* | - dashtun (i, e, të) |
| *dirsë-a* | - djersë-a |
| *djalëri-a, djelmuri* | - djelmëní-a |
| *duke u ngritur* | - tue u çue |
| *duke vrarë e prerë* | - tue vrá e pré |
| *dyzet* | - katërdhetë |
| *dhe* | - edhe |
| *dhëmbet (më)* | - më dhimbet |
| *dhjamë-i* | - vjam-i |
| *fshesa të ra* | - fshisa të reja |
| *gosti-a* | - gostë-a |
| *got-i* | - gotë-a |
| *gjer* | - deri, djeri |
| *gjetkë* | - ngjeti, njeti |
| *gjymsë-a* | - gjysë-a |
| *hedhur* | - hjedhun |
| *hequr* | - hjekun |
| *hidhëruar* | - idhnuem |
| *hyj (unë)* | - hîj (unë) |
| *jargë-a* | - jarg-u |
| *kandile-ja* | - kandil-i |
| *kollë-a* | - koll-i |
| *krah-u* | - krah-i |
| *kërshterë (i, e)* | - krishtenë (i, e) kështenë |
| *këshill-a* | - keshíll-i |
| *lavdi-a* | - lavd-i |
| *librë-a* | - libër-i |
| *lart* | - nalt |
| *lëvriz-i* | - livrizë-a |
| *lipset* | - lypet |
| *luftëtar-i* | - luftár-i |
| *luadh-i* | - livadh-i |
| *madhshti-a* | - madhní-a |
| *mënoj* | - vonoj |
| *mes-i* | - mjes-i, mjedis-i |
| *mësonjës-i* | - mësues-i |



| | |
|---|---|
| *mejtim-i* | - mendim-i |
| *miskonjë-a* | - mushkajë-a |
| *mundur (duke)* | - mujtë (tue) |
| *nder-i* | - nderë-a |
| *ndërmes* | - ndërmjet |
| *ndofta* | - ndoshta, ndashti |
| *nëntëdhjetë* | - nandëdhetë |
| *nga* | - kahë, prej |
| *njoh, shoh* | - njoh, shof |
| *ofshtëtirë-a* | - ushtimë-a |
| *palcë-a* | - palc-i |
| *pastaj* | - mbasandej |
| *pasur, patur* | - pasun |
| *pëlcas* | - pëlasa, plasi |
| *përtuar, përtac* | - pritues, pritac |
| *pishk-u* | - peshk-u |
| *pulizë-a* | - puliz-i |
| *po, posa, apo* | - por, porsa, apor |
| *polë-a* | - pol-i |
| *qëngj-i* | - kingj-i |
| *qyq-i* | - qyqár-i, qyqe-ja |
| *qytet-i* | - gjytet-i |
| *rroj* | - rrnoj |
| *rub-i* | - rubë-a |
| *së rish* | - rishtas |
| *simvjet (kësi mvjeti)* | - sivjet |
| *shëroj* | - shëndoshi |
| *shëkonj* | - shikjoj, shiqoj |
| *shembëllë-a* | - shembull-i |
| *shënonj* | - shenjoj |
| *shpëtoj* | - pështoj |
| *shpresoj* | - shpnesoj |
| *Shqipëria* | - Shqypnia |
| *shtëpi-a* | - shpi-a |
| *shtrëngoj* | - shtërngoj |
| *tërmet-i* | - tërmek-u |
| *tjatër (i, e jatër)* | - tjetër (i, e) |
| *tutje* | - përtej |

| | |
|---|---|
| *thëllëzë-a* | - fëllanxë-a |
| *thërres* | - thrras, thirri |
| *uri-a; i urishëm* | - û-ja; i unshëm |
| *uthull-a* | - ùfullë-a |
| *vajza-t* | - varza-t |
| *velë-a* | - vel-i |
| *vëllezër-it* | - vëllazën-t |
| *vem-i* | - veme-ja |
| *ve re* | - ven oroe |
| *vdes* | - des |
| *vdjeri, vdora, dbora* | - bjerri, bora |
| *vetëton* | - veton |
| *vetiu (vetetiu)* | - së vetit |
| *vesë-a* | - voesë-a |
| *vjersh-i* | - vjershë-a |
| *yll-i* | - hýll-i |
| *zboj* | - dëboj |
| *zjarr* | - zjarm-i |
| *zonjë-a* | - zojë-a |
| *zotrote* | - zotnia jote; etj. |

## IX. - NDËNDJALEKTET E SHQIPES.

Dhanë një shikim të përgjithët ndryshimevet tipike të dý *kryedjalektevet* të shqipes *(gegënishte e toskënishte), i a* vlen mundi t'ua kushtojm një kujtim të shkurtën edhe *ndëndjalektevet.*

Populli shqiptár, si dihet, përbâhet prej fisesh e vëllazním, si edhe prej *kolonísh* emigrantash. Se i cili fis dhe grup e flet shqipen me ato mënyrët e posaçme të shqiptimit sidomos, që e dallon mâ shum a mâ pakë prej së tjerësh.

Për këto mënyrë karakteristike të ndëndjalektevet të shqipes, po paraqesim këtu nga një pasqyrë të voglë të së folmes së disa krahinave dhe grupeve Shqiptarësh; prej kahë mund të kemi një fëtyrë, sado të zbetë, të djalektit t'asaj krahine. Thomi "të zbetë", përse shkrimi nuk mund t'i fëtyrëzojë kurr të gjitha veçanërit, ngjyrat dhe nuancat e të folmevet të ndryshme. Ndë këtê rasën tonë, fort mâ besnike do t'ishte pllaka e gramafonit.

I. - *Grupi i ndëndjalektevet të gegënishtes:* - 1. Shqiptarët e Dalmacís



*(Borgo Erizzo).* - 2. Kraja. - 3. Malsi e Mbishkodrës. - 4. Shkodra (qyteti). - 5. Kosova. - 6. Mirdita. - 7. Dibra. - 8. Tirana (qyteti). - 9. Rrethet.

II. - *Grupi i ndëndjalektevet të toskënishtes:* - 1. Labëria. - 2. Myzeqeja. - 3. Shqiptarët e Kalabrís *(Specano).* - 4. Shqiptarët e Siçilís *(Pjana e Arbëreshëvet).* - 5. Shqiptarët e Greqís *(Poros).*

### Pasqyra e shembuj

1. - *Shqiptarët e Dalmacís* (Borgo Erizzo). - Ni njer e ko pat' ni gomar fort të plak, çish *(që)* nuk ko mujt' vish (srb. *ma*) me punua; përata ko shti në mendime m'e vra, e pe' *(prej)* likure të ti me bo tamburin. Ali (srb. *por*) gomari, çish ko marrë vesht gji(th), ni dit', kur nuk ko ken' kurkush në shpi, ko ik' në fusha Ullath *(udhës)* e ndeshën çenin, e i thot': Çish *(çka)* do me thanë da (srb. *që*) je ashtu i tuzno (srb. *i idhun*)?

(K. Taljavini)

2. - Kraja. - Hinje besa (qe, besa), kuj thëmijë, qi esht me fys prej Shestanit, çpejt ka me mbarue keq, pse s'do me nigjue kërken. - Çka thuo ti, a mundet me kjenë gjadhë (gjáll) njikjo fëllanxë?... S'më mushet menja. - Kur ishtesh i vogël, ruejtesh thtujakët, e e kishnjesh nji stjap, qi s'nigjojte me shkue me tjetërken, vetëm me mue. Por tash na kanë maruo të gjidhë: do prej marllet, e do na i vrav Shkjav. - Mjatht e shtirë esht për muo, me suo thëmijt e shkodhës; por çpejt tash sohen. - Prej së thtothtit e marllet jam çprishë krejt duorësh e kamësh. - Po ju, çka po beni me atê pé?

3. - Malsia e Mbishkodrës. - A ké tie, se pramë nji grua, tue pushë buljerat në krua, ishte pa' pytë t'ujë? - Jemi kénë dje tu Nue Nreka, kupara ynë, e na ka thashë, se ki' pa' teshë (kishte pas ndeshë) atej diku pi livadh nji të Hot *(Hotjanë)* të vrá; i cilli - orpremi! - ish' pa' kénë tuj pjellë *(mbjellë)* kollomoq. - Mua s'm'a pat âta *(anda)* kurr'i fije at' sen. - E ko pa' tie edhe û at' kuvêt *(kuvend);* por s'e kam besua.

4. - Shkodra *(qyteti).* - Për sh' Njergj kena ndrrú shpí; e tesh jena fort mâ lerg prej shkollet, se jena kenë. A thû ké me ardhë ndoj herë me na pá, e me na kalxú ndoj send të ré? - Çka thé? - Zo' ruuna, si jé edhe ti! Po ti prit nji fice! - Vene orö njiket vö. - Lshö zogun; pse i ré? - Un dú me shkú mâ para në Durrc, masandejna me kthý turr e vrep ká Lezhja, për me marrë në Kollel nj'a dŷ rrâjë modha me i mjedhë. Por, masi drú se vonohem, po e lâ mâ mirë për nonji herë qetër. - Po të tham prá, se qikjo â dita, qi të kam thanë. - Dje kena dalë pazár kamë, edhe jena njitë karrocë!

5. - Kosova. - "Të lumtë krahi! - i tha begi. - Mos káj. Pse me kajtë?"

- Mandej keshi të madhe. - Sa shum plaki konka gëzue, kur i a kanë xerrë djelt prej burgit. - Qatje domë me dalë e me ndêjë opet (srb. *prap*) gû për gû. - Të konka shkepë jeleki; çoje e kepe. - Jemi ardhë mbramë. Marki koftë shëndosh! - Qaj nu' i a gán kurrku' kuvendit. - "S'vriten burrat, lidhun lakit!" - N'pashi kand tuj liftue, për qatë besë, si *(që)* kini me mue, s'vonon pushka m'u tfillue. - E mjera shpia, si t'ka qitë ty! T'u ngatë' jeta!

6. - Mirdita. - Mos u ma, ne *(ende)* mo' e ço kriet, a s'me qanë i diti i dheut të Shqipnês. - Xhërxhi, tue djermihë gje *(gërmihë dje)* arën e tuj gjoditë *(goditë)* nji gjardh, kish' pa' xhetë nji teshë të moçime. Por e kish' pa' trem' *(tretë)* e çitë çatje. - Nji gjrue, me nji mêc për dore, tuj kthie prej kejshet, ishte nal' *(ndalë)* në mullê mi rrugjë, ne kish' qanë tuj e thie çafën për 'i gjúr. - Çaf *(çka)* âshtë i nisan (trq. *nieri*), kish' dal' e marrë malt; u kishin dhânë zjarr shpejave, ne u kish' dal' temi *(tymi)* për tërmal. - Qish *(çka, si)* thé, or tê?

7. - Dibra. - Edhe sod ka në Shqipnaj bourra të majrë e të qekun *(pjekun)*. Mjeft *(mjaft)* jemi fajkë e mbarue *(fikë e mbarue)* mas ktine punve. - Njeshtri *(mjeshtri)* inë, nji qak *(plak)* me njekrë *(mjekrë)*, i gjatë sa qepi *(plepi)*, tuj shkaue rrugës, kishte kanë rrxaue në quhun *(pluhun)*. - Një graue âshtë gjegë *(djegë)* në kusaj *(kusí)*... - Gjeta *(bleta)* gaton njaltën *(mjaltën)*. - "Tim e fjakë t'ia qis për mbrapa - T'i shkoj Pashës mu ke çadra."

8. - Tirana. a) *(qyteti)*. - Parmromë, qesh' n'kinomot. Paçë nej' midis kallaballikut, poshtë. Po majshe ré përtërmo' *(tërmal, përpjetë)* mrapa, ka' lloxhat; si osht adeti mô, me kullot' sytë. Kur, tu shëku kshtu tërmo, më zunë sytë 'i turi burri, si të njof' *(të njohtun)*. Majta re përsita *(prap)*, ene veç kur më shkun rrëqethet... se isht tipki i Ceni Molla Byrdykut, rahmet-pastë! - qi ka hone *(kane)*, se pat vdekë' pri *(prej)* smundjes konser, qi i thonë hyqymt. M'erdh dështirë, e ktheva kryt para, qi të mos e shof...

... Ka dalë llafja napër katunet, qi pa na japin pare?

U shuqur, a Zot! "Kush qeka si nô!... Bështuem pri trokllikut! - S'kimi gajle për shi mô!" - e qera e qera, sa të dushë. M'i shurdhun veshët katunarët. Dita me ditët vin ke u, e më pysin, si me qenë Nilistri *(Ministri)* 'Konomisë!... "Kur pa na japin pare? Kur pa çilet bônka? ... Kishin ardhë paret... Ho, mer mô, kur pa na i dajnë paret kopilat?... Prit gômar, të bîjë tërfoja!"

Tirana b) *(Rrethet)* - Ku jé, mer' Rem, *(more R.)*, ku jé! Dynjaja bôn qejf; ne ti... Ti u bone mo keq, se gomarja jote! T'u këputnë krahët, mer' tarllak, ne po aty nele *(ngele)*: buk' misri me gjizë, ne *(edhe)* berek *(byrek)* kajher', për berômit *(bajramit)*. Shif 'i herë, se ç'bojnë dynjaja, gjith gazmen. Hudhe, mer lalë, ne ti xhokën, qeleshen ne brekushet; vene 'i kapel', ne bou i moth *(banu i math)* ne tina, si qerët...



9. - Labëria. - ... "E ke parë, Firduze, - të keqen! - ndonjë herë këtë vajzë? T'a ka zënë siri?... Për kokë të fëmilës *(për krye të fëmijës)*, mos paça sitë në ballë, as zushkë *(shërbëtore)* nuk e mirnja në shtëpi. - E, ç'i pëlqeu, - të keqen! - se mos ka dhe bukurinë?... Xhuxh-ma-xhuxhe: Dy grushte një më një! Pastaj një e tharë, e vdekur e pakallur! Nga shkon, duket si do të thihet në mes. - Lere së parit *(për të pám)*; më keq akoma: E shëmtuar! Me si *(sŷ)* të kërcierë; që, kur të vështron *(të këqyrë)*, sikur do të të hajë... Hundën, sa një xhora (srb. *topuz*, tr.) golën *(gojën)*, sa një kamare *(qemér)*. Pa le kur qesh, i dalin ata llëmbë *(dhamb)* si të kaut... Një arape, që se ka shoqen!

10. - Myzeqeja. - Në mëngjes ngrihem herjet; shkonj në plaçkën time *(pyllën e voglë)*, që e kam afër shtëpisë. Plaçka ime isht e bukur, me drurë gjithë llojësh. Fukarenjt e fshati tim vijnë për ditë, për të mbledhur thatëz; që *(qysh)* në pikë të mëngjezit, e bëjnë varricen *(ngarkicë drûshë)*: Palja, me pastamall (trq. *mësallë*) lidhur. Fëtyrë shum të bukur ka qy *(qëky)* vent në verë. Atëherë të bëhet zembra të rriç një copë herë në këtë lulëzim, që ka dhënë Zot'i Lartë. Aty isht vetë Perëndia!...

11. - Shqiptarët e Kalabrís. *(Kalina)* - "Kjetroni ati *(qëndroni aty)*, bishtëgjatëra, sa të ju ndaj kriet, si ju i a ndajtit qengjëthit *(kingjit të vogël)* tim... Kjentroni ati, sa të ju pjes, kush ju mbesoi!... Kini likj *(kini arsye)*, djelm të pjellur dosashi! Ikë, ikëni; çë *(që)* rafshi e çajshi xerkun! U bëfshi copa, e ardhëshin ëmat tuaja, e ju mbjedhëshin te prehëri *(ju mblidhshin ndë prehën)* copa, si këpurdhë të shkelura!... O kjengjëthi jim i bukuri, si pate të posovisje *(cofe)*!

12. - Shqiptarët e Siçilís. - Posa që u nisën Magjinjët, shi *(qe)*, një Engjëll i Tinëzoti i dëftonet të *(ndë)* ëndërrë Jozefit, tue thënë: "Ngreu, mirr Djalin e mëmën, e jik n'Egjipt e rri atje ngjera kur t'e thom u. Se Erodhi isht e kërkon Djalin sa t'e vrasnjë." - E ai, të ngrejturit, mori çë natën bashk me 'te Djalin e të jamën e 'tij, e vate n'Egjipt. E rrijti *(ndenji)* atje ndjera *(deri)* kur vdikj Erodhi. Ahjerna Erodhi, si u pá gënjier nga Magjinjët, u ngroh ndutu *(fort)*, e dërgoi e vrau gjithë djelmët, çë jishin në Betlem e rreth, te gjithë anët e vendet e 'saj, di veç e aposhta *(teposhte)*, mbi kjeroin (gr. *kohë*), që e zuri ka *(nga)* Magjinjët...

13. - Shqiptarët e Greqís. *(Poros)*. - Atë kohë erth Jisui ndë

Kapërnaum, e i vjen përpara një fiqal (zyrtár ushtriet; it. *officiale*), tuke falturë atit e i thoi: "Zot, djali i im ka rarë ndë shtëpi si i mékurë, e rrihet e piqetë rëndë." - E i thotë Jisui: "U do vinj t'e shëronj atë." - E u prëgjeq fiqali e i tha: "Zot, nëkë jam u kadër (trq. *i denjë*), prë të vish ti prëposh ndën të pushtruam *(pullaz)* shtëpisë sime; po vetëmë thuaj kshill *(fjalë)* ti, e shëronetë djali i im. Pse, edhe u njeri jam që kam urdhërí e kam afrë trima; e thom këtit: "Lashonu" *(shko)*, - e vete, e tjatrit: "Ea!", e vjen...

# PJESA II

## TINGUJT E SHQIPES
## (Fonetika e Ortografia)

Pa dyshim që edhe të parët tanë, si gjithë popujt e botës së qytetnueme t'atëherëshme, ndërmjet të cilëvet jetojshin, qyshë prej atyne kohëve fort të lashta, kur u shpik së parit mënyra ase arti i shkrimit, për nevojë të domosdoshme të marrëdhanjevet shoqnore, sigurisht që edhe ata, Shqiptarët, do t'a kénë pasë në përdorim atê shkrimin e gjuhës së vet; d.m.th. se edhe shqipja do t'a ketë pasë atê *alfabetin e vet.*

Mjerisht por na sod, tue dashë t'apim këtu një njoftim ase një pasqyrë të kësaj mënyre së shkrimit, që shtienë në punë ata gjyshat tanë ndër ata kohët e vjetra, biem ngusht, kahë nuk kemi në dorë, veçse dokumenta tepër të vonë të gjuhës sanë të shkrueme. I kemi këta, vetëm qyshë prej shekullit XV.

Mbassi nuk âshtë e mùndunë, t'i përfshîjm mbrenda njëj traktati të shkurtë të gjithë pasqyrat e ortografís, që përdornë, gjatë shekujvet të fundit, shkrimtarët e shqipes; për hír të qartësís dhe të shkurtimit të landës, këto skica alfabetash - sigurisht, jo të gjithë! - do të këqyrin t'i dajmë ndër grupe, tue marrë në shqyrtim:

1. - Fragmentat linguistikë ase dromcat e shqipes së shkrueme.
2. - Auktorët e Vjetër.
3. - Shkrimin e Arbreshëvet t'Italís.
4. - Alfabetat e Shoqënivet Letrare: *Stambolli, Bashkimi* dhe *Agimi.*
5. - Albanologët.
6. - Alfabetin e Monastirit.

*Vërejtje* - E lypë drejtësia, që këtu qyshë në fillim të theksojm faktin, se përgjithsisht ndrimet, lëkundjet e nuancat e shkrimit të shqipes ndodhnë mâ së fortit ndër shkrimtarët e gegënishtes, sesa ndër ata të toskënishtes. Këta të fundit, si tash do të shohim, i ndêjnë ortografís së Kongresit të

Item Statuimus q. de cetero pbri qui baptizant-
una uice tantum proferant dum baptizant Ego
te Baptizo in nomine Patris et filij et spiritus
Sancti et non ter Sicut hucusq fecerunt, et qd
doceant parrochianos in articulo necessitatis bap
tizare creaturas ne moriantur sine Baptismo
anteq portentur ad ecclesiam dicendo saltim in

uulgari Albanico Vnte paghesont premenit Atit
et birit et spertit senit. Et q si quis hoc modo bap
tizatus fuerit Iterum non rebaptizetur sed supple
antur orationes et qd dimissum est Verum si
dubitaretur An uerba illa prolata fuerint a
laico uel femina, que forte sic baptizauerit, hic
sacerdos baptizans mittat aquam in puerum di
cendo si tu es baptizatus ego non te rebaptizo,
Sed si non es baptizatus ego te baptizo in noie
Patris et filij et spiritus sancti ...

Stambollit, të prèkunë diçka mâ vonë nga Sami Frashëri; dhe këtê përdornë gjithënjë, djeri në vendimin definitiv t'Alfabetit të shqipes, në Kongresin e Monastirit (1908).

## I. - FRAGMENTAT ASE DROMCAT E SHQIPES SË SHKRUEME.

1. - Formyla e Pagëzimit (1462). - Ky rresht, mâ i vjetri i shqipes së shkrueme, që kemi në dorë sod, të cilën edhe mund t'a thrrasim "Pagëzimi i ortografís shqipe", xjerrë nga qarkorja e Timz. Pál Engjëllit, Arqip. të Durrësit, kohën e Skanderbeut, përbahet në këto fjalë: *Unte' paghesont premenit Atit et birit et spertit senit.* - Këndo: "Un të pagëzoj p'r *(për)* emënit (t') Atit e t'Birit e t'Shpertit Shenjt." - Khs. edhe Kazazin (1743) "... *e Shpiertit Sheint*".



Nga ky fragment i vogël mund të vërtetojm qartë mënyrën, si shkruhej shqipja atëherë; d.m.th. se ishte krejt mbas alfabetit italisht. Kështu, germa *s* i vlen shkrimtarit, si për dhambëtoren *(spirante)* tingëllore *-z: Pagëzonj;* si edhe për fishkulloren shurdhë *-sh: Spertit, semit.* - Sa për *ë*-n, mjafton dhe nuk e dán aspak nga *e*-ja e zâshme, sikur do të shohim, se banë gati të gjithë shkrimtarët e hershëm të Gegënís. Prandej shkruen: *Un te pagezonj premenit...*

2. - *Fjalorthi i Arnold von Harf* (1497). - Kalorsi gjerman, A. von Harf, vjetin 1496 niset prej Kölni, për të vizituem tokën e shenjtë të Palestinës. Tue i rá rruga këndej kahë Shqipnia, prekë disa limane të detit tonë, edhe, mbas gjithë gjaset, ndërmjet Ulqinit e Tivarit, vêhet e shkruen do fjalë shqipe, që mund t'i vlejshin për rrugë. Ato pakë fjalë e fraze (47) i shkruen mbas alfabetit të gjuhës holandeze të vjetrë. Kështu: *Boicke* (bukë), *vene* (venë), *oie* (ujë), *mische* (mish), *jat* (gjathë), *foije* (voe), *oitter* (uthër, uthull), *poylle* (pulë), *pyske* (pishk, peshk), *krup* (krypë), *myr* (mirë), *kycge* (keq), *megarune* (me ngranë), *pijne* (pin, pim), *tauerne* (tavernë), *geneyre* (një nier), *growa* (grua, groua), *denarye* (denari); *nijgint* (njiqind)...

3. - PERIKOPJA E UNGJILLIT TË PASHKËVET (shek. XV. - XVI). Dokumenti në fjalë, që u gjet tash së vonit (1912) në bibljotekën Ambrozjane të Milanit, si shihet âshtë shkrue krejt me germa greqishte; kështu që nga ky alfabet shkrimtari u mundue të xjerrë gjithë tingujt e shqipes. Për t'u shenjue âshtë sidomos fëtyra e zanorevet, që ai përdori këtu, pa dalë jashta këtij alfabeti, për të dhânë *-ë*-n e shqipes. Të cilën *ë* shurdhë, herë e jep me *ι* (jota): *ou -mbilodhi* (u mëlodhë), *ishtë* (është); herë me *ε* (epsilon): *nèsy, varryny* (vorrënë).

Karakteristikë e këtij shkrimtari âshtë, ke nisë fjalët shumë herë me ndihmën e prolektikës *ë*, njashtu si ban Buzuku me *hën-, ën-, ë-. Ëpriftëri, ëkujtuam, ëtha,* (priftëri, kujtuam, tha).

*i Pashkëvet* sh. XV... *Këndim i tekstit*

1. ..........................................................................
2. ..........................................................................
3. Ungjill..... E vangjel (gjel) shint: E Premte e Madhe.
4. E më nesër (që (n)esër), që ishtë më të Premte, u
5. mbëlodhë ëpriftëri(a) edhe farizenjtë, e thanë Pilatoi(t):



6. Zot, ëkujtuamë, se ai o planë, edhe kur ish' ngjall
7. ëtha, se përirem: . Urdhëro,
8. ashtu, nqiellsi Zot, të mbillet varri, mos mbë...
9. ..... e vinjën natë(n) të atij matitenjëtë e e vjedhën
10. ata, pra thon(ë) lausi(t), se u ngre së vdekur(it):
11. E është më kejq e prapa e kejqe, se (e) para.
12. pra, tha Pilati: Kejni kustodhi; përini, mbill-
13. ni varrënë si e patë. Sfragjisëni gurin me t'
14. gjith kustodhië. - Shumë vjet, Zoti Nun!

4. - Ndër fragmentat e shqipes së shkrueme do të njohim këtu edhe: *Në shkrimet e vjetra të Pjanës s'Arbëreshëvet* (Palerm):

I. Chi boo pr...gno fjalo: *-Ki* (ky) *bëë* (bëri)... (?) *një fjalë* (1728).

II. As truarae gaesuarae: *As truarë, gëzuarë.*

III. Cuitou se chee tae vdech..., tae siilex botae: *Kujtou* (mendo), *se ké të vdek*(sh), *e të siellesh botë* (të kthehesh e të bâhesh botë).

IV. - Mortia jote, gjegha ime: *Mortja jote, gjella* (jeta) *ime.*

Ndër këto dromca shkrimesh mund të vrejm, si njeni, për *ë*-n shurdhë tânë, shtje në punë zanoren *o-*, me shenjin e sasís së shkurtë të latinëvet mbë krye: *Njo fjalo:* Një fjalë:



Tjetri merr diftongun e njitun (në përdorim mâ fort n'alfabetin e latinishtes së vjetër kishtare: *Truarae, gaesuar:* Truarë, gëzuarë. Mandej kemi: *s-*, edhe për *z-*: *Caesuarae:* gëzuar. Dhe kemi *x-*, për *sh-*: *Siilex* - sillesh. - Mâ tepër *l-*, edhe për *ll-*: *Siilex* - siellesh.

## II. AUKTORËT E VJETËR.

### 1. - GJON BUZUKU (1555).

Qe këtu, veçanërisht grafike të këtij shkrimtari të parë të vërtetë, që kemi në dorë sod:

1) - Mbrenda alfabetit latin, zanoret nuk marrin kurrnjë shenj as zgjatimit, as hundzimit. Të gjatat, i dyfishon: *Gostii, paa, nee, permbii dheet;* - Hundoret, ja nuk i shenjon aspak, apor, në të rrallë, u paraven këtyne një *n-*. P.sh. *gjaakafshë, kish baam, pesë, baat;* - apor: *shtanzë, anshtë, të bajnsh.*

2) - *Ë*-n nuk e dán kurrkun nga *e*-ja. P.sh. *Perhere Zotyne kaa me klenë me juu., ju tueh ëndjekunë teh derejtene...*

3) - Për të soçmen *y-*, përdorë *u-*. Si: *Uit* (yjt), *te du* (të dy), *atuneh, suteh* (atyne, sytë). - Përkundrazi, shpesh në kambë të *u*-s, shkruen *y-*. P.sh. Ashty tuu (ashtu ty). Jezy y tha atune (Jezu u tha atyne).

4) - Shndrimin e fëtyrës *v-* për *u-*, ase përkundrazi. B. e ka shpesh, si gjithë shkrimtarët gati të latinishtes a t'italishtes së herëshme. P.sh. Me engenuom (me ëngënyom). Dialet e uet (d. e vet.). Te leudonjin (të lëvdonjin).

5) - Grupevet *mb-, nd-, ng-*, kur nisë fjala me to, u paraven një *e-* sonantike. P.sh. Si enbaroih (si ënbaroih), enbasandaih (ënbasandajh); engjalluniteh (të ëngjallunitëh). - Si shihet, Buzuku, i vetmi, grupin tânë *mb-* e jep gjithkun *nb-*.

6) - Si një gjâ krejt e posaçme, që e dallon këtê shkrimtár nga gjithë të tjerët, âshtë për t'u shenjue përdorimi tepër i shpeshtë i adspiratës *(h)*, të cilën ky u a shton trajtavet sidomos, që sosin në zanore. Por jo vetëm këtyne. Shpesh u a paraven këtê grykore shurdhë *(h)* edhe trajtavet sidomos njërrokëshe, si enklitike. P.sh. E atah hi thane: Gruo, perseh klah? Eaioh thah: perseh meh muoreh Zotneh tem (E ata i thanë: Gruo, përse kla(n)? E ajo tha: Përse muorë Zotnë tem.)

In.S:Jobl.

[illegible]

Deo gratias.

[illegible]

Finis.

[illegible]



*Këndim i mbasthanjes së Mesharit.*

U Don Gjonih, biri hi Bdek Buzukut, tue u kujtuom shumë herë, se gjuha jonëh nukë kish gja të ëndigluom ënsë Shkruomit shenjtë, ënsë dashunit sëh botësë sanëh, desha me u fëdigunëh, përsa mujtah meh ditunëh, meh zdritunë pakë mendetë e atyne qi tëh ëndiglonjinëh; përseh atah tëh mundëh merrnëh, sa hi naltë e hi mujtunë e hi përmishëriershim âshtë Zotynë atyneh qi tah duon me gjithëh zemërë. U lus ënbas sodi ma shpesh tëh vinih më klishëh; përseh ju kini meh gjegjunë ordhënin e Tinëzot. E atëh nëh ënbaroshih, Zotynëh tëh ketëh mishëriher ënbi ju; e atah qi u monduonëh djerie tash, ma mos u mondonjënëh. E ju t'ini tëh zgjedhunitë e Tinëh Zot, e përherë Zotynë ka meh klenëh meh jū: ju tueh ëndjekunë teh dërejtënë, e tueh lanë tëh shtrenbënënë. E këta ju tueh bam, Zotynë ka meh shtuomë ndër ju, seh tëh korrëtë tajh tëh ënglatetëh djeri ënsëh vjelash, e tëh vjelëtëh djerie ënsëh ënbjellash. E u ma duo tëh ënbaronj vepërënëh teme, Tinëzot tueh pëlqyem. Ëndëh vjett M.D.L.IIII., njëh zetdit ëndëh mars, zuna ënfill, e ënbarova ëndëh vjetët MDLV, ëndëh kallënduor, V. dit. E seh për fat neh keshë kun ëmbëh ëndonjë vend fëjyem, u duoh, tuk tëh jetëh fajtëh, ai qi tëh jetë ma hi ditëshim se u, atah fajh e lus tah trajtonjëh ëndë e mirë. Përseh nukë çuditem seh nëh paça fëjyem, këjo tueh klenëh ma e para vepërë, e fort e fështirëh për tëh vepëruom ënbëh gluhët tanëh. Përseh atah qi shtanponjinëh kishnëh tëh madheh fëdigë, e aqë nukë mundë qëllonjinë, seh kajh tëh mos banjinë; përse për herë ëndajh tah nukë mundëh jesheh: u tueh ënbajtunëh njëh klishëh, ënbëh tëh dy anët mëh duhé meh shërbyem. E tash u jam ënfalëh gjithëveh, e lutëni Tënëh Zonëh endeh për muoh.

## 2. - LUKË MATRËNGA (1592).

Ma i vjetri shkrimtár i Arbëreshëvet t'Italísë, Lukë Matrënga, edhe ky në shkrimin e katekizmit të vet përdori Alfabetin e italishtes; tue u mundue me shfaqë nëpër mjet të tij, tingujt e shqipes, të gjithë, djeri ata të posaçëmt e gjuhës sanë. Kështu që shkrimet e këtij auktori paraqiten tepër të randa, të pahijshme dhe të vështira me u këndue. Qe, ndër të tjera, vlera fonike e disa germave a grupeve, me të cilat, ky, pa dalë kurrkun prej alfabetit të latino-italishtes, - shprehet.

1. Zanoren *y-* nuk e ka kurrkun: E bje të zbutunë në *i-*, mbassi në djalektin e kolonís së vet tashma ka hupun faret. Prandej ka: *Inae Zot, daetirae, i dijti i tire* - (Inë Zot, dëtirë i diti i tire).

2. Për *ë*-n ka diftongun e ngjitun të latinëvet *(ae-)*: *Chièlaenae, tae mirae, ixtae, ciae, paer, ndae...* - (Qjellënë, të mirë, çë, për ndë).

3. - I shenjon qartë, djeri në teprí, zanoret e gjata. P.sh. *Tue baearae; maeae; tue paa, paer née* (Tue bërë; më, tue pa, për né). - Për zgjatimin e *i*-s, i shton kësaj zanorje, si bâjn gati të gjithë të Vjetërt, - mbas italishtes së hershme, nga një *j*-. P.sh. *Tae kachijtë me djagliasit; ixtae chrij* (Këndo: Të këqijtë me djalljashit; ishtë hrí - gr. *nevojë*).

4. Kujdesohet të shenjojë gjithkun, edhe ndër njërrokëshet, theksën tonike të fjalës. P.sh. *Cùs, atà, iànae, àerbise.* (Këndo: Kush, ata, janë, shërbiset).

| | | | |
|---|---|---|---|
| Germa | *d*- i vlen, si për | *d*-, si për *dh*- | : Tae vdècuritae, deu (të vdekuritë *dheu*). |
| " | *l*- " " " | *l*- " " *ll*- | : *Falemi, cghèlae* (falemi, gjellë). |
| " | *r*- " " " | *r*- " " *rr*- | : *Cuur, sbier* (kur, zbjerr). |
| " | *x*- " " " | *sh*-" " | : *Clixa xéite* (Klisha shejte). |
| " | *z*- " " " | *z*- " " *c*- | : *Zoti, i zili* (Zoti, i cili). |
| Grupi | *gn*-" " " | *nj*- " " | : *Traxaegognaenae, fchignea enae* (Trashëgonjën, fqinjënë). |
| " | *cg*-, *cgh*-, *cghi*- | " *gj*- | : *Cghithae* (gjithë), *Encghiael* (Engjëll). |
| " | *gl*- | " *lj*- | : *Biljae, ndaeljéssae* (Biljë ndëljesë). |
| " | *ch*-, *cx*-, *xh*-, *cxh*- | " *h*- | : *Thuchet, chire* (Thuhet, hire). |
| " | *c, cci*-, *ch*- | "*k*-, *ç*-, *q*- | : *Cux, cciae, vdich* (Kush, çë, vdiq). |

Në Matrëngën mund të vrojm oshilacjonin ndërmjet përdorimit të tingujvet hundorë *m*-, *n*- origjinare, dhe rotaçizmit të mavonshëm. Këndojm në tê: *E mbaesuame, tae baemet, tae dbuamitae...;* por krahas me to, edhe: *Tae baeret, tae daxuritae tu' clarae...* Këndo: *Të mbësueame, të bëmet, të dbuamitë... Të bëret, të dashrit, tu' klarë.*

Nuk ka kun gjurmë hundzimit. Tingujt tanë: *â*- *ê*- i zâvendson me gjithkun me diftongun e zakonshëm *ae*-, të cilin nuk e dallon nga *ë*-ja. P.sh. *Zotin taenae, vaenae n'crich, boerae maeae parae.* Këndo: *Zotin tënë,* vënë në kriq, bërë më parë. *Lukë Matrënga (1592) Fotokopje.*

*Këndim i tekstit.*





Nji fac-simile i librit të Matrangës.

(acio siamo fatti degni delle promissioni di Christo. Amen.)

Të falemi, perëndeshë, ëma e elemosinit, gjellë e ëmbla, e pandokija jonë, të falemi! Tij të thëresëmë, ne të dbuamitë bilj të Euësë *(Evësë)*: Tij sherëtinjëmë, tue gjumuarë, e tue klarë ndë këtë gropë të lotet. Shpejto, adha, (gr. *pra*) ti çë parakales (lute) për née prijr neve sijtë e tu të elejmosinit; e pas këtij të zbuami dëftona Jizus Krishnë, pemënë e békuame të shkefit (gr. barkut) tit, o e para ponesme (gr. e dhimbëshme), o e lipisurë. O e ëmblë Virgjërë shën Marij. Parakalès për né, shejta...

### 3. - PJETËR BUDI (1566-1622).

Sikur do të shohim nga shembujt, përgjithsisht gati tëtanë shkrimtarët e vjetër gegë (*Budi, Bardhi, Bogdani, Konçili, Kazazi,* etj.) ndoqnë një sistemë shkrimit. Mornë d.m.th. për themel alfabetin latin; dhe djeri ku

mujtnë, u munduenë të shprehin nëpër mjet të tij tingujt, që ky i kishte të përbashkët me shqipen. Sa për ata të posaçëmt e shqipes, atyne u desh, ja me shkrî germa të reja, ja me trajtue grupe nga alfabeti i latinishtes, apor tue u dhânë këtyne një vlerë, që u pëlqye atyne mendësh së veta:

Qe këtu b.f. mënyra e shkrimit të Budit, mbas së cilës mund të gjykojm për gati gjithë shokët e tij.

1. Zanoret e gjata i dyfishon: *Maa, fee, ndeer, kuur të të të gjéen*. - Sa për zgjatimin e *i*-s, i shton kësaj zanorje një *-j*: *Scpijrt, gatij, menij, fijll, femij, hijr, zotënij, me pijm*... Një ndikim ky i ortografís së herëshme italishte, e cila dikur shkruente: *Olij, dominij, servizij*... - Apor, në mbaroftë trajta me këtê zanore, shpesh e lidhë dhe e shkruen njajzi me fjalën mbas, kur edhe këjo nisë me *i*-. P.sh. *Sh. Palij beekuom (Sh. Pali i b.); i degnij regenijse chiellet; Zotijm*...

2. *E-n* shurdh *(ë-)* nuk e ndryshon aspak nga *e*-ja orale. *P.sh.: here pas here; scperese; nevoye, yete; mb'atehere.*

3. Për -y-n tânë ka ȣ: *gȣȣchi, lȣpune, ndrȣscej, gȣmsa, e dȣȣta.*

4. Hundoret (*â*-n dhe *ê*-n) i shenjon me *an*- e *en*-. P.sh. *Anscte banhet, renscit.*

5. Përgjithsisht *ç*-n tânë e shkruen me *c*-. P.sh. *Ata coine (ata çojnë); pteecpeyte (për të shpejtë); cias i cmuom (çjas i çmuom); vecese (veçëse).* Vetëm një herë (f. 77 të Doktrinës 1664) ka *ç*: çiart.

6. *c*-n tânë të soçme e shenjon me *z*- (z-ja e ashprë e italishtes). P.sh.: *perzielle, forzuom, luziferrij, të zijt (përcjellë, forcuom, luciferri, të cijt)*. Për t'u shenjue këtu fakti, që ky auktuer nenin e rrjedhores sanë *(së)* e shkruen zakonisht: *ze:* për t'u këndue me *c*- t'ashprë. *(cë)*. Nga të ndeshunt e dhambores shurdhë (*-t,* skanjim i ablativit të shquem), me sibilanten *s*- (në krye të artikullit të rrègullët të kësaj rase, në daç njëjës në daç shumës për të tria gjinít); kështu del i natyrëshëm tingëlli i *c*-s s'ashprë, të cilin natyrisht, si italianët, e shkruen me *z*-. Kështu, nga: *Prej arit së kulluem,* doli: *Prej ari cë kulluom. - Prej Gurit së Bardhë - Prej Guri cë Bardhë.* - Edhe "Bashkimi" e kishte, si anglishtja, *-ts,* për *c-: i tsili, tsapi, Tsini.*

*Këndim i fotokopjes së Doktrinës së Budit, 1618.*

**I.**

Të rekumanduom nd'uratë gjithatyne qi t'a marrënë me e zgjedhunë.

Vëllaznitë e dashunë e të féshimitë bijtë e Krishtit. Disa herë tue kujtuom të djerrëtë e gjithaqë të madh dam të shintesë fé, qi u bâ, ende po bânetë





Terecumenduom nduratte giithatne chi t'a marrene mee zgiedhune.

VElla zenittee dafciune eteffee-fcimitte biytee Chrifctit, di-fabere tue cuituom teedier-reie egiithachie temaadam tefcintefe-fe chiubaa ende po bah te j giithediitte ndegiubutane maakech me dhune fe ndoognij tyeter dore gindie pmbij-zeet: etue paam afctu ende fe keta die-fitte eleteroretee holle chiuvien ndore afctu giaacafsee mëdimuō elane fckret egiaa maa fpondimognieue, maa ske-fee tieter chife mebaam veçefe hina mbare emprapee fidomunda fckroua mbegiubutane maapare decapituy te Ditefe g88chit chy gieta fckruom Atit fciume nze ndeevotfcim enze deuotfcim frat Paulit prei hafijt tezytte ende me dote tyera te nčtuome diffabere tue ifckruom,

ifckruom, cuur tuepaam fe ifcne pte-maze ndime efruite fcpijrtit taty Po-pulli, eachie maa tepere te diffa Priff-tene chi defceroine mei pafune, hina phiithe dite caapak tue nčtuom, fckro-ua ende faa tetyera caffsce faamuyta nze tiera giuhufc tue inkth8em mbe-giuhu tane, endeevone mbaffi andei ndaafce erdhsee mbe Rome keafcte gur-ra egialle egiith herevet, tuepaam fe giuhayone as ndoognie letereete mp-fuom fe caa me te zyt temundeey nder-ta meu ndimuom feeya e Chrifctit, zu naffyll mund achiefaa munda nkthe-ua kette fcinte Doctrine giuhezeleti-ne mbegiuhu Tarbenefce, fipndimette aty populli, afctu ende me nzierre pa-kete giumenee difaue chi pak mos gi-the terite eyetenee vet efckuone ndete mbrazete, paamos lane ndoognie tep-mendune temire mbas vetehei: tezy-ne ndoonefe pak fegide mbaffie mba-roua mbaacori chidifa edergoua difa mbet ketu, endevone cuur maa pngee tueevuum roe, ppak fyalle chimeduk-ne fefyefene mire, chife ndos kehin ndo-gnieciai fienee pare chochta, evente-fcai

për gjithë ditë ndë gjuhët tanë, ma keq me dhûnë, se ndonji tjetër dorë gjindje përmbi dhét; e tue pám ashtu ende, se këta diesitë e letërorëtë e hollë, qi u vjen ndore ashtu gjakafshë me ndimuom, e lanë shkret, e gjâ ma s'po ndimonjënë, ma s'keshë tjetër qish me bám, veçëse hina mbarë e mbrapë, sido munda, shkrova mbë gjuhu tanë ma parë do kapituj të *Ditës së gjyqit,* qi i gjeta shkruom *(prej)* Atit shumë ncë devotshëmit frat Palit prej Hasi; të cijtë ende me do të tjera të nçtuome, disa herë tue i shkruom, kur, tue pám se ishnë për të madhe ndimë e fryjtë shpirtit t'atij populli, e aqë ma tepër, se disa Priftënë, qi dëshërojnë me i pasunë, hina për gjithë ditë ka pakë tue nçtuom. Shkrova ende sa të tjera kafshë sa mujta, ncë tjera gjuhush, tue i nkthyem mnë gjuhu tanë. E nd'e vonë, mbassi andej u dásh e erdhshë mbë Romë, ke âshtë gurra e gjallë e gjithë hirëvet. Tue pám se gjuha jonë as ndonjë letërë e të mpsuom së ka, me të cijt të mundéj ndër ta me u ndihmuom féja e Krishtit, zuna fill mun aqë sa munda nktheva këtê shinte Doktrinë gjuhe cë lëtine mbë gjuhu t'Arbëneshë, si për ndimë t'atij populli, ashtu ende me nxjerrë pakëzë gjumënë e disave, qi pakmos *(thuajse)* gjithë të rít e jetën e vet e shkuonë ndë të mbrazëtë, pa mos lanë ndonjë të përmendunë të mirë mbas vetëhej. Të cijnë, ndonëse me pak fëdigë mbassi e mbarova, m'u bâ kori, qi disa e dërgova, disa

mbet këtu. E nd'e vonë, kur ma për ngé tue vum roe, për pak fjalë, qi më duknë, se s'jesënë mirë qish ndodhi këha *(këtu)*, ndë nji ças fienë e parë e hoqa e, *(në)* vend të saj...[32]

## 4. - FRAN BARDHI (1606-1643).

Përsa i përket ortografís, auktori i *Dictionarium Latino Epiroticum* (Romae. Typis Sac Cong. de Propag. Fide, 1635) nuk i largohet fort asaj që shenjuemë sypri, tue folë për Pjetër Budin. Ndryshimet janë mjaft të lehta:

1. Bardhi nuk ka, si Budi, kurr *y*-n për *j*-. Për këtê të mbramen *(j-)* mbaron punë të shumtën e herës me zanoren *i*-. P.sh. *Mbasandai, iane fiale; maieia e spatesse, cuituem, tutie.* - Gjithënjë edhe këti këjo germë *(j-)* i vjen, si pamë në Budin, për të shenjuem zgjatimin e zanores *i*-: P.sh. *Nierij, i zij, me delijr, bijr, dobij...*

2. Për të shkrue tingëllin e *q*-s së soçme, posë *ch, chi* të të tjerëvet, shtje në punë shpesh - sigurisht për pakujdes, - edhe grupin *gh*. P.sh. *Paghie, ghi, fughij, pelghiei* (Paqë, fuqí, pëlqej).

3. ban një përdorim tepër të kufizuem të germës *k*-. Këtê e ka sidomos ndër ato rasa, kur i bje të nisë një fjalë me *K*- (të madhe). Për ndryshe, qet në punë mâ fort *c*-n, a *ch*-n e italishtes.

4. Pëlqen Bardhi me Budin posaçe ndër katrë shenjet e veçanta të shqipes: *y, dh, th, z* (ȣ, ʒ, ʒʒ, ε). Mun, aqë âshtë të përgjámt e këtyne fëtyrave ndër dý botimet e auktorëvet në fjalë, sa mund të thomi gati me sigurí, se të njëjtat tipe i vleftnë shtypshkronjës së Propagandës vjetin 1635, për të mbljedhun Fjalorin e Bardhit, të cilat i vleftnë mâ vonë, vjetin 1664, për botimin e Doktrinës së Budit.

5. Do karakteristika shkrimit, që ishin aso here të përdoruna, pak a shum, ndër botime ndërkombëtare, i kanë përgjithsisht edhe të vjetërt tanë. D.m.th. me përdorë *v*- për *u*-, apor anasjelltas. P.sh. *Vrtia, euoghel, vdob, vne, maleuet, vienauet* (Urtia, e vogël, udob, une, malevet, ujnavet). - Gjinden kajherë ndër ta edhe siglat a shkurtimet e latinishtes; për: *e, et;* në vend të: *për.*

[32] (Nga Parathanja e veprës *Doktrina e Krishtenë* - Botim I. - 7 Kallënduer 1618).



**Këndimi i faqes së parë të Fjalorit të Bardhit**

DICTIONARIVM
LATINO-EPIROTICVM.

A

| | |
|---|---|
| A B. altera parte. | M Be tieteret ane. |
| Abraham. | Abrabami. |
| Abſcondere. | Me mbſcefune. |
| Abſens. | Largh. |
| Abſit. | Chiofte largh. |
| Abſolutus. | Mbuſciune. |
| Abſque. | Paa. |
| Abſque manibus. | Paa duer. |
| Abſtinentia. | Tepercuerm. |
| Aures. | Veſcete. |
| Accipitrariorũ præfectus. | Crȣetee giatoreret. |
| Accuſare. | Me paditune. |
| Auicula. | εogbʒ. |
| Acidia. | Priteſta. |
| Acidus. | Pritues. |
| Acies. | Trimenia. |
| Acinaces. | Scpata. |
| Actor. | Baaſſ. |
| Aucre. | Mempreſiune. |
| Aquirere. | Membeleʒe begatij. |
| Ades dum. | Eia tas. |
| Adeps. | Temaimits. |

A A dex-

## DICTIONARIUM LATINO-EPIROTICUM

A

| | |
|---|---|
| Ab altera parte | *Mbë tjetëret anë.* |
| Abraham | *Abrahami.* |
| Absens | *Larg.* |
| Absit | *Kjoftë larg.* |
| Absolutus | *Mbushunë.* |
| Absque | *Pa.* |
| Absque manibus | *Pa duer.* |
| Abstinentia | *Të përkuerm.* |
| Aures | *Veshët.* |
| Accipitrariorum praefectus | *Kryetë e gjatorëvet.* |
| Accusare | *Me padítunë.* |
| Avicula | *Zogth.* |
| Acidia | *Pritesta.* |
| Acidus | *Pritues.* |
| Acies | *Trimënia.* |
| Acinaces | *Shpata.* |
| Actor | *Bas.* |
| A(c)uere | *Me mprefunë.* |
| Aquirere | *Me mbledhë begati.* |
| Ades dum | *Eja tash.* |
| Adeps | *Të majmitë.* |

### 5. - PJETËR BOGDANI (?1625-1689).

Auktori e rregullon në veprën e vet shkrimin gjithënjë mbas sistemit, që pamë se përdornë të tjerët para si. Qe, në çka dallohet prej shokësh:

1. Sikurse ndër shkrimtarë toskë qe i pari Matrënga, që e shenjoi me një fëtyrë tëposaçme *ë*-n (shurdhë), tue marrë dyzanorin e ngjitun të latinvet *(ae-)*; kështu, mâ i pari ndër gegë, Bogdani mendoi me e dallue këtê nga *e*-ja e ngultë (orale), tue e shenjue me një *è*- të theksueme me akçent të randë. P.sh. *Gith cusc për natyrè dèshèron sciochènij mbë gassetè vet.* (Këndo: *Gjithëkush për natyrë, dëshëron shoqëni mbë gasë* (kosovarisht *gjasë*) *të vet.*

2. Për t'u shenjue âshtë puna, se ndër shkrime të Bogdanit, germën *k*-



nuk e kemi në trajtën e përdorun prej latinsh n'alfabetin e vet *(k-)*, e si e kanë shokët e tij gegë gati të gjithë; por e kemi si një *kapa* të vërtetë t'alfabetit greqisht *(x)*. *P.sh. giax, pescx, mè duxète, xech, nuxè mè pèrxet me prexunè* (Këndo: *gjak, peshk, më duketë keq, nukë më përket me prekunë*).

3. Bogdani, për tingëllin e soçëm të *ll*-s, qet në punë, mâ i pari, *lambden* (λ) të greqishtes. P.sh. *Auuλi i hoλè, ngrehunè prej dieλit. Bumbuλima, njeguλa, chieλja, i giaλè, i kthieλtè.* (Këndo: *Avulli i hollë, ngrehunë prej diellit. Bumbullima, njegulla, qiellja; i gjallë, i kthielltë*).

4. Theksojm, se trí germat e posaçme të shqipes *(k, ll, z)* në Bogdanin, ndryshe prej të tjerësh, gjinden krejt si shkruhen n'alfabetin greqisht *(κ, λ, ε)*.

### SHEMBULL ORTOGRAFIET NGA PJETËR BOGDANI (1685)

*Shkalla IV. - Ligjërata VII. - Sibila Samia.*


169

SCALA IV.

LIGIERATA VII.

SIBILA

SAMIA.

1 SIbila Samia, leu ndè Isulet Samos, ndè Detit Egeo, ndaj Traciet, κjè reε vjetit se Crijuemit se sceccuλit, trij mijè dychind, e nande εjetè e dy vjet. Parè Chrisctit 665. vjet. Gindetè se κejo Sibilè ndè venej κescetu. Ti ò popuλi Giuεijet reεuem n'hirit nuxè gnioftè Hyjnè tand, pò ende, e pèr chieλè, e me ferra i vunè Cunorè, e i pèrεievè ndè tè pijm helminè uεuλè.

*Këndim i tekstit.*

Sibila Samia leu ndë ishullet Samos, ndë Detit Egjeo, ndaj Traçjet. Këjo rreth vjetit së krijuemit së shekullit, trimijë dyqind e nandë - dhjetë e dy vjet; Para Krishtit 665 vjet. Gjindet, se këjo Sibilë ndëvenoi kështu: Ti o popull'i Gjudhijet, rëxuem nhirit, nukë njofte Hyjnë tand, poendè e përqelle, *(përbuze)* e me ferra i vune kunorë, e i përzjeve ndë të pijm helmin e uthullë. - (f. 169).


Sion ſe Peſctrixu Mal Priſrend' mai nalti
«Falemi: ſe nteiè Ligja ka me da-le,
Cur Apoſtuite Chriſct' ambl' i për-mjalti,
Me të daſciunë Cunghim', e Scintë fjalë.
Ende Vajƺa nghiat t8 derguem ſe nalti,
Leu Dialinë Keri, chi neve na mpſoj:
Ievrejt' e marrë H8jnë tand' der-guem,
Kr8etë ja depertoi' Ferraſc ret-zuem.

Sion, se Peshtriku, mal, Prizrend' ma i nalti,
Falemi; se nteje Ligja ka me dalë,
Kur Apostujt Krisht'(i) ambl'i përmjalti *(i ambëltoi me mjaltë)*
Me të dashun' Kungim, e shinte fjalë.
Endè Vajza *(Maria)*, ngjat ty dërguem së nalti,
Leu Djalin' Kërthî, qi neve na mpsoi.
Jevrejt' e marrë Hyjnë tand dërguem
Kryetë i a depërtuon ferrash rrethuem.

5. Germa *a-* me *n-*, kështu e thekson vetë auktori në parathanje shqiptohet me hundë, tue e kalue *n*-ën si nën eklips. B.f.: *ansctè vertet.* (Këndo: âshtë vërtet').

## 6. KUVENDI I ARBËNIT (1706).

1. Si shumica e shkrimtarëvet të përparshëm. - mbassi ndër të tjera, pak a shumë, përgatitet në shkrim me ta, -*ë*-ja shenjohet prej si njapërnja si -*e*-ja tingëllore. P.sh. *Me dore te fortevet; prei lakmie se paa gignune*. - (Këndo: *Me dorë të fortëvet; prej lakmie se panginjunë*).

2. Nuk kujdesohet shkruesi i Kuvendit t'Arb. të shenjojë assesi zanoren hundore. P.sh. *asct, bahet, asgisa.* - (Këndo: *âsht', bâhet, asgjâ*).

3. Shpesh përzien tingëllin e langores së thjeshtë me *l-*, me *ll*-n; të cilën, e shkruen gjithmonë me lambdën greqishte. P.sh. *pericuλ, fiaλa, λiterete; me mbeλuem me veλ.* - (Këndo: *perikull, fjala, literëtë; me mbëluem me vel*).

4. Ndër tajta latinishte ka shpesh dhambëtoren shurdhë t- (*t-* plus zanore), për *ç-*. P.sh. *devotion, provintiat, offitiat...* (Këndo: *devocjon, provincjat, oficjat*).



**SHEMBULL NGA KUVENDI I ARBËNIT**

Teksti

*Ndene hie tande, o i Lumscimi Ati, po gheεon dheu i arbènesci; e mbas te sieltit e mottit ngrihet, po sidissa mot te kiscte kiene mbuluem nde niegule tascti ndene Pape t'Arbenesce chi latinisct do me eeane, tebaree, asct dalle mbe dritte; e me εembre te mire sokaeeon me merrim mbe lumenii te sckueme.*

Këndim

*... Ndënë hie tande, o i Lumshimi Atë, po gëzon dheu i arbëneshë, e mbas të sjelltit e motit ngrihet, posi disa mot të kishte kjenë mbuluem me mjègullë, tashti, ndënë Papën t'Arbëneshë, qi latinisht do me thanë: të bardhë, âshtë dalë mbë dritë: e me zembre të mirë shkakton me mërrijmë mbë lumëni të shkueme.*

*Vërejtje.* - Përkah alfabeti dhe ortografia, krejt mbas këtij sistemi âshtë shkrue *Gramatika e parë shqipe* e Françesk Da Leçe (1716). Kështu, mbassi âshtë i njëjti auktuer.

## 7. GJON KAZAZI (1702-1752).

Shekulli XVIII. âshtë fort mâ i vorfën për dokumenta të shqipes, sesa shekulli i përparshëm. Ndër këta të pakët, meriton të xîhet në gojë, përsa i përket alfabetit të përdorun, një doktrinë e voglë, që Kazazi botoi vjetin 1743.

Vepërza në fjalë u shtyp në Romë, me shtypshkronjën e Propagandës, me germa po të të njëjtit stil e masë, me të cilat qénë botue në gjysmën e parë të këtij shekulli XVIII. Kuvendi i Arbënit.

Auktori, megjithse ndjekë përgjithsisht udhën e shkrimtarëvet të maparshëm të Gegënís, prapë se prapë ky na paraqitet me do ndryshime krejt të pavarëshme prej së tjerësh.

1. - Mun në faqen e parë shkrimtari ven pasqyrën e alfabetit të shqipes, që ka përdorun në librec. Për t'u shenjuem janë fëtyrat e posaçme, të cilat i rreshton këso dore:

Æ, æ, ę, ȣ, ç, λ, ε, ʒ, ʒʒ.

2. - Ë-ja pra, tash në Kazazin shenjohet me diftongun e ngjitun të latinvet, si pamë në Matrëngën, (æ): ase kajherë në të rrallë, nëpër një *e* (d.m.th. me bisht të zgjanuem për fundit). P.sh. *Ndaen faetϑrae t'bukaes e tae vennaes; scaemetϑra; paerse*. (Këndo: *Ndën fëtyrën e bukës e të venës; shëmëtyra, përse)*.

3. - Në tekst auktori në fjalë përdorë, - por vetëm ndër disa fjalë të caktueme prej si, - edhe *y*-n në vend të *i*-s. P.sh. *Kysca; chy; i Byri...* - (Këndo: *Kisha, qi; i Biri*).

Zanoren në fjalë *(y-)* e shtje në punë shpesh edhe për të shenjuem zgjatimin e *i*-s *(ij-)*. Kështu pamë mâ nalt, se bânë të tjerët (Budi, Bogdani...): *Ushtërij; qefalij; me pijm; e tijna*. - E Kazazi: *kryom; robyet, daescmy...* - (Këndo: *krijuam, robitet, dëshmi*).

4. - E çuditëshme puna, si ky auktuer, gegë i kulluem tue qenë, zâvendson - si në toskënishten -*a*-n (hundore) me diftongun *ae-* (Këndo: *ësht; me ngrënun*).

## SHEMBULL NGA KAZAZI:

***Fëtyra besnike e shkrimit.***

*Cur tæ ciohesc Trϑesset, (perserii thuei. Po te falem ndeers, o i madhi Σot i pusctuescimi, per kętę hae e pær gith tę mirat tua: epna e hirin, e ndimęn tande, chy me tonai tę mos tę mos fæjęgnim. Për Emmenit Atit ... Cur tę vigni mend e kecchie ndogni tęndim, thiri Tinëzot tue than:*

***Këndimi i tekstit:***

*Kur të çohesh tryeset, përsëri thuej: Po të falem ndèrës, o i madhi Zot i pushtueshimi, për këtë hae, e për gjith të mirat tua. Epnae hirin, e ndihmën tande, qi me to na të mos të fëjenjim. Për emënit(t') Atit etj. Kur të vinj ndonji mend'e keqe, ndonji tëndim, thirri Tinëzot, tue than(ë):*

## III. AUKTORËT ARBËRESHË.

Prejse tepër larg nga qëllimi ynë do të kishte për të na qitë, po të hwjshim këtu me ndjekë gjithë shkrimtarët dhe shkrimet, që u botuenë para vendimit t'Alfabetit të Monastirit, posaçe përsa u përket auktorëvet Arbëreshë t'Italís, shkëpusim prej sish vetëm nj'a disa, të cilët na duken se patnë diçka mâ randësí në historín e shkrimit të shqipes. Ma fort se nga



shqyrtimet e ndryshimevet, që i pëlqei se të cilit kësi shkrimtarësh, të bante mendësh së veta, fort mâ qartë dhe mâ shkurt na qet puna, po t'i vrejm këta praktikisht ndër shembuj.

### 1. JUL VARIBOBA (1762).

... Ish Shèn Ndree - e boor e shii
Punènt i szii - terrir dheen;
Brèshëri i baardh - viaggi i laargh:
Szeppa penson - te mos vêj.
E Shèn Mëria - thooj 'S ee paguur,
Na rriim; - via t'vémi.
Cush ubbidhirti - santificârti:
T'een Szoon - me nee e chémi.
Per chèto fiaal - i Shèn Giuseppa,
I cukj si kjèpa - u manteljaar:
Ti Shèn Mërii - ulje atta sii
E szûre fill - e thee rruszaar.

*... Ish' Shën Ndré - e boor e shii*
*Punènt i zi - terrir dhén;*
*Breshëri i bardh - vjagji i larg:*
*Zepa pënson - të mos véj.*
*E Shën Mëria - thooj' S'ëë paguur,*
*Na rrijm; - via, të vemi:*
*Kush ubidhirti - santifikarti:*
*Tën' Zon - me né e kemi.*
*Për këto fjal - i Shën Gjusepa,*
*I kuq si qepa - u manteljar.*
*Ti, Shën Mëri, - ulje ata si*
*E zure fill - e thé rruzar'.*

### 2. HJERONIM DE RADA (1814-1903).

Mbas rreshtimit t'auktorëvet që shkruenë shqipen me qëllime të tjera mâ praktike, na bje tash të përmendim shkrimet e atyne që hwjn në rrethin e letrarëvet të vërtetë; të cilët gjuhën e shkruejn tue u matë e tue e peshue shkrimin mâ mirë se të parët. Po fillojm me auktorët Arbëreshë t'Italís,

mbassi atyne kronologjisht u përket kryet e vendit në lamën e letratyrës së vërtetë kombëtare.

Në krye të këtyne spikatë emni i *De Radës.* Tue lanë m'anesh çdo kritikë, që mund të bâhet për rreth të vlerës së tij në lamën e letërsís, mbassi këtu nuk âshtë vendi, - kalojm pa tjetër ndër vrimet tona përsa i përket alfabetit, - thuej mâ mirë, alfabetavet, - që ky apostull i vefshëm i shqipes përdoroi.

Nuk mund të dijm gjâ për ortografín e botimit të parë të kryeveprës së tij *Milosau,* të vjetit 1836, botim që qe hupë mejherë nga çenzura pa u shpallë.

Në këtê të dytin botim (1873), në parathanjen e libretit auktori vetë na e paraqet alfabetin e përdorun. Shumica e shkronjavet âshtë e huàjtun nga latinishtja apor, mâ mirë të thomi, nga italishtja; tue përziem nëpër tê ndonjë germë të greqishtes, me vlerën përgjegjëse të shqipes, që shpiksi u shenjoi. Kështu:

aa, ee... vlejn për: *á, é* etj.: *paa, deerë, vaar, siish* - (Këndo: *pá, dérë, vár, sísh*).

ē për: *ë*, sidomos kur zâvendson hundoren e hupunë *(â): ēshtë, ēndërr.* (Këndo: *është, ëndërr*).

*ë,* për: *ë: ndë, çë, dëshëruar.*

c, cc, ch, për: *k: cuur, chee, placu, pach, criet*; (Këndo: *kur, ké, plaku, pak, kriet*).

d, për: *dh*: *u da, deu, udës* (Këndo: *u dha, dheu, udhës*).

gc, për: *g: gcruua, gcuur, dërgcoi...* (Këndo: *Grua, gur, dërgoi*).

x, g, gh, për: *h*-n tonë; por fort fytore: *xaree, aghier, garronet, ghinj...* (Këndo: *haré, ahjerë, harronet, hinj*).

g, gk, për: *gj: geela, gkacu, gkegkuur*. (Këndo: *gjélla, gjaku, gjegjur*).

l, për: *l,* dhe për: *ll: acul, pëlassi, ljot, qiel, vëlau...* (Këndo: *akull, pëllazi, lot, qiell, vëllau*).

lj, si italishtja *gl: ljuljet, caljbet, queljevet...* (Këndo: *lulet, kalbet, kuelvet*).

z për: *z: zemër, zoti, vajza...* (Këndo: *zemër, zoti, vajza*).

θ, për: *th: gkiθ, θa, θiri...* (Këndo: *gjith, tha, tiri*).

ki, xi, për: *që: u përpokia, ncukiur, xiumshti...* (Këndo: *U përpoqa, nkuqur, qumshti*).

z, për: *c: zopa, zinzërra, i zili...* (Këndo: *copa, cincërra* (këngalla), *i cili*).

zh, për: *x:* zherchu, zheen... (Këndo: *xerku,* (xverku), *xén*).



Alfabeti i trilluem dhe i përdorun nga De Rada, të cilin e shqyrtuem mâ nalt, ndër vija të përgjithëta mund të na vlejë për me pasun djeri diku pasqyrën e mënyrës së shkrimit, që ndoqnë shkrimtarët e andejdetit, A. Santori (1819-1894), Z. Serembe (1843-1891), Z. Skiro (1865-1927).

## SHEMBULL NGA SHKRIMI I HJERONIM DE RADA: "MILOSAU" - KANGJELI XXX

### ORIGJINALI I POETIT

*Friti eer e maljevet*
*E rëzoi hjeen e ljissit:*
*Gjakku im te ljumi Vodhit,*
*Gapni spërvierin,*
*Ushtërtoor, u të më shogh*
*Skutarin e t'imne motër*
*Te finestëra kuntrêlja.*
*Mëë attiè së zëgjoniem*
*Ljuljevet, çë tundën era,*
*Si suvaalj e pa fëruam.*
*Mbjidhen shokët mbrëmanet*
*Ndë katund ndë vatërët,*
*U mi ljee si ëndërrëz*
*S'ëë mëë e Milossat.*

### KËNDIM I TEKSTIT

*Friti* (fryni) *er'e maljevet*
*E rrëzoi hjén* (hijen) *e ljisit:*
*Gjaku im, te ljum'i Vodit.*
*Gapni* (hapni) *shpërvjerrin,*
*Ushëtorë, u* (unë) *të më shoh*
*Skutarin, e time motër*
*Te finestëra kundrelja* (kundruall).
*Më atje së zëgjonem* (zëgjohem)
*Luljevet, çë tundën era,*
*Si suvalj e pafërmuam* (tallaz i pa-dam).
*Mblidhen shokët mbrëmanet*

*Ndë katund, ndë vatërët:*
*U m'i ljé* (i lashë) *si ëndërrz:*
*S'ë* (s'ësht) *më e Milosaut!*

## IV. ALFABETE TJERA.

### 1. DHJATA E RÉ (1827).

Po i lamë në njënën anë dy glosarët e vogjël e të pagjith aqë randsí për historín e shkrimit të shqipes; d.m.th. të punuemë nga *Theodor Kavaljoti* (1770) e *Mjeshtër Danjeli* (1802), të dy të shkruemë me alfabet greqisht; si edhe nuk po ndjekim gjatë çâshtjen e fragmentavet të *Mjeshtër Theodorit* (Elbasanit, 1769), shkrue me një alfabet, mbas gjithë gjaset, të trilluem dhe të përdorun vetëm prej si. Për alfabetin e këtij të mbrami, prejse tepër origjinár dhe i trajtuem në gjasim të shkrimit fonetik, Dr. Hahn mendoi, mos t'ishte një trashëgim i alfabetit të vjetër të Pelasgjëvet.

Tue ndjekun kronologjín e shkrimevet të shqipes, kemi punë tash me një botim me të madhe randsí, si âshtë përkthimi i Testamendit të Rí të Bibljes: vepër e Timz. Grigorit, Arqipeshkëvit t'Eubés, botue në Korfuz vjetin 1827. Trí vjet mâ parë kishte pas dalë, gjithënjë në Korfuz, vetëm një pjesë e voglë, d.m.th. Ungjilli i Sh. Mateut.

Ndërmjet këtyne dy botimeve të Korfuzit hetohen përsa i përket ortografís, disa shndrime; si b.f. tingëlli i germës *-g*, në të parin botim jipet me fëtyrat e dy grykorevet *gx* të bashkueme; ndërsa në të dytin, i njëjti zâ shenjohet me digramën e vjetër *F.* Kështu edhe tingëlli *sh-*, së parit shfaqet me dý sigma *(ss)*; ndërsa botimi i dytë e jep me gërmen *z, s* të shenjueme njëherit me dý pika përsypri. - Alfabeti i përdorun prej Grigorit, âshtë, për pjesën shqipe, ai i greqishtes. Ku ky nuk mjaftonte për të shprehun të gjithë tingujt e posaçëm tanë, përdori 9 germa gjithënjë të këtij alfabeti, por të shenjueme me pika përsypri.

**Shembull nga përkthimi i Grigorit.**

6. - E mbë ditë të së lerit së Hirodhit, ljuajti valle vashëza e Hirodhiadhësë ndë mes të tyre, e hi pëlqeu Herodhit shumë.

7. - pra andaj hi taksi (i premtoi) me be, që t'i ip çdo që t'i kërkon".

8.- Edhe ajo, si e mpsoi mëm'e saj, hi thotë Amë mue këtu ndë një kupë kriet e Joanit Vaptistiut.



9. - E mbreti u helmua: po për be që bëri, edhe për ata që rrijnë me të bashkë, porositi, që t'i ipetë.

### 2. ALFABETI I SHKODRANISHTES SË VJETRË.

Ndërsa ndër ata shekujt e robnís shuejn përgjithsisht në mbarë atdheun botimet shqipe, shtypshkronja poliglote e Propagandës në Romë tash e parë shkonte tue qitë në dritë libra e libreca shqip, shkrue prej meshtarësh vèndas a misjonarësh së huajë. Kapet djeri në 35 numri i botimevet në fjalë.

Botimet e Romës në këtê perjudhë fillojn me *Doktrinën e Pjetër Budit* (1618...), vijojn me *Fjalorin e F. Bardhit* (1635), me *Kuvendin e Arbënit* (1706...), me *Gramatikën e F. Da Leçes* (1716).

Mënyra e shkrimit të shqipes, që u përdor ndër botimet e Propagandës një herë, dhe mandej me ato të shtypshkronjës së së Papërlyemes në Shkodrë d.m.th. që prej vjetit 1870, njihet përgjithsisht me emnin: *Alfabeti i Shkodranishtes së vjetrë.* Ky alfabet mund të thomi, se vijoi në përgjithsí udhën që në shkrimin e shqipes rrahnë Shkrimtarët e gegënís që prej shekullit XVIII e djeri kahë fillimi i këtij shekullit tinë. Qe, çka âshtë për t'u shenjue posaçe mbi tê.

Mbassi gati të gjithë të huajët, që shkruenë shqip në këtê ndërkohë ishin italjâj; dhe mbassi vetë shkrimtarët shqiptarë kishin marrë mësimet në gjuhën italishte, kështu vrohet ndër shkrimtarët e kësaj perjudhe ndëkimi i ortografís italishte.

1. Zanoret e gjata e shumta i dyfishon; por ka edhe asish që i shenjon këto përsipri me vizën e sasís së gjatë të latíjvet: *Să i fŏrt, prei s'părsc, cŭr.*

2. Ata sidomos prej shkrimtarësh, që kanë para sŷsh shqiptimin e drejtë prej anet së së huajvet, kanë kujdes të posaçëm me e shenjue theksën tonike të fjalëvet: "Nneròhet, prannèi, t'thìrrunit e Tìnzot".

3. Ndërsa ndër shkrimtarë të vjetër të shqipes shenjohet, kahë një herë edhe për së tepërmit, *ë*-ja, në këtê perjudhën tonë nuk shenjohet gati aspak, as prej së huajësh, as prej synësh. Prandej ata shkruejn: *"Kisc, kiscs, libr, tettrs, thot, kamt, jan, niss".*

4. Ku nuk u duket mjaft i fortë tingëlli, e dyzojn këta, në mënyrën e itljâjvet: *"Seff (Zef), affer, scioffin, gniffen, m'fall, dallin me hille, sciummue, eppet, hupp, cussart, grabissin, bessa, me fittue, dritta, plott, luttu, ezz, strapazz, i vozzer".*

5. Për buztoren e fortë *-mb* shumica e shkrimtarëvet prejse ndjekë dajlektin e gropës së Shkodrës, nuk e ndryshojn prej së butës. Të tjerët, ndenjë malesh,

ja e shkruejn të dyzueme *(mm)*, ja edhe e shenjojn rregullisht, si na sod *(mb)*, e si e kanë të gjithë të hershëmt. Kështu thuej edhe *n*-ën e fortë. Kush e shkruen *nd*, kush *nn*, kur madje t'u a dajë veshi: *"Mmaitun, mmrame, mmet; m'u munnue nner kunime"*. - Gjithkun, pa okluzivet e grupevet *-b, -d*).

6. Bashkë me *k* a *ch* kanë shpesh edhe *c* (fytyrore it.) posaçe para së fortash; sidomos në nistë fjala me kětê germë: *"cry, caide, coh, cuvenn, aspach"* (Këndo: *krye, kajde, koh', kuvend, aspak)*.

7. Për të shenjue tingëllin e lamdes greqishte (λ), ndokujt i pëlqei të përdorte grupin *lh;* si mâ vonë u gjetnë asish që shenjuenë *rr*-ën me grupin *rh*.

8. Tingëllin e *q*-es së soçme, kur mund t'a dallojm prej *ç*-es, e shenjojn, herë me *c (ci)*, herë me *cc;* kush, me *c*, apor edhe me *ch*, e djeri me *g*, a *gh* si e kemi pá në fjalorin e Bardhit: *"Ac, hȣcȣm, scioccenii; ćinrasa, ći, keć, pasgȣra"*.

*(Aq, hyqym, qinresa, qi, keq, pasqyra)*.

9. Fëtyra *z* u vlen, si për tingëllin tânë *c*, si për *x;* nuk e dallojn, mësa e dallojn në shkrim italjâjt vetë, - nemose djeri tash së vonit. - Për *z*-në, e soçme ata kanë njimend fëtyrën e posaçme *e;* por shpesh habiten, e edhe kětê e shenjojn me *z: "I ziλi; forzohet, sckaperzȣe; kaλziin, me zzanun, zierr, guzue, maleia"*. - *(I cilli, forcohet, shkapërcye kallëzojn, zanun, xjerr, guxue, malcia)*.

10. Shumica *xh*-ën nuk mund t'a dajn prej *gj*-së; prandej kanë: "Gepi, rigiaa, gevaap, borget". - *(Xhepi, rixhá, xhevápi, borxhet)*.

11. Shenjet e posaçme të shqipes, sikur kemi pa ndër të vjetërt, mâ nalt, i kanë edhe këta; por, âshtë e dijtun, fort mâ të zbukurueme e të rrumbullakueme.

Këta kishin me qenë karakteristikat e *alfabetit të Shkodranishtes së vjetrë*. Por gjithmonë ato mâ të parat; mbassi që në një numër aqë të madh shkrimtarësh prej kohësh e vendesh së ndryshme, nuk âshtë e mundunë të përmblidhen të gjitha veçanërít, që i e ka pëlqyem se të cilit me qitë në shkrim të vet. Mâ qartë do të shihet puna ndër shembuj që tash po biem.

**Shembuj nga alfabeti i Shkodranishtes së vjetrë.**

Do habere permi Sckodr.

"Ciȣnci Sckodra simiet asct rrit, e madhnue... Knuési, kuitoi, nuk idhnohet me mue, psé une pak fial po i sckruej permi kët sceher ..... Mari Barlezzi, Prift'i Sckodran n'Libr, ci λatin sckroi permi kèt sceher, e le don me cito fial. Sckodra, thot, âsct gni sceher fort i moccm, e githher ka ken m'naam. Âsct rrethue prei malesc, ci i bâin kunor per bukurii; riedhin affer tre uina, ci jan Kiri, Drini, e Buna, ci perpiicien basck, e scprâεen n'deet; kaa fuscia, e tok t'mira fort: kaa kalaan, ci heret emnohei "Rosa-Fat": kaa leccienin, cu merren trofta, levrek, scioiεa, gnalla, e gith fare pesc-cisc; per pun t'uit, t'airit, o "t'havaas", e per scka kaa jeretiss Σotȣn, nuk i ka fort lakimii nnogni sceherit tieter".

(*D. E. Radoja,* Romë 1872)

*Dielmve t'ri - scnnet prei Σotit.*

Juve o dielm t'ri, po ju kusctoi jeten e ktī scêtit t'bar. I ri dic edhe kȣ i lumi; e me at scêitnii t'maδe.. e ci fitoi, mir na ban me dit se scêitnija nuk matet me vjet, e se edhe t'rit munnen m'u bâ scéitna t'mdhāj.

Kȣ scêjt m'gniεet e dȣ viet bâni cia tjert s bâjn as m' tetdhjet. Besbeli nuk kiè pênnestar i fōrt, si sc'Luigi; as s'cioi nām scum per vedi se kie giaλ, porsi do scêitna tjer. Bilè kiscte εakon me than: Pennesa mâ e madhe per mū do t'jēt me i māit mir borget e mija, e mos m'u dā kurr prei sênneve t'mira ci bâin scokt mī. Ani kio pun do t'na ngusc λoin fort, masi na del acik se me m'u bâ scêitna nuk â nevoja me sckū jeremi, o me bâ pennes t'mdha sa belda nuk na i bār vigiudi...

(*D. Ndre Mjedja,* Romë 1888)

**Kangha e Mahmud Pascs.**

More Pasc, o Pasc Kavaja,
Po t'vien kec se t'kaa met daja?
Nuk m'vien kec se m'kaa met daja,
Por m'vien kec se u nneε kalaja.
Te 'j kisc plak e plot hannrace
At8 metne sctat bairace.
Bini ji Mirditas more,
Perse Pasca met ner vorre.
(*Kangë popullore,* Shkodër 1887)

## 3. ALFABETI I STAMBOLLËS (1879).

Përpara se shoqní e kongrese t'a mirrshin në dorë çâshtjen e shkrimit të shqipes, se i cili shkrimtár, mendësh së veta, mâ fort, hartoi - si e kemi pá - alfabeta gjithënduer fizjonomiet. Ku mâ pak, ku mâ shum ndryshojshin njeni prej tjetrit; por, për fund këta alfabeta në vete ishin një krijesë me shum origjinalitet: Ishin adoptime alfabetash së gjuhëvet të huaja, me shtime, shtrembënime a ndrime arbitrare.

Kështu, disa përdorënë alfabetin greqisht, tue përzie nëpër tê edhe ndonjë germë nga latinishtja (*Grigori, Kristoforidhi, Kamarda, Kavljoti, Mitko*... bashkë me *Bop, Ksilander, Hahn,* etj.); të tjerë për kundra mornë alfabetin latin, tue shtie ndërshej përsa u përket tingujvet të posaçëm të shqipes, shenje të huajtuna nga greqishtja, apor edhe tue trajtue, gjithënjë me germa latinishte, grupe shumë herë të çuditëshme. Kështu kemi vrojtë, se banë shkrimtarët e hershëm (*Buzuku, Matrënga, Budi, Bardhi, Bogdani, etj.;* kështu *Variboba, De Rada,* dhe albanologët: *Reinhold, Miklosic, Mayer, Dozon, Pedersen*. etj.)

U gjetnë edhe asi shkrimtarësh, që u sprovuenë t'a shkruejshin shqipen, tue përzie me alfabetin latinisht shkrola *Çiriljane* si *Kopitar.*

Djeri me germa *arabishte,* u mundue me bâ që të shkruhej shqipja. Por, si njëna, si tjetra ndër këto mënyrët e fundit dështoi dhe s'mund të nguli kurrkund.

Kishte ardhë tashma koha, në të cilën mbretnia despotike otomane të niste me i lirue një grimë pêjt. Gjithënjë për arsye të politikës së vet, dhe jo për dhimbë të njëj populli që mbante rob tash 400 e sa vjet, ndërsa bashkonte në Kosovë *Lidhjen e Prizrendit,* njëkohësisht jipte lêjen, të themelohej në kryqytetin e mbretnís shoqnia letrare shqipe, që merr emnin *Drita.* Këta ndodhte vjetin 1879.

Sido që të kénë qenë qëllimet e Turqís n'atë rasë, njerëzit e zgjedhunë për themelimin e kësaj shoqnie *(Sami Frashëri, J. K. Vreto e Pashko Vasa)* e mornë punën përimend, pse ishin atdhetarë të njimendët. Mâ e para dëtyrë, që këta tre pionerë morën përsypri, qe: Me trajtue alfabetin e shqipes. Mjerisht por, a pse koha nuk pritte, a pse edhe i ishin veshun barrë pa e pasë gatimin e duhun, *alfabeti i Stambollës* doli një gjâ e pahijshme, e çuditëshme dhe aspak praktike. Djeri ku u kishte ecë, kishin marrë shkronjat e latinishtes; por aty, ku këto s'mjafojshin për tingujt e shqipes, diçka mornë prej greqishtjet; për të tjerat trilluenë karaktere të posaçme, tue u mundue me mbajtun parimin: *Një tingëll e një shenj!*



Por, diku pse fëtyrat e alfabetit të Stambollës ishin në vete të vështira me u shkrue; diku pse librat me këtê alfabet nuk mund të shtypeshin, përveçse në të vetmen shtypshkronjën e kryeqytetit të Turqís - që kishte gatue këto germa postafat, puna qe veç, se ky alfabet nuk pat të përhapunt e dëshruem.

E qe këtu, karakteristikat e këtij alfabeti:

(Shih fashikullin "Për historín e alfabetit shqyp", f. 66).

Ma vonë alfabeti i Stambollës qe prekë ndër këto katër germa të mëdhaja.

Përgjithsisht në djalektin e Toskënís vijoi gjithkun të përdorej ky alfabeti i Stambollës; i cili, mbas reformimit t'auktorit, u thirr edhe: *Alfabeti i Frashërit* (Samiut). Ky, djeri mbas kongresit të Monastirit (1908), qe alfabeti me të cilin u shtypnë fletore, libra shkollet, e botime të tjera letrare, politike, historike etj., që vleftnë për gatimin e ndërgjegjes kombëtare. Qandrat mâ të para të shtypshkronjavet të pajisuna me këto germa të rralla, qenë, mbas asaj së Stambollës *("Drita")*, të Bukureshtit *("Dituria")* dhe Sofia *("Mbrothësia")*.

## 4. ALFABETI I SHOQNÍS "BASHKIMI", 1899.

Ishte e para herë, që në gjí të Shqipnís, në Shkodrë, endè nën zgjedhën e Turqís, themelohej ballafaqe një shoqní letrare, për t'u marrë sistematikisht me çâshtjen e shqipes. Këta ndodhte në Kallnduer 1899.

E para punë e shoqnís qe, caktimi i njëj alfabeti. E alfabeti u caktue, tue e pështetë ekskluzivisht mbi shkrolat latinishte.

*Bashkimi* për fund nuk bani tjetër, veç vijoi sistemin e shkrimtarëvet të hershëm. Me këtê ndryshim, se: Ku të Vjetërt për tingujt e posaçë të shqipes përdornë shenje krejt të veçanta, *Bashkimi* i zâvendsoi këta me grupe germash thjesht latine, shumicën me ndihmën e germës *h-*.

Edhe kështu dolnë grupet *dh* (dh), *th* (th), *sh* (sh), *xh* (zh), *zh* (xh), *ch* (ç), *gh* (gj). Të tjerat u mornë prej së Vjetërsh, ase u qe dhânë vlerë e posaçme shenjevet latine. B.f. *gn* (nj), *nn* (nd), - ndonjë herë edhe *mm* për mb. - Mandej *ll, ts,* (c), *c* (q). Zanoret e gjata u dyfijshuenë; nuk u muer në kujdes germa *j-*, por u mbarue punë me *-i, i-*. Për të shenjue *ë-* n shurdhë, u rregullue shkrimi djeri diku mbas frengishtes. Kështu zanores *e-* i u vû theksa e prehtë *(é-)* kur ishte e zanshme: *e*-ja e thjeshtë gjithënjë këndohej e zanshme ndër fjalë monisilabike dhe ndër ato që fillojn me *e-;* për ndryshe njehej si shurdhë. P.sh. *Uné shkoi n'shkolle, per me zane, falémi ndéres. Eja.*

**Shembull i alfabetit të Shoqnís "Bashkimi".**

*Mos e msheh kurr ghâan ghétun.*

Kola ghet n'rruge gni brisk. E muer n'dore e u gxue tui paa se ishte fort i bukur mé mnye t'bardhe ashtit. Shkoi afer gardhit e preu gni thuper e e latoi per me paa a ishté e préhet.

N'at chas raa aty pari gni nieri ci shkoté tui shikiue rrugen e madhé, sikur me kérkue nnogni sénn e kerkunn nuk e shifté Kolen ci ishté case gardhit. Kola tui u kujtue se dishka kerkoté tha me vedi: Nnoshta gnatii i kaa tréte brisku, e me gni hére i duel para e e pvéti shka kerkoté. "M'kaa hupe gni brisk tha ai, me mnyé *(dorsë)* t'bardhe e iâm tui e kerkue. Kola nuk e mshéhi briskun, por tui shtîi me gni hére doren n'ghep i' a dha e ai u gxue e i' u fal nneers Koles.

(*Libri II. i Knnojt.*, Vjenë 1900)

## 5. ALFABETI I SHOQNÍS "AGIMI", 1901.

Ndërsa shkrimin e shqipes me alfabetin e Bashkimit ishin tue e pranue shkolla e shkrimtarë, gati njëkohësisht duel në shesh edhe një tjetër: *Alfabeti i Agimit.* Këtê themelonte, bashkë me shoqnin letrare omonime, Ndré Mjedja, gjithënjë në Shkodrë, vjetin 1901.

Tue e marrë punën nën pikëpamje dijtunore, alfabeti i Agimit paraqitej mjaft i arsyeshëm. Ishte i trajtuem mbas parimit së përgjithët: *Një tingëll e një shenj.* Përgjithsisht këtê udhë kishin ndjekë edhe S. Frashëri e K. Kristoforidhi ndër alfabetat e vet.

Mjedja në këtê t'*Agimit* përdorë dý germat greqishte t'albanologëvet *δ: dh, θ: th* . Për të nxjerrë prej germash latinishte tingujt e posaçëm të shqipes, këta, ja shenjojshin mbë krye me theksën e prehtë (ğ-, ḱ-, ň-, për: *gj-, q-, nj-*); ja preshin për mjedis (đ-, ł-, për: *dh, ll;* të tjerat përdoreshin të shenjueme përsipri, si janë në shkrimin e kroatishtes: č- *(ç-)*, š- *(sh-)*, ž *(zh-)*. Të vetmet grupe, që u shtien në punë, qenë: *dz-* (x), *dx-* (xh). Për *ë-* n e soçme *Agimi* përdori *e*-n e kthyeme për së mbrapshtit (ə), me ndihmën e së cilës zgjatoheshin edhe zanoret *a, i.* Hundoret shenjoheshin me theksën e çirkumfleksit (*â*) si banë gati të gjithë. Por, kur këto zanore hundore ishin njëherit edhe të gjata, atbotë shenjoheshin përsipri me një vizlë të drèdhunë; d.m.th. me *tilden* e spanjolishtes (~)



**Shembull i alfabetit të shoqnís "Agimi".**

*Termeku i Shkoders.*

Ner sā e sā t'liga k̀i ngane n'Skypnī, n'vjet n k̀i škoj ňi e lig, nâ e máđe pər kombin t'onə kje kuer me ňi Kerśuer (1905) ňi tərmek i mađ k̀i bani m'u driđ e m'u elkund mar kytetin e Skoders e mâ mir me gâm kryekytetin e Škypnis..., tuj škałmue e tuj čart špijat mâ t'fortat. Na po e kapim škurt mi ket ndye, masi drue k̀i nuk do gindet škyptar, ki nuk ndjen č'u bâ mbi Škodrən tə ngrat.

(Kalendari *"Dija"* 1906)

## 6. ALFABETI I MONASTIRIT (1908).

Në muajin e Nandorit të vjetit 1908 Kongresi i parë, i përgjithët i inteligjencës e i nacionalistëvet shqiptarë u ftue të mblidhej në qytetin e Monastirit.

Çâshtja e caktimit të njëj alfabeti të përbashkët, që do të vlefte si një themel filluer i unjis imit kombëtár, ishte, të mirrej në dorë kryekrejet në këtê Kongres.

Zgjedhë me vota nga gjiu i kongresistëvet një komisjon 11 vetësh, këtyne u vû barrë t'a përpilojshin *alfabetin e përbashkët.*

U pranue në themel parimi i alfabetit latin. Mbi këtê komisjoni punoi nj'a 10 dit, tue u mundue për caktimin e alfabetit të rí, i cili mâ vonë do të mirrte emnin: *Alfabeti i Monastirit.*

Alfabeti në fjalë, po njeky që kemi sod në përdorim, mbas shumë vështirsísh e kundërshtimesh, duel; por duel një gjâ që përshtetej, jo aqë mbi arsye dijtunore, sa dukej mâ fort një vendim i marrun në bazë të njëj kompromisi. Përse, kur t'a këqyrshin, gjithçka pat në vete germa thjesht latine alfabeti i Stambollës, tëtana u mornë e u shartuenë n'atê të Gegënís *(Bashkimi);* i cili, megjithse qe prekë e shtrajtue, aqë sa mos me njoftë, prap fitonte në parim: Parimi i njëj *alfabeti krejt latin.* Për të kondendue Arbëreshët e Italís, diçka u muer edhe alfabetit të De Radës.

Qe elementat kryesorë, që përbanë këtê alfabet koalicjonit.

"Bashkimi" (Gegënisht): *dh, th, ll, rr, sh* (Dy grupet e para ishin përdorë nga De Rada).

"Alf. i Stambollës" (Tosk.): *y, ç, c, q, z, x.*

"Alf. i De Radës" (Arb. e Ital.): *ë, gj, nj.*

### 7. Dërrasa kronologjike e Alfabetavet të Shqipes.

| Shkodranisht. e vjeter | De Rada | Albano-logjit | Frasheri | Bashkimi | Agimi | Monastiri |
|---|---|---|---|---|---|---|
| è, e | ë | ε | e | e | ə | ë |
| é, e | e | e | ε | é, e | e | e |
| ɞ | (i) | ü | y | y | y | y |
| aa | â | ā | â | aa | aə | á |
| an, â | ē | a | (â) | â | â | â |
| âa | — | a̲ | — | âa | ã | â |
| ǰ, ǂ | dh (δ) | δ | đ | dh | d | dh |
| ǰǰ, ǂǂ | th (θ) | ϑ | d | th | p | th |
| c | ki | k | q | c | k | q |
| ƛ, g | gj | g | g | gh | g | gj - |
| gh | gc | g | g | g | g | g |
| ll, λ | l | ł | λ | ll | ł | ll |
| rr | rr | r̄ | p | rr | r̄ | rr |
| p | p | p | r | p | p | p |
| gn | nj, n̄ | ṅ | η | 'gn | n | nj |
| nd, nn | nd | nd | nd | nn | nd | nd |
| mb, m | mb | mb | mb | m | mb | mb |
| ε | sz, ζ | z | z | x | z | z |
| εc | — | ž | z | xh | ž | zh |
| ss, sc | sh | š | σ | sh | š | sh |
| ε, z | z, zz | c | c | ts | c | c |
| c | c | č | ç | ch | č | ç |
| z | zh | dz | x | z | dz | x |
| g | — | dž | X | zh | dž | xh |

### 8. KOMISIA LETRARE.

Si plotsim të nevojshëm të këtij traktati, shtojm këtu vendimet e marruna nga: *Komisia Letrare* - Shkodrë 1917 - mbi ortografín shqipe; të cilat *parime e rregulla* përgjithsisht u banë udhzim definitiv i shkrimit të shqipes.

1. - Ortografia e gjuhës do të jetë, përsa të mundet, fonetike: - d.m.th. gjuha do të shkruhet ashtu si flitet sod prej popullit. Si themel i ortografís do të mirret djalekti i Elbasanit, me disa përmirsime.



2. - Ndër këto përmirsime do të hyjnë disa ndryshime tipike, që u përkasin formavet etimologjike të fjalëvet, të ruejtuna mâ mirë në djalektin toskënisht e në disa nëndjalekte gegënishte.

3. - Ndonse gjuha shqipe ka trí farë sasish, d.m.th. ka zanore të gjata, të mjesme e të shkurtuna, sasia nuk do të shenjohet, përveç se ndë librat e gjuhsís e ndë rasat e tregueme ndë n. 9.

4. - Me gjith këtê Komisia Letrare, sod për sod, e shef me arsye që këto parime të mos ndiqen fjalë për fjalë; e të metat, që do të ketë këjo mënyrë ortografike, j'a len kohës s'ardhëshme, e shpreson se zhdrividhimi i gjuhës ka për t'a gjetë vetë udhën e mjesme.

5. - Tufat e bashkëzanorevet *mb-*, *nd-*, e *ngj-*, të zbrujtuna në djalekt t'Elbasanit, do të shkruhen e do të shqyrtohen ndë formën e vjetër, të ruejtun mâ mirë në djalektin toskënisht e në disa nëndjalekte gegënishte; për shembull: *nder, ndrikull, rend; mbret, mbathë, mbushë, kambë; ungjill, engjëll,* etj.

Dyzanoret *ie-, ue-, ye,* të cilat në djalekt t'Elbasanit janë përmbledhun në zanoret e gjata *í-, ú-, ý-,* (*qíll, díll, thú, ftú, punú, mú, krý, lý, rrëfý,* etj.) do të shkruhen të plota, ashtu si janë në djalekt toskënisht e në disa nëndjalekte gegënishte (*qiell, diell, miell, shtiell; thue, ftue, shkue, punue, mue; krye, lye, rrëfye, etj.*)

7. - *Mbi tingëllin e vogluem "ë".* - *Ë*-ja mund të gjindet në fund të fjalëvet, ja ndë mjest.

*a)* Ndë mjest të fjalëvet do të shkruhet aty ku etimologjia e lypë, e ku shqiptohet në toskënishte; për shembull: *shëndet, rrëfye, këndue,* etj.

*b)* Në fund të fjalëvet *ë*-ja ka vleftje etimologjike; e fonetikisht shenjon që zanorja e rrokjes së përparëshme âshtë sasie së mjesme.

Për përdorimin e saj në fund të fjalëvet po jipen këto rregulla:

1) Të gjithë emnat femnorë, që nuk mbarojn me zanore, e që janë njërrokësh, ase që kanë theksën mbi rrokjen e mbrame, marrin ndë rasën emnore të paskâjueme të veçorit një *"ë"* në fund; për shembull: *punë, mollë, lopë, derë, luginë, pëlhurë, parmendë, ndëgjesë, gjarpnushë,* etj.; në vend që: *Shkodër, kumbull, vegël, lakën, kokërr,* etj. - Këtê rregull e ndjekin edhe disa të pakë emna mashkullorë, të cilët kanë zanoren e rrokjes së përparëshme sasie së mjesme. Për shembull: *burrë, grunë, djalë, djathë, gjalpë;* në vend që: *kal, mall, ball,* etj.

2) Të gjithë adjektivat e pjesësit *(participat),* që kanë një formë për të dyja gjinít, e që mbarojn me një a mâ tepër bashkëzanore e me rrokje të theksueme a të mjesme, marrin një *"ë"* në fund; kështu: *i butë, e butë; i*

*mirë, e mirë; i gjatë, e gjatë, i shpejtë, e shpejtë, i vobekë, e vobekë; i shpërvjeltë, e shpërvjeltë; i shëndoshtë;* në vend që: *i bukur, e bukur; i vjetër, e vjetër; i vogël, e vogël,* etj.

Disa të pakë adjektiva, sidomos prej atyne që rrjedhin nga verbat, e që mbarojn në rrokje të theksueme e të gjatë, marrin *ë*-n vetëm në gjinín femnore; për shembull: *i fort, e fortë; i lir, e lirë; i that, e thatë,* e ndonjë tjetër.

3) Përveç atyne që përmenden ndë pikat 2 e 3 të n. 9. të gjitha fjalët e tjera, që mbarojn me rrokje të mjesme të theksueme e me një a mâ tepër bashkëzanore, marrin një *"ë"* në fund; për shembull: *shkojmë, folë, bajmë, puntorë, kryetarë,* etj.

8. - Artikujt; parapriset *(prepozicjonet)* e lidhoret *(konjukcjonet),* që kanë *"ë"* në fund, do të shkruhen pa këtê, vetem para zanorevet; p.sh.: *t'ardhunit, s'amës, nd'arkët, mb'dhë, nd'ardhtë, nd'iktë,* etj. e përkundrazi: *të bukurit, së motrës, së madhes, ndë shtëpi, mbë gur, ndë thashtë, ndë bleftë,* etj.

9. - Për shenjimin e sasís së gjatë po jipen këto rregulla: Sasia e gjatë do të përftyrohet me theksën e mprehtë (´), e do të shenjohet:

*a)* mbi të gjitha ato fjalë, që mund të sjellin ndërlikim në kuptim. P.sh. *Puntori e puntorí; drejtori e drejtorí, Shqiptari e Shqiptarí, bari e barí,* etj.

*b)* mbi rasat gjindore, dhanore e kallëzore të numrit veçuer të trajtës së skâjueme, e mbi rasën hjektore të paskâjueme të shumorit t'emnavet mashkullorë, rrânja e të cilvet mbaron me një zanore të gjatë; si edhe mbi rasën emnore të skâjueme e mbi rasën hjektore të paskâjueme të shumorit, kur rrokja âshtë prapë e gjatë. P.sh. *Dhís, dhín, dhít, dhísh; rrufés, rrufét, rrufésh; shkërbát, shkërbásh; kán, qét, qésh; barín, barít; shén,* etj.

*c)* mbi trí vetat e shumorit t'aoristit të verbave që mbarojn me rrokje të gjatë. P.sh. *pám, pán; lám, lát, lán; pím, pít, pín; blém, blét, blén,* etj.

10. - Të gjithë emnat femnorë, që mbarojn në një zanore, kur thohen në formë të skâjueme, marrin *"j"* ndë mjest të rrânjës e të mbaresavet - *a, -e.* P.sh. *grue-j-a, shpi-j-a, dituni-j-e, bukuri-j-e.*

11. - Për shenjimin e tingëllit hunduer po jipen këto rregulla: Tingëlli hunduer do të përfytyrohet me theksën (^) hundore, e do të shenjohet vetëm në këto rasa:

*a)* mbi të gjitha *a*-t hundore të gegënishtes, të cilavet në toskënishte u përgjigjet një *"ë"*. P.sh. *gjâ, zâ, âsht,* etj.



*b)* Mbi të gjitha zanoret hundore, afër të cilavet zhduket disa herë ndë gegënishte shkaku i hundzimit *(-n),* e ndë toskënishte ndrrohet ndë *"r"*. P.sh. *Pê* (peni, përi); *frê* (frêni, frëri); *hî* (hîni, hiri); *mullîni* (mulliri); *hû* (hûni, huri); *sŷ* (sŷni, syri), etj.

KOMISIA LETRARE SHQIPE
(Shkodër), 13 Gusht 1917.

## V. DAMJA E TINGUJVET

Kemi theksue ndë pjesën e parë, se fonetika âshtë shkenca, që studjon tingujt e të folunit njerzuer, tue hulumtue përftimin, kombinimet, veprimin reciprok e historín e tyne. Ajo merr në shqyrtim njohjen e mekanizmit të formacjonit[33], due me thanë të anatomís e të funkcjonimit t'organevet zanore të njeriut. Në këtê kuptim thirret *fonetikë eksperimentale,* pse përdorë metodën eksperimetale, të ndihmueme prej veglash, që shenjojn, me anën e vizavet lakore, lëvizjet e çdo organi fonator, kur qet zâ. Po qe mandej se shqyrton në një mënyrë të posaçme *fëtyrën akustike,* të qitun prej organit zanuer njerzuer, due me thanë *fonemat,* atëherë quhet *fonetikë deskriptive* ase fonolologjí, që përban një degë të randësishme të gjuhësís ase të glotologjís.

Gramatikanët grekë e romakë ndoqnë një klasifikim, që mbështetej *mbi përshtypjen,* që bâjnë tingujt në vesh. Ata quejshin zanore ose vetëtinguj (lat. *vocalis;* gr. *phōneen*) tingujt që kanë një dalje zani: të tjerët, bashkëtingëllore ose bashkëtinguj (lat. *consonans;* gr. *symphōnon*). Disa ndër ta, për në qoftë se nuk i mbështeten ndonjëj zanorje, ndihen me të zí: këto quhen të pazâ (*p, t, k,* etj.); disa të tjerë japin përshtypjen e njëj rrjedhjeje të tingëllit: këta janë rrëshqitset *(l, r);* tjerë kanë tingëllin e njëj fishkullimi: *fishkulloret* (s, z). Këta dallohen në *shurdha* (pa ndërmjetsí të kordhavet zanore) e *tingëllore* (me dridhje të kordhavet zanore). Shurdhat e tingëlloret janë mandej *fortes* (të forta) e *lenes* (të buta), simbas energjís së emisjonit dhe simbas artikullimit përgjegjës, due me thanë, simbas një mundimi relativisht të fortë ase të ligshtë që bâjn muskujt. Mandej në të *ashpër* (s) e të *ambël* (z) etj.

Por këjo âshtë një ndamje që shikon, si thamë, *karakteret e jashtëme.* Fonetika përpiqet të përcaktojë *natyrën e mbrendëshme* të tingujvet. Nga ky parim patnë qenë nisë gramatikanët e Hindís në caktimin e drejtë të

[33] *Fonacjon* thirret mekanizmi fiziologjik i të folunit t'artikulluem.

sanskritishtes, dhe linguistika moderne ka adaptue parimin e klasifikimit të tyne.

Klasifikimi i parë i bashkëtingëllorevet bâhet simbas vendit të golles të gojës, ku ndodhë pengesa. Tue u mbështetë mbi vërejtjen e organevet (buzë, dhambë, gjuhë, qiellëz, bira të hundës, vel qiellzuer - *volum* - etj.) kemi klasifikimin shkencuer. Kështu të gjitha bashkëtingëlloret dahen në dý grupe: në *eksplozive* ase shpërthyese, që përftohen prej mbylljes e çeljes së shpejtë të ndonjëj pjese së kanalit të gojës, në mënyrë që kemi një dalje shpërthyese t'ajrit; këto quhen edhe *okluzive,* nësa pengojn për një ças kalimin e ajrit; *momentane* ase të *pernjëherëshme* (p.sh. *p, k, t*) në kundërshtim me *frikative* ase *durative* (të vijueshme) (p.sh. *l, m, r*), emisjoni i të cilavet mund të zgjatohet. Pra tingëlli i këtyne të fundit mund të zgjatet simbas andjes, kurse i të paravet jo. Frikativet disa i thrrasin edhe *konstruktive,* nësa rryma e ajrit kalon si nëpër një kanal të ngushtuem (constrictus).

Kur rryma e ajrit drejtohet në hundë në vend të gojës, kemi *hundoret* (përndryshej quhen *zanore gojore* ase *orale*); *leteralet* ase *anësoret* janë përftue prej gjuhe, e cila mbyllë në mjes gollen e gojës, e len të kalojë ajrin prej së dyja anësh: *vibrantet* ase *dridhëset* përftohen prej njëj dridhjeje shum të shpejtë të gjuhës; *frikativet* prej njëj farë fërkimi të shtyllës s'ajrit kundër ndonjëj organi të gojës *(h)*; së mbramit *afrikate* (lat. *affricare:* me fërkue për) ato, që rrjedhin prej kombinimit të dý pozicjoneve të gojës, ndër ato që studjuemë, zakonisht prej një frikativje e një gjuhore-dhambore.

Në qoftë mandej se na kundrojmë *jo mënyrën,* por *vendin e përfitimit* ase *të trajtimit të tingëllit,* kemi për të pasë *buzoret,* të përftueme atëherë kur veprimi i ajrit âshtë i ndërprém prej veprimit të buzëvet ase buzës së poshtme e dhambëvet; *gjuhoret* a *fishkulloret,* në të cilat sipërfaqja e mjesme e gjuhës âshtë e bartun kundra qiellzës së fortë; *ndërdhamboret,* kur maja e gjuhës mbyllë kanalin mjes dy rrjeshtavet të dhambëvet; *dhamboret,* ndër të cilat të mbyllunt ndodhë ndërmjet të pjesës së përparëshme të gjuhës, që ndeshë kundër perdes së mbrendëshme të dhambëvet të naltë; *Grykoret* (guturalet) janë ato që kanë ndryshim mâ të madh, të përftuem prej mbylljes me anën e shpinës së gjuhës. Në qoftë se mbyllja ndodhë në qiell*ëzën e butë* grykoret janë *velare* (veli qiellzuer gjerm. *Gaumensegel:* kì, ğ; në qoftë se mbyllja ngjan në qiellëzën e fortë ase ashtore, grykoret janë qiellz*ore.* Këto mandej dallohen në paraqjellëzore (ç) e në mjesqjellëzore.

*Vërejtje.* Bashkëtingëlloret, mâ tepër se tingujt, janë zhurmë e përftueme



prej një pengese (përgjithësisht *gjuha* e *buza* që ndalon për një moment rrymën e ajrit). Por kemi edhe bashkëtingëllore vokalike që thirren *sonante.* Te Buzuku kemi *n,* që ai e shkruen *en.*

**Pasqyra e denominacjonit të bashkëtingëllorevet**

| Organi Vendi i Trajtimit | Okluzive ase Eksplozive (*mutea*) | | Konstriktive ase Frikative(*continuae*) | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|
| | | | Fryse (*aspirantes*) | Fërkuese (*affricatae*) | Hundore (*nasales*) | Rëshqitëse (*Langore* - liquidae) |
| | Shurdha (tenues) | Tingëllore (mediae) | Sh.T. | Sh.T. | | |
| Grykore (*Guturale*) | k | g | | | ng (djalek.) | ll |
| Buzore (*Labiale*) | p | b | f v | | m | |
| Buzore (*Labiale*) | t | d | s z | c x | n, nd (jelek.) | l, r, rr |
| Qjellzore (*Palatale*) | | | j | q gj | nj | lj (djalek.) |
| Ndërdhambore (*Interdentale*) | | | th dh | | | |
| Fishkullore (*Sibilante*) | | | sh zh | ç xh | | |
| Fytrrecore (*Laringale*) | | | h | | | |

## VI. SHQIPTIMI DHE DEKLAMIMI I MIRË. THEKSIMI.

**Përmbi çdo të mirë toksore Atdheun ti dueje e çmoje!**

Tue e shqiptue si duhet këtê fjalí, menjëherë do të kujtohesh, se si e cila fjalë e saj nuk âshtë theksue si njena tjetra. Kështu, ven roe, se zani peshoi mâ së fortit mbi emnin *Atdheun;* mbas tij vîjn me rradhë, shqiptue diçka mâ ligsht, fjalët: *Të mirat toksore... dueje... çmoje;* edhe së mbramit, prap mâ lehtë shqiptue, fjalzat: *Përmbi... te... ti... dhe.*

Gjithënji, tue e imtue punën e shqiptimit edhe mâ hollë, vrejm se ndë fjalën *Atdheu,* rrokja *dhe-* theksohet së fortit; pak mâ lehtë, rrokja paratonike *At-;* e së mbramt fort mâ lehtas shqiptohet postonikja *-un.*

Në bashkimin e tingujvet në rrokje (të rrokjevet në fjalë dhe të fjalëvet në fjalí) kemi një *shkallëzim ritmik* që mvaret nga fuqia e ndryshme dhe të zgjatunit e rrymës ekspiratore si edhe një *shkallëzim melodik*, të mbështetun mbi naltësín e ndryshme të tingujvet. Këndej shihet pra, se theksimi mund të jétë dý mënyrësh: *dinamik* ase *ekspirator*, në qoftë se kundrohet fuqia ase intensiteti relativ i tingujvet, dhe *muzikuer*, kur shikohet naltësia relative e tyne.

Theksi në gjuhën shqipe, si gati në të gjitha gjuhët moderne, âshtë dinamik. Ky âshtë i palëvizëshëm gjatë lakimit *(hap, hapa, hapave)* e zgjedhimit *(très, trèta, trètkam, trètunë, trètshe)*, me përjashtim të pakë fjalëve (*dhándërr - dhanúrë, gjárpën - gjarpínj; i mádh - të mëdháj* etj.)

Theksi muzikuer âshtë i pavarun prej ekspiratorit megjithëse shpesh mund të bien bashkë. Ky shikon muzikalitetin e tingujvet. Në një lexim, deklamim etj., si t'a lypë puna, kuptimi dhe forca e mendimevet, do të kërkohet me e theksue, si fjalín në perjudhë, ashtu pjesët e fjalís dhe rrokjen e fjalës.

Për në qoftë se âshtë nevoja të shkruhen fjalët përpikënisht, simbas rregullavet t'ortografís, njashtu, nëmos mâ tepër e lyp arsyeja, që të këndohen, të shqiptohen dhe të theksohen këto sa mâ mirë e qartë.

Një shqiptim i bukur e i përpikët zêhet vetëm me vesh, tue ndie mësuesin apor oratorët e mirë; ndërsa ato pakë rregulla, që mund të jipen mbi këtê gjâ, dalin gati të flashkëta, të kapërthyeme dhe tepër të pacaktueme.

Megjithëkëta këtu do të kemi paraswsh, se zani i njeriut në deklamim zakonisht ka trí shkallë të ndryshme; d.m.th. se fjalët mund t'i shqiptojm: *a) me zâ t'ulët, b) me zâ të mjesëm dhe c) me zâ të naltë*. Gjithë mjeshtria e arti i këndimit qëndron këtu: Të dijm me e rregullue zanin si t'a lypë randsia e fuqia e mendimevet që shprehim. Kështu, punët e zakonëshme dhe të përgjithëta të shqiptohen me një zâ të mjesëm, i cili âshtë zani mâ i natyrëshmi, mâ i qëndrueshmi, pse mâ i lehti m'u qitë. Flasim apor deklamojm me zâ pak si t'ulët, kur duem që ndëgjuesët të na e venë veshin mâ fort, edhe me kaqë fjala jonë merr një randsí të posaçme. Çohet së mbramit zani në deklamim, kur duem të diftohemi të përshkuemë prej ndonjëj ndiesie së fortë të shpirtit, dhe dëshrojm t'i ndezim e t'i bâjm pjestarë të këtyne ndiesive tona edhe të tjerët që na ndëgjojn.

Tue deklamue, po e zám, një ligjëratë kryekëput me zâ t'ulët, biseda del tepër monotone, e mbylltë e plogështë. Por, edhe tue e deklamue fund e maje me zâ të naltë, fjalimi del si i kërleshët, i mërzitshëm dhe të lodhë.



Kur këndohet a deklamohet, duhet me u rregullue mirë *të marrunt e frymës*. Ndër pauzat e pushimet e shkurta të këndimit do të këqyret me i a gjetë momentin e aftë, për me i mbushë shpejt e shpejt mushkënít me frymë; që mos të jétë nevoja me u ndalë tash e parë, tue e ndërpré fjalimin ku s'lypet.

Në deklamim, sikurse në shkrim, duhet t'i dihet mirë vlera e forca e *pikzimevet;* mbassi prej sosh kryekrejet mvaret qartsia e mendimevet, fuqia e bukuria e shprehjes.

## VII. FJALA. RROKJET. TINGUJT.

*M-O-T-I I B-U-K-U-R SH-I-H-E-T N-A-D-E!*

Mendimet zakonisht na i shprehim me *fjalí*. Fjalít përbâhen prej *fjalësh*, prej *rrokjesh*, dhe rrokjet prej *tingujsh*.

Dijtunia që mirret me natyrën, me shqiptimin e shndrimin e tigujvet, thirret: *Fonologjí*.

Tingujt shqiptohen nëpër disa organe trupore, që janë: *Mushkënit, gabzherri, goja e hunda*.

E shkruhen me do shenje, të cilat quhen: *Germa* a *shkronja*.

Rendin e të gjitha germavet e thrrasim: *Alfabet*, prej emnit të dy shkronjavet të para të greqishtes: *Alfa* e *Beta*.

Alfabeti i shqipes përbâhet nga 36 germa. Si e cila germë ka dy trajta, të quejtuna: *Germa të mëdhaja* e *germa të vogla*.

*A-a, B-b, C-c, Ç-ç, D-d, Dh-dh, E-e, Ë -ë, F-f, G-g, Gj-gj, H-h, I-i, J-j, K-k, L-l, Ll-ll, M-m, N-n, Nj-nj, O-o, P-p, Q-q, R-r, Rr-rr, S-s, Sh-sh, T-t, Th-th, U-u, V-v, X-x, Xh-xh, Y-y, Z-z, Zh-zh.*

Prej këtyne tingujve, shtatë kanë zâ në vete e thirren: *zanore* (vokale): *a, e, ë, i, o, u, (?)t*. Të tjerët (njëzetenandë), të cilët, për të tingëllue qartë, do t'i pështeten njëj zanoreje, thirren: *Bashkëtingëllore*.

## VIII. GERMAT E MËDHAJA.

Shkruhen zakonisht me germa të mëdhaja:

1. - Shkronja e parë, me të cilën nisë fjalia mbas pikës, dy pikavet, mbas pikëbindses, a pikëpyetjes, në qoftë me këto piksime âshtë plotësue fjalia. P.sh. *Fëmija u çue. Kur bani kambë dhe u vû për rrugë, tha vetë me vete: "Çka më ka gjetë!... Mirë, se po i lypi babës të falun: por, po më priti me t'egër e më qiti jashtë, unë kahë do t'i a mbaj?" - E qante gjithënjë, lott sa grushti.*

2. - Germa e parë e emnavet të përveçëm - emna e mbiemna vetesh, frymorësh, bagëtísh, emna gjeografikë, historikë etj. p.sh. *Gjini, Ibrahim Isufi, Luka, Buzuku, Durrësi, Buena, Maranaj, Tomorri; Xhixhi, Kuti, Bala; Murra, Laruka; Mbreti, Papa, Kryeministri; Mbledhja Kushtetuese, Parlamenti, Asamblea, Kuvendi Popullue*r.

3. - Gjithënjë me të mëdhaja zakonisht shkruhen edhe kryegermat e të kremtevet kombëtare apor fetare. P.sh. *Pashkët, Ramazani, Këshndellat, Bajrami, Dita e Flamurit,* etj.

4. - Cilsorët mbas a para ndonjëj emni gjeografik a personalitetesh historike; edhe numrorët rendorë mbas ndonjëj emni vetuer. P.sh. *Bjeshkët e Namuna, Krojet e Bardha, Drini i Zí, Leka i Madh, Karli i Pêsët, Luani i Trembëdhetë,* etj.

5. - Titujt e nderit. P.sh. *Shifni, Shkëlqesë, si janë punët. A po na urdhënoni, Zotní, sonte për darkë? Fort i Nderit Z. Ministri më ka shkrue, se...*

6. - Përemnat vetorë; mbas këtyne titujve nderit, apor pronarët, që përcjellin ndonjë kësi titujsh. P.sh. *Madhnia e Tij. Zotnia Jote. Më falni, Ju lutem. Me anën e kësaj Na të Ndënshrkuemët po urdhënojm... Nga shkresa Juej kemi marrë vesht, se...*

7. - Germat madhore vijojn prap edhe sod të përdoren ndër epigrafe, epitafe a mbishkrime e tituj librash e hartimesh, etj. p.sh. *Mrizi i Zanavet. Te Tempulli i Rozafatit. Malli i Atdheut. Lulet e Verës. I Verbti. Hylli i Dritës. Zani i Popullit,* etj.

8. - Përgjithsisht të mëdhaja shkruhen edhe germat e para të si të cilit rresht të poezís. P.sh.

*"Treqind hapash kulla e gjanë,*
*T'tana ballet guri s'lmue,*
*Anash krejt guri s'latue;*
*Latue shkami prej mërmerit..."*
*"Aty gurrat, me u fladitë;*
*Aty kopshti, me u mahitë;*
*Aty velat, me velzue:*
*Me velzue për shpin të detit..."*

9. - Edhe emnat e popujvet, përgjithsisht tue u mbajtë si emna të përveçëm, shkruhen me germa të mëdhaja. P.sh. *Shqiptarët, Gjemanët, Sllavët, Italjanët,* etj. - Por, kur këta përdoren si mbiemna, atbotë shkruhen



me shkronja të vogla. P.sh. *Toka shqiptare, industria gjemane, shtypi françez, popullsia kineze,* etj.

10. - Zakonisht tash edhe kryegermat e emnavet të stinëvet, të muajvet dhe të ditvet të javës shkruhen me shkronja të vogla. P.sh. *Vera e dimni; kallëndori e frori; të Marten e të Mërkuren,* etj.

11. - Germat madhore zâvendsojn shpesh, sidomos ndër epitafe, numrat arabikë; dhe atëherë marrin përmbas pikën. P.sh. *III.* (3); *V.* (5); *X.* (10); *L.* (50); *C.* (100); *D.* (500); *MCMXLVII.* (1947), etj.

*Vërejtje 1.* - Parimi: "Shkrueje fjalën si e flet populli", ndë vete âshtë fort i bukur; praktikisht por, nuk mund të ndiqet. Pyesim mâ së parit: Për cilin *popull* këtu âshtë fjala?... Po; pse "popull", pjestár i ligjshëm i Shqipnís etnike, njehet, si i Këlmendsi dhe i Hotsi, si Vlonjaku e Mallakastriti; popull shqiptár quhet, si Korçari dhe Argjirokastriti, si Kosovari dhe Mirditsi, etj. Se i cili sish reklamon tagrin mbi Shqipen si e folë edhe e shqipton ai. Cilin popull prandej, të këtyne krahinave të ndjekim?

*Vërejtje 2.* - Të gjitha ngjyrat e nuancat e gjuhës së fòlunë nuk âshtë e mùndunë të shenjohet me anën e atyne 36 germavet t'alfabetit në përdorim. Kështu f.v. krejt ndryshe tingëllon zanorja *e* ndë fjalët: *Edh, et, venë, héll; vjeli, vjedhi, mbjelli, xjerri* etj.: ndrime fonetike, të cilat shkrimi nuk i dallon.

*Vërejtje 3.* - Posë kësaj, duhet të kemi para swsh edhe faktin, se rrokull shekujvet, tingujt shkojn tue ndrue timbër në gjuhën e popullit: ndërsa shkrimi, nemose për një kohë të gjatë, jet gjithënjë njai se njai.

## IX.CILSIA (KUALITETI) DHE SASIA (KUANTITETI) E ZANOREVET (VOKALIZMI)

1. - Përsa i përket farës a cilsís, zanoret e shqipes janë: *Të kthiellta* ase gojore (orale), edhe *hundore* (nazale). P.sh. *Mati hapat, delet qethen; lili nisi; moti doli; dushku, lutu; byk; lyp* (të kthiellta); *zâ, lâ; pê, vê; hî, fshî; hû, vû; sŷ, ndŷ* (hundore).

*Vërejtje 1.* - Vetem zanorja *o* nuk paraqet hundzim në gjuhën e shkrueme; kurse në nëndjalekte kemi: *karicôm* (M.M.)

2. - Zanoret mandej, përkahë *shkalla e zanit,* janë: *të nalta* (i, u, y), *të mjesme* (e, o) dhe *t'ulta* ase *të kthellta (a, e - para -r);* p.sh. *Ora, dera, faroj, teri.*

3. - Zanoret *y, u, o* shqiptohen tue rrotullue buzët; të tjerat: *i, e, a* shqiptohen me buzë të çeluna.

4. - Përkahë *sasia,* gjuha shqipe, për natyrë të vet, ka trí farë zanoresh: ***Të gjata,*** si: *kál* (lat. *caballus*); *vá-u* (lat. *vadum*) *qé, dét, dhí, shí, kómb, ród, kút* (lat. *cubitus*). *Hút, ýll, tý* (ie. *Tu*); ***të përgjymsta,*** si: *Natë, marrë, derë, qepë, ditë e ligë, dorë, korrë, burrë, ulë, zhytrë, mbytë:* dhe ***të shkurta,*** si: *Gjak, flas, elb, des, mik, qit, mot, shko, thumb, mos hup, tym, zhyt.*

*Vërejtje 2. - Gjatsia e zanorevet, si fenomen organik i natyrës së gjyhës shqipe, jo si veti djalektare.* - Këjo gjatsí e gjuhës pështetet, përveç se mbi: *a) fjalorët e vjetër,* edhe *b)* mbi *gramatikat* mâ të parat e mâ të mirat tona (Da Lecce 1717, S. Frashëri 1886, G. Meyer 1888, K. Kristoforidhi 1882, G. Pekmezi 1908, etj.), megjithëse këta gati tëtanë muernë për bazë të studjimit të vet toskënishten; *c)* mbi Shkrimtarët e Vjetër të Shqipes: Buzuku 1555, Bardhi 1635, Matrënga 1592, Budi 1618, Bogdani 1685, Kazazi 1743, etj. *ç)* mbi të folmen e gjallë të mâ së madhes pjesë të Shqiptarëvet, ç'merr prej Shkupit djeri në Shkumbin; *d)* kontaminacjoni, ligshtimi ase të djerrunt e plotë të zanoreve të gjata, si edhe të djerrunt e *hundorevet,* - mbas gjithë gjaset depërtoi ndë shqipet këta shekujt e fundit ndoshta nga influksi i greqishtes kufijtare; e cila, si dihet, nuk ka në përdorim as të gjatat as hundoret. Për vërtetim le të kontrollohen Arbëreshët e Italís dhe auktori veteran i tyne L. Matrënga; të cilët sasín e gjatë e kanë gjithënjë edhe sod, sikurse e bartnë nga atdheu - shumica prej Shqipnís së Poshtme, - qatëherë, kur mbas deke së Skanderbeut, u dyndnë e gjetnë strehë miqsore andej Adrjatikut.

Na pëlqen t'a çitojm këtu tekstualisht çka mbi këtê çâshtjen e kuantitetit shkruente një profesuer i mirënjohtun, toskë:

"Në fushë të vokalizmit shqipja e herëshme, - e dëshmuar me monumentat e shkrimit, - ruante në të folë *kuantitetin,* si një element relevant nga pikëpamja fonologjike. Më pikërisht, kishte vokale të gjata, më fort ndër silabat e theksuara, dhe i dallonte këto nga vokalet gjymsë të gjata e nga të shkurtërat. Këtë gjendje të lashtë është vënë re, se gegërishtja e ruan mjaft mirë edhe sod e gjithë ditën. Toskëria përkundrazi në pjesën e saj më të madhe i ka niveluar ndryshimet kuantitative. Po



fakti - pothuajse i pavenë re gjer më sod - që në këtë djalekt disa zona periferike si Labëria me Çamërinë, shqiptojnë edhe sod gjatësitë, gjymsëgjatësitë e shkurtësitë, na tregon, se edhe Toskëria ka njohur kuantitetin me të njëjtën masë siç e ka Gegëria. Me fjalë të tjera, ky është një fenomen i përgjithshëm në gjuhën shqipe. Në toskëri nivelimi pas gjithë gjëndjes duhet të ketë dalë nga disa krahina qendrore dhe mendojmë se kryesisht prej qendrash qytetare. Kronologjisht ky largim i toskërishtes nga tipi i përbashkët i shqipes, e njëkohësisht dhe nga gegërishtja, nuk na duket të jétë shum i vjetër; sepse të folmet arbëreshe t'Italisë ruajnë alternancat e kuantitetit." (E. Çabej: *Buletin për shkencat shoqërore,* 1955, nr. 2, f. 83).

*Vërejtje 3.* - Përsa i përket grafís së neologjizmavet të toskënishtes: *Çështje, zëvendsoj;* të cilat tashma kanë marrë tagrin e nënshtetsís, për koherencë, në gegënishten kishte me u dashë të shkruheshin: *çâshtje, zâvendsoj;* mbassi thuhet e shkruhet: *ç'âshtë, zâ vend.*

*Vërejtje 4.* - Sasia e gjatë, *me përjashtimin e tonikevet,* ku qëndron e plotë, ka nisë të ligshtohet edhe ndër nëndjalektet e Veriut.

*Vërejtje 5.* - Âshtë për t'u theksue, se ndër vjershat e para të shqipes të Budit (de facto të *P. Palit prej Hasit*) ashtu edhe në poezín popullore arbëreshe, sasia e gjatë, si ndër zanore tonike, a jotonike, ka vlerën e dý znorevet, edhe në trup të vargut.

*Vërejtje 6. - Labjalizimi i zanores* o-. Tonikja *-o,* tue u gjetë për pozicjon para rrëshitsevet *-l* ase *-r,* ndodhë kajher, që labjalizohet; d.m.th. se merr para vetes buzoren *v-* (g. *vo,* t. *va*). Për shembull, fjala greke *orphanos* dha g. *i vorfën,* t. *i varfër.* Labjalizimi këtu zhvillohet për arsyen e diftongizimit të zanores *o-,* - si thamë - përpara rrëshitsevet *-l, -r.* Kështu, tue u diftongizue *o*-ja në *-ue (-uo),* elementi i parë *u*-ja, erdh e u konsonantizue dhe kaloi në *-vo, -va.* Ndërkaqë, prej *uo-* kemi *vo-* (t. prej *-ua: -va*). - P.sh. trajta latine *oleum,* për të kaluem në shqipen e soçme *voj* (vaj), u përshkue nëpër fazet e këtij proçesi. Mâ parë *o*-ja tonike *(oleum),* tue u gjetë para rrëshitses *-l,* erdh e u diftongizue në *uo- (-ua);* elementi i parë i diftongut *(u-)* u ljabjalizue *(v-),* edhe kështu duel: *vo- (va-).* Rrëshitsja vetë *(-l)* u palatizue *(-j),* si ndodhi shpesh. Khs. *Filia:* bijë; *millia:* mijë; *familia:* fëmijë; *oleum:* voj. Këndej del në shesh edhe

arsyeja, pse toskënishtja këtê *o-* tonike, në vend të *vo-*s të gegënishtes e ka *va-*. Khs. diftongun e verbavet e t'emnavet gegënisht me diftongun rrânjuer *-ue* nga *-uo*. P.sh. *Krue, shkuem duer,* që dalin në toskënishte në *-ua (krua, shkruar, duar).* - Kështu do të spjegohet proçesi i *o*-s tonike ndër trajtat: *ovum:* voe; *opera:* veprë dhe *ubog* sl., që dha *vobeg.*

*Vërejtje 7.* - Biem këtu një gjýq të qartë, që shkruente aso here (1917) Gramatologu *Ilias Permeti* përmbi sasín e zanorevet, botue në Boston. Thotë: "Në dialektin toskërisht, jo vetëm që është shkurtuar zanorja hundore, por shumë herë humbë edhe fare, ase ndrohet shkajkorja *-n* në *-r: Lini* (liri). Tingëlli hundor është shkurtuar fare; edhe pasqyrohet vetëm prej *ë*-s, e cila zën vendin e zanorevet hundore *a, e*". - Por, mâ se 30 vjet para si, veterani toskë, *Sami b. Frashëri* në librin: *Shkronjëtore e gjuhësë shqip.* - Bukuresht 1886 - shkruente: "*Trashje:* gjatësi". Shenja (^), që quhet *trashje,* vihet përmbi ca të zëshme *(zanore),* që zgjaten fort në të folmen, si: *dhe, gja, sy.* - Gjuha e Toskëve s'i shquan aqë mirë këto".

*Vërejtje 8.* - Shembull: *Ata, me na thanë, nuk na thanë gjâ, por as nuk na dhanë erë sendit; pse na kishin dhânë mjaft përpara. Të parët tanë i lanë emën të mirë vetës; por na të shkretët s'di, a kemi për të lanë gja mbas nesh. Atê ditë nuk qénë gjithaqë shum në mbledhje; por sod kanë qenë gati të gjithë.* - Përkahë sasia e cilsia, trajtat e këtyne katër verbave *(dhanë, thanë, lanë e qenë)* ndryshojn fort, sikur mund t'i dajë mirë çdo shqiptár që të kétë ruejtë sasín dhe cilsín vokalike të gjuhës. Si pjestore, këta kanë të gjithë zanoren tematike *(tonike)* me ngjyrën e hundzimit *(dhanë, thanë, lanë e qenë).* Hundzim ky, që nuk âshtë nevoja të shenjohet në shkrim, mbassi për pozicjon ndodhin para njëj tingëlli hunduer *(-n).* Por ndron puna ndër trí vetat e aoristit shumës. Aty, posë se dliren nga hundzimi, zanoret tematike (*a*-ja dhe *e*-ja) tingëllojn të gjata: *Na lámë, ata thánë, ju dhátë, të gjithë qénë.* Gjatsime këto, që kanë bazën në kontrakcjonin e së dikurëshmes: *Na lan-më, ata than-në, ata qen-në.* Dhe këto ndryshime të randsishme sasiet e mendojm, se âshtë nevoja që të shenjohen ortografisht, njashtu sikur ndihen në pjesën mâ të madhen e popullit.

## X. DYZANORI *(DIFTONGU).*

1. - Zanoret në një fjalë mund të ndodhin *të thjeshta* (një fëtyrë e një tingëll): *a, e, ë, i, o, u, y:* apor të ngjituna (dý a mâ tepër bashkë. D.m.th. dý fëtyra e një zâ: *-ae, -ie, -oe, -ue, -ye,* etj. Këto grupet e fundit thirren: Dyzanore apor diftongje.



2. - Diftongje të vërteta shqipja ka vetëm: *-ue* (-ua), *-ie, -ye:* të cilat dolnë, i pari *(ue)* nga *-o,* dhe dy të tjerat *(-ie, -ye)* nga *-e*-ja e theksueme (tonike). Kështu *Duer* (dorë), *krue* (kron), *këndue* (këndo), *thue* (thom), *dyer* (derë, nëpër *dierë*), *nier* (nga ie, *ner*), *qiell* (lat. coelum), *pëlqye* (pëlqe), *krye* (kreje).

3. - Diftongje dytore (sekundare), janë: *-ae, -oe: ngae, hae, roe, voe.* - Këto nuk do të përzihen me diftongjet e përbame gjatë fleksjonit, të cilat thirren mâ fort *togje zanoresh.* P.sh. *Kau e kaloi vaun, sheu, siu, leu, shkoi te kroi, shkrou, kreu, miu, piu, përzjeu,* etj.

4. - Dyzanori mund të jetë: *i shtrim, i mbljedhun e i shkurtuem.* Thirret:

a) *I shtrím,* kur ka theksën përmbi të parin element (diftong trokaik): *Buelli, tue thye dhèun; krue, tlyen; bie, miellin e përziej me duer.*

b) Quhet *i shkurtuem* (diftong jambik), kur ka theksën përmbi të dytin element: *Hua, luan, kuarc, llauz, kuadër, kuotë, ritual.* Diftongjet *-ie, -ye,* kur për ligjë të fleksjonit, pësojn metafonín, d.m.th. ndrojn vendin e theksimit, atbotë elementi i parë *(i-, y-)* vjen e palatalizohet *(-j)* (dyzanuer i luejshëm: *diftongus mobilis*). Kështu: *Mos bje* (unë bie), *a ndjeve* (unë ndiej). *E ljeva* (unë lyej), *po e përzjeve* (unë përziej), *njerëzit* (nier). - Të vjetërt kanë: *i fjeva* për të soçmen: *i feva.*

c) *I mbljedhun* thirret dyzanori, kur vjen e monoftongizohet; d.m.th. këthehet në zanore prej kahë ka rrjedhë. Kështu: *Punova* (punuem), *shko* (shkuem), *këceve* (këcye), *e thei* (thye), *kreu* (krye), *thoi* (thue).

*Vërejtje 1.* - Ndër mâ të zakonëshmet shpërdorime, që bahen në gjuhën e shkrueme rreth dyzanorit, shenjojm:

a) Asimilimin e elementit të dytë me tonikën: *-ue* (u), *-ye* (y), *-ie* (i), *-ae* (a), *-oe* (o), etj. *A ke ndí, se dú me shkú të díll me nji malsúr me gjú ngjala ndë Búnë? E kam zí përpara hán* (hén); *mandej e kam fërgú me tlýn. Nji grú, tuj gatú një laknúr, ka mbarú. Mos i zhýj durët me mill. Mos u përzij, as mos fýj ken;*

b) Të zhdukunt e plotë t'elementit të parë të dyzanorit. P.sh. *Vene re njekëtê ve.* (për: roe, voe). *Çka thé?* (thae). *S'kam ngé* (ngae). *Ka rá vesë sonte* (voesë). *Pse e lé me t'a thy venë?* (lae, thye, voen). *Si ré kështu, vré Zot!* (rae, vrae). *Duke u hedhur e duke hequr keq.* (hjedhë, tue hjekë keq). - Nëndjalekti i Shkodrës ka krijue për togun *oe* (voe) një

tingëll të vetëm të mbyllët, që i përgjegjet *-ö*-së gjermanisht ase togut *-eu-* të frengishtes; dhe për togun *-ae-* (hae, thae) një zanore të çelët *(-e-)*. Khs. freng. *père*.

c) Shkurtimi i dyzanorit, tue shndrue theksën - pa kurrnjë nevojë të fleksjonit, - prej së parës ndë të dytën pjesë (Metafoni). Kështu, për ves, thuhet e shkruhet: *Djélli, e djéle, buàlli, qièlli, ndjènje, ruàjtje, ai sjèllet rrugash, tash nuk vjèlet vëneshta, hjèdhet e përdrjèdhet, vuàjtjet*, etj.

ç) Trajtime dyzanorësh së kota, nëpër shtesën e njëj *-e*-je, kinse për t'a zgjatue tingëllin e zanores së parme. P.sh. *Të mërkuerr kam prûe një masuer, edhe e kam vue njaty. A ké muejtë me e thuerë gardhin, që t'a patnë shthuerë dikur? Mos i u fuer gjithkuej; pse të lanë në quell. Kuej i thé? Askuej. Dje kemi hangrë bukë të mbrueme dhe jemi ngie. Nuk e die, as smundem me e diejt, se qyshë kuer e kam njekëtë ushkuer.*

*Vërejtje 2.* - Dyzanori i rrânjës nuk âshtë mirë të zhduket ndër trajtat e përbame. P.sh.: *Rroga muejore. A jé ngaeshëm? Qielluer, kryetar, kryesinë, i shkueshëm, i thyeshëm, voezak, nuk ndiekanë, u përziekeshin*, etj. dhe jo: *mujore, i ngeshem, qilluer*, etj.

*Vërejtje 3.* - Diftongu gjithënjë mund të qëndrojë i plotë n'urdhënoren e ndër kohët e përbame prej soje *(imperfekti i diftores, dhe prezenti i pësores)*, sidomos në qe se ky ndodhet përpara rrëshqitsevet *(l, ll, r)*, mbassi në gjuhën e fòlunë ndihet qartë. P.sh. *Mos u kuell; por xire librin edhe sielle faqen. Mos e tier gjatë. Ata fëmij të këqí u siellshin rrugash dhe viellshin gjithënduerë fjalësh prej gojet. Unë i ndiejshem, por nuk mund t'u përziejshem. Më viellet haeja, porsa t'a shtie në gojë, edhe më siellet toka.* - Krejt ndryshe prej: *Mos vidh; m'u hiq qafet. Zgjidhi nejet. Kështenjat u piqshin, por nuk u digjshin.*

*Vërejtje 4.* - E ruejn, edhe gjatë fleksjonit, pa e mbljedhun diftongun, participat e tashëm. Kështu: *Shkues - shkuesi; përzies - përziesi; përkthyes - përkthyesi*, etj. Dhe jo: *Shkues - shkesi*, si: *Malsuer - malsori.*

*Vërejtje 5.* - Do zgjatime zanoresh, të shkajktueme prej kontrakcjonesh, për të vetmin fakt, pse kështu i ka ndodhun populli, nuk shkojn në gjuhën e shkrueme. Kështu, jo: *Kán, trán, atdhén, shén, thín, shín*, etj. për: *Kaun, traun; atdheun, sheun, thiun, shiun* etj. - Për vërtetim, krahasoji dhe vreji, si dalin gjithkun të plotë ndër rasa të tjera: *Kau, kaut; trau, traut; thiu, thiut, shiu, shiut*, etj. Prandej, nuk shihet nevoja që të përjashtohet vetëm dëshmorja: *Kân*, për: *kaun*.



*Vërejtje 6.* - Ka bâ e ka hw në gjuhë, pa diftong rrânjuer, fjala: *Ungjíll-i*, në vend të: Ungjiell-i, por nuk shkon rregullisht. Diftongu këtu dokumentohet qartë, mbassiqë emni na vjen nga latinishtja *Evangelium*. D.m.th. *e*-ja e theksue e trajtës në fjalë do të jepte natyrisht në shqipet diftongun *-ie*. Krahaso: *Djemën*, nga lat. *daemonen; pjepën*, nga lat. *peponem; pjesë*, nga lat. *petia*, frg. *pièce, pjërgullë*, nga lat. *pergula; mjek*, nga lat. *medicus;* etj. - Ashtu edhe verbi: *prierem*, qyshse aoristin e ka: *u prora*, vetvetiut suponon diftongun rrânjuer *-ie;* edhe e mangtë do të gjykohet grafia: *Prirem*. Këqyr edhe Fjalorin e Institutit, i cili shkruen: *Përmiellem* dhe jo: përmillem.

*Vërejtje 7.* - Po mormë para swsh etimologjín, që G. Majer-i i jep fjalës *xhagajdur-i*, nuk do t'a shkruejshin kështu, si gjindet ndër fjalorë tanë, si âshtë në përdorimin e përgjithët, e që ka një fizionomí turqishtjet, por: *Gjakhidhuer-ori* (nga: *Gjak hith*), ndërsa Rosi e bje në fjaluer të vet: *Xhakahiduer, xhagajduer.*

## XI. - HUNDZIMI *(NAZALIZIMI)*.

1. - Kur fíll mbas njëj zanorje tonike ndodhi një bashkëtingëllore hundore *(m, mb, n, nd, ng)*, zakonisht këjo shkajktoi hundzimin e saj. Ky hundzim ndihet gjithënjë kudo në gegënishten, ndërsa shkoi tue u zhdukë faret a pjesërisht në toskënishten.

2. - Zanorja hundore në fund të fjalës erdh e u zgjat: *n*-ja origjinare, shkajktarja e hundzimit, rá, tue u dukë rishtas gjatë fleksjonit. P.sh. *Zâ - zani, drê - dreni, gjî - gjini, hû - huni, drw - dryni; lâ - lanun, mê - meni, shkrî - shkrina, prû - pruni, shtŷ - shtyna.*

3. - Provët, se hundzimi âshtë një fenomen i lidhun ngusht me natyrën e Shqipes, edhe jo vetí djalektare, janë gati po njato, që u prunë për vërtetimin e gjatsís së zanorevet, d.m.th. *a)* Hundzimi qëndron dhe përdoret sod për sod ndër mâ se trí të pesta të Shqipnís etnike; *b)* Ndikimi i greqishtes kufijtare, e cila si dihet, nuk ka hundore, shkajktoi të zhdukunt e hundzimit ndër zonat e jugut; *c)* Megjithëse Shkrimtarët tanë të vjetër, përgjithsisht, shkruejshin

të ndikuemë prej ortogrfís s'italishtes, së cilës ky shenj ortografik i hundzimit i mëngon, prap se prap, edhe ndër ta mund t'i hetojm të qarta gjurmët e errsimit të zanorevet. Kështu b.f. në Buzikun, ndërsa i kemi të dlirta trajtat: *Za, ba, ve, vu, sy,* gjithënjë pranë sosh kemi edhe: *Shtanzë, anshtë, hunjë,* etj. - Karakteristik âshtë shenjimi i Bogdanit rreth kësaj pike; i cili, tue dashë me vû në beh lexuesin mbi çâshtjen e hundzimit, shkruen në parathanjen e librit: "*A*-ja me -*n* shqiptohet *me hundë*, tue e kalue *n*-ën si ndë eklips. Kështu: *Anshtë vërtet". Brenzi , atan (atê), banhej renshit, kapërdinftë, zinhet, leqen,* etj. Këso dore përgjithsisht edhe të tjerët të Vjetërt.

4. - Përsa i përket përdorimit të shenjit hunduer ndë gjuhën e shkrueme, po biem këtu vendimet e marruna nga *Instituti i Shkencavet*.[34]

a) Akcenti hundor (^) do të përdoret në gegërishtet vetëm n'ato fjalë, ku ka rënë hundorja n dhe ka lënë shqiptimin hundor; p.sh. *zâ, frê, mullî, hû, hŷi, me fshâ, me bâ, bâhet, bâjmë* etj.

b) Nuk do të shkruhet akcenti hundor ndër ato trajta emrash e foljesh, ndër të cilat hundorja e rënë duket prapë; p.sh. *zani, freni, mullini, huni, hyni, bana, fshana, mena, bamë, banë* etj.

c) Gjithashtu nuk do të shkruhet ky akcent n'ato fjalë - emra, mbiemra e folje, - që kanë një bashkëtingëllore mbas hundores; p.sh. *anza, kambë, vend, katundi, i randë, gdhend, humb, hundë* etj.

ç) Fjalët *mâ, gjâ* dhe *âsht* do të shkruhen me aksent hundor në gegërishtet.

d) Emnat femërorë, që në toskërishtet mbarojnë më *një* dhe në disa vise të Gegërisë zanoren e përparme e kanë të nazalizuar, do ta ruajnë në shkrim trajtën e toskërishtes; p.sh. *banjë-a, brinjë-a, rranjë, finjë, shkronjë, zonjë, mburonjë, ujkonjë, shushunjë,* etj. (dhe jo *bâjë-a, brî-a, fî-a* etj.).

*Vërejtje 1.* - Sikurse sasia, ashtu edhe hundzimi nuk shenjohet ndër trajtat e pandrueshme të ligjëratës. Kështu praktika e përgjithtë. P.sh. *mbassi, mbi, përmbi, aty, këtu, andej, ma, ashtu, kështu, ku diku, kurrkun,* etj.

*Vërejtje 2.* - Ndërsa kanë hundoren tematike këto fjalë, të cilat zakonisht shqiptohen të dlirta: *trûq* (lat. truncus-i), *i vrâshtë* (nga: *m'u vrâ, i vranët;* jo nga: *vrá, i vrám.* M.) ashtu edhe, për gegë ndëmose: *ullîshtë* (ullî), *m'u*

[34] Ortografia e gjuhës shqipe, Tiranë, 1951, f. 5.



*âjë* e *me u shâjë* (nga një "*anjo;* ie. *aniti.* M.; *çâshtje* (Krhs. *âshtë*), *zâvendës* (Krhs. *zâ*). - Por nuk pështetet mbi një arsye etimologjike hundzimi i trajtavet: *urîth-i, krâhën-i, kurrîz-i; parrîz-i, skûth-i, shtîjzë-a, kîezë-a; kutî-a, tepsî-a, gjûhë-a, gjûhzë-a, mîjë-a, prej sî, prej asîsh.* Kështu as: *Unë rrî, unë ngâs, unë ndîej,* etj. Khs. aoristin *ngava, ndjeva,* e jo *ngana, ndina,* si do të pritej. - Hundzimet eventuale, që ndihen ndokun, do të spjegohen si analogjizma. Kështu: *gjûhë-a,* pse: *gjû-ni; urîth-i,* pse: *vërrîth-i, shtîezë-a,* pse: *shtî* (por lat. *bastile*).

*Vërejtje 3.* - Dalloji homonimat: *brî-ni* nga: *brinjë-a; tue vû roe,* nga: *tue vue (vuejtë) shum; tue u prû mirë,* nga: *tue i a prue shtëpín; shfrej idhnimin,* nga: *shfrŷj topin.*

Tjetër: *hû-ni* (shtyllë drunit), dhe tjetër: *hu-ni* (shum. hu: një barrë drithë), e tjetër *hû gardhit.*

*Vërejtje 4.* - Sepse fíll mbas njëj zanorje vjen një bashkëtingëllore hundore, ky fakt vetëm nuk shkajkon hundzimin; lypet për mâ tepër, si u tha, që zanorja të jétë tonike, posë kësaj, që bashkëtingëllorja në fjalë të jétë element tematik i trajtës, dhe jo element dytuer. Kështu nuk shkajktojn hundzim *dezinencat* e fleksjonit, as sufiksat. P.sh. *trenë* (trá), *krenë* (krye), *të lanat* (laj), *dhenat* (dhé), *mos e hani bukën* (há bukë), *pini tamlin* (pi *tamël*), *ti çán dokërra* (çaj d.), *ai s'e pëlqen* (pëlqej). - *as -an, -im, -imë, -inë.* P.sh. *vigan, zhelan, kuqan, kujtim, vetimë, thatinë, pendim, shkreptinë, shëllinë.* Ashtu edhe ndër përemna pronorë *im, ynë, tanë, eme* etj. nuk kanë hundzim, për arsye se këtu kemi një përemën të përbám prej dy elementash, ku prania e *-m, -n* nuk shkajkton hundzim. Por në kallëzoret respektive njëjës kemi: *têm*(e), *tânë,* pse këto hundzime nuk ndodhë prej grimzës përemnore *-m, -në,* por prej zhdukjes së *-n* së maparëshme *tan* (tâ'). Për këtê arsye:

| *gegënisht* | | *toskënisht* | |
|---|---|---|---|
| *të parët tanë* | (r. I e IV sh.) | *të parët tanë* | (r. I e IV sh.) |
| *bukën tânë* | (r. IV, nj.) | *bukën tënë* | (r. IV, nj.) |

(Shih mâ gjatë përemnat pronorë në Morfologjí)

*Vërejtje 5.* - Shenjoje, si e djerrin hundzimin tematik këta verba ndër

vetat e aoristit: *Na u dhamë mjaft, por ata nuk na dhanë gjâ.* (prej: *me dhânë*, tosk. *dhënë*). *Ata nuk na thanë gjâ, as na nuk u thamë gjâ* (nga: *me thanë*, tosk. *thënë*). - *Na i lamë mirë, por ata s'na lanë m'u nisë* (nga: *me lânë*, tosk. *lënë*). Nga përdorimi i shpeshtë, vro edhe si e ka fëshî hundzimin fjalza *le* (prej: *len*), si lidhsë e konjuktivit: *le të shkojë* (ai); *le t'a mbajn besën* (ata). - Këtu shtojm edhe dý femnoret *gjâ* dhe *rê*, të cilët e kanë djerrë dezinencën *-n* ndë të shquemen. Kështu thomi *gjâja* (për: *gjanja*) *e rêja* (për: *renja*).

Hundzimi i tepruem âshtë një defekt i posaçëm i shkodranishtes, dhe sidomos i Malsís së Madhe; prej të cilit defekt duhet me u ruejtë, sidomos në shkrim.

*Vërejtje 6.* - Për kahë epoka, mund të pohohet me sigurí, se ndër krahinat, të cilat nuk e ndiejn ma, fort mâ përpara u buer hundzimi, se sasia e gjatë. Mjaft të kujtojm Arbëreshët e Italís, ke të cilët së parës nuk i i gjindet mâ gjurma, ndërsa sasia e gjatë vijon gjithënjë edhe sod, krejt si ndër Gegë.

*Vërejtje 7.* - Bashkëtingëllorja hundore, sado mbas tonikës, nuk shkajkton hundzim ndër trajtat e huajtuna mâ vonë nga *turqishtja, italishtja, sebishtja,* etj. - Kështu, turqizmat *vatan, ymër, mëlhem, pelivan, saranxhë, perinxh, tavan, qemane,* etj.; italjanizmat *makinë, limb, shkumë, kuzinë, premtoj, bombe,* etj., e sllavizmat: *vigan, opangë* (opingë), *tinëz,* etj. - Hundzimet eventuale këtu janë për t'u spjegue si analogjizma. - Tjetër *Lec-i* (nga: *Kolec-i*), dhe tjetër *Lêc-i* (kontrakcjon i: *Lorenc-i*).

*Vërejtje 8.* - Hundoret *m-, n-* silabike, në fillim të trajtës, si element epentetik. - Simbas gjaset nga rumenishtja na ka ardhë vesi, t'u shtojm fjalëvet këto hundore të papuna, shpesh pa kurrnjë funkcjon. Shembuj metaçizmit: *mbruj* (brumë), *mbarrse* (barrë), *mbas* (pas), *mbes* (jes), *mbrenda* (brendë); *mbjellë* (pjellë), *mbrapa* (prapë), *mbëshoj* (pëshoj), *mburrâ* (borë), *mvari* (vari), *mbij* (bîj), *mbathë* (it. basso); *mbastoj* (it. bastare), *mballoj* (ball), *mbrodhësi* (gr. prodhos), *mbrehi* (prehi), *mkoj* (koj). Shembuj me *n-* silabike: *Ndrŷj* (drŷ), *ndrejtë* (drejtë), *nxjerrë* (xjerrë), *nxéj* (xéj), *nxij* (xîj), *ngjallë* (gjallë), *ngjak* (njak, djal, gjak), *ngaforre* (gaforre), *ngjatë* (gjatë), *ngjethi* (gjeth), *ndaj* (daj), *ndjeri* (djeri), *ndjersem* (djersë), *ndritë* (dritë), *i ngurtë* (gur), *ngojoj* (gojë, ndrejtoj, drejtë), *ngûjoj* (kûj). - Vrojm këtu, se ndër të vjetërt ky element hunduer *(n-)* ishte fort në përdorim, dhe u paravêhej rasës s'ablativit, si



njëjës ashtu shumës. Prej këtij përdorimi kemi sod mbeturinat e gjallâ: *thí ndoset* (doset), *i ndiçëm* (dit), *shumë nduersh* (duer).

*Vërejtje 9.* - Vro, si ndër këto dý trajta tingujt *n+ z* dhanë *x,* d.m.th. xanë (nga *nzanë*), xî (nga *nzi*).

*Vërejtje 10.* - Njashtu, sikurse gegënishtja, posaçe shkodranishtja, ka prirje t'i hundzojë zanoret, pa kurrnjë arsye etimologjike (mendo te: parrîz-i - it. *Paradise*)- *kîzë-a* (nga *unë kiej* - kieza); *unë përtrîj* (i ri)... kështu për kundra toskënishtja mnjanon t'i zhduki hundoret, sado të dokumentueme. P.sh. *Mi-u* (sadoqë në shumës kemi të gjithë: *minj, mîj-t;* dhe femnoren *minushë-a*); *fqi-u,* për: fqi-ni (nga lat. *vicinus*); *sy-u* (për *sy-ni,* rrânja: *sin* G. M.); *hi-ri* (për *hi-ni,* rrânja *hin,* G. M.); *gji-u, gji-ri* (për *gji-ni,* G. M.); *krua-oi* (për: *krue – kroni,* rrânja *kron,* G. M.); *pë-ri* (për *pe-ni;* lat. *panus,* G. M.).

## XII. - PËRMBI *Ë*-n SHURDHË *(Historí e parime)*

A) Historí. Përsa i përket zhvillimit historik të përdorimit të kësaj gjymsëzanorje kohën para vendimit definitiv të Kongresit të Manastirit (1908), shkrimtarët përgjithsisht mund të kategorizohen si vijon:

I. Sistemi i latinishtes.

I. - Kanë *-e* për *–ë,* d.m.th. *e*-ja e zâshme nuk dallohet nga *ë*-ja shurdhë. P.sh. *Peteka te mendashta; vene, mishe, tete.* - Kështu: *Arn. v. Harff* (1496-99) *Formula e Pagëzimit* (1462), *Buzuku* (1555), *Budi* (1618), *Bardhi* (1635), *Kuvendi i Arbënit* (1707), *Da Lecce* (1717), etj.

II. - Ndjekë grupi i shkrimtarëvet, të cilët fillojn t'a dallojn simbas frengishtes; d.m.th. e shenjojn me theksën e prehtë *(é)* kur *e*-ja âshtë e zâshme; edhe e lânë të thjeshtë, kur âshtë shurdhë. P.sh. *dére, kuléte, kane, mbéte.* - Këtê metodë ndoqnë shkrimtarët e "Albania" të F. Konitsës, Shoq. "Bashkimi", etj. - P. Bogdani (1685), i pari ndër shkrimtarë gegë, nisë e e dallon; d.m.th. krejt ndryshe prej së tjerësh: *-ë*-n shurdhë e shenjon me theksën e randë *(è),* dhe të zâshmen e jep me *e*-n e thjeshtë. Kështu kemi në tê: *Mbè këtè jetè shumè punè.*

III. - Qenë asish që e shenjuenë *ë*-n me diftongun e ngjitun të latinëvet *(ae).* Ndër këta: Matrënga (1592), *Kazazi* (1743), *Fjala e t'in Zoti* (1910-15), edhe *Z. Schiro* (1865-1927) sado që jo gjithmonë.

IV. *J. Variboba* (1763) e shenjon ë-n si na sod; kështu edhe *De Rada* ndër botimet e veta në *Fiamuri i Arbënit* (1883-87).

V. - Ndërsa *Alfabeti i Stambollës* (1879) ë-n e shenjon me *e*-n e thjeshtë të latinëvet, edhe *e*-n e zâshme, me epsilonin e grekëvet (ε); krejt për kundra albanologët e sistemit latin përgjthsisht *e*-n tingëllore e kanë me *e*-n e latinëvet; ndërsa *ë*-n shurdhë e shenjojn me epsilonin (ε) e grekëvet. Kështu: *H. T. Reinhold* (1855), *Fr. Miklosich* (1870), *A. Dozon* (1879), *G. Meyer* (1888), *H. Pedersen* (1895), etj. - Këtê sistemë, që shenjon *ë*-n nëpër epsilonin e grekëvet, e ndoqnë edhe botimet e Shqiptarëvet t'Amerikës, sado mbas adoptimit t'alfabetit të Monastirit.

VI. - Shenjim të posaçëm përdornë për *ë*-n *A. Santori* (1819-94); i cili e jep me *-y*. P.sh. *Chryshtëu i shyjtyruory* (Krështeu i shëjtëruorë). - Shoqnia *Agimi* (1901) për *ë*-n e soçme shtini në punë *e*-n e latinvet këthye për së mbrapshtit: *Pər besən e tə parəvet; kəce pərpjetə.*

VII. - Përgjithsisht nuk e shenjuenë askurrsi *ë*-n botimet e shkodranishtes të shek. XIX të shtypshkronjës së Propagandës (Romë); as ato të që u shpallnë nga shtypshkronja e së Papërlyemes (Shkodrë); perjudhë këjo, që përfshín gati krejt shekullin XIX. - Kështu, ndër këto botime këndojm *n'dore t'babs, fjalt e ligs* (ligjës); *tok e but; punt jan nis mir.*

VIII. - Sigurisht, pse kështu ndihet në ndonjë djalekt, vojt e u zâvendsue nga ndokush këjo *ë*- shurdhë edhe me *i*-. P.sh. *O i Lumnueshimi* Zot! *Zotini; ata Fratini,* (Da Leçe). - *Zot i mëshrieshim, i pushtueshim,* i pushtueshim. (Kazazi). - *I ngutshim; kandëshim, dijshim* (Zadrima).

I. Fragmenti i Ungjillit i shek. XVI. (?) e *ë*-n, herë me epsilon ( ), herë me jota ( ) ndë fund.

II. *Imz. Grigori* (1827), *K. Kristoforidhi* në Gramatikën e vet (1882), e shenjuenë gjithmonë me epsilonin e grekëvet; por e ndënvizuenë këtê, për t'a dallue prej *e*-s së zâshme. Këto mënyrë ndoqnë përgjithsisht edhe albanologët e sistemit greqishtes: J. Xylander (1935), Fr. Bopp (1855) etj., Th. Kavaljoti, Th. Mitko, Dh. Kamarda, dhe Arbëreshët e Greqís.

B) Drejtime e rregulla. - I. Përgjithsisht vjen e lehtë *e*-ja pretonike e postonike; dhe shenjohet shurdhë *(ë)*, kur për pozicjon ndodhë fill para langorevet *(l, r, n)*. P.sh. *qërshi, libër, afër, përshkoj, shtërngoj, një mbërthej, gërshanë, ndërtesë, pëlqej, këlkazë, shkapërcej, një urdhën, pëlhurë, këlvozhë, pëlsas, dimën, emën, natën, djemën, shtretën, pjepën,* etj. - Por nuk shenjohet shurdhë, sado para langorevet, kur:

*a)* bje theksa tonike përmbi tê. P.sh. *gerçi, qelbi, derdhi legenin, dergjem, i verdhë, i verbët,* etj.; apor kur *e*-ja për natyrë âshtë e ngultë.



P.sh. *Naden e priti, por mbramen jo; bjere xhevzen, për të pjekun kafen.* Pra, pse *delen e lopën?*- (Krhs. emnoren *dele, lopë*).

*b)* Zakonisht nuk e shenjojn shurdhë *e*-n, megjithse para langorevet, ndër fjalët e huajtuna nga: 1) greqishtja: *termometer, telegram, perivol, delfin, perjodë, gjeraçinë, peritoní, melankoní, melodram, pergamenë,* etj. 2) turqishtja: *qerpik, selvi, malek, sherbet, kermez, pergjel, derven, çelnik, perizë, çerep, meleze, mergjan, perdah, leverdisë, terezí,* etj. 3. italishtja: *personë, delegat, permaneut, derivat, persekutim, pelegrin, perfekcjon, peliçe, çertifikatë, fermentim,* etj. Kështu përdorimi i zakonshëm. Arseyeja? Ndashti pse kajherë në gjuhën e huajtunë *e*-ja bar theksën tonike. Praktikisht por, dallimi i *ë*-s mbas këtij kriteri vjen fort i vështirë. Khs. EW. të G. Meyer, i cili ka *përvane, përinxh, sënduk, sëni,* etj.! Shenjojm, se edhe Fjalori i gjuhës shqipe 1954 shkruen *persheh.*

2) *Ë*-ja etimologjike, posaçe ndër fjalët e huajtuna nga latinishtja apor nga neo-latinishtet, zâvendson zanoren e humbunë. P.sh. *fëmijë* (lat. familia); *tërboj* (lat. turbare); *gëzim* (lat. gaudium); *gënjej* (it. ingannare); *këlqere* (lat. calcaria); *gëzof* (lat. gausapa), por edhe *gozhup; gërgas* (ie. Jarjati); *këndoj* (lat. cantare); *fëtujë* (lat. vituleus); *tërshanë* (lat. trimensana); *tërfojë* (it. trifoglio); *pësoj* (lat. patior); *lëshoj* (it. lasciare); *këshill* (lat. consilium); *mësallë* (lat. mensala); *Rrëshajë* (lat. rasalia); *Kështndella* (lat. Christi natalia).

3) Por humbë, pa lanë gjurmë në shqipet, zanorja pretonike, kur ndodhë këjo përpara langorevet të thjeshta a të zhveshuna. P.sh. *vlerë* (lat. valorem); *vloj* (valë); *prindë* (lat. parentem); *mrekulli* (lat. miraculum); *i drejtë* (lat. directus); *Mri* (lat. maria); *mbret* (lat. imperatorem), etj. - Ndërsa e len shpërblimin, kur *ë*-ja atone ndodhë shqip para langorevet të dyzueme apor të veshuna *(ll, rr, nt, br, dr, rl,* etj.) P.sh. *pëllumb* (lat. palumbes); *shëllinë* (lat. salina); *mëndafsh* (gr. metaxa); *përrallë* (lat. parabula); *vërrî* (lat. hiberninum); *vullëndet* (lat. voluntatem); *pëllamë* (lat. palmam); etj.

4) Të gjithë emnat dhe mbiemnat femnorë, të cilët - për gegë - mbarojn në bashkëtingëllore, marrin në të pashquemen e njëjsit *ë*-n shurdhë). Kështu: *punë, bukë, fjalë, thikë, vajzë; e ligë, e ndytë, e egrë, e amlë,* etj. - Theksojm këtu sidomos femrorët, që dalin në langore; të cilët rregullisht dhe për qartësí të fleksjonit, e kalojn *ë*-n në fund. P.sh. *veglë, veglës, veglën; motrë, motrës, motrën; laknë, laknës, laknën; Shkodrës, Shkodrën; moknë, moknës, moknën; e idhtë, s'idhtës, t'idhtën; tjetrë,*

*tjetrës, tjetrën,* etj. - Ndërsa mashkullorët, përpara: *Vukël-i, emën-i, mjeshtër-i; pjepën, pjepni; liber, libri; tamël i amël, dimën i egër.*

5) Tue qenë se emnat femnorë shumërrokësh të sasís së përgjymstë, - pra, që sosin në *ë*, e kanë tonikën mbi rrokjen para vetes; kështu për t'i shpëtue njëj shqiptimi të shtrembtë, dhe për t'i dallue këta prej mashkullorësh n' *-ul, -ull, -ur, -ërr,* tue u bâ paraoksitona, marrin theksën mbi rrokjen e tretë para së mbrames. P.sh.

| Mashkullorë | Femnorë |
|---|---|
| *akull-i* | shpàtullë-a |
| *apostull-i* | pùstullë-a |
| *brumbull-i* | úthullë-a |
| *famull-i* | fàmullë-a |
| *luqërbull-i* | vjèdhullë-a |
| *mashkull-i* | vètullë-a |
| *mrekull-i* | ndrìkullë-a |
| *rregull-i* | rrègullë-a |
| *kungull-i* | pjèrgullë-a |
| *strofull-i* | vìshkullë-a |
| *surfull-i* | sùrfullë-a |
| *shakull-i* | sùkullë-a |
| *trangull-i* | shrtègullë-a |
| *vjehërr-i* | vjèhërrë-a |
| *sukull-i* | kùkullë-a |

6) *Ë*-ja e rrokjes së fundit t'emnavet, etj. qëndron gjatë fleksjonit, djeri që mos t'a zhdukë zanorja ase rrokja e skâjimit apor sufiksi. P.sh. *lopë, lopës, lopën, lopësh; lypës, lypsi, lypsavet, lypsash; çelës, çelsi, çelsash, çelsavet; mendrë, mendrës; vjèdullë, vjèdullës, vjèdullet, vjèdullat, vjèdullavet,* etj. - Theksa ndë fjalë âshtë e nevojëshme ndër rasat e femnorëve të kësaj kategorie, kur sosin n'*-ë, -ës, -ën (kotullë, kotullës, kotullën)*: për arsye, se pa tê âshtë rrezik të shqiptohen: *mendèrë petùllën, uthùllës,* etj. mbassi, si thamë, *ë*-ja fundore zakonisht e tërhjekë theksën përmbi rrokjen përpara vetes. Por nuk shihet nevoja e këtij theksimi, kur ndë vend t'*-ë*-s fundore fjala merr zanoren ase rrokjen e skâjimit. Kështu: *pètull, pètullën,* etj.; por: *petulla, petullavet, petullash,* etj.

Këtê metodë grafiet, për këtê kategorí emnash, përdorin *G. Meyer, La*



*Piana,* etj. ndër botimet linguistike të veta. E na duket me vend. - Përjashtohen gjindorja e dhanorja e emnavet, që dalin në shumës n'*-ë*. Këta e ruejn d.m.th. këtê *-ë* para dizinencës të këtyne rasave: *-vet.* Kështu: *Lopëvet, kambëvet, katundarëvet.*

7) Qëndron *ë*-ja fundore e emnavet etj. ndër trajtat e përbame, sado që për vesh, diku-diku nuk ndihet aqë qartë. P.sh. *buzëhollë, veshmbathje, marrëdhanje, armëpushim, mirënjohtës, kambëkryq, dorërrudhët, gjashtëmuejsh, shtatëvjeçár, vetëvrasje* etj.

8) Gjithënjë *ë*-ja fundore e emnavet a e cilsorëvet nuk zhduket në shkrim, kur këta lidhen ngusht me emnin a patronimin që i ndjekë. P.sh. *Ramë Sadiku, Kolë Marashi, Nikë Vata i Vatë Cubakut, Mustafë Bala. Dedë ndoja, Lukë përgjini, Dilë Kolja, Mrikë Gjetja, Pêsë dele, nandë lëkurë, gjashtë vjet, dymbëdhetë ditë, vetë i treti,* etj. - Kështu edhe: *Paska pasë qenë nisë e shkue.* - Shumë e shenjojn elizjonin e kësaj *ë*-je fundore, që s'ndihet, edhe me hijezë. P.sh. *tet' burra, Tom' Kola, Lul' Palja, Len' Vuksanja, vet' i shtatti.*

9) Verbat në bashkëtingëllore marrin gjithmonë në trajtën e shkurtë të participit *-ë*-n fundore; e cila zâvendson sufiksin e humbun *-un.* Kështu: *Tue hangrë jam djersë; me t'u dhimbtë; jemi bartë; janë ndryshkë.* - Prandej, jo *hangër, jam djerës, me t'u dhimbët,* etj.

10) Dy vetat e njëjsit të së tashmes diftore të verbavet ndë bashkëtingëllore, si shpërblim të mbaresës së dikurëshme marrin gjithmonë *ë*-n fundore. Kështu ndihet trajta - sasiet së përgjymstë - në pjesën mâ të madhen e Shqipnís; edhe dallohet qartë nga trajta - krejt e shkurtë - e urdhënores së njëjsit. P.sh. *ti lypë, ai lidhë e zgjidhë; ti çelë e mshelë; ai mbushë e ti shprazë.* - E urdhënorja *lyp, mos vidh* (ti, ai vjedhë); *mos u siell* (ti, ai sjellë); *mos u hiq* (ti, ai hjekë); *ik; pse s'ikë?*

Qe këtu një dorë shembujsh nga goja e popullit:

Jé *tue u ngutë; mos u ngut!*
Shkon rrugës *tue folë* me vete; *mos fol* ma!
Nuk *dal, pa dalë* ti.
Pa *marrë* ti, as unë *nuk marr.*
Më *ka mërzitë* mjaft yt vëlla; *mos më mërzit* tash edhe ti!
Në dash me *qitë, qit!*
Mos u *mat* shum; pse rri *tue u matë?*
Pse *s'më pyet?; Me pyetë* përpara!
*Qep e shqep;* a rrihet gjithmonë *tue qepë e tue shqepë?*
Faret *të pakë* janë ata që flasin *pak.*

M'a *lyp;* pse *s'm'a lypë?*
*Ndrit,* o diell; çka ké që nuk *po ndritë* sod?
Ti rri gjithë ditën *tue u krehë; mos u kreh* aqë shpesh!
*M'a fal* pendën; *a po m'a falë?*
*Mos hyp* atje. Po pse *mos me hypë?*
Fjalë *e kotë. Mos Fol kot!*

11) Në gojën e popullit dallohen mirë adverbat - me tingëll të shkurtë - që dalin prej adjektivash a përemnash me tingëll të përgjymsët. P.sh. *Burrë i fortë; Më vjen fort keq. - Kanë ardhë shumë vetë me më pá; por nuk kanë ndêjë shum. - Kur ban hana e plotë? E trou plot gojën. - Në një kohë të largë; Mos shko fort larg. - Kaqë gjâ e di edhe i verbti: Kaqë bukur foli, sa... Nji kingj i butë: kam rá but, e s'jam vrá.* –
Kola âshtë djalë *i urtë;* ai rri gjithmonë *urt* në shkollë.
Njeky tregtár âshtë *i shtrêjtë;* m'i ka shitë *fort shtrêjt* teshat.
Fol *shkurt;* pse koha âshtë e *shkurtë.*
Shko *nalt;* sado që moti duket *i naltë.*
Ti jé *i shpejtë;* prandej banja *shpejt.*
Qoftë *larg!* Ti, a jé *i largë?*
Rri *shëndosh,* tash që jé *shëndoshë.*
Shtojm këtu edhe: *Zotyn, ata kan,* gabimisht për: *Zotynë, ata kanë.* Khs. *ynë, kanë.*

*Vërejtje 1.* - Prejse para langorevet sidomos zanorja diku-diku ndihet e gjatë, këjo gjâ nuk do të shenjohet edhe në shkrim. Prandej, ortografikisht, të paqërtueme do të gjykohen: *ér-a, vlér-a, kërthíz-a, unáz-a, dán-a, bór-a, i vështír; me thér, e kam dlir, âshtë mbáj, jam tér, çoj pésh, m'u déj, një pál, s'kam rás, i smundi ka rá në fásh; âshtë i gjáll,* por *merr llás,* etj. Në vend të *erë-a, borë-a, danë-a, me therë, me dlirë, m'u mbajë, çoj peshë, një palë, rá në fashë,* etj.

*Vërejtje 2.* - Këtu shkon edhe djalektaret: *qi, nji,* për *që, një.* Khs. *njëni-njëni* (jo: *njini-njini*). P.sh. *një punë, që s'i bje për shtat.* (Jo *nji punë, qi*). - Buzuku, me gjthëse ka *qi* për *që,* gjithkun por ka *një,* për *nji.*

*Vërejtje 3.* - As nuk mund të funcjonojë *ë*-ja si shenj zgjatimit, në vend të përdoret *theksa e prehtë,* a diftongu. - P.sh. *kalaë, kuër, miëll, dyëll; A e paë?*



*Vërejtje 4.* - Do t'i iket në gjuhën e shkrueme zâvendsimit t'*ë*-s etimologjike me *-i.* P.sh. *dishir* (dëshir: lat. *desiderium*); *livroj* (për lëvroj: it. *lavorare*); *ndigjoj* (për ndëgjoj: lat. *intelligere*); *gjimoj* (për gjëmoj: lat. *gemere*); *dishmi* (për dëshmi: lat. *testimonium*); *dikoj* (për dëkoj: lat. *decolare*).

*Vërejtje 5.* - As mos të teprohet me këto *ë*-, tue i përdorë hír e pa hír. Kështu, nuk motivohen, as s'kanë një arsye etimologjike në trupin e fjalëvet, si: *ankëth, gëdheni, gëdhîj, kësomël, këllapë, mërrudhem, pëlloçkë, pëllakë, rrëngjuell; sëmundje,* etj. - Sikurse edhe nuk ndihet nevoja - nëmose për gegënishten - e pranís të kësaj *ë*-je shurdhë ndër të përbamet: *pleqëní* (pleq), *djelmëní* (djelm), *shoqëní* (shoq), *qelbësinë* (qelb), *gjakësí* (gjak), *zotëní* (zot), *llomësinë* (llom), *shkakëtoj* (shkak), *tregëti* (treg) etj. Ndërsa krejt ndryshe do të gjykohen *kambësí* (kambë), *trimëní* (trima), *gegënisht* (gegë), *toskënisht* (toskë) trajta, si shihet, të formueme mâ fort mbi atê të shumsit.

*Vërejtje 6.* - Gjithënjë e pavend duket *ë*-ja ndërshej dý bashkëtingëllorevet të njinjishme. P.sh. *Ai tretëte e nuk pyetëte ken. Nuk pritëte, as nuk qitëte shokët;* apor para sufiksavet të lidhores: *-shem,* të dëshrores (optativit e të kondicjonalit: *-sha;* P.sh. *T'a marrësha të keqen! Atij i u merrëshin mendët. Ata na vidhëshin e na fikëshin. Dekësha unë përpara teje . Shejtani u djegët ndë férr! Si qenëka ky zog! Nuk ikëka!* - Për: *Marrsha, vidhshin e fikshin, deksha, djegtë,* etj.

*Vërejtje 7.* - *Ë*-ja e sufiksit të dëshrores së vetës së tretë *nj.* âshtë gjithmonë fundore; kurr s'kalon përpara. P.sh. *Shkoftë shëndosh e ardhtë shëndosh! Si bâftë, ashtu gjettë! Sido qoftë, mos të qittë Zoti me ta! Buena e marrtë!* -Në fund e ka vendin *ë*-ja edhe ndër trajtat e vetës së dytë shumës t'aoristit. P.sh. *Ju e gjettë krejt si e lyptë. A u muartë vesht? A nuk e patë ku e latë? A e thyetë gotën, apor e prûtë shëndosh?*

*Vërejtje 8.* - Ndihmtari *kam* e djerr *ë*-n fundore të vetës së tretë sh. *(kanë),* sa herë që ky funkcjonon si sufiks i admiratyvit. Kështu gati gjithkun, sado që Kraja e ruen gjithënjë edhe këtu sasín. P.sh. *Si bankan njata! Si qenkan! Si rakan e nuk u thyekan!* - E Kraja: *Si bankanë! Kjenkanë, rakanë, thyekanë.*

*Vërejtje 9.* - Buzuku, Budi, Elbasanasi dhe Arbëreshët e Zarës kajherë kanë *-o* ase *-u* ndë vend të *ë*-s. P.sh. *Nd'ato koho; nuku; ndera të prunjuta; të 12 gjuhuvet t'Izraelit; pa u pushtetunë; ndë kohon, ndë kohot,* etj.

*Vërejtje 10.* - Tue qenë se rrokja e parë e fjalës *Perendi* nuk âshtë një prefiks, por një pjesë organike e trajtës (lat. *imperanten*), kështu gabimisht shkruhet: *Përëndi, përendim* (për: *Perëndi, perëndim, perënduer*).

## XIII. ZANORJA E KTHIELLTË *-i* DHE QIELLZORJA *(PALATALJA) -i.*

1. - Sa herë që *i*-ja përpara njëj zanoreje trajton një dyzanuer *(diftong të shtrím),* apor një *grup zanoresh,* shkruhet kështu, e thjeshtë *(-i),* po qe se bje theksa tonike mbi tê. P.sh. *Shtëpia e Aliut. Zia e bukës. Nuria, e bija e Bakiut. Unë s'po të bie; më ndiej! E kam shtie thiun mbrendë, që mos t'a lagë shiu. Xiere miellin prej thesit, edhe përzieje mirë. Ku e viershin ata? I riu shpesh âshtë i ziu i vetes. A e piu Avdiu barin?*

2. - Por zanorja në fjalë vjen e qiellzohet dhe shkurtohet *(-j)* kur theksa tonike bje përmbi zanoren që ndjekë (diftong i shkurtuem). P.sh. *djalli* (lat. diabolus), *Pjetri* (lat. Petrus, it. Pietro); *djamanti* (gr. dhiamanti), *djemënt* (lat. daemonem), *Gjuljana* (it. Giuliana), *Marjani* (lat. Marianus), *Djoklecjani* (lat. Diocletianus), *vjollëza* (it. viola+*zë*), *vjolini* (it. violino), *pjanoforta* (it. pianoforte), *djalekti* (gr. dhialektos), *Sovjet* (rs. Soviet), *pjesa* (frng. Pièce), *kamjoni* (frng. camion), *portjeri* (it. portiere), *objekti* (lat. obiectum), *thjeshtra* (it. figliastra), *subjekti* (lat. subiectum); mandej: *Hajdar* (trq. Haidar), *Mojziu* (hbr. Moyses), *Samiu, Nuriu, Sania* (trq. id.).

*Vërejtje 1.* - Për t'i ikë rrezikut të keqkuptimevet, dhe për hír të unifikimit me botën tjetrë, ndër emnat gjeografikë, posaçe në të përpjekun me të jashtëm, mundet dhe âshtë mirë të mbahet trajat grafike ndërkombëtare *(-i),* si nd'adresën e korrispondencavet, etj., sado që shqiptimin e kemi të shkurtë, sikur b.f. Serbët. Kështu: *Piemonti, Trieshta, Viena, Fiume, Mali i Sionit, Shiami,* etj.

*Vërejtje 2.* - Si skâjim i mashkullorëvet *i*-ja kur ndodhë për pozicjon mbas grykorevet *(-g, -k),* errësohet në *-u;* edhe përgjithsisht kështu



shenjohet në shkrim. P.sh. *Miku mikut nuk i ruhet; zhegu i ditës; laku i murgut. Ku âshtë plaku, derdhet gjaku. I ligu çoi e mori mjekun.* - Toskënishtja e përdorë edhe mbas adspiratës *(-h):* krahu, ahu, plehu. – Sado që ndonjë krahinë - Kosova - këtê zanore e ka kështu, rregullisht, të kthiellt edhe mbas grykorevet e adspiratës në fjalë. Ajo thotë: *zhegi, gjaki, Marki, lugi,* etj.

*Vërejtje 3.* - Gjithënjë, për eufoní, skâjimi *-i* vjen e mbyllet në *-u* në vetën e tretë t'aoristit njëjs, ndër verba që sosin ndë velaret *-g, -k.* P.sh. *iku zogu, iku; shkoi e rá te fiku. Ç'm'a lagu!* - Por, sa për vetën e parë njëjës të prezentit të diftores, ashtu edhe në të parën e të tretën shumës, vetëm të folmet djalektare e fëmijnore e errsojn *(-u);* çka nuk këshillohet të shihet edhe në gjuhën e shkrueme. P.sh. *Unë s'po iku* (për: *iki*) *por po hjeku* (për: *hjeki*) *dorë. Rueju, pse po të djegu* (për: *djegi*). *Na nuk mund të ndjekum* (për: *ndjekim*) *tý. Po lagu* (për: *lagi*) *lulet. Hîthat djegun* (për: *djegin*).

*Vërejtje 4.* - Qiellzorja *-j* âshtë e nevojëshme si lidhsë ndër rasat II e III të njëjsit, ku emnat femnorë, përmbi mbaresën e rasës I. të pashqueme, marrin dezinencën *-e, -je.* Kështu, të mangta do të njehen këto trajta. *Njekësaj faqe i munguekan rreshtat e parë. Njasaj dele i a kanë pré kingjin. Njekësaj shoqe s'dí si i thonë emnit. Zogjët e njasaj çerdhe njaty të gjithë kanë cofë.* - (Për *faqje... delje... çerdhje*). - Dikur *faqeje, deleje, çerdheje* (Krhs. *Qyqeja vetë!*).

*Vërejtje 5.* - Mendojm, se nuk âshtë e qërtueme për gjuhën e shkrueme, të përpihet grimsimi përemnuer njëjës a shumës *-i,* e të shkruhet me palatalen *-j,* kur këto i shtohen si objekt urdhënores. P.sh. *Shkruej letrë Kolës, për emën. Luej kambët. Fshîj buzët për morriz. Frwj zjarmit. Shtrîj krahët. Dimnit lyej duerët me fliçerinë, kur të plasen.* - Për: *shkrueji... lueji... fshîji... frwji... shtrîji... lyeji...* - Khs. grimsimet e tjera: *Shkrueje, lueje, fshîja lott, lyeje faqen.* E mangtë dezinencet gjithënjë njehet gramatikisht e thanmja: *Shkoi, e s'ndêj ma.* (Për: *nuk ndenji ma*).

*Vërejtje 6.* - Gjithënjë e lypë puna, të shenjohet në shkrim këjo palatale *(-j),* në trajtën e shumsit të mashkullorëvet në *-î.* P.sh. *blî - blîj, fëqî - fëqîj, purrî - purrîj; mi - mîj, sharqî - sharqîj, shkam - shkamîj* (nga: *-nj*). Khs. tosk. *blinjë, fëqinjë,* etj.)

*Vërejtje 7.* - Në gjuhën e shkrueme vlen të dallohet qartë dezinenca e v. I. të së tashmes ndër verba në zanore (*-j* nga *-nj*), prej dezinencës së v. III, njëjës t'aoristit *(-i)*, sado që në të folmen s'bâhet gjithaqë ndryshim. Kështu: *Unë po shkoj në shkollë; po yt vëlla, ku shkoi? Agoi drita; prandej, po i a filloj punës. Po t'a diftoj një lajm të bukur, të cilin m'a kallëzoi dje një shoq. Unë s'mund të këcej sa këcei ai. Unë e kam detyrë t'i ndihmoj atij, pse edhe ai më ndihmoj kur qeshë ngusht.* - Por aoristat e verbavet, që e ruejn diftongun e rrânjës në v. I. të prezentit të diftores, këta, në vend të dezinencës *-i,* marrin *-u.* P.sh. (unë shkruej) *ai shkrou.* (unë lyej) *ai ljeu.* (unë ziej) *ai zjeu.* (unë shkrryej) *ai shkrreu.* - Kështu, zanore *-i,* do shkrue edhe si dezinencë e mashkullorëvet në diftong *-ue;* sado që ndihet, - shkajku i zanores lidhse - si një palatale e vërtetë *(-j).* Prandej fort mâ shqip *krue-oi, drangue-oi, fëtue-oi;* se *krue-oni, drangue-oni, fëtue-oni.* (ndikim i italishtes) (G. Meyer).

*Vërejtje 8.* - Âshtë për t'u shqyrtue mirë ndryshimi i theksës tonike, që marrin foljet në *-ie* gjatë fleksjonit për t'u rregullue në shkrim alternanca e *i*-së dhe *j*-së. P.sh. *Mbassi vetë e ké shtie topin aty, xiere tash. E shtje miza e s'e xjerrë buelli. Bjermi librat; a ndjeve?... Apor i ké shtie veshët në lesh e nuk ndien? - Po, po; kam ndie; njetash po t'i bie. - Pse rri tue u sjellë rrugash?... Mos u siell! - A e di, se fjala "qjellzë" âshtë zvoglimi i trajtës "qiellë"? - dhe toponimi "Fjerzë" vjen nga emni "fier"? A po na e përsjellë mikun? Përsielle pak. - Jam djegë njëherë, dhe nuk due të digjem ma. - Kur e kini menden me e vjelë vëneshtën? Këqyrni, mos t'a vielni fort vonë. - Preshët nuk mbiellen verës; mâ mirë âshtë, me i mbjellë në vjeshtë apor në pranverë.*

*Vërejtje 9.* - Sepse gjuhët e tjera europjane, për të cilat zanorja *-i* ban gati gjithmonë edhe funkcjonin e qiellzores *-j,* këjo gjâ nuk do t'a përfshîjë edhe grafín e shqipes; e cila ka në përdorim, - si të gjitha bashkëtingëlloret të tjera - edhe qiellzoren *-j.* P.sh. Greqishtja shkruen nja për nja, si: *autonomia,* si *autonomazia; mania,* si: *diamanti;* - Latini, gjithënjë *anxius,* si *anxietas; pius,* si *impius; via,* si *avia.* - Italisht nuk bâhet ndryshim ndërmjet *ozio* e *zio,* ndërmjet *armonia* e *supérbia;* - *la mia patria.* - Gjermanisht nuk ndryshon grafia në *Offizier* nga *Offizielle; Akazie,* krejt si *Agencie;* edhe *Opium* s'ndryshon nga *Piusverein.* - Frengishtja nuk e ndryshon në shkrim: *Cavalerie* prej: *Cavalièr; chirurgie,* një si: *chirurgien;* dhe *Pièce,* një si: *Biografie.*



*Vërejtje 10.* - Krahas me të thanmen *venja menden; çonju, hiqnju, këndej; shkruenje hartimin; siellnje faqen,* etj. na duket e arsyeshme të shkruhet edhe *Gjadri, Gjuhadoli, gjuni, gjoba, gjasa,* etj. - As, për t'u ruejtë të pazbutueme grykoren s'shihet nevoja të kthehet qiellzorja *-j* në zanoren e kthielltë *-i,* si bâjn disa. P.sh. *Giadri, gioba, giuni;* as, - edhe mâ zí - të shtihet ndërmjet, kinse për forcimin e grykores, një *ë,* si shihet ndër disa: P.sh. *Gëjadri, gëjuni, gëjasa.* - Dallohet shqiptimi nga vështrimi i kontekstit.

*Vërejtje 11.* - Vlen të shenjojm këtu faktin, se të vjetërt shtien në punë - mâ e shuma - qiellzoren *-j* si zgjatim të zanores *-i;* përse kështu ishte grafia e italishtes e asaj kohe, e cila shkruente: *Studij varij, principij, negozij, benefizij, desiderij,* etj. - ndër tanët, Matrënga ka: *xpijrti, ndae hijrt tae tin Zot.* - Budi: *Ungjill, zotenij, me pijm.* - Bardhi: *Te dashunite e mij, fughij, s'dijne.* - Bogdani: *Ushtërijt, Zotenijt e mij, mrekullit.* - Von Harfi shkruen: *Kijrij* (qiri), *kamijss* (këmishë), *trij.* - Buzuku nuk e ka *j*-ën kurrkun; mbaron punë me *-i: një nieri, kii miserier; kuitim.* - Këtê sistemë zgjatimit të zanores *-i* u pëlqei shumëkuj t'a shtinte në punë edhe shumë vjet mâ vonë. Të ndëkuemë prej ortografís së të tjerëvet, vijojm edhe na sod të shkruejm: *I tij, të mijt, me dijtun, të rrijmë këtu,* etj.

*Vërejtje 12. - Fenomeni i jotacjonit.* - Për arsye të lehtësimit të shqiptimit të trajtavet, që nisin me zanore, shpesh u paravemë këtyne qiellzoren *-j.* P.sh. *i jati; motra jeme; klasa jonë, puna juej* (për: *-uej, -oj*); *unë jap, ti jep, jipni.* Kurrgjâ e keqe; mjaft mos të teprohet, si: *ai jerdhi, jeshë,* etj. që mund të jénë një ndëkim i sllavishtes.

*Vërejtje 13.* - Ndër emna mashkullorë në *-i,* tonike, njehet djalektare; prandej, për t'u dëbue ndë gjuhën e shkrueme: *shi - shju, mish thjut, i zju ti.* - Kështu edhe ndër aorista ndodhë, që gabimisht thuhet e shkruhet: *Ai e pju krejt gotën. E përpju gjallë. E zju e e përzju.*

*Vërejtje14.* - Gjithënjë shndrimi i zanorevet: *i* për: *y,* si e ban ndonjë krahinë (f.v. Mirdita), âshtë për t'u gjykue pa tjetër një ligshtí djalektare; dhe prandej, për t'u dëbue nga gjuha e shkrueme: P.sh. *mbilli diert;* për mbylli dyert. - *Kam kthie vetë i diti;* për: Kam kthye vetë i dyti. - *Më mbiti timi;* për *Më mbyti tymi.*

## XIV. - HUNDORET *-m, -mb; -n, -nd.*

1. - Për rreth këtyne hundoreve shumë janë ndryshimet që pëson gjuha e shkrueme. Këta ndodhë mâ së fortit, përse gjithkun nuk âshtë i qartë dhe i përpikët shqiptimi i tyne. Kështu, kemi krahina *(Shkodra me rrethe, Mirdita, Kosova, Matja, Dibra),* ku f.v. nga grupi *-mb* ndihet vetëm elementi i parë *m-*. P.sh. *Massi maroi mledhja, nuk met mâ kush aty. Mrapa, po shi atê mrame, u mlodhnë prapë.* - Ngjeti, si b.f. Malsia e Mbishkodrës, shqiptohet vetëm elementi i dytë i grupit, okluzivi; edhe ai, i shurdhuem *(-p).* P.sh. *E ka plue parrja* (mbulue mbarrja). *Pasataj* (mbasandej), *nji prame, pa e pajtë* (mbajtë) *kush, hypi pi* (mbi) *pullaz.* - Sa për Toskët, neksi *-mb* ndihet i qartë, mun tue theksue të dyja pjesët e grupit me tingëll të mposë. Kështu: *Më dhim-bet kom-bi, jo m-breti, dhëm-bët e dhëm-ballët.* Për mâ tepër, po ndodhi grupi në mbarim të trajtës, elementi i dytë, a okluzivi, në toskënishten shpesh shurdhohet, dhe kështu kemi një *-mp.* P.sh. *thump, më dhëmp, pëllump,* etj.

2. - As mâ pakë alternanca fonike ndeshemi tue kundrue grupin tjetër *-nd.* Kështu, ka krahina, ku ky neks në shqiptim nuk ndron aspak nga *n*-ja e thjeshtë. - (*Bogë, Shkrel,* etj.). Gjithënji këjo krahinë, pjesa e eprë sidomos e Malsís së Madhe, shqipton vetëm elementin e dytë të grupit; edhe atê, të shurdhuem. P.sh. *Mue s'm'a pat âta aspak këtê sên* (ande, send). *Prêtashi përrini këtu të Prêten prama* (Prendashi mbërriti, të Prenden mbrama). Ata thonë *natë* (për nandë). - Në Toskënishten edhe nga ky grup *-nd,* po ndodhi ndë mbarim të fjalës, vjen shpesh e shurdhohet okluzivi, si pamë në neksin tjetër *-mb.* P.sh. *ndëfunt; njëment nuk munt të shkojë nd'atë vent.* Por mâ shpesh toskënishtja grupin në fjalë *(-nd)* e shqipton, tue u dhânë vlerën fonike, të qartë e të mposë, dy elementevet; shkurt, tue i shqiptue veças të dy, njashtu sikurse thámë mâ nalt, se ban me pjesët e grupit *-mb.* P.sh. *Pasha n-derin! Këto mun-dime janë të rën-da. Kur men-doj për ven-din tem. M-bren-da katun-dit tim u m-bëlodh kuven-di i pleqvet.*

3. - Gjuha e shkrueme, sikurse âshtë theksue mâ nalt, këto ndryshime e nuanca djalektare nuk i merr para swsh. Ajo rregullohet simbas auktorëvet të vjetër, - të përpikët gati gjithkun në përdorimin e dý grupeve në fjalë, - edhe pasqyrohet ndër shkrimtarët e mirë të shqipes, të cilët u ruejtnë prej lëkudjevet djalektare.

*Vërejtje 1.* - Hundorja *-n,* si element protetik parasit, ka gjasë se



depërtoi ndë shqipet nga rumenishtja, me të cilën gjuhë - e kemi vërtetue në pjesën e parë të këtij bleni - shqipja ka shumë ndëkime. Rumenishtja ka fort në përdorim një *n-* proklitike, parazite. P.sh. *Nepolitik* (politikë), *nepregatit* (pregatitë), *nepratikat* (praktikat), *nepublikat* (publika), etj. - Mund të jétë ndoshta edhe një ndikim i italishtes, e cila nga artikulli *uno,* tue eliminue dý zanoret e fillimit e të mbarimit të trajtës, muer vetëm këtê hundore *(-n-);* kështu, thuhet, por vetëm në gjergun djalektar: *Namur* (amor), *masil* (asil) (K. Cipo). - E mos të teprohet me këtê *n-* protetike të papunë, tue e përpajnue, për analogjí, ndër trajta të tjera, të reja. P.sh. *n-daj* (për: dáj) *n-xanës* (për: xanës), *n-xîj* (për: xîj), *n-kuqi* (për: kuqi), *i n-xehtë* (për: i xehtë); *n-xjerri* (për: xjerri).

*Vërejtje 2.* - Âshtë për t'u shenjue këtu, se të Vjetërt, sidomos Buzuku, e shtie në punë këtê hundore protetike gati gjithmonë ndër trajtat e ablativit, në dash njëjs, në dash shumës. P.sh. *lëkurë h-ënhedhash, (ai) duol h-ënshtëpiet; njeri h-ënmishit e h-ëngjakut.*

*Vërejtje 3.* - Në Buzukun mandej, dy grupet *mb-, nd-* në rasë se nisin trajta me to, jipen të shumën e herës me një *ë-* sonantike, prî gati gjithmonë prej një *h-,* si pamë p.sh. *H-ënd'ato dit. U gjeqshë h-ën si et. Bjermë h-ën gjajet sote.* - Theksojm për mâ tepër, se të parin grup ky gjithmonë e shkruen *nb-*. Kështu: *h-ënbas, h-ënbi, ënbeljedhunë, ënbërritinë,* etj.

*Vërejtje 4.* - Shenjojm këtu dý trajtat, ndër të cilat neksi *nd-* ka ardhë e âshtë tëhollue e rá në *jt-*. Kështu gegët kanë verbin me *mujtun* (për: me mundun); e toskët kanë *mejtim* (për: mendim).

*Vërejtje 5.* - Nuk e gjykojm të nevojshëm forcimin *n-* ndër kompozita: *askund, gjithëkund, kurrkund, gjëkundi...* përemnat në dishmore: *askend, gjithëkend, kurrkend. S'kam fjalë me kend.* - E thjeshtë, thomi na, se duhet hundorja *(n-),* për arsye se këjo mundet me rá, edhe bje kajherë, tue lanë shpërblimin në hundzimin e zanores fundore *(ê, -û-).* P.sh. *Kû, po shkon? Me kê ké?* - Dhe djalektaret (Shala e Dukagjini): *Gjithëkû të duesh. Kurrkû shoqin s'e ká. Flet me gjithëkê të shohë rrugës.* - Grupi *nd-* nuk e dijm se bje ndonjë herë tue lanë kompensin e hundzimit, pra, mâ mirë: *asken, gjithëken, kurrken; askun, kurrkun,* etj.

*Vërejtje 6.* - Shenjojm këtu, si fshijm hundsoren rrânjore të verbavet *me dhânë, me thanë, me lanë* dhe *me qenë,* në trajtën e aoristit: *unë dhashë, thashë, lashë* e *qeshë.*

*Vërejtje 7.* - Na duket, se nuk jemi në rrugën e drejtë tue e shkrue, si zakonisht, fjalën *mkat,* kështu. Tue humbë tingëllin organik *(p-)* të trajtës së huajtunë nga latnishtja *(peccatum),* e kemi zâvendsue këtê me proletikën e papunë *(m-).* Shkurt, kemi ndjekë po të njëjtën rrugë, sikurse kemi bâ me trajtën *bdjerrë;* ku organikja âshtë *d-,* dhe jo *b-,* e cila nuk âshtë tjetër, veç se një proletikë parasite. - Krahasoje me: *mbështetë,* nga pështetë (slav. *postaviti*); *mbështjellë,* nga *pështjellë.* Pra, edhe *mbëkat-i* dhe jo *mkat-i.*
Sod: *Kol Kamsi* (Shkodra; për: *K. Kambësi*).

## XV. LANGORET *(LIKUIDET)* E THJESHTA *l-, r- t-* DHE TË DYZUEMET *ll-, rr-.*

1. Përsa i përket pozicjonit, langorja e thjeshtë *l-,* mâ së fortit gjindet mbas *zanorevet të shkurta.* Kështu: *mal, shkalc, dal; gjel, mel, vel; kandil, fil, fitil; cigol, pol, stoli; shul, tul, vrul; bryl, zymbyl, bylbyl;* - ndërsa langorja e dyzue me *ll-* vjen mâ shpesh *mbas zanorevet të gjata, të përgjymsta, e diftongavet.* - Kështu: *ball, mall* (dëshir), *zall; dhëmballë, shkallë, rrallë, déll, zell, fill, këshill, thëngjill, truell, buell, shuell, tullë; hyll, kërcyell, fyell, pyllë, shtyllë; njollë shkollë, tollë.* - Turqizmat por, nuk i shtohen kësaj kategorie së mbrame; mbassi këto zakonisht janë mâ fort oksitone. P.sh. *hall, hamall, kavall, shall, joll, çull, usull,* etj.

2. - Tue lanë m'anesh proçesin refleksiv të trajtavet me origjinë indogjermane, të cilat u çekën mâ nalt, marrim paraswsh refleksin e kësajë langorje në lidhní me gjuhë mâ të vona. Kështu:

a) Ndër fjalë të huajatuna nga latinishtja, dhe fort mâ vonë nga italishtja, tingëllin *l-* kur ndodhi në krye, apor para a mbas njëj ndërzanorje, e mbajtmë zakonisht edhe na në shqipet kështu. P.sh. *lár-i* (lat. laurus), *ëltér-i* (lat. altare); *lexoj* (ven. lezere), *plep* (lat. populos); *plot* (lat. pletus), *lavrë, lëvroj* (it. lavorare).

b) Ndërmjet dý zanoresh (*l-* intervokalike), e bamë të dyzueme *ll-.* P.sh. *ullî-ni* (lat. oliva), *fëllanzë* (lat. fulica), *mrekullí* (lat. miraculum), *rrëgullë* (lat. regula), *pëllumb* (lat. palumbes), *famullí* (lat. famulus), *shpàtullë* (lat. spatula).



c) Neksi *lj-* (d.m.th. *li* + një zanore, posaçe në mbarim të fjalës), e shkrimë dhe e palatizuemë *(-j).* Kështu: *ijë* (lat. ilia), *bijë* (lat. filia), *fëmijë* (lat. familia), *pajë* (lat. pallium-ia), *shtojzë* (it. soglia + zë), *rrëshajë* (lat. rosalia), *mijë* (lat. millia), etj.

ç) Gjithënjë *ll-*në intervokalike të trajtavet latinishte e thjeshtuenë në shqipet *(l-).* P.sh *pulë-a* (lat. pullus pulla), *gjel-i* (lat. galli), *kál-i* (lat. caballus), *turjelë-a* (lat. terebellum).

3. - Krejt përkundra asaj që thamë mâ nalt (N. l.) për langoren *l-,* rrotullorja *rr-,* e rrjèdhunë shpesh nga asimilacjoni i *rn-,* gjindet mbas zanorevet të shkurta a të përgjymsta, kurr mbas së gjatash. P.sh. *qarr, shqarr, marr; barrë, sharrë, varrë; derr, terr, verr; hirrë, thirr, mirr; morr, oborr, vorr, curr, turr, kurr; qyrr,* etj. Ndërsa langorja e thjeshtë *r- vjen mbas të gjatavet e të përgjymsta.* P.sh. *ár, bár, lár, gomár, arë, farë garë; derë, shtesë, verë; bír, hír, birë, mirë, vështirë; borë, dorë, orë; gúr, kúr, zhúr, múr; mënyrë, yndyrë, natyrë.* Këndej janë për t'u dënue zgjatimet djalektare: *i márr, me thér, me dlír, i vështír, ndér-a, vér-a, një pál, i fórt,* etj.

4. - Ndër trajtat thjesht shqipe dhe ndër huazimet nga latinishtja, shpesh edhe ndër huazimet nga italishtja, rrotullorja *rr-* në krye të fjalës ndihet mirë (e fortë) në gegënishte, mâ e ligshtë në toskënishte. Kështu *rrahi, rrallë, rradhë* (nga lat. rrallus e radus); *rracë* (it. razza), *rreth, rrëfej* (fal. referre), *rrëqethem, rrëmbej* (it. rubare), *rregj* (lat. regem), *rrem* (it. remo), *rrenoj* (lat. ruinare), *Rrëshajë* (lat. Rosalia), *rriqën* (lat. ricinus), *rricë* (it. rissa), *rrjesht* (lat. regestum, registrum), *rnoj, rroj, rrobë* (it. roba); *rrotë* (lat. rota), *rruej* (lat. radere), *rruxë* (it. ruzza), *rrëfé* (rrufé) (gr. lat. romphaea), *rrugë* (lat. ruga).

5. - Porse ndër huazimet mâ të vona, sidomos nga greqishtja e ré, nga serbishtja e turqishtja, *r-*ja në krye të fjalës përgjithsisht mbet kështu, e lehtë, edhe ndë shqipet. P.sh. *me raditë* (srb. raditi), *raft* (trq. id.); - por: *rrahe* gr. ndihet e forcueme, për analogjí ndashti të verbit homofon shqip: *rrahë.* - *rajë* (trq. id.), *ërgjuell* (lat. urceulùs), *rakí* (trq. id.), *rasol* (srb.), *ravend* (trq. id.), *rasad* (srb. razsad), *rast* (trq. id.), *me regjë* (srb.), *red* (srb.), *rem* (lat. aeramen), *resitë* (srb.), *relacjon* (it. ), *reshpe* (it. raspa), *reze* (deret; tr.); por: *rreze* (lat. radia, radium), *rezigáll* (gr. ), *rigoj* (it. rigare), *rrisk* (it.), *rizë* (srb.), *rrezik* (gr. ), *rrogë* (gr. ), *rogozë* (srb.), *rob, ropullí* (blg.), *rok-u* (vade: srb.), *rosmarí* (it.), *rudë* (dele) (srb.), *rrudha-rrudha* (lat. rudis), *rubë* (era rup: srb.) *rusp* (it.), *rushat, rushfet* (tr.).

*Vërejtje 1.* - Shpesh populli trajtavet, që nisin me tingëlloret a rrëshitset: *l-, ll-, r-, rr-*, për lehtësim shqiptimit, u paraven këtyne një *ë-* sonantike ase proleptike. P.sh. *ëlmashk* (lëmash, lëmashk); *ëlmuç* (lëmuç); *ëlngoj* (lëngoj); *ëlnuri* (lënuri); *ërrgjuell* (rrëgjuell); *ërrkajë* (rrëkajë); *ërmoj* (rëmoj); *ërrshanë* (rrëshanë); *ërrshinë* (rrëshinë); *ërrmbyshëm* (rrëmbyshëm); *ërrshinë* (rrëshinë) (lat. resina). - Krahaso edhe trajtat: *arsye* (lat. *ratio*, frg. *raison*); *Lapët* (trajtë edhe këjo metatetike nga *Albët, Alpët*) - Krahaso edhe djalektaret *oroe* (për *roe*); mandej *Orok-u* (për: slv. *rok*); *ërgoz,* rrëgiostë (nga srb. *rogoz*).

*Vërejtje 2.* - Krejt të kota na duken edhe të papuna forcimet e këtij tingëlli rrëshitës (*rr-* për *r-*). P.sh. Pse do të thomi dhe do të shkruejm *unë ngurroj,* për: nguroj nga: *gur? - Vërej*, edhe *vërrej* të dyja shihen në shtyp, dhe të ligjëshme, mendojm na, të dyja: mbassi e para mund të na ketë ardhë nga *ve roe;* dhe e dyta, nga *ven roe.*

Mandej, pse *unë ndërroj,* për ndroj? - Ky verb, mbas G. Meyer, na vjen nga lat. *anterare,* dikur *alterare.* - Për vërtetim krahaso adverbin derivat *ndryshe,* dhe jo: *ndrryshe*. Shto këtu edhe *burim,* dhe jo *burrim* (asimilim nga: *burrë*).

Me këta, kujtojm na, se mund të shkojë edhe verbi *ngatroj,* dhe jo *ngatërroj;* mbassiqë edhe ky, gjithënjë mbas Meyer-it, na ardhka nga it. *ingattiare.* - I njëjti albanist shkruen edhe *shkatronj;* sado që të parin e ka edhe ky me rr- *ngatërronj.* - Khs. *shkatër,* nga it. *Scarto,* pra, jo *rr-*.

*Vërejtje 3.* - Përsa i përket ortografís, përsritet këtu rregulla, se grupet: *dh, th, sh, zh, mb, nd,* me të dyzuemet: *ll, rr,* kur ndodhin në fund të rreshtit, nuk mund të dahen. Kështu, jo: *ed-he buel-li, u mun-due, t'ndes-hte, me kam-bë. Nuk më met-t, mal-li.* - Por po, mund të dahen kombinimet e bashkëzanorevet të dyzueme. P.sh. *Njeriu nuk dek-ka dý herë. Sa herë që qit-te, vrit-te shenjin. Ndë e ndesh-shi kun, shumë shën-det prej meje.*

*Vërejtje 4.* - Larg gjuhës së shkrueme dyzimet e kota të këtij tingëlli *(rr-)* që ndihet në popull ndër fjalët *vjershë* (shkajktue për analogjí me verbin omofon: *vjerri;* edhe *shterri,* për *shteri.* Khs. lat. *versus,* dhe verbin primár *teri.*

*Vërejtje 5.* - Shenjojm fjalën *dorëvras;* që të shkruhet e thuhet kështu; dhe jo, si ndihet zakonisht *dorërás, dorás.* - Mandej edhe shkodranishtja *e Diele,* për *e Dielle;* derivate nga emni *diell.*



## XVI. - DHAMBËTORET *-c, -s,* QIELLZORJA *-q* DHE FISHKËLLORET *-s, -sh, -zh.*

Shkajku i shpërdorimevet të shumta që bâhen, ndë gjuhën e shkrueme sidomos, rreth këtyne tingujve, kujdes i posaçëm lypet, që rishtari mos të rrëshásë ndër lirít djalektare. Kështu ndodhë shpesh:

1. - Që qiellzorja *-ç,* të mirret për fishkëllore *-sh.*

a) Si dezinencë e vetës së parë e aoristavet sigmatikë. P.sh. *Unë nuk kjeçë aty, por i laçë fjalë. Besën i a dhaçë, por s'i thaçë kur këthej,* për *qeshë... lashë... dhashë... thashë.*

b) Ndër dëshroret e kushtoret *(optativa e kondijonalet).* P.sh. *U lidhça ndë djep! Lypça derë ndë derë! Të laça mbrapa! Të dhaça ethet!;* për *lidhsha... lypsha... lasha...dhasha.* Për vërtetim le të krahasohet veta e tretë, e këtyne mënyrorëvet verbore, ku ndihet i qartë sufiksi *-sh: T'a dhashtë Zoti! Na lashtë shëndosh! Ndë thashtë gjâ, mos i përgjegj.*

c) Si prefiks mâ fort *antinom.* P.sh. *çlirim, çpallje, çfaqje, i çmendun, çpagoj, çpikun, çfaros, çfrŷj, çkujdesem, çdukem, çrregulloj, thuri,* për *shlirim, shpallje, shfaqje, i shmendun, shfrŷj, shthuri,* etj. - Qe edhe disa shembuj të tjerë:

| | |
|---|---|
| ngarkoj | shkarkoj |
| ngallmoj | shkallmoj |
| përdori | shpërdori |
| palli | shpalli |
| nguli | shkuli. |

2. - Gjithënjë djalektar do të gjykohet zâvendsimi i qiellzores *q* me fishkëlloren *-ç.* P.sh. *rreth e për çark* (për: qark: lat. *circus*), *çortoji gabimet* (për *qërtoji:* lat. certare), *mueji i çërshorit* (krhs. *qërshi:* lat. cerasus), *pip çeribarit* (për *qehribárit,* trq. qehribár), *çërpiq* (për *qërpiq;* trq. id.), *çipariz* (për qipariz: gr. kiparissi), *çyryk-u; çurçi* - puntuer qyrkut (për *qyrk* tr.). Këtu edhe djalektari: *shqelm* për *shkelm.* Khs. verbin *shkeli.*

3. - Rreth fishkëllores *-s* âshtë për t'u shenjue shpërdorimi i madh, që ndodhë, si ndë gjuhën e shkrueme, si ndë të folmen, tue e zâvendsue

shpesh këtê me dhambëtoren *-c*. P.sh. *malcí, malcuer, Durrëc, amëlcim, vrancinë, djegcim, lapcë, kambcuer, katundcë,* etj.; për malsí, Durrës, amëlsim, djegsim, lapsë, katundsë, etj.

*Vërejtje 1.* - Këtu shkojn edhe djalektaret *dorcë, dhambcë, gojcë, ndënkamce, kallcë, kapcë, Marc, grimcë;* për *dorsë, dhambësë, gojsë, ndënkambësë* (grim + zë: *grimzë*). Këtu edhe *ca, dica,* etj. për: sa, disa.

*Vërejtje 2.* - Të shkrímt e grupit *-tsh* ndë fishkëlloret *-ç*, aqë të shpeshtë e të përgjithët ndë gjuhën e popullit, mendojm, se mund të mbahet edhe ndë gjuhën e shkrueme. P.sh. *Na paç shëndosh!* (për: patsh). *Mbeçë keq* (mbetshë). *Ndë mos e gjeç aty* (gjetsh). - Khs. *Jam marrë mêç* (mendësh). *Bukë e ndiçme* (e nditshme). *Ndiç, desha të thom* (Ndë ditsh).

4. - Me këtê fíll shkojn edhe emnat prej pjesoresh së tashme *(nomina agentis)*. Prandej, jo *shtypc, tucë, thirrc, çilc, lypëc, krypëc, lojc*, etj.; për *shtypës, tutës, thirrës, çelës, lypës.* - Ase femnorët verborë, mâ së forti emna veglash, si: *lagcë, krypcë, shkrepcë, vajtojcë, mjelcë, lidhcë, kungullujcë*, etj.; për *lagsë, krypsë, shkrepsë, gatojsë, mjelsë*, etj. - Jo *kulufícka, e prishunë,* për *koll i fiskët* (i that, tuberkulozi).

5. - Prap djalektare do të gjykohet, e prandej për t'u dëbue, shkëmbimi i sufiksit *-osh*, me *-oç*. P.sh. *djaloç, buzoç, mjekrroç, brinoç, randoç, thîjoç,* etj.; për *djalosh, buzosh, mjekrrosh*, etj.

6. - Papërpikëní fort të shpeshta ndodhin ndë shkrimin e prefiksavet, përgjithsisht mohuesë *s-, sh-,* dhe *z-, zh-*. Për t'u ikë gabimevet, duhet të kemi para swsh natyrën e tingujvet, të cilëvet u ngjiten prefikset ndë fjalë. Kështu, ndë qoftë se këta se këta tinguj, me të cilët fillon fjala, janë shurdhë, *(f, k, m, mb, n, nd, ng, p, q, t, th)*, shkojn frikativet shurdha *s-, sha-;* por, po nisi fjala me ndonjë prej tingëlloresh *(b, ç, d, dh, g)*, atëherë shkojn prefiksat e zbutuemë *z-, zh-*. Prandej, ortografisht njehen të paqërtueme trajtat si: *shgarkoj, shvilloj, shgjanderrë, sbardhi, sbukuroj, sbus, sgaqem,* për *zhgarkoj, zhvilloj, zhgjànderrë, zbardhi, zbus,* etj.

*Vërejtje 3.* - Përsa i përket etimologjís së prefiksit mohues *-s*, këtê e lidhin zakonisht me parafjalën latinishte *-ex* (prej), it. *-s*. Ndërsa prefiksin *sh-* e bien përgjithsisht nga latinishtja *dis-* (prefiks mohues: *dispono*).



*Vërejtje 4.* - Gjithënjë të gabueme janë për t'u mbajtë trajtat *gjithëshka, shkado, shka;* për *gjithëçka, çkado, çka;* përbâ nga përemni pyetës *ç-* (rumenisht: *ce*), + verbi *ka*. - Mandej shenjojm, për shkrimin e drejtë, fjalët *gremshë-a* (jo *gremçë-a*) prej srb. *grmusa; dromcë-a* (jo: dromsë-a: srb. *drobnica*); *çiçibanoz-i* (jo xhixhibanoz; prej trq. *qeçi bujnuzu*). - Tjetër *qift-i* (zog grabitqár: lat. *accipiter*), edhe tjetër *çift* trq. *parë*. - As *një grimcë,* për *grimzë*. As *qinár,* për trq. *çinar*.

## XVII. - GRYKORET *(VELARET) g-, k-,* dhe QIELLZORET *(PALATALET) gj-, q-.*

1. Ndë çdo pozicjon që të gjinden: ndë krye, ndërmjet a ndë fund të trajtës, grykoret *g-, k-,* edhe të zbutuemet *gj-, q-,* për gjuhën e shkrueme nuk pësojn farë ndrimit, sidoqë të tingëllojn aty-këtu ndë gojën e popullit. Kështu: *varg-u, zheg-u, i lig-u, të ligjë-t, Gjergj-i, zog-u, zogjë-t; unë djegi, ai u dogj e u poq,* etj.; dhe jo: *Vark - vargu; zhek - zhegu; zok - zogu, zoqë - zogjët; i lik - i ligu, të liqë - të ligjët; Gjergj - Gjergji; unë djek, ai u doq,* etj.

2. - Velarja sonore e grupit *ng-* ndër antinomet siellet e shurdhohet ndë *k-*. P.sh. *nguli e shkuli; ngarkoj e shkarkoj; ujët e ngrîtë u shkrî; vetë i ngatërron punët dhe vetë i shkatërron; pse jé kaqë i ngathët? Banu pak mâ i shkathët. Edhe ai ma: ngreh e shkreh!* - Ndërkaq theksojm këtu këto trajta, si mâ të përpikta se ato që i vijojn edhe ndër antinome sonoret e rrânjës *(g-);* bashkë me prefiksin e zbatuem (*zh-*, për: *sh*). Kështu thomi na, jo *zhgarkoj, zhguli, zhgatërroj,* etj. Për vërtetim krahaso *shkrîj* (ngrîj); *i shkrehët* (ngrehë); *shkatër* (ngatërroj); *shkallmoj* (ngallmoj), etj.

3. - Këtu vjen të theksohet mungesa djalektare e disa krahinave, të cilat e tërhollojn grupin rrânjur *ngj-* ndë *nj-;* çka nuk do të shkojë kurrsi për gjuhën e shkrueme. P.sh. *Unjíll* (për: *Ungjiell;* lat. Evangelium); *me u njallë* (për: me u ngjallë. Khs. *i gjallë*); *njyej* (për: *ngjyej;* lat. *ungere*); *Ejll* (për: *Engjëll;* lat. *Angelus*); *njalë* (për: *ngjalë,* lat. *anguilla*).

*Vërejtje 1.* - Rreth këtyne velareve dhe të zbutuemevet të tyne *(g-gj, k-q)* shenjojm këtu do të shpërdorime të zakonëshme dhe fort të përhapuna ndë të folmen e popullit. Kështu thuhet e shkruhet shpesh: *putarkë* (për: putargë; frg. *boutargue,* it. *buttarga); gëlqere* (për: kelqere; lat. *calcaria*); *baktí* (për: bagëti, të cilën fjalë e biem nga frg. *bague,* it. *bagaglio);*

*barrë*, ngarkesë; *laksë* (për: lagsë: lagë); *guxoj* (për: kuxoj: rumenisht: *cuteza*); *fëllugë* (për: *fëllukë*; frg. *féluque*, it. *feluca*: origjina arabishte); *prak-u* (për: prag; slv. prag); *bërlok* (për: bërlog: slv. id. *thark thish*); *grezmim* (për *krezmim*; it. *Cresima*). Mandej, ban ndryshim ndërmjet frytit: *portokal* (jo: portogal; gr. *portokalli;* krejt tjetër prej emnit të shtetit t'Europës Perënd.: *Portogal*).

*Vërejtje 2.* - Gjithënjë gjuha e shkrueme do t'u rrijë larg jotazimeve të qiellzorevet *gj-, q-*. P.sh. *Mijt, plejt e dojnë dhe e pojnë; por anmiqt e ndojnë edhe e hojnë qafet.* (Për *miqt, pleqt, e dogjnë edhe e poqnë;... e ndoqnë edhe e hoqnë*).

*Vërejtje 3.* - Ka gjasë se mbiemni *i thellë*, për *i kthellë* ndihet kështu në popull, nga përdorimi i trajtës metatetike *i thkellë*; njashtu si të bje t'i ndiejsh djalektaret *tue thkye, i thkiellêt, thkesë, thketrrë, thkinë...* - Të krahasohet toponimi *Kthell-a*, malsí në pjesën jugore të Mirditës; së cilës, pa dyshim; i a ngiti kështu populli për arsye të pozicjonit gjeografik. Prandej, sikurse e paqërtueme do t'ishte - në qoftë madje se ndihet kun! - fraza: *Kam qenë në Thellë; njetash po vî prej Thellet; krenët e Mirditës e të Thellës...* (për *Kthella*); kështu i mangët na duket mbiemni në fjalë pa këtê tingëll *(k-)* në krye, të cilit e mbajm pjesë organike të trajtës. - Ky shenjim mund të gjêjë pështetje edhe nga arsyeja etimologjike e trajtës, të cilën G. Majer-i (E.W. 88) e krahason me gr. *koīlos*, keos; dhe lat. *cavus, covus*.

*Vërejtje 4.* - Shenjojm, si diku-diku grykorja sonore *(g-)* ndër huazime, kur gjindet në krye të fjalës, ka rá, tue u gjetë për pozicjon para rrëshitseve *(-l, -r)*. P.sh. *lamshi* (lat. glomus), *i randë* (grandem), *lendi* (glandem). M.EW.

## XVIII. - VELARJA FRIKATIVE ase ADSPIRATA *h-*.

1. - Tue qenë se ndë gjuhën e gjallë të popullit, ashtu shpesh edhe nd'atê t'shtypit, këtê grykore shurdhë e gjêjm të përdorunë hír e pa hír; kështu, me ndihmën e njëj fjalori t'arsyeshëm dhe etimologjik, vlen të sigurohemi, kur ky gjymsë tingëllit: a) i përket fjalës si një pjesë organike e saj; b) kur, për një ves djalektar, i shtohet fjalës kot, si një element epentetik; c) kur ky tingëll shurdhë, për një ndikim sidomos gjuhësh kufijtare, dëbohet faret.



2. - Shenjojm këtu disa nga trajtat, ku adspirata *h-* ka një bazë të natyrëshme a etimologjike. *habitem, halë-a, hap-i* (ndër të dyja kuptimet), *harri* (herri), *helm-i* (venenum), *héll-i, heshtë-a, hirrë-a, hîthë-a, hjedhi, hjeki, hudrë-a, shurdhë-a, hurrej* (lat. horrore), *hjedh-i*, etj.

3. - Theksojm prapë, se ndë trupin e fjalës âshtë organike *h*-ja ndër trajtat *lehmzë-a, i lehtë, i ftohët, i ngrohët, ndihm-a, pehlivan* (trq. atletë).

4. - Por nuk pështetet mbi një arsye etimologjike, prandej shfaqet krejt e papunë, adspirata ndër fjalët: *harap-i* (krs. Arabi), *hark-u* (lat. arcus), *harushë-a* (krhs. ari-u), *hamëshuer* (lat. armissarius), *harrij* (it. arrivare), *harnoj* (lat. renovare), *hart-i* (lat. artem), *hidhërim* (idhët, idhërim), *hambar* (trq. ambar), *hallat* (trq. allat), *hardhí* (për: *ardhi*), etj.

5. - Prejse serbishtja ka të prierun - sidomos ndë krye të trajtavet të huajtuna nga turqishtja, - me i shqiptue këto të lirueme nga adspirata *h-*, kështu ndodhë që, diku-diku edhe në Shqipní, posaçe ndë krahin e Veriut, të ndihen mâ fort pa tê. Serbishtja ndër fjalorët e vet shpesh shenjon, krahas me trajtat: *haber, hajat, hajde, hajvan, hallkë-a, haraç, harem, hasha, haznë, heqim, hesap*, etj. edhe: *aber, ajat, asha, eqim, aznë, esap*, etj.

*Vërejtje 1.* - Nuk do t'ishte e arsyeshme, për gjuhën e shkrueme, të shndrohej kinse për forcim këjo grykore shurdhë *(h-)* me spiranten *f-*, si ndihet shpesh, sidomos mbas zanorevet të këthiellta *(e, i)*. P.sh. *Një thikë e prehtë. Ngref e shkref. A e njef? Nuk e shof. Krefi flokët; mshfu mirë; rueju mos të ftofesh; mife arën, gëmife tokën,* për *prehtë... ngreh e shkreh... njeh... shoh... krehi...*, etj.

*Vërejtje 2.* - Adspirata organike vende-vende ka ardhë tue u zhdukë faret, edhe mbrendë ndë trupin e fjalës. Kështu: *Të lumshin kratë* (krahët)! *Duet me jekë keq* (duhet... hjekë). *Duen pyetë gjindja e urtë* (duhen). *Arova* (Korça) për harrova; *Vëllet* (Vëllehët), etj.

*Vërejtje 3.* - Posaçe ndër trajtat pësuese të verbavet në zanore, si tingëll lidhës, ka vende edhe, ku këjo grykore shurdhë zâvendsohet me *n-*; çka nuk përdoret në gjuhën e shkrueme. P.sh. *Nuk bânet ashtu punimi. S'shkonet përpara. Ata laneshin shpesh.* Për: *bâhet, shkohet, laheshin.* - Këjo por, edhe në Buzukun gati gjithkun: *Ai nuk kujtonet; njënatë kthenen.*

*Vërejtje 4.* - Gjithënjë, përsa i përket ortografís të mâ të vjetrit shkrimtár të shqipes, theksojm këtu, se bje në sw, posaçe në tê, përdorimi tepër i gjanë i adspiratës në fjalë. Si germë protetike, ndër trajtat që nisshin me zanore, sidomos të kthiellta, shumë gjasë ka, se Buzuku qe i ndëkuem edhe këtu nga ortografia e italishtes së kohës; në të cilën dikur *h*-ja, sado që nuk ndihej, gjithënjë në shkrim përdorej aty, ku fjala e huajtunë e kishte pasë në latinishten. Italianët, - me ta edhe Bogdani ynë - djeri shekullin XVII. shkruejshin: *havere* (lat. *habere*). Sod, si relike, u kanë mbetë në gjuhën e shkrueme: *Ho, hai, ha, hanno.* E djeri vonë: *hilare, honesto, hora, hormai, talhora, humilitade;* mandej, për analogjí; edhe *hovero, hora, horatione,* etj. Për mâ tepër, ata shkruejshin aso kohe edhe *huomo, huopo, huovo,* etj. për arsye, se atëherë grma *u-* kishte dý vlerë: Posë vlerës vokalike të *u*-s, mund të këndohej edhe *v-*. P.sh. *Inuano, diuino, merauiglia,* etj. Prandej, për t'i ikur këtij ndërlikimi, theksohej vlera vokalike e *u*-s, tue i paravû kësaj adspiratën *h-*.[35]

Përdorimi i kësaj fëtyre, pa një vlerë fonike, si gjindet aqë i shpeshtë në Buzukun, nuk këndohet në kurrnjenin auktorësh së vjetër. Kështu, ai shkruen: *Sih i sili doh. Hën dato dit ju të hini* (Ënd'ato dit ju të jini). *Hah, e ban të jésh hi fortë. Hi vëllaih hi saih. Aih ka meh nah dhanëh me ditunëh. Enih, e tëh shihnih njerinëh.* - Edhe Bardhi, si element epentetik në krye të fjalës, ka: *hakshí, harret, heja me mue, helbi, hera* (ventus), (unuer), *hunë* (fames). - Fort mâ rrallë e kemi te Bogdani. Kështu, këndojm te ky: *Ata* (malsorët) *nuk druenë për hun e për het. (û e et); nji horë,* etj. - Bogdani anon mâ fort kahë të zhdukunt e adspiratës protetike, ndashti i ndëkuem nga sllavishtja kufîjtare. Kështu, te ai kemi: *ana* (hana), *unda* (hunda), etj.

Mbetë por, gjithënjë për t'u zgjidhë shkajku, pse Buzuku e përdorë këtê adspiratë *(h-)* aqë shpesh edhe *mbas* trajtash që sosin ndë zanore. Ai ka b.f. ndë parathanjen e librit: ... *"Ë së dashunitë së botësë sanë; desha me u fëdigunëh, përsa mujtah meh ditunëh, me zdritunë pak mendet e atyneh qi të ëndiglonjinë".* - Arsye pati aso here albanologu i madh, Dr. N. Jokl t'a theksonte këtê, në studjimin e grafís Buzukjane me këto fjalë: "Çâshtja mâ e vështirshme âshtë ajo që i përket përdorimit të shenjit *h* në fund të fjalëvet". - (*Hylli i Dritës.* - VI. 1930).

Gjithënjë, përsa i takon Buzukut; shtojm këtu se ky, edhe ndë shumsin e emnit *bir*, palatalen organike *j* e jep me *h. Të biiht e Jakobit.*

[35] D'ovidio e W. Meyer L'ubke: *Grammatica Storica.* 5.10. - Khs. edhe në Kaldeishte-judaishte fjalorin *Hallelinja* - Alleluja.



*Vërejtje 5.* - Vlen të shenjojm këtu edhe një fakt simptomatik rreth çâshtjes, që kemi ndë dorë. Prej do fletësh të bashkëlidhuna me një kopje të *Doktrinës së Budit*[36] ndë përdorim dikur të njëj familje së vjetër Shkodrane, që bár datën e vjetit 1815, mund të xjerrim mjaft dritë mbi këtê pikë. Nga ato faqe të dorëshkrueme mund të vërtetojm, se edhe ndë shkodranishten e asaj epoke - për kahë grafia sigurisht robneshë e italishtes së kohës - këjo grykore shurdhë vijonte gjithënjë të përdorej ndë gjasim të shkrimtarëvet tinë të hershëm. Amanuenzi ynë, ndër të tjera, shkruen: ... *E për kështu hunë po të lutemi he Lumeja Zojë... Gazmen hi madh hu bâ kur leu J. K... Hi pari hidhënim qi pat J. K., tue thanë huratë ndë kopësht, hi erdh këlshêjti i mundimevet prej Atit, he hu ndjers gjak... përmbi gjithë kore të hengje'* (Engjëjvet)... *Hi lumi ai, qi këndon ket ofice... Drit' paç, ho axha Ják, se mir' ké shkrue; por kto adete janë arrue.*

## XIX. - NDËRDHAMBORET *(INTERDENTALET) dh-, th-*

1. - Edhe rreth këtyne ndërdhamboreve, me timber aqë të mposë, ka krahina, ku përzihen tue u marrë njena për tjetrën. P.sh. *Çka të ndolli? Tue u hjellë kërclloi llambët e llëmbadhët. Mbërllita prej mbarllet e akudhit.* - (Për *ndodhi... hjedhë... dhambë e dhëmballët... mbërdhita... mbardhe e akulli).* - Ase të përkundërten: *çërdhullë, kuedhen prej kodhit* (Për *çërllukullë; kuellem prej kollit).*

E vetmja mënyrë, për të qenë i përpikët ndë përdorimin e këtyne tingujve, ndë shkrim, për ata që nuk e ndiejn me vend ndryshimin âshtë *fjalori.*

2. - Sa për verba që mbarojn ndë *dh* e *ll*, një drejtim të sigurtë mund t'a kemi, tue i vrojtë ndër trí vetet e aoristit të njëjsit. Kështu, ata që mbarojnë ndë *ll, o*-n e rrânjës mund t'a shpërthejn prap ndë diftongun *-ue*, ç'merr prej vetës së dytë të njëjsit; një gjâ këjo, që nuk mund të ndodhë ndër verba që sosin ndë *-dh*. P.sh. *Unë u solla mjaft; ti e mbolle atê pemë aty? Pse e volle haen?* - Ndërsa nuk mund të thuhet: *Ai druedh rrugë* (për: drodhi). *Dikush m'a vuedh librin* (për: m'a vodhi). *A u zguedhnë deputett?* (për *zgjodhnë*).

3. - Sapse ndërdhambtorja *th* ndihet ndë popull atykëtu që e shndron me fishkëlloren *-f*, këjo gjâ nuk luen ndonjë rol për gjuhën e shkrueme. P.sh. *ufullë* (për: uthullë); *i fellë* (për: i thellë), *i fjeshtë* (për: i thjeshtë).

Apor të përkundërten *thëtue* (për: fëtue); *thëtujek* (për: fëtujak); *thëmijë* (për: fëmijë); *thëllanzë* (për: fëllanzë).

[36] Budi nuk e njeh gati këtê element epentetik (h-). Ai ka djeri: *i xetë*, por *të ftohtë.*

*Vërejtje 1.* - Kraja neksin *-ft* e ndron shpesh ndë *-tht*. P.sh. *mjatht* (për: mjaft); *pritht* (për *prift*); *tue njothtë* (për *tue njoftë*). - Këtê vërtetojm edhe ndër emigrantët e B.E.

*Vërejtje 2.* - Gjithënjë si djalektare do të dëbohet prej gjuhës së shkrueme trajta e verbit *gërdhishti* (për: gërvishti; sl. *gerbisti*).

*Vërejtje 3.* - As nuk shkojn për gjuhën e shkrimit tingujt e trashuemë *-ll* për langoren e thjeshtë *-l*. P.sh. *kapella, parllamenti, dipllomat, fillollog; dolli pllani i ri; Kardinalli.*

*Vërejtje 4.* - Tjetër *bludë-a* - sahan i drujtë srb. bljuda; dhe tjetër *blutë-a* = lulet e verrës, srb. *bluta*.

*Vërejtje 5.* - Ndë çdo pozicjon që të gjindet ndërdhambëtorja *-dh*, sikur e kemi çekë sa herë, ndë gjuhën e shkrueme nuk ndron kurr fëtyrë, sado që shpesh, sidomos ndë mbarim të trajtës, ndihet shurdhë *(-th)*. P.sh. *livath i math* (për *livadh i madh*); *u hoth mbi garth* (për: u hodh mbi gardh); *flamur barth e verth* (për *bardh e verdh*).

## XX. - SHNDRIME TINGUJSH *(METAFONÍ)* DHE SHTREMBËRIME TRAJTASH.

Ndë dash ndër fjalí me origjinë indoeuropjane, ndë dash ndër ato të huajtuna mâ vonë nga gjuhët motra, edhe shqipja, si çdo gjuhë tjetrë, rrokull shekujvet shkoi tue bâ ato shndrimet e shtrembënimet e veta, përsa u përket tingujvet e trajtavet.

Ndër shndrime tingujsh e shtrembënime trajtash mâ ndë shenj njehen: 1. - përgjasimi *(asimilacjoni)*; 2. - shpërgjasimi *(disimilacjoni)*; 3. - përlyemsimi *(kontaminacjoni)*; 4. - prapësimi *(inversjoni a metateza)*; 5. - trupsimi *(inkorporacjoni)*; 6. - të prishunat *(korrupcjonet)*; 7. - etimologjia popullore; 8. - cungimi a shkurtimi *(sinkopet a elizjoni)*.

### 1. PËRGJASIMI *(ASIMILACJONI)*.

1. - Kur prej dy tingujsh, mâ pak a mâ shumë t'afërm, njeni vjen e shkrîhet a përpihet nga tjetri, atëherë kemi *përgjasimin*. Kështu, tue dashë



të çekim ndonjë këso proçesesh konsanantike, të veprueme në shqipet qyshë prej kohësh mâ të lashta përmendim:

rn = rr: varrë (ie. *varna*); férr (lat. *infernus*); gurrë (gr. *gourna*); kërrutë (lat. *cornutus*); zjarr (ie. *ghernos*); qeverrí (gr. *keverni*).

dn = n: puna (ie. *spudna*); lanë (nga: *ladno*).

br, rl = rr: larrushk (lat. *labrusca*); shtjerrë (lat. *sterilis*); barrë (ie. *bhorno*).

*Vërejtje.* - Krahaso djalektaret *monë* (nga: motnë, motin); *zonë* (nga: Zotnë, Zotin); *të birrë* (nga: të birnë, të birin); *ata muarrë, ata xuarrë* (për: ata muarnë, xuernë).

2. - Sa për metafonít në sistemin vokalik, që ndihen sod në popull, sidomos përsa u përket trajtavet të huajtuna mâ vonë të shkajktueme, një shumicë e madhe, nga asimilacjoni, na duket e arsyeshme të rregullohemi simbas këtij kriteri: Ndër dý varjantet e gjalla në përdorim, për gjuhën e shkrueme âshtë për t'u preferue ajo, e cila i ka ndenjë besnike mâ fort rrânjës. Kështu, të paqërtueme dhe djalektare do të gjykohen:

*a)* Emnat

Manastir (për: *Monastir*). Gr. monastèri.
Salanik (për: *Salonik*). Gr. Saloniki.
Mërditë (për: *Mirditë*).
Kollomboq (për: *kallamboq*). Gr. kalampoki.
Gozhup (për: *gazhup*). Lat. gausapa.
Govixh (për: *gavixh*). It. cavichio.
Legen (për: *lagen*). Gr. lagèna.
Pagaçë (për: *pogaçë*). Slv. Pogaca; nga it. focaccia.
Fugure (për: *figure*). It. figura.
Vaj (për: *voj*). Lat. oleum.
Koshû (për: *kashû*). It. cassone.
Kuleç (për: *kulaç*). Srb. kolac.
Numur (për: *numër*). Lat. numerus.
Fytyrë (për: *fëtyrë*). Lat. factura; it. fattura.
Patkue (për: *potkue*). Srb. potkova.
Gamár (për: *gomár*). Gr. gomari.
Partagal (për: *portokal*). Gr. portokali.

Misditë, misnatë (për: *mjesditë, mjesnatë*). Khs. *mjes.*
Shyt (pa briena) (për: *shut*). Khs. Srb. blg. *sut* id.
I floshkët (për: *i flashkët*). Frg. flasque.

E turqizmat:

bastan (për: *bostan*). - jestek (p. *jastek*). - topanxhë (p. *tapanxhë*). - salltanet (p. *sulltanet*). - jergan (p. *jorgan*). - qylym (p. *qilim*). - bilbil (p. *bylbyl*). - sherqî (p. *sharqi*). - dallamë (p. *dollamë*). - sylah (p. *silah*). - dallap (p. *dollap*). - kaçak (p. *koçak*). - taborr (p. *tobor*). - çarap (p. *çorap*). - gjiriz (p. *gjeriz*). - fyshek (p. *fishek*). - hashosh (p. *hashash*). - ganxhe (p. *gonxhe*). - saxhade (p. *sexhade*). - kanak (p. *konak*). - zyft (p. *zift*). - simit (p. *semit*). - pilivan (p. *pelivan*). - fudull (p. *fodull*). - urdí (p. *ordí*). - llagyp (p. *llagap*). - mejesil (p. *majasil*). - mereqep (p. *myreqep*). - selep (p. *salep*). -

b) Foljet:

Gjikoj (për: *gjykoj*). Khs. *gjyq*.
Vanohem (p. *vonohem*). Khs. *vonë*.
Dishroj (p. *dëshroj*). lat. desiderare.
Ndigjoj (p. *ndëgjoj*). lat. intelligere.
Kacafitem (p. *kacafytem*). Khs. *fyt*.
Qortoj (p.*qërtoj*). lat. certare.
Qindisi (p.*qëndisi*). gr. kentèo.
Qiros (p. *qëros*). lat. caries.
Shiloj (p. *shëloj*). Khs. *shalë*.
Qindroj (p. *qëndroj*). Khs. *qandrë-qëndrë,* nga lat. *centrum*.

c) Të pandrueshmet:

Lerg (për: *larg*). Khs. largaoj. - lat. largus.
Mjeft (p. *mjaft*). - Nga *me aft*).
Ndoshta (p. *ndashti*). - Nga *ndë âshtë*.
Ngjet (p. *ngjat*). - Nga *qasi*.
Prep (p. *prapë*). Nga *për ap*. Khs. *prapa, mbrapa*.
Qitash; njitash (p. *qetash, njetash*). - Nga *qe, nje tash*.
Sande, sunde (p. *sonte*). - Nga *so+nate*.
Tu, tuk (p. *te, tek*). Ie. *to*.-



*Vërejtje 1.* - Dalloji dy verba: *gjëkoj:* ushtoj, shungulloj; srb. *jeka, jeknuti;* prej *gjykoj*. lat. *judicare*, it. giudicare. - Mandej, tjetër *zymbyl,* trq. lule, gr. lat. *hyacinthus;* dhe tjetër *zembil* trq.: një si shportë e gjanë, pa dorsë. - Prap tjetër *koris, koritem:* marroj, zhburrnohem; nga srb. *korit,* idem; dhe tjetër *kuris:* tymis, tháj në tym, përfiki; gjithënjë slv. idem.

## 2. - SHPËRGJASIMI *(DISIMILACJONI)*.

Kur tingujt, për një ndëkim reçiprok, largohen e ndrojn nga ata të rrânjës, atëherë kemi *shpërgjasimin* P. sh.

*a - o:* natë (ie. *nakti*; lat. *noctem*); asht (gr. *ostéon*); darkë (gr. *dorkon*).

*e - o:* pelë (gr. *polos*); tetë (gr. *okto*; lat. *octo*); né (lat. *nos*).

Që këtu tash bredhjet e reflekset nga latinishtja e gjuhët romanxe, prej së cilash huajti mâ së fortit shqipja.

a) Zanoret *(tonike):*

*a - e:* pushtet (potestatem); rreze (radius), heshtë (hasta).

*ua - a:* ar (lat. aurum); pak (paucus); kafshë (causa).

*i e:* verdhë (viridis); letrë (it. letera); meshë (lat. missa).

*u y:* virtyt (virtutem); sypër (supra); fryt (ndëpër frujt, fryjt; lat. *fructus*).

*Vërejtje 1.* - Zanoret atone zakonisht lânë ndë shqipet, si shpërblim, një *-ë*. Kështu: shëndet *(sanitatem);* këshíll *(consilium);* detyrë *(debitura)*.

b) Bashkëtingëlloret:

*l,* kur ndodhin ndërmjet zanoresh (*l-* intervokalike), dhe në shqipet *ll-;* Kështu: fíll *(filum);* shullâ *(solanum);* mullár *(molaris);* ullî *(oliva);* mrekullí *(miraculum);* pëllumb *(palumbes);* fëllanzë *(fulingia)*.

*li - j:* fëmijë *(familja);* bijë *(filia);* mijë *(millia);*

*ll* intervokalike dha *-l:* bulë *(bulla);* kál *(caballus);* pulë *(pulla);*

*s- sh-:* dëshroj *(desidero);* këmishë *(camisia);* shumë *(summus)*.

*Vërejtje 2.* - Por *s*-ja ndër fjalët e huajtuna nga italishtja mbet gjithënjë *s-* edhe ndë shqipet. Kështu: sandall *(sandalo);* mostrë *(mostra);* sapun (gr. *sapouni;* it. *sapone*).

*c-, g-* mbetnë edhe shqip grykore *(k, g)* kur ndodheshin para zanorevet

t'errta *(a, o, u)*; por u zbutnë ndë qiellzore *(gj, q)*, kur u ndodhnë përpara zanorevet të kthiellta *(e, i, y)*. Kështu: kút *(cubitus)*; kambë *(camba)*; kunorë *(corona)*; gaz *(gaudium)*; gemb (it. *gambo*); i gjelbër *(galbinus)*; qërshí *(cerasus)*; i qetë *(quietus)*; qind *(centum)*; gjeni (it. *genia*); gjindë *(gentem)*; gjëmoj *(gemere)*.

*d-, t-* mbetnë kështu këto dý dhambore edhe në shqipet; por *d*-ja intervokalike edhe grupi *rd-* i latinishtes dhánë te na një *dh-*. P.sh. dam *(damnum)*; dërgoj *(dirigere)*; dëshír *(desiderium)*; tërmet *(terrae motus)*; tandë *(tenda)*; tërfojë (it. *trifoglio*); i verdhë *(viridi)*; adhroj *(adorare)*; shurdhë *(surdus)*;

*di, ti* + zanore, u kthyenë në shqipet, e para në *z-* dhe e dyta në *s-*. Kështu: gaz *(gaudium)*; rreze *(radius)*. Por djáll *(diabulus)*; ves *(vitium)*; pjesë *(petia)*; kursej *(curtiare)*;

*nt-* dha *nd-* në shqipet *kondend (contentus)*; mendë *(mentem)*; kuvend *(conventus)*;

*mp-* dha *mb-*. P.sh. këmbonë *(campana)*; kumbár *(compar)*; mbret *(imperator)*.

## 3. - PËRLYEMSIMI *(KONTAMINACJONI)*.

Për gjasim fonetik, që mund të ketë një fjalë me tjetrën, ndodhë kajherë, që njena ndëkon (agështon) a prishë shoqen. Kështu f.v. hundorja gegënishte e fjalës *gjûhë*, e cila nuk pështetet mbi një arsye etimologjike, ka gjasë të jétë shkajktue për ndëkimin e fjalës homofonike *gjû*. - Verbi *përmendi* (nga: përemnoj G. M. EW). - Kështu thuhej edhe për verbin *përkuṇdi* (që do t'ishte: *përkuni*), erdh tue u forcue për ndëkim të fjalës homofonike: *shkundë, tundë*, etj. - Fjala *kungull* (nga lat. cucumis, eris) mbas gjaset mori këtê fizjonomí për gjasim me fjalën: *trangull* (G. M. EW).

*Vërejtje*. - Krahaso djalektaret: *vjerrshë* (p. vjershë, nga lat. *versus*). Ndëkue mbas gjithë gjaset nga verbi: *vjerrë*. - Kështu thuhej edhe për gegënishten *dashtë* ndë vend të *dashë;* ndëkue nga verbi *drashtë;* apor nga kondicjonali *ndë dashtë*. Për vërtetim, krahaso adjektivin e vjetër: *dashamirë* (jo: *dashtamirë*). - Shto popullloret *peshk thiut*, për: *pesh thiut* (slav. peceny) *rëgostë*, për *rëgozë* (slv. rogoz); ndërsa trajta shqipe mund të jétë ndëkue nga fjala homofonike: *gostë*. - *më velet haeja;* për: më viellet haeja. Krhs.: *më çohet të vjellët, më pështiellet*. - Mandej: *qepi e shkepi*. - (për shqepi). - *shtîza e flamurit* (nga *me shtî*); ndërsa duhej *shtijëzë*, nga lat. *hastile* (G. M. EW.)



## 4. - PRAPËSIMI *(METATEZA A INVERSJONI)*.

Shpesh tingujt-zanore apor bashkëtigëllore nuk mbajn rendin e natyrshëm të fjalës së huajtunë. Ky shndrim thirret *prapësim* (metatezë a inversjon); e ndodhë sidomos për rreth të rrshqitsevet *l-, r-*. P.sh.

*pëlqej* (lat. placere); *probatin* (srb. pobratin); *pyllë* (lat. pa(d)ulem, për: paludem); *Labërí* (nga: Albëri. Këndej: *Lapët* për Albët); *shtëpi* (lat. hostipium, për: hospitium); *krap* (lat. carpio, srb. krap); *bërthamë* (lat. petramen); *kaçurel*, për: kaçuler (gr. katsculi); *dejlanë* (trq. deljana); *llanë* (lat. ulna); *arnoj* (lat. renovare); *krushkë*, për: *krushkër* (lat. consocer, rum. kuskru); *germë* (gr. grama); *arsye* (lat. rationem); *lëvere* (lat. velarium); *namlí*, për: lamni (lat. lamina); *pllamë* (lat. palma); *magár* nga gomár (gr. gomari); *flakë* (lat. faccula); *pështyj*, për: shpëtŷj (lat. sputare); *daltë* (srb. dlato); *putargë* (it. buttagra, sp. botagra); *diktoj*, për: dëtkoj (lat. detego); *baglë* (srb. balega); *kunorë*, për: kuronë (lat. corona, gr. idem); *derpëtoj*, për: dëpërtoj (lat. depenetrare); *gërhas*, për: *herkas* (srb. hrkati); *peng* (lat. pignus); *bërsi* (lat. brisa); *lahutë* (arab. al'ud'); *pluhun* (lat. pulverem); *patërshanë* (it. partigiana); *shputë* (srb. stopa).

*Vërejtje*. - Krahaso djalektaret *shafitë*, për fashit, me rá ndë fashë; *cikroj*, për: cirkoj; *frabikë*, për: fabrikë; *thkellë*, për: ; *gërqisht*, për: greqisht; *uhá*, për: huá (krhs. i huaj); *i drilët*, për: i dlirët; *tapalok*, nga lat. patens locus); *shirq*, për: rshiq; *pështoj*, për: shpëtoj, nga lat. expeditare; *shtërngoj*, për: shtrëngoj; krhs. shtrêjt (nga lat. *stringere*); *surfull*, për: sullfur, si e ka *Budi*, nga lat. *sulfurem; pekt*, për: petk; *gjysmë*, për: gjymës nga gr. jimisi(s); *branavekë* (braga venete?); *shkíll*, për: keshíll; *shëloj*, për: lëshoj (it. lasciara).

## 5. - TRUPZIMI *(INKORPORACJONI)*. AGLUTINIMI.

Disa fjalza - nejet sidomos e parafjalët - nga përdorimi i shpeshtë i janë përveshë trajtës aqë, sa tashma janë unjisue e bâ një pjesë organike e saja. Ky bashkim i ngushtë trajtash thirret: *Trupzim* (inkorporacjon). Kështu p.sh.

tamël (nga: *të* + *amël*).
terr (nga: *të* + *errë*).
tlyen (nga: *të* + *lyen*). - Edhe sod Malsia e Gjakovës ka *me lyen*.
tlinda (nga: *të* + *linta*).
gjasë (nga: *-më- gjan* + *se*).
skam, smirë, smundë (nga: *s-* privativum + *kam*, mirë, mundë).
ngizhde (nga: *n* + *gisht*) ngishte(to).
nishk (nga: *n* + *ishk*).
ndijë: (po më dhemb *ndë* + *ijë*).
ndore (nga: *n* + *dore*).
ngrykë (nga: *n* + *grykë*).
cilët (nga: *të* + *silët*).
tjetër (nga: *të* + *jetër*).
çka (nga: *ç'* + *ka*).
tëhuaji (nga: *të* + *huaj*).
truaj (nga urimi: Të të ruajsh, të të ruajttë).[37]
mësŷj (nga: *më* + *sŷ*).
ndiç (nga: *në* + *ditsh*).
ngujoj (nga: *në* + *kûj*).
ngojoj (nga: *në* + *gojë*, marr).
mbërrij (nga: *mbë* + *arrij*, arrij mbë).
ndeshi (nga: *ndë* + *esh*(k) bie. Khs. it. fiancheggiere).
mbes (nga: *jes* + *mbë*; mbi jes).
mjaft (nga: *me* + *aft*. - Aft -i: të ngim, të ngopur).
nalt (nga lat. *in* + *altum*).
tejèt (nga: *te jet, mbetë*).
mbase (nga: *mba* + *se*, zene se...).

## 6. TË PRISHUNAT *(KORRUPCJONET)*.

Disa prej fjalësh së huajtuna, me kohë kanë shkue tue brém elementat përbâsë. Përsa i përket gjymtimit a të prishunit të trajtavet, që kanë hw kahmot, edhe përdoren njashtu gjithkun, për këto nuk flitet këtu. P.sh. *këlshêjt* (për: *kelq shêjt*): lat. *calicem sanctum*; *kashnjet* (për: *kashtënjet*, nga lat. *castanetum*); *dëshmoj* (për: *dështmoj*, nga lat. *testimoniari*, *dështoj* (për: *dëpështoj*; nga lat. *depositare*); *vjeshtë* (për: *vjelshtë*); *Prêkë* (për: *Prendkë*); *vezhgoj* (për: *veshtgoj*, nga lat. *investigare*).

Si thamë, fjala âshtë këtu për njato trajta, të cilat gjuha e shkrueme i ka zanë sod gjallë, e që mund të ndihen aty-këtu të plota e të paprishuna. Për këto thomi këtu, për trajtat, të cilat i kanë ruejtë elementat e rrânjës, se mirë âshtë të mirren kudo të gjinden, edhe të shtihen ndë gjuhën e shkrueme. Të tjerat të gjykohen të prishuna, e të dëbohen pa tjetër nga përdorimi, si korrupcjone djalektare. Kështu:

| Të prishunat: | Për: |
|---|---|
| âshtë *nji kashë* e *një lashë* | ...një kafshë e lashtë (lat. *causa*). |
| çka të *gërmoi?* | ...të *ngërmoi* (lat. *angariare*). |
| *kosha* e pulës | ...*kofsha* (lat. *coxa*. x=*fsh*). |
| kál *hamshuer* | ...*armësuer* (lat. *equus armissarius*). |
| m'a çoi *shikë* | ...*fëshikë* (lat. *vescia*). |
| tue *shâ*, tue *gjimue* | ...*fësha* ... *gjëmue* (nga (lat. *posare*, *gemere*). |
| *një shpí* me gur *të dhenun* | ...një *shtëpi* me gur *të gdhènunë*. |
| pêj, *mëndashit* | ...*mëndafshit* (gr. *metaxa*: x=*fsh*). |
| ránë *rrash* për tokë | ...*rrafsh* ... (srb. *ravan*: planus). |
| ka marrë mendë e *shîse* | ...*shqise* (gr. *skisis*). |
| dit *mille me njinesë* | ...*mëngjille me ngjinesë* (nga lat. *vigilia*, it. *digiuno*). |
| një *lâsh* spagë | ...*një lamësh* (lat. *glomus*). |
| *êjlli* i rojës | ...*engjëlli* (nga lat. *angelus*). |
| lëshoi *një brimë* të madhe | ...*një britmë* (nga: me *britë*). |
| *një shllungë* leshit | ...*një shtëllungë* leshit. |
| *ndë mgjes* | ...*mëngjas* (nga lat. *manicare*). |
| jeta *e amshueme* | ...*e amënshueme* (it. *immenso*). |
| i kanë bâ *mëní* | ...*mëngjí* (nga lat. *magia*). |
| dy *ushûjza* | ...*shushunjëza* (nga lat. *sanguisung*). |
| po më merr *lemca* | ...*lehmëza* (nga *lehëme+za*). |
| *kashata* e bukës | ...*kafshata* e bukës (nga lat. *capsa*). |
| *më zi* erdha | ...*më të zi*... |
| dora *e shangët* | ...*e shtëmangtë* (krhs. (?) it. *mancare* *mungoj*. |
| *shîje* me *shîs* | ... *fëshîje* me *fëshîsë* (nga rrânja: *bhes*). |

[37] Sepse verbi *truej* ka dý kuptime të përkundërta: *kushtoj* dhe *blasfemoj*, krahaso latinishten. Verbi *imprecor* ka vështrimin e "mallkoj" edhe "uroj"; *devoveo*: kushtoj e mallkoj; *sacer*: shenjt e i mallkuem. Virg. *Auri sacra fames*.

voesa *të ndýkuna* ...*të nyjkuna* (nga lat. *indulculus*).
ka vrá dy *shaptore* ...*shapkëtore* (slv. *shapkë:* kësulë).

Shto djalektaret *kos i thartë* (për *i tharbët*); *kukuvacë*, për: *kukuvajsë; pykë*, për *pyjkë*, nga lat. *pilica; mashtroj*, për *majshtroj*; nga it. *maestro; grizhlë*, për *grifshlë;* krhs.frng. *grivë; i ndërmjemi*, për: *i ndërmjesmi; ndë fill të morës*, për *ndë fill të mordës; simjet*, për *sivjet*, nga *kësi mvjeti; për rrëshit, rrëshanë*, ndë vend të *rrëshqit, rrëshqnë*, etj.; *i majtë* nga *i shëmajtë, i shtëmangët*.

## 7. CUNGIME TRAJTASH TË LIGJËSHME E TË PALIGJËSHME. *(SINKOPE E ELIZJONE).*

Ndër të folmet familjare populli ka një prierje të posaçme, t'i gjymtojë fjalët e frazet, për të mbarue punë sa mâ shpejt. Kështu: *U korimë, burra!* (U koritmë b.). *S'mbenë, veç edhe pês dit.* (S'mbetnë... pêsë). i a *a mbynë të kushrinë.* (I a mbytnë të kushrinin). *Piqmë, Zot, nd'atë Ramadan.* (Ramadanin). *E dojnë e e pojnë; edhe e trenë jashta bajrakut.* (E dogjnë e e poqnë edhe e tretnë). *Ata muerrë malin dhe s'i gjenë ma.* (Ata muernë malin e s'i gjetnë ma). *Ki'pa' da' me ikë.* (Kishte pasë dashë). *Ai shko' e gjue'rosa për ditë.* (Ai shkon e gjuen për gjithë ditë). *Fijt era* (për: lat. fiqt era). *Qeky kál s'ka të pague.* (Të paguem). *Mo'më prek, orè!* (Mos më prek, more!). *Jo, o bu'* (o burrë!). *Ai ish' përimend burrë, dhe s'e kish' pasë kurrku shojnë.* (Ishte... kishte... kurrkun shoqin). *Mo', Zotin!* (Mos, pafshë Zotin!). *Çka drejnë kè?* (Çka dreqin kè?). *Mo'Zo, mâ keq!* (Mos, o Zot, mâ keq!). *Nu' e gjenë aty të zonë e shpís* (Nuk e gjetnë aty të zotin e shtëpís). *Më tha e shja e Palukut.* (Më tha e shoqja e Palukut). *Të Diel' e Pashk'* (Të Diellen e Pashkëvet). *Të Mërkurr'e Përhime.* (Të Mërkuren e Përhime). *Të birrë e të vëllat.* (Të birin e të vëllaut). *Hirrë e Tinzot.* Bz. (Hirin e Tinzot). *Zjarrë e votrës* (Zjarmin e votrës); etj. etj.

Sepse t'i përdorë populli këto mënyrë të cungueme ndë të folmen shtëpijare, kurrgjâ nuk ka; âshtë ndë tagër të vet. Por ndë gjuhën e shkrueme nuk âshtë lêja të zgjâhet këjo liri. Përjashtohen ato rasa kur shkrimtari do me prû shembuj të gjallë të së folmes së popullit, sa mâ besnikisht, si f.v. ndë një komedi a farsë.

Posë kësaj do të gjykohen të ligjëshme edhe për gjuhën e shkrueme ato trajta të shkurtueme, të cilat prej përdorimit të gjatë e të përgjithët, ndihen kështu të gjymtueme gjithkun, dhe vetëm kështu. P.sh. *gjithmonë* (gjithë motin), *kajherë* (kahë nji herë), *përherë* (për gjithë herë), *paradite* (para mjesdite), *mbasdite* (mbas mjesdite).

Të ramt e tingujvet mbrenda njëj fjale thirret *sinkope* (*monë, zonë, shojnë:* motin, zotin, shoqin); *i sirmë*, për i sipërm. Ndërsa të rámt e tingëllit ndë fund të fjalës quhet *elizjon* (*të Djellë, të Martë, të Mërkurrë:* të Diellen, të Martën, të Mërkurën). Kështu edhe *kudhën* (kudhnë) lat. incudinem.

*Vërejtje.* - Prej shkrimtarësh sinë të vjetër theksojm Buzukun, i cili âshtë i qëndrueshëm sidomos ndë cungimin e dezinencës së v. III. nj. të së pakryemes *-te*. Kështu, ka ndër të tjera: *ish', kish', Ai thoj', ajo baj', ai flit'* (për *ishte, kishte, thojte, bâjte, flitte)*.

## 8. - ETIMOLOGJIA POPULLORE.

Kajherë populli, sidomos për rreth një fjale së huajë së cilës së parit nuk i a di mirë kuptimin, tue e shtie ndë fjalorin e vet, ban një proçes të çuditshëm. D.m.th. nde e pastë një fjalë të veten, së cilës këjo e reja i përgitet diçka përkah tingëlli *(homofonia)*, e mund t'i afrohet disi edhe për vështrimin, atëherë ky merr e i përzien këto, tue trajtue një fjalë të ré; e cila nuk âshtë as e vetja, as krejt e huaja. Ky trajtim fjalësh së gjashme, që nuk kanë ç'të bâjn bashkë kahë rrânja, thirret *etimologjí popullore.*

1. - Kështu, fjala *burgatuer* (nga lat. *purgatorium:* vend pastrimit). - Tue qenë se me këtê emën shenjohet vendi, ku do të rrijn shpirtënt e të dekunvet para se të shkojn ndë lumnín e gëzimevet të përherëshme; e n'anën tjetrë, edhe këtu mbë tokë vendi i ndëshkimevet thirret burg; Këndej populli tue përzie trajtën *burg* me *purg* (nga lat. *purg-are;* me dlirë), trajtoi fjalën *burgatuer*, e cila nuk âshtë as shqip, as latin.

2. - Fjala *piskavica* duel ndë shqipet për srb. *pijavica: shushunjëzë;* tue e afrue me veprimin e mërzitshëm të kësaj kandrre; d.m.th. që *piskon.*

3. - *Rezikojt* (a *rezigojt*), nga lat. *rogationes*. Tue bâ , që për metatezë *(rosaghiones)* t'i afrohet fjalës shqipe: *rrezik* dhe tue e lidhë me bestytnín popullore, kinse, kush punon asosh ditsh pranveret, atê diçka e gjén (një rrezik).

4. - Mushmollë (trq. *mushmulla*); për gjasim të frytit, që âshtë si mollë e voglë, e që njëherit lidhte edhe me mbarimin e trajtës turqishte *(-mulla)*.

5. - Pushka e gjatë, *karajfile*, muer kështu emnin shqip nga emni i fabrikantit: *Karlo e Figlio...* (Italia), që tingëllonte si lulja: *karajfili*.

6. - *Luciférr-i* (lat. *lucifer*). Trajta latinishte *lucifer* do të kishte dhanë

shqip: *luqifer* a *lucifer*. (Krhs. *Luca:* kryetari i djemënvet); por populli e suell kështu, tue e lidhë me fjalën *férr,* ku i mallkuemi e ka vendin e ndëshkimit.

7. - "Âshtë dejë e bâ *bryl*", tue e afrue frazën italishte: *farsi brillo:* me shndritë swt prej pijet - me të thanmen shqipe: *çoj brylin* (çoj gotën).

8. - *Palldysy* (nga frengishtja: *par dessus*), tue e lidhë, mbas gjaset, turqishten *pallto* (gjithënjë nga frengishtja: *paletot* me trajtën homofone trq. *alldysy*.

9. - *"Hall me rrënue e gjyq me dekë!"*. - Tashti fjala turqishte *gjyq - gjyç:* (vështirë), erdh e u lidh prej popullit me gjyqin, që do t'apin para Zotit fill mbas deket.

10. - Kështu, nga lat. *quadraginta Martyres:* 40 Dëshmorët, populli dalë kadalë erdh e trajtoi frazën homofonike: *katërqind e Marte;* e cila në vete s'thotë kurrgjâ.

11. - Nga fjala gr. *ahmarre* duel shqip - mbas gjaset trajta *hakmarrje,* tue e lidhë me frazën *marr hakun.* - Sikur se fjalën greqishte *kollomboki* diku-diku e kanë ndë shqipen *kallamoq,* tue e afrue disi me fjalën: kallam.

12. - Emni i armës së gjatë *kacaturrë* burimin e vet e ka prej it. *cacciatore*. - *arrë hinit* lindi nga *arrë Hindi, pulë-hine,* nga *pulë - Hinde.*

Krahaso djalektaret *burrnot,* për: *burnot* (nga trq. *burun otu* - bar hundet); tue e lidhë me fjalën *burrë*. - *i praksuem,* për: *i prapsuem* (i prapët, i mbrapshtë); ku s'ka punë: *praku*. - Këtu *drandofille,* për *trendafille;* gr. triantafyllon, *rëgostë,* për srb. rogosë, tue e lidhë me fjalën gostë, *ëndë-pambuke* (pëlhurë), srb. *am pamuk:* pambuk i patjerrun, që endet ndë pëlhurë, tue e lidhë srb. *am* me verbin shqip: *endë.* mbassi ishte çâshtje pëlhuret! - Kështu, e thanmja popullore *dallavere,* si dihet, rrjedhë nga ital.: *dère e avere* - marrëdhanje tregtare.

*Vërejtje 1* - Kohën e pushtimit austriak malsorët thirrshin Wachtmeistrin: *Vat Majstri!* - Bezirskomanden: *Beqir komanda!* - Urdhënin ushtarak: Habet acht! - *Hap akt* (Ha pak).

*Vërejtje 2.* - Krahaso italishtet kësi tipi, shtrembënime nga trajtat e gjermanishtes: *Stoccofisso,* për grm. *Stockfisch:* peshk i thatë, si shkop (Stock); *bakala*. - *Lanzichenecco:* rojtar vendit; ushtar me bajonetë (grm. Lanze). - *Ugonotti,* nga grm. Eidsgenossen: shokë bejet, ushtarë të betuemë. - *Scacco matto;* nga persishtja: *shah mat* (mbreti dekë). - Shqipja *bati fogë-a,* vjen nga it. batti - fuoco!



## XXI. - TË DÁMT E RROKJEVET.

1. - Ndë çdo pozicjon që gjindet - ndë krye, ndë mjedis apor ndë fund të fjalës - përbâjn rrokje dhe shkruhen damas bashkëtingëlloret që i pështeten njëj *ë*-je shurdhë. P.sh. *Lo-pën e shkre-të a-të di-të e lidh-në për një shty-llë, e-dhe e lë-shue-në me ku-llo-të nd'o-gra-jë. Kë-to më-ny-rë të pa-ka-ndë-shme të fë-mi-jës nuk më pël-qejn fort.*

2. - Diftongat nuk mund të dahen kurr me shtagzë, edhe ndë ndodhshin ndë mbarim të rreshtit. Kështu, jo: *Tu-e shku-e kam ndi-e e kam vu ndë ro-e një pë-rru-e të rmy-e-shëm. E kam zi-e ha-en dhe e kam ngjy-e bu-kën me tly-en.* (Për *tue shkue,* etj.)

3. - As nuk hyn ndë punë shtagza, kur dezinenca gjatë fleksjonit vjen e i shtohet temës. P.sh. *Ai sha-u e tro-u; ma-ndej shko-i e pi-u u-jë te kro-i. Qa-u sa qa-u; për fund fi-llo-i e këndo-i dhe kë-ce-i me sho-kë. Shi-un e she-ut e për-pi-u krye-këput to-ka. Ka-u e thi-u e thy-enë qa-fën për shka-mbij.* - (Për: shau, trou, shkoi, etj.)

4. - Bashkëtingëlloret e thjeshta, para zanoresh, bâjn përherë rrokje me to. Kështu: *De-ra e bu-ja-rit rri hap-të gji-thë mo-në, di-të e na-të. Ka-tu-nda-ri e-dhe ba-no-ri i ma-le-vet za-ko-nisht ja-në mâ të shë-ndo-shët se qy-te-ta-rët.*

5. - Kur dý, a mâ shumë bashkëtingëllore gjinden ndërmjet dý zanoresh, e mbramja i pështetet zanores që ndjekë. P.sh. *Mal-so-rët e Mir-di-tës ja-në të vor-fën. Mos më ku-ndër-shto me fja-lë të vrâ-shta. Na, çel-sat e ar-kë-vet.*

6. - Grupet *dh, th, mb, nd, nj, sh, zh, xh,* bashkë me të dyzuemet: *ll, rr,* nuk dahen kurr. P.sh. *Ku-ve-ndi i bu-rra-vet. Dashi i ku-mbo-nës. Mo-llat e dar-dhat ja-në të shi-jë-shme. Shkronjat e ba-shka-ngji-tu-na. A-xha i Bo-zhos. Kë-to ja-në she-njet e e-the-vet ma-la-ri-ke.*

7. - Fjalzat njërrokëshe: *më, së, të,* etj. të cilat mbas rregullës, do t'apostrofohen para njëj fjale që nisë me zanore, kur ndodhin në mbarim të rreshtit, nuk shkruhen kurr me hijezë m', s', t', etj.; por do të shenjohen të plota: *më, së, të.* Kështu thuej edhe për mohoren *s',* dhe për pyetsin *ç';* të cilët në çdo pozicjon që të gjinden, praktika edhe arsyeja e lypë, të shkruhen gjithmonë kështu, t'apostrofueme.

8. - *Bashkëtingëlloret e dyzueme:* kk, ss, shsh, tt, *etj. kur ndodhin ndë fund të rreshtit, dahen. Kështu:* Mbas-si u mër-zit-te, tret-te e nuk prit-te ma. Një-ky zog nuk ik-ka. Sho-kët i a prish-shin lo-jtën. I u mat-te

mirë she-njit; ma-ndej qit-te, e e vrit-te. A e gjet-të a-ty Le-cin? A e po-ro-sit-të për a-tê fja-lë? Vesh-sha xhu-ble-tën, mos u nis-sha nesër!

Përfundim. - Në të dámt e rrokjevet përgjithsisht mund të ndiqet këjo rrègullë: "Dý, apor mâ shumë bashkëtingëllore i pështeten zanores që vjen mbas, sa herë që këto mund të përbâjn tingëll në vete; ase, mâ qartë, sa herë që mund të fillojë fjala me to. P.sh. *Sa-ndri* (pse: ndriti); *po-sta* (pse: sta-ni) *he-shta* (pse: shta-mba); *ba-shkë* (pse: shkë-mbej); *e-shka* (pse: shkalla); *li-bri* (pse: bri-nja); *ta-mli* (pse: mbli-dhe); *mje-shtri* (pse: shtri-ga). - Por jo: *tri-mnisht, pa-lmuq, tra-dhto-ri, i-dhu-lltár, bë-rsi, ma-lso-ri,* etj. - Arsyeja âshtë, pse në fjalorin e shqipes nuk kemi fjalë që fillojn me: *dht-, ls-, mn-, nt-, llt,* etj.

## XXII. - SHTAGZA BASHKUESE (*trait d'union*).

1. - Shtagza, posë se vlen për të dám fjalët në fund të rreshtit, përdoret edhe për të bashkue dý fjalë, të cilat përbâjn një kuptim të vetëm, por prej së cilash nuk âshtë trajtue ende një fjalë ndë vete. Kështu: *partia social-demokrate; kahë veri-lindja, radio-televizjoni; idét marksiste-leniniste; gjuhët indoeuropjane; lufta franko-gjermane; shoqnia anglo-persjane; lufta nacional-shlirimtare; ish-monarkia e Austro-Hungarís.*

2. - Ndajfoljorët e përbamë, tue e përsritë të njëjtën fjalë, shkruhen me shtagzën bashkuese ndërmjet. Kështu: *vende-vende; dora-doras; zhele-zhele; herë-herë; kadalë-kadalë; ashtu-ashtu; diku-diku,* etj. - Por nuk marrin shtagzën kur fjalët e përarituna kanë ndërmjet lidhsën *e.* P.sh. *palë e palë; rreth e rreth, larg e larg; mbarë e mbarë, vonë e vonë; veç e veç; kurr e kurr.*

3. - Të gjitha fjalët e përngjituna, prej së cilash tashma âshtë përbâ një trajtë mbë vete, shkruhen bashkë, pa shtagzën (-). P.sh. *kryekungull, mendeflutur, gjakpís, orëprém, orëdekun, gojëlashtë, vëllavrás, dorëzanë, mollatartë, farefis, dyluftim, tërfurk, marrëdhanje, katërdhetëkambësh, kryeplàk, mbasnesrit, paradite, moskushi, keqardhje, ndëmostjetër.*

*Vërejtje 1.* - Adjektivat mohuesë, të përbamë prej parafjalës *pa-* shkruhen të ngjitunë. Kështu: *nanë e padjalë, nieri i pabesë, burrë i pafjalë, punë të pabukra, njerëz të pakrypë.* - Gjithënjë kështu shkruhen edhe emnat mohuesë të këtij tipi: *paburrni, pamarrveshtje, pakënaqësi.* - Por lypet të shkruhen damas trajtat adverbjare. Kështu: *Mali pa drû, gjindja pa trû. Ka mbetë pa bukë. Burra pa kurrfarë burrniet.* -



(Ndërsa, jo *Burra të paburrni, fëmijë të paedukatë, xanës të panjerzí,* për *burra pa burrni; fëmijë pa edukatë, xanës pa njerzí.*

*Vërejtje 2.* - Janë sod të papërbame ende; prandej nuk mund të shkruhen ngjitas fjalët: *Bregmatja;* kilja e *vojgurit; Fushashtoj; Arramadhe,* për *Bregu i Matës; voji i gurit; Fusha e Shtojit; Arra e Madhe.* - Le të përdoren ndër rasat oblikue, edhe aty ka me u pá nevoja të dahen. Kështu *Ka derdhë vojin e gurit. Âshtë ndreqë kisha e Arrës së Madhe, Fushën e Shtojit krejt e kanë punue. Katundi i Bregut të Buenës. Famullia e Bregut të Matës.*

## XXIII. – APOSTROFI.

Si shenj se fjalës i âshtë hjekë në fund një tingëll a rrokje, përdoret apostrofi. Kështu shkruejm: *ç', t', m', n';* për: çë, të, më, në, etj.

1. - Që mos t'i jipet shkaz pështjellimevet e keqkuptimeve, âshtë mirë, që përdorimi i këtij shenji ortografik të kufizohet vetëm ndër fjalza njërrokëshe, që mbarojn ndë *-ë.* Kështu: a) *nejet* të, së *(thiut t'egër, mollës s'amël; shkoi me t'amën, prej s'andejmit; poezia e kohëvet t'arta);* b) *grimcimet përemnore:* më, të: *(m'erdhi mirë se t'eci fati; ç'udhë! ç'i forti idhnak! ç'e bane lekun?)* c) *parafjalët e lidhsat:* mb, më, në, ndë: *(rri nd'ajër; i rashë n'erë; jam nd'andërrë; mos u ngjit mb'ato sfera, m'atë idhnim i tha: a rrëshasim mb'akull?)*

2. - Fjalza që, përemën lidhës në qoftë, në dash ndajfolje *(qyshë),* si edhe fjalzë e lidhores *(që të),* kurr nuk apostrofohet, sado para trajtavet, që nisin me zanore. P.sh. *Të Diellën, që âshtë ditë pushimit, nisu e shko. Ato fjalë, që i a thashë, nuk i ranë për shtat. Rika, që u zhyt njëherë nd'ujë... Njajo hanë, që u zhduk mbas malesh. Paçë mirë, që erdhi edhe ai. Lute mësuesin, që edhe sod të na bâjë gramatikë. Që atê herë humbi e s'u pa ma.* - As *e, dhe; se, si, me, mbi, sado para.*

3. - Trajta *një,* çkado qoftë, numër, apor nye i pashquem, gjithënjë kurr s'apostrofohet. Kështu: *Tash një orë e gjymsë kam pam një iriq nd'oborr.* - Këtu shkon edhe ndajfolja toskënishte *më* për *ma.* Prandej: *Këjo mollë qenka mâ e amlë, se ajo tjetra. Ai rri mâ urtisht në shkollë, se yt vëlla. Leka âshtë mâ i mirë se Uci.* (E jo: *nj'iriq; m'i vogël; m'i mirë).*

4. - Mohuesja *s,* megjithëse origjina e saj âshtë e pasigurtë (lat. *dis?* G. M.), praktika tashma e përgjithtë e lypë, që të marrë apostrofin mbas, - kurr

përpara *('s)*. P.sh. *S'mund të shkoj sod në shkollë, pse s'kam të mbathuna. A s'po vjen? Jo; s'të duhet gjâ. S'due, as s'më ban zemra me ardhë ma.* - Po të njëjtën grafí ndjekë, si moh. *s'* edhe grimsimi përemnuer pyetës *ç'*. Kështu: *Ç'erë e fortë! Ç'zâ! Ç'nier! Ç'të bâjm, pra!*

*Vërejtje 1.* - *nja* (një), numër i thjeshtë apor nye i pashquem, nga e përbamje *nj'a* (një a). P.sh. *Nj'a katër burra, nj'a trí veta. Nj'a pakë dit.*

*Vërejtje 2.* - Sikurse ka me u tregue mâ vonë, duhen dallue mirë në shkrim fjalzat: mâ - *m'a, mu - m'u; se - s'e; ta - t'a; ti - t'i; tu - t'u.* - Për t'i shkrue si lypet këto fjalza, do të dahen qartë, kur janë të thjeshta, dhe kur janë të përbame prej dy elementash. P.sh. *M'a jep besën* (mue atê), *se nuk ban mâ* (ndajf.). *Mu* (shi) *që ndë fillim erdh e m'u voll* (mue u) *ligjërata e tij. S'e di* (nuk atê), *se* (lidhsë) *mund të kapemi sonte te shtëpia. Qyqar, si* (ndajf.) *s'i thae* (nuk atij), *se e kishe ndie praj si* (përemen)? - *Nuk t'a vlen mundin* (ty atê), *që të lodhesh me ta* (përem. - ata). *M'a len mue ti* (përem.), *pse këto punë tash t'i ndreqi vetë* (ty ato). - *Ja* (lidhsë: *o*) *po i a çon ti* (atij atê), *ia po i a çoj vetë.* - Por, krejt ndryshe vjen shkrimi i këtyne grimsimeve, kur gjinden mbas urdhënores. Atëherë shkruhen gjithmonë ngjitas mbas verbit. P.sh. *qite gjuhën, falma dorën, ngjitja krahin.*

*Vërejtje 3.* - Përemni vetuer *na* (ndër rasat e drejta) âshtë i thjeshtë; prandej nuk ka kuptim të shkruhet damas *(n'a)*. Kur bashkohen me grimsimin e kundrinës së drejtë *(e, i)*, atëherë këjo i shtohet pa apostrof. Kështu: *Na e fali mësues shkollën* (né atê). *Na i mori* (né ata) *gjithë librat e matematikës. A ju a lypi tëtana mësimet* (ju ato) *për të Hanën? U a thashë qartë* (atyne atê): *Mos ju patsha mbë qafë!* (përem. i thjeshtë).

*Vërejtje 4.* - Vemendje të posaçme lypë shkrimi i verbit frazeologjik: *Më ka ande.* - Kështu, nuk âshtë e përpiktë grafia: Më kande, apor: *më k'ande*, për: *më ka ande.* Krahaso: *Më ka qefi;* edhe kohët të tjera: *M'a kishte anda, m'a pat anda,* etj. - Por ngjitas do të shkruhet, kur verbi në fjalë përdoret në trajtën pësuese. P.sh. *Më kandet zani i bylbylit. Atij i kanden vetem lojnat e shetít. Kurrgjâ nuk i kandej të sëmundit me hangrë.*



*Vërejtje 5.* - Âshtë koha tashma, të rregullohet shkrimi i posesivavet. Edhe sod shihen: *Librin t'em; shtëpiat t'ona; fjalës sa'te; rrugës s'onë,* etj.; si t'ishin këto trajta përemnash adjektiva nyejore. Prandej shkruej *librin têm; shtëpiat tona, fjalës sate,* etj. - Për mâ gjatë këqyr: përemnat në pjesën morfologjike.

*Vërejtje 6.* - Për një veprim që përsritet mbrenda kohëvet të ditës dhe ndër 7 ditt e javës, përdoret parafjala *në* me nenin *e;* e cila në këtê rasë nuk apostrofohet kurr. Kontrollo mirë shqiptimin e popullit. P.sh. *Në e nade e në e mbrame. Në e Marte e në e Prende.* Kështu edhe: *në e parë, në e nesret. Âshtë në e Lekës.* - Gjithënjë kështu e paapostrofueme shkruhet këjo *ndë* plus grimsimin përemnuer *e, i,* kur mirret si fjalzë kondicjonale. P.sh. *Në e dash, po t'a shes. Në i a pashë gjasën. Në i rafsh n'erë.* - Këtu edhe *te e vona; te(k) e mbramja.*

*Vërejtje 7.* - *Ë*-ja ndë fund të disa përemnavet, sepse diku-diku tingëllon e zâshme, me kaqë në shkrim nuk do të fëtyrzohet. Kështu: *Për pakë gjâ. Shumë rrushi âshtë ba sivjet. Kaqë famull mâ ké. Aqë punë e di edhe fëmija.* Kështu dhe jo si ndihet *Pake gjâ; shume rrushi; kaqe famull, aqe punë* (trajta familjare).

# PJESA III

## TRAJTAT E SHQIPES ASE MORFOLOGJIA

Çdo gjuhë e zhvillueme e botës përbâhet prej mija e mija fjalësh, të cilat përfshíhen dhe mund të dahen simbas kuptimit e idés që shprehë se e cila sosh. Kështu p.sh. në një grup mund të përmblidhen fjalët, që diftojn *sende* të landta a të palandta *(emnat)*; në një tjetër grup, ato që shprehin *cilsít* e sendevet *(adjektivat)*; në një tjetër grup, veprimet *(verbat)*, etj.

Këtê zyrë, d.m.th. t'i klasifikojë dhe t'i studjojë fjalët e fjalorit simbas këtyne grupeve, e ka *Gramatika* ase *Morfologjia*. Kështu, f.v., gramatika nuk i ven krye për krye në një shkallë a klasë fjalët: *ndëgjoj, ndëgjesë, i ndëgjueshëm*, etj., të cilat të gjitha kanë një rrânjë; këtê përlim i a lëshon pjesës së tretë të studjimit të gjuhës, d.m.th. asaj që studjon *familjet e fjalëvet.* Gramatika ase Morfologjia i bashkon në një kategorí fjalët: *ndëgjesë, dashuní; i ndëgjueshëm, i dashun; lëvdoj, due,* etj. Arsyeja âshtë, pse të dyja palët diftojn, kush *një send,* kush *një vetí,* kush *një veprim,* etj.

Se i cili këso grupesh përban klasë në vete, që thirren *pjesët e ligjëratës*, e janë 10. Ndër këto, gjashtë janë *të lakueshme*, dhe katër *të palakueshme.*

**Pjesët e ligjëratës, të lakueshme,** janë:
1. *Emni* (substantivi): *balli, molla, kryet.*
2. *Neni* (artikulli): *i, e, të së.*
3. *Mbiemni* (adjektivi): *i mirë, e njomë, besnik.*
4. *Përemni* (pronomi): *unë, ju, të mít.*
5. *Numrori* (numerali): *dy, tre, i pari, disa.*
6. *Folja* (verbi): *jam, jetoj, dridhem, gjetun.*

**Pjesët e palakueshme** (fjalëzat) janë:
7. *Parafjala* (prepozicjoni): *mbas, përmbi, prej.*
8. *Ndajfolja* (adverbi): *dje, këtu, shpesh.*

9. *Lidhsa* (konjukcjoni): *edhe, prandej, sadoqë.*
10. *Pasthirrma* (interjekcjoni): *uh! palè! qe!*

## I. EMNI (*SUBSTANTIVI*).

1. - Njato fjalë, me të cilat thrrasim sendet; d.m.th. fjalët që shenjojn një vete, një frymuer, një mendim, një ndiesí apor një çdo gjâ, quhen *emna* a *substantiva.*

2. - Emnat që mund t'i përshtaten se së cilës vete (si: *burrë, ushtár, vajzë*); se të cilit frymuer të paarsyeshëm (si: *qen, gjarpën, trumcak*), çdo sendi të pajetë (si: *tokë; grunë, derë*), ase edhe mendimevet e ndiesivet të shpirtit (si: *kuptim, frikë, mëní*): këta të gjithë thirren *emna të përgjithët.*

3. - Por emnat, që i jepen ndonjënës prej këso vetash, frymorësh a sendesh, për t'i dallue nga të tjerat, quhen *emna të përvetshëm,* p.sh. *Sandri, Kuti* (qen), *Vlona, Drini, Dajti, Rozafati.*

*Vërejtje 1.* - Sa për ortografín e këtyne emnave të përveçëm, përsrisim këtu rregullën e përgjithtë: d.m.th. se duhen shkrue *me germën fillore të madhe.* - Por kemi rasa, ndër të cilat emnat e përveçëm përdoren si të përgjithët; dhe atëherë kryegerma shkruhet e voglë. P.sh. Njekëtê unazë e kam blé *5 napoljona* (Napoleon Bonaparti). Një barrë *misër* kushton sod 100 frankë (Misir-Egjipt). Dje kanë kalue kësajt nj'a 4 a 5 *cepelina* (Konti Zeppelin, shpiksi). Në vendin tânë dikur përdoreshin këto armë të gjata: *martinat, mauzerret* e *manliheret* (nga emnat e shpikësvet: *Martini, Mauser, Mannlicher*).

*Vërejtje 2.* - E vërtetë, se edhe emnat e përvetshëm mund t'u përshtaten shumë vetave, shumë frymorëve a sendeve të së njëjtës kategorí a klasë; si b. f. ka plot burra, që thirren *Mehmet, Kolë, Prelë,* etj. Por këta të përshtatun ndryshon krejt prej emnit të përgjithët. Kështu, ndërsa mund të thomi *Pleqt janë fort mâ të màtunë, se djelt e rí,* - nuk mund të thotë kush *Pjetrat e Hysenat janë fort mâ të mendëshëm, se Palokat e Ahmetat.* - As *Tiranat u a kalojnë Shkodravet e Korçavet për popullsí dhe bukurí.*

*Vërejtje 3.* - Disa substantiva, që shenjojn një grumbull vetash a frymorësh, quhen *emna përmbledhës* (kolektiva); si *ushtrí, grigjë, popull, kryeparí,* etj.



*Vërejtje 4.* - Do të tjerë mandej, të trajtuemë gjatë kohëvet prej dý a mâ shumë fjalësh së bashkangjituna, sikur *kryekungull, dorëcung, manaferrë,* etj. marrin kuptim të vetëm, edhe gjinín e emnit të dytë; këta quhen *emna të përbamë* (kompozita).

*Vërejtje 5.* - Emnat, që mund të përfshîhen me shqise, d.m.th. sendet që mund të shihen me sw a mund të preken me dorë, etj., thirren *emna të landët* (konkreta), si: *dallëndysha, mali, rêja.* Për kundra emnat, që nuk diftojn as vete as frymuer, as kurrnjë send që eksiston jashtë mendes sanë, quhen *emna të palandët* (abstrakta). Kështu, thrrasim abstrakta emnat që diftojn: *a)* një gjendje a qyshke *(jeta, rreziku, deka; b)* emnat që diftojn epshet, ndiesít a zotsít shpirtnore *(dashunia, krenia, mendja); c)* emnat e veprimevet apor të ndodhivet *(këndimi, shkrimi, ndëshkimi, vrapi, dorëhjekja),* etj; *ç)* emnat e shkencavet e t'artevet *(fizika, piktura, muzika, astronomia,* etj.).

### A.GJINÍT E EMNIT (*Genus*)

1. - Vetat dhe frymorët kanë natyrisht, simbas seksit, dý gjiní: gjinín *mashkullore* e *femnore.* Por sendet e pajetë, mbassi nuk kanë seks, kishte me u dashë që mos t'i përkitshin as gjinís mashkullore, as gjinís femnore. Veçse përdorimi, gjuha, kushdi pse, i ka bâ edhe këta t'ishin, disa mashkullorë, disa femnorë.

2. - Gjuhët e vjetra të punueme *(gjuhët klasike),* si greqishtja, latinishtja; ase edhe mâ të vonat, si gjermanishtja e rusishtja, shqipja; - posë këtyne dyjave, kanë edhe *gjinín asnjanse.*

3. - Emnavet në shqipet na u a dallojm gjinín simbas dezinencës: d.m.th. simbas zanores a tingëllit, me të cilin këta sosin n'emnoren e shqueme. Kështu :

*a)* - Mashkullorët dalin në të shquemen në *-i,* në qoftë se në të pashquemen nuk mbarojn në një bashkëtingëllore grykore *(-g, -k),* apor në një çdo zanore të gjatë, p.sh. *lis-i, plep-i,* por *zheg-u, bung-u, ká-u, shé-u, thí-u.*

*Vërejtje 1.* - Këta të fundit - në zanore të gjatë ka shumë gjasë, se dalin në *-u,* nga vokalizimi i epentetikës (lidhëses) *-v-* në *-u.* Kështu mund të zhvillohet puna nga *ka-v-i = ka-u;* nga *shé-v-i = she-u;* nga *thí-v-i = thí-u.*

*Vërejtje 2.* - Ana e Kosovës, diku edhe toskënishtja, ka dezinencën e mashkullorëvet në *-u*, edhe atëherë kur emni del në adspiratën *-h*. P.sh. *krah-u, pleh-u, moh-u...* Kosova, për mâ tepër, edhe mashkullorët që sosin në grykore *(-g, -k)* fort shpesh i ban të dalin në të shquemen, rregullisht si të tjerët, në *-i*. P.sh. *plak-i, zheg-i, mik-i, fik-i, zog-i...* - Krahaso edhe ndër né dezinencën e vetës së tretë t'aoristit *-i*, që vjen e forcohet ndër verba, që dalin në grykore: *Ai e lagu njëherë, mandej iku. Atê e fiku, e shogu; theku kambët dhe e ndragu krejt,* për *Ai iki, pse e lagi me ujë...* - Apor mâ e qartë *Ai e sha-vi* (e shav, e shau); *ai levi* (lev, leu) *pivi* (piv, piu).

*b)* - Emnat femnorë, të cilët në të pashquemen dalin në *-ë*, këta pa përjashtim, si element shques, marrin zanoren *-a*; atbotë por, përpara kësaj zanorje shquese, si lidhsë epentetike, hyn ndërmjet një *-j-*. p.sh. *pelë-a, kovë-a, laknë-a; andërrë-a, letrë-a;* apor: *shqipe-j-a, gjyshe-j-a, lule-j-a...* Por sod, ka gjasë se do të zotnojë përdorimi, që këtyne femnoreve t'u humbet dezinenca e së pashquemes *-e*. Kështu, mâ fort thuhet e shkruhet *shqipja, gjyshja, lulja...* sesa *shqipeja, gjysheja, luleja.*

Po sosnë në *-í*, në të pashquemen, gjithënjë edhe këta, si të parët, për eufoni mund t'a marrin këtê *-j* epetentike para dezinencës. Por, përdorimi i përgjithët gati, sod lypë të shkruhen edhe pa tê, p.sh., *dashunia, shtëpia, liria.*

*c) - Emnat asnjansë* në të shquemen dalin në *-t*. Ndër këta, disa janë të kësaj gjinie për natyrë, mbassi na sod s'mund t'a dijm arsyen, pse gjuha u shenjoi këtyne emnave këtê gjiní. Kështu, prej substativavet, kemi asnjansë, ndër të tjerë, edhe këta: *1. - krye-t, mish-t, ujë-t, voj-t, djathë-t, drithë-t* (*emna brumorë* mâ e shumta); *2.* - asnjansët prej adjektivash: *S'më len të keqt e tij. Të mbarë paç! Të bardhët e synit; të kuqt e madh; sa të zit e thonit; 3.* - asnjansët, nga participat e kaluemë; si: *Të marrunt e diellit; të zanunt e hanës. S'kam të njohtun as të shkuem me tê. Të rámt e kumbonës. Kam të marrun frymet. S'kam të hým e të dalun ndër ta. Të shkuem e të ardhun, ban 2 orë të mira. Besoj të ndiemt e mëkatevet, të gjallët e korpit* (të ngjallunt).

*Vërejtje 1.* - Përimend e çuditëshme âshtë çâshtja e gjinís s'emnavet. Në një gjuhë, i njëjti send ka një gjiní krejt të ndryshme, se e kanë gjuhët të tjera. Dhe këta, jo vetëm mbrenda rrethit të gjuhëvet klasike, por shpesh edhe ndër ato modernet, sado të rrjedhuna prej së njëjtes amní. P.sh. Fjala latinishte *florem* âshtë mashkullore; por spanjolisht (neolatine) *flor,* dhe frengjisht *fleur,* janë femnore. - Mandej, gjithënjë latinishtja: *Cornu* (brini) âshtë gjiniet asnjanse; ndërsa *corno* italisht âshtë mashkulluer, dhe frengjisht *corne* âshtë emën femnuer. - Shtojm këtu edhe lat. *caput* (asnj.), gjerm. *Kopf* m.; *Haupt* asnj, ; shqip *kryet* asnj., frengjisht *chef* m.; italisht, *capo* m., mandej edhe *testa,* f. - Kaqë të mjaftojë, për të pám ndryshimin arbitrár të gjinís s'emnit ndër gjuhët e botës.



*Vërejtje 2.* - Gjithënjë këta emna asnjansë, sidomos ata me kuptim brumuer, krahas me gjiní asnjanse, përdoren sod edhe si mashkullorë. Kështu ndihet e shkruhet edhe: *Dýll-i, ujë-i, djathë-i, voj-i, miell-i* etj. - Posë këtyne dý gjinive, të njëjtët substantiva, përdoren ndokun (Korçë) edhe femnorë. Kështu, të bje të ndiejsh edhe *dyllë-a, djathë-a, gjalpë-a, ujë-a,* etj. por, për t'u dëbue.

*Vërejtje 3.* - Përdorimi i asnjansëvet ka qenë fort mâ i gjanë, se âshtë sod; si mundet të vërtetohet ndër shkrimtarët e vjetër. Mun ka sod asish që mendojn, t'a zhdukin faret nga gjuha e shkrueme këtê gjiní, për arsye kinse të lehtësimit, ndashti tue u pasqyrue në proçesin e gjuhëvet neolatine, me të cilat nuk ka çë të bâjë shqipja. Do të kemi para swsh por se, ndërsa ky synim i tyne mund t'ecë për emna brumorë, të cilët diku-diku, tue i mashkullizue, apor tue i feminizue pa kurrnjë vështirsi, kur vjen puna mandej, me syprimue asnjansët nga adjetivat a participat, në të shúmtën e rasave nuk âshtë mâ e múndunë t'u a ndrojm gjinín, pa e ngushtue e pa i bâ një dhunë gjuhës së të Parëvet. P.sh. *Kam hjekë të zít e ullinit* - sa fort kishte për të djerrë, po t'u sillte në *kam hjekë të zezen e ullinit. - Më ka rá si të prém. Kam paksi të përqethun shtatit. Më bâhet, se hjeki të keq me tê. Më ka rá të thekun dhambëvet.* - E këtu vjen rasa t'a përsrisim roen, që dikur kemi theksue. Te shkrimtarët e vjetër nuk gjêjm gjurmë t'emnit verbuer në *-je,* - trajtë femnore, që sod ka nisë të zâvendsojë asnjansen, e që ka marrë aqë hapët në gjuhën e shkrueme, si: *hymje e dalje, shkuemje a ardhje, blemje e shitje,* etj. Me kaqë deshmë të shprehim mendimin tânë, që të shtihen pak mâ tepër në punë emnat verborë asnjansë, në mënyrën e të Vjetërvet, për në dëshrojshim, t'i formojm këta simbas natyrës së shqipes. Përsa i përket origjinës së *–je,* kjo ka gjasë se na erdh nga e shquemja e femnorëvet në *–e (-je): lulja, dele-ja.*

*Vërejtje 4.* - Ka dallim ndërmjet *gjinís natyrore* dhe *gjinis*

*gramatikore.* Janë mashkullorë prej natyret, emnat që u jepen frymorëvet mashkuj, si: *burri, kau, dashi, pëllumbi, gjeli, daci, viçi, kingji...:* si për kundra janë emna femnorë për natyrë, ata që u jepen frymorëvet të seksit femnuer, si: *grueja, lopa, vida, pula, mica, viçja, kingja...*

*Gjinia gramatikore* për kundra nuk merr para swsh aspak gjinín që mund të ketë frymori a sendi prej natyret; këqyrë vetëm, si tingëllon, a mâ fort rregullohet simbas mbareset a dezinencet t'emnit: Âshtë çâshtja mâ së fortit e *sendevet të pajetë.* Këtyne gjuha, pa një arsye të dukëshme, u ka dhânë arbitrarisht qyshë në fillim gjinín që i ka pëlqye, p.sh. *shkopi, thupra; dielli, hana; toka, deti, mani, kumbulla; mali, këneta;* këta, përsa u përket fjalëvet mâ fort autoktone.

*Vërejtje 5.* - Sa për gjinín e emnavet të huajtunë, mbajtmë zakonisht gjinín, që kishte fjala në gjuhën origjinare, p.sh. *goja* (lat. *gula,* it. *gola*), *govada* (gr. *kavata*), *grosha* (srb. *grasa*), *gurabia* (turq. *kurabije*), *këmbona* (lat. *campana*), *keshtjelli* (it. *castello*), *kombi* (gr. *kompos*). Kështu, përgjithsisht; por shqipja shpesh, tue e huajtun fjalën, i dha kësaj gjinín që i pëlqei, pa këqyrë gjinín, që kishte emni në gjuhën kahë e mori. P.sh. *qërshia* (lat. *cerasium* asnj.); *kukulla* (gr. *kuokoulí*) m; *qerrja* (lat. *carrus* m.); *qielli* (lat. *coelum* asnj.), *molla* (lat. *malum* asnj.), *reze* (lat. *radius* m.); *shtëpi* (lat. *hostipium* asnj.); *Ungjielli* (lat. *Evangelium* as.).

*Vërejtje 6.* - Tjetër *kafaz-i* trq. ku mbahen zogjt; dhe tjetër *kavaz-i* trq., shërbtuer a përcjellës konsujsh, në kohën e turkut. Tjetër *bludë* e tjetër *blutë,* tjetër *Portogal* (shtet) e tjetër *portokal* (fryt).

*Vërejtje 7.* - Substantivat gramatikisht të gjinís femnore *Zotní, Hirsí, Shejtní, Perëndí, Madhní,* etj., si apelativa nderet, që u jepen personavet të gjinís mashkullore, merren si mashkullorë, edhe atributin mbas vetes gjithënjë në këto gjiní mashkullore e lypin. P.sh. *Perëndia âshtë i madh dhe i amëshueshëm. Ai ishte një zotni fort i mendshëm për vete, por mizuer e i pazemrë për të tjerë.*

*Vërejtje 8.* - Mashkullori *prag-u,* dhe femnori *frikë-a,* tue pasë para swsh tingujt e trajtavet origjinare, kështu âshtë e arsyeshme të shkruhen; dhe jo *prak-u,* e *frigë-a.* E para fjalë tingëllon ndër të gjitha gati gjuhët e Balkanit (bulg. srb. slov. rum.) *prag;* dhe e dyta, (në gr. e në rum.) *frikë, frika.* Por, ndër të përbamet, ndryshe; *frigoj, -im, frigueshëm.*



*Vërejtje 9.* - Vene roe ndryshimin vokalik aqë të shpejtë në djalektaren: *Zaganjorët kanë vrá nji lopë"* - e mandej *Zogaj-t.* - E çuditshme edhe trajta e femnorit, si e thomi dhe e shkruejm *çehre-ja;* dhe jo, si duhet të jetë *çere-ja,* sikur e shenjon G. Meyer EW.; mbassi na erdhi nga ital. *cera:* Miene, Gesichtsausdruck. Mendojm, se nuk ka arsye të vijohet infiksi i paasyeshëm *(h-).* - Mjaft e príshunë dhe e pavështrim vjen djalektalja *kandil vaji,* për *kandil vojit.*

*Vërejtje 10.* - Na janë mësue veshët; por kemi të bâjm me një gabim sintaktik, kur thomi e shkruejm: *A ka ardhë Zotí Kambsi?* - Apelativi *(Zotí)* i caktuem! - Krahaso: *A ka ardhë Zotní Kambsi?* - Apelativi i pacaktuem! *(Zotní);* i cili ka gjasë, se i dha shkaz shpërdorimit me homofonín e vet.

*Vërejtje 11.* - Nuk kuptohet mirë arsyeja, pse mashkullorëve monosilabikë do t'u shtohet *ë*-ja përpara sufiksit ndër të përbamet, p.sh. *malësuer* (mal); *trimëní* (trim), *shtegëtar* (shteg) etj.

*Vërejtje 12.* - Mashkullori *ujk-u,* e ban femnoren: *ujkeshë-a;* por *ulk-u,* e ban *ulkonjë-a.*

*Vërejtje 13.* - Shumsi i *njer-i* âshtë *njerëz,* tingëlli *-z,* mbetun nga abstrakti *njerëzí-a.* - Kështu edhe shumësi i *djalë* - *djelm; -m,* marrë nga abstrakti *djelmëní-a,* mbassi rregullisht do t'ishte *djalë-i; djel-t.*

**1. Gjinia mashkullore përfshin:**

1. Emna *monosilabë,* të cilët në të pashquemen mbarojn në bashkëtingëllore të mbýllunë, ase në rrokjen fundore të theksueme p.sh. *dash, maz, sqap, shkamb, krap; kelq, edh, plep, shkelm, grep; kingj, lis, brisk, prift; krim; koll, mot, shkop, zot, shoq; ungj, curr, ujk, lug, push; gyp, myk, bulk, pyrg, rryp.* - Këtu edhe polisilabët, gjithënjë oksitona: *pullaz, lugat, livadh, kunat, bajam; lagen, guralec, hagrep, kuvend, tërmet; anmik, ogiç, guxim, durim, gëzim; oborr, sharapof, terror, taravol, taborr; pëllumb, gozhup, ulluk, llokum, çokum, çubuk; virtyt, bërryl, bylbyl, bylyzyk, zymbyl.*

2. - Emna polisilabë, që sosin në një zanore të gjatë apor në diftong të mbyllun, p.sh. *ushtár, gomár, mullár, katundár, kënáll; venér, ëltér, skyfér, mermér, mindér, ungjiell, keshíll, thëngjíll, sinxhír, tebeshír;*

*malsuer, fashuell, laknuer, rrëgjuell, kallënduer; kërcyell, pëlqyer, gjylpënyer, kapërcyell.*

3. - Emna, shumica bisilabë, me theksë para së mbrames rrokje *(paraoksitone)* si: *dhandërr, krahën, vjehërr, engjëll, gjarpën, prêhën, tingëll, dimën, mjeshtër; shekull, hekur, shkandull, pluhun, akull, trangull, numër, qefull.*

4. - Monosilabë me zanore të gjatë apor diftong tematik në rrokje të mbylluni, p.sh. *bár, kál, báll, máll, záll, ár; héll, zéll, déll, dét, férr; hír, Kír, fíll, bír; múr, gúr, zhúr, búlk, kút; miell, diell, shuell, qiell, kjuer.*

5. - Mashkullorë me zanore të gjatë a diftong tematik në rrokje fundore të çèlunë, p.sh. *ká, shkjá, vëllá, vá, trá, luâ; dhé, shé, bré, Ndré; arí, shí, mí, gjí; përrue, thue, langue, drangue, fëtue, krue...*

6. - Këtu rendohen edhe emnat deverbativa nga pjesorja e tashme në *-s (nomina agentis)*. P.sh. *shkues, krues, rrues, krijues; gërgás, blés, çelës, shtypës, shitës, shërbyes; thirrës, hjekës, lypës, mësues, zjarmfikës, prîs, tutës.*

Këta emna deverbativa trajtohen, tue i shtue sufiksin *-s* participit të kaluem, si u pá nga shembujt. Por nuk janë në natyrë të shqipes ata të trajtuemët mbi temën e prezentit të diftores, p.sh. *mësojs, zbulojs, diftojs, shkrojs*, etj., që mund të ndeshet nieri aty-këtu. Për vërtetim, të krahasohen autentiket (verba supletiva): *dorëras, bukëdhanës, largpas;* dhe jo: *dorëbies, bukënapës, largshofës*, etj Por ndihen edhe: *Ai âshtë fort lojs* (luen fjalet); *por âshtë edhe fort rojs.* - Ku duket se kanë ndikue femnorët: *lojë-a, rojë-a.* Ashtu edhe *hollojsë, gatojsë* (ajo që hollon, gatuen). Pra, shum mâ mirë: *përkitës* se *përkatës.*

7. - Në këtê kategorí mashkullorësh, gjithënjë me sufiksin **-s**, po gati me të njëjtin kuptim t'emnavet vepruesë, hwjn edhe ata të përbamët nga substantivat, p.sh. *mullîs, gjakës, ndërmjetës, ndihmës, kalorës, mkambës, zâvendës, tokës, rrenës, stërfytës, katundës, gjykatës, mëndorës, lajmës* etj.

8. - Shenjojm këtu së mbramit edhe emnat e përveçëm e patronimat, bashkë me emnat e gjinís e të farefisit, që u përshtaten personavet mashkuj, *(emnat mashkullorë natyrorë)*; sado gramatikisht, për kahë lakimi, ndjekin femnorët. P.sh. *Balë, Kolë, Stakë, Himë; Ndrekë-a, Mukë-a, Memë-a, Mustafë-a, axhë-a, babë-a, apë-a, dajë-a, tatë-a, gegë-a, toskë-a,* etj. - Kështu thuhet edhe për emnat femnorë për natyrë, të cilët gramatikisht njehen mashkullorë. P.sh. *Dan-i, Çiluk-u, Fitret-i, Kudret-i, Nimet-i...*



Këta posë se gramatikisht paraqiten si mashkullorë, - m'u çuditë! - edhe artikullin e marrin mashkulluer, kur rrijn njitas me emën, si atributa (emën ase mbiemen); por jo kur mbiemni âshtë predikat emnuer. Kështu: *Dani i Loshit âshtë fort e mêçme. Fitreti i shkretë âshtë shum e smundë nga frûthi. E para e klasës âshtë Kudreti...*

9. - Për t'u përmendë janë edhe mashkullorët e trajtuemë mbi temën e ablativavet, si: *vegësh-i, 40-kambësh-i, 100-lekësh-i, 6-parësh-i, 10-kilësh-i, 15-ditsh-i, tresh-i i spathîjvet, dysh-i i bukur, 500-frankësh-i.* - Këtu, edhe femnorja *floçka e pusit,* nga *flokësh-a.*

**2. I përkasin grupit të femnorëvet:**

Gjithë emnat që në të shquemen marrin dezinencën: *-a (-ja)*, dhe në të pashquemen mund të sosin:

1. - në *-ë*. P.sh. *nanë, lopë, udhë, rrugë, kambë, motrë, punë, bukë, derë, urë, shkollë, pulë, mollë, natë, ditë, spatë, shpatë, tokë, pëllambë, shpinë, vajzë, fushë, dardhë, hanë, pishë, dërrasë, vangë, dorë, shterë, shtyllë, buzë, urë, bishë, macë.*

*Vërejtje:* - Përgjithsisht të gjithë emnat, që në trajtën e pashqueme dalin në gjymsëzanore *-ë*, janë femnorë. Përjashtohen vetëm një pakicë, si *djalë-i, burrë-a, gjumë-i, brumë-i;* mandej *drithë, djathë, ujë,* që në të vërtetën janë asnjansë, por që sod, me syprimimin e gjinís asnjanse, gjuha do t'i sjellë mashkullorë. Toskënishtja, e cila ndër shekujt e fundit humbi sasín e gjatë të zanorevet, të gjithë emnat mashkullorë oksitonë me zanore të gjatë, i ka kthye në paroksitonë, me mbaresën në *-ë*. Kështu:

| *gegënisht* | *toskënisht* |
|---|---|
| kál-i | kalë-i |
| dét-i | detë-i |
| dýll-i | dyllë-i |
| shát-i | shatë-i |
| këshíll-i | këshillë-i(a) |
| ungjiell-i | ungjillë-i |
| kút-î etj. | kutë-i |

2. - në *-e*, si: *dele, lule, qerre, gjyshe, këlqere, e dielle, e hane, shqipe, shoqe, nade, mbrame, zhele, fele, shkorre, marre, nuse, çerdhe, dritsore, qyqe, krande, shelqe, mare, skile, reshpe, rreze, reze, mende, sqele, ande, shqise, qime, sule, gjinde, prinde.*

3. - në *-í (-ië)*, si: *Shipëní, shoqní, marrí, dashuní, mushkëní, qershí, mrekullí, madhní, vogjlí, parí, dredhí, bukurí, ushtrí, mbretní, vëllazní, mbrapështí, djelmní, pleqní, miqsí, mëngjí, palaví,* etj.

4. - në zanore të gjatë, *orale* (gojore) (të dlirtë) apor hundore: *kala, bé, rrëfé, fé; gjâ, rê, drû* (drûja);

5. - derivativat në *-së*, nga pjesorja e tashme, që shenjojn e shumta emna veglash a sendesh. P.sh. *shkrepsë, mjelsë, kapsë, fshîsë;* si edhe një kategorí emnash, shumica e të cilëvet janë *nomina actionis* - emna veprimit, ase *rei actae,* të trajtueme mbi temën e verbavet në *-o, -e* (pjesorja e shkurtë) *ue (ndalue - ndalesë); ye (mëlmye - mëlmesë), shtresë, vonesë, harresë, shembëllesë, pagesë, ngatërresë, duresë, shkresë, fejesë, urdhënesë, fillesë, ngjinesë, fërgesë, krijesë, ndalesë, mungesë, ndërtesë, zbulesë, shtesë.* Por kemi edhe *ndjesë,* nga *ndie-m;*

6. - në diftong: *grue, ngae, hae, roe, voe, hua;* (droe)...

*Vërejtje 1.* - Për të tjerë sufiksa femnorësh, shih në traktatin e posaçëm, përmbi trajtimin e fjalëvet.

*Vërejtje 2.* - Dalloje mirë në shkrim e në zâ homonimin *peng-u* -gjâja që i lëshohet kuj për sigurim (lat. *pignus*); nga *pengë-a* - ndalim, pengesë, (lat. *pedica*).

## B. TË PËRBAMT E SHUMSIT T'EMNAVET.

### 1. Mashkullorët.

1. - Ndër tria gjinít, mashkullorët na dalin mâ të ndryshëmt dhe mâ të parrègullët në trajtimin e numrit shumës. Kështu:

*a)* Megjithse dezinenca *-a* do t'ishte skâjimi i natyrshëm i femnorëvet (krhs. dezinencën e femnorëvet indogermane *-as*) - gjatë shekujvet por, skâjimi në fjalë, prej femnorëvet shkoi tue u përpajnue edhe ndër mashkullorë; aqë sa, sod kemi në përdorim, sidomos në pjesën e Gegnís, në numër fort të madh kësi emnash, që dalin në shumës në *-a.* Ndër këta, shumica janë emna frymorësh, apor edhe bimorësh a sendesh. P.sh. *burra, trima, mâza, dema, derra, viça, kingja, edha, shqarra, pëllumba, bilbila, grêtha, kryma, morra, pleshta; lisa, bunga, aha, plepa, gemba, mreta, mana, rrepa, pjepna, speca, vidha; grushta, pulpa, shkrepa, lamsha, kryqa, krâhna, zymbyla, gavixha, djepa, xhepa, dimna, lamsha, thepa, topa, grepa, libra.*



*Vërejtje.* Vetëm emni *petk-u,* që në shumës del në *-a,* ndron gjiní e bâhet femnuer. Ndoshta pse ky në fillim ka qenë asnjanës: *petka të reja, të vjetra, të bukra* etj.

*b)* Mbaresa e zakonëshme e shumsit të mashkullorëvet âshtë *-e,* tue përjashtue ata që dalin në *-k, -g, -ll, -n.* P.sh. *male, qytete, mure, gjyqe, vende, kande, themele, vorre, gaze, gëzime, livadhe, katunde, kroje, sende, mendime, kujtime, qëllime, pështjellime, veprime, burime* etj.

*c)* Marrin dezinencën në shumës *-ë* mashkullorët (emna dhe adjektiva), që dalin në sufiksat: *-ár, -an, -ak, -ik, -ok, -uk, -tar, -tuer, -uer.* P.sh. *Durrësakë, Vlonjakë, Boshnjakë, Austriakë, trumcakë, ftujakë; pasanikë, fisnikë, binjokë, bardhokë, malokë, carrokë, bishtukë, tasukë, verdhukë, kokrrukë, Shkodranë, Leshjanë, Shaljanë, zeshkanë, kuqanë; belbanë, kaleshanë, breshkanë; dijetarë, gojtarë, gjamatarë, gënjeshtarë, ushtarë, vjershtarë; fajtorë, darsmorë, burgatorë, puntorë, laknorë, malsorë, qiellorë.*

*ç)* Një pjesë mâ e voglë mashkullorësh në grykore *-k, -g* shumsin e bâjn, tue e palatizue këtê *(-q, -gj);* shpesh edhe tue ndrue gjinín. P.sh. *miq, anmiq, brisq, ujq; zogj; shtigje, leqe, koniqe, brigje, logje, zhegje, shtogje, pragje, burgje.*

*d)* Mashkullorët që dalin në *-ll,* shumsin e kanë në *-j.* P.sh. *tranguj, engjëj, kunguj, konsuj, shembuj, sukuj, grumbuj, hyj, thëngjij, ungjij, popuj, dej, qiej, shekuj, mashkuj, shakuj;* apor, tue ndrue edhe gjiní: *pyje, zaje...*

*dh)* Ata mashkullorë, të cilët në të pashquemen dalin në një zanore të gjatë hundore *(â-, -ê, -î, -û),* në shumës shtojnë një *-j* (nga: *-një*). P.sh. *luâ - luâj; mullâ - mullâj, flakadâ - flakadâj, shtrigâ - shtrigâj; pê - pêj, vegjê - vgjêj* (pishë e butë)*, drê - drêj, frê - frêj, liqê - liqêj, blî - blîj, mullî - mullîj, lëtî - lëtîj, purrî - purrîj; kashû - kashûj, hû - hûj, masû - masûj, drû - drûj, pirû – pirûj,* por *sw-të.*

*e)* Disa, jo edhe aqë shumë me numër, shumsin e qesin në *-en,* shumica tue zbutë zanoren tematike. P.sh. *mbret - mbreten, át - eten, shat - sheten, shtrat - shtreten, frat - freten, surrat - surreten, shêjt - shêjten, prift - priften* (tosk. *priftrinjtë*).

*f)* Kemi edhe asi mashkullorësh, të cilët në shumës mbajn trajtën e njëjsit: *një gjeth - dy gjeth; një kút - dy kút; një muej - dy muej; një duej - dy duej; një pash - dy pash, një mot - për shumë mot, një Kthellas - dy Kthellas, një i Mirditas - dy të Mirditas, një Bregamatas*

- *dy Bregamatas, një vendës - dy vendës, një Kelmendës - dy Kelmendës, një i Kastratës - dy të Kastratës.*

*g)* Zakonisht emnat në trajtimin e shumsit, e zbusin zanoren e fortë tematike të njëjsit; por në shqipet kemi edhe asi mashkullorësh, të cilët bâjn sod të përkundërtën: forcojn zanet e ligshta të njëjsit. Kështu *rreth - rrathë; thes - thasë; thek - thakë; rrëshiq - rrësheke, thelb - thalba* (tosk. edhe *vëth - vathë!*). Si shihet, të gjithë gati emna në *-th* tematike.

*gj)* Sadoqë, tashma janë gati krejt jashta përdorimit, për plotsimin e shumsit të mashkullorëvet çekim këtu edhe emnat e kësaj gjine, që e trajtojn shumsin simbas turqishtjet në *-llarë, -llerë, -lerë.* P.sh. *babë - baballarë, hoxhë - hoxhallarë, beg - begllerë, pashë - pashallarë, agë - agallarë, at - atllarë, sheh - shehlerë, bimbash - bimbashllarë...*

*h)* Disa mashkullorë, kur përdoren si masë sasiet a madhsiet, edhe në shumës nuk ndrojn trajtën e njëjsit. P.sh. *Një copë vend nj'a tre metër gjanë dhe pesë metër gjatë. Na i ço dy gisht letër. Dy pash spagë.* (E jo 2 metra, dy gishta, 2 spaga).

*i)* Faret të parregullët e kanë shumsin mashkullorët: *Arqipeshkëv, Ipeshkëv, gjarpën, drapën,* d.m.th. *Ipeshkëvîj, gjarpîj, drapînj.*

*j)* Vemendje të posaçme lypë grafia e emnit: *zot.* P.sh. *I lajmove të zott të shtëpís* (kontrakcjon i dhanores *të zotit*); krejt ndryshe nga *Këjo famílje ka mbetë pa zot shtëpiet* (dëshmore). Kështu do t'ishte edhe *I thashë t'ett* (për *I thashë t'atit*).

*k)* Disa gramatologë, ndër ta edhe G. Mayer (e Xhuvani) si dezinencë të shumësvet mashkullorë vén edhe *–i* tue pru kinse nga shumsi i latinishtes (*libri, horti*); kështu për shqipen *njerzit, priftnit, djemnit;* pa mendue se shqyp dezinencë mashkullorësh shumës në *-i* nuk kemi. Ndër shembujt e prumë ajo *–i* nuk âshtë veç një zanore eufonike. Krahaso të pashquemet. S'thotë kush *dy njerzi, shum djemni, tre priftni.*

*Vërejtje 1.* - Dezinenca *-a,* për të cilën thamë, se natyrisht âshtë e shumsit të femnorëvet, nuk duhet të teprohet tue përbam shumsin e mashkullorëvet, sidomos ndër neologjizmat në *-or* e në *-s*, si për shembull *konduktora, profesora, doktora; mësuesa, shkuesa, nëpunsa, klienta, studenta,* etj.; për *konduktorë, profesorë, motorë, ventilatorë, zbuluesë, nëpunsë, mësuesë, studentë,* etj. Kështu kishte me u dashë të bâjshin, tue shkue mbas shembullit t'emnavet të vjetër të këtij tipi, huajtunë që prej kohësh nga latinishtja. Aso here, kur i shtiemë këta në visarin e fjalorit tinë, emnat që sosshin në rrokjen e mbyllun *-or* (në të pashquemen), na i



diftongizuemë simbas natyrës së shqipes dhe i bamë të dilshin në *-uer* (tuer), p.sh. *tradhtuer* (lat. *traditor*); *shërbtuer* (lat. *servitor*); *pajtuer* (lat. *pactor*). Kështu, këtê proçes vokalik ndoqmë qëprej kohësh edhe në fleksjoni e verbavet. Po në të njëjtin diftong *-ue* e bamë të shpërthente *-o-ja* (tonike) fundore të rrokjes së mbyllunë, para rrëshitsevet. P.sh. aoristi *mora, more, mori; dola, dole, doli; solla, solle, solli.* Po rá dezinenca e vetës së tretë, na në të shpejtë e shpërthejm *-o-*n tonike në diftong *-ue*, edhe thomi *ai muer* (nga *mori*); *ajo duel* (nga *doli*); *ai suell* (nga *solli*). Edhe kështu, sikur nuk thomi *Ai mor, ai dol, ai soll*; as e pashquemja e emnavet në *-or* nuk legjitimohet, po ndodhi para rrëshitsevet. P.sh. *puntor, gjaksor, malsor*; për *puntuer, gjaksuer, malsuer.* Populli por, mjerisht ndër të vonat neolatinizma nuk ndoq traditën e të herëshmevet të latinizimevet. Prej priteset, a s'dijm pse, i pëlqei me e mbajtun edhe shqip po njatë mbaresë *-or*, që kishte n'origjinal fjala e huajtunë, dhe ndihen sod gati gjithkund *motor, tenor, terror, humor, traktor;* ndoshta, pse populli i vuni krye për krye me ato mâ të parëshmet: *hor-i, vapor-i, taborr-i, shpor-i, tarator-i, taravol-i.*

*Vërejtje 2.* Për një dorë frymorësh kemi trajta të posaçme për se të cilën gjiní. P.sh.

| *Mashkull* | *femnë* |
| --- | --- |
| át | amë |
| babë | nanë |
| burrë | grue |
| djalë | vajzë |
| vëllá | motrë |
| axhë, ungj | hallë |
| dajë | emtë, teze |
| nip | mbesë |
| kumbár | ndrikullë |
| dhandërr | nuse |
| kál | pelë |
| ká | lopë |
| dash | dele |
| sqap | dhi |
| thí | dosë |

| | |
|---|---|
| qen | shakë, bushtrë, buçë, lushë, meçkë, trumë |
| gjel | pulë |
| dac | macë, micë |
| shjék-u | rrunxë-a |
| mëzat | mështjerrë-a |

*Vërejtje 3.* - Krijimi i femnorëvet, kryekëput në vete, i pavarshëm nga trajta e mashkullorëvet - si sypri, - thirret *supletivizëm*. Përkundra, krijimi i femnorëvet, tue i përbâ këta mbi trajtën e mashkullorëvet, quhet *mocion*, p.sh. *gomár - gomare* (gomaricë); *buell - bullicë, ulk* (ujk) - *ulkonjë*.

**2. Femnorët.**

Fort mâ të rregulltë dhe të thjeshtë në të pëbámt e shumsit paraqiten emnat femnorë. Dhe kështu shumica e tyne:

*a)* Mbarojnë në *-a* (krhs. indog. *-as*), p.sh. *motra, lakna, kushrina, kokërra, pula, zoga, rika, pata, dallëndyshea, nana, thëndegla, dredhza, shkrepsa, tulla, tjegulla, ara, dokërra, anërra, zonja, mica, lëkura, shtëpia, vajza, fshîsa, ngatërresa, ura, kova...* Të gjithë këta femrorë në të pashquemen e njëjsit dalin në *-ë*: *Pulë, zogë, motrë, laknë, micë*, etj.

*b)* Një pjesë e madhe femnorësh, posaçe ata që në të pashquemen dalin në *-e*, shumsin e kanë gjthnjë si njëjsin, p.sh *lule, kopaçe, krande, ande, shoqe, qerre, gjyshe, qyqe, dritsore, nuse, mende, sqele*, etj; apor edhe në *-ë*: *kambë, djersë, buzë, shtazë, fletë, javë, hundë, gjuhë, strehë, mungesë, ndjesë, ndërtesë, harresë;* apor dhe: *hae, roe voe*, etj.

*c)* Femnorët, që në të pashquemen dalin në *-i*, prap edhe këta shumsin e kanë gjithënjë si njëjsin, p.sh. *dy trimní, trí ndodhí, shumë pleqní; trimnít e Skanderbeut; mâ mirë dy urtí, se dyqind marrí.*

*ç)* Disa femnorë e trajtojn shumsin si neutrat, në *-na*, p.sh. *erna, krypna, cohna, pemna, lojna, kohna, kishna, groshna*, etj. Për këta, shumica, mâ fort se numrin e sendevet, shenjojn vendin a lamën, ku bâhet tregu i tyne. Krahaso asnjanset: *ndër drithna, ndër djathna, ndër miellna...* - Prandej, nuk këshillohen për gjuhën e shkrueme këta femnorë shumës, me sufiksin *-na*, të huajtunë, si thamë, nga neutrat.

*d)* Faret të pakët mandej, janë ata femnorë, të cilët e përbâjn shumsin në një mënyrë të parregulltë: si: *grue - gra; dorë - duer; derë - dyer* (nga: *dier*); *natë - net; ditë - dit.*



*Përmbi dezinencën e shumsit në -na.* - Mendojm, se këtu kemi një dezinencë, të përbame prej dy elementash: I pari (nazalja *-n*) âshtë dezinenca e natyrëshme e participit ase e emnavet verborë në *-un*; dhe i dyti element *(-a)*, dezinencë e zakonëshme e shumsit të mashkullorëvet. Âshtë fjala për verba në bashkëtingëllore, p.sh. *të marru-n, të hjeku-n, të dridhu-n.* Këtyne, tue u shtuem dezinencën e shumsit *-a*, kemi *-na*. Kështu *të marrun-a, të hjaku-n-a; të dridhu-n-a...* Me kohë këjo dezinencë e përbame nga këta dy elementa *(-n, -a)* erdh e u unjisue, dhe na duel *–na.* Prej përdorimit, prapë gjatë kohëvet, këjo dezinencë e shumsit të verbavet në zanore, *(emna verborë)* shkoi tue i u ngjitë edhe emnavet asnjansë, u tha: *uj-na, voj-na, djath-na;* tue u marrë këjo *-na*, si t'ishte një dezinencë e vetme.

Nga shembujt e fundit *(ujna, vojna, djathna)* mund të shihet mejherë, se nazalja e shumsit *(n-)* âshtë një element ekzotik, mbassi dezinenca e vërtetë do t'ishte *-a*, dhe jo *-na*, gjatë kohëvet dikush-dikush zuni t'a përdorte edhe për shumsin e mashkullorëvet apor edhe të femnorëvet, p.sh. *oriz-i: orizna; lojë-a: lojna; prift-i: priftna; ball-i: ballna...*

*Vërejtje 1.* - Përsa i përket ortografís së disa mashkullorëve, shenjojm: Kontrakcjoni i dý zanoreve t'origjinalit shkajktoi zgjatimin vokalik në trajtën e shqipes; dhe kështu, na duket né, se ky- do të shkruhet, e gjatë, dhe jo e përgjymstë, me ë-n fundore. P.sh. *Búlk-u* (lat. bubulcus); *báll-i* (indg. *b(h)aa-la*); *gjýq-i...* (lat. judicem); *djáll-i* (lat. diabolus); *kómb-i* (grr, kompos); *nikoqír-i* (gr. noikoqèris).

*Vërejtje 2.* - Meriton një shenjim emni aqë i përdorun dhe i shpërdorun *njer-i, nier-i, njeri-u.* Trajta e parë, simbas çka shkruen albanisti i përmendun, G. Meyer EW., na vjen nga indogjermanishtja *ner;* të cilën fjalë na, tue e diftongizue, si shpesh, *e*-n rrânjore tonike e bamë *-ie. Khs.* latinishtet *pjeshkë* (pesca); *pjepën* (peponem); *pjesë* (petia); *pjërgullë* (pergula); *pjetrosel* (it. petrosello); etj. - Kaqë, sa për të kundrue refleksin e *e*-s tonike në shqipet. Këndej, mendojm na, se ortografia e emnit në fjalë do t'ishte *njer-i* (emën konkret: *homo*); kurse *njerí-u* të ruhet, gjithënjë mbas albanistit të naltpërmendun, për kuptim abstrakt a mâ fort kolektiv; një grumbull njerzësh; si *kallí-u:* kallëza, që përmban një sasi kokërrash grunit. - Së vetit s'gjen përshtatje as ortografia e shkodranishtes *nier-i*, që shqipton tonike elementin e parë të ditongut *íe.*

*Vërejtje 3.* - Me këtê fill na duket logjike, t'i thomi dy fjalë edhe mbi shkrimin e emnit *vjet-i; vit-i. vjetë-a.* Ndër trí këto varjante preferencën e ka, për né, e para: *vjet-i.* Ndërsa s'mund të pështesim grafín e shkodranishtes *vjetë-a*; kështu, fort mâ pak mund të mbahemi me këtê të dytën *vit-i.* Përse, b. f., kur mësuesi pyet xansin, mbas kësaj trajte *vit-i,* për moshën e tij, do t'i thonte: *Sa viç jé?* - (ab. shum.).

Krhs. edhe neologjizmat *përvjetori, i përvjetshëm;* dhe jo *përvitori, i përvitshëm.* Trajtën e emnit në fjalë, po e paskemi nga gr. *fetos*; ku *e*-n tonike e diftongizuemë *-ie,* e cila s'mujt t'apë ndër né një *-i* të thjeshtë *(vit-i).* - Mandej, si forcim të kësaj, t'i krahasojm adverbat e vjetër *vjet, parvjet, sivjet,* nga: *si vjeti* (krhs.: Sonte, nga: *So nate*), - Me kaqë bje poshtë automatikisht edhe shkodranishtja: *vjet.* Për arsye se, po mund të qëndronte këjo, na do t'a kishim bâ adverbin *sovjet,* si thamë mâ nalt për: *sonte,* e jo *sivjet.*

*Vërejtje 4.* - Mashkullorët, që shumsin e kanë në *-e,* ndrojn dhe gjiní, d.m.th. se, tue shkue kundra veshit e vështrimit dhe, tue i u bâ një dhunë të vrâshtë rregullavet të sintaksës, këta mashkullorë në shumës vîjn e femnizohen. P.sh. *male të nalta; Shkapërceva dý trí male; qytete të bukra; mure të vjetra; vende të kandëshme; vorre të zbardhueme; katunde të frytëshme; kujtime të përmallëshme,* etj. - Por, mjerisht, na do të thomi edhe *Mali mâ i nalti i të gjitha të tjerave të Shqipnís âshtë Tomori. Qyteti mâ i bukri dhe mâ i madhi për populls̈í ndër të tjerat qytete të vendit tinë âshtë Tirana. Kujtimi mâ i ambli, mbi tëtana kujtimet e jetës âshtë: kujtimi i atdheut.*

*Vërejtje 5.* - Të gjithë emnat deverbativë në *-im (nomina actionis),* mashkullorë për natyrë, në shumës ndrojn gjiní e bâhen femnorë. P.sh. *mendimi i bukur - mendime të bukra; gëzim i rí - gëzime të reja; një mjerim i fort - do mjerime të forta.*

*Vërejtje 6.* - Thuhet e shkruhet *Pije barin në nadje e në mbramje. Orët e nadjes i kalojm zakonisht të gjitha në shkollë; njandej kahë fresku i mbramjes, dalim pak e shetisim. Pjetri âshtë paksi mendjelehtë, mendjemadh e mendjenaltë. Si të thotë ty këjo e bija e mendjes?...* - Tashti fjalët *mendeja, nade-ja, mbrame-ja* janë emna femnorë të rrëgulltë, krejtë si *dele-ja, shqipe-ja, Leze-ja,* të cilët shtojn një rrokje *(-je)* ndër rasat gjindore, dhanore e rrjedhore të njëjsit të pashquem. Prandej,



rregullisht kemi: *Lesht e kësaj delje. Që prej asaj mbramje unë s'jam kurrkun. Çka t'i bâj kësaj mendje!* - Më si duket, këjo shtesë *(-je)* diku-diku shkoi tue u përpajnue edhe ndër rasa të tjera, ku nuk do të shkonte. Këndej, mjafton të thomi *mendenaltë; idhnimin e mbrames lene për nade. I smundi mbramen e priti, por naden, jo.*

*Vërejtje 7.* - Mbassiqë e huajtmë njëherë së parit nga latinishtja fjalën *fryt* (nëpër *fryjt,* fructus), pse do t'a marrim na sod prapë nga italishtja *frut-i* (il frutto)? Gjithashtu emni *tyrp,* të huajtun njëherë nga latinishtja, *turpis;* pse do t'i afrojmë sod italishtes *turp-i* (turpe)?

*Vërejtje 8.* - Gegët, tue e shenjue mungesën e elementit që i dha shkaz hundzimit *(-n),* mbassi t'a apin këtê me shenjin përkatës (^), s'na duket e nevojëshme t'a shkruejn këtê me trajtën kinse mâ t'afërt me origjinalin. Prandej, t'u a lanë toskëvet të shkruejn *tenjë-a, dëllinjë-a, finjë-a, grinjë-a, thinjë-t.* Mjafton *têjë-a, dëllîjë-a, fijë-a.* - Krahaso mashkullorët *zâ-ni, frê-ni, hî-ni, hû-ni, sŷ-ni.* - Ndërkaqë rri e patrandëshme rregulla e përgjithtë, se tëtanë emnat femnorë dalin në të pashquemen, në *-e,* apor në *-ë.*

*Vërejtje 9.* - Në qoftë se femnori *humbnere-ja* âshtë i biri i verbit *humbi,* pse do të shihet i shkruem kështu, me *-m* të thjeshtë? Kaqë mund të thomi edhe për substantivin verbuer shumës: *të mbetat,* si e kujtojm na nga: *mbetë,* lat. *deficere, defectus;* prandej, pse *të metat,* për *të mbetat?*

*Vërejtje 10.* - Po njatë proçes ligshtimit të grupit *-nd,* që bani toskënishtja në fjalën: *mendim - mejtim-i,* bani edhe gegënishtja në fjalën: *mundun - mujtun.*

*Vërejtje 11.* - Gegët sidomos, -diku-diku por edhe Toskët, kanë prierje t'i përdorin emnat mashkullorë në *-r,* edhe në të pashquemen si në të shquemen. P.sh. *Falma një qiri.* (Falma një qir). *A ké qenë ndonjë herë në Viri të Kastratit?* (në Vir të K.) *Ai ka lindë në Fjeri* (... në Fier). *Njëqind herë t'i thuesh, ky njeri, s'merr vesht.* (... ky nier s'merr vesht). *Shtroje pakë zhuri njekëtu.* (... pakë zhur njekëtu). *Më fal, pse të rafshë pa hiri.* (... pa hir). *Ai u dogj e u ndez zhari.* (... u nde zhar). - E turqizmat: *Njeri për seri. U dogj nuri; e bani me zori.*

*Vërejtje 12.* - Ndër konstruktet shkodrane *pa fé mërziet; pa fé marjet; pa fé mëshriret,* nuk ka vend as kuptim emni *fé*-ja (besim-i). Këtu, mbas gjaset kemi punë me trajtën e shkurtueme të femnorit: *fije-a.* Prandej, për në gjuhën e shkrueme âshtë nevoja, të qërtohet *pa fije mërziet,* etj.

*Vërejtje 13.* - Emnat e 7 ditvet të javës në përdorim, në vetveti janë adjektiva nyejorë; d.m.th. janë logjikisht atributat e emnit të nënkuptuem: *ditë: dita e Hane; gjysma* e (ditës) *së Martes; ditën e Dielle; të Diellën.* - Prandej, në dëshmore marrin *e*-n fundore të ngultë, dhe jo të shurdhën (ë-n). Kështu: *të Marten, t'Ejten, të Prenden;* dhe jo *të Martën,* etj. - Mandej, gabimisht Shkodra ka *dita e Diele: ne e Diele; të Dielen mbrama.* - Mbassi këjo ditë ka punë me trupin qielluer të *diellit. Diel-i,* s'âshtë fjalë shqipe! - *të Mërkurën* âshtë trajta e dëshmores *e Mërkure.* Këndej, të ligjëshme janë, si: *të Mërkurr* (me asimilimin e *-rn* në *-rr*), si trajta e parë *të Mërkuren* (e plotë), por jo *të Mërkur.* - Sa për ditën *e Shtune,* në qoftë se e pranojm si t'ardhun nga *dies Saturni,* kahë e bje G. Meyr-i, atëherë âshtë i kotë forcimi i *n*-ë, si e ka geg. *e Shtunde,* për *e Shtune.*

*Vërejtje 14.* - Emnin gegënisht *grêth-i,* toskët e kanë *grezë-a.* Të dyja palët së njëjtës temë, nga verbi *ngranë - ngrënë,* i shtuen dy sufiksa zvoglimit të ndryshëm, geg.. *gre-th;* tosk. *grën-zë.* Të dyja trajtat, të rregullshme.

*Vërejtje 15.* - Vrasin veshin emnat thjesht shqip, të pajisunë me sufiksin abstrakt turqisht *-llek.* B. f. *të përziemllek, fatzillek, gomarllek, zotnillek.* Âshtë koha tashma, të zâvendsohen me shqipet *të përziem-t, fatkeqsi-a, gomari-a,* etj.

*Vërejtje 16.* - Shqyrtoje emnin e zogut vajtues të natës *qokth-i.* Emni personash: *Gjoni-i* i cili, simbas legjendet popullore, qahet prej së motrës, mori pikë së parit deminutivin e sllavishtes *-ke (Gjonk, Gjokë);* mbi të e shum mâ vonë edhe sufiksin e zvoglimit shqip *-th.* Edhe kështu na doli *Gjon-kë-th.* Këte trajtë populli me kohë, tue u largue sapak nga origjina, erdh e e bani *qokth-i.*

*Vërejtje 17.* - Atributat shumsë, në lidhní me emrin njëjs. Kështu, të bje të ndiejsh konstrukte anormale; si këto: *tjera ditë; tjera natë; tjera vjetë,* për *tjera dit, tjera net; tjera vjet.* – Krhs. *dy dit e trí net; 10 vjet.*



*Vërejtje 18.* - Ndërsa emnat deverbativa në *-esë* janë natyrisht të gjithë femnorë, i vetmi që dahet shokësh dhe mashkullizohet, âshtë *kujdes-i,* në vend të *kujtesë-a,* që ka marrë një kuptim tjetrë, bashkë me *kujtim.*

*Vërejtje 19.* - Në frazën *lâ m'anesh,* emnin e kemi nga trajta e ablativit të shumsit të shquem të vjetër *aneshit* edhe nuk thomi *e ka lanë m'anësh.*

*Vërejtje 20.* - Shenjojm këtu se, si në zâ, si në shkrim do të bâhet ndryshim ndërmjet rasavet të drejta (I. IV.) të pashqueme, përsa u përket femnorëvet që sosin në *-qe.* Si theksojshim në vërejtjen 6, emnat, si *shoqe-ja, faqe-ja, marreqe-ja, teneqe-ja, rraqe-ja,* etj., në rasën e gjenitivit, dativit e ablativit njëjës shtojn edhe nga një rrokje të dezinencës: *-e, -je.* Prandej, të mangta do të gjykohen trajtat si këto: *Numri i kësaj faqe qenka shkye. Vajin e asaj qyqe nuk mund t'a ndiej. Njasaj shoqe i a kam harrue emnin,* për *numri i asaj faqje, vajin e asaj qyqje, njasaj shoqje.* - Khs. shumsin *numri i atyne faqeve, njatyne shoqeve...*

*Vërejtje 21.* - Shumsi i rregullshëm i mashkullorit *djalë-i* âshtë *djel-t.* - Sa për *djelm-t,* ai element epentetik, që disa i shtojn *(-m),* do të thomi, se âshtë faret i panevojshëm. Shumë gjasë ka, se ky tingëll ka depërtuem edhe ndër trajtat e shumsit të konkretvet, nga trajta e abstraktit *djelmëni.* Prandej, ne sod, edhe në shkrim, mund t'a flakim, si krejt të papunë, bashkë me të prishunët *djem-a.*

*Vërejtje 22.* - Emni i të mallkuemit *djall-i* gegënisht nuk ka shumës (nga lat. *diabolus*). Për shumsin Gegët përdorin trajtën, gjithnë të huajtun nga gr. lat. *daemon-is: djemën-t.* Ndërsa toskënishtja, bashkë me tjera, për shumsin ka në përdorim edhe *djaj-t, diej-t.*

*Vërejtje 23.* - Djalektare do të gjykohen, prandej do të qiten jashta përdorimit emnat femnorë të trajtuemë me sufiksin *cë* si: *dorcë-a, mjelcë-a,* etj. - Për vërtetim, të krahasohen me emnat verborë mashkullorë në *-s: mësues, shkues, bâs, kujtues, dasi, qasi,* kështu dhe jo *mësuec-i, shkuec-i, dac-i, qac-i, kujtuec-i,* etj.

*Vërejtje 24.* - Shenjoj këtu metafonin, përsa i perket theksës tonike rreth së njëjtës fjalë: *i huaj, marr hua, huazim,* etj.

*Vërejtje 25.* - Mbassi kemi në përdorim femnorin *minushë-a,* pyesim, si mund të dalin ky nga *mi-u;* dhe jo nga *mi-ni?.* - Në që se *gji-ni,* na vjen si thotë G. Meyer, nga lat. *sinus;* si mund të thuhet *gji-u?* - Në qoftë emni *sy,* simbas të njëjtit auktuer, lidhë me sllv. *sinati:* shndritë..., atëherë, si mund të na dalë *sy-u?* - Khs. prierën e toskënishtes, për me u ikë hundorevet të djerruna, edhe ndër trajtat verbore *i fshiu djersët* (për i fshini djersët). *M'a xiu jetën* (p. m'a xini j.). *M'a ngriu gjakun* (p. m'a ngrini gj.).

*Vërejtje 26.* - Qe, këtu një dorë shembujsh autentikë nga veteranët e shkrimit të shqipes, që do të na mbushin menden, se dezinenca e vërtetë e gjindores-dhanores së shumsit nuk âshtë *-ve, -vet;* sikur i prunë gati të gjitha gramatikat tona, por po: *-e, -et.* Prej këndej xieret qartë, se tingëlli *-v-* këtu nuk âshtë një element organik i mbaresës, por kurrgjâ mâ tepër, se një tingëll epentetik (lidhës). - Kështu Buzuku ka: *U tha pleqet* (sod: *pleqve), regji i regjet* (sod: regji i regjëvet). Dhe epentetikën në fjalë *(-v-)* auktori ynë e përdorë kur vjen puna me lidhë dy zanore, për të zhdukun hiatin. P.sh. *zoti i ushtrivet* (z. i ushtriet), *nzojshit së qiellet* (sod *prej zogjësh së qiellëvet*). Mandej *i mujtuni i gjithë kashëve* (sod *i m. i gjithë kafshëvet*), *në krye të njëzetepesë dite* (për të soçmen *në krye të 25 ditvet).*

Budi ka: *Sikundërse âshtë zakoni i fratënet e i priftënet* (sod: ... *zakoni i fretënvet e i priftënvet); - mbas pleqet; i dyeret, i djelmet* (për pleqvet, i dyervet, i djelmvet); - por... *e hundëvet dhe e veshëvet.*

### 3. Shumsi i femnorëve e i asnjansëvet.

Fort mâ të thjeshtë dhe fort mâ të rregulltë na dalin emnat femnorë në të përbámt e shumsit. Kështu:

1. - Shumica e femnorëvet dalin në shumës në *-ë,* që i përgjegjë dezinencës s'indogjermanishtes *–a,* d.m.th. kanë të njëjtën mbaresë të njëjsit. P.sh. *një fjalë - dý fjalë; një fletë - dy fletë; një gjuhë - dy gjuhë; një herë - dý herë; një javë - dý javë; një lopë - dý lopë; një buzë - dý buzë; një punë - dý punë; një pjesë - dý pjesë; një rrugë - dý rrugë; një kambë - dý kambë; një voe - dý voe; një roe - dý roe.*

2. - Gjithënjë, edhe femnorët që në njëjës dalin në *-e,* mbajn, si të parët, në trajtën e shumsit, dezinencën e pandrueshme. P.sh. *një lule - dý lule; një dele - dý dele; një nuse - dý nuse; një lëvere - dý lëvere; një xheze - dý xheze; një zhele - dý zhele; një fëltere - dý fëltere; një faqe - dý faqe; një gjyshe - dý gjyshe; një teze - dý teze; një fletore - dý fletore; një troke - dý troke...*



3. - Nuk janë fort të pakë femnorët, që marrin në shumës dezinencën *-a,* e cila i përgjegjet dezinencës s'indogjermanishtes *–as,* p.sh. *motrë - motra; zonjë - zonja; shtëpí - shtëpia; mbesë - mbesa; nanë - nana; një plakë - dý plaka; një andërrë - dý andërra; një vizë - dý viza; një thuprë - dý thupra; një shpûzë - dý shpuza; një shtúpë - dý shtupa; një shputë - dý shpúta; një letrë - dý letra; një vajzë - dý vajza a varza; një luftë - dý lufta; një micë - dý mica; një mollë - dý molla; një dardhë - dý dardha; një kumbullë - dý kumbulla; një strajcë - dy strajca...*

4. - Femnorët në *-ië* (në *-í* të gjatë), diku ndihen edhe këta tue dalë në shumës, si janë në njëjs: *një trimnië - dý trimní; një urtië e dý burní; një bukuríë - shum bukuríë; një shtëpíë - dý shtëpíë; një palavíë - dý palavíë; një dhelpëníë – dhelpëníë; një porosíë - dy porosíë; një njerzíë - dý njerzië; një vëllazëníë - dy vëllazëníë; një kopilië - dý kopilíë; një mjeshtríë - dý mjeshtrië: një mbretníë - dý mbretnië; një ushtríë - dý ushtrië; një mbrapështíë - dý mbrapështië; një çudíë - dý çudíë; një tradhëtíë - dy tradhëtíë...*

5. - Dezinenca e asnjansëvet *-na,* si pamë se ka depërtue në të përbámt e shumsit të mashkullorëvet *(shina, detna, llnumna),* ky syfiks *-na* u shtrî edhe në formimin e shumsit të femnorëvet, si *erna, kohna, cohna, breshnina, dredhina, bukurina, vorfënina, shkretina, stolina, ndodhina, porosina, vjetërsina, shpotina, mërzina dobina; çudina, tradhëtina, lakmina.* Âshtë e arsyeshme, t'u lêhet këjo mbaresë e shumsit, vetëm asnjansëvet *ujna, miellna, djathna.*

6. - Ndër shumës të jashtarregulltë femnorësh njehen *dorë - duer; derë - dyer; (nga dier) grue - grá; një natë - dy net.* Sa për femnorin *ditë* âshtë për t'u shenjue, se në shumës del, pa ndrue gjâ nga trajta e njëjsit, por me tingëll të shkurtë *një ditë - dy ditë.*

IV. Për emnat asnjansë, që u pa mâ nalt, këta rregullisht si sufiks të numrit shumës, marrin *–na: shumë ujna; mishna, djathna, miellna.* - Por i duhet vû mendja, mos të kategorizohen si asnjansë edhe emnat të tjerë që dalin në shumës në *-na* si f.v. *drapëna, dimëna, dhelpëna, emna, femna,* etj., mbassi ndër këta shembuj pjesa e parë e sufiksit (-n-) âshtë element organik i trajtës, dhe sufiks shumsit kemi këtu vetëm *-a: drapën, dimën, dhelpën.*

## C. LAKIMI I SUBSTANTIVIT. FËTYRAT. RASAT.

1. - Emni, tue u përdorë në një fjalí, shkon tue veshë trajta të ndryshme; d.m.th. merr mbaresa fundore, dhe ndonjëherë, zbutime apor forcime të zanorevet rrënjore, p.sh. *plak, plaku, plakun, plakut; pleqt, pleqvet, pleqsh.* Ky veprim thirret *lakim i emnit (fleksjon).*

2. - Këto trajta të ndryshme, që merr substantivi gjatë lakimit, quhen *rasa.* - Prap, rasat kanë nga dý fëtyra: *të pashqueme* dhe *të shqueme,* p.sh. *kómb - kombi; letrë - letra; fisi - fiset; dele - delen, fiq - fiqt, shkrepsa - shkrepsat; djelmve - djelmvet; fjalëve - fjalëvet; lopësh - lopëshit.* Një trajtë e vetme vlen shpesh për dý trí rasa të ndryshme. Kështu:

I. *Maskullorët në të pashquemen e njëjsit:*
p u s: Emn., kallëz., thirr.
p u s i: Gjin., dhan., rrjedh.

*Mashkullorët në të shquemen e njëjsit:*
p u s i: Emn., thirr.
p u s i t: Gjin., dhan., rrjedh.
p u s i n: Kallz.

II. *Femnorët në të pashquemen e njëjsit:*
p u n ë: Emn., kallëz., thirr.
p u n e: Gjin., dhan., rrjedh.

*Femnorët në të shquemen e njëjsit:*
p u n a: Emn., thirr.
p u n ë s: Gjin., dhan.
p u n ë n: Kallëz.
p u n e t: Rrjedh.

III. *Asnjansët në të pashquemen e njëjsit:*
u j ë: Emn., kallëz., thirr.
u j i: Gjin., dhan., rrjedh.

*Asnjansët në të shquemen e njëjsit:*
u j ë t: Emn., kallëz., thirr.
u j i t: Gjin., dhan., rrjedh.



IV. *Mashkullorët në të pashquemen e shumsit:*
p u s a: Emn., kallëz., thirr.
p u s a ve: Gjin., dhan.
p u s a s h: Rjedh.

*Mashkullorët në të shquemen e shumsit:*
p u s a t: Emn., kallëz., thirr.
p u s a v e t: Gjin., dhan.
(p u s a s h i t: Rrjedh.)

V. *Femrorët në të pashquemen e shumsit:*
p u n ë: Emn., kallëz., thirr.
p u n ë v e: Gjin., dhan.
p u n ë s h: Rrjedh.

*Femnorët në të shquemen e shumsit:*
p u n ë t: Emn., kallëz., thirr.
p u n ë v e t: Gjin., dhan.
(p u n ë s h i t: Rrjedh.)

VI. *Asnjansët në të pashquemen e shumsit:*
u j n a: Emn., kallëz., thirr.
u j n a v e: Gjin., dhan.
u j n a s h: Rjedh.

*Asnjansët në të shquemen e shumsit:*
u j n a t: Emn., kallëz., thirr.
u j n a v e : Gjin., dhan.
(u j n a s h i t: Rrjedh.)

## Ç. SHENJIME DHE VËREJTJE RRETH RASAVE TË EMNIT.

*Vërejtje 1.* - Shqipja, sikurse përgjithsisht tëtana gjuhët balkanike, nuk ka trajta të posaçme për se të cilën rasë. Kështu, ndërsa gjindorja e dhanorja kanë po të njëjtën dezinencë nuk do t'ishte krejt e nevojëshme të kategorizoheshin veças këto dy rasa. Por, po; do të shenjohet puna se, ndërsa gjindorja âshtë gati përherë e prime nga nejet përkatëse, dhanorja

s'i merr këto aspak, p.sh. *plaku i katundit, shtëpia e së motrës, pasha swtë e ballit, me thoj të duarvet.* - Ndërsa dhanorja *shkrueji vëllait, thirri nevojës, bjeru swvet, na u fal me shëndet mbesavet.*

*Vërejtje 2.* - Kështu edhe nuk shihet e nevojëshme të figurojë rasë në vete *thirrorja.* - Përmbassi këjo nuk merr një mbaresë të posaçme, s'ka një arsye të duket në prospektin e lakimit. Për t'u shenjue por, âshtë fakti se, kur thirret ndokush vetëm me emën, atbotë shtiem në punë *emnoren e pashqueme,* tue e përcjellë këtê zakonisht me pasthirrmet *bre, morè, or, o,* (mashkullorët); dhe me pasthirrmet *mori, ori, moj, oj, o* (femnorët). - P.sh. *Morè Brahim! Or Stakë! Mori Gjelë! Oj Prendë! Moj Bjeshkë! O Isuf* - Në gjuhën e malevet ndihen thirroret edhe pa pasthirrmet në fjalë. Atëherë por, emnat mashkullorë marrin një *-a* fundore fort të theksueme. Ndërsa femnorët, një *-é* (të zgjatueme). P.sh. *Kolá! Prêtashá! Lulashá! - Diké! Bjeshké! Mriké!*

Po qe i përcjellun emni i thirrores nga një atribut, atëherë ky shkon në *rasën e parë të shqueme.* P.sh. *Morè djali im! Or burri i malsís! Mori zemrëza e nanës!*

Përsa i përket origjinës së pasthirrmes në fjalë *(morè)* do dijtë, se këjo âshtë gati e përgjithtë ndër tëtana gjuhët e Balkanit; dhe në greqishten o trq. fjala *brè* do të thotë *këqyr!.* - Kështu G. Meyer, EW.

*Vërejtje 3.* Vendorja njëjës shfaqet zakonisht si dëshmorja e pashqueme, karakterizue nga dezinenca *-t.* P.sh. *në malt; mbi list; mbë tokët; mbrenda në shtëpít.* - Por ndër shumë krahina të Shqipnís këtê dezinencë kështu-të-quejtunë të rasës vendore, nuk e kanë në përdorim gjithaqë. E kanë edhe Arbëreshët e Italís. Për rasën vendore shtihet në punë gjithënjë dëshmorja e pashqueme. Kështu: *Rá kova në pus. Mbetnë berret në mal. Porsa mbërrini në shtëpí, u rrëzue mbë shkallë.* - Në të vërtetë këjo kështu-e-quejtuna *vendoré* ndihet, aty ku âshtë në përdorim, vetëm në numrin njëjs; për lokativin shumës marrin të gjithë dëshmoren e shqueme ase të pashqueme, si t'a lypë vendi e veshi. Trajtën e shqueme e marrin mâ së fortit dëshmoret e shumsit atëherë sidomos, kur këto janë të përcjelluna nga cilsorët përkatës. P.sh. *Fluturoi nalt përmbi rê. Ka rá hana ndër bajama. Nuk më bje në mendë.* - Por: *Mbi tokët e punueme. Ndër katundet e Zadrimës. Ndër ato kohët e lashta.*

*Vërejtje 4.* - Në gegënishte përdoret mâ fort trajta e pashqueme,



përgjithsisht tue folë; shpesh edhe atëherë kur emni të jétë i përcjellun nga atributat e vet. Çka nuk ndodhë aqë shpesh në toskënishte. P.sh. *E gjeta n'oborr të shkollës. Gjithkun ndër male e ndër fusha të Shqipnís âshtë ky zakon. Kam fjetë mbramë mbë tokë të Zotit. Kemi qenë djeri tash me krye në gërshanë.* - Këto toskënishtja i ka mâ fort *E gjeta n'oborrin e shkollës. Gjithkund ndër malet e ndër fushat e Shqipërisë është po ky zakon. Kam fjetur mbrëmë mbë tokën e Zotit. Kemi qenë gjeri tashti me kokën në gërshërë.*

*Vërejtje 5.* - Sa për auktorin tânë mâ të vjetrin, D. Buzukun, theksojm, se ky këto kështu-të-quejtunat vendore i ka fort mâ të plota, se të tjerët kolegë; sado që edhe ndër ta sporadikisht mund të ndeshim shembuj, si këta të veteranit të shqipes së shkrueme. P.sh. *Me shtie dorën në mashtrekut; Shkoi me t'amët; U rashë ëndë kaut ëmbë qiellit; gjithë ëndë Arbënit; pPërmbi mazit.* - Si shihet, këto rasa kështu-të-quejtuna vendore edhe ndër të vjetërt të tjerë, posë se me parafjalë që kanë kuptim vendit, si *në, ndë, ndër, mbi* etj., përdoren si mund të ndihet djeri sod ndokun, edhe me parafjalë të tjera, të cilat nuk e kanë këtê kuptim venduer, si: *me, për, mbas, jashta,* etj...

Këto konstukte Buzukjane (*ëmbë qiellit, me t'amët; për shpirtit,* etj.) i dhanë shkaz ndonjëj linguisti të shkruejnë, se Buzuku i ndërton këto parafjalë *me hjektore.* Por këjo gjâ nuk mund të pohohet me sigurí, kur të kontrollojm nejet lidhse t'ablativit, që këtu do t'ishin rregullisht *së,* dhe jo *të,* sikurse na bje t'i këndojm shpesh n'auktoin tânë. P.sh. *Ajo duoj'me votë mbë vorrt të tij, me klam. - Maria ish'ajo qi ljeu kambët e tij me kript të saj. - Edhe shumë besuonë për fjalët të tij.*

*Vërejtje 6.* - Përsa i përket trajtës së hjektores, duhet të shenjojm këtu, se auktorët e vjetër e shkruejn gati përherë këtê me proletikën e hundzimit *n- (në-, ën);* Buzuku, mâ shpesh: *hën-.* Kështu, ky i fundit: *"Vdekun për punë hënmishit, e të gjallë për punë hënshpirtit. - Kam ndie ënshumësh ënkësi nieri...* (Audivi a multis de viro hoc). - *Pat të dhimtun ënsish. - Edhe klyshët han ënfërmishit, që bien ëntryezet së zot".* Budi: *kënci* kenco... - Bogdani: *Duel në Gurit bukuria.* - (prej G.)

Sod ky hundzim i hjektores, aqë familjár ndër të vjetër, nuk ndihet ma. Si kujtim a tepricë na kanë mbetë do hjektore të pakta të hundzueme; kështu *thí ndoset* (dhe mandej, përhapë në *kal ndoset; gomár ndoset, viç ndoset...*) - Ky ablativ i hundzuem, që sod mâ fort ka marrë trajtën e

adverbit mënyruer (*krejt*, - Fjal. i Inst. 339), në vetvete s'âshtë, veç hjektorja e emnit femnuer *dosë-a*. - Mandej *gjithënduerësh* (alb. sh. i femnorit *dorë-a*). Këndej e ka rranjën edhe mbiemni *i nditshëm* (alb. sh. i substantivit *ditë-a - nditsh.)*

*Vërejtje 7.* - Nuk e kuptojm, pse sod ka marrë aqë hapët përdorimi i hjektores së pashqueme aty ku sintaksa lypë të shquemen. Thonë e shkruejn: *Mish lepri, lesh dhie, tamël lope, bukë thekne, dorë hekri, sw shqiponje, djalë nane, fjalë gazi,* etj. Ndër kësi shembujsh, kurse e caktojm mirë cilsín b. f. të mishit, të leshit, të tamlit, nuk shihet kun arsyeja, pse do të përdorim të pacaktuemen. Tue thanë: *S'due mish dhiet, por mish dashit; as s'due tamël lopet, por tamël deljet; jo bukë theknet, por bukë grunit...*, nuk e dijm, si mund të shquhet mâ qartë cilsia, *(ablativus qualitatis).* - Kështu edhe: *Nuk jam tue ardhë prej Tiranet, por prej Durrësit:* A ka si caktohet mâ mirë prejardhja? Prandej, pse do të thomi: *prej Tirane, prej Durrësi?* (terminus ad quem).

Ndër këto konstrukte, të vjetërt kanë trajtën e shqueme, mâ të shumtën e herës. Qe, një dorë shembujsh nga Buzuku: *Epmë ngjajet sate. Ty të dhashë nvoeset së qiellet* (sod: *të qiellëvet*). *Jakobi me mzi ish'dam nfaqejet s'Izakut. Erdh Ezau prej ngjajet së tij. Hinje, se nsë majmit së dheut âshtë të bekuomit tat e nvoeset së qiellet përsipri.*

Kështu, të shqueme e ka goja e popullit, sidomos ajo që merr prej Shqipnís s'Eprë djeri tue i u afrue visevet të së Mjesmes.

*Vërejtje 8.* - Për ndritshim të përdorimit dhe të shpërdorimit të këtyne trajtave hjektoresh së pashqueme për të shquemet, shtojm këtu edhe një dorë shembujsh së qartë nga gjuha e popullit, mbetë sod gati gjithkun në fund e në maje të Shqipnís, si adverba. P.sh. *sodit e mbrapa; mbas sodt, motit; mëngut* (mangut), *shqimit. Duel puna sheshit. Ka dalë faret, mbrëmanet. E qiti birniet* (e dau b.) *U fika gazit. Shën Gjergjit, Shën Mitrit. E mbarova krejt.* (hektorja e emnit: *krye, krejet*). *Sod jam çue heret* (hektorja e shqueme e femnorit *herë-a*). Këtu, simbas Joklit, shkon edhe *nergut, vetiut u fik, të falem nderit.*

Kristalizue hjektorja e shqueme ndër këto të thanme tipike të vjetra, sod nuk mund të thuhet ma, as s'e besojm të ndihet kun: *Jam çue here. Duel puna sheshi. Jam krej-e i pangeshëm. Kështu kanë thanë moti. U fika gazi. Po tý, si të thonë emni?*, etj. (hjektore të pashqueme për të shqueme!).



*Vërejtje 9.* - Përsa i përket hjektores së shqueme të femnorëvet me dezinencen *-et (pulet, shoqniet, mendjet),* nuk na bâhet endè t'a quejm këtê të gabueme, sikurse u pëlqei disa linguistëve, edhe të mirë. I vetmi fakt, se këto trajta nuk ndihen sod në katër anët e Shqipnís, nuk mjafton që të dënohet këjo si e gabueme, dhe pa tjetër të flaket jashta përdorimit. Arsyeja? Qe: *a)* këjo trajtë, me këtê mbaresë t'ablativit njëjës *-et* e femnorëvet të shquemë, gjindet ndër gjithë shkrimtarët e vjetër. Kështu, përposë Buzukut, të cilin e pamë mâ nalt, e gjêjm gjithkun edhe ndër të tjerë. Djeri te L. Matrënga në Katekizmin e tij (1592) ndeshim në një shembull të qartë: Shkruen: *Të tretën ditë u anastis* (gr. u ngjallë) *mortjet.* - Budi: ... *Si t'ish skomunikuom prej Papet... së ciet madhështie* (prej së c. m.) *u shkandullizuonë shokët e tij.* - Bardhi: *Mbassi u dashë* (u dava) *Kolegjet cë Zojës ndë Lurijt... Mos e lëshoni doret e mendjet.* - Bogdanit: *Zoja duel kishet... Tue tepruem diku nji fjalë njanet gjuhë, diku nji fjalë o mâ shumë tjetëret... b)* Çë merr prej Shkupit e djeri ndër rrethet e Shkumbinit, ku mâ pak, ku mâ shum, gjithkun ndihet këjo trajtë e hjektores së shqueme në *-et.* - N'anën tjetrë trajtat që bien gati shumica e gramatikavet, kinse si hjektore e shqueme e femnorëvet njëjës *(prej rosës, prej shtëpisë, prej mendjes)*, ato nuk janë veç gjindore të shqueme. Dhe tue qenë kështu, nuk janë të zojat t'i kryejn të gjitha funkcjonet e hjektores së vërtetë. Kështu, pse nuk mund t'a përdorim këtê kështu-të-quejtunë hjektore të shqueme, posaçe si hjektore të cilsís *(ablativus quantitatis).* P.sh. Pse s'mund të thomi *dhimbë kresë; shkop dorës; mish rosës; tamël dhí's; m'u hiq qafës; më duel fjalës; burrë besës, bukë theknës?*, etj.

*Vërejtje 10.* - Qe edhe një shembull tipik, kahë mund shihet, se ashtu-e-quejtuna hjektore e do gramatikave, që shenjojn dezinencën *-s* për emna femnorë *(prej fletores, prej Lekës së Madh, prej dorës së tij),* këta nuk janë tjetrë, veç trajta të gjenitivit të shquem. P.sh. Në klasën tonë jemi gjithsej 24 xansë. *Katër jemi prej Shkodrës, 6 prej Tiranës, 7 prej Gjinokastrës e 3 prej Delvinës. Profesorin e shqipes e kemi prej Vlonës!* Kështu a thue ndihet kun?

*Vërejtje 11.* - Në frazën autentike shqipe *marr vesh,* kemi punë me një ablativ të shquem mjetit *marr vesht* (d.m.th. *marr veshit),* frazë këjo, që i përgjegjë përpikënisht asaj latinishtes *auribus accipia,* po me të njëjtin kuptim: *vështroj; ndiej, ndëgjoj.* - Trajta e cunguеme e ablativit

*(ablativus limitationis)* e frazës në fjalë, si ndihet e shihet ndokun *marr vesh,* mendojm na, se do të gjykohet e prishunë.

*c)* Hjektorja a rrjedhorja e shqueme e femnorëvet, krejt si e mashkullorëvet, përbâhet tue shtue tingëllin caktues *-t* trajtës së pashqueme. P.sh. (Aso lope) - *Tamël lopet...* (Aso shtëpie) - prej *shtëpiet së mirë...* Aso delje s'sheh kun. *Lesh deljet. - Krejt si mashkullorët* kësi pusi - *ujë pusit.* Prej njëj miku - *dhuntí mikut...* Mbas kësi vjeti - *prej vjetit së kaluem.*

*ç)* Mâ e para gramatikë e shqipes, *Da Leçe,* (1716), kështu i rendon hjektoret e femnorëve: *prej zonjet - prej Pajëtore,* o *Pajëtoret, - prej grue,* o *prej gruet, - prej femëne,* o *prej femënet, prej Bajroshe,* o *prej Bajroshet, prej Shëntëneshe,* o *prej Shëntëneshet, - prej shortare* o *shortaret, - prej shtëpie* o *prej shtëpie, prej kreje* o *prej krejet.* Nga adjektivat femnorë *prej së mire - prej së miret, prej së madhe - prej së madhet.*

I shton peshë këtij gjyqi tinë rreth dezinencavet të hjektorëvet, fakti se gramatologë me randsí, si shoqi i K. Kristoforidhit, me gjthse në gramatikën e vet (1882) merr për bazë djalektin toskënisht, dezinencat e hjektores i jep këso dore. Na po i biem këtu, tue lanë m'anesh trajtat varjante.

Mashk.: *qeni - qenit... qenshi - qenshit...*
*miku - mikut... miqsh - miqshit.*
Femn.: *zonje - zonjet... zonjash - zonjashit.*
*nuseje - nusejet... nusesh - nuseshit.*
*porosie - porosiet... porosish - porosishit.*
Asnj.: *uji - ujit... mishi - mishit.*

*d)* Arbëreshët e Italís, po këto skâjime hjektoresh së njëjsit njohin, si mund t'i këndojm ndër botimet e tyne, dhe si mund të vërtetohen ndër dý gramatikat e vogla[38] të prof. M. La Pjanës. - *luleja - lulejet... shtëpie - shtëpiet... motre - motret... molle - mollet... prej gocet së ligë.*

Kur albanologu i madh prusjan, *G. Meyer* botoi vjetin 1888 skicën e *Gramatikës Shqipe,* rreth çâshtjes së rasavet shkruente: *"Si ablativ shërben* për emnat mashkullorë e femnorë *gjenitivi i pacaktuem*: ndër mashkullorë, edhe gjenitivi i shquem. *Për femnorë* - vijon - *âshtë edhe trajta në* **-et**..". - Kaqë; dhe nuk e çon mâ gjatë, as nuk e dënon këtë ablativ *(roset, beset, urtiet)* si *të gabuem!*

*dh)* Përsa i përket origjinës së dezinencës s'albativit të shquem të

[38] Brevi Nozioni di Grammatica Albanese. - Albania 1917-1918



femnorëvet *(e-t),* këjo e gjén themelin e vet në mbaresën e përbashktë të gjuhëvet indogjermane; të cilat - si e dëshmon linguisti i madh, Brugmann-i, në "K. Vergl. Gramm. der indogerm. Sprachen. nr. 463. - e kanë ablativin: *-ed. -od.*

*e)* Me këso hjektoresh janë mbushë rapsodít tona: *Jam dá babet, jam dá nanet, - jam dá motret, jam dá vllaut. - Kualt për doret i kan' marrë. - T'tria qesin zjarm për gojet. - Grim' forcejet né s'na jet.* - "Varr uriet nuk bëhet".

*f)* Prej auktorësh së tjerë shtojm këtu edhe *N. Kazazin* (1743): *Kur të çohesh tryeset, përsëri thuej... Mos e lësho doret.*

Dhe djeri te *N. Frakulla* (1760) - toskë autentik - gjêjm gjurmat e këtij ablativi femnuer të shquem në *-et.* Shkruen: *Jetet u bëre i ndarë.* - Gati një shekull mbas, në letrën që *Sami Frashëri* i drejtonte De Radës (me 20.II.1881), i shkruente ndër të tjera: *Jemi menduarë që kohet* (kaherë, që prej kohësh)..., *po s'na është dhënë.*

*Vërejtje 12.* - Për do tajta adverbjare, si: *U rrëzue rrugës kahë shkoi. Ka rá borë gjithkun fushës e malit. Shko hies. Verës nuk jam këtu...;* këto rasa mendojm, se do t'i marrim mâ fort se hjektore, trajta gjindoresh atributive a dhanore, si shkajktue nga ndonjë emën a parafjalë e nënkuptueme. Kështu: (gjatë a në mjedis së) *rrugës,* shko (anës së) *hies,* (gjatë) *verës* nuk jam këtu...

*Vërejtje 13.* - Shenjoji trajtat e hjektores së shumsit, si u japin shkaz emnavet të rí: *vegësh-i i groshës (vegë-a), njëqindlekësh-i, gjashtë-muejsh-i i parë, kam marrë pêsëmbëdhetëditsh-in, katërdhetëkambësh-i, qindsh-i i rakís, a ké dhetësh-in e lojës? Po tresh-in e spathîjvet? Tetërrokësh-i i popullit, flokësh-i* a *flokësh-a e pusit.*

Krhs. Prej përmbiemnash a llagapësh, së trajtuemë mbi ablativat shumës, duel njëjsi i soçëm: *Mirash-i, Gurash-i, Mbarash-i...* në gjasim të të huajvet: *De Bonis, De Petris, De Sanctis.*

*Vërejtje 14.* - Mbassi i kemi dhe i thomi të plota të gjitha rasat të tjera të mashkullorëvet në zanore të gjatë tematike, pse do t'a cungojm vlerën fonetike vetëm në dëshmoren e njëjsit? P.sh. thomi *shiu, shiut;* pse do të shkruejm si ndihet ndokun: *shín,* për *shiun?* - Thomi *thiu, thiut;* pse do të thomi mandej *thín* për *thiun?* Thomi *gjiu, gjiut;* pse mandej *gjín* për *gjiun?*

*Vërejtje 15.* - E çuditëshme përimend, si gjinden në përdorim emna të përveçëm në trajtë e me mbaresën e mashkullorëvet, që u jepen personavet të seksit femnuer. P.sh. *Dan-i, Fitret-i, Nimet-i, Çiluk-u, Nedrez-i,* etj. - Për kundra, janë në përdorim populluer emna të përveçëm me trajtën e lakimin e femnorëvet, që u jepen personavet të seksit mashkulluer. P.sh. *Sulë-a, Kolë-a, Memë-a, Stakë-a, Dedë-a, Ndrekë-a,* etj. - Pyetet, për gjuhën e shkrueme, sintaktikisht, si mund të shkojë: *Fitreti âshtë i mendshëm, ndërsa Dani âshtë paksa i lehtë. Nedrezi ka rá i smudë. Çiluku diket i madh, me shtat por âshtë fort mâ i vogël me moshë.* - (për: *e smudë ... e madhe... e voglë)?*

Kështu do të shkonte mbas gjiniet gramatikore, sikurse bâjm me emna të seksit mashkulluer me trajtën gramatikisht të femnorëvet. P.sh. *Sula âshtë fort mâ krenár, se Leka. Gjeka mbahet fort mâ i mendshëm, se Deda. Mema me vjet âshtë mâ i madh se Mustafa.*

*Vërejtje 16.* - Ndihen shpesh dhe shihen në gjuhën e shkrueme nekse anormale, si këto: *Pushimet na mbarojn të vjelunash. Prej të dalunash e të hymesh gjykohet gjêja ekonomike e një shoqnie tregtare. Karnevalet janë para të Lidhunash.* - Ndër këso së thanunash morfologjia e sintaksa âshtë e fyeme randë; prandej dënohen si të gabueme. *Të gabueme;* pse këtu kemi emnin në trajtën e hjektores prî, jo prej nenit të natyrshëm të vet *-së,* por prej një neni të rasavet të tjera *(-të).* Kështu të mangëta doemos gramatikisht do të gjykohen edhe nekset: *Kam marrë një letrë prej të dashunës motrës seme. Mbas fjalës të tij, nuk vonon me ardhë. Para rrugës të Durrësit, vjen ajo e Tiranës.* - Gjenitiva femnorësh prî nga nejet e mashkullorëvet *(të)!*

*Vërejtje 17.* -Disa gramatologëve ju u pëlqye t'a shlyejshin nga skema e rasavet të lakimit, ablativin si rasë në vete. Kësaj pune, mësi duket, i dha shkaz fakti, se gjithkun gati përkonte këjo rasë me gjindoren e dhanoren e pashqueme. Mirë; por s'do të harrojm, se hjektorja ka trajta të veçanta, sidomos në shumës. Këta shihen mâ qartë ndër përemna vetorë: *i mue të shkretit; tý të ngratit; hiqu meje!* Kështu edhe, tjetër janë gjenitivat: *iné, i ju;* dhe tjetër hjektoret: *jush e nesh!*

*Vërejtje 18* - Gjithënjë, tue folë për ablativin, do të theksojm, se këjo rasë kishte dikur edhe *trajtën e shumsit* në vete. Sod e kemi prap; por vetëm në fëtyrën e pashqueme *(-sh).* Hjektoren e shumsit në *-shit,* e cila mund të ndihet ende sporadikisht në folklorën e Shqipnís së Poshtëme (Korçë, Gjirokastrë...), apor edhe ndër Arbëreshët e Italís, e kemi humbë. Shkrimtarët e hershëm janë plot me kësi ablativash: *âshtë larg kreatyrisht; U zîhet drita prej pjanetshit; nduershit, nanmiqshit; së cilëshit; eshtnashit; së këqiashit; së mirashit.* - Një valle në Korçë këndon: *Çë të derdhen lott, moj bijë, - parë e parë pas faqeshit - sumbulla pas gjinjëshit!* - Dhe një kangë popullore e Shqiptarëvet t'Italís, mbljedhë nga Z. Skiro, thotë: *Si po buron gjithë anëshit - Gjëmëshit e llumbardashit - gjithë jeta më gjëmoi.* - Ky ablativ i shquem mund të ndihet aty-këtu edhe në ditë të sodit ndër disa krahina të Kosovës.

Kaqë, për ndritshimin e zhvillimit të rasavet e historín e tyne gjatë shekujvet.

*Vërejtje 19.* -- Parafjalët *prej, pas, para,* etj. i kanë ndenjë besnike konstruktit origjinár, vetëm në lidhní me përemnat vetorë *unë, ti, na, ju.* Këta, kur nuk janë të përcjellunë prej ndonjëj apozicjoni, s'mund të marrin rasë tjetrë, posë ablativit. Kështu, ndërsa sod ndihet *prej Shkodrës; pas shpinës; para derës...* thomi por *prej meje, prej teje; mbas nesh, para jush;* sado që tash së vonit kanë nisë të depërtojn edhe *prej mue, mbas tý; para neve; mbas juve.* Këta sidomos, kur vetorët të jénë të përcjellunë nga apozicjonet *prej mue të shkretit; para né Shqiptarëvet, mbas jú të Parëvet.*

Vlen të shenjojm këtu, se të vjetërt parafjalët e syprithanuna, nuk i kanë gati kurr me gjenitiva, si te na sod; vetëm me ablativa. Rrallë hetohet ndër ta zâvendsimi i gjenitivit ndër këto ndërtime, për ablativin e natyrshëm. Buzuku: *ën-shtëpiet së Davidit, ën-ditet së gjyqit.* - Bogdani: *prej së madhit së shëmbëlltyrës, jashtë shtratit së vet, mbi pendeset së damit (dam-i), mbas ditet së gjyqit, jo tepër larg Detit së Mediterranit.* E Budi: *mbas mortjet sote.*

### D. EMNA TË MANGËT *(Nomina defectiva).*

Kryekrejet të mangët quhen njata emna, të cilëvet u mungon njëjsi apor shumsi *(defectiva numero).* Kështu:

1. Kanë zakonisht vetëm njëjsin (*singularia tantum*)

*a)* disa nga *drithnat* e *tagjít:* gruni, elbi, kollomboqi, misri, tërshana, egjra, grosha, bari, sana, këllogjëna, dushku, byku;

*b)* do prej *haenash a piesh e ushqimesh:* miellt, buka, krypa; tamli, kosi, gjalpi, qumështi, hirra, gjiza, shëllina, dhalltra, kulloshtra, vojt, vena, rakia, ufulla, rrushi, larushku, pilafi, japraku, tërhani, jahnia, mushti;

*c)* nga *smundjet e lëngatët:* gulshimi, dergja, kollifiska, ndishku, përftimi, mortaja, kolera, zgjeba, kroma, gërbula, lëngimi, kolli (i keq), bota (ajo e tokës), fëtiga, û-ni, lëvriza, gogsimi, frûthi, pika, rrebulli, ûthi;

*ç) erët* dhe *fenomenet e motit:* shiroku, murrani, veriu, karajeli, njegulla, lëprëja, terri, muzgu, agimi, serotina, vrugu; mandej edhe: Tymi, thirri, lëpoza, pështima, hini, prushi, zhegu, ajri, vapa;

*d)* disa nga *ndiesiat* apor *virtytet, epshet a veset:* frika, burrnia, ligshtia, forca, trama, shtrengesa, liria, urtia, kursimi, mënia, diekeqia; dashunia, smira, bujaria, pastria, shpresa, gryksia, shtrêjtsia, resa etj.

2. Kanë zakonisht vetëm shumsin *(pluralia tantum).*

*a)* disa nga *smundjet:* ethet, gungat, t'amëltuemet, bubzat (bubast), rebet, primet, qipujt, të thermet;

*b)* nga *drithnat e barishtet:* sallatat, perimet, gërdhushtat (të shoshunat), krundet, shetet, himet, zarzavatet, bizhit, bishtajat, coklat, bërsit, çallmat (kollomoqat e pjekunë), bazhgaret, bezhdilet, cipurat, të vjelunat, të lashtat, të vishtat, roshnicat; makaronat, petët, pësheshat.

*c)* disa *prej gjymtyrëvet të shtatit:* çenat, kicat, kujorët, eshket, pesht (e thiut), brinjët, kryqt, trût, të lanat e krés, (mendët), hojzit, flegrat e hundës, mustakët, balluket, zylyfët, thinjat, përmbrendëshat, cuklat, velzat e peshkut;

*ç)* disa *prej veshet e së mbathunash,* etj.: braget, brekët, bërnavekët, tirqit, çakçirët, shallvarët, pantallonat, koturet, tëlindat, gaqet, kofsharët, thakët, sheshëlat, çidikët, dimitët, citjanët, crulet, opangët, prieçat, kollçikët etj....;

*d) veglat e almistrat dyfishe, dhe frymorë* në kuptimin kolektiv: danat, gërshanët, gërhanët, gershanzat, shutrat, ênët, takravatët, tingëllat, shinat e hekurudhës, dhent, lukurt, dhizët, shtjerrat, shtojzovallet, shtojzorreshtat, të lumet e natës, prangat, sinxhirët, orendít, crulet, sûzat, gjyslykët, siret, gjindët, doket, vithet, etj.

*dh) do nga kremtet fetare* dhe *ditt në shenj:* Këshndellat, Krishtlindjet, Karnevalet, krezhmët, Pashkët, Ashuret, Rrezigojt, Rrëshajët, të lidhunat, të vjelunat, Rusicat, kullanat, kortarët, jonet, koret.

Kështu, përdorimi i zakonshëm. Me kaqë por, s'duem të thomi, se këta emna nuk përdoren edhe në numrin e përkundërt, të prúm këtu si për shembull. Por atëherë, posë se përdorimi âshtë fort mâ i rrallë, këta emna



marrin shpesh edhe një kuptim tjetër, krejt të ndryshëm. P.sh. *rem-i:* xeherori, metali; por *remet:* enët e remta; *gunga:* gungorja e kishës, absis; por *gungat:* breshkëzat, mullâjt e fytit; *gjaku:* i dejvet; por *gjaqet:* vrasjet; *orizi:* bimë si gruni; por *oriznat:* tregtizat a dyqanet, ku shitet orizi; *mielli,* i bukës; por *miellnat:* llojet e miellit, apor tregtizat e dyqanet ku shitet mielli.

3. *Të mangët* quhen gramatikisht edhe ata emna, të cilëvet u mungon ndonjë rasë *(defectiva casibus).* Janë emna këta, të nguruemë a të kristalizuemë në ndonjë frazë të posaçme, apor në ndonjë përdorim të veçantë si ndajfolje. P.sh. *Mbet shtang* (rasë 1). Fëmija qau sa qau, por tash *ka rá në fashë* (rasë 4 nga lat. *fascia*). I tha *trûq;* mbet *trûq* për dhé (rasë 1 nga lat. *truncus*-i). Nuk i ka puna *grat* (nga adjektivi latin: *gratus*). Dokumenti duhet të kërkohet *gjetiu* (shqip: ablativ). E vrau *në mboh* (akuz.). Por i rá *mbohit* (ablativ i sllav. *bah:* id). Jam *në zgrip* (shqip, akuzativ). Shpëtova *për rrëshit* (akuzativ i emnit verbuer nga *rrëshas*). E theu gotën dhe e bani *bluzhë* (akuzativ). Hupi *shqimit* (ablativ i substantivit devarbativ nga *shqimi.* Nuk jam në *qokë* me luejtë sod (akuzativ i emnit italisht *giuoco*). Po vjen era *rup* (nominativ i sllav. *rubë* (e djegunë). Qite *cekën* me u nisë (akuzativ i it. *secco*). Kam *ngut:* jam *për ngut; prej ngutit* (akuzativ dhe ablativ i *ngut-i*). - Zdrypnë Engjejt *plyma-plyma* (nominativ). Ka dalë *mangut* me regjistra (ablativ). Ka shpëtue *për piskut* (ablativ i pisk-u). Khs. edhe *me zanë pisk, me kapë pisk, me pasë punën pisk.*

## DH. HOMONIMA E BIGËZIME. SUBSTANTIVA TË PËRPLOTË *(NOMINA ABUNDANTIA).*

### I. Homonima e bigëzime.

Kemi në shqipet asi emnash a fjalësh, që janë të zott të shfaqin, pa ndrue gati kurrgjâ, idé krejt të ndryshme; d.m.th. se e njëjta fjalë mund të ketë dý a mâ shumë kuptime të pavarëshme. P.sh.

1. - Me fjalën *bludë* mund të shprehim idén e njëj sahani të vogël të drûjtë; apor mund të kuptojm edhe atê lëmashkun e bardhë, që vèn përsipri vena e prishunë. Kështu edhe *blutë.*

2. - Fjala *máll* (shqip), shenjon ata të keq të zemrës a dëshír, që ndiejm për vende a njerëz të dàshunë, që kemi larg, p.sh. *malli i atdheut; malli i nanës,* etj. - Ndërsa, kur thomi *Ai ka gjâ e máll mjaft;* me këtê fjalë (turqishte) kuptojm *pasunín e madhe të tij.*

3. - Kur thom: Vê librat *turrë* - due me thanë *grumbull*, një mbi një; nga lat. *turrem:* pyrg, purâ, kullë. - Ndërsa në të thanmen *Po shkoj turr e vrap* - kemi të bâjm me verbin sllavisht *turati:* bâj sulm, marr hov. - Prap mandej në frazën *Luej turrë,* d.m.th. facoletë e përdrèdhunë fort dhe me neje, që përdoret në një lojë për të rrahë. - Shto edhe *turra e jazi* i të hollavet të Turkís.

4. - Tjetër kuptim ka fjala *pallë* në frazën *Ban pallë,* nga gr. *rahat;* - dhe krejt tjetër ka në të thanmen *Palla në thes nuk hyn,* d.m.th. *palla,* turqisht: *shpata, pijarka.*

5. - *Maja e malit; maja e krés.* - Ndër këto dý mënyrë së thanunit, ndënkuptohet: Pjesa mâ e naltë, pika mâ e holla e njëj trupi. - Ndërsa në frazën *Nuk i dij maje vetit.* - kemi punë me një turqizmë, që do të thotë *fund, origjinë.*

6. - Substantivi *makare* shenjon turqisht, një veglë që siellet, tue mbledhun sinxhirin, etj. - Ndërsa këtê fjalë e kemi në përdorim edhe si adverb me kuptim *nemose, së pakut* (nga persishtja).

7. - *Buti i krés;* d.m.th. pjesa e butë e krés, nga turqishtja *bud* (kofshë). - Mandej kemi në përdorim edhe *buti i venës,* - nga italishtja *botte,* fuçí e voglë.

8. - Tjetër *halët e peshkut;* - dhe tjetër *halët e bjeshkëvet* (pishat).

9. - *Mate hapin sa të keshë vrapin.* - E mandej *A e ké pí hapin?* Turqizma *bár mjekimit,* që pihet kokrra-kokrra.

10. - *Leqet e Hotit,* shumsi i emnit *lak-u* (nga lat. *laqueus,* âshtë larg nga fjala turqisht *leqet,* d.m.th. *njollet, dangat.*

11. - Adverbi turqisht *bash:* pikërisht, mu, - âshtë larg nga *rakí bashe; gjylpanë bashline, koçobash,* etj. prej emnit turqisht *bash:* krye. - Mandej, prap, e njëjta fjalë: *bash* - âshtë edhe serbisht, me kuptim adverbjár, si e kemi edhe na në përdorim, d.m.th. *mjaft, bojagí.*

12. - Vro edhe këtê shembull, ku fjala *majë* merr kuptime të ndryshme: Sivjet kemi *majë* gjithë dimnit një dash, të cilin njaty në *máj* e kemi mbytë, tue i rá në *maj* (lat. *malleus*) mu në *maje* të krés.

Mandej: A e *patë* kun atê katundarin, që *pat* në dorë një *patë?*

Vro edhe Vê *peng* (pengoj) shtëpín (nga lat. *pignus*) - Por *Pengoj* kalin. *Jam i penguem.* - D.m.th. *pengë-a, pengesë-a* nga lat. *pedica:* lak me të cilin lidhen bagtia, etj.

13. - *Dora e thatë, s'ka uratë:* pjesë e trupit. - Por *dora e njeriut:* lloji, soji i njeriut. - Mandej prap *miell i dorës së parë:* Cilsía mâ e mira e miellit. Shto edhe kuptimin tjetër të dorës në frazën: *I a ka marrë dorën, i vjen për doret.* - D.m.th. âshtë mësue.



14. - Kështu mund të thomi edhe për shumë emna të tjerë, si: *era, shputa, çika, kamba, syni, gishti, etj.* - Sa për ushtrim, le të trajtohen fjalí të ndryshme me ta.

## II. - Emna të përplotë (*Substantiva abundantia*).

Quhen kështu, emnat që përdoren aty-këtu dý gjinish, dhe kanë prandej, dý a mâ shumë lakime. Këta mund të thirren edhe *emna ambigena* apor *bigëzime.* Ndryshimi i gjinís ndodhë zakonisht ndërmjet dý kryedjalektevet të shqipes. Kështu:

| *toskënisht* | *gegënisht* |
|---|---|
| bajame-ja | bajam-i |
| borxhë-a | borxh-i |
| cmirë-i | smirë-a |
| çarape-ja | çarap-i |
| got-i | gotë-a |
| gosti-a | gostë-a |
| gjethe-ja | gjeth-i |
| jargë-a | jarg-u |
| kandile-ja | kandil-i |
| këshillë-a | këshill-i |
| kështjellë-a | kështjell-i |
| kolle-ja | koll-i |
| ligj-i | ligjë-a |
| lavdi-a | lavd-i |
| mrekull-i | mrekulli-a |
| nder-i | nderë-a |
| palcë-a | palc-i |
| libër-a | libër-i |
| pulizë-a | puliz-i |
| pulpë-a | pulp-i |
| pyll-i | pyllë-a |
| qiell-i | qiellë-a |
| shëmbëll-a | shembull-i |
| shenjë-a | shenj-i |
| vigë-a | vig-u |
| hithë-i | hîthë-a... |

*Vërejtje 1.* - Tjetër kuptim kanë mashkullorët, deverbativa në *-im,* dhe tjetër kanë zakonisht femnorët në *-esë.* Të parët diftojn mâ fort veprimin; ndërsa të dytët diftojn përgjithsisht rrjedhën, efektin a objektin e veprimit. Prendej: *pendimi, ndrimi, krijimi, idhnimi, shkatërrimi, vonimi, vorrimi* etj., kupto: *të penduemt* (akti i të penduemit), *të krijuemt, të ndruemt, etj.* - Ndërsa: *pendesa, krijesa, ngjinesa, ndresat...* kupto: veprat e pendesës, sendet e krijueme, teshat e lame, etj.

*Vërejtje 2.* - Emni djalektar *vullëndesë,* trajtue për analogjí me substantivat verborë në *-esë (pendesë, shtrengesë, pagesë...)* âshtë e arsyeshme të zhduket nga gjuha e shkrueme, dhe të zâvendsohet me të rregulltin e mâ të përgjithëshmin: *vullëndet-i,* nga lat. voluntatem. - Khs. *pushtet-i, qytet-i, shëndet-i,* etj.

*Vërejtje 3.* - As nuk do të shkojshin si u tha, për gjuhën e shkrueme trajtat e cungueme t'akuzativit të mashkullorëvet, aqë të përdoruna nga populli *kán, dhén, shin...* për të plotat *kaun, dheun, shiun.* Arsyeja âshtë pse kështu, si u tha mâ nalt, të pacungueme, i kemi në përdorim edhe rasat të tjera *ka-u, ka-ut; dhé-ut; shi-u, shi-ut;* pra, pse jo edhe *kaun, dheun, shiun?*

*Vërejtje 4.* - Shenjojm këtu, se femnorët në *-eshë* trajtohen, jo drejt për së drejtit, mbi formën e mashkullorëvet, si: *trim, burrë, mbret;* por përmbi abstraktin në *-ní.* P.sh. *trimní - trimneshë; burrní - burrneshë; mbretní - mbretneshë.* - Të cilët abstrakta, mbassi janë të trajtuemë, si ata në *-sí* mbi formën e shumsit *(pleqní, djelmní, fëmijní);* kështu përjashtohet, si i paqërtuem, abstrakti *miksí,* për *miqsí;* njashtu si nuk thomi as *paksí, djelní, voglí.*

*Vërejtje 5.* - Vro, si emnat e përveçëm cungohen në të folun, përkahë sasia, kur janë në lidhní me patronimat e vet. *Kol'(ë) Troshani, Mar'(-k) Prêl (-ë) Vata, Vuksa(-n) Gjeli.* - Këtê cungim e pësojn, posë se bâhen atonë, edhe emnat e përgjithët, numrorët, etj., kur lidhen ngusht me një emën tjetër caktues. Kështu *buk'grunit, dhet'herë, pês'vetë, nan'lokja, një fëmijë gjasht'vjeç.* - Përsrisim këtu se ky cungim, kudo që ndodhë, do të shenjohet në shkrim me hiezën përkitse.

*Vërejtje 6.* - G. Majer-i (EW) emnin femnuer *rrëshajë* (gjarpën,



nepërkë) e lidhë me verbin *rrëshas,* edhe me adverbin *rrëshanë.* Krejt i kotë prandej, mbas si, na duket infiksi *-q-* ndër fjalët *rrëshqas, rrëshqanë,* etj. - Ndërsa përkundra, kemi punë me një rrânjë tjetrë, kur marrim para swsh omofonin *rrëshajë,* gr. *pentecostes;* lat. *rosalia:* festa e drandofillevet. Gjithënjë edhe ky, defektiv (vetëm shumës), na erdhi nga latinishtja *rosalia;* kahë ligjohet qartë *ë*-ja tematike. - slv. *rusica.*

*Vërejtje 7.* - Femnorin e prishun shkodran *kulifiskë-a* mbassi e dijm nga Bogdani, se na vjen prej *koll i fiskët* (koll i thatë, vërem-i), mendojm që të dëbohet nga gjuha e shkrueme, dhe të zâvendsohet me të thanmen mâ të drejtë t'auktorit.

*Vërejtje 8.* - Gjithënjë të prishun e mbajm na neologjizmin aqë të përdorun në këtê blê *vërejtje;* kompozitë toskënishte nga fraza *vë re.* - Tue lanë m'anësh pjesën e parë *vë-,* të ligshtueme, për origjinaren e hundzueme *vê,* substantivi vetë *-re* bihet këtu edhe mâ i prishun, mbassi kemi të bâjm me një trajtë, që ka humbë diftongun rrânjuer *roe.* Sikurse, nemose për gegë, që e kanë në përdorim hundoren e vjetrë, do t'ishte mâ e qërtueme, që të thojshin dhe të shkruejshin *zâvendës, zâdhane, zâfillet,* sesa *zëvendës, zëdhënës,* apor *zanafille-t.*

*Vërejtje 9.* Përmbassi substantivi *gjí-ni,* ka shumë gjasë se na vjen lat. *sinus* (G.M.EW.), sikur e dëshmon edhe refleksi i rotaçizmit të toskënishtes *(gji-ri);* kështu nuk e kuptojm, pse mund të ndihet edhe mund të shkruhet *gji-u: gjiu i detit.*

*Vërejtje 10.* Tre emnat e shqipes *(dorë, derë, kál),* kur trajtojn shumsin, e shpërthejn në diftong zanoren rrânjore *derë - dyer; dorë - duer* (nga: *dier*) e *kál - kual.* Këta, me një denominacjon teknik, thirren *shumsa të thyemë* (*pluralis fractus*). Ortografisht, prandej, trajta e shumsit nuk ka nevojë të marrë, si shenj zgjatimit, edhe një *-ë* fundore: *duer-ë, dyer-ë, kual-ë.*

*Vërejtje 11.* Tue qenë se, si dihet, femnori *hua-ja* prodhoi adjektivin *i huaj, e huajë,* dhe trajtat *i huaj, huaza, huazim,* âshtë mirë t'i vêhet shenj -nemose për gegë - theksës së luejshme *(accentus mobilis).* - Posë kësaj vrejm, se do të dëbohet, si i prishun diftongu *(-ue)* n'adjektivin *i huej,* për *i huaj, e huajë, e huaja, së huajës, të huajën.*

*Vërejtje 12.* Budi emnat e Sakramendevet nuk i ka mashkullorë, si i kemi sod në përdorim *Pagzimi, Krezmimi, Vojimi,* por i ka substantiva verborë asnjansë: *të Pagzuem-t, të Krezmuem-t, të Vojuem-t.*

*Vërejtje 13.* Shumsi i njësuem *(plurali i singularizuem):* Thërasim kështu njata njëjsa t'emnavet të cilët, tue pasë bjerrë, mbas gjaset, njëjsin e vjetër, trajtohen nga shumsi. P.sh. prej *shtat-i, shtetën-t* duel *shtet-i;* nga *molla tarta* duel *mollatartë-a;* nga *anë-a, enë-t,* u trajtue *enë-a;* nga *(fíll-i) fije-t* u trajtue *fije-a.*

*Vërejtje 14.* - Mashkullorët, që dalin në *-r,* mbas njëj zanoreje së gjatë a diftongu *-ie,* pëdoren fort shpesh, sidomos në gegënishte, me trajtën e shqueme *(-ri),* ku do të shkojë e pashquemja. P.sh. *Një nieri, pa hiri, u rrëxue, e rá mbi do fieri,* për *një nier... pa hir... mbi do fier.* - *A ké qenë ndonjë herë në Fieri?* (për *në Fier*). - *Kam mbytë një giri (një gir)* - *Falma një qiri* (f. *një qír*). - *Aty rrjedha e lumit ban shumë gjiri* (për: *ban shumë gjír).*

*Vërejtje 15.* Nuk e gjykojm të mirë forcimin e hundores *-n* fundore, në *-nd,* si: *Mos fol me kend. A e pae kund? Jo; Gjithkund e kërkova, por kurrkund s'e ndesha.* (Për *ken, kun... gjithkun... kurrkun).* Pse, po t'ishte i fortë ky hundzim funduer *(-nd),* dhe mos t'ishte i thjeshtë *(-n),* nuk do të kishte rám kurr, si e vërtetojm ndër mashkullorët *luâ-ni, blê-ni, blî-ni, hû-ni, sŷ-ni.* Prandej thomi *Kû* (kun) *po shkon? Me kê* (ken) *e ké?*

*Vërejtje 16.* Shenjo infiksin *-a-,* që tue mos qenë pjesë organike as mbrapashtesë e trajtës, vlen për të lidhë fjalën a me një tjetrë, ase me sufiksin përkatës. Âshtë mâ fort një *shtesë eufonike.* P.sh. *man-a-ferrë, gur-a-kuq, dor-a-cak, gush-a-spec, kamb-a-ndoras, krushk-a-madh.*

*Vërejtje 17.* - Nuk na duket qartësí dhe drejtësí, të rendohet në një fjaluer trajte: *r e,* gjithmonë pa shenjue kurrnjë ndryshim ortografik, me gjithë varjantet fonetike dhe semantike që ka në gjuhë. Kështu: *r e (sic et simpliciter).* Grafí kjo, që vjen *a)* për hundoren: *rê-ja; b)* për diftongun rrânjuer *-oe: roe, voe;* kështu *c)* për *e*-n e thjeshtë, orale, si e lypë emni i notës muzikale: *do, re, mi...; ç)* kështu, edhe për adjektivin femnuer të gjatë *i rí, e ré; d)* gjithënjë kështu, edhe për nusen e shtëpís, në lidhje me vjehrrën: *e reja e Drandos; dh)* po në këtê trajtë, edhe kur përdoret fjala, për lajme a ngjarje të fundit: *A kemi ndonjë të ré* (gjâ)?... *e)* posë këtyne, edhe n'u marrtë fjala *(re)* si *çehre, fëtyrë,* s'ndron trajtë. - Pyesim: A thue ka hie, të jepen ortografisht, *të gjitha të njëjta,* këto trajta kurse shumica sosh, *për natyrë të shqipes* (jo të djalektit) janë krejt të ndryshme; edhe janë ruejtë kështu të paprekuna nga ndëkimi i gjuhëvet të huaja, si përdoren ditën e sodit në pjesën mâ të madhen e tokës së Shqipnís?



*Vërejtje 18.* - Shkodra sidomos, me rrethe, i ngjasin në teprí femnorët mâ shpesh, të tjerët mâ rrallë, kur zanorja fundore ndodhë, për pozicjon, para rrëshitsevet *(-l, -ll, -r, -n);* të cilat lypet, të qëndrojn të përgjymsta, si në toskënishten. P.sh. *vér-a, dán-a, bór-a, ér-a, një pár, i hóll, e vështír, m'u dár, m'u thér, me dlír, m'u lëvýr, me thúr, kadál;* në vend të *danë-t, një parë, borë-a, erë-a, tue terë; tue u lëvyrë, me dlirë; âshtë vështirë me thurë kadalas...* Këta ndodhë edhe ndër trajtat e aoristit sigmatik *(-shë);* d.m.th. zgjatohet zanorja tematike, sidomos kur kështu, në zanore të gjatë mbarojn pjesoret e tyne. P.sh. *Andej rásh, e s'e pásh. Khs. unë lashë, thashë, dhashë.*

*Vërejtje 19.* Padrejtsí, thomi na, se u bâhet mashkullorëvet me zanore të gjatë tematike, që shkruen pa kurrnjë shenjim të sasis, ndër fjalët e përbame; ndërsa femnorët, mâ të priviligjuemë; mbassi ndër këso rasash kujdesemi t'u a shtojm gjithmonë *ë*-n fundore, sado që ndër gegë sidomos, nuk ndihet aspak. P.sh. shkruejm *dorëjashtë, fëtyrëvrâshtë, kambëmirë,* etj.; ndërsa do të shkruejm *bállhapët, shpírtmadh, bérrêjshëm, dámas, pîtas, hámende...;* të cilat trajta, për kahë sasia, janë edhe një herë mâ të gjata, se të përgjymstat, përse *báll-i, shpírt-i, bé-ja, hé, etj.*

*Vërejtje 20.* As s'e shohim të drejtë, t'u shtohet mashkullorëvet të gjatë, apor pjesorevet të kësaj sasie, nga një *-ë* fundorë, kinse për hír të zgjatimit, tue i paraqitë ortografisht këta, si t'ishin të tingëllit të përgjymsët, p.sh. shihen *zhurë-i, zharë-i, një gurë s'ban murë, yllë, hutë,* etj. për *zhúr-i, zhár-i, gúr-i...*

*Vërejtje 21.* Ndër sa të tjera, nuk e kuptojm pranín *ë*-s në trupin të fjalës *arsye.* Tashti, mbassi trajta na erdhi, pa farë dyshimit, nga lat. *ratio,* na me kohë, për hír të metatezës, *a*-n tematike të fjalës së huajtunë e hodhmë në krye (*ratio* - artio). Prandej, për çka ajo *ë*-? Çka zâvendson?

*Vërejtje 22.* Fjalën *fëmijë* (lat. *familja*) toskët e mbajtnë në gjinín e origjinalit, femnore. Prandej, mendojm se do të thonë: *Isufi âshtë një fëmijë e mendëshme; sikurse edhe Fatimja âshtë një fëmijë e mendëshme.* Kështu, toskënisht; ndërsa Gegët e mbajn gjithmonë, me çdo subjekt, gjinín mashkullore. *Zefi âshtë një fëmijë i mirë; por edhe Kata âshtë një fëmijë i urtë.* Kështu edhe Bogdani *këjo fëmijë.* - Mâ vonë, Toskë e Gegë, tue e harrue huazimin e vjetër nga latinishtja (fëmijë: *familia*), kur ky emën veshi edhe *kuptimin e shtëpís, të konakut,* etj. u sollmë e e mormë, po këtê emën (lat. *familia*), si e kishte italishtja *(famiglia)*. Këndej na mbetnë dy trajta nga e njëjta rrânjë. - Për ortografín e shumsit shenjojm këtu, se tashma âshtë bâ zakon të shkruhet këjo trajtë, shkurt, pa *ë*-n fundore: *do fëmij.*

*Vërejtje 23.* Kurse substantivi verbuer *kiesë-a,* na vjen, si shihet, nga verbi *unë kiej hardhiat,* pse nuk do t'a ruejë diftongun tematik *(-ie)* edhe në derivatën? Pse do të shkruej, si shihet ndokun *kizë-a,* dhe jo *kiezë-a?*

*Vërejtje 24.* Fjalori i fundit nuk ban ndryshim sasiet ndërmjet omonimavet *vaj-i* (oleum), *vaj-i* (ploratus), dhe pa pasthirrmes *vaj!* (lat. vaeh!). Ndërsa e para trajtë, për natyrë të shqipes âshtë e shkurtë, dhe me *o*-n rrânjore, sikurse ishte n'origjinalin *(oleum)*. I dyti, në gegënishten tingëllon e gjatë: *váj-i;* dhe e treta, gjithënjë e gjatë, mbassi kanë po të njëjtën rrânjë (lat. *vaeh*). - E interesantëshme âshtë edhe femnorja *vajë-a:* mandeshë, tajë, mamicë... E kanë edhe Arbëreshët e Siçilís *vajë-a:* virgjin *(Skirò)*. Prej kahë G. Majer-i xori, tue i shtue sufiksin shqip të zvogluesëvet *-zë,* femnoren tanë, të soçmen *vaj-zë.*

*Vërejtje 25.* – vro si ndron theksimi i tonikes, simbas kuptimit që merr fjala *besë-a.* P.sh. *M'a dha bèsën. Qe, bèsa!* Por, si betim: *Besà, s'po të rrêj! Besa, bèsë!* - Krejt njekështu edhe veta e parë e dëshrores të verbit *shoh.* P.sh. *Të pàsha si veten!...* Por, si *bé* që i bâhet kuj, ndron tonika. *Pashà bukën! Pashà nderin!* - Sado që edhe në bé që *i lëshohet* kuj, theksimin origjinár e ruen të verbit. P.sh. *Pàshë kryet tand! Pàshi Zotin, burra!*

*Vërejtje 26.* - Në qoftë se neologjizmi *studim,* del nga pjesorja e verbit të huajtun: *studjue* (dhe jo *stuđue*), atëherë edhe substantivi verbuer në fjalë do të jétë natyrisht *studjim-i* (studjoj). Krahaso *ngujoj* (ngujim); *vijoj* (vijim); *vojoj* (vojim); *ngojoj* (ngojim); *fejoj* (fejim, fejesë); *lêjoj* (lêjim, lêje). - Për ndryshe, kemi një *kalk* krejt të pavend *studio, studi,* (it), çka s'mund të shkojë, mbassi kemi edhe verbin *studjoj.*



*Vërejtje 27.* - Rosi në fjaluer të vet ka emnin *therrë-a,* për të soçmen e mâ të përgjithëshëmen *ferrë-a.* - Trajta e prume prej si (e Mbishkodrës), na duket fort mâ e arsyeshme, prejse *therra* therë; nuk ferë *ferra!* - Në këtê trajtë: *(therrë-a)* e bje edhe Fjalori i Institutit; posë se edhe *ferrë-a.* - Verb e emën verbuer doemos do të përkojn nga rrânja.

*Vërejtje 28.* - Gjuha e shkrueme, - e kemi thanë ndashti kushdi sa herë! - do të ruhet fort, mos t'i shtijë në punë redukcjonet ase të mbrydhunt e diftongavet, aqë në përdorim populluer (Shkodra): *ú-* (ue), *í-* (-ie), *ý-* (-ye), *é-* etj., si: *Ka shkú dhe ka zí; mandej, mbassi e ka lý kuleçin me míll e tlýn, e ka vendú diku mbë një tryzë, me u tér në dill.*

*Vërejtje 29.* Sikur nga verbi lat. *tego* dolnë emnat *toga* dhe *tectum* (petk; pullaz); kështu edhe shqip, mendoi albanisti i shquet N. Jokl-i, se fjala *bora* vjen nga verbi *bie.*

*Vërejtje 30.* - Si emna nyejorë gjiniet *i shoqi, e shoqja* nuk përdoren në shmës *(të shokët, të shoqet)*. Tjerët, po *të kushrîjt, të mbesat, të vëllazënt, të motrat.*

*Vërejtje 31.* - Ndër trí varjantet në përdorim *shkelm, shqelm, shtjelm,* kryet e vendit, prandej mâ e këshilluemja për përdorim, kishte me e pasë e para trajtë *(shkelm)*, mbassi gjindet mâ afër gurrës *(shkeli)*.

*Vërejtje 32.* - Emni i herojt të rapsodivet tona, të cilin e shkruejm zakonisht *Gjeto Basho Muji,* mendojm se ortografisht do të jepet këso dore *Çeto-Basho-Mujo.* - Nga dezinencat *-o* t'emnavet mejherë shihet, se nuk mbahen me né. Këta emna spjegohen mâ qartë me sllavishten; nga e cila ka gjasë se na depërtuenë këto kangë kreshnikësh, këto gurra të pashterëshme të shqipes. Kështu, sl. *Çeto* (shokë, grumbull, shoqní); - *Basho* (trq. kye, kryetár; krhs. *bim-bash, Koço-bash, gjylpanë bash-line)*; *-Mujo* (sl. emën i përveçëm personash, nga jud. *Mojses*). Pra *Muja, kryetari i çetnikëvet.*

*Vërejtje 33.* Mashkullorin *zharg-u:* lëkura që lëshon gjarpni në

pranverë, - gegët nuk e kanë, përsa dijm. Jeton vetëm si adverb në frazën *I marr petkat, kambët, të mbathunat zharg (rshanë;* djal. *zhag);* apor edhe si emën përbuzës *zhargo-ja.*

*Vërejtje 34.* Shenjoni *të thanmet pleonastike,* përsa u përkasin emnave. I ka në gojë populli; por nuk këshillohen për në gjuhën e shkrueme: *sŷt e ballit; flokët e krés; me thoj të duervet; s'i ndihet zani i gojës; zorrët e barkut; shputat e kambëvet; ruejna Zot, mendët e krés! Këmisha e shtatit, lakënat e kopështit; zemra e barkut!. Një fjalë gojet.*

*Vërejtje 35.* Thamë atje ku qe vendi, se emnat e përveçëm të gjithë, në daç gjeografikë, etj. në qofshin, shkruhen me germën kryesore (në krye të fjalës), të madhe. Shtojm këtu, se kështu, me të madhe do të shkruhen edhe ata emna personash, që janë huajtunë nga substantivat e përgjithët, p.sh. *Vullëndet-i, Vjollcë-a, Durime-ja.*

*Vërejtje 36.* Ndërsa, mbas praktiket mâ të përhàpunë sod, emnavet femnorë, që në të pashquemen dalin në zanore të gjatë, të dlirtë ja hundore, ndërmjet kësaj e zanores *-a* shtiem një *-j* eufonike; vetëm femnorët që mbarojn në *-i,* këta s'i a kanë nevojën e kësaj lidhse *(-j).* Kështu: *gjâ-ja, re-ja, voe-ja, grue-ja, û-ja;* ndërsa *dashuni-a, shtëpi-a, marri-a* etj.

*Vërejtje 37.* E mangët ortografia e emnavet *bluzhë* (për bluzhgë); *shëllungë* (për: shtëllungë); *shkumbë* (për *shkumë,* nga iv. *s-kum,* it.; *schiuma*); *shkrumb-i* (rum. *scrum,* nga trq. *kurum:* thirr, çagjë; për *shkrum-i.*

*Vërejtje 38.* Zbutime të pavend, hŷ në përdorim për analogjí t'atyne emnoreve, që e ligshtojn zanoren rrânjore *(plak - pleq; shteg - shtigje; shat - shetën),* i gjykojm: *meshkujt* (p. mashkujt), *të mëdhejt, të vegjëlt, vëllezër-t* (p. *vëllazënt*).

*Vërejtje 39. - Ditt e kalueme; nett e ronís; ata janë tashma të zott e vetes; u fal njëherë me të vett; mandej i shpëtuen lott.* - Ndër shembujt e prumë fjalësh së pajisuna me dy *t- (tt-),* mendojm se do të shenjohen këto në gjuhën e shkrueme edhepsè ndokund ndoshta nuk ndihen aqë të qarta. Arsyeja âshtë, pse njena *-t* i përket vetë fjalës, e njehet si pjesë organike e



saj; ndërsa e dyta *-t* âshtë elementi shques i shumsit. Krahso të njëjtin fenomen edhe në grafín e verbavet. Na shkruejm b. f. vetën e tretë njëjës të së pakryemes: *Ai nuk i u matte fort shenjit; por qitte dhe gjithmonë gati e vritte. Ajo u ngutte kajherë tue folë; prandej, edhe shpesh e trette fijen. Gjarpîjt ai nuk i mbytte me kambë, por i kapte e i zhytte nd'ujë.* - Këtu edhe, si pamë mâ nalt me emna, *t*-eja e parë ban pjesë me trupin e verbit, ndërsa e dyta *-t* i përket dezinencës: *mat-te, qit-te, mbyt-te.*

*Vërejtje 40.* - Shenjojm etimologjín e çuditëshme të femnorit *gjasë-a,* nga e thanmja (më) *gjan se...*

*Vërejtje 41.* - Në frazet *A jé vesht? Marr vesh* mendojm, se kemi punë me albativin *veshit,* të cunguem dezinencet (-i-), ndodhë nga përdorimi i shpeshët. Por fort mâ i shëmptuem na duket ky ablativ, kur jipet ndër këto frazë, edhe pa dezinencën fundore t'ablativit të shquem *-it.* Kështu ndihet e këndohet ndonjë herë *A jé vesh? A ké marrë vesh? S'marr vesh për ty!* Kështu edhe adverbat kohorë (nga ablativat) *vjet (vjeti) parvjet(it), mot.*

*Vërejtje 42.* - Nuk ka sigurisht ç'të bâjë femnori "fé", ndër të thanmet si: *pa fé marrjet, pa fé mërziet, pa fê, zorit.* Mendojm të kemi punë këtu me trajtën e reduktueme të emnit homofone: *fije;* i cili, gjithënjë ndër frazet e syprithanuna, përdoret edhe: *Pa fije marrjet, pa fije mërziet, pa fije zorit.* Këto mënyrët e fundit prandej, janë për t'u këshillue të përdoren; dhe jo ato të parat *pa fé mërziet...,* që s'kanë kuptim.

*Vërejtje 43.* - Nuk na duket shprehë aqë shqip përdorimi i rrjedhores së cilsís *(ablativus qualitatis et materiae),* prî nga prepozita *prej;* në vend të shprehjes fort mâ të natyrëshme të gjuhës me ablativin e thjeshtë. Prandej, pse *një thupur prej thanet: dý medaja prej arit; veprë prej pionierit,* në vend të *një thupur thanet,* etj.

*Vërejtje 44.* - Venu shenj mashkullorëvet n' *-ar, er, -ir -or, -ur,* të cilët përdoren prej popullit në trajtën e shqueme, për të pashqueme. P.sh. *Tue shkue në Vir-i të Kastratit ndesha pa hir-i, në një njer-i, i cili po flente mbi do fjer-i. Falma një qir-i. Qite njekëtu do zhur-i. A ké kjenë ndonjë herë në Fjer-i të Myzeqés? U ndez zhar-i.* - Khs. edhe turqizmat: *Jé njer-i për ser-i. U dogj nur-i. Ai erdhi me zor-i.*

*Vërejtje 45.* Konstrukte krejt të paarsyeshme bâhen shpesh nga populli, tue lidhë emnin njëjës me një mbiemën (përemën) shumës. P.sh. *tjera ditë; tjera natë, tjera vjetë* - (për *tjera dit, net,* etj.)

*Vërejtje 46.* - Mendojm, se me femnorin *fije-a,* kemi të bâjm me një shumës të singularizuem: *filli-fije;* ase *fillja - fijet.* Faret djalektare mandej, e gjykojm shkodranishten *nji fice;* për t'u dëbue pa tjetër nga gjuha e shkrueme.

*Vërejtje 47.* - Tingëllojn për vesh mjaft të dobtë emnat e shqipes, trajtue kinse si abstrakta, tue u vû bisht sufiksin turqisht *-llek.* P. sh *zotni-llek, fatzi-llek; gomar-llek, të përziem-llek, për faqe-llek.*

*Vërejtje 48.* - Dy adverbat denominativa *nade, mbrame,* kur merren si substantiva, lakohen krejt simbas femnorësh në *-e: dele-ja, çerdhe-ja, reze-ja.* Por jo tue u shtue këtyne edhe në të pashquemen gjurmët e trajtës së shqueme *(-je,* nga *-ja).* Prandej, pse *nadje* e *mbramje?*

*Vërejtje 49.* - Përgjithsue, posaçe në Gegëní, përdorimi a rregulla, të feminizohen emnat mashkullorë, që në shumës dalin në *-e*; mjerisht vjen fort e fështirë dhe e vrashtë për vesh kur âshtë puna të pajisen këta emna me atributat përkatës: Njëjsi me mashkullorin, shumës me femnorin! P.sh. *Zadrima ka shmë katunde të bukra; mâ i bukri* (katund) *por, ndër të cilat* (katunde) *âshtë Dajçi. Fisi mâ i vjetri ndër të gjitha fiset e Balkanit âshtë ai i Ilirasvet. Mali mâ i nalti ndër të gjitha tjerat e Shqipnís âshtë ai i Toskënís, Tomorri.*

*Vërejtje 50.* - Shqipja nuk do të ketë emna femnorë, që dalin në të pashquemen në -î (*í* e gjatë hundore), si ndihen për analogji, në gegënishten: *fi-a, kusi-a, tepsi-a, çini-a.* Këta për rregullim, ja do të shkruhen si jep toskënishtja *(finjë-a, grinjë-a, fëmijë-a, brinjë-a);* apor të zhdehen faret nga hundzimi: *kuti-a, tepsi-a, çeni-a,* etj.

*Vërejtje 51.* - Ablativat e shquemë të shumsit në *-shit* sod përgjithsisht kanë humbë; por mund të ndihen prapë ndër Shqiptarët e Siçilís edhe kahë jugu i Toskënís (Gjinokastrë, etj.). Në Gegëní sporadikisht mund të ndihet edhe *nipashit*; ase edhe, ku s'duhet, sidomos në gojë të fëmijëvet: *kësishit, asishit, kështushit, ashtushit...* Jemi mendimit, se edhe emnat



e personavet të malsís: *Mirash, Mbarash-i,* këtu do t'a kénë prejardhjen; d.m.th. kemi të njëjtin formacjon t'emnit nga ablativi i: *i mirë, i mbarë.* - Khs. lat.: *De Bonis, De Sanctis, De Comitibys...*

*Vërejtje 52.* - Shumsi i mashkullorit *djalë,* do t'ishte rregullisht me zbutimin e ligjëshëm të tematikes *-a* në *–e,* pra *një djalë, dy djel-.* Sa për epentetikën *-m,* që i a veshin trajtës së shumsit *(djelm),* këjo duket, se âshtë zhbartë nga abstrakti: *djelmëni.* Kështu mund të shkruejm edhe shumsin e këtij emni pa këtê element të panevojshëm: *dy djel-t,* si mund të ndihet edhe ndokun. Se sa për trajtat *djem-t, djema-t,* këto do t'i gjykojm të prishuna.

*Vërejtje 53.* - Etimologjisht shumsi i vërtetë i emnit *djallë* nuk âshtë *djemën,* si e kemi në përdorim mâ të shumën. Këtê kemi gjithënjë nga emni tjetër i latinishtes *daemon.* Toskët por, kanë edhe *dy djaj-t;* ndërsa prapë Gegët kanë në gojë mâ fort *dy dreqën-t;* d.m.th. shumsin e lat. *draconis;* apor edhe shejtana (nga hebr. *satan*).

*Vërejtje 54.* - Përmbassi mbas G. Meyer-it në fjalën *arsye* paskemi trajtën metatetike të huajtunê nga latinishtja *ratio,* ajo *ë-* në trup të fjalës (arsye), që shihet aty-këtu; çka zâvendson? Çka duhet?

*Vërejtje 55.* - Ortografisht na jemi mendimit, që substantivat neutra të ndrojn nga shumsi i emnavet participorë; sado ndryshimin nuk e ndiejm gjithaqë me vesh. Kështu: *të djerrunt e kohës, të nisunt për luftë, të kryemt e detyrës,* sigurisht do të ndryshojn nga shumsët: *ushtarët e ngushtuemë për bukë, të mbetunët pa punë, të varruemët në luftë, ata të dënuemët për burg të përjetshëm, të kaluemt e Kirit kambë;* dhe *të kaluemët në klasë të dytë, janë pakë.*

*Vërejtje 56.* - Njehen si *fjalë onomatopoike,* d.m.th. që ndjekin me tingëll të vet edhe veprën që shfaqin: *bumbe* (bumb), *bumbullimë, vizhvizhé, tandtande, çakmak, troke, tingllim...*

*Vërejtje 57.* - *Njeky malsor âshtë shum fajtor: Gjithmonë ka qenë gjaksor, dhe shpesh âshtë paditë si tradhtor i vendit të tij. Vjet unë, as në kallëndor, as në fror nuk kam ardhë në shkollë.* - Gjithmonë mbas mendimit sinë, shqipja nuk i ka sufiksat emnorë *-or* e *-tor.* Në veprën e

lavdueshme të veten: "Grammatik der Albanischen Sprache" - Dr. G. Pekmezi (këndo: Rajko Nachtigal) - Wien 1908. - megjithse gramatikën e vet auktori e bazon kryekrejet mbi djalektin toskënisht, në rendin e sufiksavet të tjerë, por, këta dy: *-or* e *-tor* nuk i numron aspak. Ka vetëm: *-uar* e *-tuar.*

Deshmë të thomi me kaqë, se dy sufiksat në fjalë *(-or* e *-tor),* të cilët sod kanë marrë aqë hapët në gjuhën e shkrueme, nuk e dijm, a thue mund t'i rrijn për báll arsyetimit e rregullavet fono-morfologjike të shqipes.

Ka shumë gjasë, se trajtat *malsor, rradhor, kambësor, tradhtor,* etj. kanë mbetë nga e shquemja (malsuer) *malsori;* (tradhtuer) *tradhtori;* (rradhuer) *radhori;* (kambësuer) *kambësor-i...* Por, do dijtë këtu, se kur *o*-ja tonike fundore e cila shfaqë diftongun e mblèdhunë *-ue,* gjindet për pozicjon në rrokjen fundore të mbyllunë, atëherë këjo mund të kthehet në diftongun *-ue,* po ndodhi para tingujvet të ligshtë (langorë): *(-l, -ll, -r)* porsa t'u a hjekim elementin e shqimit *(-i).* Prandej *malsor-i, fajtor-i...*

Provën mâ të qartën e këtij proçesi fonetik të shqipes mund t'a vërtetojm në fleksjonin e verbavet. Edhe këta, po krejt si emnat, kur f.v. n'aoristin nj. v. III., *o*-ja tonike fundore ndodhë në rrokje të mbyllunë, pse i ka rá dezinenca *(-i),* automatikisht atëherë kthehet edhe këjo në diftongun e parë *(-ue, -ua).* Kështu thomi *unë dola, ai doli,* apor: *ai duel; unë xora, ai xori,* apor: *ai xuer; ai mbolli,* apor: *ai mbuell,* etj. Kështu, e vetëm kështu; por kurr *ai dol, ai xor, ai mboll.*

Prandej, as emnat, me të hjekmen e elementit shques *(-i),* nuk mund të dalin në të pashquemen: *malsor, sholl, fror, troll...;* por: *malsuer* - malsori; *shuell* - sholli; *fruer* - frori, *truell* - trolli...

S'e shohim nevojën, të shtojm këtu, se nuk përfshihen në këtê kategorin tanë neologjizmat e djeshme: *motor, traktor, konservator,* etj.; të cilat të huajtuna, të gjitha gati nga italishtja, i mbajtmë dhe i shtiem në fjaluer krejt njashtu si na i dhanë.

Mandej, si e çekmë mâ nalt, duhet theksue këtu, se ramja e dezinecës së v. III. t'aoristit *(-i)*, tue ngjallë njëherit diftongun tematik *(-ue),* vërtetohet vetëm ndër trajta verbore që sosin me tinguj langorë: *-l, -ll, -r;* ndër rasa të tjera jo. Kështu thomi *Ai dogj gishtin* (djegë). *Ajo i mblodh* (mbledhë) *mendët. Pjetri hoq dorë* (hjekë). *Porsa e poq bukën* (pjekë), *u drodh* (dredhë) kahë *shtëpia.*

*Vërejtje 58.* - Emni *njer-i* âshtë *konkret (lat.:* home); ndërsa *njeri* âshtë *kolektiv* (shumë njerëz, njerzim). - Emni âshtë nga indogjerma-



nishtja: *ner.* Tue shpërthye në shqipet *e*-ja tonike në diftongun *-io, -je,* si ndodhi shpesh me fjalët latinishte: *pesca* - pjeshkë; *veterem* - i vjetër; *fetos* gr., lat. *vetus,* te na *vjet-i;* gr. *eter,* lat. *alter;* te na dha: *jatër, jetër, tjetër.*

## E. EMNAT ZVOGLUESË (*Deminutiva*).

Tue veshë substantivat trajtën e kuptimin e zvoglimit, marrin zakonisht sufiksat: *-kë. -th* (mashkullorët), dhe *-zë (femnorët),* Kështu:

*zekth-i* (mbas G. Meyer, nga ven. *zecca,* rriqnë).
*zunkth-i* (it. *gionco).*
*trimth-i* (trim).
*qêth-i* (nga *qehën-i, gjê-ja:* dërrasë e rrumbullaktë).
*grêth-i* (nga *grenës, ngrenës).*
*qokth-i* (nga *Gjon, Gjokë).*
*ndueth-i* (nga *Ndue-oi;* sikur: *Ndréth-i,* nga: *Ndré-u).*
*Zekë-a* (nga *Zef-i).*
*Gjokë-a* (nga *Gjon-i).*
*Palokë-a* (nga *Pal-i, Pavlo).*
*gjuhzë-a (gjuhë-a).*
*anzë-a* (tosk. *Arzë-a;* turq. *arë:* bletë, grêth).
*shojz-a* (it. sogliola).
*unazë-a* (De Rada: *una-ja:* rreth).
*mullzë-a (mullë-a).*
*qêjzë-a* (qê-ja).
*lundrezë-a* (it. *lontea).*
*lehmzë-a* (nga *lehi, lehme).*
*dorzë-a* (dorë).
*vajzë-a* (Skiro: v*Vajë-a;* virgjin).
*qërshizë-a* (qërshí e egër).

S h k u r t i m e t:

*ang.:* anglisht.
*arab.:* arabisht.
*asir.:* asirisht.
*frng.:* frengisht.
*gr.:* greqisht.
*grm.:* gjermanisht.

*hbr.*: hebraisht.
*irn.*: iranisht.
*it.*: italisht.
*lat.*: latinisht.
*poln.*: polonisht.
*prs.*: persisht.
*rus.*: rusisht.
*shq.*: shqip.
*slv.*: slavisht.
*srk.*: siriakisht.
*sved.*: svedisht.

## Ë. EMNA PERSONASH.

I. **Elementi mysliman**.

Abdullah, Abdul, Dul, m. - *arab.*: shërbtuer i Tinzot, sherbyes i Allahut.
Adem, Dem, m. - *hbr.*: toksuer. Nier i krijuem prej dheut. - *arab..*: Baba i njerëzimit. *(Adam).*
Agime, f. - *shq.*
Ahmet, Amet, Met, m. - *arab.*: *i* përmendun, i lëvduem.
Ali, m. - *arab.*: i naltë.
Aqif, m. - *arab.*: i qëndrueshëm. Nier që lutet në vetmi, vetmitar.
Asiz, Hazis, m. - *arab.*: i mirë në kulm, i dashun, i çmueshëm, Shêjt.
Avdi, m. - *hbr.*: A b d i a s.: shërbtuer i Tinzot, krijesë e Allahut.
Bademe, f. - *trq. irn.*: bajam.
Bafte, f. - *prs.*: fat, baht, kismet.
Bari, m. - *arab.*: nier detit, rosë detit.
Bekim, m. - *shq.*
Bektash, m. - *arab.*: nier shêjt, bashkëpuntuer.
Besim, m. - *arab.*: buzëqeshun, i gëzueshëm, i fortë, i qëndrueshëm.
Beshir, m. - *arab.*: lajmtár, që bje lajme të mira, myzhde.
Brahim, Ibrahim, m. - *hbr.*: ati i bestarëve, Abraham.
Bubuqe, f. - *shq.* (*trq.* gonxhe).
Bukurije, f. - *shq.*
Bujare, f. - *shq.*
Dan, Ramadan, m. - *prs.*: i mendshëm, nier që di shum.



Dritë, f. - *shq.*
Durime, f. - *shq.*
Elmaz, m. - *arab.*: diamant, gur i çmueshëm.
Emër, m. - *arab.*: urdhërues, kryetar i njëj kombi apor i njëj qyteti.
Emin, m. - *arab.*: besnik, i besueshëm, i sigurtë, i qëndrueshëm.
Enver, m. - *arab.*: shum i ndritshëm, fort i shkëlqyeshëm.
Eqrem, m. - *arab.*: nier fort i naltë, shum bujár, fisnik, kavaljer.
Esad, m. - *arab.*: fort i lum, tepër i gëzuem.
Fehmin, m. - *arab.*: i mendshëm, i kujtueshëm, i squet, i hollë.
Fejzi, m. - *arab.*: nier shum i naltë, dhuratë, përparim.
Fitret, m. (femnash). - *arab.*: natyrë, bukurije, krijesë.
Gani, m. - *arab.*: pasanik, nier me zemrën plot, nier, të cilit s'i mungon gjâ.
Gonxhe, f. - *trq.*: (iran).: burbuqe.
Gjyl, m. (femnash). - *iran.*: drandofille.
Hafiz, Afiz, m. - *arab.*: rojtar, i mêçëm, themelues.
Halit, m. - *arab.*: i shoqi, burri, i gjithëhershëm.
Hamdi, m. - *arab.*: lavd, falënderim, i lavduem, i falënderuem.
Hamza, m. - *arab.*: burrë fort trim, gjaku së Muhametit.
Hazim, m. - *arab.*: burrë i urtë, kujdestár.
Hazis, m. - *arab.*: i mirë tejèt, i'dashun, i çmueshëm.
Hazret, m. - *arab.*: profetë, Hazret Isaja: *Jezu Krishti.*
Himë, Imë, m. - *prs.*: Shqipe, Feniçe.
Hyjrí, f. - *prs.*: bukurí, syzezë.
Hyjsen, Hyjsenije, m. f. - *arab.*: i bukur (zvoglim).
Ikball, Ikballe, *arab.*: fat, baft, shans, gëzim, lumní, dëshirë.
Iliaz, m. - *hbr.*: Elias.
Isa, m. - *hbr.*: Jezus (: Shëlbues).
Ismajl, m. - *hbr.*: Ismael.
Isuf, m. - *hbr.*: Josef, shtesë, i shtuem.
Jonuz, m. - *hbr.*: Jonas: pëllumb.
Jakup, m. - *hbr.*: Jakob, Ják; nier që i shtje nënkambsen kuj.
Jub, Jup, Ejub, m. - *arab.*: durues, bartës.
Kazaz, m. - *arab.*: mëndafshtár, Nier që merret me punim të mëndafshit.
Kurd, m. - *arab.*: Ujk, Ujkan.
Kudret, m. - *arab.*: virtyt, fuqí, aftësí, fuqí hyjnore.
Latif, m. - *arab.*: i mirë, i shkueshëm, i butë, bukurí shpirtnore.
Lumnije, f. - *shqip.*
Mahmut, m. - *arab.*: shum i lëvdueshëm, fort i ndershëm, nier me moral.

Makbulle, f. - *arab.:* e pëlqyeshme, e kandëshme, e vlerëshme.
Medar, m. - *prs.:* i lëvduem, qendra e mjedisit të tokës.
Medin, m. - *arab.:* qytet i Arabís. - Myhidin, *arab.:* nieri që ka dhânë sqarime për besimin e vet.
Menduh, m. - *arab.:* i nderueshëm, bollek.
Midat, Mithat, m. - *arab.:* i shuguruem, i kushtuem Zotit, i pari muej i vjetit arab.
Mejreme, f. - *prs.:* Maria, e ruejtunë.
Muharrem, m. - *arab.:* lavd, i pari muej i hanës, i vjetit mysliman.
Mukë, m. - *arab.:* qytet shêjt i Arabís *(Meka).*
Murat, m. - *arab.:* i dëshruem, i dashun, emën i sa mbretënve të Turkís.
Musa, m. - *hbr.:* profeta Mojsiu, i shpëtuem nga ujnat.
Mustafë, m. - *arab.:* i zgjedhun, emni i përveçëm i Muhametit.
Myrteza, m. - *arab.:* i kandëshëm, i pëlqyeshëm.
Myzafer, m. - *arab.:* ngadhënjyes, fitues, viktorjoz.
Nadir, m. - *arab.:* nier me një bukurí fort të rrallë, i çmuesi, i vetmi për atê kohë, femnore: Nadire.
Naim, m. - *arab.:* dhuntí e Zotit, i njomë, delikat.
Nazif, m. - *arab.:* i pastër, i dlirët.
Nazir, m. - *arab.:* i nderuem, i gatshëm, prûsi i ngadhnjimit.
Nebil, m. - *arab.:* bujár, fisnik, i dám në shenj për inteligjencë, për fisnikí.
Nesib, m. - *arab.:* fisnik, i shtëpie së mirë.
Nezir, m. - *arab.:* i kushtuem Tënzott, nieri që frikson.
Nimet, m. (edhe femnash) *arab.:* dhuntí, hír, nieri që e kalon jetën mirë, në gëzim.
Nuri, m. - *arab.:* dritë, i ndritshëm.
Osman, m. - *trq.:* emni i të parit Sulltan, themeluesit të mbretnís së Turkís.
Qamil, m. - *arab.:* ekselencë, përsosmëní, i përkryem.
Qemal, m. - *arab.:* nier i përsosun, i plotësuem, ekselencë.
Qerim, m. - *arab.:* bujár, zemërgjanë, i madh.
Ragip, m. - *arab.:* i dëshruem, lakmues.
Rahip, m. - *arab.:* religjioz, i përshpirtshëm, luâ.
Refik, m. - *arab.:* shoq, kolegë.
Reshid, m. - *arab.:* i arsyeshëm, i urtë, udhëhjekës për të mirë.
Resul, m. - *arab.:* lajmtár nunc, apostull, ndërmjetës.



Rexhep, m. - *arab.:* i shtatti muej i vjetit të hanës.
Reuf, m. - *arab.:* zemërdhimbëshëm, i butë, fort i mëshriershëmi.
Rifat, m. - *arab.:* naltsí, ekselencë, nieri i randsishëm.
Riza, m. - *arab.:* pëlqim, Kkondendim, vullëndim.
Ruhi, m. - *arab.:* shpírt, jetë, gjallní.
Rystem, m. - *prs.:* fort trim, emni i njëj heroji persjan.
Sabi, m. - Sabri, m. - *arab.:* i durueshëm, që bar shum, i pashëm.
Sadrim, m. - *arab.:* i pari i të gjithëve, mâ i nalti, kryetari.
Sadik, m. - *arab.:* i drejtë, i pastër, i sinqertë.
Said, m. - *arab.:* fatlum, ikballëlí, baftlí.
Sair, m. - *arab.:* flakë, zjarr, tepricë.
Sejfullah, m. - *arab.:* shpata e Tenzott.
Selim, m. - *arab.:* i shëndoshët, i sigurtë, nier i pabelá.
Sami, m. - *arab.:* i naltë, i shkëlqyeshëm, në krye të të gjithve.
Seni, m. - *arab.:* i naltë, i ndritshëm.
Sibe, f. - *arab.:* mollë.
Sulejman, m. - sulë, m. - *hbr.:* Salomon profeta, nier paqit.
Sulltanije, f. - *arab.:* mbretnesha, e shoqja e Sulltanit.
Shaban, m. - *arab.:* i tetti muej i vjetit arabisht, emën i njëj fisi arab.
Shahin, m. - *prs.:* skyfér.
Shend, m. - *arab.:* gëzim, haré.
Shefqet, m. - *arab.:* madhní, pompë.
Shpresë, f. - *shq.*
Shqype, f. - *shq.*
Shyqyr, m. - Shqyrije, f. - *arab.:* falemi nderës Zotit!
Shyhret, m. - *arab.:* festë, gëzim, zâ, solemnitet.
Taip, m. - *arab.:* i mirë, i bukur.
Tahir, m. - *arab.:* i pastër, i panjollë.
Teofik, m. *arab.:* hír, dhuntí e së naltit.
Vehab, m. - *arab.:* zemërgjanë, bujár, dorëdhanë.
Vidë, f. - *shq.*
Vjollcë, f. - *shq.*
Zeqir, m. - *arab.:* lule, stolí, zvoglim i emnit: Zakarí.
Xhavid, m. - *arab.:* i amshuam, i hyjnueshëm.
Xhelal, m. - *arab.:* madhní, pushtet, fuqí, emën i Zotit.
Xhemal, m. - Xhemile, f. - *arab.:* bukurí, i bukur.
Xhevahire, f. - *arab.:* gur i çmueshëm, djamant.

*Vërejtje 1.* - Emnat e seksit femnuer, shqip, si: *Lumnije, Bukurije, Agime, Durime,* etj, janë fort të vonë. - Të kësaj date janë edhe emnat mashkullorë, si: *Flamur, Pëllumb, Besnik, Agron, Tomorr, Sazan, Mërgim,* etj., me të huajët: *Çezar, Edip, August, Valentin, Antonin, Viktor...*

*Vërejtje 2.* - Gjithënjë, këta emna personash të seksit femnuer, shumica përbâhen tue u shtue mashkullorëvet dezinencën *-e, -je,* si: *Saní - Sanije; Shyqyr - Shyqrije; Selim - Selimije,* etj.[39]

**II. Elementi kristian.**

Adelajde, f. - Lajde, f. - *grm.:* bijë bujarësh, fisnike.
Adolf, m. - *grm.* (ujk): bujár, ndihmtár, shtëpie së mirë.
Age, Agetinë, Tinë, f. - *gr.:* e mirë, e virtytëshme.
Albert, Bert, m. - *grm.:* fort i ndritshëm, bujar, fisnik.
Albinë, Binë, f. - *lat.:* e bardhë, bardhe.
Aleks, m. - *gr.:* ndihmë e shpejtë, mbrojë.
Aleksander, Ksandër, Sandër, Lekë, m. - *gr.:* gjuetár njerzësh.
Alfons, Fons, m. - *grm.:* bujar i gatshëm e i gjallë për veprim.
Alfred, Fred, m. - *grm.:* i këshilluem nga shpirtënt, nga zz. Elefët.
Almë, f. - *lat.: (anime)* shpírt.
Ambroz, m. - *gr.:* i padekshëm.
Anastaz, m. - *gr.:* i ngjalluni.
André, Ndré, Ndrekë, Ndrecë, m. - *gr.:* burrë i fortë, i shëndoshët.
Angjelin, Lin, m. - Angje, Angjelinë, f. - *gr.:* lajmtar-e.
Anë, f. - *hbr.:* bamirëse, e pasunë.
Anton, Tonin, Ton, Ndue, Ndoc, Ndokë, Ndueth, m. - Tone, Antonjetë, f. - *gr.:* nieri që i rri për báll anmiqvet.
Augustin, Gostin, Cin, m.- Cinë, f. - *lat. (augustus),* i madhnueshëm.
Aurel, Aureljan, m. - i shkëlqyeshëm, arjan i ndritshëm.
Baltasar, Balto, m. - *asr.:* burrë i fortë, trim.
Bartolomé, m. - *aramajk.:* i biri i trimit.
Bazil, Vasil, m. - *gr.:* mbret, mbretnuer.
Beatriçe, f. - *it.:* lumnuese, e lùmtunë.
Benedikt, Benit, Venedik, m. - *lat.:* i bekuem.

[39] Bibliografí. - Përposë gurravet të gjalla të profesorëvet që na ndihmuenë në këtë shqyrtim të vogël, patmë para swsh tekstat: *a)* "Dizionario italiano-turco" - Antonio Ciadyrgy - Constantinople, 1834, të cilin G. Meyer, si e dëshmon ai vetë në parathanje, e pat ndihmë fort të vlefshme në hartimin e Fjalorit etimologjik, 1891. - *b)* "Dictionnaire turc-francais" - R. Youssouf. - Constantinople, 1888.



Benjamin, m. - *hbr.:* djali mâ i dashuni, djali i dëshirit.
Benvenut, m. - *it.:* i ardhun me kambë të mirë.
Bep, m. - kq. Jozef, Zef.
Bernard, Benardin, Nard, m. - *grm.:* trim guximtar, si ujk.
Blagj, Vlash, m. - *lat. it.:* belb, belbacuk, gagaç.
Bonaventurë, Bonë, m. - *lat.:* fatlum, i lum.
Bonifac, m. - *lat.:* bâmirës.
Brigjitë, f. - *irl.:* trimneshë, e fortë.
Çeçile, Çile, Çiluk, Luke, f. - *lat.:* bijë e fisit të vjetër romak "Gens Caecilia".
Çelestin, Çelin, m. *lat.:* qielluer.
Çezar, m. Çezarinë, f. - *lat.:* Jul Çezari, peranduer i famshëm romak.
Çesk, m. - kq. Françesk.
Çiprjan, m.: i lindun në Çipër.
Çiril, m. - *gr.:* zotues, pronár, zotní.
Çirjak, Qurk, m. - *gr.:* zot gjâjet.
Danjel, Denil, m. - *hbr.:* Zotynë âshtë gjyqtari im.
Dant, (Durant), m. - *lat. it.:* durues, qëndrues.
David, Daut, m. - *hbr.:* i dashun.
Demetër, Dimitër, Mitër, m. - *gr.:* i kushtuem Hyjnís së Demetrës apor Çereres.
Djoniz, m. - *gr.:* i kushtuem hyjit Djoniz apor Bakut.
Domenik, Dedë, m. Domenikë, f. - *lat.:* zotní, nier i Zotit.
Donat, m. - *lat.:* i dhânun, i falun, i dhuruem prej Zotit.
Edit, m. f. - *angl.:* prûsi i pasunís.
Eduard, m. - *grm.:* kujdestari i gjâs e i pasunís.
Egjid, m. - *gr.:* i lindun n'Egjé.
Eleonorë, Leonorë, Norë, f. - *gr.:* e dhimbshme, zemërbutë.
Emanuel, m. - *hbr.:* Zotynë me né.
Emil, m. - *lat.:* kundërshtár, rival.
Elizabetë, Betë, Lizë, f. - *hbr.:* Zotynë, gjyqtari im.
Ernest, Nest, m. - *grm.:* nier i peshuem, i matun në fjalë, serioz.
Estrë, f. - *prs.:* hýll.
Eufemje, f. (Sh. Mia), *gr.:* gojarí, folse e mirë, gojamlë.
Eugjen, m. - *gr.:* bujár me fis, i shtëpie së mirë, fisnik.
Eustak, Stakë, m. - *gr.:* i frytshëm, plot kallza.
Evë, f. - *hbr.:* nana e të gjallëvet.
Fabjan, m. - Fabjolë, f. - *lat.:* bathë.
Faust, m. - *lat.:* fatbardhë.

Federik, m. - *grm.:* nieri paqdashës *(Friedrich).*
Feliçjan, m. - *lat.:* i lum, fatbardhë.
Ferdinand, m. - *grm.:* nieri i paqit.
Filip, m. - *gr.:* dashunues (meraklí) kualsh.
Filomenë, f. - *gr.:* grue e dàshunë.
Flav, m. - *lat.:* flokëkuq, leshverdhë.
Florë, f. - Fjorjan, m. - Florindë, f. - *lat.:* dashunues lulesh.
Françesk, Çesk, Frano, Franush, Nush, Nushë, f. - Frank i lirë, kush kishte punë me frankë.
Fulgjenc, m. - *lat.:* i ndritshëm, i shkëlqyeshëm.
Gabrjel, m. - *asir.:* nieri me Zotin, lajmtár i Zotit.
Ganxhe (Gonxhe), f. - *turq.:* burbuqe drëndofillesh.
Gaspër, m. - *sankrit.:* mbikëqyrës, inspektuer.
Gegë, Greguer, m. - *lat.:* barí, rojtár i grigjës.
Guljelm, Lem, m. - *grm.:* mprojsi i paqit.
Gustav, m. - *sved.:* purteka, apor thupra e mbretit.
Gjaçint, Çint, m. - *lat.:* lule presh, zymbyl *(Hyacin).*
Gjemë, f. - *lat.:* gúr i çmueshëm.
Gjenovefë, f. - *kelt.:* vajzë me mollza të bardha të faqevet.
Gjergj, Gjorgj, Gjush, m. - *gr.:* lavrues i tokës, búlk.
Gjon, Gjovalin, Lin, Gjin; - Jovan, Ivo, etj. *hbr.:* dhuntí e Zotit.
Idë, f. - *angl.:* luftare, heroinë.
Inoçenc, m. - *lat.:* i pafaj.
Jeronim, Hjeronim, m. - *gr.:* emën shêjt.
Joakim, Jakin, m. - *hbr.:* Zotynë të ban të qëndrueshëm.
Jozef, Zef, Zekë, Bep, m. - *hbr.:* i shtuem, i bashkuem.
Justin, m.- Justinë, f. - *lat.:* i drejtë (zvoglimi i *justus*).
Karl, Karluç, m. - Karlë, Karolinë, f. - *lat.:* i dashun *(carus, carolus).*
Katrinë, Katë, Trinë, Rinë, f. - *gr.:* e pastrë, e sinçertë.
Kjarë, f. - *lat.:* (clara): e qartë, e kthielltë.
Klement, Kelmend, m. - *lat.:* i butë, zemërdhimbshëm.
Klorindë, f. - *gr.:* e blerueshme, e njomë.
Konstantin, Kosto, m. - *lat.:* i qëndrueshëm, burrë fjalet.
Kornel, m. - *lat.:* i fisit të permendun romak. *Gens Cornelia.*
Krizoston, m. - *gr.:* gojarti.
Kristinë, f. - *lat.:* e lyeme, e shugurueme.
Kristofor, m. - *gr.:* ai që bar Krishtin.
Lazër, Llazar, m. - *hbr.:* Zotynë âshtë ndihma jeme.



Lenë, f. - kq. Magdalenë. *(Helena).*
Leonard, m. - *lat.:* burrë i fortë (Luâ: *leo*).
Lorenc, Loro, Lêc, m. - *lat.:* dashunues i larit *(laurus).*
Luçe, Luçí, f. - *lat.:* dritë, e ndritëshme *(lucem).*
Ludovik, Bik, m. - *freng.:* luftár i shkëlqyeshëm.
Luigj, Alois, Bigj, m. - *it.* - kq. *Ludovik.*
Lukë, m. - *gr.:* dritë.
Lulash, m. - *shq.:* prej lulashit, dashunues i lulevet.
Lulë, f. - *shq.:* dashunuese lulesh.
Magdalenë, Lenë, f. - e linduna në Magdale (Palestinë).
M(b)arash, m. - M(b)aç, m. - *shq.:* i mbarë, i mirë.
Margeritë, Ritë, Gitë, Gretë, f. - *lat.:* dhuntí qiellore, xhevahire.
Marí, Mrí, Mrikë (Kushë), f. - fjalë egjipcjane, e dashuna e Tinzott, nana e dhimbavet.
Marjan, m. - *lat.:* biri i Marís.
Mar, Marjo, m. - *arjan.:* i fuqishëm apor emni i Marís mashkullizue.
Martë, *f.* - *sirjak.:* Zojë.
Martin, m. - *lat.:* emën prej Martit, zotit të luftës.
Mati, Matish, Tish, m. - *hbr.:* dhuntí e Zotit.
Matilde, Tilde, f. - *grm.:* grue e fortë, trimneshë në luftë.
Melaní, f. - *gr.:* zeshkane, harapeshë.
Mikel, Kel, Mhiell, m. - *hbr.:* kush, si Zotynë? Kryeengjëlli.
Mitër, Dimitër, m. - *gr.:* Zoti i drithnavet.
Mojz, m. *hbr.* - (Mujo, m. - *sl.*): i shpëtuem prej ujnash.
Monikë, f. - *gr.:* vetmitare.
Nikë, m. - *gr.:* ngadhënjyes, fitues.
Nikollë, Kolë, Kolec, Lec, Nikolin, m. - *gr.:* mujs i popujvet.
Nuncjatë, f. - *lat.:* lajmimi i Zojës. *(Annuntiatio).*
Ovid, m. - *lat.:* barí, kullotsi i delevet.
Orland, m. - *gr.:* nieri prej vendit të lumnueshëm.
Orsolinë, Ursolinë, f. - *lat.:* ulkojë e vogël.
Pál, Paulin, Palush, Palokë, Lush, m. - *lat.:* i vogël me shtat.
Pashko, Pashuk, Shuk, m. - *lat.:* nieri i lindun Pashkësh.
Piu, m. - *lat.:* nieri i mirë. I përshpirtshëm.
Pirr, Burrë, m. - *gr.:* (?) nieri zjarm.
Pjetër, Pjetrush, Pjerin, Tush, Tuke, m. - *lat.:* gúr *(petra).*
Prênkë, (nga: Prend + kë), Prêlë, Preloc, Prendush, m. - *lat.: Primus* - i Parë.

Prosper, m. - *lat.:* nieri në shëndet e në lulzim.
Prudenc, m. - *lat.:* i urtë, i mêçem.
Rafael, m. - *hbr.:* Zotynë shëndoshë, mjekimi i Zotit.
Robert, Bert, m. - *grm.:* i ndritshëm nga lumnia.
Rodolf, m. - *grm.:* plot trimní e lumní, ujk i lumnueshëm.
Rozë, Rozinë, Zinë, f. - *lat.:* drandofille.
Rrok, m. - *lat.:* shkam, shkrep, qytetzë.
Salvator, m. - *lat.:* shëlbues, shpëtues.
Sebastjan, Bastjan, Sebë, m. - *gr.:* i nderueshëm.
Serafin, m. - *hbr.:* engjejt që mbajn tronin e Tënzott, i ndezun në dashunín hyjnore.
Severin, m. - *lat.:* i rrebët, i shtrëngueshëm.
Simon, m. - *hbr.:* Zotynë na ka ndëgjue lutën.
Sofí, f. - *gr.:* dija, e dijshmja.
Sokol, m. - *slv.:* emën shpendit grabitçár, skyfér, gjeraçinë.
Sokrat, m. - *gr.:* i shpëtuem me krye.
Stanisla-u, Stanishë-a, m. - *polak.:* lumnia, ndera e shtetit.
Stefan, Shtjefën, Tefë, m. - Stefaní, f. - *gr.:* kunorë.
Suzanë, f. - *hbr.:* lil, grue e pastrë.
Teodolindë, Lindë, f. - *grm.:* grue e amlë me popull.
Teodor, m. - *gr.:* dhuntí e Zotit.
Tereze, Terezinë, Leze, f. - *gr.:* gjuetare.
Teutë, Teftë, f. - emni i Mbretneshës Ilire.
Tomë, m. - *hbr.:* binjok, binak.
Ugolin, Hugolin, m. - *grm.:* shpírt i vogël.
Ujkë, m.- *shq.:* ulk, ujk.
Umbert, Humbert, m. - *grm.:* vigâ i ndritshëm.
Urban, m. - *lat.:* qytetar i njerëzishëm, nier i qytetnuem.
Valentin, Valer, Valerjan, m. - *lat.:* nieri i vlefshëm, nieri i shëndoshët.
Venanc, m. - *lat.:* gjuetár, gjahtár.
Verë-a, f. - *rus.;* b e s ë. - ase shqip.
Veronikë, Verë, f. - *lat.:* fëtyrë e vërtetë.
Vidë, f. - *shq.*
Vil, Vilhelm, - *grm.:* dashunues përkrenaresh.
Viktor, m. - *lat.:* fitues, ngadhnjyes.
Virgjîl, m. - *lat.:* i blerët, blerues.
Vìrgjînë, f. - *lat.:* e pastrë, e pamartuemë.
Vlash, m. - *lat.:* i belbët (blasius).



Vokërr, Vocërr, m. - *shq.*
Xakarí, m. - *hbr.:* shërbtuer i Tënzott. Zotynë ka mendue për né.

**Emnat e djelmvet**

| | | | |
|---|---|---|---|
| 1. - Salvatori | Toli | 18. - Fabjani | Bjani |
| 2. - Alfonci | Fonci | 19. - Aleksandri | Sandri |
| 3. - Benardini | Benardi | 20. - Paulini | Pauli |
| 4. - Ferdinandi | Nandi | 21. - Augostini | Agusto |
| 5. - Rafaeli | Eli | 22. - Leonardi | Nardi |
| 6. - Antonini | Nini | 23. - Enriku | Riku |
| 7. - Gjovalini | Gjoni | 24. - Gjuljemi | Lemi |
| 8. - Alberti | Berti | 25. - Injaci | Njaci |
| 9. - Eduardi | Ardi | 26. - Benito | Beni |
| 10. - Alfredi | Fredi | 27. - Pjerini | Pjero |
| 11. - Koleci | Leci | 28. - Bepini | Bepi |
| 12. - Vitori | Toli | 29. - Severini | Severi |
| 13. - Ernesti | Nesti | 30. - Karrli | Karrli |
| 14. - Emili | Mili | 31. - Klementi | Kleo |
| 15. - Angjelini | Lini | 32. - Lorénci | Lora |
| 16. - Mikeli | Keli | 33. - Ludaviku | Lodo |
| 17. - Nikolini | Niko | 34. - Rodolfi | Rudi |

**Emnat e varzavet**

| | | | |
|---|---|---|---|
| 1. - Antonjeta | Neta | 15. - Lizeta | Zeta |
| 2. - Albina | Bina | 16. - Rozina | Zina |
| 3. - Anucjata | Cjata | 17. - Ida | Ida |
| 4. - Margarita | Gita | 18. - Amelja | Mela |
| 5. - Çeçilja | Çilja | 19. - Luigjeta | Hjeta |
| 6. - Marta | Marta | 20. - Klotildja | Tilja |
| 7. - Klarinda | Klara | 21. - Filomena | Filja |
| 8. - Karrmelina | Karrmela | 22. - Gjyzepina | Pina |
| 9. - Ermenelinda | Linda | 23. - Anjezja | Njeza |
| 10. - Eleonora | Nora | 24. - Vitorja | Tolja |
| 11. - Jolanda | Landa | 25. - Magdalena | Lena |
| 12. - Kjarina | Rina | 26. - Uranija | Nija |
| 13. - Marija | Ija | 27. - Nikolina | Nika |
| 14. - Rregjina | Gjina | 28. - Aurelja | Lelja |

| | | | |
|---|---|---|---|
| 29. - Benardina | Dina | 32. - Terezina | Zina |
| 30. - Agetina | Tina | 33. - Gjystina | Dyta |
| 31. - Angjelina | Angja | 34. - Dorotea | Tea. |

*Vërejtje 1.* - Por, qyshë përpara se t'u përshkonte fryma e kristjanizmit ndër brigjet e vendevet tona, të parët tanë, natyrisht pagâj si të gjithë popujt e atëhershëm, bartnë emna krejt të ndryshëm. Onomastikën, që mund të mbledhim edhe sod ndër banorët e malevet të veriut sidomos, e kemi pa dyshim të trashëgueme nga Ilirët e vjetër. Këtyne emnavet mjerisht, tash âshtë tepër vonë të mundohemi me u a gjuejtë ndopak vështrimin, që mund të kénë pasë ndër ato kohët e lashta. Sa për dijení, po biem këtu edhe kësish një ndorë të mirë. Kështu: *Agç-i, Agrush-i, Angjél-i, Ajkë-a, Ajkunë-a, Alin-i, Alk-u, Amat-i, Atal-i, Babun-i, Bacul-i, Bacukë-a, Balèc-i, Balsh-i, Baltonë-a, Barbullë-a, Bzhelë-a, Bacë-a, Behur-i, Belsh-i, Bicèl-i, Bilan-i, Bilutë-a, Bimç-i, Bitër-i, Bob-i, Brosh-i, Brungë-a, m. Bubèc-i, Bub-i, Buqan-i, Buq-i, Bufë-a, Bul-i, Bolojë-a, Bush-i, Cajë-a, Cacë-a, m. - Cakë-a, m., Cakon-i, Cale-ja, Calok-u, Cok-u, Col-i, Curr-i, Dedush-i, Diac-i, Doç-i, Dodan-i, Dradjosh-i, Fetë-a, m. Frisk-u, Gjikë-a, Haç-i, Kacèl-i, Kec-i, Kep-i, Klosh-i, Lekë-a, Loc-i, Lec-i, Losh-i, Lan-i, Laskë-a, m., Ludi-a, m. - Llusk-u, Maroc-i, Mel-i, Memë-a, m. - Mërruk-u, Mcuk-u, Nol-i, Pacan-i, Papush-i, Përdukë-a, m., Përgjeç-i, Pikul-i, Povesh-i, Prukë-a, m., Radë-a, m. Qetë-a, m. Rrah-i, Qut-i, Shyt-i, Tanushë-a, Til-i, Temak-u, Totë-a, m., Tresk-u, Tuç-i, Voc-i, etj.*

Për t'u shenjue këtu âshtë fakti, se këta antroponima që rreshtuemë, shumica janë prej rrethit të Dukagjinit; edhe përdoren sod si emna personash; nga të cilët erdhnë e u trashëguenë gjatë kohëvet si emna familjesh *(patronima).*

*Vërejtje 2.* - Shenjo përdorimin e shpërdorimin e apeltivit: *shën, shëna.* - Sigurisht, nga italishtja: *San* (G. Majer, EW. 104). - Rregullisht mendojm se, *shën,* shkon si apeletiv përpara emnit mashkulluer: *Shën Pjetri, Shën Nëkolli, Shën Pali.* - Para *emnavet femnorë,* apelativi: *Shëna.* Kështu: *Shëna Prendja, Shëna Kryqja.*

Por edhe mashkullorët, të ndikuemë nga femnorët: *Shëna Rroku, Shëna Bafti, Shna Vlashi, Shëna Ndou* (Shën Andou?), *Shëna Ndreu* (Shën Andreu?), *Shën Gjoni.* - Mâ e sigurtë ortografisht do t'ishte të përdorej, si për mashkullorë, si për femnorë apelativi në fjalë, në trajtën e sinkopueme, ndjekë nga pika. Kështu: *Sh. Pjetri, Sh. Gjoni, Sh. Shtjefni. - Sh. Ndreu, Sh. Ndou. Sh. Illia.* - Ashtu edhe për femnorë: *Sh. Marta, Sh. Agja, Sh. Çeçilja, Sh. Mria, Sh. Eugjenja, Sh. Injaci, Sh. Eduardi, Sh. Eleonora, Sh. Albina.* Por: *Shën* Mria, nuk shkon, sado që populli i jugut e ka në përdorim.



Varjantet që shihen: *Shën, Shëna, Sh. Sh. - Sh', Sh* - mirë âshtë të përmblidhen të gjitha në *Sh.*

## F. EMNA FAMILJESH *(PATRONIMA).*

Shum të ndryshme paraqiten zanafillet e patronimavet, që adoptuenë familjet gjatë kohëvet, për t'u dallue njena prej së tjerash. Kështu:

1. - Shpesh *emni i fisit,* nga kishin dalë të parët, erdh e u bâ emën familjet (llagap), p.sh. *Mirdita, Shala, Shoshi, Nikaj, Mërturi, Puka, Dukagjini, Pulti, Shkreli, Hoti, Kastrati, Shllaku, Bytyqi,* etj.

2. - Mâ shpesh *toponimat* vetë, d.m.th. qyteti, malsia e katundi, prej kahë kishin dalë gjyshi a stërgjyshi, u muernë si patronima, p.sh. *Tepelena, Tirana, Korça, Vlora, Frashëri, Pèshtani, Cakrani, Bushati, Kakarriqi, Kallmeti, Zadrima, Gavoçi, Shiroka, Beltoja, Naraçi, Pistulli, Fishta, Plani, Kiri, Kavaja, Përmeti, Muzhani,* etj.

3. - Edhe *adjektivi,* përbâ nga emni i vendit *(ètnikon)* erdhi me kohë e u muer si emën familjet, p.sh. *Bardhanjori, Leshnjani, Korçari, Prekalori, Elbasansi, Durrsaku, Plançori, Luarasi, Goroshjani,* etj.

4. - Emnat e *mjeshtrivet, të zanatevet e të profesionevet,* që u shtruenë të parët, shpesh tue vû bisht sufiksin turqisht *-xhí,* u muernë dhe mbetnë si emna familjesh, p.sh. *Çarkaxhia, Teneqexhia, Kallajxhiu, Marangoni, Opingari, Tallaganxhiu, Rota, Çurçia, Prifti,* etj.

5. - Emnat e bashkangjitunë me *titujt e profesionit (Haxhi-, Molla-, Papa-)* mbetnë si patronima, p.sh. *Haxhiademi, Haxhihyjseni, Haxhibrahimi; Mollabeqiri, Mollasamiu, Mollaqerimi; Papakristaqi, Papajani, Papavasili.*

6. - *Titujt e nderimit ase të zyrës,* etj., ushtrue dikur prej së parësh, erdhnë me kohë e u banë emna familjet, p.sh. *Konomi, Paci, Bejleri, Kamsi, Gjylbegaj, Hysenagaj, Bardeli* (nga: *Bardhëhylli*).

7. - Porse banorët e malevet sidomos, e të fushës mornë mâ të shumtën e herës *emnin e babës e të gjyshit,* dhe e mbajtnë këtê si emën familjet. Kjo, sistema e përgjithtë e popujvet primitivë. P.sh. *Zef Ndoci* (i biri i Ndoc Kolës), *Ndrek' Prendushi* (i biri i Prendush Gjetos), *Palok Zeka* (i biri i Zek' Tushit), *Hil' Ndoja* (i biri i Ndoj' Pepës), *Ramadan Sefedini,* (i

biri i Sefedin Zenelit), *Abaz Muharremi* (i biri i Muharrem Shefqetit), *Adem Osmani* (i biri i Osman Shabanit) etj.

8. - *Emni i babës ase i gjyshit,* me sufiksin *-aj, -ej,* erdh shpesh e u muer si patronim, p.sh. *Dodaj, Hasanaj, Ndocaj, Aliaj, Prêlaj, Gjonej, Mitraj, Kolej, Geraj, Janużej, Hamzaj, Zeqiraj, Palaj, Çelaj, Gjeçaj.*

9. - *Emni i babës,* i lidhun me *emnin e gjyshit,* erdhi ndonjë herë e trajtoi patronimin. Kështu *Dodëpecaj, Gjoluli, Paluca, Përdodaj, Gjylramaj, Gjopepaj, Marlaskaj, Gegëhysenaj, Përndrejaj, Përtefi, Mehmetbrahimej, Kolgecaj.*

10. - E djeri *emnat e mbiemnat qesharakë,* apor asish që stigmatizojshin ndonjë vetí të posaçme a mungesë trupore, ngjitë e mbetë shpesh qyshë në fëmijní, erdhnë mâ vonë dhe u banë patronima, p.sh. *Gjeluci, Gici, Pinuci, Mini, Qorri, Topalli, Miniku, Sakati, Çuçi, Vogli, Cungeli, Pavaci, Flokëkuqi, Abrashi,* (flokëverdhi), *Bicaj* (bicë: dosë), *Dashi, Koka, Kaltkaj, Kuqani, Laveshi, Kuburja, Qërosi, Hundëcungu, Harapi,* Peci (i verbët), Pici (skjep zogut), *Murri.*

11. - Posë këtyne, edhe *emna shtâzësh, bimësh,* etj. mbetë qyshë në vocrrí, shpesh edhe si në llasë, me kohë u banë e u trashëguenë emna familjet, p.sh.: *Pema, Rrushi, Caca, Shtylla, Ujka, Shpendi, Harusha, Pëllumbi, Shqarri,* etj.

*Vërejtje.* - Si ndajshtesë, biem me këtê fill një dorë llagapësh (patronimash) së qytetit të Shkodrës nga shekulli i kaluem, si mund të shihen në regjistrin e Pagëzimevet të Famullís katolike. Kështu: *Abrashi, Babi, Banda, Bardhi, Bashi, Batuçi, Bjanku, Bibashi, Boboti, Bogdani, Brozi, Bumçi, Çapaliku, Çeka, Çoba, Çela, Çota, Dodmasej, Daberdaku, Duoda, Galigaçi, Gera, Gici, Giota, Gjeçi, Gjolala, Gurashi, Guci, Guga, Gurakuqi, Hysenagaj, Junki, Kominacej, Kamsi, Kazena, Kiçi, Lala, Lindi, Logoreci, Lazani, Lufi, Llupi, Marinej, Matrishi, Mazi, Midha, Mislocja, Ndoka, Paci, Peci, Pici, Parruca, Pema, Pepa, Palota, Predanji, Qafeti, Radoja, Rakacolli, Saràçi, Serreqi, Shqarri, Tedeskini, Vakanji, Vasa, Vlladanji, Vukashini, Zezaj.*

## G. EMNA VENDESH *(TOPONIMA).*

Tue lanë m'anesh toponimat e vjetër shqip, të cilëvet do t'ishte guxim e lehtësí të provoheshim ndopak me u vezhgue zânafillet; ashtu edhe, tue mos dashë të përsrisim këtu emnat e vendevet, mbetë qyshë prej së huajësh, të cilët u çeknë në vendin përkatës, si b. f. *Tivari* (Anti-barium), *Konispoli* (gr. qytet në trajtë të konit), *Saranda* (gr. Aios Saranda), *Gramshi* (sllv. degë lumit), *Dushmani* (trq. anmiku); marrim në shqyrtim tashti disa prej toponimash së shqipes, të cilëvet mundësisht do të mundohemi me u a zhbirue shkajkun, që e motivoi atê denominacjon. Kështu:



1. - Kemi emna vendesh, të cilët vetëm, apor në lidhní me një parafjalë, shenjojn zakonisht pozicjonin gjeografik, ase trajtimin e lokalitetit, ku gjinden të venduemë. P.sh. *Nënshati* (nën fshat), *Temali* (tej malit), *Ndërlymza* (ndërmjet dy degëvet të lumit), *Balldreni* (për báll Drinit), *Ndërfandëna* (ndërmjet dy rremavet të Fandit), *Mazreku* (mbas rekut; slv. Mbas sheut), *Tebregu* (tej bregut), etj.

2. - Vetë lumi a mali i dha emnin vendit ku gjindej, p.sh. *Kiri, Ishmi, Gjadri, Gomsiqja, Semani, Tomorica, Banushi, Vermoshi, Velja, Rrjolli.* Këta ndodhë shpesh edhe tue u femnizue mashkullorin e lumit a të malit, p.sh. *Matja* (Mati), *Fanda* (Fandi), *Luma* (Lumi).

3. - Shêjti Pajtuer, të cilin katundi e lutë me miq, shpesh i ka dhânë emnin vendit. B. f. *Sh. Gjini* (Shën Gjini), *Sh' Jaku, Shëna Prendja, Sh' Gjergji, Sh. Nëkolli; Shirqi* (kat. *S. Sergius*), *Sh. Mitri, Këlmendi* (Sh. Klementi).

4. - Apelativi *mal, fushë, lum,* etj., i përcjellun nga toponimi apor adjektivi i vet, i japin shpesh emnin e vendit, p.sh. *Mali Shêjt, përroni i Thatë, Fusha e Shtojit, Mali i Rrencit, Zalli i Kirit, Shtegu i Dhenvet, Këneta e Balldrenit, Guri i Kuq, Mali i Zí, Bregu i Matit, Buza e Ujit, Vau i Denjës, Qafa e Thanës,* etj.

5. - Ndonjë herë vetë pema a bima, që bâhet fort asajt, i kanë dhânë emnin vendit, p.sh. *Fieri, Fjerza, Mërqinja, Blinishti, Shëlqeti, Fishta* (Fiq), *Kashnjeti* (v. kështenjash), *Kallmeti* (v. kallmesh), *Lizna, Korthpula, Thani.*

*Vërejtje 1.* - Përsa u përket toponimevet nr. 3, theksojmë këtu, se nuk ka kuptim inkorporimi i apelativit *Shêjt (Shën, Shëna)* me emnin e Shêjtit përkatës. Kështu, damas i shkruen gjithë bota e qytetnueme, dhe posaçe gjithë botës, s'kemi as na arsye të dallohemi. P.sh. Françezët thonë e shkruejn: *Saint Bernard* (mal), *Sainte Helène* (ishull); Gjermanët: *Sankt Martin, Heilige Kreuz;* Spanjolët: *San Juan, Santa Cruz* (qytete); Italjanët: *San Marino* (republikë), *Santa Fe'* (qytet n'Argjentinë; Sllavët: *Sveta Gore* (Mali Shêjt: Athos); *Sveta Mora* (Deti Shêjt)... Me të gjitha shkurtimet përkatëse të këtyne apelativave, si: *S. St. Hl. Sv...* si shihet,

ndër gjuhë të huaja inkorporimi nuk ndodhë kurr. I vetmi përjashtim ndër këso rasash prej tyne bâhet kur toponimi ka ardhë me kohë e âshtë bâ *një emën familjet* (patronim). P.sh. Italjani *Giulio Sangalli* (arkitekt), *Guglielmo Sanfelice* (dukë), muziktari *Filip Sangiorgi,* etj. - Deshmë me kaqë t'a dënojm grafín, që ka nisë të hwjë ndër né, si: *Shjak, Shgjin, Shmri, Shgjergj,* etj.

*Vërejtje 2.* - Si mujt me u pá nga shembujt, atributi (emën apor adjektiv), që përcjellë substantivin gjeografik, shkruhet përherë me germë të madhe. B. f. *Kroni i Rí, Fusha e Zezë, Mali Shêjt, Arra e Madhe, Shala e Eprë, Shqipnia e Poshtëme,* etj.

## II. NENI (*ARTIKULLI*).

### 1. MBI NENIN PËRGJITHSISHT.

Nejet, ase artikujt, këto grimca parazite, të cilat kanë nderin të njehen në rendin e pjesëvet të ligjëratës; këto thërrime, sado që nuk kanë jétë në vete, luejn por një rol fort me randsí, kur i ngjiten para a mbas emnit, për t'a shque a për t'a lidhë me emna të tjerë. Kështu:

*a)* Ngjitë si sufiksa mbas emnash thirren *neje të sprasme,* (enklitike) apor artikuj postpozitiva, p.sh. *viç-i, lop-a, berre-t.*

*b)* Vendue para mbiemnash *(proklitike),* atëherë thirren *neje të këputuna,* ase artikuj prepozitivë, p.sh. *i miri e e i keqi, kumbullat e kuqe janë t'amla.*

*c)* Tue zâvendsue përemnat pronárë; dhe atëherë kryejn zyrën e diftojsit, kahë kanë rrjedhë. P.sh. *i ati, e motra, të kushrîjt. I a la të nipit; i tha së shoqes; i kallëzoi së vjehërrës.*

*ç)* Përdorë si lidhës të passit me sendin e pronuem, quhen edhe *neje të lidhuna.* P.sh. *çelsi i derë, dera e kopshtit, krenët e fisit.*

### 2. ORIGJINA E NEJEVET.

Për kahë origjina e nejevet, si para - si mbasvûse, - dihet tashma me siguri qyshë prej zbulimit t'albanologut danez, *Holger Pedersen,* shekullin e perënduem, dhe sqarue mâ vonë nga Ndré Mjedja, se këta rrjedhin nga elementat e përemnit diftues të vetës së tretë njëjs *ai.*

Edhe kështu, tue e zhveshë këtë nga tingujt e huajë *(epentetikë a prefiksa...),* mund të xieret e qartë pasqyra e origjinës së nejevet.



**Origjina nga na vijn elementat e artikujvet të shqipes – Vro demonstrativin:**

| | | | |
|---|---|---|---|
| aI: I | a(j)O: | E | |
| aTI(j): | TË | aSAJ: | SË |
| aTE: TË | aTE: | TË | |
| aSI(j): | SË | aSO: | SË |

S h u m ë s

| | |
|---|---|
| aTA, aTO: | TË |
| aTYNE: | TË |
| aTA, aTO: | TË |
| aSISH, aSOSH | SË[40] |

N j ë j s

| | Mashkulluer | Femnuer | Asnjanës |
|---|---|---|---|
| Em. | a-i *(i)* | a-j-o *(e)* | a-ta *(ta, të)* |
| Gjind. | a-ti *(të, -t)* | a-sa-j *(së, -s)* | a-ti *(të, -t)* |
| Dhan. | a-ti *(të, -t)* | a-sa-j *(së, -s)* | a-ti *(të, -t)* |
| Kallx. | a-ta-n, a-tê *(tâ, tê)* | a-tan, a-tê *(tâ, tê)* | a-ta *(ta, të)* |
| Rrjedh. | a-si *(si, së)* | a-so, a-so-je *(so, së, -s)* | a-si *(si, së)* |

S h u m ë s

| | Mashkulluer | Femnuer | Asnjanës |
|---|---|---|---|
| Em. Kallx. | a-ta *(ta, të)* | a-to *(to, të)* | a-to *(to, të)* |
| Gjind. Dhan. | a-tyne *(tyne, të)* | a-tyne *(tyne, të)* | a-tyne *(tyne, të)* |
| Rrjedh. | a-sish *(sish, së)* | a-sosh *(sosh, së)* | a-sosh *(sosh, së)* |

### 3. PASQYRA E ZBATIMIT TË ELEMENTEVE PËREMNORË SI NEJE PASVUSE

N j ë j ë s

| | | |
|---|---|---|
| Em. | a-i: *diell-i* | a-j-o (e+e: a): *han-a* |
| Gjin. Dhan. | a-t-i: *dielli-t* | a-s-aj: *han-ës* |

| | | |
|---|---|---|
| Kallx. | a-t-ê (n): *dielli-n* | a-t-ê (n): *hanë-n* |
| Rrjedh. | a-s-i: *dielli-(s)* | a-s-o: *hanë-s* |

S h u m ë s

| | |
|---|---|
| Em. | a-t-a: *miq-t; zana-t* |
| Gjind. | a-tyn-e: *miq-et; zana(v)et.* |
| Kallx. | a-t-a: *miq-t; zana-t* |
| Rrjedh. | a-s-ish: (t): *miq-sh; zana-sh-(it).* |

## 4. PASQYRA E NEJEVET TË KËPUTUNA.

| | N j ë j ë s | | S h u m ë s | |
|---|---|---|---|---|
| | Mashk. | Femn. | Mashk. | Femn. |
| Em. | *i* miri | *e* mira | *të* mirët | *të* mirat |
| Gjind. Dhan. | *të* mirit | *së* mirës | *të* mirëvet | *të* miravet |
| Kallx. | *të* mirin | *të* mirën | *të* mirët | *të* mirat |
| Rrjedh. | *së* mirit | *së* miret | *së* mirësh-i-t | *së* mirash-i-t. |

## 5. SHENJIME RRETH NEJEVET.

1. - Mbas sa shihet ndër paradigmat, nuk janë të natyrëshme të gjuhës, prandej duhen gjykue pa tjetër morfologjikisht të gabueme, shpërdorimet e nejevet, që këndohen ndër shkrimtarët tanë të soçëm, si këto: *Ai mori një letrë prej të motrës. Shtëpín e të shoqes e qiti m'e shitë. Mjaft i fola atê ditë të kunatës; por kot. Mâ të parës zanse që të hassh, thueji.* - Për të rregulltat: *...prej së motrës. Shtëpín e së shoqes... Mjaft i fola së kunatës. Mâ së parës xanse.*

2. - Nejet janë, shumica, shquese; dhe zakonisht përdoren si sufiksa emnash a mbiemnash gjatë lakimit, si pamë mâ nalt: *ball-i, dor-a, shokë-t.* - Por kemi edhe nenin e pashquem: *një,* i cili, simbas goje së popullit, si edhe mbas dokumentash së të vjetërvet, merr trajta të mposa ndër rasat e lakueme. P.sh. *Na sod kemi mbetë njimend një popull i vogël, por kemi një histori të lavdueshme. Qe, një kokërrë voe sa grushti i njëj fëmije. I thashë njëj djali, që ndesha rrugës.*

[40] Simbas Holger Pedersen, shih: Selman Riza, *Buletin i Universitetit Shtetëror të Tiranës, Seria shkencat shoqërore,* 1958, nr. 4.



Për vërtetim t'asaj që thuhet këtu rreth nenit të pashquem *një,* biem nga Buzuku: *E si u afruo njëj bujari së qytetës s'atij dheu... E faqeja e tij ish' ënlidhun me një napë. Djali i njëj ame. E aty ish' një vorr me një gur për-sypri...* - Kështu, auktori mâ i vjetri i shqipes; ndërsa malsorët e Mbishkodrës, etj. edhe sod i kanë në gojë përorë të thanmet si këto: *Si i thonë njaj fjale. Ata janë buka e njaj mielli. Letrën i a dhashë njaj shoqi, me m'a këndue.* - Deshmë të theksojm me kaqë, se në gjuhën e shkrueme edhe në të folunën, kanë ndryshime të qarta trajtat e nenit të pashquem *(një)* ndër rasat e drejta (I, IV), prej rasavet të lakueme *(njëj);* d.m.th. ndër rasat II, III e VI.

3. - Si nye autentik i rrjedhores, njëjës e shumës, mbas emnash çfarëdo gjinie e trajte, ndër shkrimtarët e vjetër gjindet i përdorun rregullisht, - përjashto ndonjë rasë sporadike, - gjithmonë neni *së.* Zâvendsimi i nenit të mashkullorëvet *të* për *së,* ku s'duhet, filloi të përdorej pak kahë pak këta tre shekujt e fundit. - E që këtu, një dorë shembujsh së kumbueshëm nga dy auktorët mâ të mëdhajt e vjetërsís shqipe. - Buzuku: *Prej njëj lisi së bukur... Barka, bâ drûshë së pinit* (pishet). *Për së riu. Prej fijshit së tijsh. Ënfaqet suoj.* - Bogdani: *Prej kohet së nandë* (ab hora nona). *E zgjodh jetet s'amëshueshme* (ab aeterno). *Ai ish'fisit së Davidit. U dá shtëpiet së vet. Krijoi Zoti nirin baltëje së dheut. E i tha: Gjithë drûshit së Parrizit ha; mâ* (por) *drûje së dijes së keqe e të mirit mos ha; se* (pse) *qishdo ditë të hashë soje, mortjet ké me dekunë.*

4. - Këtu, edhe një dorë shembujsh tipikë nga gjuha e popullit. *Âshtë miell dore*(t) *së parë. Njetash sa e mbarova së shkruemit. Plasa së xehtit. Diqa së ftohtit. S'u bâ kokërra e kollomboqit sivjet prej së thatit... Por largona prej gjithë së keq. E mbyti së rrahunit. S'rrihej prej ere*(t) *së keqe. U ngjallë së dekunit. E kam ndie prej së parësh. Përsri* = Për së riu.

5. - Neni i lidhun, që bashkon pasësin me pasën, merr gjinín, numrin dhe rasën e emnit që ka përpara, pa e këqyrë atê që vjen pas. P.sh. *Shtegu i Dhenvet. Shtëpia e Zotit e miqvet. . Pasha besën e burravet. I rá lules së ballit. Mâ i mbrami i shokëvet të klasës. U lëshue në dorë të fatit të verbët. Âshtë zbathë kali së katërshash. Njekëjo dërrasë âshtë së kuqit të lisit. Ku jé, djalë s'amet (bír s'amet)! Njekëjo ka ndodhë tash së vonit. Unë i rashë për së shkurtit. Mate për së gjatit e për së gjanit; së parit, së dytit, së mbramit; Së mbramit mos i qofsha falë. Pata nuk hahej prej së majmit. Unë e pashë prej së largut...* - Ndër këto fraze të thjeshta të popullit, për pa dashë t'i bâjm një

dhunë shqipes, nuk mund të përdoret neni i rasavet të mashkullorëvet *të,* për atê t'ablativit *(së).* Kështu, përsa dijm na, nuk âshtë nisë endè të thuhet e të shkruhet ndokun, mbrenda a jashtë Shqipniet: *Sivjet të lidhunash. Tash të vonit. Të mbramit të mbramit unë nuk përzihem n'atê punë. Mos i merr punët për së mbrapshtit, por nisja për të mbarit. Rueju, mos të rrêhesh prej të huajësh, një shumë të hollash. Një shtëpi të ligjësh. Prej të lodhunit nuk mund të hante.* - Këtu, ndër kësosh shemptimesh gjuhësore edhe shpejt do të vetemi, po s'ndêjmë gati t'u vemë një pritë të fortë do shrregullimeve sintaktike-morfologjike, që kanë fillue të hwjn në gjuhën e shkrueme; edhe në mos t'i ligjojm këto si përparime gjuhet, për të vetmet arsye, kinse, pse po u gjetka diku në një skanj Shqipniet dikush nga populli, që e paska në përdorim!

6. - Neni përkon rregullisht në gjiní e në rasë me emnin e vet, kur lidhen së bashku fill, pa ndërmjetsi *(imedjat).* Por, t'u larguemen sapak prej si, ndron neni. *Qytetet e Francës e të Gjermanís janë fort të përparueme. Unë e kam pá kryeqytetin e Francës e të Gjermanís. A i di emnat e kryeqytetevet dhe të qytetevet, mâ të para të këtyne dy shteteve? S'amës së Kolës e të Marís i thonë Age. Këtê fjalë e kam ndie shi prej gojet së mësuesit dhe të njëj miku tim.* - Si shihet, vetëm atributat e pandërmjemë (imediatë) marrin nenin e rasavet të drejta *i, e;* të tjerët, t'u larguemen prej emnit nga i cili mvaren, e ndrojn në të pashquemen *të.* - Këjo gjâ ndodhë edhe me femnorë ndër rasat e lakueme (II. III. VI).

Por jo vetëm kaqë; edhe një fjalzë që t'u hwjë ndërmjet emnit e atributit, mejherë neni, - në gjuhën e popullit nemose, - ndron trajtë. P.sh. *Kësaj toke, gati krejt të shkëputunë prej botet, i thonë: Islandë.* (Kësaj toke së harrueme...). *Dje i shkrova seme amë fort të dashunë.* (... nanës së dashunë). *Ligjëratës së tij tepër të rrebtë, nuk i vuni kush vesh.* (Ligjëratës së rrebtë...). *Prej këso fjale së vjetër dhe shum të bukur nuk na ka mbetë mâ sod kurrnjë gjurmë.* (... fjale së bukur). *Njetash po vêhem e i përgjegji letrës sate shum të shtrejtë.* (... letrës së shtrêjtë); *prej kodrash dhe fushash së blerta; para katundesh së bukra; mbas shtëpiash së para; përtej Kodrash së Rrencit;* por *tue u ulë prej kodrash së blerta e të frytëshme të Bardhajve; përtej malesh së nalta edhe fort të thata të Pukës; Mbas rrugës së gjanë e të drejtë të Tiranës, vjen ajo e Durrësit. Skanderbeu leu prej shtëpiet së parë dhe fort të përmendunë të Kastriotëvet të Krujës.*

7. - Në njehsimin a n'enumeracjonin e atributavet nuk âshtë mirë, kinse për shkurtim, të syprimohet neni, prej së dytit e përtej. P.sh. *Malet e Mirditës, të Kthellës, (të) Pukës dhe (të) Dukagjinit. Lumi i Drinit, (i) Vjosës, dhe (i) Semanit. Historia e Shqipnís, (e) Serbís, (e) Bullgarís dhe (e) Turkís. Qyteti i Tiranës, Durrësit, Shkodrës e Vlonës... âshtë fort i bukur* (për *qyteti i Tiranës, i Durrësit etj*). *Bleje fjalorin e latinishtes, (të) greqishtes, (të) frengjishtes.*



8. - Prap: *A e ké pá ndonjë herë qytetin e Vlonës e të Butrintit? Katundet e Myzeqés e të Zadrimës janë fort të pëlleshme. Kanë rá në Shkodrë krenët e Shalës e të Shoshit.* - Shndrimi i shpejtë i nenit mund të spjegohet kështu. P.sh. A e ké pá qytetin e Vlonës e *(atê)* të Butrintit? Krenët e Shalës e *(ata)* të Shoshit. Katundet e Myzeqés e *(ato)* të Zadrimës.

9. - Humbë neni i adjektivavet (të vërtetë, a prej participash), kur këta unjisohet me emnin ndër fjalët e përbame. Kështu: *orëpremi* (i premi); *dorështrêjti* (i shtrêjti); *kumbullë kokërrvoglë* (e voglë); *një vajzë shëndetligë* (e ligë); *burrë kryenaltë* (i naltë).

10. - Eufonia në përdorimin e nejevet ka shkue tue ndëkue aqë fort, sa sod e kemi të vështirë t'u shmangemi ase të librohemi nga do shpërdorime, të përligjuna gati gjithkun. P.sh. mashkullorët, që lakohen mbas femnorëvet, marrin mbas edhe nenin e femnorëvet *(së)* në gjindore - dhanore të shqueme, sadoqë, si u tha mâ sypri, neni përkahë gjinia, mvaret prej emnit mashkulluer që ka përpara. Kështu: *kumbara i Mirashit; kumbarës së Mirashit. Baba i mirë; babës së mirë.* - Dhe jo: *Kumbarës të Mirashit, babës të mirë;* si e lypë gramatika.

11. - Ka krahina, si b. f. Malsia e Mbishkodrës, ku artikulli *(i)* para toponimave merr shpesh kuptimin e parafjalës *prej,* apor të patronimavet. P.sh. *Kahë të kemi, or mik? - Jam i Kastrat; jam i Hot; jam i Këlmend.* (D.m.th. Jam Kastratës, Hotnjanë, Kelmendës). *Kanë vrá një të Shkrel:* një Shkrelnjanë, prej Shkrelit. - Këta, vetëm për mashkuj. Dhe nuk thonë: *Një e Kastrat, një e Hot, një e Kelmend...*

12. - Gjithënjë artikulli mashkulluer *(i)* para toponimevet mund të marrë diku-diku edhe kuptimin e parafjalës: *kahë, prej; nëpër.* Por këtê punë e ban vetëm me verba lëvizjet, si: *shkoj, vinj, bie* (rashë), *këthej, ngjitem, ulem,* etj. *Kemi rá i Pukë. Jemi ngjitë i Bishtaz. Kam zdrypë i Cukal. A ké kalue ndonjë herë i Qafë-Shtambë?*

13. - Nejet shpesh përdoren në mënyrë pleonastike, para patronimit, apor para apelativit: *Shën, Shëna.* Kështu, të bje të ndiejsh a të shihsh të shkrueme: *Jam (i) Mirditas; i Zadrimas, i malsuer prej Dukagjinit.* - Mandej: *I Shen Kolli, kjoftë lëvdue! A e lutni të Shëna Prendën me miq? Për atê të Shëna Ndue!* - E Bogdani: *Thotë i Shë Bernardi.* –

Kështu, por nuk âshtë nevoja të ndiqen këto mënyrë së thanunit në gjuhën e shkrueme.

*Vërejtje 1.* - E gjykojm të mangtë (për mungesë të nenit), përgjegjen e urimit: *Bâfsh natën e mirë! - Mirë e t'amlë e bâfsh!* - për: *Të mirë e t'amlë e bâfsh!*

*Vërejtje 2.* - Gjithënjë pleonastik dhe krejt i papunë, prandej për t'u dëbue në gjuhën e shkrueme, âshtë neni para emnavet gjiniet, që zâvendson përemnin pronár, si: *(i) ati i Skëndërit; (i) nipi i Sulës; (e) kunata e Markut; (e) mbesa e Gjeloshit; (i) ungji i Bogdanit.*

Këtu por, vlen të shenjohet fakti, se artikujt në fjalë zâvendsojnë përemnat pronorë, vetëm kur rrijn fill përpara emnash së farefisit, me origjinë të vjetrë. Kështu, ndërsa thomi *i vllau, e motra; i kushrini, e shoqja etj.*, nuk mund të thomi, as s'e kanë artikujt mâ këtê kuptim, kur ndodhin para emnash së farefisit, të huàjtunë n'epokat mâ të vona. Kështu, nuk e dijm, se ndihet kun: *i axha, e tezja; i daja, e halla,* etj. (kinse për *axha i tij, tezja e saj...).* Emna farefisit të huajtunë nga turqishtja!

*Vërejtje 3.* - Budi sidomos, nenin e ablativit - *(-së),* tue e shkrî me mbaresën e emnit gjithënjë të kësaj rase *(të),* e shkruen zakonisht: *cë.* P.sh. *prej Gurit cë Bardhë.* (D.m.th. Prej Gurit së Bardhë); *mbas mortjet cë pleqe.* (mbas mortjet së pleqe); *me u pruojtunë fjalëshit e shigjetashi cë ndonjij qi të duoj me ngatërruom.* (... e shigjetashit së ndinjij qi të duoj me ngatërruom).

*Vërejtje 4.* - Nuk gjén një arsye të mjaftueshme inkorporimi i nenit ndër fjalë si: *säparit, sëdytit, sëmbramit, tash sëvonit, tani sëfundi... më sëmbrami; përsëshpejti; mbatan për sëkundërti* (për: *së parit, të mbramit,* etj.), si t'ishte neni një pjesë organike e trajtës; njashtu si e kemi bâ me kohë: *voe skllukë;* për *voe së klluket;* nga përdorimi i shpeshët i së thanmes *voe së kélluket* (voe prej këlluket) erdh e u trajtue, si ka gjasë, adjektivi *voe skëllukë.* - Këso dore nuk bâjn n'ortografi të vet popujt, që kanë në përdorim nejet si na. N'anën tjetër kështu u çelet rruga cungimevet e gabimevet gramatikore. Shembujt e inkorporimit të nenit, në gjuhën e shkrueme nuk kemi, nemose gjithaqë. Kemi shembuj inkorporimit të mohores *-s;* por jo të nenit *së.* P.sh. *skami, smunda, smira, shkuli, shkarkoj, zhbâj, zhduki...*



*Vërejtje 5.* – Në përemnin e pacaktuem *tëtanë,* mbassi na erdh, simbas G. Meyer-it, nga latinishtja *totanus,* elementi i parë i trajtës (*të-*) mendojm, se nuk âshtë për t'u marrë si nye; por duhet mbajtë si pjesë organike e fjalës dhe nuk mund të dahet: *i tanë, e tanë,* etj.; mbassi që thomi *tëtanë shekulli; tëtanë bota e ka marrë vesht.* Mjaft të krahasojm rasën e parë, e cila nuk mund të jétë kurrsi *të.*. Kurse thomi *i madhi Zot; e lumja unë!* si mund të thomi *tëtanë shekulli; tëtanë bota?*

*Vërejtje 6.* - Shenjo inkorporimin e nenit *(të)* ndër fjalët *tamël* (t'amël); *terr* (t'errë); *tlyen* (të lyen); *tjetër* (t'jetër); *tash* (t'ashtu G. M.); *si nalt:* lat. in altum. - Krahaso inkorporimin e mohueses *(s'): skam-i, smundë-a, smirë-a...* Inkorporime të ligjueme nga koha dhe përdorimi i përgjithët.

*Vërejtje 7.* - E djerrin shpesh nenin adjektivat e mâses (*i gjatë, i gjanë,* etj.) mbas numrit të sasís, tue u marrë kështu si adverba. B. f. *Një derë 2 metër gjatë dhe 1 1/2 m. gjanë. Akulli ishte dy gisht trashë.*

*Vërejtje 8.* - Megjithëse dokumentohet mirë, si nga shkrimtarët e vjetër, si edhe nga përdorimi gati i përgjithët, na prap se prap e kemi të vështirë të pranojm, që një trajtë, e cila në numrin njëjës nuk ka artikull, t'a marri këtê në shumës. Âshtë fjala për përemnin *tjetër-i... të tjerë-t.* - Posë se në gjuhë nuk kemi një rasë analoge të njëj emni, mbiemni a përemni, i cili të veshë në shumës nenin, që s'e pat në njëjs, nuk kemi shembuj, përsa dijm, as ndër gjuhë të tjera të botës. Mandej, âshtë mirë, të kemi para swshë, se përemni në fjalë (tjetër-*tjerë*) e ka një nye, nenin *t-,* t'inkorporuem në trajtën: *jatër, jetër* (G. Meyer, EW.). Krahaso gr. *èteros;* lat. *alter,* slvv. *jeterë.* Prandej, pse do t'i shtojm përmbi té edhe një nye tjetër?... - Por kështu po e lypka përdorimi i përgjithët; edhe na po i shtrohemi për hír t'unifikimit, ndërsa na bien ndër mendë fjalët e Çiçeronit, për të cilin përrallojn, se tue shkue në një tempull, për t'u flijue idhujve ndër të cilët nuk kishte besim, paska pasë thanë: *Eamus in errorem communem!*

*Vërejtje 9. - Fjalë të marrësh; randuem prej të këqiash; rrêjtë prej të vetsh.* - Këtu kemi një shpërdorim të nenit, që ndihet e këndohet sod shpesh, d.m.th. mbiemni në rasë t'ablativit, përcjellë me nenin jo të kësaj rase. Prandej, rregullisht do të thuhet e do të shkruhet *fjalë së marrësh; randuem prej së këqiash; rrêjtë prej së vetsh.*

*Vërejtje 10.* - Po krejt kështu ndodhë edhe me mbiemna femnorë të rasës II. nj. Tue marrë këta artikullin *së* në gjenitiv, pse do të përdoret mashkullori *(të)?* Kështu, nuk shkon gramatikisht kurrsi: *Kam marrë letrën e të dashunës motrë. Fillesa e të dytës javë. Më ka dalë mendësh emni i teme kushrinës të shkretë;* për *Kam marrë letrën e së dashunës motrë; më ka dalë mëndësh deka e seme kushrinës së shkretë. Shtëpia e së shuemes mbesë, âshtë qitë me u shitë.*

*Vërejtje 11.* - Vre, sa fuqí ka eufonia, me ndrue nenin mashkulluer *(të)* në femnorin *(së)* në rasat e lakueme. P.sh. Mbassi thom n'emnore *baba i shkretë; Pasha i Shkodrës. Kola i Files;* në gjenitiv etj.; ku do të shkonte rregullisht: *babës të shkretë; Pashës të Shkodrës; Kolës të Files;* përgjisisht, tue i vû shkelmin rregullës gramatikore, na mbas njëj emnit mashkulluer i a lidhim epitetin me një nye fëmnuer *(së,* për *të). Këjo* ndodhë mbas substantivash mashkullorë, që ndjekin lakimin e femnorëvet. Edhe kështu, për eufoní, ndihen gati gjithkun: *babës së shkretë; emni i Pashës së Shkodrës; i biri i Kolës së Files.*

*Vërejtje 12.* - Anakolute të vrashta vërtetojm në shkrim e në zâ, për rreth përemnit *sejcili, sejcila.* Gramatikisht nuk mund të shkojë kurrsi neni mashkulluer, në lidhní me një mbiemën gjiniet femnore, sado të jétë ky i inkorporuem me trajtën përemnore të përparme, si kanë nisë t'a shkruejn sod: *sejcili, sejcila, setëcilët, setëcilës...* - Por, mbassiqë në përemnin në fjalë gjatë fleksjonit, shkojn tue u lakue kambë për kambë neni dhe përemni, kështu, për qartsi, thomi na, se âshtë mâ e qërtueme të shkruhen damas: *se i cili, se e cila, se të cilët.* Mâ e para punë, do të kemi para swsh se ky përemën âshtë i përbam prej tre elementesh: *si i cili, si e cila, si të cilët.* Prandej të vjetërt e shkruejshin gjithmonë gati damas.; dhe jo si sod ngjitas: *sejcili, sejcila...* Khs. latinishtet: *unusquisque, unaquaeque, unumquodque, uniuscuiusque,* etj.: lakim i se së cilës pjesë, sado të bashkangjituna ortografisht!

Si do të shihet edhe mâ vonë, në traktatin e përemnavet, shrregullim i madh bâhet në shtypin tânë, përsa i përket ortografís së nenit të përemnit të përbam *se i cili, se e cila, se të cilit...* Prandej, mendojm, se nuk mund të jénë të qërtueme gramatikisht të tharmet: *Sejcilit xanës i përket me i u pregatitë mirë mësimit. Sejcilin ushtar e merr malli për familjen e vet. Sejcila vajza e ka detyrë me u ndih prindëvet kur fillojnë me u plakë. Sejcilës nanë i dhimbet fëmija i vet. Detyra e setcilës xanse âshtë, me u prû urtisht në shoqni.*



*Vërejtje 13.* - Shembuj: *Punë të rijsh. Fjalë të marrësh. Mos u rrêj mbas të mirash të shekullit! Këtê fjalë e kam ndëgjue prej të moçëmsh. Rueji zakonet e trashëgueme prej të parësh. Mos shko mbas fëmijsh të këqi. Një familje puntorësh të ndershëm. Para të Lidhunash vîjn Karnevalet.*

Sintaktikisht ndër tëtanë këta shembuj kemi nga një gabim. Arsyeja âshtë, pse këtu emnavet në hjektore shumë, në vend që u a ngjitë atributat përkatës, nëpër nejet e kësaj rase (të hjektores: *së*), shkojm e i lidhim nëpër do neje tjera: *të.* - Kështu pra, ky anakolut, që ndëgjohet shpesh në gojë të popullit, qërtohet ndër shembujt në fjalë: *Punë së rish. Fjalë së marrësh. Mos u rrêj mbas së mirash së shekullit! Këtê fjalë e kam ndëgjuem prej së moçëmsh. Rueji zakonet e trashëgueme prej së parësh. Mos shko mbas fëmijsh së këqi. Një familje puntorësh së ndershëm. Para së Lidhunash vîjn Karnevalet.*

*Vërejtje 14.* - Por ndeshim ndër shkrimtarë konstrukte, si këto: *Sod i shkrova një letrë të dashunës motrë. Shtëpia e të shkretës kushrinë ka mbetë sod krejt vetëm. Nanës të shueme unë nuk mund t'i a mbajta besën. Kam marrë dje një letrë prej të shkretës mbesë. Porse shkresa e të motrës të Pjetrit, ajo më ka bâ një përshtypje të këthellë.* - Përposë shpërdorimit të nenit përkatës s'ablativit, - si e pamë ndër shembujt e sypërmë, - shpesh gabohet edhe sintaktikisht, përsa u përket nenevet femnorë *(-së).* Kështu ndreqen nejet ndër shembujt e naltreguemë: *Sod i shkrova një letrë së dashunës motrë. Shtëpia e së shkretës kushrinë... Nanës së shueme... Kam marrë një letrë prej së shkretës mbesë... Shkresa e motrës* (ase: e së motrës së Pjetrit).

*Vërejtje 15.* - *Më ka dalë mendësh emni i Pashës së Shkodrës s'atëhershëm. Fjala e babës së mjerë âshtë gati gjithmonë me vend. As Mustafës së shkretë, as dajës së Metit s'u a dij shtëpin.* - Një forcë të madhe ka në të folmen e popullit analogjia, por sidomos eufonia. Si shihet, ndër shembujt e naltreguemë: *pashë, babë, Mustafë, dajë,* emna mashkullorë për natyrë, në vend që të marrin përmbas atributin e rasës II e III; *të* (krhs. *i biri, të birit*); marrin nenin e femnorëvet *(-së).* Këtê punë e bâjn vetëm, pse këta mashkullorë lakohen simbas femnorësh. - Mos të harrojm, se në rasën I. kemi thanë: *Pasha i Shk, ; baba i Metit, Mustafa i shkretë...;* këndej do të pritshim edhe nenin *-të* në rasën II. e III. *Pashës të Shk.; babës të Metit; Mustafës të shkretë.*

## III. - MBIEMNI *(ADJEKTIVI)*

### 1. MBI MBIEMNIN PËRGJITHSISHT.

1. - *Ti ké një shkrim të bukur; unë e kam shkrimin e imët dhe gati të palexueshëm. Deka e kobëshme e Skanderbeut lëshoi një hie të zezë mbi të gjitha fiset e së shkretës mori Shqipni. Sandri duket i shëndoshët e i kërpitun; por jo. Përse vjet ka qenë i smundë. E veç njëtash ka fillue me u bâ diçka mâ i fortë. Burra besnikë e të drejtë po ké për ditë e mâ pakë mbi këtê shekull të shkretë. Roza, për dukë, njimend âshtë diçka si trashamane, por âshtë një vajzë puntore dhe e kujtueshme. Në fëmijë i mendëshëm e i shkathët si ai, a gjindet kun? Unë nuk jam i shpejtë; e shoh edhe vetë, se jam i kadalshëm; ti je i shkathët e i shtërvjellët.*

Në vargun e këtyne shembujve emnat dhe përemnat janë të cilsuem nga do fjalë, të cilat prandej, pse shkojn tue i përcaktue emnat, quhen: *Mbiemna,* si: *të bukur, e imët, të palexueshëm,* etj.

Ndër këta mbiemna, disa janë të nyejshëm *(i fortë, i drejtë, e kujtueshme);* disa s'kanë nye para vetes *(besnik, trashaman, puntuer).*

2. - *Shoq i dashun. Grueja e kthyeme, si qerrja e thyeme. Gjeka i ka fjalët e matuna dhe gjyqin e peshuem. - Kётheva në shtëpi, lodhë e këputë prej rruget. Kambët i kishe, njenen mbathë dhe tjetrën zbathë. U çuen prej gjumit, dhe duelnë jashtë, njashtu veshë e ngjeshë, si patnë qëllue.*

Edhe pjesoret e verbavet njehen si mbiemna; por vetëm në qoftë se janë të pajisuna me nejet përkatëse; si: *i dashun, e kthyeme, e thyeme.* - Për ndryshe, këto do të mbahen si trajta verbore (participa): *lodhë e këputë, veshë e ngjeshë, lagë e ndragë.*

Mandej, ndërsa mbiemnat nga pjesoret e nwejshme marrin gjinín, numrin e rasën e emnit, të cilin e shquejn dhe e cilsojn; për kundra, pjesoret e thjeshta mbesin të pandrueshme kundrejt çdo gjinie, etj. t'emnit. Kështu: *Kola i shkretë! E shuemja Donikë! Të lumët ata!* (mbiemna). - Por: *Dashi pjekë e dhia zie. Kingjat rjepë e gjelat mbytë.* (pjestorë).

3. - *Ujit turbull mos i bje! - ka pas'thanë një burrë i urtë. Njekëjo letrë âshtë shqip njimend, por âshtë plot me fjalë turqisht. Unë tash jam shëndosh e kondend; por edhe ju duket se jeni shëndosh. Fëmija i kishte faqet kuq si shega, dhe duerët, but si mënafshi.* - Ndër këta shembuj, fjalët cilsuese, si: *turbull... shqip... shëndosh e kondend... kuq... but...* kanë një trajtë krejt të pandrueshme kundrejt çdo gjinie, numri



a rase; sido që të jétë emni i cilsuem prej sish. Prandej, si të tilla, në vetvete, këto gramatikisht thirren dhe janë: *ndajfolje* (adverba). Por , këtu janë përdorë si mbiemna, dhe bâjn zyrën cilsuese të njëj emni, krejt si këta. Me kaqë do të thomi, se ndajfolja shqipe, e cila për natyrë ka punë të rregullojë e të cilsojë veprën e verbit e të mbiemnit, shumë herë kryen edhe zyrën e njëj mbiemni të vërtetë. Shkurt ky, tue e djerrë natyrën e adverbit, shpesh në fjalí ban edhe shërbimin e njëj mbiemni.

4. - *Pejanët, Prizrenjanët, Dibranët, si edhe Korçarët, Vlonjakët e Mallakastritt, të gjithë flasin shqip. Tý të ndihmoftë e djathta e Zotit! Atê ditë kam hjekë të zit e ullinit. Po ti, si s'i lae mâ të zezat! Na marrtë të ligat kukuvajsa! Pasha të rít e pasha verën! I pari të mbramin s'e priti. Peshku i madh e ha të voglin. Veshej zakonisht me të zeza.*

Shpesh mbiemnat, si ndër këta shembuj, nuk kanë ngjat vetes një emën për t'a cilsue: Vetë ata rrijn në kambë t'emnit, dhe veshin natyrën e substantivit, tue ruejtë gjithënjë trajtën mbiemnore a gramatikore të veten. Kështu: *Dibranët, Korçarët,* etj. d.m.th. njerëzt, banorët Dibranë, Korçarë, etj. - Si s'i lae mâ *të zezat;* d.m.th. fjalët e punët e zeza... Peshku i madh e ha *të voglin;* d.m.th. peshkun e vogël.

5. - *Unë i shkreti nuk dijshem gjâ. Të lumët ju, që i a pattë mendët vetes! Ai i shuemi mbaroi me tëtana. Na Shqiptarët jemi të përhàpunë gjithkun në botë. E mjera ajo! Jú dy xansëvet të klasës IV. fort shtrêjt tash ju bje këjo pandëgjesë.*

Si përcaktim përemnash vetorë, mbiemni shkon shqip gati përherë në trajtën shquese, dhe rri ndaj ta si ndajshtesë (apozicjon).

6. - *Një nier gjakftohët* (i ftohët). *Swkeqi, swkerveshti* (i keq, i kërveshët). *Një fëmijë fort zemërmirë* (i mirë). *Mirashin e ké gjithsi t'a duesh: Tash gojambël e zemërgjanë, tash fjalërandë dhe gojëlashtë* (i amël, i gjanë; i randë, i lashtë).

Mbiemnat, si shihet, ndër fjalë të përbame, zakonisht e djerrin nenin paravûs.

7. - Djalektare, prandej për t'u qitë jashta përdorimit, njehen mbiemnat veriorë femnorë në *-e.* P.sh. *Ajo âshtë e dijtne! I kam nisë një letrë të porositne. Bukë e mykne. Fjalët e folne atê ditë aty janë të gjitha të tretne si kot;* në vend të sufiksit të pjestores s'adjektivueme në *-un.* Kështu: *Âshtë e dìjtunë. Bukë e mýkunë,* etj. Arsyeja âshtë pse, po të mbaronte mbiemni në të pashquemen femnore në *-ne,* në të shquemen natyrisht do të kishim *-nja;* d.m.th. *E dijtnja, e porositnja, e myknja...* Çka s'thotë kush.

Prapë, edhe *herën e mbrame; fjalët e mbrame;* dhe jo *herën e mbramë, fjalët e mbrama;* mbiemna, që në të shquemen do të na jepshin *e mbrama herë; e mbrama fjalë;* mjesa kemi për kundra në të shquemen e rregulltë *e mbramja herë; e mbramja fjalë.*

8. - Përsa i përket ortografís së mbiemnavet mohuesë, të trajtuemè tue u parangjitë substantivavet prefiksin *pa-*, si: *i patyrp, i pafat, i pafjalë...*, theksohet këtu, se mohuesja në fjalë, tue veshë në këtê mënyrë bashkë me emën natyrën e mbiemnavet të vërtetë, vlen të shkruhen gjithmonë ngjitas, si një pjesë organike e trajtës, sikur paraqiten ndër shembujt e nalltreguemë. Ndryshe do të shkruhen, po u përdornë si adverbjarë. Atëherë, posë se e flakin nenin, emnat dahen edhe prej mohuesjet në fjalë. P.sh. *Mos rri pa njerzí në klasë. Këjo më ndodhi pa faj temin. Jam pa punë.* Ndërsa: *Jam i pafaj, jam i papunë. Humbi në dét të pafund. Nier i pashkollë, fëmijë i panjerzí.*

Gjatë lakimit këta mbiemna kështu të trajtuemë, përposë nenit, nuk marrin zakonisht kurrfarë ndrimit tjetër, mbassi gjinden gati përherë mbas emnit. P.sh. *Një djalë i panjerzí, një djali të panjerëzí; këjo vajzë e pashkollë, kësaj vajze së pashkollë...*

9. - Zakonisht mbiemnat, si cilsorë *(atributa)*, në fjalí, vendin e natyrëshëm të vetin e kanë fill mbas emnit. P.sh. *Burri i mirë, me shokë shumë. Parja e bardhë, për ditë të zezë. Kollomboqet e lashta; pemët e tharbëta; mendët e nalta. Të shkojm e të hám voe të fërgueme te ndrikulla e hutueme.*

Por, jo gjithmonë; mbiemnat cilsorë shkojn para emnit të vet sidomos ndër kësosh rasash: - *1.* Ndër shprehjet piklluese a emfatike; si: *Të lumët na për Tý, o Zot. I dashuni mik! Të shkretët ju! I shuemi mësues! I forti koprac! E keqja gjâ edhe ajo!* - *2.* Në shkallën e tretë të mbiemrit (syperore krahasore): *Mâ i përmenduni albanolog i kohëvet tona; mâ e nalta kumbonare e qytetit; mâ të pasunat vise t'atdheut.* - *3.* Numrorët, si mbiemna: ashtu edhe pronarët, të ngjitunë me një emën gjiniet a farefisit: *dhetë vetë; të dyja palët; e katërta herë. Im vëlla, jot'amë; yt át.* - *4.* Përemnat e pacaktuemë, të màrrunë si mbiemna: shum *i marri në këtê shekull! Disa fëmij kurr nuk regjen. Po ndihen do fjalë të bukra për tý... Nuk kam marrë kurrnjë lajm prej sim vëlla. Kaqë gjâ e sheh edhe i verbti.* - *5.* Përemnat diftuesë, si mbiemna: *Ky mal; njekëjo krahinë e malcís; ajo punë; thueju njatyne varzave, mos të sillen ndër këto lagje. Asi së nxehti u mbajttë në mendë!*



*Vërejtje 1.* - Për një lêje poetike vjershtari, kur t'i duhet, mund t'a hajë nenin e adjektivit. P.sh... *"Madhi Zot, se çka me pá! - Forta njègull paska ra!"* - Këta, edhe ndër shprehje emfatike, gati si pasthirrme: *"Mjeri unë për tý!" Mjerë nana e vet! Lum për tý, o i Madhi Zot! Ban lum e lum!*

*Vërejtje 2.* - Për t'i vû shenj âshtë punës, si bâhet fort e ndieshme ë-ja e mbiemnit femnuer, kur ky gjindet i venduem fill para emnit, si atribut. P.sh. *së dashunës nanë; asaj së parës së klasës. Falë me shëndet së bukrës moj Shqipní!* - Këndo: *së bukres... së dashunes... asaj së parës së klasës.*

*Vërejtje 3.* - Për rregullë të përgjithtë përemnat e pacaktuemë (*do, disa, tjetër, shumë, pakë* etj.) veshin natyrën e mbiemnit, sa herë që u prîjn emnavet tue i cilsue. P.sh. *Tjera fusha e tjera male unë kam pá larg tue bâ shteg. Disa punëve mos u hyn. Nuk qénë, veç pakë vetë në mbledhje.* - Për ndryshe, kur qëndrojn vetëm, quhen përemna. P.sh. *Shumë kanë qenë thirrë, por pakë kanë ardhë në gostë. Disa s'patnë kohë me ardhë; të tjerët kishin qenë të smundë. Dodo nuk e çajn kryet...*

*Vërejtje 4.* - Shenjoje këtu edhe punën, si emni femnuer ka forcë të femnizojë edhe mashkullorin, që rri si mbiemën: P.sh. *lule gojëkrape* (krap-i), *pushkaliqe birëgomare* (gomar-i), *mori topsheqere* (sheqer-i), *pulëhine* (gabimisht për: pulëhinde; hî-ni); *swdace* (dac-i); *kambëspilce* (spilc-i); *dorëcunge* (cung-u); *bojëgjake* (gjak-u); *hundëleshe* (lesh-i)...

*Vërejtje 5.* - Kur mbiemnat përsjellin emnin, zakonisht lakohen njeni ndër dy: ai që prín. Kështu: *Guri i Kuq; Gurit të Kuq; Gurin e Kuq;* etj., por *i nalti Zot, të naltit Zot...*

*Vërejtje 6.* - Si cilsues i emnavet gjeografikë, mbiemni lypet të shkruhet me kryegermën madhore. P.sh. *Mali i Zí, Malsia e Madhe. Selita e Eprë. Krojet e Bardha. Përroni i Thatë.*

*Vërejtje 7.* Mbiemni nyejuer *i zoti, e zoja,* marrë në kuptimin *i, e aftë* (capax), *i fortë, trim,* ; apor në kuptimin e pronarit *(possesor)*, nuk perdoret, kurr kurr në të pashquemen, veçse në trajtën e shqueme. P.sh. *Unë nuk jam i zoti me të ndihmue. Ata por, janë të zott me të bâ dam. Ti, a jé e zoja, të m'a bajsh këtê nderë? I zoti i shtëpis tash nuk gjindet këtu.*

*Të zotin e njekëtij pallati unë e kam njohtë. Të zott e këtyne tokëve tashma gati të gjithë kanë dekë.* Kështu; por duhet shenjue këtu se, adjektivi *i zoti,* në rasën e dytë e të tretë të njëjsit merr gjithmonë *-tt* (dy - *t*). Njena *-t* âshtë element organik i fjalës *(zot);* dhe tjatra *-t* âshtë dezinenca e rasës II. e III. Kështu: *Gjan e huajë këtheja të zott* (të zotit). *Emni i të zott të shtëpis tash më ka dalë mendësh.* (emni i të zotit të shtëp.). - Të vjetërt përgjithsisht kanë femnorin mâ të plotë: *e zonja, të zonja,* prej kahë sod, gegënishtja sidomos, ka të tëholluemin: *e zoja.*

*Vërejtje 8.* - Po t'a këqyrshim mirë, nuk do t'ishte një përgjegje e drejtë dhe e përpiktë përshëndetjes: *Bâfsh natën e mirë!* - tue i a dredhë: *Mirë e t'amlë e bâfsh!* - Vro, se miku të ka thanë përpara: Bâfsh natën *e mirë!* (adjektiv nyejuer!); dhe jo: Bâfsh natën *mirë* (adverb mënyruer!). Prandej, fort mâ e përpikët përgjegja: *Të mirë e t'amlë e bâfsh!*

*Vërejtje 9.* - Shenjoje forcën, hijeshín dhe elegancën e këtyne thanjeve popullore, me mbiemnin e trajtës së shqueme: *Ai madje, si i bardhi; ndërsa ti, gjithmonë i ziu i vetes! Me qenë i miri, m'a ban kaqë nderë.*

*Vërejtje 10.* - Si ndajshtesë a apozicjon, mbiemni në fjalí shkon zakonisht në trajtën e shqueme. P.sh. *Unë i mjeri nuk dijshem gjâ. Të shkretët na, që nuk mendojm mâ gjatë. Ju të tjerët e kishi fajin; jo ata të dy.*

*Vërejtje 11.* - Kontrakcjoni aqë i shpeshtë i mbiemnit shumës: *i madh: punë të mëdhá, fjalë të mëdhá...* për të plotin *punë të mëdhaja, fjalë të mëdhaja...* nuk do t'ishte i qërtuem për në gjuhën e shkrueme. - Gjithënjë, as zbutimi i mbiemnit në fjalë: *i madh - të mëdhej; i vogël - të vegjël,* nuk na duket i ligjshëm. Kështu; përse, po t'ishte i arsyeshëm ky zbutim, natyrisht do të kishim edhe femnoren e shumsit: *punë të mëdheja, varza të vegjla...;* çka s'dijm se ndihet kun.

*Vërejtje 12.* - Vro ndër shprehje popullore adjektivin *shumë* para njëj emnit të shquem *njëjs,* për të shënjue pluralitetin e frymorëvet a të sendevet. P.sh. *Shumë ushtari ka ardhë! Shumë ushtari ka mbetë në luftë! Shumë puna na duel me këtê libër! Shumë xansi ka për të mbetë në klasë sivjet!* - Si shihet, gati gjithmonë ndër shprehje *empfatike.* - Theksojm këtu gabimin ortoepik, sidomos në djalektin e Shkodrës; i cili ndër rasat e sypritthanuna e shqipton sonore *ë*-n fundore: *shum-e i marri; shum-e ushtari...*



*Vërejtje 13.* - Shenjojm këtu kontrakcjonet që ndihen në gojë të popullit ndër disa mbiemna, si: *i vjemë, i parvjemë, i sirëm, e sirme, i plogtë, i thartë,* etj. Për: *i vjeçëm, i parvjeçëm, i sypërm, i plogshtë, i tharbët,* etj. - T'i rrijn popullit në gjuhën e fòlunë trajtat e sinkopueme; por këshillohet këtu, që gjuha e shkrueme të shtiejë në përdorim këto të dytat, të plotat.

*Vërejtje 14.* - Shkodranët e ngjasin përtej se lypet *a*-n tematike në fjalën *i marrë.* Thonë *i, e márr* dhe nuk mendojn se adjektivi në fjalë nuk âshtë tjetër, veçse trajta e pjesores së verbit: *me marrë.* pra *i e marrë* (mêç). Përsa i përket kuptimit, që ka marrë sod fjala, ky del mâ qartë prej shkrimtarësh së hershëm. Kështu *Bogdani* shkruen: *mendshit marrë.* Mâ vonë, participi i libruem nga objekti *(mendësh) i, e marrë.* - Rossi në fjalorin e vet e bje edhe mâ thjesht: *i marrun:* molto sciocco.

*Vërejtje 15.* - Jo: *vjett e mbrama; mâ të mbramat fjalë,* për *vjett e mbramë: mâ të mbramet fjalë.* - Khs. *Të mbrumet* (punët) *e njerit janë!* (nënkupto *punët e mbrame,* dhe jo *punët e mbrama.* Sikurse as *tjera ditë e tjera natë;* për *tjera dit e tjera net.*

*Vërejtje* 16. - Shkodra sidomos, e përdorë keqas mbiemnin *i, e huej.* Harron, se, si kemi than ma nalt, ky vjen nga emni *hua-ja.* Pra natyrisht: *i, e huaj;* dhe jo *i, e huej,* - Kështu djalektare do të njehet edhe: *i, e floshkët* për *i, e flashkët,* - Khs. freng. *Flasque*: i ligshtë.

*Vërejtje 17.* - Kanë ndryshim të madh, prandej doemos do të dallohen në shkrim e në zâ, dy adjektivat homofonë *i padám* (indivisus) prej *i padam* (innocuus).

*Vërejtje 18.* Gabimisht adjektivi *katolik,* si ndër dokumenta të vjetër, si edhe në gjuhën e popullit, përdoren kështu, pa kurrnjë dallim gjiniet. *Besoj shêjtën kishë katolik,* - thotë populli n'uratë, krejt si: *ky besimi katolik!*. Në vend të *Besoj në shejten kishe katolike!*

*Vërejtje 19.* Femnizohen mashkullorët, apor mashkulizohen substantivat femnorë ndër adjektivat e përbamë, kur shërbjen si atributa.. Kështu, sado që gjuha nuk e ka krye gjithkun këtê proçes, kemi, p.sh., *e pabesa grue, i pabesi burrë; e pafata nanë, i pafati babë; i pafëtyri djaloç, ajo e pafëtyra.* - Kështu, sidomos, para emnit, por, po u vendue përmbas, atbotë

mbiemni qëndron i pandrueshëm, sido që të jétë gjinia e emnit. P.sh. *një burrë i pafat: një grue e pafat, - një ushtar i pabesë: një zyrtare e pabesë, - një fjalë e pavend: një kongres i pavend.*

*Vërejtje 20.* - E përsrisim, se mbiemnat homofonë ortografisht do të ndryshojn mashkullorët prej femnorësh, sidomos kur kemi të bâjm me adjektiva nga pjesoret. P.sh. *i dashun - e dashunë; i matun - e matunë; i mbetun - e mbètunë.* Khs. *së dashunës - nanës së dashunë; botës së pamatunë - botën e pamatunë; një djalë i gjetun rrugash - Khs. Asaj së gjètunës rrugash, atê të gjètunën rrugash.* - Kështu, shtojm edhe për adjektivat mashkullorë të shumsit. P.sh. *miqt e dashunë, njerëzt e dërguemë në punë; njerëzt e mësuemë me vjedhë; ata hajshin si fëmij të dëshruemë.* Për vërtetim, vro rasët tjera të shumsit: *Prej së dërguemësh në punë; mbas mësuesëvet shkojn xansët; posë lavruesësh së shqipes.*

## 2. LAKIMI I MBIEMNIT.

Mbiemnat e rregullshëm lakohen krejt simbas skemës s'emnavet mashkullorë, femnorë e asnjansë; sido që të jétë pozicjoni i tyne. Në qoftë se i prijn emnit, lakohen si e pamë; ata vet, tue lanë emnin të pandrueshëm. Për kundra, po ndodhnë mbas emnit, ndërsa lakohet emni, ata vetë rrijn të pandrueshëm. P.sh. *e bardha ditë, së bardhës ditë, të bardhën ditë...* Apor: *Java e Madhe, Javës së Madhe, Javën e Madhe...*

## 3. SHKALLËT E MBIEMNIT.

*Sod tek âshtë moti i mirë; por dje ka qenë mâ i mirë. Jo; edhe pardje kemi pasë një mot fort të mirë. - Sa e gjatë qenka njekëjo rrugë! Po; por mâ e gjatë âshtë ajo tjetra. E pra, këjo po më duket shum e gjatë. - Njeky libër po, âshtë i bukur. Njimend qenka i bukur; por mâ i bukur, fort mâ i bukur tek âshtë ky tjetri. - Luftari mâ i përmenduni i kombit tinë ka qenë Skanderbeu. Mâ i nalti mal i tokës Shqiptare âshtë Tomorri. Agroni âshtë përimend i mendshëm; por i vëllau âshtë mâ i mendshëm. Mund të thom, se ky âshtë mâ i mendshmi i klasës.*

*Qytetarët lypet të jénë besnikë ndaj atdheut. Por mâ besnikë lypet të tregohen ushtarët; dhe shum besnikë do diftohen zyrtarët e naltë. Pse rri gjithmonë mâ i mbrami i shokëvet?*



Mbiemni mund t'a caktojë cilsín e emnit në trí mënyrë të ndryshme, simbas shkallës a gradës së cilsís. Dhe këto shkallë a gradë të mbiemnit janë trí: 1. *pohore;* 2. *krahasore* dhe 3. *eprore.*

*Shkalla e parë,* pohorja, e difton, pa i dhânë mâ andej cilsís: *Moti i mirë shihet nade. Kingji i butë thithë dý nana. Parja e bardhë, për ditë të zezë.*

*Shkalla e dytë,* krahasorja, e difton cilsín, tue e vû në krahasim me të tjerët: *Një mot mâ të bukur mos e lyp* (se këtê). *Kam kujtue se jé diçka mâ i mêçëm* (se të tjerët).

*Shkalla e tretë.* Tregon cilsín e emnit mâ t'eprën, mje ku s've' ma. *Ndou ka një shkrim fort të bukur. Mâ e mbramja fjalë që tha, para se me dekë kje: Lirë e bekue!*

1. *Lumi âshtë i t.* 2. *Liqeni âshtë mâ i t...* 3. *Deti âshtë fort i t.*

Shqip, tue i u shtue shkalla e cilsís e zvoglimit të mbiemnit, ky nuk merr për këtê, ndrime të posaçme. Si u pá prej shembujsh. Këtê shtesë a mungesë forcet e merr mbiemni, me ndihmën e ndajfoljevet *ma, fort, shum, mâ shum, mâ pak,* etj.

*Vërejtje 1.* - Për të kuptue trajtimin e vërtetë ndë shkallimin e mbiemnit, biem këtu një shembull nga ndonjë gjuhë klasike. Latinishtja b. f. ka për mbiemnin tânë *i mirë,* këto trajta të ndryshme. 1. *bonus* (i mirë). 2. *melior* (ma i mirë). 3. *optimus* (fort i mirë). Mandej: *magnus* (i madh), *maior, maximus. - parvus* (i vogël), *minor, minimus, - malus* (i keq), *peior, pessimus.*

Shkalla krahasuese mund të jétë trí mënyrësh: 1. Kur e krahasojm cilsín e mbiemnit me një objekt tjetër, edhe biem në një shkallë me tê, atëherë krahasorja quhet *parasuese.* P.sh. ndajfoljet krahasuese të kësaj shkalle së parë janë: *njaqë... si; kaqë... sa; ma... se; mâ pak... se,* etj. *Gega âshtë mâ i zoti se Marashi; veçse âshtë diçka mâ pak i zellshëm se ai. Drita âshtë gati njaqë e shpejtë, sa âshtë e shpejtë shkëndia elektrike. Njaqë i durueshëm âshtë Zo-tynë, sa âshtë i drejtë e i gjithpushtetshëm.*

*Vërejtje 2.* - Shenjo shkallën krahasore dhe eprore të mbiemnit, a të ndajfoljes që trajtohet tue e krahasue me një emën, që ka po atê cilsí në shkallë të naltë. P.sh.: *i zí si çulli, i bardhë si bora, shëndosh si molla, verdh si ficka, ftohët si akull, i xehtë valë, but si mëndafshi, i fortë gúr, i shpejtë vetimë, e ka zanin e fortë, si pushka, e ka gojën, shpatë* (të prehtë).

*Vërejtje 3.* - Një mënyrë, për të prû cilsín e mbiemnit a të ndajfoljes në shkallën syperore, âshtë edhe shqip, tue i dyfishue a tue persrit dý herë rresht mbiemnin (a ndajfoljen): *but but* (fëmija) *ka shtatin. Dalë kadalë vjen moti tue u kthiellë. E mbaroi shpejt e shpejt. E rrahi mirë e mirë. Falë me shëndet fort e fort. Foli zí e si â' mâ zí për tê. Kallëzoja mbarë e mbarë. I vûni petkat palë e palë mbi tavolinë.*

*Vërejtje 4.* - Shkalla syperore mund të shprehet shqip edhe tue e forcue cilsín e mbiemnit nëpër një fjalí. P.sh. *Mirashi âshtë nier i mirë, s'ka ma. Burrë besnik ke s've. Mashkull, mos t'a lypsh mâ trim. Fëmijë, rrugaç, që s'i a gjén kun shoqin. Vajzë e urtë dhe e mendëshme, që s'e ka kun shoqen kudo me e kërkue. S'ka si bâhet djali mâ i mirë. Ishte dejë e bâ brryl;*

*Vërejtje 5.* - Me rrjedhoren *ndoset: gomár ndoset, kopuk ndoset, viç ndoset, kal ndoset.* - Të cilat të thanme shprehin cilsín në shkallën syperore, e kanë rrjedhën nga *thí ndoset.* Mbas së cilës së thanme u trajtuen për analogjí, pa e këqyrë fort hollë skanjin e krahasimit *(ndoset)*, e cila kishte ardhë nga rrjedhorja e femnorit *dosë-a.*

*Vërejtje 6.* - Edhe përsritja e të njëjtit emën në rasën rrjedhore, shprehë shpesh shkallën syperore të cilsís së tij, sidomos në gjuhën e rrugaçavet. P.sh. *qen qenit, trim trimit,* (apor në gjindore) *trimi i trimit njaj Gjergj Elez Alia, - thí i thiut, hori i horit.*

*Vërejtje 7.* - Nëpër përemnin *vetë*, vû fill para a mbas emnit, mund të shenjohet shkalla mâ e epra e cilsís. P.sh. *Për ashtu, jé dora vetë. Këjo âshtë grosha vetë* (cilsia mâ e mira). *Këjo tek âshtë rakia vetë. Zotynë âshtë vetë e vërteta; e mira vetë, vetë mirsia.* Apor *i ati në vend* (krejt si i ati), *e ama në vend* (kryekëput si e ama), *drejtori ynë në vend, qeni juej në vend.*

*Vërejtje 8.* - Për të dhânë shkallën syperore t'adjektivit, t'adverbit, etj.: ase për të forcue veprën, cilsín e tyne, këqyr mirë, se gjuha lypë të shtihet në punë, herë adverbi *shum* (jo *shumë!*), herë adverbi *fort* (jo: *fortë!*). - I pari përdoret kur duem të diftojm mâ fort *sasín numerike* të sendevet a të veprës; ndërsa adverbi *fort* ka punë kryekrejet me intensitetin e veprës a me cilsín e saj. P.sh. *U çova, pse kam ndenjë shum. Për shumë mot! Shumë xansi paska mbetë në klasë! Ti, a do pak, a shum?*



- Ndërsa: *Falë me shëndet fort e fort prej meje. Më ka marrë malli fort për kumbarën. A t'u dhimb fort nipi? Ai, s'e çan fort kryet për punë të shkollës. Më vjen fort keq për tý; për tê nuk xehem fort. Mahiri âshtë fort i mêçëm; por vëllai âshtë fort mâ i mêçëm.*

Këndej theksojm këtu shpërdorimin e madh, që ka marrë sod aqë hapët, të këtyne dý trajtavet *shum* e *fort.* Ndihen dhe këndohen këto të thanme: *Gëzohem shum, që jeni shëndosh. Kam shum keq që s'mund të vîj sod në mbledhje. Shum heret qenkeni çue sod. Më vjen shum mirë për tê. Jam shum i kënaqun. Shum bukur! Do të kemi nesër, drue, një mot shum të keq,* etj., për *fort i kënaqun, gëzohem fort, një mot fort të keq...*

Krahaso gjermanishten: *Viel,* për sasín *numerike: er hat viel Geld:* Ka *shumë* të holla. - Por: *Ich danke sehr:* Të falem nderës *fort.* - Këtê kuptim: viel: *shum,* dhe sehr: *fort,* - i jep adverbit a adjektivit në fjalë, edhe Fjalori etimimologjik i G. Mejer-it si edhe Gramatika e G. Pekmezit.

Nga të vjetërt biem këtu, në forcim të kësaj teze vetëm Bogdanin. Ai shkruen: *E tue kjane vepra fort e naltë... disa fjalë fort të çtjella... më priti me të dashunë fort i Ndriçimi e fort i Nalti zot, G. Barbarigu... ky shpirt i Tinëzot fort ka me të vëjyem... M'aviti ky zot fort i dashunë... Më duel puna fort mbarë. Augusti dëshëronte fort me pasunë ndër ushtëri të tinaj t'Arbëreshët... Ndë zemërë fort gëzuem...*

Shtojm këtu edhe një gjâ. Për të kuptue forcën e kuptimin e vërtetë, që gjuha u jep këtyne dý trajtave: *fort* dhe *shum;* të cilat nuk jemi të lirë, t'i shtiem në punë simbas andjet, të vrejm mirë, sa ndryshimin e kanë ndërmjet vetes verbat e përbâm prej sish: *shumoj* âshtë krejt tjetër gjâ e ndryshon, sa dita me natën nga *forcoj.*

## 4. MBIEMNAT DIFTUESË, TË PACAKTUEMË, PRONÁRË, NUMRORË, RENDORË etj.

*Ky nier rri në këtë shtëpí si një trup i dekun. Me atê nier janë fjalë pakë. Ato xanse nuk duen t'u shtrohen këtyne ligjëve. Gjithë fëmijt s'mund të shkojn ndër tëtana vendet. A pate fjalë tjetrë? Librat e mí nuk mund t'i a lëshoj në dorë çfarëdo shoku. Gati sa s'e thei qafën me gjithë çinia. Si i cili nier ka atê punën e vet. Dý dele, treqind pare. T'a kam thanë po, nj'a trí herë këtê fjalë; këjo âshtë e katërta herë. Një tjetrë herë tash t'a kallëzoj.*

*Këtu kam si po e sheh, dý rode tefterësh: ti, a do këta, apor ata*

*atje? Këta nuk e kam mendue. Këjo nuk më rá në mendë. A i vjen ti kësaj? A kanë ardhë tëtanë? Jo, disa, nj'a pakë mungojn. Njekëta libra njekëtu, a janë të tút a të mít? Cili djelsh po do me ardhë? Të vîjë kush të duejë? Katër me trí bâjn shtatë. Kush të ka vû tý të parë? Ktheva në shtëpí vetë i gjashtti. Të tjerë, jo këta, m'i kanë fajet.*

Të parët shembuj merren si mbiemna, pse caktojn emnin që kanë për brî. Të dytët po të njëjtat fjalë, prejse rrijn në vete dhe s'kanë ngjat një emën që caktojn, thirren *përemna*.

*Vërejtje 1.* - Një mbiemën i thjeshtë mund t'i rrijë ai atribut i njëj mbiemni tjetër, të marrun si emën, p.sh. *I ligu i shkretë nuk mund të shtinte gjâ në gojë. Një të mirë fort të madhe na ké bâ me këtê punë. Të lumët të vorfënt dhe të përbuzunët!*

*Vërejtje 2.* - Përemnat e pacaktuemë *kush, dikush, askush, ndokush, çka...* nuk mund të përdoren kurr si mbiemna, tue caktue një emën a tue cilsue një emën. - *kush i parë e kush i mbramë; e dikush i pasun e dikush i vorfën; ndokush i kjenun e i zoti, ndokush i lanun e qyqár...* Por ndër këta shembuj mbiemni rri gjithmonë si predikat (âshtë i parë... âshtë i mbramë; mbahet i zoti... duket i kjenun); jo si atribut, cilsuer.

**Sinonima mbiemnash**: *plak, i vjetër, i moçëm, i vjetruem, i motnuem, i moçnuem, i kahditshëm, i kahershëm; i fortë, i fuqishëm, i palodhun, i ngurtë, i furishëm, i egër, i ashpër; i rí, i freskët, i përtrím; smirzí, restár, reszí, ziliqár; i bukur, bukurosh, i hijshëm, i pashëm, i kandshëm, i pëlqyeshëm, i mirë.*

Si shihet, shumë mbiemna rrëfejn po gati njatë kuptim. Thomi *gati*, mbassi në të vërtetë këta nuk janë, as s'mund të thirren të njëjtë, sinonima. Detyra e shkrimtarit âshtë, të dijë me i zgjedhë ata sidomos, që mâ mirë i përshtaten emnit që do me cilsue. Mjeshtrí e veçantë lypet prandej, t'i a vén menden me zgjedhë mbiemnin që lypet.

Shkrimtarët rishtarë posaçe, mungojn këtu në këtê pikë, në të zgjedhun të mbiemnavet, kur duen gati për gjith substantiv me shtue bisht nga një mbiemën, apor kur mbas njëj emni këqyrin me i a ngjitë dy a mâ shumë mbiemna. - *Te nji mriz i bukur afër njij lejthie së madhe kishin ndodhun tre bari të vjetër, nji me dhen të pëlleshëme e dy me dhí të majme...* Apor: *Shtëpia e mbrame e këtij katundi të kandshëm i përkitte njëj fshatari të vorfën, të lanun mbas doret, e të përbuzun prej gjithkuj.*



*Vërejtje 1.* - Ndihen në popull adjektiva verborë, të cunguemë dezinencash, si: *zog i true; rob i zanë; mos ban si i tërbue! Mos rri si i hutue! O i bekue!;* për *zog i truem; rob i zanun; o i bekuem...* Këso cungimesh nuk i këshillojm për gjuhën e shkrueme.

*Vërejtje 2.* - Përsa i përket trajtimit të mbiemnavet deverbativa, rrègullën e përgjithtë na e mendojm kështu: Mashkullorët i formojn tue u shtue pjesores (pa dezinencë *-m, -n*) sufiksin *-t: Thá - i thát; zbé - i zbét; ngrí - i ngrít; vû - i vût; ndŷ - i ndŷt.* - Mbiemnat femnorë të kësaj kategorie, sado që në tingëll nuk dallojn nga mashkullorët, për t'i rendue në një hullí me substantivat e kësaj gjinie, mendojm të shkruhen me *-ë: e thatë, e zbetë; e ngritë, e ndwtë* etj. Kështu *Përroni i Thát, Përronit të thát. Përronin e Thát... - e zbeta gjâ, së zbetës gjâ, të zbetën gjâ...*

*Vërejtje 3.* - Si mbiemën, apor emën mashkulluer, shkon rregullisht grafia: *virgjin (një pýll virgjin* m. ku s'ka pré spata, apor s'e ka prekë kurr dora e nierit). Por, si mbiemën apor emën femnuer, mendojm se do të shkruhet *vìrgjinë-a (një tokë vìrgjinë)*: e pathyeme a e paprekunë prej dorës së nierit: *Maria Vìrgjinë.* Kështu, përse rasat e tjera të gjindores a të dëshmores: *i vìrgjinës Marí; Virgjinën Marí,* dalin natyrisht nga *Vìrgjinë-a;* dhe jo nga *Virgjin-a;* mbassi, si e kemi çekë mâ nalt, emnat dhe mbiemnat femnorë të shqipes në rasën e emnores së pashqueme dalin vetëm në: *-e,* apor në: *-ë: dele, lopë;* kurr në një bashkëtingëllore.

*Vërejtje 4.* - As nuk duken morfologjisht të qërtueme të thanmet *djalë i vetun, vajzë e vetun; më kanë lanë vetun,* për *djalë i vetëm; vajzë e vetme; jam vetëm.* - Për vërtetim, krahaso shumsin *varza të vetme;* jo: *varza të vetuna.* - Mandej: *i vetmi send: e vetmja herë,* etj. jo *e vetuna herë; i vetuni send.*

*Vërejtje 5.* - Ndër disa të thanme popullore ë-ja fundore e disa përemnavet të màrrunë si adjektiva, bâhet fort e ndieshme; d.m.th. në lidhní të ngushtë me emnin e vet. P.sh. *shume i marri në këtê shekull! (p. shumë i m.), për pake gjâ (për pakë gjâ...)* më pështoi pa e pá! Kaqe mik (kaqë m. mâ *ké! Aqe punë* (p. aqë p.) *e sheh edhe i verbti.*

*Vërejtje 6.* - Mbiemnat e gjinís asnjanse djeri këta shekujt e fundit,

kanë qenë përdorë fort, në vend t'emnavet abstrakta të soçëm. Kështu, si mund të shohim ndër shkrimtarët e vjetër: *të glatët e saj* (e arkës së Noehit) *të jétë 300 pasha; të gjanët... të naltët...* (për gjatësia... naltësia... gjanësia). Buz. - E Budi: *të randët e damit... të vdjerrët e gjithaqë shpirti* (për *randësia... vdjerrja*).

*Vërejtje 7.* - Përdorimi i shpeshtë i mbiemnit: *i zí* (asnjanës: *të zít*) ka shkue tue i a shkurtue vlerën gjatësís; dhe kështu thonë gati gjithkun: *Sa të zit e thonit. Me të zi erdha. Kam hjekë të zit e ullinit. Çka të zit ké?* - Bardhi ka: *A kemi ndonja të rí asi dheu?* - D.m.th. përdor mashkulloren aty ku na sod kemi femnoren. Thotë: *ndonja të rí;* tue nënkuptue emnin: *send.* Ndërsa sod thomi: *A kemi ndonjë të ré* - tue pasë ndër mend femnorin: *gjâ.* Megjithëse të bje të ndiejsh ndonjë herë edhe anakolutin e vrâshtë: *A kemi ndonjë send të ré?* - Shenjojm pra redukcjonin e akuzativit: Atê *të zín due. Atê të rín...* Njashtu si emnat: *Shín, shén, kán...* Për: *Atê të ziun; atê të riun.* Si kemi thanë për: *Shiun, sheun, kaun...*

*Vërejtje 8.* - Mbiemni panyejuer *Shëna,* âshtë vetë një apelativ femnuer, që u përshtatet vetëm Shêjtneshavet. Prandej, këtu na duhet t'a dënojm si të paligjshëm përdorimin e shtrembët, që ndihet në popull, kur ky apelativ femnuer u paravêhet edhe Shênjtënvet (mashkullorë), për të cilët shqip shkon *Shën Pjetri, Shën Gjini, Shën Pali...* Por mjerisht, krahas me *Shëna Prendja;* ndihet edhe *Shëna Rroku, Shëna Zefi, Shëna Bafti* (Bacchus), dhe djeri *Shën Mëria.* - Ndër konstruktet popullore *Shëna Ndou, Shëna Ndreu* mundet që i âshtë inkorporue apelativit kryezanorja e emnit të Shêjtit *A-: Andreu, Andou,* d.m.th. *Shën-A-ndou, Shën-A-ndreu.*

*Vërejtje 9.* - Theksojm mbiemnin e rrallë, të përbám nga një fjalí *dritëpasti Levit.*- Këtij s'jemi të sigurt, athue mund t'i shtojm edhe *dritëpasta Lenë.* - Mandej, ndër dý trajtat e adjektivit në përdorim: *i tharbët* dhe *i thartë,* duhet, gjithmonë simbas G. Majer-it EW, këjo e para si mâ e plota. - Prap, ndër dý varjantet, që ndihen në popull: *i vishtirë,* dhe *i vështirë,* e para ka hien e njëj djalektareje, për t'u zgjedhë prandej, e dyta, si trajta mâ e mirë për gjuhën e shkrueme: *i, e vështirë.*

*Vërejtje 10.* - E gjykojm një zgjatim, për nevojë ritmike të valles populloren atê këthesën: ... *moj swzezë!* - Kështu; përse mbassi thomi



*flokzí - flokzezë; zemërzí - zemërzezë; fatzí - fatzezë;* me mashkullorë të tjerë, lê të shkojë edhe ky mbiemën i përbám, pra swzi - swzezë; si *mullizezë-a, faqezezë-a; orëzí - orëzezë.*

*Vërejtje 11.* - Toskënisht adjektivi nga pjesorja nuk ndryshon mbaresat mâ të shumën, çfarëdo gjiniet të jétë emni: Kështu: *Një fjalim i shkruar. - Një ligjëratë e shkruar... Kohën e kaluar - vitin e kaluar. Plak i mbetur - Plakë e mbetur.* - Ndërsa gegët, djer diku bâjn ndryshim: *Vëllá i dám - motrë e dame. Koll i thát - tokë e thatë. Nier i lanun - arë e lànunë djerr... Një petk i shkyem - një këpucë e shkyeme.*

*Vërejtje 12.* - Me të hymen ndër gegë përdorimi i adjektivit të toskënishtes *i ndyeri, i ndjeri,* ata fituenë një mbiemën të rí, për dukë, me kuptim origjinár të verbit *ndiej* (fali). Khs. *Më ndiej, se po të thom. Ndiejnai né fajet e mëkatet tona.* - Kështu, që trajta e rrègulltë e këtij adjektivi verbuer do t'ishte *i ndiemi* (*i ndjeri;* i faluni), e jo *i ndjemi* (i ndjeri, mâ zi: *i ndyeri).*

*Vërejtje.* 13 - Krejt njashtu, sikur kemi thanë, se kurrnjë emën i gjinís femnore, - hiq turqizmat *kala, mera, dava...* nuk mund të mbarojë zakonisht ndryshe n'emnoren e pashqueme por, a në *-e: dele, krande, zhele;* apor në *-ë: gojë, kambë dërrasë;* kështu as mbiemnat nuk mund të sosin ndryshe mbassi edhe këta lakimin e kanë kryekëput si emnat (femnorë). Prandej, na shkruejm: *i madh - e madhe; i mendshëm - e mendëshme; dijetar - dijetare; i fort - e fortë; i lig - e ligë; i vogël - e voglë; i egrë - e egrë.* E deverbativat: *I ngathët - e ngathtë; i ftohët - e ftohtë; i lagët - e lagtë; i fshehët - e fshehtë; i mbyllët - e mbylltë; i hapët - e haptë; i çelët - e çeltë; i frŷt - e frŷtë; i xehët - e xehtë; i kulluet - e kulluetë; i ndyt - e ndwtë; i mbaruet - e mbaruetë; i dashun - e dashunë...*

Për vërtetim, vre si vjen mbarë puna gjatë fleksjonit, sidomos kur mbiemnat u prijn emnavet. P.sh. *Njekëjo âshtë shtëpia e së shuemës kushrinë. Ndër krahinat e së zjarrtës Afrikë. Të voglën punë që po më difton. Përshtypja e së mbramës vizitë. Fjalët e s'amblës gjuhë amtare. Sod kam marrë një letrë prej së dashunës motrë. Arbëreshët e Italis i u falshin përmallshëm atdheut, së bukurës More, tue kёndue: "O e bukura Moré!..."*

Madje, vre populloret e vjetra: *Ka dalë ne e huajën. Mos lakmo kurrnjë gjâ të huajën;* ku shohim, se femnorja *të huajën* bashkë me: *e*

*dashuna, së dashunës, i rí - të rí;* por *të reja,* nga *e ré;* d.m.th. nga njëjsi i femnorit. Khs. edhe *plak - pleq;* por *dy plaka* nga njëjs *plakë.* - Duem të thomi me kaq, se femnorët shumës nuk ndikohen nga formacjoni i shumsit të mashkullorëvet, por e përbajn këtê mbi trajtën që kanë pasë në numrin njëjs. Përjashto vetëm mbiemnin *i, e keq.* Ky, nuk ndikohet në shumës nga trajta e femnorit njëjës *(e keqe)* por nga trajta e shumsit të mashkullorëvet: *të këqi - të këqia.*

*Vërejtje 14.* - Për trajtë mbiemnore *i, e thellë,* e plota; *i, e kthjellët* këqyr kreun *Grykoret (Velaret),* (vërejtjen 3).

## IV. - NUMRORËT (*NUMERALIA*).

*Unë kam një pendë dhe dý lapsa. Pêsë herë shtatë bâjn tridhetepêsë. Marashi tash âshtë gati 13 vjeç; trí vjet mâ i madh se unë. - Nuk e dí, a âshtë këjo e treta, a e katërta herë, që të thom. Isufi sivjet ka dalë i dyti i klasës; por vjet ka qenë i pari. - Disa fëmijve u ka falë Zoti mendë mjaft, por s'kanë aspak zéll me xanë. Shumë janë të thìrrunë, por pakë janë të zgjédhunë.*

1. - Për të treguem sasín e frymorëvet a të sendevet, për të cilat flasim, përdorim *numrorët.*

Këta mund të jenë *themelorë* (cardinalia), të cilët diftojn një sasí të caktueme, si: *një, shtatë, dhetë, njëqind;* apor *rreshtorë* (ordinalia), që bashkë me numër, shprehin edhe rendin e sendevet: *i pari, e treta, i pêsti, i dhetti.* - Të parët i përgjegjin së pyetmes *sa?* Të dytët i përgjegjin së pyetmes *i sati?*

2. - Këta numrorë *(themelorë dhe rreshtorë),* të cilët tregojn një sasí të kufîjzueme frymorësh a sendesh, thirren *numrorë të caktuemë.* Por ata të tjerët, që shenjojn një sasí të pakufîjzueme sendesh a vetash, quhen *numrorë të pacaktuemë;* si b. f. *kurrnjë xanës; pakë ushtarë; disa njerëz, shumë mizat qenkanë këtu.*

3. - Sikurse thamë mâ nalt për nenin e pacaktuem *një,* se mund të jétë edhe numruer: *Unë kam tash një top gomet e dy topa pecet;* njeshtu edhe këta numrorë të pacaktuemë, kur përdoren vetëm, janë në të vërtetë *përemna* të pacaktuemë, si: *Asnjani nuk e çeli gojën. Disa s'dijn pse janë gjallë.* - Por janë *mbiemna* (adjektiva), sa herë që përcjellin emnin, si ndër shembujt e nalltreguemë.

4. - Rendorët përbâhen tue u a shtue numravet themelorë sufiksin *-t, -të,* për të tria gjinít e trajtës së pacaktueme; tue u a paravû këtyne nejet



përkatëse: *i, e, të;* kështu që në të caktuemen sufiksat bâhen: *-ti, -ta, -tët,* dhe atbotë lakohen këta si mbiemnat. P.sh. *i dyti muej i vjetit; të dytit muej të vjetit,* etj.; *e para e Prende e muejit, së parës së Prende të muejit;* etj.

Sufiksi në fjalë i rendorëvet *-të* u shtohet natyrisht edhe atyne themelorëve, që vetë sosin në një dhambëtore *(-t, -nd).* P.sh. *i shtatti pushim* (shtatë); *e trembëdhetta germë e alfabetit* (- dhetë); *i nandti nye i kanunit* (nandë); *si i thonë së qindtés pjesë të metrit?* (qind).

5. - Numrorët *dy* e *tre* marrin trajta të posaçme për objekte të gjinís mashkullore e femnore: *dy burra dhe dý gra, tre djelm dhe trí varza.* - E gabueme prandej *dy shtëpia, dy lopë, dy punë,* për *dý shtëpia,* etj.

Rendorët por, - posë nenit - nuk e këqyrin këtê dallim gjiniet: *i treti paragraf; e treta faqe e librit* (ku do të pritshim: *e trita).*

6. - Themelorët *mbi dhetë* përbâhen tue u ngjitë njëjsorët *mbas* dhetorëvet; por numravet nën dhetën u ngjiten *përpara.* Këta trajtohen tue u lidhë me dhetën, nëpër parafjalën *mbë* (mbi); ata të tjerët lidhen me lidhsën *e.* P.sh. *dymbëdhetë, pêsëmbëdhetë, nandëmbëdhetë;* ndërsa: *njëzetetre, katërdhetegjashtë, nandëdhetenandë.*

7. - Në vend të *katërdhetës,* âshtë shum e përdorunë edhe dyfishimi i njëzetës: *dyzet, dyzeteshtatë.* - Ashtu edhe në gjuhën e malevet sidomos e të fshtarëvet ndihet fort në njehsim: *sistemi i substrakcjonit* ndër numrat 1, 2 e 3 para dhetorësh. P.sh. për 38, thuhet *katërdhetë pa dy,* për 79: *tetëdhetë pa një;* për 67: *shtatëdhetë pa trí.*

8. - Rendori i numrit *një* âshtë *i, e, të pari.* Logjikisht prandej, të paqërtueme do të mbahet për gjuhën e shkrueme *i njëzetenjiti rresht; e njëzetetenjita ditë,* për *i njëzetepari rresht; e njëzetepara ditë.* - Krahaso *i njëzetedyti rresht; e njëzetetreta ditë.*

9. - Themelorët, të màrrunë si emna, lakohen; e, për një caktim mâ të plotë, marrin shpesh edhe nenin përkatës. P.sh. *I muer me vete të dy, edhe të dyve u fali nga një libër të bukur. në dash daje dýsh, në dash trísh; katërsh nuk mund t'a dajsh. Të pêsëvet u thashë, të dukeshin për mjesditë.*

10. - Përgjithsisht shkrimtarët e vjetër, sikurse shumkun edhe në popull, për numrin e parë, kanë *një.* Trajta *nji* âshtë djalektare. Khs. *njeni - njeni: i thashë njenit; hasa mbë njenin; njeni më kallëzoi...* - Ndihet diku edhe *nja.* Por në gjuhën e shkrimit ka gjasë se, si mâ e përgjithëshmja, do të zotnojë trajta: *një.* - E këtu ndonjë shembull nga Buzuku: *E të jénë ditt e tij njëqind e njëzet vjet.* - Budi: *Njëqind e njëmijë herë.* - Bardhi: *... me nkthyem ngjuhet cë lëtine mbë gjuhët t'arbëneshë një dicjonár.* - Bogdani: *Kje sh. Jozefi njij fisi e njij tribu me Zonjën* (rrjedhorja e

shkodranishtes). Khs. të përbamet *asnjeni, kurrnjeni, ndonjeni...*

11. - Themelorët zakonisht shkojn para emnit, kur përdoren si mbiemna: *katër kile bukë; njëzetepêsë kokërra voe; dý qerre drû; dhetë barrë këlqere.* - Ndër njehsimet matematike zotnon por, mâ fort zakoni, për qartësí, të vendohen numrat *pas.* P.sh. *Të gjitha këto kushtojn lekë 6500; një puntuer me krah merr në ditë, posë lekësh 80, edhe miell, kile 2.500.*

Njekështu edhe thuej për rendorë, të cilët përgjithsisht vendohen para a pas emnit, si të vîjë mâ mbarë. P.sh. *Këjo âshtë e treta herë që t'a përmendi.* apor Këjo *âshtë hera e treta që t'a përmendi. - Sivjet kam hw në të katërten klasë.* apor *Sivjet kam dalë në klasën e katërtë.*

12. - Numrorët që sosin me *-ë: /pêsë, gjashtë, dhetë/,* tue u bâ atonë, kalon, theksa në substantivin pas, dhe ata vetë djerrin sasín e përgjymstë. Por, të rámt e kësaj *ë*-je lypet të shenjohet ortografikisht disi. Ja me hjezë, jase edhe tue e shkrue numrin ashtu krejt si âshtë, pa e këqyrë gjymtimin që pëson përpara emnit. P.sh. *tet' krenë lopë me pês' viça; gjasht' pëllamë gjanë e nand' pëllamë gjatë,* apor, edhe mâ mirë *tetë krenë lopë me pesë viça; gjashtë pëllamë gjanë e nandë pëllamë gjatë.*

13. - Mbas njëj themelori, që mbaron me numrin *një,* sendi i numruem mund të shkojë edhe në trajtën e njëjsit. P.sh. *Për festim u shpraznë 21 top. Fajtorin e ka dënue gjyqi për 101 vjet.* - Kështu thuej edhe për emnat e masës, që mund të shkojn njëjës mbas njëj numri shumës. P.sh. *Dy gisht trashë ishte akulli. Oborri, ku luejm, âshtë po nj'a tetë metër i gjatë, dhe nj'a gjashtë metër i gjanë. Kam fitue pesë pikë në lojë.* - E jo *gishta, metra, pika.*

14. Caktoje, çka âshtë fjala "një" ndër këta shembuj; d.m.th. ku âshtë *nye i pacaktuem,* ku âshtë *numruer,* dhe ku âshtë *përemën i pacaktuem. - Një gúr s'bân múr. A po m'a kallëzon një të drejtë? Një nier, që jeton pa një qëllim mbi këtê botë, ai âshtë krejt si një shtâzë. Një katundare kishte një pulë, e cila i bante nga një voe në ditë. Njëni, një mik, m'a tha dje një fjalë si në këshíll.*

15. - Numrat e bashkuemë, si themelorë qénë, si rendorë, shkruhen zakonisht ngjitas: *pesêdhetekatër, dyqindenjëzeteshtatë, njëmijënandëqindepêsdhetetetë.* E rendorët: *i katërdhetedyti fjalim, e njëqindepesëdhetta faqe e librit, i dymbdhetti artikull.*

Dhe âshtë për t'u shenjue, si ndër këta shembujt e rendorëvet, vetëm numri i fundit ka trajtën e rendorëvet; ndërsa të tjerët përpara janë themelorë.

16. - *Trembëdhet' burra e trembëdhet' grá, njëzetetre djelm e njëzetetrí varza.* - megjithëse thoni *tre burra, tre djelm; trí gra, trí varza,* kur *dyshi* e *treshi* u paravêhet dhetorëvet, nuk këqyrë mâ gjiní, sidoqë të jétë emni i caktuem prej numrit.



17. - Dalloje ndryshimin e forcën e numrorëvet ndër këto të thanuna *Kanë ardhë tre Zotní. Kanë ardhë tre Zotnít. Kanë ardhë të tre Zotnít.* (ase: *Kanë ardhë Zotnít, të tre*).

18. - *Me trí marc; me dý gusht,* etj. - jo *me tre marc, me dy gusht;* tue nënkuptue emnin *ditë,* që âshtë femnuer.

19. - Numrat *të dy, të dyja; të tre, të tria,* nuk marrin në kurrnjë rasë të shumsit skâjimin e zakonshëm *-t,* sado që të jénë marrë si emna. Kështu, ndërsa thomi *erdhnë të katërt; u nisnë të pêsët; mbetnë në klasë të shtatët,* etj., nuk thotë kush *i a behnë të dyt; erdhnë të triat; të dyjat munguenë, të tret mbetnë në klasë.*

*Vërejtje 1.* - Për të treguem një sasí jo të preme sendesh a frymorësh, i paravêhet numrit fjalza *nj'a;* e cila, tue qenë e përbame nga dý pjesë *(- një a)* na duket e arsyeshme të shkruhet damas, për t'a dallue ortografisht prej numrit *një,* që diku-diku në malsí thuhet edhe *nja.* Kështu e gjëjm ndokun edhe ndër të vjetërt. Khs. *nja për nja.*

*Vërejtje 2.* - Numri *një* doemos nuk mund të ketë, si trajtë në vete, shumës. Me gjithkëta, për analogjí me të tjerët numra, edhe ky, kur substantivohet, merr dezinencën e rrjedhores së shumsit *-sh.* P.sh. *A e ké aty ndonjë njësh? - Jo; njëshi i spathîjvet nuk ka dalë endè. Njëshin dhe dyshin rueje fort.*

*Vërejtje 3.* - Tue u bâ rreshtorë themelorët, që sosin në *-të,* si: *gjashtë, tetë, dhetë,* etj., e marrin rregullisht sufiksin renduer *-të.* Kështu, që ortografikisht doemos na dalin dý dentale shurdhë bashkë: *-tt;* të cilat, prejse ndihen qartë të dyfishueme, kështu edhe ortografisht do të shenjohen të dyja. P.sh. *i tetti kapitull; e tetta faqe nierit; i shtatti gabim.* D.m.th. njena *-t* âshtë organike e trajtës së numrit, dhe tjetra, dezinencë e rendorëvet. - Kështu ndodhë puna edhe me numrin *nandë;* i cili natyrisht, tue veshë, trajtën e rendorëvet, merr mbas vetes sufiksin përkatës *-të: i nandti, e nandta;* dhe jo *i nandi, e nanda.* si *lott ditt e nett.*

Krhs. edhe ortografín e verbavet në *-të: Ai nuk u matte fort. e trette njatje. S'e qitte gjâ me tê.* - Ku forca e dentales së dyzueme ndihet qartë, krejt ndryshe nga e thjeshta e vetës së dytë njëjës e aoristit. P.sh. *A e mate? Pse e trete? Ku e qite?*

*Vërejtje 4.* - Rreshtorët lakohen krejt si mbiemnat e nyejshëm. D.m.th. lakohen kur i prîjn emnit, tue mbetë vetë faret të pandrueshëm; për ndryshe, rreshtorët mbesin të palakueshëm, mbassi do t'i marrë dezinencat e lakimit emni që u prín. P.sh.

| | | |
|---|---|---|
| nj. | *i pari vjet.* | *e dyta herë* |
| | *të parit vjet* | *së dytës herë* |
| | *të parin vjet* | *të dytën herë* |
| | *prej së parit vjet* | *prej së dytet herë.* |
| sh. | *të parët vjet,* etj. | *të dytat herë,* etj. |

Apor:

| | | |
|---|---|---|
| | *vjeti i parë* | *hera e dytë* |
| | *vjetit të parë* | *herës së dytë* |
| | *vjetin e parë* | *herën e dytë* |
| | *prej vjetit së parë* | *prej heret së dytë.* |
| sh. | *vjett e parë,* etj. | *herët e dyta,* etj. |

Nuk ka por, farë kuptimit e thanmja e popullit, me neje të gabueme: *mbas të parës së klasës; ka rá prej të pêstes kambë të shkallës; për së dytit herë; të parën e herës,* etj.

*Vërejtje 5.* - Po t'a këqyrim mirë, do të kishim një anakolut të vërtetë, një gabim sintaktik, në neksin: *një kanop dy fish; do spagë tre fish.* - Kemi këtu kontrakcjonin e mashkullorit *fill-i;* i cili, tue dalë në shumës: *fije - fijesh,* vjen e femnizohet natyrisht. Prandej, sintaktikisht do të shkonte: *trí fish* (nga: *trí fijesh*).

*Vërejtje 6.* - Numrorëvet dasë a distributiva u prîjn parafjalët, *kahë, nga* (a e bremja *ka*), *për.* P.sh. *kahë dy kahë dy, kah' tre kah' tre, reshtonju për katër, për tetë...*

*Vërejtje 7.* - Edhe thyesorët e matematikës përbâhen prej rendorësh. P.sh. 4/5 *(katër të pêsta);* 7/9 *(shtatë të nandta).* - Ku i ké të bashkuemë themelorët me rendorë.

*Vërejtje 8.* - *Një parë ndalla; një grimë bukë; një pikë ujë; sod*



*kam mjaft kohë. Dje kam pasë shumë punë. Me tê po ishin fjalë pakë.* - Posë numrorëvet, për të shprehë sasín e sendevet, mund të shërbejn edhe emnat e ndajfoljet sasiet. - E këtu vlen të përsritet vërejtja, se *pakë e shumë,* kur merren si mbiemna, ortografisht âshtë e arsyeshme që të ndrojn nga adverbat homofonë, të cilët janë tingëllit së shkurtë. P.sh. *Kanë ndêjë pak; shum s'janë vonue. Pak a shum, edhe ai mund të të ndihmojë.*

*Vërejtje 9.* - Përsa i përket ndërtimit të themelorëvet, numrat prej 11-19 shkojn *para dhetshit: dymbëdhetë, shtatëmbëdhetë, nandëmbëdhetë...* - Mbi njëzetat shkojn *mbas dhetëshash: njëzetetre, katërdhetegjashtë, nandëdhetenandë...*

*Vërejtje 10.* - Nuk na duket e qërtueme, të përdoret gjithmonë në trajtë të pandryshueshme numri "një", ndër të gjitha rasat; d.m.th. jo vetëm ndër rasat e drejta (I.IV.), por edhe ndër të lakuemet. P.sh. *Kaloi edhe një ditë. Prit edhe një vjet.* - Por: *Punët e njëj dite. I thashë njëj miku.* - Jo: *Punët e një dite. I thashë një miku.* - Për vërtetim; krahaso djalektaret, ku dallohen qartë: *Punët e njaj dite. I thashè njaj miku.*

*Vërejtje 11.* - Ortografisht mendojm, se do të bâhet dallim ndërmjet numrit *një,* sidomos ndër trajtat e përbame; dhe pasthirrmes *nje* (qe); gjithënjë edhe këjo, sod vetëm ndër kompozita. P.sh. *njëmbëdhetë, njëqind e njëmij herë* - (Numër!) - Por: *Njetash kaloi njekësajt. Qe, njekështu bahet punimi!* (Pasthirrme!)

*Vërejtje 12.* - *I kam thanë, po nj'a dhetë herë. M'i fal nj'a dý a trí letra. Katundi bâhet prej këndej nj'a një orë e gjymsë* (në) *kambë. Ky libër kushton sod po nj'a dyqind lekë.* - Ndryshimin jemi të mendimit, t'a shenjojm ortografisht - *një, nja* (nga *nj'a*). Ndërsa në të parën kemi një numër të thjeshtë, në të dytën kemi dy elementa, d.m.th. posë numrit *një,* kemi edhe lidhsën *a* (aut): *një a.* - Dallimi në fjalë bâhet edhe mâ i logjikshëm dhe i nevojshëm, kur të marrim para swsh faktin se, si ndër të vjetër, si ndër disa krahina, sod kanë për numrin e thjeshtë *nja,* për: *një a nji.* Ku mund të ndodhë pështjellim, tue i shkrue të dyja të thanmet pa një ndryshim ortografik.

*Vërejtje 13.* - Trajta djalektare *nja, nji,* -âshtë e arsyeshme të zâvendsohet tashma me të përgjithëshmen *një. Khs.* Mandej, gjithënjë

mbrenda rrethit të gegënishtes: *M'a tha njeni. Njeni-njeni nuk i a priton. Asnjeni, kurrnjeni s'dijti me i rá në tê.* - Kështu, gati gjithkun; dhe jo: *Asnjini, kurrnjini; njini nji* etj. N'anën tjetrë por nuk do të ngutemi, të flakim djalektaren *(nji-)* krejt jashta përdorimit, mbassiqë këjo i ka rrânjët e kthellta. Nuk mund të zhgulet nga gjuha adverbi *njimend, përimend!*

*Vërejtje 14.* - Numri i parë *një*, ndër rasat e zhdrejta (II. III. VI.) nuk na duket se mund të rrijë i pandrueshëm, sikurse shihet sod gati gjithkun. Âshtë mjaft t'ia vemë veshin atyne që kanë në përdorim edhe sod trajtën *nja* për *një, nji*. Këta thonë: *Si i thonë njaj fjale. Rroga e njaj puntori. E kam ndie prej njaj miku.* - (dhe jo *Si i thonë nja fjale, rroga e nja punëtori, e kam ndie prej nja miku!*

*Vërejtje 15.* - Numri 101 merr zakonisht emnin në numrin njëjës. P.sh. Kanë shprazë 101 top. E kanë dënue për 101 vjet. - Kështu edhe *Një salon 20 metër gjatë dhe 5 metër gjanë. Na i shkruej dy gisht letrë.* - Pra, jo *20 metra, as 2 gishta.*

*Vërejtje 16.* - Numri: *një* (nji) s'ka me pasë hjektorin e shumsit *(nji-sh);* me gjithkëta, për analogjí me numrat tjerë, shpesh edhe ky ka këtê trajtë. Kështu thomi në lojën e letravet. B. f. *A ka dalë njishi i spathîjvet? A e ké njishin e spathîjvet?*

*Vërejtje 17.* - *Sistemi i substrakcjonit* në njehsim, që âshtë në përdorim ndër disa popuj të botës, aty-këtu ka depërtue edhe ndër né. Kështu, për *98*, thonë edhe *njëqind pa dy,* për *29* thonë edhe *30 pa një,* për *67: 70 pa trí.*

*Vërejtje 18.* - Nuk dijm, si t'a spjegojm faktin, se në të përbamen *trefijsh* na del numri në gjiní mashkullore, ku do pritshim femnoren; mbassi kemi *fije-t,* ligshtue në *fij-t, fij-sh.* Pra, në vend të *tri-fijesh, trifijsh.* - Ndoshta kemi punë mâ fort me origjinarin mashkulluer të vjetër *filli-i, fij-t,* sesa me femnorin mâ të vonë *fille-ja, fije-t.*

*Vërejtje 19.* - Si u pa, sufiksi i rendorëvet âshtë *–të,* që u shtohet numravet kardinaj: *i dy-të, i tre-të, i katër-të, i pêsë-t.* Por, po mbaroi numri kardinall vetë në *-të,* atbotë këtij elementi organik gjithënjë do t'i shtohet edhe sufiksi në fjalë *(-të, -t).* Kështu: *gjashtë - i gjashtti, tetë - i tetti, dhetë - i dhetti.*



Këtu shkon edhe *nandë - i nandti.* Për arsye të fleksjonit, dhe për t'i vû krye për krye rendorët femnorë me emnat e mbiemnat të kësaj gjinie, âshtë e arsyeshme t'i bâjm me mbarue këta në *-ë.* Kështu, ndërsa mashkullorët *i pêsët, i gjashtët, i tetët;* femnorët *e pêstë, e gjashttë, e tettë.*

Kështu, ortografia lypë të shkruhet *një i shtatët metrit.* por *një e shtattë kiljet, kaptina e gjashtë;* por *e gjashtta kaptinë; kaptina e gjashtë, hera e tretë; e treta herë.*

Të mangta për né janë grafit, që shihen aty-këtu në shtypin e ditës: *klasa e gjashtë; rendi i tetë; rreshti i nandë;* ku kemi trajtën e thjeshtë të numravet kardinaj, pa kurrnjë sufiks rendorësh.

Për në qoftë mandej, se mund t'i duket ndokuj *thjeshtim gjuhet* këjo mënyrë e randë, që paraqitmë na këtu, atëherë né s'na jet tjetër, veç me i fëtue këta, t'i krahasojn shembujt e prumë prej nesh, me rrugën e njëjtë ortografiet, që përdorim në fleksjonin e verbavet që mbarojn në *-të: me matë, me mbetë, me qitë.* - Kështu në vetën e tretë nj. të së pakryemes thomi: *Ai nuk matte fort, as nuk mbette mbas shokësh; por qitte dhe e vritte gjithmonë shenjin.*

*Vërejtje 20.* - Të thanmet; që ndihen në popull: *herës së parë, herës së mbramë,* etj. nuk mund të jénë të qërtueme. Ajo *e-* fundore e rasës së lakueme, që ndihet aqë qartë *(orale),* nuk âshtë tjetër, veçse një tepricë e ablativit të hershëm, cungue dezinencet. Dikur âshtë thanë e shkrue: *heret së parë; heret së mbrame; shtëpiet së mirë, deret së Muzakej, doret së dytë.* Prandej, këta ablativa nuk mund të zâvendsohen sod me gjenitiva të thjeshtë, të papërcjéllunë nemose nga ndonjë fjalzë. P.sh. *i shtëpís së mirë; prej derës së Muzakej; e dorës së dytë.*

*Vërejtje 21.* - Trajtat adverbjare *krejt, kryekëput, mbarë, faret* zâvendsojn shpesh adjektivat, tue mbetë natyrisht të pandrushëm para çdo emni, sado të ndryshëm për numër e gjini. P.sh. *Krejt bota e ka marrë vesht punën tande. Mbarë dheu i Arbënit flet shqip. Kryekëput vëneshtat sivjet kanë vojtë dam prej breshnit.*

*Vërejtje 22.* - Numrat *dy, tre,* nuk marrin kurr trajtën e shqueme mashkullore, edhe pse u paravemë nejet përkatëse *të dy, të tre.* P.sh. *Dje kanë mungue në shkollë të dy vëllazënt. Unë të tre i njoh mirë.* (Jo *të dyt, të tret*). Por femnoret po i marrim te trajtat e shqueme. P.sh. *Të dyja i kam tue u sjellë rrugash. Kanë vojtë dam të tria.*

Ndërsa përkundra numrat tjerë të gjithë mund të shquhen; përse thomi *Të katër i kam shokë klaset. Ata, të pêsët kalojn klasë sivjet. Kujtoj, se të shtattë janë Toskë; sa për ata të tre tjerët, nuk i njoh.*

*Vërejtje 23.* - Ndihet, posaçe në gojë të fëmijvet, përsa u përket numrorëvet, gabime gramatikore si këto: *Nuk i kam mbushë endé pesë vjeç. Qyshë në dimën i kam kalue 4 vjeç. A i ké endé 5 vjeç?* - Rrjedhoren për dëshmore: *Nuk i kam mbushë endé pesë vjett. I kam kalue 4 vjett. A i ké endé 5 vjet?*

*Vërejtje 24.* - Megjithse fjalori i G. Majeri-it e shenjon numrin: *zet,* kahë nuk dijm se ndihet kun kështu i thjeshtë, por vetëm në lidhní me numrat paravûs: *njëzet, dyzet, trezet, katërzet* (njehsim si në greqishten), na duhet t'a njohim këtê trajtë numerike *(-zet)* ndër trajta të mangta a defektive. - I naltpërmenduni filolog, sa për rrânjën, e bje nga ind. e vj. *visati,* ase nga latinishtja *viginti.*

## V. - PËREMNI (*PRONOMEN*).

Përemni *(pronomen),* si tregon vetë fjala, âshtë ajo pjesë e ligjëratës, që zen vendin e emnit. Ka ndryshim prandej, ndërmjet përemnit, që *zâvendson* emnin, dhe mbiemnit të substantivuem, që e *nënkupton.* Përemni mund të zâvendsojë edhe një fjalí.

Po mos të shtîjshim në punë përemnin, kishim për të qenë të ngushtuemë me përsrit shpesh herë të njëjtën *vetë* a *send.* Këta kishte për të shkaktue, jo vetëm përsritje të papëlqyeshme, por mendimi kishte për të dalë edhe mâ i errët, tue i mëngue lidhja e unjis ia, që i ep përdorimi i përemnavet të ndryshëm. Mun nga një herë, ky përdorim nuk ndodhë vetëm për t'u ikë përsritjevet, kuptimevet ndërdyshas, por për herë âshtë i *domosdoshëm.* Kur thomi, për shembull, *Unë e dí se ai ka vrá veten me dorë të vet në këtê punë, por e paçin në qafë shokët, pse ata i a kanë bâ të zezën!* - përemnat *unë* dhe *veten,* zanë vendin e njëj emni, nësa shenjojn një personë; por ky zâvendsim âshtë i domosdoshëm, tue mos u gjetë ndonjë emën, që të rrijë në vend të tyne.

Kur përemnat zanë vendin e njëj vehtjeje, atëherë thirren përemna personet: *ti, na, ju, kush* etj. Në qoftë se rrijn në vend të njëj sendi, quhen *përemna sendit: këta* (asnj.), *çka, çkado* etj. Këta kanë vlerë



*substantivash.* Por mund të rrijn, si në vend të njëj persone, ashtu edhe në vend të njëj sendi: *ky, këta, njajo, e cila, i tillë,* etj.

Përemni âshtë një pjesë e lakueshme e ligjëratës, dhe shërbimin e zâvendsimit e kryen në mënyrë të ndryshme. Kështu kemi gjashtë farë përemnash; të cilët, përgjithsisht, përdoren si përemna, ashtu edhe si mbiemna (substantivisht e adjektivisht):

1. *Përemnat vetorë* (pronomen personale) b. f. *unë, na, ju;*
2. *Përemnat diftorë* (pronomen demonstrativum) b. f. *ky, ai, ata;*
3. *Përemnat pronorë* (pronomen possessivum) b. f. *im, ynë, tanët;*
4. *Përemnat pyetës* (pronomen interrogativum) b. f. *kush? çili? çka?*
5. *Përemnat lidhorë* (pronomen relativum) b. f. *që, i cili;*
6. *Përemnat e pakufishëm* (pronomen indefinitum) b. f. *diçka, ndokush.*

### 1. PËREMNAT VETORË

Përemën vetuer quhet ai që tregon:
1. vetën, që flet (vetë e parë: *unë, na*);
2. vetën, së cilës i flet (vetë e dytë: *ti, ju*);
3. vetën ase sendin, për të cilin flitet (vetë e tretë: *i, e(o), ta; ta, to*).

Një karakteristikë e posaçme e përemnavet vetorë âshtë tema e ndryshme, që ka gjatë lakimit e njëjta vetë: jo vetëm kemi ndryshim tematik mjes njëjsit e shumsit *(unë-na; ti-ju),* por, nga një herë, edhe në të njëjtin numër. P.sh.: *unë, mue; i, tij, si.* Pa dyshim në fillim gjuha duhet të kétë pasun fjalë të ndryshme, për shenjue rasat e njëj vetje.

Dallimi i gjinís theksohet vetëm në vetën e tretë: veta e parë dhe e dytë, tue qenë se njihen, nuk e shenjojn.

Me përemnat vetorë shqipja përforcon ruejtjen e autoktonís së vet.

Ndër këta përemna, vetëm ata të së parës e të së dytës vetë janë të domosdoshëm, mbassi përemni i vetës së tretë mund të zâvendsohet mâ së miri prej emnit, të cilit i zen vendin; a prej njëj mbiemni të substantivuem, etj. Përemnat vetorë të vetës së tretë nuk kanë ndryshim tematik prej përemnash diftorë; dhe përdorimi i tyne përgjithsisht âshtë i kufîzuem: në të shumtën e rasavet zâvendsohen nga përemnat diftorë.

Vetëm përemnat vetorë e diftorë, ashtu edhe pjesa mâ e madhja e përemnavet pronorë, e kanë ruejtë ende sod *lakimin e rasavet të vijueme,* që dikur ka qenë i përgjithëshëm në shqipet, si mund të shihet nga shumë gjurmë, që i ndeshim ndër shkrimtarë të vjetër, krejt njashtu si ndër gjuhët e vjetra klasike.

Qe disa shembuj: *Ai ne këtheftë ën udhëshit së këqiash së tijsh; nukë dhae ujë kambëvet të mive.* (Buzuku). *E gjithë të ndritshimenë Kolegjënë e Gardinajet.* (Budi). *Ashtu nder pakë dit foli zotënivet Gardinajet... e me ndihmue së pafatësë dorës arbëneshë.* (Bardhi). *Themeli i gjithë vepëravet mirave; per një shenj të dëshirëvet mirave me shkuem.* (Bogdani).

Përemnat vetorë, mund të rrijn vetëm, ase, simbas raset, mund të marrin mbas (si apozicjon) një emën a një mbiemën në trajtë të caktueme, me përjashtim të thirrores. Kështu thuhet: *unë i mjeri; ju të shkretët; na burrat luftuemë pa marrë në dorë rrezikun, por vuejtët nëpër né edhe ju grát.* Por thuhet: *ju nana, mos i qani djelmt, që kanë dekë me nderë!* Me gjithëse, kur prín atributi, edhe në thirrore vêhet në të caktuemen: *Oh i mjeri un! Oh të shkretët na!*

***a) Lakimi i përemnavet vetorë.***

| | | *1 vetë:* | *2 vetë:* | *3 vetë:* | | |
|---|---|---|---|---|---|---|
| Nj. | *Em.* | unë, u | ti | i | e(o) | ta |
| | *Gj.* | mue | ty | tij | saj | tij |
| | *Dh.* | mue | ty | tij | saj | tij |
| | *K.* | mue | ty | tan | tá, tê | ta |
| | *Rr.* | meje | teje | si | so | si |
| Sh. | *Em.* | na | ju | ta (të) | to (të) | |
| | *Gj.* | neve | juve, jú | tyne | tyne | |
| | *Dh.* | neve, na | juve, jú | tyne | tyne | |
| | *K.* | né, na | jú, ju | ta | to | |
| | *Kr.* | nesh | jush | sish | sosh | |

Rjedhorja përdoret, me, ase pa parafjalën *prej: a)* si rrjedhore partitive: *kush, cili, cila, cilët, disa, do, shumë, pakë...* (prej) *nesh, jush, sish, sosh; b)* me folje që tregojn largim: *hiqu, shporru, largou* etj. *meje, si, soje, sish, sosh; c)* ase vetëm me parafjalët *kundër, para, prej, mbas,* etj.: *meje; teje, nesh, jush, sish, sosh.*

Përemnat vetorë të vetës së tretë n'emnore përdoren vetëm me emna gjiniet a farefisit: ***i*** *ati,* ***i*** *biri,* ***i*** *ungji,* ***i*** *vjehërri;* ***e*** *ama,* ***e*** *bija,* ***e*** *emta,* ***e*** *vjehërra,* ***e*** *reja,* etj. në gjindore, si përemna pronorë *(vëllau i tij, i saj, i tyne),* në dhan. kall. *(të vëllaut, së motrës - të vëllaun, të motrën),* e



me parafjalë *(afër tij, mbas saj; me tâ (tê):* kurse në rrjedhore me, ase pa parafjalë: shporru (prej) *si, sish,* etj.

*Vërejtje 1.* - Megjithëse përdorimi i rrjedhores ka ardhë tue u bâ përherë e mâ i rrallë, në krahasim me të vjetërt duhet shenjue, se ata disa parafjalë, që na sod i ndërtojm edhe me rrjedhore, i kanë *vetëm* me gjindore-dhanore. Kështu te Buzuku kemi *përpara muo, përpara juve, përpara tý* (passim); *kondra né, juve, atyne* (passim). Po kështu edhe Budi, Bardhi e Bogdani. (Krhs. *Me pré Musën para mue).*

*Vërejtje 2.* - *i, e, të tij, saj, tyne,* janë përemna pronorë të vetës së tretë; kurse: *i, e të atij, saj, atyne* janë përemna diftorë, që nuk do të ndërlikohen në përdorim. Ka ndryshim: *unë kam marrë librat e tij,* e: *unë kam marrë librat e atij.*

*Vërejtje 3.* - Trajta *tyne* âshtë një analogjí me emnat ku *v-* eufonike vlejti së parit, për të lidhë shumsat në zanore ase gjymsëzane me dezinencën *-e-* të gjin. dhanores.

*Vërejtje 4.* Vro, si ka shkue tue u shtue përemni i v. I.: *u, un, unë, une!* Krahasue me djalektaren *tine,* trajta *une* do të thomi, se âshtë mâ e qërtueme se *unë,* nemose për koerencë! Mbassi elementi *u,* vetëm, âshtë përemni i v. I. (khr. *Buzukun);* rrokja *-ne* âshtë epentetike, si: *tine, atane, këtene, këtyne,* etj.

Porsi karakteristikë tingujsh gjatë lakimit kemi:

| | 1 vetë | 2 vetë | | 3 vetë | | |
|---|---|---|---|---|---|---|
| | | | *E.* | y, i | o (e) | ta (të) |
| *Nj.* | m | t | *Gj. Dh.* | t | s | t |
| | | | *K.* | | t | |
| | | | *Rr.* | | s | |
| *Sh.* | n | ju(jë) | *E. K. Gj. Dh.* | | t | |
| | | | *Rr.* | | s (sh) | |

Këta kanë një randësí dore së parë në morfologjín e gjuhës shqipe, për

të përbâ trajtat e caktueme t'emnit e të mbiemnit; por sidomos në trajtimin e përemnavet pronorë, si do të shohim.

*Vërejtje 5.* - Trajta *u,* që në Veri edhe sod âshtë e zakonëshme, âshtë mâ e vjetra. *Unë* duhet të jétë një me trajtat *tine, tyne, këtyne;* të cilat duhet të mbesin djalektare, dhe mund të përdoren ndonjë herë në poezí për arsye metrike (kr. gr. *ego- **ge**, eme-**ge**, sy- **ge**).* Të tjera trajta djalektare janë: *una, une, unej, uth.*

*Vërejtje 6.* - Rrjedhoret *mejet, tejet,* që ndihen në gegënishtet, për analogjí me rrjedhoret e caktueme të substantivavet në *-t-*, janë faret të gabueme, mbassi përemni nuk ka trajtë të shqueme e të pashqueme. Kështu do të thuhet edhe për *nevet, juvet, atynevet,* që gabimisht përdoren me *-t-*.

*Vërejtje 7.* - Dhanoret *neve, juve,* që toskënishtja i përdorë në vend të emnores, *na, ju,* janë soleçizma gjuhet, të cilat nuk mund të baren as në poezí.

*Vërejtje 8.* - Shqiptimi i gjatë i rasës II. e të III. shumës, *né, jú,* duhet të ruhet edhe në shkrim, mbassi rrjedhin nga konstraksjoni i trajtavet *ne(v)e - né; ju(v)e - jú.*

*Vërejtje 9.* - Për do gjuhë âshtë një gjâ e nevojëshme *(esencjale)* prania e premnavet vetorë para trajtavet të verbavet; si b.f. për *gjermanishten, frengjishen, holandishten, anglishten,* etj. Por âshtë një gjâ faret akcidentale, e e panevojëshme prania e përemnit vetuer para trajtës verbore, për do gjuhë tjera. Kështu, ndërtohen vetjet e verbit, pa përmendë zakonisht përemnat vetorë në gjuhën *latine, italishte, shqipe,* etj. Nga trajta e verbit mirret vesht mjaft vetja subjekt. P.sh. *Gjithsi më tha* (ai), *i a kreva* (unë) *punën. Shkuemë* (na); *Por* (na) *s'e gjetmë* (atê); *kishte pasë dalë* (ai). *A po del* (ti); *a po shkojm* (na)?

Përemnat vetorë në rasë të dytë *i, e mue; i, e tý; i, e, né; e jú,* përdoren *vetëm* të bashkuemë me një atribut në trajtë të caktueme: *Traditat e né Shqiptarëvet janë të vjetra; detyra e jú prindvet âshtë e randë: jeta e mue të shkretit âshtë plot me vuejtje.*

Si përforcim të përemnit vetuer, kur âshtë subjekt, përdoret përemni përcaktues *(pronomen determinativum) vetë,* i palakueshëm dhe i përbashkët



për kahë gjinía, numri e rasa. I përgjegjë përemnit të latinishtes *ipse: Ti vetë më ké thanë. As ai vetë nuk e dinte. Ju vetë i a kini rritë menden atij.*

Ndonjë herë, kur duem t'a theksojm, e vém para përemnit e emnit: *vetë ti! Vetë Nikolla më ka thanë me gojë të vet.*

Por shpesh herë mund të rrijë edhe vetë; e atëherë mund të hetohet prej predikatit, vendin e së cilës personë zen. P.sh. *As vetë* (unë) *nuk e dí. Vetë* (ai) *shkruen e vetë* (ai) *këndon. Shokët ankohen për tê; por vetë* (ata) *e kanë marrë në qafë.* - Por thuhet: *Eja te vetë* (unë); me gjithë se âshtë subjekt. Përkundrë thuhet vetëm *eja te na.*

*Vetë* mirret edhe porsi mbiemën, për të theksue shkallën mâ të naltën e emnit, që cakton: *Âshtë dora vetë. Vetë fundi i Ferrit. Hyji âshtë vetë e vërteta.*

Vro edhe: *Dera u mbyllte vetë* (automatikisht). *Toka s'jep fryt vetë* (vetvetiu, prej vedit, së vedit) *pa múnd;* pra, edhe adverbjalisht.

Gjithnjë përdoret *vetë,* pa ndryshim gjiniet e numrit, para numrorësh rendorë: *vetë i katërti* (ai, me tre tjerë); *ajo vetë e shtatta* (ajo, bashkë me gjashtë të tjera).

*Vërejtje 10.* - *Vetë* u përdor edhe për të trajtue fjalë të reja të përbame: *vetëmohim, vetëdije, i vetëdljshëm, vetëvrasje, vetëqeverim, vetëdashje, vetëvendim.* Gegënishtja e përdorë *vetë* në shumës, edhe vetmas, në vend të fjalës personë; e atëherë merr trajtën e gjinís mashkullore a femnore, si të jétë gjinia a seksi i personës, zâvendson; edhe njëkohësisht lakohet: *N'atê luftë mbetnë tre vetë* (tre ushtarë) *dekunë. Trí veta* (trí vajza) *kanë mbetë në klasë sivjet.* Kurse toskënishtja nuk ban dallim gjiniet, por përdorë shumsin *veta* për të dyja gjinít.

Nga përemni *vetë* u trajtue mâ së parit emni femnuer *vetëhe* (me mbrapashtesën *he); Khs. psehe-ja, gjithshkahe-ja, pohe-ja,* etj., që përdorin zakonisht shkrimtarët e vjetër. Prej kësaj ka dalë trajta e kontrahueme *vete-ja,* si edhe trajta tjetrë nëpër një metatezë *vehte-ja.* Posë këtyne kemi edhe një emën tjetër *vetë-a,* që në Veri përdoret si term fetár (persona, hypostasis) që ka nisë të hyjë edhe si term gramatikuer (Samiu).

#### b) Përdorimi i vetavet të përemnit.

Kur i drejtohemi kuj në të folun, përveç mënyrës së natyrëshme të

përdorimit të vetavet, shtiem në punë, shpesh herë shumsin në vend të njëjsit.

Qyshë në kohën e mjesme njerzt me randësí të madhe, mbretën, princa etj., tue folë për vete, përdorin vetën e parë shumës *na (pluralis majestatis - shumës madhuer)*. Këndej lindi shumësi i vetës së dytë *ju,* kur biseda u drejtohet atyne. Këjo mënyrë hyni në përdorim mâ vonë, jo vetëm me ata, që kishin kambë ase zyrë shum të naltë, por edhe si një trajtë njerzie e nderimi.

Kur subjekta - çka ndodhë shpesh - mirren abstraktat *shkëlqesí, zotní,* etj., atëherë përdoret edhe veta e tretë, njëjës. P.sh.: *Zotnia jote âshtë tepër i butë me né; Shkëlqesia Juej na ka nderue me vizitën e vet.*

Mbiemnat si atributa e predikata, me përemnin *ju,* vêhen në njëjës; ashtu edhe emnat: *Kam kujtue se jini i smundë. Ju jini drejtori i bankës shtetnore?*

### c) Grimzat e përemnavet vetorë.

Përveç trajtavet të plota, përemnat vetorë, për rasat e lakueme objektore (dhanore, kallëzore), kanë edhe trajta të shkurta; të cilat janë atone, dhe përdoren përherë në lidhje me një folje. Përkundrë, me parafjalë gjithmonë kemi trajtat e plota; ashtu edhe kur duem me e theksue punën: *Sa për né, jé i lirë; Zoti me né. "A me tê". "Tý mendoj kur agon drita".*

Shpesh herë ndodhë, që përemni shoqnohet edhe me grimzat përemnore përkatëse. Kur këto prîjn, atëherë përemni, të shumtën e herës âshtë një pleonazëm i kotë: *A t'erdhi keq (tý) për ata? S'më fali gjâ (mue).* Por në qoftë se shtihen në përdorim në fillim trajtat e plota të përemnit, grimzat përemnore janë të nevojëshme: *Tý të mbet hatri; mue nuk më tha gjâ; atê e mori e keqja,* etj. -

Ndër shkrimtarët e vjetër shpesh grimzat në këto rasa lêhen jashtë P.sh. *Porsi pat ordhënuom atij Zotynë* (Buzuku).

### ç) Lakimi i grimzavet përemnore.

| | | vetë I | vetë II | vetë III |
|---|---|---|---|---|
| Njëjës | | | | |
| | *Dh.* | *më* (mue) | *të* (tý) | *i* (atij, asaj) |
| | *K.* | *më* (mue) | *të* (tý) | *e* (atê, atê) |



| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| Shumës | | | | |
| | *Dh.* | *na* (neve, né) | *ju* (juve, ju) | *u* (atyne) |
| | *K.* | *na* (né) | *ju* (ju) | *i* (ata, ato) |

Këto, simbas vendit që zanë, para ase mbas foljet, thirren *proklitike* ase *enklitike.*

Me përjashtim t'urdhënores pohuese, të gjitha grimzat përemnore përdoren proklitikisht: *më* (mue) *foli randë; nuk të* (tý) *pau; na* (né) *priti mirë; i* (atij) *mbet në qafë; e* (atê) *nisi me një grusht miza. I* (ata, ato) *mori e keqja.*

Kur përdoren eklitikisht, i ngjiten foljes e shkrîhen në një, si t'ishin një fjalë e vetme: *pritmë pakëz; dërgomë një letrë; nise sa mâ parë; thueju, të vijn mbrendë; merri, pse po t'i fali.*

Kurse ndër urdhërore mohuese vêhen para: *Mos më thirr, pse nuk vîj; Mos i prek me dorë! Mos e the, as mos e luej vendit.* - Edhe në vetën e parë, si në njëjës ashtu shumës, gegënishtja përdorë mâ fort ndërtimin proklitik: *më difto; na trego.*

Kur dý trajta të shkurta (grimza përemnore) ndeshen së bashkut, atëherë dhanorja vêhet para kallëzores, dhe në këtê ndeshje kemi një proçes asimilimi: *e-* e kallëzores njëjëse para dhanoresh (me përjashtim të dhan. *na*) shndrohet në *-a-*. Përkundrë mbetë *-i-* para *na, më, të.*

Këjo pasqyrë paraqet proçesin e dhanorevet atone *më, të, i; na, ju, u,* me kallëzoren e vetës së tretë njëjës *(-e)* e shumës *(-i-).*

| | | | |
|---|---|---|---|
| *më* + *e* (mue atê) | = m'a fali; | *më* + *i* (mue ata, ato) | = *m'i* fali |
| *të* + *e* (ty atê) | = t'a fali; | *të* + *i* (tý ata, ato) | = *t'i* fali |
| *i* + *e* (atij asaj atê) | = i a fali; | *i* + *i* (atij asaj ata, ato) | = *i a* fali |
| *na* + *e* (neve atê) | = *na e* fali; | *na* + *i* (neve ata, ato) | = *na* i fali |
| ju + *e* (juve atê) | = *ju a* fali; | *ju* + *i* (juve ata, ato) | = *ju a* fali |
| *u* + *e* (atyne atê) | = *u a* fali; | *u* + *i* (atyne ata, ato) | = *u a* fali |

Fjalëzat përemnore duhet të shkruhen damas, si për të tregue përmbajtjen e tyne, ashtu edhe për të dallue trajtat homonime.

1. *M'a mori* librin (mue atê); por s'ma dha mâ (adverb i thjeshtë). *Ma zí* (adv. i thjeshtë) *m'a* bâfsh (mue atê)!
2. Po *t'a* jap besën (tý atê), se nuk shkoj mâ me *ta* (ata).

3. A e di *ti* (përemën i thjeshtë), se *t'i* nduki veshët (tý ata)?
4. Kur *i u* muernë mendët (atij u), *ju* çka bâtë (përemën i thjeshtë)?
5. *M'i* premtoi librat, por nuk *m'i* fali (mue ata).
6. *S'e* dí (nuk atê), *se* kthej mâ (lidhse e thjeshtë).
7. *Si* (adv. i thjeshtë) *s'i* thae (nuk atij) mësuesit, se e ndjeva prej *si* (rrjedh. e *ai*)?
8. *Ja* ti, *ja* ai (lidhsa dase (*a* të jotizueme), sigurisht njëni *i a* ka marrë librin (atij atê).
9. Edhe *me* pasë durimin e Jobit (fjalzë e thjeshtë), unë s'mund *me e* qitë me tê (fjalzë, plus grimz përem.).
10. *Ju* e pátë (përemën i thjeshtë), sa fort *i u* dhimbt (atij u).

*Vërejtje 1.* - Jo vetëm grimzat përemnore *të* (tý), por edhe fjalza *të*, lidhsë e mënyrës lidhore, tue u ndeshë mbë grimzën përemnore *-e-*, shndrohet në *-a-*: *Të lutem shum, që t'a* (të + e) *falsh, pse âshtë i pafaj.* Megjithëkëta, jo vetëm ndër shkrimtarë të vjetër, por edhe sod ndihen trajta si këto: *a mundë e dijsh*, për: *a munda* (ta) *dijsh?* etj.

*Vërejtje 2.* - Ndër fjalí urdhënore pohuese, sidomos në toskënishtet, urdhënorja e shumsit trajtohet, tue u shtue asaj së njëjsit, mbas enklitikavet, mbrapashtesën (dezinencën): *-ni.* P.sh.: *fal-e-ni* (falni-e); *fal-na-ni* (na falni); *fal-ma-ni* (m'a falni), *fal-ia-ni* (falnia).

*Vërejtje 3.* - Nuk na mbushet mendja, t'i shkrîjm dhe t'i shkruejm ngjitas këto dý grimcime përemnore *(ma, ta)* prej: *(më + e)*. Na këtu kemi gjithënjë dy elementa përemnit, krejt si në shumës: *m'i, t'i,* (mue ata, ty, ata) *më i, të i.* Për të vetmin fakt të metafonís, kinse grimcimi *-e*, në të ndeshun me *ë*-n e grimcimit tjetër përemnuer *(më, të)*, erdh e u shkrî, tue u shndrue në *-a* (ma, ta); këta s'do me thanë, se dornë individualitetin e vet. Mbassi kështu, damas, i shkruejm këto dý grimcime edhe ndër rasa të tjera *(m'i, t'i)*, pse t'i përjashtojm këto të njëjsit?

*Vërejtje 4.* - Megjithëse G. Majer-i në gramatikën e vet, dý grimcimet përemnore në fjalë *(më e, të e)* i shkruen *ngjitas;* kur vjen puna por, në praktikë, në të prúm të shembujvet *("Lesestücke")* në fund të gramatikës, ndron mendim, dhe i shkruen *damas* dý grimcimet e syprithanuna. Kështu: *"Nga gjiri babajt më ndxore. Nënënë m'a dëshërove... Këtê që më bëre ti - S'ma ka bërë asnjëri".* (ibidem f. 77)... *Do t'a kénë ndoshta kujdes... mos t'a sheç* (shitsh) *me para. - Nxori unazën, e i a dha sëmës... i a shiti së ëmëtës* (f. 57-58). *- Doli i vëllai t'a zerë. - Bëj t'a zer, e se ze dot... Primëni aty, moj shoqe, - xheç* (diçka) *t'ju them, e xheç t'ju qahem, - se nga babai do t'dahem* (f. 76).[41]



Dhe grafia e H. Pedersen-it në *Alb. Texte* - kështu damas, i ka; jo ngjitas, dý grimcimet përemnore. Shkruen: *Të veni e t'i gjeni,* (t'a gjeni).

## 2. PËREMNI BREDHTUER (*PRONOMEN REFLEXIVUM*).

Kur përemnavet vetorë, të përdorunë si subjekt, u përshtatet ndonjë send a ndonjë veprim, që bredhë mbi ta, atëherë përdoret përemni bredhtuer; i cili âshtë i njëjtë për të tria vetat, si në njëjës, ashtu në shumës. Në të vërtetën ky përemën nuk âshtë tjetër, veç emni *vete,* i trajtuem nga *vetë,* që pamë mâ nalt, i cili në gegënishte ka edhe një trajtë të dytë.

### *a) Lakimi i përemnit bredhtuer.*

| | | | |
|---|---|---|---|
| *Gj.* | i, e vetes | *ase* | i, e vedit |
| *Dh.* | vetes | | vedit |
| *K.* | veten | | vedin |
| *Rr.* | vetes | | vedit (vetiu-t) |

*As i vetes (vedit), as i kurrkuj. As unë, as ti, as kurrnjeni nesh s'jemi të zott e vetes (vedit). Tue i shërbye atdheut, i shërben vetes (vedit). I a bani vetes (vedit). Bini mbrapa vetes (vedit). Mirret vesht prej vetes (vedit).*

Të dyja këto trajta përforcohen nëpër mjet të dyfishimit, tue mbetë pjesa e parë e palakueshme; *vetëvetes, vetëveten, vetëvedit, vetëvedin.*

Si përemën refleksiv nuk mund të kétë rasë të parë; por tue qenë në origjinë një trajtë e substantivueme, shpesh herë përdoret edhe emnorja: *Rá vetja (vedja) e më këputi. Kurrkush nuk i a ka fajin, por vetja. I ka hî vetja në qejf;* etj.

Âshtë për t'u theksue, se vetëm me parafjalë, që lypin rasën e IV, përdoret trajta e pacaktueme: *I marri flet me vete (vedi). Nuk mujta me e bâ për vete (vedi). Ka fillue me ardhë në vete (vedi). "Vukli ndër vedi".* etj.

[41] G. Majer-i në Gramatikën e vet ndër këso rasash zakonisht nuk e përdorë shenjin e apostrofës: ... *Tlumtë! Seç tardhka ndore... Ku t'a gjenj?... ti puth faqet... Qatë ças dërgoi gomarin... Sdinte se ku ti shtierë ata (passim).*

*Vërejtje 1.* - Përveç trajtash, që përmendmë, kemi edhe një rrjedhore t'izolueme, e cila përdoret si ndajfolje: *kuptohet vetiu(t); vjen vetë-vetiu(t).*

Veni roe ndryshimin: *Nika e mori të vëllan me vete. Nika i tha të vëllaut, që të rrinte me tê.* Në fjalín e parë përemni *vete* rri në vend të njëj emni, që âshtë njëheri edhe subjekti i fjalís; nësa në fjalín e dytë përemni *tê* zen vendin e njëj emni (vëllaut), që nuk âshtë subjekti i asaj fjalíe, ku gjindet ky përemën.

Si përemën pronuer refleksiv i vetës së tretë, si në njëjës ashtu në shumës, kur prona i përket subjektit të fjalís, përdoret *i, e vet,* që i përgjegjë pikë për pikë refleksivit të latinishtes *suus, sua, suum.* Por mbi këtê, mâ vonë.

*Vërejtje 2.* - Gramatikisht gjiniet mashkullore, dhe jo femnore zêhet përemni *vetë,* kur të përdoret si emën. Kështu: *"Në Tënzonë janë tre Vetë:* ***I dyti Vetë:*** *I dyti Vetë* (personë) *i Sh. Trini âshtë bâ njer.* - (jo *e dyta Vetë...* - si ndihet!)

Ndër të thanmet *vetë i dyti; vetë e treta* përemni *vetë* i shton edhe një personë numrit renduer. Pra: *vetë i dyti;* d.m.th. *unë,* etj. *me dy tjerë: tre vetë. - Vetë e treta;* d.m.th. *unë* etj. *me trí tjera: katër veta.*

*Vërejtje 3.* - Trajta *ju* e v. II. sh. (e gjatë) shkon mâ fort për dëshmore; dhe ka ndryshim sasiet nga trajta enklitike e rasavet II. III e IV. P.sh. *Nuk u pashë me ju, por me ata tjerët. Jú nuk ju tha gja; por né, besa, po!*

*Vërejtje 4.* - Gabimisht përdoret në të folun, mâ zí në gjuhën e shkrueme, përemni vetuer i rasës II. III. IV., si subjekt. P.sh. *Neve jemi shqiptarë. Neve nuk mund të vîjm atje me ju. Lype këtê punë nga neve. Juve nuk jeni Shqiptarë. Me juve mos paça punë.*

*Vërejtje 5.* - Posaçe Shkodra nuk ban ndryshim ndërmjet dy enklitikevet *-u,* dhe *-i.* P.sh. *I fola Pjetrit.* por edhe *I fola edhe shokëvet të tij.* (për *U fola edhe shokëvet të tij). Profesori i a dha lêjen* (atij), por edhe *I a dha lêjen atyne (të gjithëve). - I kam thanë, besa,* (atij) *me kohë,* por edhe *U kam thanë, besa, tëtanëve.*

*Vërejtje 6.* - I njëjti ndërlikim ndodhë, të thuesh, edhe ndërmjet enklitikevet të vetës së dytë e të tretë të shumsit: *ju* e *u.* P.sh. *Ju baftë mirë, burra. A po u a ka të shkuem? - Banu nderë miqvet; si Banju*



*nder miqvet.* - Por këtu në këtê rasën tânë, thomi, se mund të shkojn të dyja; mbassi këjo trajta e fundit (*ju* për vet. III. *-u*) mund të merret edhe si një trajtë edhe këjo e vetës së tretë sh. *(-u)* e jotizueme *(j-u).*

*Vërjtje 7.* - *Të thashë unë ty, se atij nuk i kemi shpëtim. Né s'na rá ndër mendë atê ditë si i kishin thanë emnit asaj mbretneshe. Unë atij kurr s'do t'i a harroj këtê nderë.* - Me gjithë pleonasmet, në gjuhën e popullit një forcë të madhe marrin konstruktet, ku përsëriten objektat nëpër grimsimet përemnore. E ka këtê ves, posë shqipjet, edhe ndonjë gjuhë ballkanike. Për në gjuhën e shkrueme por, këshillohet t'eliminohenë këto përsritje të papuna!

*Vërejtje 8.* - *Shporru tij; hiqu saj. Prej tyne mos prit gjâ. Para tyne vîjn këto tjerat...* Këto konstrukte janë të vona. Ndër auktorët e vjetër nuk gjinden, veç në paçin fillue porsa me hw aty-këtu. Konstruktet mâ autentike shqipe të këtyne shembujve i kemi me ablativa, dhe jo kështu si shkuenë tue u ndrue me rasa II e III ndër këta shekujt e fundit. Pra, fort mâ mirë *shporru sije; hiqu soje; prej sish mos prit gjâ; para sosh...*

*Vërejtje 9.* - Përemnat vetorë *(unë, ti, na)* as pyetsët *(kush,* me të përbamët: *askush, gjithkush, kurrkush)* nuk marrin kurr trajtat e shqueme si emnat. Prandej, gabimisht, për një analogjí me këta, shihet kajherë edhe në shtyp: *as nevet as juvet, as këtynvet; por atynvet u përket me e çuem zanin. Kujt i ka anda të flasi? Jo, kurrkujt!...* Mandej, edhe mâ të këqia trajtat *kësojet, sojet, asishit, kësishit...*

### *b) Grimza përemnore refleksive -u-: (veten -ie. sve).*

Përemni bredhuter, përveç trajtës së plotë, ka edhe një trajtë të shkurtë, që thirret *grimzë përemnore refleksive;* e përdoret me folje bredhtore e pësore.

Njashtu, si përemni refleksiv âshtë i përbashkët, për të tria vetat, kështu âshtë edhe grimza përemnore, që i përfaqson në rasën e IV. Kjo, simbas raset, vêhet para ase mbas, tue e quejtë kështu *proklitike* ase *enklitike.*

Përdoret proklitikisht: *a)* ndër trajta të pakufishme të foljes, si: *me u lá* (me lá veten); *tue u lá* (tue lá veten); *b)* ndër folje të caktueme *(verba finita),* me përjashtim t'urdhnores pohuese: *unë u lajshe* (unë lajshe veten), *ti u lajshe* (ti lajshe veten); *c)* ndër urdhënore mohuese; *mos u láj, mos u lani.*

Kurse n'urdhnore pohuese përdoret enklitikisht: *laj-u, lani-u; nis-u; nisni-u*. Por edhe këjo trajtë duhet të jétë relativisht e ré, mbassi te Buzuku ndeshemi: *u pendo (pendo-u: pendoju); u lut (lutu) për shpirtit; e nderë (nderoe) tët atë.*

Âshtë për t'u theksue, se toskënishtja nuk e trajton urdhënoren shumës si gegënishtja; ajo urdhënores refleksive të njëjsit i shton mbaresën e urdhënores shumës. P.sh.: *laj-u* (ti); *laju-ni* (ju); *fal-u* (ti); *falu-ni* (ju). geg. *laju, lanjú; falu, falnjú.*

## 3. PËREMNAT DIFTORË.

Përemnat diftorë janë ata, që zâvendsojn një vehte, një send (a por edhe një fjalí), tue e tregue gati me gisht. Për këtê arsye cilësohet edhe vendi, afër ase larg, për t'a diftue mâ mirë.

1. Përemni diftuer i vërtetë në shqipet âshtë: *ky, kjo, këta* (njëjës) e *këta, këto* (shumës), për afër; dhe: *ay (ai), ajo, ata* (njëjës) e *ata, ato* (shumës), për larg. Si shihet, tema e përemnit vetuer të vetës së tretë âshtë po ajo; vetëm i vêhet para fjalza *kë*, për të treguar afërsí, dhe *a*, për të treguar largsi. (Krhs. freng. *celui-ci, celui-la*).

Pra, këto dy parashtesa nuk kanë çë të bájn me përemnin si përemën; i cili përkon plotësisht me përemnin indoeuropjan *-i-* (Krhs. Lat. *is;* got. *is;* lit. *jis*). -J- në *ajo* âshtë eufonike, për t'i u shmangë gojëhapjes *(hiatus)*, njashtu si përdoret edhe ndër pronorë. Kaqë âshtë e vërtetë, sa ndonjë herë ndeshemi në trajtën e thjeshtë *ao* (Naimi).

*Vërejtje.* - Me përjashtimin e emnores mashkullore *ky*, ndër të gjitha rasat e tjera *duhet* të ruhet *-ë-*, që ka fjalza *kë;* për këtê arsye âshtë e drejtë, të shkruhet *këjo* dhe jo *kjo*. Përjashtimin mund t'a bâjë vetëm poezia për arsye metrike. Po mos t'ishte kështu, due me thanë, po mos t'ishte *-j-* diçka jashta temet së fjalës, do t'ishte qiellzue si grupet (togjet) e tjera të gjashme. Këta ka ndodhë shi për shkajk të ndeshjes së dyzanorevet: *kë+o = këjo*. Me gjithë këta ramja e *-ë-*s, si gati në të gjitha djalektet sod, ka shkaktue në ndonjë nëndjalekt të kufizuem palatalizimin e grupi që âshtë i njëj faze së dytë *(këo - këjo; kjo qo)*.

Përemnat diftorë mund të përdoren substantivisht, ase edhe adjektivisht (si mbiemna); dhe atëherë rrijn gjithmonë para emnit a mbiemnit, në trajtë të pacaktueme; *ky djalë, këjo vajzë, këta voj, këta burra, këto male.* Por kur duem t'i theksojm mâ mirë, tue folë për një vehtje a send të



njohun, ase, shpesh herë për ironí, shtiem në punë trajtën e caktueme t'emnit a të mbiemnit. *Ai djali* (që njihni, që dini) *nuk po kishte sjellje të mira. Ajo vajza po na ishte me fjalë* (që njihet prej dëgjuesësh). *A i pae ata burrat e mirë* (ironikisht)?! *Ai i miri, të cilit i del zot ti!* - *"Kam kénë n'Shkodrë, mbramë kam ardhë - Ke qai miku faqebardhë - "T'cil'n e njeh ti q'prej kahë motit..."*

Këta përemna, si edhe ndajfoljet përemnore përgjegjëse, gegënishtja i përforcon tue u vû para fjalzat *nje* (nga *hinje*, tosk. *ja*) dhe qe (lat. *ecce*); *njeky, njekëjo, njekëta, njekëto; njai, njajo, njata, njato; qeky, qekëjo, qekëta, qekëto; qai, qajo, qata, qato.*

*Qai, qatê, qesajt*, etj. A thue mund të hetojm në këta përemna e adverba vendit latinishtet e vetës së dytë *iste, istic*, etj.? - Por, këta mund të përdoren edhe si përemna e adverba demonstrativa të v. I. e III. *Jo qektu. Qesajt kahë na s'kalon kush. Na shkuemë, por s'e gjetmë aty* (illuc, illic, ibi).

### *Lakimi i përemnavet diftorë*

**NJËJËS**

| | Mashk. | | Fem. | | Asnj. | |
|---|---|---|---|---|---|---|
| *E.* | ky | ay, ai | këjo | ajo | këta | ata |
| *Gj.Dh.* | këtij | atij | kësaj | asaj | këtij | atij |
| *K.* | këtê, këta | atê, ata | këtê, këta | atê, ata | këta | ata |
| *Rr.* | kësi | asi | këso, kësoje | aso, asoje | kësi | asi |

**SHUMËS**

| | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|
| *E.* | këta | ata | këto | ato | këto | ato |
| *Gj.Dh.* | këtyne | atyne | këtyne | atyne | këtyne | atyne |
| *K.* | këta | ata | këto | ato | këto | ato |
| *Rr.* | kësish | asish | kësosh | asosh | kësosh | asosh |

*Vërejtje 1.* - Trajtat *kyne, këtene*, me shtesë enklitike, i përgjegjë atyne të përemnit vetuer, *une, tine*, e nuk kanë të bâjn me temën e përemnit (Krhs. *hic-ce, huius-ce*). Janë për t'u përfillë si trajta djalektare të vjetrueme, të cilavet duhet t'u iket edhe në poezí. Po kështu duhen kundrue edhe trajtat *e tijnaj, e kësajnaj*, etj., që përdorë sidomos Bogdani.

*Vërejtje 2.* - Dallimi, që ban gegënishtja vetëm në kallëzoren: *këtê* (përemën) *ket* (si mbiemën), duhet të mbahet si një trajtë djalektare, për t'i u shmangë sidomos në gjuhën e shkrueme. Një inovacjon i paarsyeshëm. Shih p.sh. Bogdanin, II, 41, 14: *Me pám këtan luftë të ré.*

*Vërejtje 3.* - Kemi theksue mâ nalt, se përemni diftuer lakohet bashkë me emën të vet në trajtë të pashqueme; prandej, janë faret djalektare e të gabueme: *këtij djalë, këtij burrë;* për: *këtij djali, këtij burri;* si edhe trajta: *këtij djalit, këtij burrit;* në qoftë se nuk duem me e qitë në shesh e me e theksue në mënyrë të posaçme, ase me përdorë ironín. - Për vëretetim, krhs. shumsin *këtyne djelve; këtyne burrave.* jo *këtyne djel; këtyne burra.*

*Vërejtje 4.* - Atributi *ky, ai,* me emna *fare, grimë, copë* (emna fem.) shumë herë pelqen me emën të caktuem prej si, tue pasun kështu një *construction ad sensum* (ndërtim mbas vështrimit). P.sh.: *ky farë djalit; ai farë burrit, njeky grimë vend.*

*Vërejtje 5.* - Gjinia asnjanse *këta, ata,* që shkrimtarët e vjetër e përdorin pa reshtun në vend t'emnavet, mbiemnavet e pjesorevet të substantivueme asnjanse, si edhe në vend të fjalivet, ka fillue të lîhet gati jashtë përdorimit. Por mbassi edhe sod kemi emna asnjansë në përdorim (P.sh.: *krye-t* etj.), e sidomos pjesoret e substantivueme *t'ardhunt, të folunt, të gjetunt* etj. nuk duhet t'i zâvendsojm përdhunisht me gjiní të tjera. Kurrgjâ mos me qenë, duhet t'a shtiem në përdorim edhe për varjetet stilit, sidomos kur sintetikisht zâvendsohet një fjalí a perjudhë.

Shkrimtarët e vjetër me pjesoret e substantivueme në trajtë të caktueme përdorin gjithmnë një *i-* eufonike: *të ardhunitë, të bekuomitë* (Buzuku); *t'urdhënuemitë* (Bardhi), që ndihet edhe sod.

*Vërejtje 6.* - Rrjedhorja shumës *kësish, kësosh, asish, asosh,* përdorë si atribut, ndihet sod në trajtën e shkurtueme, pa *-sh* fundore, së cilës âshtë mirë t'i vém shenjin e apostrofimit, për të përligjë elementin e zhdukun e për t'a dallue prej njëjsit: *"Njeksi' djelmsh nuk ban mâ nana".*

*Vërejtje 7.* - Shpesh herë përemni *ky,* si atribut të njëj emni ase mbiemni, e shtiem në punë sidomos në vend të përemnit vepruer *unë, na;* për t'a



theksue veprën me emfazë; e ndonjëherë, për ironí: *ky* (njeky) *koc i ka dalë para punës! Ky i keqi* (unë)! *Njekëta të këqit, pra qëndruenë atê ditë e nuk e lëshuenë* (na).

*Vërejtje 8.* - Përemnin diftuer e përcaktojm edhe tue i vû para fjalzat *po, shì;* dhe kështu u japim kuptimin e përemnit të trajtuem si neologjizëm: *i njajtë (i njëjtë): po (shi) n'ate natë në të cilën qe djegë tempulli i Djanës, leu Leka i Madh.*

*Vërejtje 9.* - Me përdorë *këto* për *këta,* e *kësi* për *këso* (e përkundër), âshtë njinji si me përdorë *këjo* për *ky.* Këtij shpërdorimi duhet t'i jepet një randësí e posaçme, pse te ky e ka rrânjën përdorimi i gabuem i përemnavet pronorë *jonë* për *ynë; jot* për *yt; tonë* për *tanë* etj., si do të shohim, kur të flasim mbi trajtimin e tyne.

*Vërejtje 10.* - *Ky, ai* kanë ndonjë herë, kur gjinden në rrjedhore, një kuptim të përgjithët, e marrin natyrën e përemnavet të pacaktuemë, si ndër shprehjet *Kur të késh punë me kësi' njerzësh! Mos të qittë Zoti ndër asi njerzësh!* - Kaqë âshtë e vërtetë, sa në kuptimin demostrativ nuk përdoren gati kurr në rrjedhore; por zâvendsohen mâ fort me gjindore-dhanore.

Ndër ndajfoljet kohore, që rrjedhin prej rasës së VI. *(ablativus temporis),* proklitika *kë-* ka rá, pa e humbë kuptimin e afërsís: prej *këso dite,* ka dalë *sod (sot);* prej *këso nate: sonte.*

*Vërejtje 11.* - Shenjoji ndër këta shembuj përdorimet krejt të thjeshta të përemnit vetuer të v. III., të shkëputuna nga prefiksat *kë-, a- (këta, kësi, ato, atyne): Dý nga to nuk i njohta* (rasë I.). *Punën e tyne nuk e marr vesht.* (r. II.) . - *Mos shko mâ me ta.* (r. IV.) - *Shporru soje* (r. VI.). - *Me të zi u shkapullova dje prej sish* (r. VI. ). - Me kaqë mendojm na se nuk ka arsye, të shenjohet me apostrof mungesa e këtyne prefiksave (*prej 'si; mbas 'tyne, bashkë me 'ta,* etj.), mbassi këta elementa nuk janë pjesë organike të trajtës, por prefiksa të thjeshtë. Krahaso *dashunia ndaj prinden, tej malin e Taraboshit.*

*Vërejtje 12.* - Diftojsët *ky, ai,* janë i të njëjtit formim, d.m.th. se do t'ishin *ki, ai.* I pari por, vjen e errson *i*-n në *-y,* shkajku i fytrores shurdhë që ka përpara. Prandej, në vend të *ki, ai* kemi *ky, ai.*

*Vërejtje 13.* - Diftojsi *(demonstrativi) ky* thirret edhe *deiktik,* në qoftë se shenjon një gjâsend a vete që e kemi aty, ndër sw. P.sh. *Ky pallat njekëtu âshtë fort i vjetër. Këtë fjalë, që thae, lidhe mirë në vesh.* - Por diftojsi në fjalë *(ky)* thirret *anaforik,* në qoftë se bihet si prezent një gjâsend a vete, të cilën aty për aty nuk e kemi ndër sw. P.sh. *Mbramë ndesha diku në profesorin e gjuhës; ky më kallëzoi se dje kishe mungue edhe ti në mësim. Matematika! Oh, sa e vështirë më vjen! Këjo m'a plasi shpirtin!*

*Vërejtje 14.* - Posë tjerash, Budi i bje ablativat e përemnavet diftorë *kënco, anco,* tue shkue mbas ligje së të vjetërvet, të cilët e kishin zakon me i hundzue ablativat e emnavet: *nditet së gjyqit; nfisit së Davidit; anso mëkatesh; kenso pé ndese.* - Shtojm këtu edhe se i njëjti auktuer e bje relativin tânë *i, e cila,* me langoren e jotizueme. Kështu, shkruen: *e cia, të cijt, të cijat* për *e cila, të cilt, të cilat...* Grafís së Budit po na bje t'i shtojm edhe këtê shenjim. Auktori ynë shkruen: *dore cote* (për *doret sote*); *dere cë parë* (për: *deret së parë*); *shtëpie cë madhe* (për: *shtëpiet së madhe*). - Dhe fenomeni spjegohet kështu: Dezinenca e ablativit njëjës *(-t),* lidhë ngushtas me sigmen e nenit të rregullët *(së)* po të kësaj rase, shkaktoi natyrisht tingëllin e afrikatës *(-c).* - N'alfabetin e Shoq. "Bashkimi" tingëlli në fjalë *(-c)* shkruhet *ts: i tsili, matsa.*

*Vërejtje 15.* - Veni shenj përpikënís së gjuhës së popullit, kur do me diftue afërsín a largsín e objektavet. Ai thotë p.sh. *Ky* (njeky) *libër njekëtu s'dij i kuj âshtë.* - (I. Objekti ngjat atij që flet: lat. *hic ecce hic*).

*Qai gur njaty ka zanë vendin kot.* - II. (sendi ngjat atij të cilit i flitet: lat. *iste).* - *Ato male atje janë përherë gati me borë.* (- III. sende larg atij që flet: lat, *ille).*

Gjithënjë cilësohen si përemna diftorë:

2. *i, e të tillë, këtillë, atillë,* që përdoren e lakohen si mbiemnat e nyejëshëm. I pari përdoret pa caktim afërsiet e largsiet: *Vetëm ai ka mujtë me bâ një gjâ të tillë* (këso dore, aso dore). Kurse ndër dy të tjerët shfaqet ideja pranë vetës, që flet *(i këtillë),* e larg vetës së parë e së dytë *(i atillë)* si te përemnat të tjerë, që pamë. Megjithëse këta shpesh shtihen në punë si përemna të pakufishëm.

3. *Kaqë, aqë,* të cilët vêhen para emnash a mbiemnash në trajtë të pacaktueme, dhe rrijn pa u lakue: *Kaqë banorë do të kétë ky qytet, por aqë sa thue ti nuk e besoj se ka pasë atëherë. Kaqë gjâ e sheh edhe i vërbti! "Vorfnoi me aqë djalë Eukubën".* Ndonjë herë, por mâ rráll, përdoren pa emna e mbiemna: *Aqë të kam pasë dhânë edhe vjet, por sivjet vetëm kaqë.*



Si përemna lakohen në trajtë të pacaktueme të shumsit, megjithëse përdoren rrallë:

| | |
|---|---|
| E. K. | *kaqë, aqë* |
| Gj. - Dh. | *kaqëve, aqëve* |
| Rr. | *kaqësh, aqësh.* |

Por shtihen në punë edhe si ndajfolje, kur plotsojn mbiemra, ndajfolje e fjalí: *kaqë, aqë i mirë. kaqë mirë, aqë mirë; kaqë shum jam lodhë, sa nuk më punojn mâ kambët* (lidhza korrelative).

4. *i, e të njajtë (njëjtë),* neologjizëm, që ka hw në gjuhë, trajtue nga *nja* (një) me kuptim *po ky, po kjo,* etj. përdoret si çdo mbiemën i nyejëshëm.

## 4. PËREMNAT PRONORË.

Përemnat pronorë janë ata, që vlejnë për të tregue, kuj i përket prona ase pasa. Nuk janë të gjithë njëj natyre, dhe përdoren vetmas, si përemna, ase si mbiemna, tue u përgjegjë përemnavet vetorë.

Këta janë:

***Mashkullorë***

| | *njëjës* | *shumës* |
|---|---|---|
| vetë I | *im, ynë* | *e, të, mí, tanë* |
| " II | *yt, juej (ujë)* | *e, të, tú, tuejë (tajë)* |
| " III | *i tij, i saj, i tyne* | *e tij, e saj, e tyne* |
| | *i vet* (përem. bredhtuer) | *e, të vet* (përem. bredh.) |

***Femnorë***

| | *Njëjës* | *Shumës* |
|---|---|---|
| Vetë I | *eme (* ome), jonë* | *e, të mia, tona* |

| | | |
|---|---|---|
| " II | *jote, juej* (* jo-jë) | *e, të tua, jueja* |
| " III | *e tij, e saj, e tyne* | *e, të tyne* |
| | *e vet* (përem. bredh.) | *e, të veta* (përem. bredh.) |

*Për kahë trajtimi,* dahen në trí grupe: *a) në pronorë të panyjshëm* me një trajtim të *posaçëm: im, yt, ynë, yjë* (juej); *eme, jote, jonë, juej (jo-jë) tanë, tuej (tajë), tona, tueja; b)* në *pronorë të nyejshëm* (si mbiemna): *e, të mí, mija; e, të tú, tua; i, e, të vet; c)* në *pronorë të rrjèdhunë prej gjindore sh* së përemnit të vetës së tretë: *i, e tij; i, e saj; i, e tyne.*

***a) Mbi pronorët përgjithësisht.***

Në qoftë se ekziston në ndonjë gjuhë një anarkí në lamën e gramatikës, këjo ekziston në gjuhën shqipe ndër përemnar pronorë. Soleqizmat me të shemtueshmet u përdornë edhe në gjuhën e shkrueme. Mun, shpesh, qénë shkrimtarët ata, e deridiku edhe gramatikanët, që i dhanë shkak kësaj anarkie. Në vend që me e pakësue, e shtuenë me stërhollimet e veta jo të drejta.

Arsyet e vërteta të kësaj gjendjeje duhen kërkue në faktin: *a)* se nuk u studjuenë mirë shkrimtarët e vjetër; *b)* se nuk u bâ një studjim krahasues i trajtavet të ndryshme të nëndjalektevet; *c)* e së mbramit, në vështirësín e madhe, që paraqesin përemnat pronorë, tue qenë këta një diçka *siu generis* në gramatologjín shqipe.

Vetë fakti, se të gjithë shkrimtarët e vjetër, në lutjen liturgjike të njohunë "Atynë", kanë *bukenë tânë (tënë)...,* e se ndër të gjitha krahinat katolike të Veriut, ku tradita e kësaj lutjeje âshtë e vijueshme, ndihet vetëm trajta *buken tânë të përditshmen* etj. (me përjashtimin e Gropës së Shkodrës, që thotë *buken tonë*), duhej t'i shtynte gramatologët tanë, t'a gjêjshin fijen e lamshit për zgjidhjen e këtij problemi të ndërlikuem. Por, në vend që me u vû për rrugë të drejtë, muernë në thue, tue pranue të gjitha trajtat pa kurrfarë shqyrtimit, e ndokush desh të qortojë të vjetër e të rí, tue paraqitë si trajtë të drejtë: *bukën e jonë(!).* E këta për analogjí me mbiemnat e tjerë: *bukën e nxetë, të ftoftë, e thèkunë,* etj. Shkurt, u kundrue pronori *jonë* njinji si *i, e, mirë;* e prandej *i jonë, e jonë!* E kështu edhe për të tjerët. Megjithëse ideja e dallimit të gjinís erdh tue u ligshtue ndër përemna pronorë, megjithëkëta elementi *-t-* i rasës së IV. mbeti ndër të gjitha djalektet. Kaqë âshtë e vërtetë, sa ndër disa nëndjalekte (Korça) u përdorë edhe n'emnore: *populli tonë (!); nëna time (!), kali tem (!),* etj.



Këtu e kanë rrânjën prandej, trajtat e ndryshme, - njëna mâ e gabueme se tjetra, ku gjinia mashkullore âshtë bashkue me gjiní femnore e përkundër; rasa e parë, me rasat e lakueme, njëjsi, me shumës e shumsi me njëjës; shkurt, *një anarkí gjuhësore.* Qe disa shembuj: *populli tonë trim* (një mashkulluer njëjës me një femnuer të gjymtuem) për: *populli ynë trim. - Baba jot* (një mashkulluer me një femnuer!) për *baba yt. - nana time* (një femnore në rasë të *parë* me një rasë të lakueme e me një element mashkulluer) për *nana (j)eme, - miqt e jonë* (një mash. shumës me një fem njëjës) për *miqt tanë, djali tand* (një dhanore me një kallëzore!) për *djalit tit, atdheu i jonë* (një mashkulluer me një fem. me artikull mash.!) për *atdheu ynë, djelmt e ynë* (e shkrimtarëvet: një mash. shumës me një mash. njëjës!) për *djelmt tanë, - bukën e jonë* (e shkrimtarëvet; një kallëzore me një emnore!) për *bukën tânë, - të parët tonë* (një shumës mash. me një femnuer), për *të parët tanë,* etj. etj.

Duhet të jemi të bindunë se, me thânë: *atdheu jonë, të parët tonë, nana time, populli tonë, baba jot,* âshtë njinji si me pasë për të thânë: *këjo atdhé, këto të parë, ky -. këtê nana, këjo - këto popull, këjo babë!...*

Cila âshtë rruga e drejtë, pra, për të zgjidhë këtê problem të ndërlikuem? Praktikisht, me studjue shkrimtarët e vjetër e trajtat ende sod të gjalla, të përdoruna prej sish, ndër nëndjalektet e Veriut; shkencorisht, me i përforcue këto trajta tue u nisë prej studjimit të H. Pedersen-it, se mbaresat e emnavet e të mbiemnavet, si edhe kështu-të-quejtunët artikuj, nuk janë tjetër, vetëm *përemni vetuer i vetës së tretë ase përemni diftuer* (Krhs. gjuhët neolatine, skandinave, bullgarishten etj.) se ndërmjet përemnavet pronorë e përemnavet vetorë të vetës së tretë ase diftorë ka një lidhje të ngushtë trajtimit. Këta qe vû roe për të parën herë, me një intiucjon të mprehët nga *Bopp-i,* e mâ vonë në Gramatikën e Pekmezit qyshë në vjetin 1908. Njëkohësisht ata theksuenë edhe lidhjen që kishin me shoqishojn përemnat pronorë. Por këta konstatuenë faktin, pa prû zhvillime; shpesh herë bien edhe në gabime. Meritimi i zhvillimit të kësaj teorie i përket poetit Ndré Mjedja; i cili botoi (1934) një studjim të matun rreth këtij argumenti, tue provue shkencorisht e tue përforcue me shembuj të shkrimtarëvet të vjetër e me trajta të gjalla të përdoruna në Veri, trajtimin e përemnavet pronorë të vetës së parë, njëjës e shumës, si edhe të vetës së dytë njëjës. Për vetën e dytë shumës heshtë; mun prej njëj shenjimi të faqes 24, shmanget, pa u kujtue, prej rrugës së drejtë e merr më thue. Megjithëkëta studjimi mbetë një gúr themelit i përhershëm në këtê pikë.

Në bazë të kësaj teorie, të cilën e bâjm tânën plotsisht, kemi për të tregue, se edhe veta e dytë shumës ndjekë po atê; dhe këta kemi për t'a provue me shembujt e shkrimtarëvet të vjetër, e me trajtat e sotëshme, të ruajtuna në Veri për rasë të I, (njëjës e shumës); e njëheri kemi për të tregue prej kahë rrjedhë trajta e sotëshme *juej* (juoj).

***b) Trajtimi i përemnave pronorë.***

Përemnat pronorë në gjuhë shqipe kanë një trajtim krejt të posaçëm. Ata trajtohen prej dy elemntash: prej përemnit vetuer të vetës së tretë (trajta e plotë), e prej grimzash përemnore ase trajtash enklitike të përemnit vetuer:

*m* (mue) për vetën e parë njëjës;
*në* (na, né) për vetën e parë shumës;
*t* (ty) për vetën e dytë njëjës;
*j* (ju) për vetën e dytë shumës.

Me fjalë të tjera, për të përbâ përemnin pronuer, shqipja nuk përdorë rrânjën e përemnit vetuer, tue e adjektivizue atê si bâjn gjuhët e tjera, p.sh. latinishtja, greqishtja, gjermanishtja, të cilat prej temet së përemnit vetuer trajtojn mbiemna të plotë, si mbiemnat e tjerë. Kështu latinisht kemi: *meus, mea, meum; greqi*sht: *emos; emé, emon;* gjermanisht: *mein, meine, mein,* etj. Kurse shqipja ndjekë një rrugë tjetër: merr përemnin e vetës së tretë, si të jétë gjinia që do të shenjojë, e i shton grimzën përemnore të vetës, së cilës i përket prona. Pra, në gjuhën shqipe kemi *dy përemna të mbrujtun së bashkut,* për të shprehë pronë: një mbiemën *sui generis,* thamë mâ nalt, dhe jo një mbiemën si ndër gjuhë të tjera, që trajtohet tue adjektivizue temën e përemnit, pronën e të cilit duem me shenjue. Këtu e ka rrânjën gabimi i shumë shkrimtarëve e gramatikanëve!

Kështu shqipja, për me tregue pronën, që i përket njëj emni njëjës, n'emnore thotë:

për mash. (a)*i, y,* që përket mue *(m)* — *i+m* —*im*
për fem. (a)*o, e,* që përket mue *(m)* — o-me e-me eme.

Të marrim tashti një emën, p.sh. *djalë,* e t'ia përshtasim vetës së parë e të dytë njëjës e shumës, e ké për të pasë:



| | | |
|---|---|---|
| *djali im* | (a-*i* mue-*m*), due me thânë | (a)*i* që m'përket (mue); |
| *djali yt* | (a-*y* ty -*t*), " " " | (a)*y* që *t'*përket (tý); |
| *djali ynë* | (a-*y* né-*në*), " " " | (a)*y* që *na (në)* përket (né); |
| *djali yjë* | (a-*y* ju-*jë*), " " " | (a)*y* që ju (jë) përket (ju). |

Tash, të kalojm te rasa e katërt. Përemni i vetës së tretë, si dihet, âshtë (a)*tâ, tê* (prej *tan*). Nuk na mbetë tjetër, por me i vû mbas grimzat përemnore të dý vetavet, për të trajtue pronorin e tyne. Kështu kemi:

| | | |
|---|---|---|
| *djalin têm (tê+m)* | due me thanë | (a)*tê* që *m'*përket (mue); |
| *djalin tand (tan+t)* | " " " | (a)*tân* që *t'*përket (tý); |
| *djalin tânë (tâ+në)* | " " " | (a)*tâ* që na *(në)* përket (né); |
| *djalin tâjë (tâ+jë)* | " " " | (a)*tâ* që ju *(jë)* përket (jú). |

Për gjindore -dhanore përemni mashkulluer âshtë *ti*. Le të shohim përemnin pronuer përgjegjës:

| | | |
|---|---|---|
| *djalit tim (ti+m)* | due me thânë | (a)*ti* që *m'*përket (mue); |
| *djalit tit (ti+t)* | " " " | (a)*ti* që *t'*përket (tý); |
| *djalit tinë (ti+në)* | " " " | (a)*ti* që na *(në)* përket (né); |
| *djalit tijë (ti+jë)* | " " " | (a)*ti* që ju *(jë)* përket (jú). |

Për vetën e tretë shumës, rasë e I e IV, përemni âshtë (a)ta mash.; (a)to fem. Prandej, edhe në këtê rasë nuk bâjm tjetër, por i shtojm përemnit të plotë shenjin e pronësisë (grimzën përemnore), që tregon kuj i përket prona. Kështu kemi:

| | | |
|---|---|---|
| *djelmt tanë (ta+në)* | due me thânë | (a)*ta* që na *(në)* përkasin *(né);* |
| *bijat tona (to+në)* | " " " | (a)*to* që na *(në)* përkasin *(né);* |
| *djelmt tajë (ta+jë)* | " " " | (a)*ta* që përkasin jú *(jë);* |
| *bijat tueja (to+jë)* | " " " | (a)*to,* që përkasin jú *(jë).* |

Për çka thamë djeri tash, shihet sa gabim âshtë, me vû para përemnavet pronorë kështu-të-quejtunin artikull *(i, e, të së);* i cili, si dihet, nuk âshtë tjetër, por grimza përemnore e përemnit të vetës së tretë. Pronori e ka këtê përemën në trajtë të plotë, e *nuk ka nevojë t'a marrë edhe një herë* në trajtë të gjymët. Kishte për të qenë njinji si me dashë me thânë: *i ky, e kjo; të ata, të ato* etj. Shkrimtarët e vjetër, edhe sod gjithëkund ndër

male të Veriut, i kanë pa artikull. Përdorimi, a mâ mirë shpërdorimi, i artikullit âshtë i vonëshëm; e ka ndodhë për analogjí me mbiemna të tjerë. Këta ka ndodhë sidomos me pronorët e gjinís femnore, të cilët marrin, për t'i u shmangë *hiatit* (gojëhapjes) një *-j-* eufonike: *jeme, jonë, juej (jojë);* dhe mandej i kanë shtue nenin *-e.* Por âshtë gabim; pse pronori âshtë:

*eme* (nga *o+me*), due me thânë (a)*o*, që përket mue *(m)*
*onë*, due me thânë (a)*o*, që përket né *(në)*
*juej* (nga *jo-jë*), due me thânë (a)*o*, që përket *jú.*

Por këta shihet qartë, gjithsa herë pronori vêhet para emnit, si ndodhë gati gjithmonë me emna gjiniet. Kështu thomi: *im bir, im vëlla, yt at, yt vëllá, em'amë, eme motrë.* Kurse me mbiemna e përdorim nenin, edhe atëherë kur i vêjm para emnin: *e dashuna nanë, i dashuni mik, i madhi Zot, e zeza motrë,* etj.

Gjithënjë âshtë gabim (si vijon të shkruhet ende), me i apostrofue pronorët, si t'ishin të primë prej artikullit: *t'im, t'êm, s'onë, t'anë* etj. Me këtê (që e bâjm pa mendue, për analogjí me mbiemnat kështu-të-quejtunë të nyejëshëm) dajm dýsh, pa kurrnjë arsye, një fjalë të vetme: kishte për të qenë njinji, si të shkruejshim: *me t'ê, at'a, at'ij, at'yne* etj. Po të duem me e stërhollue punën, kishte me mujtë me u shkrue: *djalin t'ant, nanës se'me, të parët t'anë.* - Me këtê mënyrë dajm dy përemna (një të plotë e një grimzë përemnore) në pjesë përbâse. Por edhe këjo âshtë e gabueme; pse këta dy përemna janë *mbrujtë më një;* e mandej, apostrofi tregon një diçka të zhdukun, kurse aty nuk mëngon kurrgjâ. E vetmja mënyrë e drejtë, për me dashë me paraqitë përmbajtjen e tyne, kishte për të qenë me i lidhë me një vizë bashkimit: *nana e-me, nana jo-në, nanës sa-në, nane so-në; djali i-m, djalit ti-m, djalin tê-m, djalit si-m; djelmt ta-në, malet to-na* etj. Por mbassi janë bâ një, nuk duhet t'i dajm.

Ky bashkim ka shkaktuę edhe disa ndërime vokalike: *-o-* dhe *-a-* janë ligshtue para *-m-*, e janë shndrue në *-e-:* prej *o-me* (Krhs. a-*o*) ka dalë *e-me;* prej *sa-me;* (krhs. *sa-j, se-me,* krhs. *pemë* nga lat. *pomus; sheme* nga ital. *sciame*).

Por ideja e dy përemnavet të veçueme ka qëndrue, qyshë se në toskënishte nuk ka ndodhë proçesi i rotaqizmit ndër pronorë, si në rasa të njëjta (Krhs. *y-në, ta-në, tâ-në*); ase duhet të pohojm se ky trajtim i posaçëm ka ndodhë në shqipet mbas fenomenit të rotaqizmit në toskënishte. Një tjetër provë âshtë, se grimza përemnore *-në-* nuk shkakton hundzim



në gegënishte në zanoren, që ka para, si ndodhë ndër rasa të tjera. Emnorja shumës mash. *ta-në* e ka *-a-*n e qartë, krejt si toskënishtja; kurse kallëzorja *tâ-në* âshtë e hundzueme, jo për pranín e *-n-* së tashme, por për atê të zhdukunën (krhs. a-*tan*); për këtê arsye toskënishtja këtu në këtê rasë ka refleksin e zakonshëm *tënë.*

Përpara se të paraqesim pasqyrën e përemnavet pronorë, duem të rrahim çâshtjen e pronorit të vetës së dytë shumës, i cili âshtë lânë në heshtje ndër të gjitha gramatikat e deritashme. Trajta, që sod përdoret prej së gjithësh âshtë (i) *juej,* (e) *juej.* Me pasë për të kërkue një përgjegje, ashtu në kambë e në dorë, si i thonë, çka âshtë këjo *ju* fillore në këtê pronuer, jemi të sigurtë, se shumica kishin për të thanë përemni i vetës së dytë *ju.* Kurse në të vërtetën trí shkronjat e para nuk kanë të bâjn aspak me përemnin *ju:* vetëm *-j-* e fundit âshtë grimza përemnore e përemnit *ju.* Ajo e para âshtë eufonike, si te trajtat e tjera paralele *je-me, jo-në.* Përemni i plotë prandej, âshtë *uej* geg., *uaj* tosk., që rrjedhin prej diftongut të vjetër *uoj;* trajtë, të cilën ndeshim te Buzuku e Budi. Por të vjetërt nuk e përdorin kurr për mashkullore, si na sod. Ata kanë për mashkullore njëjës, gjithmonë trajtën *y-jë,* paralel me të tjerat: *i-m, y-t, y-në;* e prandej: *y-jë.* Vetëm këtê trajtë njeh Buzuku, Budi, Bardhi, Bogdani e djeri Da Lecce. Këjo trajtë nuk âshtë zhdukë as sod: përdoret gjithënjë ndër nëndjalektet e Veriut. Kështu edhe në shumës mash. të vjetërt të gjithë kanë *ta-jë* paralel me *ta-në;* e vetmja trajtë, që ndihet në shumë djalekte edhe sod në Veri. Buzuku p.sh. ka: *duoj tajë, pishqit tajë, anmiqtë tajë,* etj. Kurse për femnore edhe të vjetërt përdorin *juoj: thembra juoj, tojaka juoj* (Buzuku). Nuk ka dyshim, se këjo nuk âshtë tjetër, por trajta e mâ vonëshme, që ka dalë prej *(j)ojë (juoj),* ku *o*-ja ka shpërthye në diftongun *uo,* si ndodhë shpesh. Le të vrejm trajtat paralele, për të na u mbushë mendja: *jeme* (nga *o-me*), *jo-në;* e prandej, *jo-jë* (juoj-juej). E këjo trajtë ndihet edhe sod në Hajmel të Zadrimës, në mos qoftë një *refleks djalektár,* ku thonë: *vajza jojë* (juejë). Këjo mandej, me kohë ka shkue tue zanë vendin e mashkullores; në mënyrë që sod âshtë bâ e përgjithëshme ndër shkrime, krejt njashtu si ka pasë nisë të përdorej *jonë* edhe për mashkullore. Por fatbardhësisht këjo trajtë u qërtue.

Me pretendue me ngjajllë një trajtë të lânun mbas doret, kishte për të qenë një guxim i tepruem. Na do t'a vêm në pasqyrë vetëm për të tregue, cila âshtë trajta e vërtetë origjinare, ashtu edhe për të lëshue një dritë mâ të qartë mbi teorín e trajtimit të pronorëvet.

***c) Pasqyra e përemnavet pronorë.***

a) *mashkullorë*

**NJËJËS**

| Grimza përem. | V. I nj. *m (mue)* | V. II nj. *t* (ty) | V. I Sh. *në* (né) | V. II Sh. *jë* (ju) |
|---|---|---|---|---|

Rasa Për. V. III

| | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|
| *E.* | i, y | i-m | y-t | y-në | y-jë (juej) |
| *Gj.* | ti | ti-m | ti-t | ti-në | ti-jë (tuej) |
| *Dh.* | ti | ti-m | ti-t | ti-në | ti-jë (tuej) |
| *K.* | ta, tê (tân) | tê-m | tan-t (d) | tâ-në | tâ-jë (tuej) |
| *Rr.* | si | si-m | si-t | si-në | si-jë (suej) |

**SHUMËS**

| | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|
| *E.* | ta | e mí, të mí (si mbiemër) | e tú, të tú (si mbiemën) | ta-në | ta-jë (tuej) |
| *Gj.* | tyne | | | ti-nëve | ti-jëve (tuajve) |
| *Dh.* | tyne | | | ti-nëve | ti-jëve (tuejve) |
| *K.* | ta | | | ta-në | ta-jë (tuej) |
| *Rr.* | sish | | | si-nësh | si-jësh (suejsh) |

b) *Femnorë*

**NJËJËS**

| | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|
| *E.* | o | e-me (ome) | jo-te | jo-në | juejë - nga (jo-jë) |
| *Gj.* | sa(j) | se-me | sa-te | sa-në | sa-jë (suejë) |
| *Dh.* | sa(j) | se-me | sate | sa-në | sa-jë (suejë) |
| *K.* | tâ, tê (tân) | tê-me | tan-te | tâ-në | tâ-jë (tuejë) |
| *Rr.* | so | se-me | so-te | so-në | so-jë (suejë) |



**SHUMËS**

| | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|
| *E.* | to | e mija | e tua | to-në, a | to-jë, nga (tuaja) |
| *Gj.* | tyne | të mija | të tua | to-nave | to-jave (tuejave) |
| *Dh.* | tyne | si mbiemën | si mbiemën | to-nave | to-jave (tuejave) |
| *K.* | to | | | to-na | to-ja (tueja) |
| *Rr.* | sosh | | | so-nash | so-jash (suejash) |

c) *asnjansë*

**NJËJËS**

| | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|
| *E. K.* | ta | te-m | ta-t | tâ-në | ta-jë (tuejë) |
| *Gj.Dh.* | ti | ti-m | ti-t | ti-në | ti-jë (tuejë) |
| *Rr.* | si | si-m | si-t | si-në | si-jë (suejë) |

*Vërejtje 1.* - Âshtë gabim prandej, me thânë: *motra ime, nana ime, shtëpia ime;* për: *motra eme, nana eme, shtëpia eme.* Kishte për të qenë njinji si të thojshim: *ky motrë, ky nanë,* etj. Ase përkundër: *djali em, burri em, biri em;* për: *djali im, burri im* etj. Në këtë rasë marrin mbë thue edhe shkrimtarët e vjetër, që janë aqë të përpikët ndër rasa të tjera. Me mendue se mjafton *-e-* fundore, për të dallue gjinín femnore prej mashkullorjet, si mendoi ndokush, âshtë një gabim, një rrjedhë prej një arsyetimi së përcipët: karaktristikën e gjinís e kemi, mos të harrojm, në fillim *-i-*, për mashkullore, edhe *-e-* (nga -o-), për gjiní femnore. Mbaresën *-e-* në femnore e marrin për analogjí grimzat përemnore në bashkëtingëllore të thjeshtë *m, t* (eme, jote). Khs. *me hír plot - hirplote.*

*Vërejtje 2.* - Kallëzoret *têm, tême, tânë* do të shkruhen me theksë hundore, për arsye se hundzimi i tyne nuk rrjedhë prej *m* ase *në;* element, që tregon pronësín, por prej përemnit së vetës së tretë *tâ* (tan), tê (ten); ku, tue zhdukë *-n-*, mbet si shpërblim hundsimi. Përkundër gjinia asnjanse *tem, tanë (kryt tem, kryet tanë),* si edhe shumsi *tanë (shkrimtarët tanë),* nuk kanë hundsim, si e theksuemë mâ nalt, pse përemni âshtë: (a)*ta.*

*Vërejtje 3.* - Pronorët e vetës së parë e të dytë shumës kanë natyrën e trajtimin e mbiemnavet të nyejshëm; prandej edhe ai i vetës së dytë shkon paralel me vetën e parë. Kështu thuhet *djelmt e mí; djelmt e tú;*

*me djelm të mí, të tú; fjalët e mia, e tua,* etj. Âshtë gabim, prandej, me thânë e aqë mâ fort me shkrue, *djelmt tú* e aqë mâ keq *djelmt t'u; fjalëvet tua* (ase *t'ua*) për: *të tua.* Syprimimi i nenit âshtë mungesë e ndonjëj nëndjalekti të Veriut.

Por shkrimtarët e vjetër janë të përpikët edhe këtu: Qe, për shembull, Buzuku: *ti e bijtë e tu; këta janë zotat e tú; porsi një n trimashit së túsh; ditt' e tú; gjithë kafshëtë e mí janë të tú.* - Si shihet prej shembujsh, ky shkrimtár nuk ban dallim gjiniet në këto rasa. Fenomen gjuhsuer, që jeton ende sod në Malsí të Madhe. Një analogjí të tillë e ndéshim dhe n'italishten e Mjesjetës: *li fatti mia; due sua cavalli; elle non pajono le mia.* Ku shihet se gjinia asnj. âshtë përdorë për mash. e për fem. - (Shih. F. D'Ovidio e W. Meyer-Lübke, Grammatica storica della lingua e dei dialetti italiani, f. 168, - U. Hoepli, Milano).

***ç) Lakimi i pronorëvet si mbiemna e si përemra.***

***VETË I***

| | *Mbiemën pronuer* | | | *Përemën pronuer* | | |
|---|---|---|---|---|---|---|
| | Mashk. | Fem. | Asnj. | Mashk. | Fem. | Asnj. |
| *E.* | djali im | fjala eme | vojt tem | imi | emja | temt |
| *Gj.Dh.* | djalit tim | fjalës seme | vojit tim | timit | semes | timit |
| *K.* | djalin têm | fjalën tême | vojit têm | têmin | têmen | temt |
| *Rr.* | djalit sim | fjalët seme | vojit sit | simit | semet | simit |
| *E.* | djali ynë | fjala jonë | vojt tanë | yni | jona | tanët |
| *Gj.Dh.* | djalit tinë | fjalës sanë | vojit tinë | tinit | sanës | tinit |
| *K.* | djalin tânë | fjalën tânë | vojt tânë | tânën | tânën | tinit |
| *Rr.* | djalit sinë | fjalet sonë | vojt tinë | sinit | sonet | sinit |
| *E.* | djelmt e mí | fjalët e mia | | të mit | të miat | |
| *Gj.Dh.* | djelmvet të mí | fjalëvet të mia | | të mivet | të miavet | |
| *K.* | djemlt e mí | fjalët e mia | | të mit | të miat | |
| *Rr.* | djelmsh së mí | fjalësh së mia | | së mish | së miash | |
| *E.* | djelmt tanë | fjalët tona | | tanët | tonat | |
| *Gj.Dh.* | djelmvet tinë | fjalëvet tona | | tonëvet | tonavet | |
| *K.* | djelmt tanë | fjalët tona | | tanët | tonat | |
| *Rr.* | djelmsh sinë | fjalësh sona | | sinësh | sonash | |



***VETË II***

| | *Mbiemën pronuer* | | | *Përemën pronuer* | | |
|---|---|---|---|---|---|---|
| | Mashk. | Fem. | Asnj. | Mash. | Fem. | Asnj. |
| *E.* | djali yt | fjala jote | vojt tat | yti | jotja | tat |
| *Gj.Dh.* | djalit tit | fjalës sata | vojit tit | titit | sates | titit |
| *K.* | djalin tand | fjalën tande | vojt tat | tandin | tanden | tat |
| *Rr.* | djalit sit | fjalet sote | vojit sit | sitit | sotet | sitit |
| *E.* | djali juej (yjë) | fjala juej | vojt tuej (tajë) | jueji (yji) | jueja | tuejt (tajë) |
| *Gj.Dh.* | djalit tuej | fjalës suej | vojit tuej | tuejit | suejes | tuejit |
| *K.* | djalin tuej (tâjë) | fjalën tuej (tâjë) | vojt tuej (tâjë) | tuejin (tajin) | tuejën (tajën) | tuejt (tajët) |
| *Rr.* | djalit suej (sijë) | fjalet suej | vojit suej (sijë) | suejit (sijit) | suejet | suejit (sijit) |

| | | | |
|---|---|---|---|
| *E.* | djelmt e tú | fjalët e tua | të tút, të tuat |
| *Gj.Dh.* | djelmvet të tu | fjalvet të tua | të tuvet, të tuavet |
| *K.* | djelmt e tu | fjalët e tua | të tút, të tuat |
| *Rr.* | djelmsh së tu | fjalësh së tua | së túsh, së tuash |
| *E.* | djelmt tuej (tajë) | fjalët tueja | tuejt, tuejat |
| *Gj.Dh.* | tuejvet, | djelmvet tuej tuejavet | fjalëvet tueja |
| *K.* | djelmt tuej (tajë) | fjalët tueja | tuejt, tuejat (tajët) |
| *Rr.* | djelmsh suejë | fjalësh sueja | suejësh, suejash |

***VETË III***

| | ***Mbiemën pronuer*** | ***Përemën pronuer*** |
|---|---|---|
| *E.* | djali i tij, i saj, i tyne | i tiji, i saji, i tyni |
| *Gj.Dh.* | djalit të tij, të saj, të tyne | të tijit, të sajit, të tynit |
| *K.* | djalin e tij, e saj, e tyne | të tijin, të sajin, të tynin |
| *Rr.* | djalit së tij, së saj, së tyne | së tijit, së sajit, së tynit |

| | | |
|---|---|---|
| *E.* | vajza e tij, e saj, e tyne | e tija, e saja, e tynja |
| *Gj.Dh.* | vajzës së tij, së saj, së tyne | së tijes, së sajes, së tynes |
| *K.* | vajzën e tij, e saj, e tyne | të tijen, të sajen, të tynen |
| *Rr.* | vajzet së tij, së saj, së tyne | së tijet, së sajet, së tynet |

| | | |
|---|---|---|
| *E.* | djelmt e tij, e saj, e tyne | të tijt, të sajt, të tynët |
| *Gj.Dh.* | djelmvet të tij, të saj, të tyne | të tijvet, të sajvet, të tynëvet |
| *K.* | djelmt e tij, e saj, e tyne | të tijt, të sajt, të tynët |

| | | |
|---|---|---|
| *E.* | varzat e tija, e saja, e tyne | të tijat, të sajet, të tynet |
| *Gj.Dh.* | varzavet të tija, të saja, të tyne | të tijavet, të sajavet, të tynevet |
| *K.* | varzat e tija, e saja, e tyne | të tijat, të sajat, të tynet |
| *Rr.* | varzash së tija, së saja, së tyne | së tijash, së sajash, së tynesh |

| | | |
|---|---|---|
| *E.* | vojt e tij, e saj, e tyne | të tijt, të sajt, të tynet |
| *Gj.Dh.* | vojit të tij, të saj, të tyne | të tijit, të sajit, të tynit |
| *K.* | vojt e tij, e saj, e tyne | të tijt, të sajt, të tynet |
| *Rr.* | vojit së tij, së saj, së tyne | së tijit, së sajit, së tynit |

*Vërejtje.* - Me emna femnorë njëjës, nuk mund të përdoren, si ndodhë në disa nëndialekte të Jugut, mjerisht edhe në gjuhë të shkrueme, trajtat, që merr përemni vetëm në shumës. Âshtë gabim prandej, me thanë: *Vajza e tija (saja), me punën e tija (e saja)* për: *vajza e tij (e sajë).* Por në shumës thuhet: *punët e tija (e saja);* por *fjalët e tij (e saj).*

### d) Pronorët bredhtorë.

Përveç gjindore vet të përemnit të vetës së tretë, të përdoruna si përemna pronorë, gjuha shqipe ka edhe një përemën pronuer bredhtuer *(i vet, e vet, të vet),* i cili përdoret gjithësaherë sendi ase prona i përket subjektit të fjalís, dhe jo njëj vehtjeje a sendi, që hýn në fjalí si pjesë tjetrë. Ky përemën shtihet në punë *vetëm për vetën e tretë, si njëjës ashtu shumës;* dhe i përgjegjë pikë për pikë përemnit bredhtuer (refleksiv) të latinishtes *suus, sua, suum.* Mjerisht toskënishtja, së paku gjuha e shkrueme, nuk e njeh; e, çka âshtë mâ zí, djeri gramatikat mâ të mira gabojn, kur flasin për tê, tue e cilsue si një pronuer bredhtuer për të tria vetat: çka nuk i përgjegjë së vërtetës aspak (Shih *Pekmezi,* f. 139; *Ilia D. Sheperi* f . 63; *K. Cipo,* f. 99).



Prandej, gabimisht thuhet shqip: *Mësuesi qorton xansët e tij,* për *xansët e vet;* në qoftë se flet për xansët e mvarunë prej si, djeri sa shqipja ka një dallim të tillë. Ven roe edhe ndryshimin e kuptimit: *Mësuesi i urdhënoi xansit me shkue (që të shkonte) në shtëpí të vet;* e: *mësuesi i urdhnoi xansit me shkue (që të shkonte) në shtëpí të tij!* Qe, sa vetishëm shprehet Bogdani: dërgoi (Sauli) *trimatë e vet me zanë Davidnë ndë shtëpi të vet.* (I. 99, 10).

Edhe ky, si të gjithë pronorët të tjerë, përdoret si adjektiv e si përemën.

| | ***Mbiemën pronuer*** | | ***Përemën pronuer*** | | |
|---|---|---|---|---|---|
| *E.* | djali i vet | vajza e vet | vojt e vet | i veti | e vetja të vetët |
| *Gj.Dh.* | djalit të vet | vajzës së vet | vojit të vet | të vetit | së vetes së vetit |
| *K.* | djalin e vet | vajzës së vet | vojit të vet | të vetin | të veten të vetit |
| *Rr.* | djalit së vet | vajzet së vet | vojit së vet | së vetit | së vetet së vetit |

| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| *E.* | djelmt e vet | vajzat e veta | të vetët | të vetat |
| *Gj.Dh.* | djelmvet të vet | vajzavet të veta | të vetëvet | të vetavet |
| *K.* | djelmt e vet | vajzat e veta | të vetët | të vetat |
| *Rr.* | djelmsh së vet | vajzash së veta | së vetësh | së vetash |

Tue qenë se përdorimi i përemnit bredhtuer ka nisë të marrë mbë thue edhe aty, ku shtihet në punë; e n'anë tjetrë gramatikat mâ të mirat tona gabojn, po biem disa shembuj:

*Gjithkush të veten e mullîsi t'ujit. Kush punon gjithmonë në krye të vet, mund të gabojë randë. Lene mâ mirë në punë të vet! Të veten se të veten! Kurrkush nuk i a ka fajin, por të vetët. Nuk shikon ato të vetat, por do me gjetë halën në përpeq ndër të tjerë. Shkon keq me të vetët. Të vetëvet u a mban krahin, por të tjerët nuk i shikon fort. E ka të vetin; prandej i dhimbet! Nuk rri ai pa i dalë e vetja. "Me dorë të vet Ai e ka shkrue".* - *"Flet, e të veten len mbas dore". Gjithkush duhet të mbajë pajë mjeshtrisë së vet* (Bardhi). *Gjithkush shukon të mirënë e vet* (Bardhi).

*Vërejtje 1.* - Shpesh herë përemni bredhtuer përforcohet tue i vû para përemnin diftuer: *atê të vetin, ata të vetët* etj. (Krhs. *I kanë rá ata të vett).*

*Vërejtje 2.* - Si shihet prej lakimit, njëjsi i pacaktuem, me përjashtim

të kështu-të-quajtunit artikull, nuk ka ndryshim gjiniet; por trajta e caktueme len me kuptue si të jétë qenë dikur një femnore në *-e-: e vetja (e veteja).*

***dh) Veçantí për përdorimin e pronorëvet.***

Me emna gjiniet a farefisit, pronori në vetën e parë e të dytë, të shumtën e herës, rri para emnit; i cili sod, përdoret në trajtë të pacaktueme, dhe nuk lakohet. Kështu thuhet mâ fort: *im bír, yt át, yt vëllá, yt kushërî, yt nip, im kunat; em'amë, eme bijë, eme motrë, eme ré, eme mbesë, jot'amë, jote motrë,* etj.

Edhe si pronuer i vetës së tretë, në vend të pronorit të plotë (gjindores, *i, e, të tij, saj, tyne,* ose bredhtorit *i, e, të vet*), përdoret përemni i vetës së tretë në trajtën e shkurtë të vetën, me emna gjiniet e me disa emna të tjerë. Kështu thuhet: *i ati, vëllau, i ungji, i biri, i nipi, i kushërini, i vjehërri, i dhandërri, i kunati, i shoqi, i zoti; e ama, e motra, e bija, e mbesa, e kushërina,* etj. Po kështu edhe në rasat e lakueshme: *të vëllaut, t'ungjit, s'amës, t'amën, të motrën,* etj.

*Vërejtje 1.* - Te Budi sidomos na bje të shohim kontraktin e dezinencës s'ablativit të femnorëvet *(-t)* me kryetingëllin e pronorit gjithënjë t'ablativit *(s-),* që dha natyrisht një *c-*. Kështu këndojm në te *prej shoqënie conë* (prej shoqëniet sonë). - *em ngjajet cote* (em ngjajet sote); - *prej gjuhe conë* (prej gjuhet sonë); - *ndore conë* (ndoret sonë); - *mkateshi(t) conë* (mkateshit sonë); - *ngojet cote* (ngojet sote). - Gjithënjë te ky auktuer gjêjm të përdorun pronarin asnjanës me një emën, për natyrë, mashkulluer: *Djali i gjallë âshtë emi.* - Por mandej *Djalët tem âshtë ata që âshtë gjallë.*

*Vërejtje 2.* - Thuhet e shkruhet mjerisht edhe sod *mësuesin tim; fjalën time, vëllaun tim; motrën time.* për të qërtuemet *mësuesin tem; fjalën teme, vëllaun tem; motrën teme.* - Gabimi qëndron këtu: Pse nuk këqyret hollë rrânja e trajtës përemnore; edhe kështu, shtihet në punë rrânja e rasës së dytë *(i tij)* në vend të rrânjës së rasës IV. *(tâ, tê).* Këndej *tim,* për *tem; time,* për *teme!*



***VETË II.***

| | *Mashk.* | *Fem.* |
|---|---|---|
| *E.* | yt nip | jote mbesë |
| *Gj.Dh.* | tit nip | sate mbesë |
| *K.* | tand nip | tande mbesë |
| *Rr.* | sit nip | sate mbesë. |

Në shumës pronori, vêhet mbas, përgjithsisht: *bijt e mí, bijat e mia; nipat e tú, mbesat e tua.* Vetëm kur duem t'i theksojm, i vém para; e atëherë emni rri në trajtë të pacaktueme. Buzuku shpesh herë i ven para: *U nukë jam mâ i mirë se të mí vëllazën; erdh me marrë dy të mí bij; u jot'amë etë tú vëllazen; përmbi të tú vëllazen* etj.

Trajta, që ndeshim ndër disa gramatika: *tim* për *tem vëllazën* (të mí vëllazën) *teme motra* (motrat e mia); *tet nipa* (të tú nipa), *tetë mbesa* (mbesat e tua) duhen kundrue si djalektare; as nuk kanë gjurmë ndër shkrimtarët e vjetër. Këtu kemi një analogjí me mënyrën e trajtimit të njëjsit:

*ta-m:* (a)*ta,* që përkasin mue *(m),* tue zbutë *-a-* në *-e-: tem vëllazën;*
*to-m:* (a)*to,* që përkasin mue*(m),* tue zbutë *-a-* në *-e-: teme motra;*
*ta-t:* (a)*ta,* që përkasin tý*(t),* tue zbutë *-a-* në *-e--: tet nipa;*
*to-t:* (a)*to,* që përkasin tý*(t),* tue zbutë *-a-* në *-e-: tetë mbesa.*

Pronori *ynë* në lidhje me fjalën *zot,* ka trajtue gati një fjalë të vetme: n'emnore rri mbas, kurse në rasat e tjera të lakueme, përpara (si me emna gjiniet), tue mbetë i palakueshëm. Përjashtohet kallëzorja, që ka rasën e kontrahueme. Këta tregon, se dikur emni âshtë qenë lakue, edhe kur i âshtë qenë vû pronori para. Bogdani shkruen: *tim ungji.* Qe lakimi i tij: *Zotynë, Tinëzot, Tenëzonë* (Tênëzotnë-zotin), *Sinëzot.* - Megjithëkëta Matrënga shpesh herë e ven para edhe n'emnore: *inë* (ynë) *Zot* e përdorë katër herë në veprën e vet, f. 17, 24 (bis), 28.

*Im* shkruhet ngjitas me fjalën zot, kur përdoret si titull, që u epet sidomos peshkopëvet: *Imzot, Tinzot, Têmzot, Simzot.*

Emni, *át* e *kunat* e zbusin *-a-*n në *-e-* (metafoní), në disa rasa, kur prín pronori *im: im át, tim et, tem át, sim* etj. *im kunat, tim kunet, têm kunat, sim kunet.*

*VETË III*

**NJËJËS**

| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| *E.* | I biri, | i zoti | e bija, | e zonja |
| *Gj.Dh.* | të birit, | të zott (zotit) | së bijës, | së zonjës |
| *K.* | të birin, | të zotin (të zonë) | të bijën, | të zonjën |
| *Rr.* | së birit, | së zott (zotit) | së bijet, | së zonjet. |

**SHUMËS**

| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| *E.K.* | të bijt, | të zott | të bijat, | të zonjat |
| *Gj.Dh.* | të bijvet, | të zotëvet | të bijavet, | të zonjavet |
| *Rr.* | së bijash, | së zotësh | së bijash, | së zonjash. |

*Vërejtje.* - Janë mënyrë pleonastike shprehjet: *i biri i tij, i saj, i tyne; me të bijt e vet; i shoqi i saj, e shoqja e tij;* tue mjaftue *i biri; me të bijt, i shoqi, e shoqja.*

## 5. PËREMNAT PYETËS.

Thirren pyetës njata përemna, që përdoren ndër pyetje, si të drejta ashtu të zhdrejta. Këta janë:

1. *Kush?* 2. *Ç' çka?* (shka); 3. *Ç'farë?* 4. *Cili, cila, cilët, cilat?* 5. *Se?* 6. *i, e të sejtë?* (sejtër); 7. *Sa?* 8. *qish?*

1. *Kush* përdoret vetëm për vehtje, pa dallim gjiniet; dhe lakohet në një trajtë të vetme, si gati të gjithë përemnat, e vlen si njëjës, ashtu për shumës.

Lakimi i tij âshtë ky:

| | |
|---|---|
| *E.* | kush |
| *Gj. Dh.* | kuj |
| *K.* | kê, kâ (kan) |
| *Rr.* | (prej) kuj. |

*Kush* përdoret vetëm si përemën në gjuhë shqipe, as nuk mund t'i shoqnohet ndonjëj emni si atribut. P.sh.: *Kush âshtë auktori i këtij libri? Kê çmoni mâ tepër ndër poetë lirikë?*

Në vend të gjindores, *i, e, të kuj,* sikur kemi pá te përemni pronuer i vetës së tretë, âshtë trajtue nga këjo rasë një mbiemën i nyejëshëm me ndryshim gjiniet: *i kuji, e kuja, të kujët, të kujat,* (Krhs. lat. *cuius, cuia, cuium*): *I kuji âshtë ky djalë? E kuja âshtë këjo vajzë? Të kujët janë këta djelm? Të kujat janë këto vajza?*



*Vërejtje 1.* - Pyetsi e relativi *kush,* as s'ka rasën rrjedhore, as s'ka trajtat e shumsit: Në mungesë të së parës, i a huan gjenitivit: *Prej kuj e ndjeve? Para kuj, a mbas kuj vjen rendi im?*

*Vërejtje 2.* - Trajta *kujt,* që ndihet në disa krahina për rasën e II, III, IV, për analogjí me trajtat e shqueme t'emnavet mashkullorë, âshtë krejt e gabueme, mbassi, përemni nuk ka trajtë të caktueme e të pacaktueme. Kështu do të thuhet edhe për kallëzoren *kendin* ku përemnit të herëshëm *kan (ken)* i âshtë shtue mbaresa e mashkullorëvet njëjës, tue forcue njëkohësisht hundoren *-n-* në *nd.*

*Vërejtje 3.* - Âshtë djalektare, e prandej nuk duhet përdorë as trajta e gjin.-dhan. shumës *kujve(t),* për arsye, që treguamë mâ nalt.

*Vërejtje 4.* - Shpesh herë, kur duem me pasë një përgjegje të cilsueme, e theksojm pyetjen tue e dyfishue përemnin: *Kush e kush ka ardhë? Kê e kê kini pá?*

*Vërejtje 5.* - Ndër fjalí të varëshme, pyetëse-dyshuese a përthirrëse, *kush* ka kuptimin *cili njeri.* P.sh. *Nuk e dí, kush më ka hý në dhomë. Këqyre kush po do me na mësue!*

*Kush* përdoret vetëm si përemën në gjuhë shqipe, as nuk mund t'i shoqnohet ndonjëj emni si atribut. P.sh.: *Kush âshtë auktori i këtij libri? Kê çmoni mâ tepër ndër poetë lirikë?*

2. *Ç'* nuk ka as lakim, as numër as gjiní; e përdoret si përemën e si mbiemën: si përemën vetëm për sende: *Ç'ban këtu? Ç'flet ashtu? Ç'do ky njeri këtu?* Si mbiemën: *Me ç'punë mirresh mâ tepër? Ç'mendim ké për tê? Ç'djalë kjenka!*

*Çka* (Ç+ka): njinji si *ç',* nuk ka numër, as lakohet. Ndryshon prej *ç',* pse nuk mund të përdoret si mbiemën; por gjithëherë si përemën (kundrinë ase fjalë predikative); *Çka po na diftoni? Çka âshtë e vërteta?*

3. *Ç'farë.* Gjithënjë edhe ky, si këta që pamë mâ nalt, i pandrueshëm për numër, gjiní e rasë. Në të vërtetën âshtë një emën bashkë me përemnin *ç',* përdorë si atribut, me të cilin pyesim për *farën,* cilësín e personavet e

të sendevet. Emni, cilsín e të cilit duem t' dijm, vêhet në rasën e VI. (rrjedhore cilësiet): *Ç'farë njeriut të duket ky burrë? Ç'farë mishit kini ngranë sod? Ç'farë ngjyret të pëlqen mâ fort?*

*Vërejtje 6.* - Shumë i shkruejn së bashkut këto dý fjalë, tue i marrë si një përemën të mbrujtun (*çfarë*). Vështirësia mbetë gjithmonë, tue qenë se ndërtimi i tij âshtë *një emën me një përemën* që lypë një rrjedhore cilësiet. Sidoqoftë, edhe po të shkruhet ngjitas, duhet, me doemos t'a dajm ndër rasa si këto: *Ç'faret* (një rrjedhore) *âshtë këjo pendë? Platini, arit,* etj. *Ç'farë kini mbjellë sivjet. Farë të vogël a po farë të madhe? Farë të voglë.*

Âshtë gabim prandej, të shtihet në punë në vend të përemnit *ç', çka,* që pyesin për natyrë, përcaktimin e vetës a të sendit; por jo për cilësít, brumin, landën e tyne; për këto pyetet me *ç'farë*. Kështu janë të gabueme shprehjet: *Ç'farë bane? Ç'farë âshtë e vërteta? Ç'farë âshtë elektriciteti?* Për: *ç'(çka) bane? Ç'(çka) âshtë e vërteta? Ç(çka) âshtë elektriciteti?*

4. *Cili* ( t+sili), *cila, cilët cilat:* përdoret në trajtë të caktueme, pa artikull, i shoqnuem prej njëj emni, ase pa tê; due me thânë, si përemën e si mbiemën. Në bashkim me emën prín gjithmonë, tue u lakue; kurse emni nuk lakohet: *cili burrë, cilit burrë* etj.

*Vërejtje 7.* - Në pyetjen: *Cilin kërkoni?* - mund të merret vesht: *Cilin ndër tjerë kërkoni?* - Por me kaqë nuk kuptohet: *Kê kërkoni?* (Quem quaeritis?). - Kështu edhe në pyetjen: *Ç'i kini këta xhandarë?* - gegët do të nënkuptojn: *Për çka, pse, çka u duhen këta xhandarë?*

***Lakimi i përemnit pyetës:* cili, cila, cilët, cilat?**

***Njëjës***

| | *M* | *F* | *A* |
|---|---|---|---|
| *E.* | cili | cila | cilët |
| *Gj.Dh.* | cilit | cilës | cilit |
| *K.* | cilin | cilën | cilët |
| *Rr.* | cilit | cilet | cilit |



***Shumës***

| | | |
|---|---|---|
| *E.* | cilët | cilat |
| *Gj.Dh.* | cilëvet | cilavet |
| *K.* | cilët | cilat |
| *Rr.* | cilësh | cilash |

*Vërejtje 7.* Gjinorja-dhanorja do të shkruhet përherë me *-t-*, mbassi, sikur theksuemë mâ nalt, ky përdoret vetëm në trajtë të caktueme.

5. *Se.* Përemën i gjinís asnjanse; përdoret vetëm me parafjalët *me, mbi, në, nga, për, prej: Me se po e han bukën? Mbi se pështetet ky trá? Nga se rrjedhë këta?*

Me parafjalën *për* âshtë unjisue, në mënyrë që ka trajtue një *lidhzë shkakore;* prandej duhet të shkruhet ngjitas *përse,* prej kësaj ka dalë *pse* në fillim: *Për se flet kështu?*

Të tjera lidhza, të trajtueme me tê janë *kurse, sepse, ndonëse, me gjithëse, nëse* (lidhzë kushtore).

Ka vetëm trí rasa: emnoren, kallëzoren (të përbashkëta, si dihet) e rrjedhoren, që ban *seje (sejt),* përdorë me ase pa parafjalën *prej: sejit âshtë këjo bukë?* Theknet. *Sejit âshtë ky varg?* Argjandit. *Sejit janë këto vâthë?* Arit.

Trajta me *-t-* duhet të jétë pa tjetër ndikim i rrjedhores së caktueme me *-t-*. Bogdani shkruen për herë: *gjithësej* (pasim).

6. Nga këjo rrjedhore âshtë trajtue një mbiemën i nyejshëm *i, e, të sejtë* (tosk. *i sejtër*), që pyetë për brumin e landën, prej së cilet âshtë bâ një send. Ndihet rráll, por âshtë në përdorim si në Veri ashtu në Jug. Me përjashtim të nenit, që ndron simbas gjiniet e numrit, mbiemni mbetë i pandrueshëm: *i sejtë âshtë ky varg?* Arit. *Të sejtë janë këta vâthë? I sejët âshtë ky shkop? E sejtë* (çkahit) *âshtë këjo pëlhurë?* etj.

7. *sa:* përdoret vetëm në shumës, kur pyetet për sasí, pa ndryshim gjiniet, në trajtë të pacaktueme, i shoqnuem prej emni ase pa tê. Si atribut rri i palakueshëm. Lakimi i tij âshtë ky:

E.K. *sa;* Gj.-Dh. *save;* Rr. *sash.*

Shpesh forcohet tue u dyfishue, e tue u lidhë me lidhzën *-e-:* atëherë lakohet pjesa e dytë: *Sa e save u ka ndodhë këjo punë! E kam ndie prej sa e sash.* Jo rrallë shoqnohet me përemnin *vetë* (m.), *veta* (f.): *prej sa vetësh, prej sa vetash? Sa vetë ka këjo klasë?*

*Vërejtje 8.* - *Ç', ç'farë, sa* përdoren edhe ndër fjalí thirrore: *Ç'djalë i mirë! Ç'farë burrit! Sa fatzezë paska qenë këjo nanë!*

*Sa* âshtë, jo vetëm përemën, por edhe lidhzë, si në këtê fjalín e mbrame.

8. *Qish* (lat. quis), përemën e vjetruem i përgjegjë përemnit *ç', ç'ka;* e përdoret si përemën atribut përemnuer nga të gjithë shkrimtarët e vjetër: *Qish kafshë* (çka) *do me thânë i kërshtenë? Mbë qish arrësye dëgjonetë kjo? Për qish udhë* (Budi); *s'di qish të rí dësheron me ditunë? Qish do me bam nd'atë pjesë dheu?* (Bardhi) *Qish emën ka?* (Bogdani).

*Vërejtje 9.* - Pyetsi *çka* (çkaf) për natyrë të gjuhës rri në vend të sendevet të pajetë. Prandej i papërpiktë gramatikisht na duket zgjanimi i përdorimit të tij edhe për frymorë a sende të gjalla, si ndihet shpesh në popull. Psh. *Çkaf âshtë i Mirditas; çka âshtë i Zadrimas; çkaf âshtë i insan qi flet shqip.* - Kështu goja e popullit, në vend të *kush.*

*Vërejtje 10.* - Etimologjisht, athue gabohemi, kur t'i vemë krye për krye përemnat *qish,* me *çka?* - Sikurse *çka* na erdhi nga *ç'* plus verbi *ka;* kështu, a s'mund të na vijë përemni a adverbi *qish* nga: *që ish?*

Këndej, edhe për kahë ortografia mendojm, se fort mâ autentik âshtë *çka,* se *shka! Gjithëçka, çkado,* dhe jo *gjithëshka, shkado.*

*Vërejtje 11.* - Me gjindore n e pyetsit *kush,* populli përbani edhe adjektivin përgjgjës nyejuer *i kuji, e kuja.* Kështu ndihet edhe *i kuji âshtë ky libër?* - "Me të kujën gojë bilbili kndueka" (Zarishi). - Khs. latinisht *cuias, cuiatis.*

*Vërejtje 12.* - Sikurse përmendsi ynë na vjen nga latinishtja *qui, quem, quae,* kështu edhe pyetsi *çë, ç',* gjithënjë mbas Mayer-it, na vjen nga rumenishtje *ce* (çka).

## 6. PËREMNAT LIDHORË.

Edhe në gjuhën shqipe, si ndër shumë gjuhë të tjera, përemnat pyetës përdoren si përemna *lidhorë* ase *përmendës.* Thirren kështu ata përemna, q'e lidhin një fjalí me një emën, mbiemën a përemën të përmendun ase të nënkuptuem në një fjalí tjetrë.



*E gjeta librin, që kërkova. Sod u pashë me atê djalin, për të cilin të kam folë. Kush* (ai, që) *punon, gëzon.*

Prej shembujsh, që prumë, shihet se përemnat lidhorë mund të jénë të vërtetë, ase përemna të tjerë të përdorunë si lidhorë.

Këta janë: 1. *që (qi);* 2. *i cili, e cila,* etj.; 3. *kush;* 4. *ç', çka;* 5. *sa;* 6. *qish.*

1. *Që (qi),* i palakueshëm e i përbashkët në numër e në gjiní. Përdorimi i drejtë i tij i përket rasës së parë (subjekt-kryefjalës) e rasës së katërt (objekt-kundrinë); as nuk mund të përdoret kurr me parafjalë. Si në këto rasa ashtu edhe n'ato, ku nuk mund të përdoret, zâvendsohet mâ së mirit prej përemnit *i cili, e cila,* etj. *Qeni, që* (i cili) *lehë, nuk ha. Mos e ha fjalën, që* (të cilën) *më ké dhânë. Prindët, detyra e të cilëvet âshtë kryekrejet mirërritja e fëmijëvet... Nuk kam fjalë me ata, të cilëvet u djegë miza.*

Në shumë rasa *që,* tue qenë mâ sintetik, tingëllon mâ bukur e âshtë mâ i natyrëshëm.

*Vërejtje 1.* - Përdorimi i *që* në rasa të tjera mund të lêjohet; vetëm në poezí për arsye metrike, si b. f.: *ditën, që erdhi... atyne që u vjen keq...* Por në prozë vetëm: *ditën, në të cilën erdhi... atyne, të cilëvet u vjen keq...*

Megjithëkëta në gjuhën e popullit përdoret shpesh herë përemni përmendës (relativ) *që (qi)* edhe ndër rasa kur do të shkonte mâ mirë gramatikisht i cili, prî nga një prepozitë.

P.sh.: *M'âshtë thye gota qi pijshe ujë* (ma mirë: *në të cilën pijshe*). *E para herë qi po të shoh tue qeshë* (kur, në të cilën). *Të lutem, diftoma arsyen, që s'mund erdhe mbramë* (për të cilën).

*Vërejtje 2.* - Lypet përdorun *i cili* dhe jo *q ë:*

*a)* Përpara njëj emni personash: *Pali e Agimi, të cilët shokë i due fort;*

*b)* kur nuk i përshtatet emnit që prîn: *Qe, ai njeri i jashtëzakonshëm, emni i të cilit ka për të mbetë i përmendun;*

*c)* kur duhet theksue mendimi në mënyrë të posaçme; çka s'mund t'a bâjë relativi njërrokësh *q ë.* Kështu: *Mos i a prish zemren nanës, e cila të do aqë fort. Ata shokët tú, të cilët ti m'i levdojshe aqë fort, qe si të kanë lanë vetëm.*

*ç)* kur âshtë nevoja me e caktue gjinín, që mos të mirret vesht një send

për një tjetër. P.sh. *Më ka humbë fotografia e tim et, të cilën e kam pasë ruejtë aqë fort.* (Jo *që,* mbassi mund të mirret vesht edhe *ati*).

*Vërejtje 3.* - *Që (qi)* âshtë edhe lidhzë e fjalivet qëllimore: *Të këshilloj, që të siellesh mirë me të gjithë.*

2. *i cili, e cila* ka të gjitha vetít e përemnit pyetës; por ndryshon prej si, pse merr edhe nenin. Përdorimi i këtij âshtë shum mâ i gjanë se i të parit, tue e zâvendsue ndër të gjitha rasat. Por shi për këtê arsye, tue qenë analitik, shpesh herë bâhet mâ i randë.

3. *kush,* si përemën lidhuer, bashkon dý fjalí, e âshtë korrelativ, tue përmbajtë në vete përemnin lidhuer e diftuer *(ai që, ajo që, ata që, ato që): kush* (ai që) *flén me qen, çohet me pleshta. "Lum kush e kujton se ka të vdesë"* (Matranga). *Kê vret Zoti, e vret edhe i Shën Nkolli.* Kujt (atij, të cilit) *i vjen keq, të dalë jashtë.*

4. *çka:* vetëm për sende me të njëjtin përdorim si *kush: Çka lén prej micet, gjuen mîj. Çka hangri ujku, s'e zuni gjarpni.*

5. *Sa: e mban sa* (aqë sa) *i biri t'amën.*

6. *Qish* (trajtë e vjetrueme): *qish* (çka) *âshtë zanë nteje, prej Shpirtit Shenjtë âshtë.* (Bogdani).

*Vërejtje 4.* - Edhe *ku, kahë* (nga) shpesh herë zanë vendin e përemnavet lidhorë: *burimet prej kahë* (prej së cilash) *mvaret, janë me randësí. Lukthi* (stomaku) *âshtë vendi, ku* (në të cilin) *bluhet ushqimi.*

*Vërejtje 5.* - Djalektare do të gjykohet sigmatizimi i përemnit përmendës *si* për *qi* (që), i cili nuk ligjohet për në Gjuhën e Shkrueme. P.sh. *Pashë ni Zot, bacë, si t'ka falë!* - (Rapsodí).

*Vërejtje 6.* - *Çkaf âshtë i Mirditas, Kthellas... Shka âshtë insán...* - Nuk dijm, si ligjohet përdorimi i pyetësit *çka,* i cili shkon vetëm për sende e për frymorët e paarsyeshëm, si *kush,* që shkon vetëm për frymorët e arsyeshëm.

*Vërejtje 7.* - Si relativ, krahina e Gjinokastrës e rrethet, ka në përdorim vetëm *që;* kurr: *i cili.* - (Lamberc).



## 7. PËREMNAT E PACAKTUEMË ASE TË PAKUFÎSHËM

Thirren kështu ata përemna, që tregojn persona ase sende në një mënyrë të pacaktueme e të përgjithët.

Këta janë, e shumta, përemna pyetës *(kush, cili, ç', çka, ç'farë),* të cilëvet u përngjiten fjalza, që rrjedhin a prej foljesh *(do - due; di - di)* ase lidhëza të tjera të ndryshme *(si, sa)* e të tjera fjalë (si: *kurr, akë, ço).*

Si përemën i pacaktuem përdoret edhe numrori *një,* vetëm, a me lidhza të tjera.

Këta përemna, në qoftë se për natyrë të vetën prej kahë rrjedhin, janë të lakueshëm, lakohen tue mbetë të pandrueshme pjesët, që u shtohen, të cilat, herë u vêhen para, herë mbrapa, si të jétë rasa.

Të dámt e tyne âshtë të ndryshëm: kush i kategorizon në përemna të pacaktuemë cilësiet e sasiet, kush simbas përmbajtjes së tyne. Na po ndjekim këtê mënyrën e dytë.

1. *Një,* përdorë edhe si artikull i pacaktuem; âshtë i përbashkët përkahë gjinia. Trajta e vjetër âshtë *nja,* që ndihet edhe sod në Veri, prej së cilet ka dalë *një, nji* (trajta, që ndeshen edhe ndër të vjetër). Shumë e përdorin të palakueshëm; por tue qenë se ndër shumë nëndjalekte si të gegënishtes ashtu të toskënishtes kemi: *njaj, njëj,* nuk kemi si t'i ikim faktit të lakimit. Me tê përbâjm përemna të tjerë: *ndonjë, asndonjë, asnjë, kurrnjë,* që përdoren si përemna e si mbiemna.

*Vërejtje 1.* - Shprehja *një farë,* gjithmonë me një emën në rrjedhore, përdoret sidomos me emna të përveçëm, e zâvendson një përemën të pacaktuem: *dikush me emën; një njeri me emën.* P.sh. *një farë Nikollë Gjergji.*

*Vërejtje 2.* - *Njëfaret,* një rrjedhore cilësiet me kuptim ndajfoljeje, do me thânë: *ashtu-ashtu.*

2. *Njani (njëni) njana (njéna).* Âshtë trajta e caktueme e *një,* që përdoret si përemën e si mbiemën, gjithmonë në bashkim a në nënkuptim me *tjetrin, tjerat,* me të cilin përbâjn përemnin reciprok: *Njana dorë lán tjetrën. Njani thumbit, tjetri patkonit. U zunë me njani-tjetrin. I ndihmojnë njani-tjetrit.* Prandej, nuk përdoret me vend, kur thomi: *njani më tha; njeni kishte një kál të bukur për të shitë.* Por: *dikush më tha; dikush kishte një kál* etj.

*Një... tjetri* (ndër shumë);

*njeni... tjetri* (ndër dy); por shpesh përdoret edhe për mâ se dy;

*një palë:* disa, përdorë vetëm në emnore e kallëzore edhe me një emën në trajtë apozicjonit: *një palë zotní:* disa zotní;

*njana palë... tjetra palë* (ndër dý grupe);

*njana lagje... tjetra lagje:* njana palë... tjetra palë.

3. Të tjerë përemna të pacaktueme, të trajtuemë me:

I. - *do* (prej *due*);

a) *kushdo,* vetëm për vehtje e si përemën. Shkurtim i tij âshtë trajta *do,* përdorë si përemën e si mbiemën në rasë të parë e të katërt shumës: *do kanë ardhë, do të tjerë nuk janë dukë ende.* Nganjëherë ndihet edhe në trajtë të dyfishueme *do do nuk siellen aspak mirë.* Kështu shkurtimi ka ndodhë tue zhdukë faret përemnin.

b) *çdo, çkado:* i dyti përdoret vetëm si përemën asnjanës, kurse i pari si përemën e mâ fort si mbiemën: *çdo gjâ pranoj mâ parë, edhe dekën, se shnderimin.*

c) *ç'farëdo:* për vehtje e për sende me rrjedhore t'emnit, si përemni pyetës: *ç'farëdo shkrimtarit, shtëpiet;*

ç) *cilido, cilado:* si përemën e si mbiemën;

d) *qishdo* (trajtë e vjetrueme): *për qishdo ndihmë o frujt të mirë të shpirtit* (Budi); *me qishdo fjalë t'ambla* (Budi).

*Vërejtje 3. - Sado,* lidhzë përemnore, që u prî fjalivet lêjore.

II. *di-* (prej *dí*), që u vêhet para përemnavet pyetës:

*a) dikush, dikush-dikush* (përforcim): *Dikuj i djegë miza. Dikush-dikush e del detin në kambë. Dikush* (kush) *thumbit, dikush* (kush) *patkonit.* Përemni *kush,* përdorë si përemmën i pacaktuem âshtë shkurtim i kësaj trajte. (krhs. lat. *quis* nga *al'quis,* mbas *si, ne nisi:* (ali) *-quis.*

*b) diç, diçka,* si përemna asnjansë: *Diç pata me tý. "Diçka vlon n'ktê zemer nanash".*

*c) dicili, dicila,* si përemën e si mbiemën; i përket mâ fort toskënishtes;

*ç) disa,* si përemën e si mbiemën: *disa të rí e duen shkollën, por disave nuk u përlqen.* Trajta *ca* e toskënishtes âshtë një kontrakcjon *(disa, dsa, tsa, ca),* e cila, megjithëse shpesh herë përdoret edhe prej shkrimtarësh në shenj, duhet të mbesë një trajtë djalektare.



*Vërejtje 4.* - Si përforcim, ndihet edhe në trajtë të dyfishueme: *Disa disa janë tepër të ngutshëm.*

III. *do, ndo* (n+do: *due-dashë*):

*a) ndokush,* vetëm si përemën: *ndokush e mendon punën ndryshej.* Nga këjo rrjedhin trajtat e shkrueme: *kush - kuj* etj. *Mund të thotë kush...; rueju se i thue kuj,* etj.

*b) ndonjë,* si përemën e si mbiemën.

*Shenjim.* Trajtës së kontrahueme, që ndihet shpesh në Veri, *ndoj* (ndonji), duhet t'i shmangemi në gjuhën e shkrueme, tue i a lanë vetëm poezís për arsye metrike.

IV. *akë-;*

*a) akëkush,* si përemën: *akëcili, filani;*

*b) akëcili, akëcila,* si përemën e mbiemën; *filani, filanja;*

*c) akë njeri:* akëkush, akëcili.

V. *Kurr-:*

*a) kurrkush,* si përemën: *kurrkush s'ka lé i dijshëm;*

*b) kurrgjâ,* mandej për shkurtim: *gjâ: nuk ka gjâ* (kurrgjâ) e përforcim: *kurrgjâsend;*

*c) kurrnjë,* si përemën e mbiemën; prej: *kurrnjësend; kurrisend;*

*ç) kurrfarë* (me rrjedhore); *kurrfarë fjalet;*

*Shenjim.* Duhet t'u shmangemi trajtavet djalektare me *kër* (*kërkush, kërkund,* etj.) për: *kurrkush, kurrkund.*

VI. *as-:*

*a) askush, askurrkush,* si përemën për vehtje;

*b) asgjâ, askurrgjâ, asgjâsend, asgjëkafshë* (tosk.); si përemen, për sende;

*c) asnjë, asndonjë,* si përemna e si mbiemna;

*ç) asnjeri* (krhs. lat. *nemo: ne+homo*); mandej, si shkurtim: *njeri* (Krhs. freng. personne) i përket mâ fort toskënishtes.

*d) aspakë: pakë e aspakë janë ata, që janë të zgjedhunë.*

VII. *si-:*

*a) sikush:* kushdo, se i cili;

*b) sikushdo:* se i cilido;

*c) se i cili* (nga *si* i cili), *se e cila,* etj. si përemën e mbiemën; përdoren

vetëm në njëjës, tue u lakue gjithmonë bashkë me artikull: *se i cili, se të cilit, se të cilin* etj. Prandej janë trajta të gabueme të gjitha këto e të tjerat, që nënkuptohen: *secilit, sejcilit, setcilit,* etj.

*ç) sicilido:* kushdo që. Te Bogdani ndeshemi edhe në një trajtë me dyfishimin e *si,* që duhet të mbahet si e vjetrueme: *si i sicilido.*

VIII. *ço-:*

*Çokush: dikush, ndokush* (krhs. *çoku: diku, ndonjë herë*).

IX. *Gjithë-:*

*a) gjithëkund, gjithësekush* (ma rráll se i pari), si përemna;

*b) gjithëçka,* si përemën asnjanës;

*c) gjithëqish* (trajtë e vjetrueme); *gjithëqish* (gjithëçka) *lëkundëtë, prej s'jetere lëkundetë* (Bog.).

*ç) gjithëcili, gjithëcila; gjithë se i cili, gjithë se e cila:* si përemna e si mbiemna.

X. *Tjetër-:*

*a) tjetërkush.* Lakohet vetëm pjesa e dytë e përemnit: *tjetërkuj, tjeterken (tjetërkê).*

*b) tjetërgjâ, tjetërsend,* si përemna gjiniet asnjanse, të shumtën e herës vetëm në rasë të I e IV. Ndër rasa të tjera siellen në një emën me atribut: *prej njëj gjâje tjetrë, sendi tjetër;* por ndihet edhe: *prej tjetergjâje, tjetërsendi.*

XI. *Pakë-; shumë-:*

*a) pakëkush,* si përemën, tue u lakue vetëm pjesa e dytë: *pakëkuj, pakëken,* etj.

*b) pakëgjâ* (si ndajfolje: *një grimë*).

*c) shumëkush,* si përemën me lakimin e pjesës së dytë: *shumëkuj, shumëken.*

*Vërejtje 5. - Shumë, pakë:* përdorë si përemna e mbiemna në trajtë të pacaktueme të vetën e t'emnit. Si mbiemna prîjn përherë, tue mbetë të pandrueshëm. Kurse si përemna lakohen: *shumë, shumëve, shumësh; pakë, pakëve, pakësh; megjithëse* në rrjedhore nuk ndihen *ma:* ajo zâvendsohet me trajtat: *prej shumë vjetësh, pakë vetëm.* Budi: ... *e të pakë frujt me ta kallëzonjënë.*



*Vërejtje 6.* - Këta përdoren edhe si mbiemna të nyejshëm me mbrapashtesën *-t-;* por vetëm në gjiní femnore: *shkoi e shumta e mbet e pakëta* (e paka). Por thuhet: *të shumtën e herës, të paktën:* nemose: (Krhs. *i rá të pakët:* të fikët nga folja *me u pakë*). Të vjetërt kanë: *e shuma: e paa se ish thatë e shuma pjesë en dheut.*

*Vërejtje 7.* - Shpesh herë *shumë* lidhet me emën a mbiemën njëjës; në trajtë të caktueme, me kuptim përmbledhës: *shumë njeriu kishte ardhë në treg! Shumë i marri në këtê botë!*

4. *tjetër, tjetri* (mash.)
*tjetrë, tjera* (fem.)
*tjetër, tjetërt* (asnj.)

Trajta e herëshme e këtij përemni âshtë pa *-t-* fillestare të sotëshme, si ndihet edhe sod në toskënishte: *jatër, jatri, jatrë, jatra,* e mund të provohet edhe prej rrânjës me gjuhë motra (krh. gr. *heteros, lat.* alter). Sod në njëjës përdoret pa nye; por motit duhet të ketë qenë i nyejëshëm: *t-* proletike s'âshtë tjetër, por inkorporacjoni i artikullit asnjanës për të tria gjinít (Krhs. *terr të+errët; tlyen të+lyen; tambël t+ambël).*

Shumsi merr artikull; pse *-t-* fillestare nuk âshtë artikulli asnjanës i përgjitun si në njëjës, por âshtë tematike dhe me metatezë. (Krhs. *jatër;* gr. *heteros;* lat. *alter*): *të tjerë, të tjerët; të tjera, të tjerat.*

Si në njëjës ashtu në shumës përdoret si përemën e si mbiemën, në trajtë të shqueme e të pashqueme, simbas raset.

Buzuku: *E priti ëmbasandej shtatë dit të tjera.*

5. *gjithë* (njëjës)
*gjithë, gjitha* (shumës).

Në njëjës, përdoret si mbiemën para njëj emni në trajtë të shqueme, i palakueshëm, i panyjëshëm, dhe i përbashkët për të tria gjinít. Në shumës përkundrë, si përemën e si mbiemën me dallim gjinie. Kështu kemi:

*Njëjës* (si mbiemën)

| | | |
|---|---|---|
| *E.* | gjithë fshati | gjithë bota |
| *Gj.Dh.* | gjithë fshatit | gjithë botës |
| *K.* | gjithë fshatin | gjithë botën |
| *Rr.* | gjithë fshatit | gjithë botet |

*Shumës* (si përemën)

| | | |
|---|---|---|
| *E.K.* | të gjithë | të gjitha |
| *Gj.Dh.* | të gjithëve | të gjithave |
| *Rr.* | së gjithësh | së gjithash |

Si mbiemën mbetë i palakueshëm, krejt si mbiemnat të tjerë.

*Vërejtje 8.* - Ndër shkrimtarët e vjetër shumsi përdoret pa dallim gjiniet, njashtu si ndihet edhe sod shpesh herë në djalektin toskë.

*Vërejtje 9.* - Përdorimi i nenit edhe në njëjës, si mbiemën, âshtë një inovacjon i shkrimtarëvet për analogjí me mbiemna të tjerë të nyejshëm, që nuk ka gjurmë në gjuhën e popullit.

Por âshtë e vërtetë, se jo vetëm ndër rasa të lakueshme a të zhdrejta, por edhe n'emnore ndihet kahë një herë *të gjithë bota, të gjithë paria;* si edhe *të gjithë fshatit, të gjithë fshatin.* Po t'ishin të nyejëshëm, kishin për të marrë, *i, e, të* si mbiemnat të tjerë. Arsyeja që *-të-* ndihet ndonjë herë edhe n'emnore, duhet kërkue a te influksi i shumsit ase ndoshta te analogjia me përemnin *tjetër* (të-jetër).

*Vërejtje 10.* - Toskënishtja e përforcon, tue i vû përpara përemnin lidhuer *që: që të gjithë, që të gjitha.*

*Vërejtje 11.* - Ndër shkrimtarët e vjetër nuk âshtë e zhvillueme gjinia femnore: ata përdorin *gjithë,* për të dyja gjinít.

6. *tanë* (njëjës)
*të tanë, të tana* (shumës)

Edhe ky si *gjithë,* në njëjës, përdoret si mbiemën, i pandrueshëm në lakim e në gjiní. Në shumës si përemën e si mbiemën, me artikull, e vetëm në trajtë të pacaktueme.

*tanë qyteti* *tanë bota* *tanë vojt*

Përdorimi i nyejëshëm nuk i përket gjuhës së popullit, megjithëse ka hî mjaft në gjuhën e shkrueme: *i tanë (i tërë) populli; e tanë (tërë) bota,* etj.



Megjithëkëta ndeshemi ndër disa shembuj te Budi (Doktrina e kërshtenë), ku gjithmonë âshtë i prím prej njëj mbiemni tjetër: *me kjenë i plotë e i tanë ndë fé të Krishtit mësheriershëm* (f. 71)... *gjith i tanë e i padám* (f. 82)... *të plotënë e tëtanënë hirrë e Tinzot* (f. 83)... *e një shpresë fort e plotë e tanë* (f. 87). Nga këta shembuj mund të përligjet mâ së mirit përdorimi i nyejëshëm.

*Vërejtje 12.* - Trajtat *tëtanë bota, tëtanë ushtrija,* që ndihen për emnore, janë të gabueme; mbassi *-të-* nuk mund të përdoret kurr për rasë të parë të njëjsit. Këtu kemi të bâjm a me një influks të shumsit, ase, si ka mâ gjasë, të gjinís asnjanse njëjës (krhs. *tjetër = të + jetër*).

Ndokush do të hetojë një *të* etimologjike, mbassi , si dihet, fjala rrjedhë prej mbiemnit të latinishtes vulgare *totanus,* por atëherë duhet t'a shkruejm ngjitë, tue e përfillë si pjesë përbâse të fjalës (tëtanë).

Po në kuptimin e këtyne përdoret edhe ndajfolja *mbarë,* si për njëjës ashtu për shumës, e cila mund të rrijë para ase mbas: *mbarë rruzulli, rruzulli mbarë; mbarë bota, bota mbarë.*

*Vërejtje 13.* - Mbiemni përkitës: *i, e, të mbarë,* nuk ka këtê kuptim që ka ndajfolja; prandej, kishte për të qenë gabim, po u përdorue me nye. Ai ka gjithmonë vështrimin e kundërt të mbiemnit *i, e, mbrapshtë.*

*Vërejtje 14.* - Në kuptim të mbiemnit përdoret edhe ndajfolja ndër shprehjet: *mbarë e mbrapshtë; mbarë e mbrapë* (Budi); *me i marrë punët mbarë* (me rregull); *me i u prî mbarë,* etj.

Këtu do të shtojm edhe ndajfoljen *krejt* (nga rrjedhorja *kryekrejet*), që ban shpesh funkcjonin e njëj mbiemni *(krejt bota);* por që âshtë gabim e ignorancë të përdoret i nyejëshëm, si vêhet roe ndonjë herë: *i krejtë!*

### *Rreth disa përemnave të pacaktuem.*

K u s h: Përemni i pacaktuem - indefinit *(ndokush)... A të pau kush? Mos t'a ndjejë kush këtê fjalë! Kush të paftë - gjithmonë* t'u faltë! (urim rakiet): *Ai që të paftë.* - relativ pyetës.

- Pse; *kujt, askujt!...*
- *Mue m'a tha; por tý s'po t'a kalzoj... Atè e lypa edhe vetë.*
- *... Tý t'i pat ande; por mue s'm'i pat ande aspak ato fjalë.* - Çë rasë âshtë emni: *ande?* E parë? Pse? Krhs.: *S'm'a ka qefi.*

- *Kurkush, kërkush, kurrkush.* - Ndër të trijat trajta, e mbramja na duket, se âshtë për t'u preferue. - Krahaso adverbat homofona.E vërtetë, se ndihen *kërkund, kurqyshë,* etj. por, vetëm *kurrsi, kurraj, kurrnjë.* - Mos t'a ngatrojm me *-kur. (kurse, qëkur).*

- Jo, si shihet zakonisht, ngjitas: *sejcili, seecila.* Khs. oblikët *Se të cilit, se së cilës, se të cilën herë.* - Mâ mirë me origjinaren *-si- (si e cila),* sikur e gjejm ndër të vjetërt? *Kush, askush* etj., gramatikisht nuk kanë trajtën e *ablativit* të cilën e huajn nga gjenitivi.

## 8. PËREMNI RECIPROK (*PRONOMEN RECIPROCUM*).

Kur thomi *Ndihmoni njëni-tjetrit (njëna-tjetrës). Janë zanë me njëni-tjetrin (njëna-tjetrën). Punojn për njëni-tjetrin (njana-tjetrën). Duenje njani-tjetrin (njana-tjetrën)* kemi dy përemna, që kryqzohen; e për këtê arsye i quejm *përemna kryqzorë ase reciprokë.* Lidhja mjes sish âshtë bâ aqë e ngushtë, sa megjithëse *njëni* âshtë subjekti i fjalís e tjetri kundrinë (e drejtë, e zhdrejtë, parafjalore), parafjala rri para rasës së parë (Krhs. gjerm. *mit einander).* Po me këtê kuptim përdoret edhe *emni shoqi-shoqit (shoqishojt), shoqi-shoqin (shoqishojnë), shoqja-shoqes, shoqja-shoqen: "I a dhánë besën shoqishojt". Shkoni mirë me njëni-tjetrin (njëni me tjetrin).*

*Vërejtje.* - Përemni reciprok *njenitjetri, njenatjetra,* lypë kujdes të posaçëm në përdorim. I përbam ky prej dy pjesësh, duhet të rregullohen në mënyrë që të dallohen qartë subjektat nga objektat. Pra, jo *Meti e Prendi janë grî me njeni tjetrin. Drita e Roza janë mundue me i a marrë nderën njana tjetrës. Nuk shkojn mirë aspak me njana tjetrën.* - Ndër këto rasa, për qartësi, ja lypet të shkruhen damas të dyja pjesët përbâse të përmnit, tue i a shenjue se të cilit rasë e vendin që i përket; aporse, mâ e sigurta âshtë, t'i shkruejm ngjitas të dyja pjesët. P.sh. *Janë grî njeni me tjetrin.* apor *U grinë me njenitjetrin.* Kështu, jo *Flasin keq për njena tjetrën,* por, *Flasin keq njena për tjetrën.*

## 9. NDAJFOLJET PËREMNORE.

Mbassi folmë mbi përemna, âshtë e drejtë që ngjitas me ta të flasim edhe mbi ndajfoljet përemnore, për të kuptue kështu mâ mirë përbâmjen e vështrimin e tyne.



Si ndajfolje përemnore vendit kemi: *këtu,* afër personës, që flet; *aty,* larg personës që flet, por afër personës, së cilës i flitet, ase që mendohet si i tillë; *atje,* larg njanës edhe tjetrës personë.

*Kështu:* në këtê mënyrë; *ashtu:* n'atê mënyrë.

*Vërejtje 1.* - Njashtu si përemnat, kështu edhe *ndajfoljet përemnore* përforcohen, tue u shtue para fjalzat *nje-* (nga *hinje* e Buzukut; ende gjallë), *qe-: njekështu, njekëtu, qekëtu, qekështu, njashtu, qekështu, njashtu, qashtu,* etj.

Por, si kemi theksue edhe mâ parë, prej temës së rrjedhores së përemnit diftuer *si, só* (ideur. *Ki-, ka-*) trajtohen disa ndajfolje kohore, që në fillim kanë qenë rrjedhore kohore *(ablativus temporis),* dhe me këto mâ vonë u përbanë mbiemna:

*Sivjet* (kë-si vjeti), *i, e sivjetshëm, i sivjeçëm, i sivjemë;*

*Sot, sod* (kë+so dite) *i, e sotshëm, i soçëm.*

*Vërejtje 2.* - Âshtë mâ e drejtë prandej, që të shkruhet sod (so+d-ite): refleksi me *-t-* âshtë një ndikim i toskënishtes, që shndron bashkëzanoret tingëllore në shurdha, p.sh.: *zok - zogu, i math - i madh,* etj., gjithë sa herë nuk kanë pështetjen e njëj zanorje.

*Sonte* (kë+so nate): në këtê natë.

*Vërejtje 3.* - Janë reflekse djalektare prandej, trajtat *sunde, sande,* dhe nuk duhen përdorë në gjuhë të shkrueme.

*Gjithmonë* (gjithë motin) ndajfolje, që rrjedhë prej njëj kallëzoreje kohore.

*Gjithënjë:* prapë.

*Kurr(se)si, assesi, kurrqish:* në kurrnjë mënyrë.

*Ku:* pyetëse e lidhore vendore; *kudo:* në çdo vend; *diku:* në një vend të pacaktuem; *kahë:* prej ç'vendi, për të cilin vend; *kahëdo:* në çdo anë.

*Kur:* në të cilën kohë; *dikur* (për kohë të kalueme e për t'ardhëshme).

*Kun:* gjithëkun, kurrkun, asgjâkun, gjâkun (gjëkun).

## 10. PËREMNA E NDAJFOLJE PËREMNORE KORRELATIVE.

***Përemna korrelativë.***

| *Pyetës* | *Diftorë* | *Të pacaktuem* | *Lidhorë* *Të caktuemë* | *Lidhorë* *Të pacaktuemë* |
|---|---|---|---|---|
| kush? | ky, këjo<br>ai, ajo<br>njai, njajo | dikush (kush)<br>ndokush<br>shumëkush<br>kurrkush<br>tjetërkush etj. | që | kush<br>kushdo që<br>ai që |
| cili?<br>cila? | i tilli<br>i këtilli<br>i atilli | akëcili<br>se i cili<br>dicili | i cili<br>e cila | cilido që<br>ai që |
| çë?<br>çka? | këta<br>ata | diçë<br>diçka<br>kurrgjâ | | çdo gjâ që<br>që këta që<br>ata që |
| sa? | kaqë<br>aqë | disa(ca)<br>do | | sa |

***Ndajfolje përemnore korrelative.***

a) *vendit:*

| Diftore | Pyetse e lidhore | Të pacaktueme |
|---|---|---|
| këtu<br>aty<br>atje | ku? | kudo<br>tjetërkun<br>kurrkun |
| këndej<br>këtej<br>andej | kahë (nga)? | dikahë<br>(prej dikahë) |



| | | |
|---|---|---|
| kës ajt (këndej)<br>asajt (andej)<br>kësajt (këndej)<br>asajt (andej) | për kahë? | dikahë<br>(për dikahë)<br>për kahë?<br>dikahë<br>(për dikahë) |

b) *kohet:*

| | | |
|---|---|---|
| atbotë atëherë<br>tash | kur? | dikur<br>kurdo<br>kurr |

c) *mënyret:*

| | | |
|---|---|---|
| kështu<br>njinji<br>ashtu | si?<br>qish?<br>qyshë? | sido |
| kaqë<br>aqë<br>njekaqë<br>njaqë | sa? | sado |

## 11. VËREJTJE RRETH PËREMNAVET.

*Vërejtje 1.* - Shenjojm do trajta të shqueme përemnash, që ndihen aty-këtu në popull, por që nuk shkojn kurrsi në gjuhën e shkrueme. P.sh. *Preju mbas mejet. Prej tejet nuk due gjâ. Kujt i ka tretë njekëjo? As juvet, as nevet s'na duhet gjâ këjo punë. Askujt nuk i vjen keq.- Asojet nuk kam, por njikësojet.* (për *meje, teje, kuj, asoje,* etj.) Caktimi, si shihet, ndodhë pse shkohet mbyllasyshaz mbas emnash: *lopet, malit,* etj.

*Vërejtje 2.* - Sikurse shumica e gjuhëvet europjane, latinishtja f.v. thotë: *Petrus donavit mihi librum.* Dhe e len me kaqë. Por na, bashkë me ndonjë tjetrë gjuhë balkanike, objektin e shprehun një herë, për një caktim mâ të plotë, e përsrisim këtê dý heresh (emën dhe grimcim përemnuer). P.sh. *Pjetri mue m'a fali librin. Banu nderë miqëvet. Të thashë unë tý! A dro i a ka anda ato punë atij? Jú s'ju thashë gjâ; por atyne ju a thashë*

*truq*. - Ndër gjuhët e punueme këta nuk ndodhë. Do t'ishte mirë prandej, që edhe na mos t'a ngarkojshim fjalín më kësosh përsritjesh së kota.

*Vërejtje 3*. - Buzuku ka: ... *Përse u due të sjelli ditën e gjyqit përmbi dhét, me përfaruom* (për: *me qitë faret*) *gjithë korp e mish* (ad delendam omnem carnem). Përemnin: *gjithë*, veshë njëj emni të pashquem, kështu si në Buzukun nuk e dijm, a e kemi kun në përdorim, për latinishten: *omnis:* tëtanë.

*Vërejtje 4*. - I gjykojm djalektare trajtat e shumsit të përemnit *tjetër*, në lidhní me një send të numrit njëjs.

Kështu: *tjerakush, tjerakun, tjerakahë*, për *tjetërkush, tjetërkun, tjetërkahë*. - Ndryshe *tjera dit, tjera herë, tjera net*.

*Vërejtje 5*. - Për një risonancë, më si duket, trajtës s'ablativit të diftojsit *(ky, ai)* i a shtojm edhe rrokjen epentetike: *-je*. Kështu: *Asoje nuk due, por kësoje* (so, këso). Epenteza në fjalë ndihet ndër gegë mâ së fortit n'ablativin e trajtavet të femnores *(asoje, kësoje)*. Toskët e përdorin këtê edhe ndër trajtat e mashkullorëvet. Kështu: *Hiqu sij, shporru sije*.

*Vërejtje 6*. - Të thanmet *prej tij, prej asaj, prej atyne*, kot, se i thrrasim *ablativa*. Ato s'janë morfologjisht, veçse trajta gjenitivash. Hjektore të vërteta, si kemi pá, janë *kësi, këse, kësish, kësosh*... me të përbamet. Prandej, fort mâ shqip do të gjykohen: *kësi dimni, këso here, prej aso fjale...; këtij dimni, kësaj here, prej asaj fjale...* - Këto të fundit, trajtime fort të vona; të cilat nuk ndeshën, rrallë e kurr, ndër të Vjetërt.

*Vërejtje 7*. - Nuk e dijm çka ju hoq vetorëvet *me 'ta, prej 'si, mbas 'soje*, që do të shkruhen me apostrofë. Ndër të thanmet e shembujvet kemi punë me vetorë të thjeshtë *(i, e-, )*, dhe jo me diftuesët *(a-i, kë-jo)*; të cilët, si dihet, janë të përbamë. - Kështu i shkruejm edhe në shumës. Khs. *prej sinësh; shkoi me tanët*.

*Vërejtje 8*. - Ndër dý varjantet në përdorim *këtyne - këtynve; atune - atynve* (jo: *këtynvet, atynvet!*), si mâ autentike, do të zgjedhim të parat. Arsyeja âshtë, pse elementi epentetik *v-* hýn këtu për analogjí me shumsin e emnavet, që sosin në zanore *(male-v-et, shqipe-v-et, kodra-v-et)*; pra, i kotë



*Vërejtje 9*. - Krejt ndryshe e përdorë populli përemnin diftues *njeky, qeky, qai*, prej: *ky, ai*. - Mendojm të kemi punë këtu me diftuesët e vetës së dytë, që shenjojn sendin ngjat atij të cilit i flasim. Me ta, edhe adverbat *qekësajt, qetash, qeshtu*. - Pra: *Ky:* vete I. - lat. *hic; qeky:* vete II. *iste; ai:* vete III. *ille*. apor *këtu - hic; qaty - istic; aty - illic*.

*Vërejtje 10*. - Shembuj *Çka bërtet ashtu? Çka qeshni e çka zgërdhiheni kështu?... Çka rrini këtu, me u thá në tym?* - Si shihet, këtu kemi punë me kundrina të mbrendëshme *(obiectum interarum)*, shprehë nëpër përemnin pyetës *çka*, i cili zâvendson ndër këto rasa ndajfoljen: *pse*. Ndërtohen me verba neutra (pakaluesë): *qeshi, rrij, bërtas*, etj.

*Vërejtje 11*. - Ndihen malit e fushës fjalí, si këto: *Çkaf âshtë i Mirditas. Çka âshtë i Zadrimas, i Kelmend, i malsuer...* - E gjykojm pa tjetër një shpërdorim, të merret përemni asnjanës në vend të pyetsit mashkulluer: *kush*. Kështu: *Kush âshtë i Mirditas* etj.

*Vërejtje 12*. - Anakolut gjithënjë na duket ndërtimi i përemnit: *tjetër*, në numër shumës në vend të njëjsit *tjerakush, tjerakun, tjerasi...;* për *tjetërkush, tjetërkun, tjetërsi*.

*Vërejtje 13*. - Përkundra, vro hijeshín e forcën e shprehjes ndër këto thanje emfatike, ku merret emni njëjës për shumsin. *Sa punën m'a ka qitë!... Shumë i marri në këtê shekull!... Sa njerin e ka marrë në qafë ai!*

*Vërejtje 14*. - Pyetsi *kush* me të përbanët nuk merr kurr trajtën e shqueme për analogjí me emna; krejt të pavend prandej, janë për t'u gjykue format: *Kujt i thae ashtu? Askujt s'i a kam nevojën. "Me të kujt gojë bylbyli këndueka?"*

*Vërejtje 15*. - Dalloji mirë në zâ, por sidomos në shkrim *bukën tânë* (te) dëshmore hundore njëjs, nga *të parët tanë (-ta) a* orale e dlirtë; krhs. *ata* rasët e drejta I e IV. të shumsit e *atê, atâ* ... r. IV nj.

*Vërejtje 16*. - Për t'u shpëtue ndërlikimevet, që mund të ndodhin në mjes së posesisavet njëjës e shumës të vetës së dytë, shtojm këtu një

pasqyrë të voglë. Kështu: *vëllazënt e tú (lat. fratres tui); motrat e tua* (l. sorores tuae); *vëllazënt tuej* (fratres nostri); *motrat tueja* (sorores vostrae); *vëllazënvet tuej* (fratribus vostris); *motravet tuaja* (lat. sororibus vostris).

*Vërejtje 17.* - Âshtë mirë me u ndêjë larg, në gjuhën e shkrueme sidomos, pleonasmevet që ndihen fort në gojën e popullit. P.sh. *I jati i tij thirret N. N; e motra e saj; e kushrina e saj âshtë njekjo. I nipi i tij âshtë fejue për të mbesën e saj,* përsritje të kota, që nuk gjinden aqë shpesh ndër shkrimtarët e vjetër. Mjafton të thomi pra, ja *i nipi, e mbesa, i vëllau, e motra* (pa shtue *i tij, e saj); apor nipi i tij, mbesa e saj...*

*Vërejtje 18.* - Larg nga gjuha e shkrueme trajtat djalektare *shka, gjithëshka, shkado...;* për *ç'ka, gjithëçka, çkado.* Element pyetës âshtë: *çë, ç', ( ç'do? ç'lypë?);* jo *sh: sh'do; sh'lypë.*

*Vërejtje 19.* - Mos të ndihej, por sidomos mos të duken ndopak në gjuhën e shkrueme anakulutet shkodrane *kësi letre, këso librash; kësi amëlsinash; nuk përzihem ndër kësi punësh; asi goste: këso shkrimi; asi kangësh nuk kam ndie kurr; asi lojnash mos të ju shoh mâ tue luejtë!,* për *këso letre; kësi librash* etj.

*Vërejtje 20.* - Anakolut kemi edhe në të thanmen *gjithai mori ushtarit; gjithai mori njerit; gjithata mori librash...* - Ndër këto të thanme përemni *gjithai* shkon tue përkue me gjinin e numrin e emnit atributiv, tue mos marrë para swsh femnorin *morí-a,* me të cilin âshtë në lidhní logjike (imedjate). Kështu, sintaktikisht do të shkonte *gjithajo morí njerit, gjithajo morí ushtarit...* Por mbretnon mjerisht edhe këtu mâ fort *constructio ad sensum!*

*Vërejtje 21.* - Nuk mund t'a pëlqejm kurrsi, që të shkruhen gjithënji *mâ fal fajin!:* krejt si *na e fal fajin. - Mos rri mâ me ta,* krejt si *Na po t'a falim fajin!...* - Ortografisht do të ndryshojn; kurse ndër shembujt e parë kemi dý grimsime përemnore *(më e, të e, m'a, t'a;* e ndër të dytët s'kemi veçse një *(na, ta).* - Vre edhe, sa ndryshim kemi ndër këto fjalí: *Uh, ma, na mërziti shpirtin* - (pasthirrme). - *M'a bafsh natën e mirë!* (Dý grimsime përemnore: *mue atê).*



*Vërejtje 22.* - Shtimi i përemnit vetuer *(unë, ti, na, ju)* përpara trajtavet të verbit âshtë i nevojshëm për gjuhën frengjishte, gjermane, holandeze, anglishte, etj.; por nuk âshtë gjithaqë i nevojshëm dhe njehet si një gjâ akçidentale për gjuhët latine, italike, shqipe etj.

*Vërejtje 23.* - Gramatikisht nuk shkon kurrsi feminizimi i përemnit *vetë-a,* kur zâvendson *një personë* të gjinís mashkullore. Kështu n'uratën popullore: "Në Tenzonë janë *tre Vetë* (jo: *Trí vetë*). Pra, jo: *e dyta Vetë, qi âshtë i Biri;* por *i dyti Vetë, qi âshtë i Biri.*

*Vërejtje 24.* - Jo: *U rrahnë me njeni-tjetrin.* por *U rrahnë njeni me tjetrin;* ase: *Njeni u rrah me tjetrin.* - Ase ngjitas: *Urrahne me njenitjetrin.* - Por s'âshtë për t'u këshillue, këjo e mbramja.

*Vërejtje 25.* - Përemni relativ *që* përdoret vetëm ndër dý rasët e drejta *(emnorja e dëshmorja),* kurr ndër të lakuemet *(gjinore, dhanore?).* Prandej: *S'e dij, si i thonë emnit atij, që i a dorzova letrën. Ditën që të nisem, tash t'a bâj me dijtë. Njeky âshtë ai fëmija, që i bje ajo e tokës.* - Në gojë të popullit këto shprehje të gabueme ndihen edhe shpesh, por në gjuhën e shkrueme nuk shkojn kurrsi. Ndër këto rasa do të shtiem në përdorim relativin *i cili, e cila.* Kështu: *S'e dij, si i thonë emnit atij të cilit i a dorzova letrën. Ditën kur, a në të cilën nisem... Njeky âshtë ai fëmija, të cilit i bje ajo e tokës.*

*Vërejtje 26.* - Trajtat e dëshmorit të përemnit pronár *tim* e *time* shqip nuk ekzistojn; mbassi rrânja e posesivit merret nga dëshmorja e përemnit diftues *(tê, atê),* pra *tem, teme.*

*Vërejtje 27.* - Përgjithsisht *përemnat diftorë, vetorët e pyetës* nuk shquhen kurr. Gabimisht prandej, thuhen e shkruhen *nevet, juvet; mbas mejet, prej tejet; këtynvet, atynvet; kujt i thae? askujt, kësojet, asojet; asishit, kësishit,* etj.

*Vërejtje 28.* - Përmbassi përemni i përbâm: *se i cili* (motit: *si i cili*) shkon tue marrë shndrimet e veta gjatë fleksjonit, mendojm, se nuk mund të shkruhen tre elementat ngjitas si shihen. Prandej, për qartsí e përpikëní thomi, se do të shkruhen *damas.* Kështu: *se i cili burrë - se e cila grue; se të cilit burrë - se së cilës grue; se të cilin burrë - se të cilën grue.*

- Mâ zí, kur guxojn shkrimtarët me u a syprimue edhe nenin përkatës: *Secili, secila, secilin, secilën!*

*Vërejtje 29.* - Për t'i dhânë forcë, caktim mâ të plotë dhe hijeshi stilit, shqiptari e përsritë të njëjtën trajtë të përemnit, sidomos kur âshtë çâshtja për ata të pacaktuemët. P.sh. *Kush e kush erdh atê ditë në mbledhje? Dikush-dikush i a priton. Njeni-njeni s'e çan kryet. I a kam thanë sa e sa herë!*

*Vërejtje 30.* - Këndon poeti: *"S'ka mâ ngjat; po e shihni vetë! - Të gjithëve i nanë s'na ban n'ket jetë. - Si i qet kpurdhat bota!"* - Mandej: *Ju tëtanve u la mësuesi në pendesë; mue, jo.* - Njekëta dy përemna të pacaktuemë: *Të gjithë* e *tëtanë* në gojë të popullit përdoren shpesh në rasën e lakueme (II. e III) në vend të rasës së drejtë *(casus rectus* IV.). Prandej, gramatikisht do të shkruhet: *"Të gjithë nji nanë s'na ban n'ket jetë". Mësuesi i la tëtanë në pendesë.* - Arsyeja e këtij anakoluti të përgjithët duhet kërkue në faktin, se këta dy përemna nuk marrin trajtat e shqueme; prandej populli, kahë s'gjen si me i shque ndryshe, shkon e i merr hua këto rasa të lakueme, të cilat s'mund të kénë në vetveti kuptimin e rasës IV. Veshi kërkon dy trajtat, që mungojn: *të gjithët, tëtanët!*

*Vërejtje 31.* - Të vjetërt kanë gati gjithmonë *qish* e *qishdo* për të soçmet *çka* e *çkado.* Përsa i përket origjinës, skurse këto trajtat tona vîjn nga *ç'ka* (d.m.th. nga përemni pyetës *(-ç)* plus verbi: *ka* (khr. *Gramatikën e Gj. Pekmezit* f. 147); këso dore ndashti mund të thomi, se edhe përemni *qish* i të Vjetërvet ka gjasë, se na ka dalë nga përemni relativ: *që,* plus verbin: *ish.* - (krhs. lat. *quae est: quaestio.*) - P.sh. *Qish ty s'të ka anda, as ti tjetrit mos i a ban.* - Bd. - *Qish do të mësoj?* Bz. (Çka do të mësoj?). - *Ai më zbloi gjithqish paçë bât).* Bz. (Ai më zbloi gjithëçka pashë bam).

E këtu vjen puna, t'a përsrisim, që mos të shtihen në punë në gjuhën e shkrueme djalektaret *shka, shkado, gjithëshka...* për të vërtetat *ç'ka, çkado, gjithëçka.*

*Vërejtje 32.* - Kundra parimit gramatikuer që çekmë sypri, tue pohue se përemni pyetës *(kush)* me të përbamët (*askush, kurrkush,* etj.), zakonisht nuk marrin trajtat e shqueme, do të shtojm këtu, se edhe këta përemna ndihen kajherë në trajtën e shqueme, a si t'ishin të substantivuemë, p.sh. *Rri si kushi! Mos fol si moskushi! Ai nuk ishte askushi! Si ai ma, kurrkush,* djalektare për t'u dëbue!



*Vërejtje 33.* - Shtojm një dorë shembujsh së gabuemë, të nxjerrunë nga shtypi: *Ajo për juve humbi edhe sytë.* (për jú); - *emni i tija* (emni i tij). - *Ja, sa do të rrojmë ne tashti.* (do të rrojmë na). *Ju afrue të zot të shtëpisë.* (për *I u afrue të zott të shtëpisë*); *matanë* (m'atë anë); - *Kujt e këqyrë i duket aqë hirplote (Atij që* e këqyrë, kuj e këqyrë... i duket). - *Ç'asht ky të folun?* (Për: Këta të folun). - *O Perëndi, ç'farë ka ndodhë?* (O P., çka ka ndodhë?). - *Cilin kërkoni?* (Për: Kê kërkoni?) - *Po juve, nga jeni?* (Po ju, kahë jeni?). - *Ata ndiqnin kokën e tija gjithënjë* (Për: Ata ndiqshin gjithënjë atê kryet e vet). - *Ju bëftë nëna kurban!* (Për: Ju u bëftë n. k.)

## VI. - FOLJA (*VERBI*)

### A. - NATYRA. TRAJTAT (*DIATEZA*).

Verbi âshtë emën latin (verbum), që do të thotë fjalë. I a kanë ngjitë kështu kësaj pjese së gramatikës, për të diftue se *verbi* âshtë *fjala vetë,* shpirti i fjalís, pjesa mâ me randsí edhe mâ e nevojshmja e ligjëratës.

1. - *Dallëndyshat nisen e shkojn në vjeshtë; por kanë për të kthyem prapë në pranverë. Dimni âshtë i ftohët dhe të duket se s'po mbaron kurr. Ec pak; çka ké, që habitesh? Mos fleni shum, pse nuk ju ban mirë. Hekri prej zjarmit kuqet edhe zbutet.*

Folja pra, âshtë njajo fjalë që tregon një veprë ase një gjêje *(actio, status);* tue diftue njëkohësisht *vetën e kohën,* në të cilën gjindet ase ndodhë vepra.

2. - *Nuk marr vesht* (unë), *çka po thue* (ti). *Mos më pyetni* (ju), *ku kanë shkue* (ata). - *Çka po veton sonte! S'jetohet, s'qitet mâ kështu me jú!*

Verbi, përkahë subjekti, mund të jétë *vetuer* a *pavetuer.* Të parët *(vetorët)* janë ata që mund të lidhen me të gjithë përemnat vetorë; të dytët *(pavetorët)* janë ata verba, të cilët nuk përdoren, veç në vetën e tretë njëjs, pa e shprehë gjithmonë të qartë subjektin.

3. - *Drueje Zotin. Këqyr punën tande. Nuk të pyeta tý, por shoqin tand. - Ndëgjoju prindëvet. Dekës nuk i shpëtohet. Shporru fjalësh. Laju faqesh. - Rashë në sw. Lidhe pulën për kambet.*

Foljet vetore mund të jénë *kaluese* dhe *pakaluese (transitiva* e *intransitiva).* Quhen kaluese ato folje, të cilat tregojn një veprë, që nga kryefjala kalon a vret në një kundrinë a objekt të drejtë. Nëpër këto kundrina këta verba kaluesë e plotsojn kuptimin. - Ata të tjerët, pakaluesët, diftojn

një gjâ a një veprë, që e ban kryefjala, por nuk vret në një kundrinë të drejtë. Këta verba intransitiva plotsohen nepër mjet të kundrinavet të lakueme, në rasën dhanore dhe rrjedhore.

4. - *Unë shkruej libra për shkolla të mjesme, pse jam shkrue në një shoqní letrare. - Shqipnía u ndrit fort dikur nga trimnít e Skanderbeut. Trimnít e Skanderbeut e ndritnë fort Shqipnín. Na njihemi sod shtet në vete prej botës; edhe kështu, bota mbarë na njeh si një shtet në vete.*

Kur kryefjala vetë ban një veprë, atëherë folja thirret vepruese *(aktive)*: unë *lexoj,* ti *luen,* ai *kërcen;* na *jetojm,* ju *punoni,* ata *pushojn;* por, kur kryefjala nuk ban gjâ, veç bár ase pëson një veprë të kryeme prej së tjerësh, folja atëherë quhet pësuese *(pasive)*: *Unë jam gjithmonë i qitun n'atë familje. Ai âshtë fort i çëmuem dhe i dashun nga populli. Qofsh falë!*

5. - *Për gjithë ditë nade, porsa çohem prej gjumit, lahem, krehem e goditem. Shkundu pluhnit. Rueju, pse u dogje. Ai i shkreti, u rop; u përzhit e u përcëllue. Na kurr nuk regjemi, as s'qërtohemi.*

Ndër këto folje vepra e kryeme nga kryefjala siellet e bjen mbi atê që e kreu. Prandej, këto thirren *verba bredhtorë (refleksiva);* këta prapë mund të jénë *bredhtorë të vërtetë* e *bredhtorë pësuesë.* - Quhen *bredhtorë të vërtetë* njata verba refleksiva, të cilët, tue i sjellë në trajtën vepruese, mund të marrin si plotës përemnin refleksiv: *veten.* P.sh. *Thehem, po s'përkulem* (thej veten, përkuli veten). - Por janë *bredhtorë pësuesë* njata verba, të cilët nuk mund t'a marrin kurrsi përemnin në fjalë. Kështu, sikurse të parët, sado që për kahë trajta janë pësuesë, gjithënjë këta shenjojn veprim refleksiv, dhe kanë krejt një zgjedhim si bredhtorët të tjerë. P.sh. *unë pendohem, idhnohem, disprohem, ankohem, gëzohem, kënaqem. Keli dhe Sandri hahen e grîhen përditë. Kur do të shihemi prapë? Njëherë ata u falnë e u përfalnë; mandej u rroknë e u mornë ngrykë.* (Ndënkupto: *Ndërmjet vetes, shoq me shoq, shoqishoqin*). - Këta verba të cilët tregojn një veprë që kryhet huazash, ndërmjet dý a mâ shumë kryefjalësh, quhen *bredhtorë reçiprokë.*

6. - Gjithë verbat kaluesë *(transitiva)* mund të bâhen pësuesë ndër tëtana kohët e vetët. P.sh. *I bâj rrethin ndokuj; Bâhem gazi i dheut. - Ti nuk kërkove gjâ as nuk lype ken; por qé i lypun dhe i kërkuem prej së tjerësh.*

Verbat pakaluesë *(intransitiva),* edhe këta mund të bâhen pësuesë, por vetëm *në vetën e tretë të njëjsit,* edhe kështu këta emnohen *verba pavetorë (impersonalia).* P.sh. *un jetoj,* nuk mund të siellet, as s'mund të thuhet kurrsi *unë jetohem.* Por po: *Nuk jetohet mâ kështu. S'flêhet mirë këtu. Nuk ecet me këto të mbathuna;* mbassi s'thotë kush: *nuk flêhem; s'ecem, s'jetohem.*



Dy ndihmtarët *jam* e *kam* nuk mund të siellen në trajtën pësuese, as në vetën e tretë. Prandej, rrallë e kurr mund të ndihet *nuk jihet; nuk kihet.* – Por, po, mund të jipet edhe me këta verba kuptimi i pavetorëvet, tue u vû këtyne si kryefjalë emnin *nieri.* P.sh. *Kurr s'âshtë kondend nieri mbë këtê shekull.* Ka dëshír nieriu me i a *thanë një fjalë, pse e merr për të keq.* - Khs. *Në gostë nuk shkon nieriu për me hangrë, por për shoqní,* d.m.th. *Nuk shkohet në gostë.*

7. - *Unë shkruhem, unë lëvdohem, unë shiqohem, unë naltohem,* etj. - Shumica e verbavet të kësaj trajte, përposë kuptimit pësues, kanë njëherit edhe kuptimin bredhtuer. Kështu *unë shkruhem,* mund të diftojë, se jam i shkruem nga të tjerët; edhe, se unë shkruej veten. - *unë lëvdohem,* mund të mirret vesht se: *unë lëvdoj veten,* apor se *jam i lëvduem prej së tjerësh.*

*Vërejtje 1.* - Si shihet nga shembujt, mund të përdoren si pavetorë (në v. II. njëjs) me kuptim pësues, gjithë verbat *kaluesë (transitiva);* mjaft që mos të jénë *bredhtorë (refleksiva).* Arsyeja âshtë se këta nuk mund t'i marrin të gjitha vetat; edhe kështu, ndërsa thomi: *nuk rrihet kështu; qekësajt shkohet në shkollë; një herë, dý herë nuk diset,* etj., s'mund të thuhet: *unë rrihem, shkohem, disem,* etj.

*Vërejtje 2.* - Foljet vepruese pakaluese (*láj, jetoj, des,* etj.) thirren edhe *verba neutra,* ase *asnjansë;* mbassi nuk janë as vepruesë, as pësuesë.

## B. DALLIME ASE DENOMINACJONET E NDRYSHME TË TJERA TË VERBIT.

Simbas mënyrës, në të cilën verbi e kryen veprën, gramatologët i dallojn këta si vijon:

1. - Verbat që diftojn fillimin e njëj vepre, që shkon pak kahë pak tue u krye, dhe jo një punë a veprë të kryeme, këta quhen *verba inkohativa,* dhe janë e shuma bredhtorë pakaluesë *(neutra),* p.sh. *rritem, burrnohem, plakem, mësohem, stërvitem, piqem; muzget, vrâhet,* etj.

2. - Foljet që shprehin një veprim, i cili shkon tue u përsëritë, quhen *verba frekuentativa* ase *iterativa*. P.sh. *Kur më bje rruga asajt* (sa herë që kaloj asajt), *gjithmonë kthej e e shoh plakun. Si t'i shkojsh kuj në gostë* (sa herë që t'i shkojsh), *lidhe pulën për kambet. Kur ban e idhnohet* (gjithësa herë që), *ai s'di çka flet.*

3. - Njatë dorë verbash mandej, që shprehin një përforcim veprimit, një punë të kryeme shqimit, me rrânjë etj., i thrrasin *verba intensiva*. Kështu *shkundi, zhbîj, shtrydhi, shkallmoj, shteri, shpiki (gotën), sodomi, zhguli, përfaroj, shpartalloj, shpërthiqi, përláj, shprazi, shprishi,* etj.

4. - Për kahë koha, ata verba që e tregojn veprën e kryeme plotësisht, quhen *perfektiva;* dhe këtê e shprehë sidomos aoristi. P.sh. *Ai u nis prej këndej, treti diku larg, dhe nuk kthei ma. E xhakoni mbet e i tha priftit. Hupi e mbaroi me tëtana.*

Por verbat, që shprehin një veprim të paplotsuem, thirren *imperfektiva*. Veprime të paplotsueme përgjithsisht tregojn verbat në kohën e pakryeme, si p.sh. *Unë shkojshem e vîjshem fort shpesh aty te ai shoq; por nuk ishte punë e mirë ajo, pse bâheshem vonë për shkollë dhe më bërtitte mësuesi.*

5. - Posë këtyne ka shqipja asish verbash, të cilët, megjithëse përkahë trajta paraqiten si pësuesë, kuptimin e kanë veprues *(verba deponentia)*. P.sh. *Mbetem i kënaqun. Ndodhem i zanun. Nuk mundem me ardhë. Ku po vetesh? Dje u këtheva nga Durrësi. E pyeta, por nuk m'u gjegj... Qeshem në punë të njerëzvet.*

Por këtyne trajtave pësuese u përgjegjin, në pjesën mâ të madhen e Shqipnís, ato veprueset, ndashti edhe fort mâ mirë. Kështu: *Unë mbes i kënaqun. Po ndodhi i zanun. Nuk mundi (të vîj) me ardhë. Ku po ve? Dje këtheva nga Durrësi. Nuk më gjegji; qeshi...*

*Vërejtje . - Unë ziej darkën - po më zien gjaku... Ç'po frýn murrani. - Frwje topin, frwji zjarmit - E vlova ujët në zjarm. - Pushka vlon e vlon e vlon.* - Sikur shihet nga shembujt, kemi shqip rasa, kur i njëjti verb, herë na shfaqet kalues, herë pakalues; simbas faktit, që merr me vete një objekt të drejtë, apor jo.

6. - Tue e shqyrtue mâ imët çâshtjen e verbavet pavetorë *(impersonalia)*, shtojm këtu, se këta mund të dahen trísh:

*a) Pavetorë të vërtetë;* d.m.th. ata verba që shenjojn fenomenat e motit ase t'atmosferës, si: *veton, bubullon* (gjëmon), *agon, muzget, vrâhet, këthiellet,* etj.



*b)* Njehen si pavetorë në një kuptim mâ të gjanë ata verba në vete të tretë, që tregojn një rasë, një nevojë, një ndodhje, një gjasë, etj. Ndër mâ të zakonëshmet përmendim *duhet, lypet, mjafton, më duket, më përket, më takon,* etj.

*c)* Të thanme të pavetore numrohen edhe ndërtimet e do emnave ase adjektivave në lidhní me ndihmtarët *âshtë, ka;* sikurse edhe do mënyrë a fraze pa caktim vetash a subjektash. P.sh. *Nuk ka dyshim, se kësi moti s'kemi pasë ndonjë herë. Âshtë e vërtetë, se tý nier i gjallë s'ta kalon në lojë. Ka gjasë, se vjen sonte. Veçse âshtë frika, mos t'i ndodhë gjâ rrugës. A të bje ndër mendë, ku e ké lanë? Nuk të vjen mirë, me pasë për të folë kush keq për tý. Vjen prej vetit, se nuk më ka anda. Âshtë mbarre, të shkojsh me asish shokësh. S'âshtë lêja; s'âshtë koha,* etj...

*d)* Këtu shkojn edhe disa trajta pësuese, pa shpresë a pa caktue një vetë si subjekt. P.sh. *Kështu po flitet; më bâhet se po del moti; dihet se; besohet se; kallëzohet se; përrallohet se; po shihet tashma, se nuk do me ardhë.* - Por, ndër këto të thanme, gjithênjë në këtê kuptim të trajtavet pavetore, shqip vjen mâ mbarë dhe përdoret mâ shpesh veta e tretë shumës vepruese. Kështu: *po thonë, se... kallëzojn, se... po e përrallojn, se... po duen me thanë, se... Po e bien, si t'ishte e vërtetë ajo fjalë.*

## C. VERBA TË THJESHTË (*PRIMITIVA*) E TË PREJARDHUNË (*DERIVATA*).

Përkahë origjina a rrânja, foljet mund të jénë *të thjeshta a të parme (primitiva)* si: *há, pí, rrí, flêj, ngas, shkruej;* ase mund të jénë *të prejardhuna (derivata)*, d.m.th. që janë përbâ nga ndonjë pjesë së ligjëratës. Këto të mbramet, quhen edhe *verba denominativa*. Kështu:

*a)* nga ***emnat***: *gëzoj* (gaz), *luftoj* (luftë), *këshilloj* (këshíll), *punoj* (punë), *rrethoj* (rreth), *ndris* (dritë), *dëfrej* (frê), *flas* (fjalë), *përfundoj* (fund), *ngojoj* (gojë), *kryqzoj* (kryq), *kryesoj* (krye), *varroj* (varrë), *vërej* (ré, roe), *zaptoj* (zabit), *çmoj* (stimë), *shkoj* (shtek-oj?), *mbruj* (brumë), *përdori* (dorë), *besoj* (besë), *burrnohem* (burrë).

*b) nga **adjektivat***: *dëliri* (i lír), *zbardhoj* (i bardhë), *egërsoj* (i egër), *holloj* (i hollë), *ambëltoj* (i ambël), *xîj* (i zí), *shkurtoj* (i shkurtë), *lehtësoj* (i lehtë), *zbus* (i butë), *ndreqi* (i drejtë), *njomi* (i njomë), *mbrapështoj* (i mbrapshtë), *përtrij* (i rí), *dobsoj* (i dobët).

*c)* nga ***përemnat e numrorët***: *cilësoj* (i cili), *përvetësoj* (vetë),

*përgjithsoj* (gjithë), *pakoj* (pakë), *shumoj* (shumë), *dhetoj* (dhetë), *dyshoj* (dy).

*d)* nga ***ndajfoljet***: *poshtënoj* (posht), *përjashtoj* (jashtë), *bashkoj* (bashkë), *vonoj* (vonë), *afroj* (afër), *largoj* (larg), *lartsoj* (lart), *ndryshoj* (ndryshe), *përmirsoj* (mirë), *keqsoj* (keq).

## Ç. ZGJEDHIMI I VERBIT (*KONJUGACJONI*).

Folja, si pjesë e ndrueshme e ligjëratës, shkon tue veshë gjithnduer trajtash, si t'a lypë puna, për të shprehë veprën që kryen a pëson subjekti, mbas kohës, mbas vetës a numrit. Ky fleksion, që simbas raset, shkon tue bâ folja, në gramatikë quhet *zgjedhim (konjugacjon)*. E zgjedhimin e ban verbi, tue marrë mbaresa a dezinenca të ndryshme. Krahasoje me lakimin e emnit.

1. - Për të pasë një kuptim të qartë të zgjedhimit të verbit, duhet të dallojm dý pjesë të randsishme: *rrânjën* e *mbaresën (temën* e *dezinencën)*. Tema ase rrânja âshtë njajo pjesë e verbit, e cila, gjatë fleksjonit zakonisht rri e pandrueshme, përsa u përket sidomos bashkëtingëllorevet. Mâ shpesh ndrojn zanoret tematike. Kështu p.sh. *lypi, lypë, lypim, lypshem, lypa, lypka, lypsha, lypun, shkoj, shkon, shkojshem, shkova, shkojshe, shkue, marr, merr, mirrni, mora, muer, shklas, shklet, shklitni*, etj.

Ma fort se rrânjën, verbi gjatë fleksjonit shkon tue ndrue trajtë, e tue marrë mbaresa gjithënduersh, si t'a lypë mënyra, koha e veta. Kështu: *hap-i, hap-im, hap-ni, hap-sha, hap-shim, hap-kam, hap-un*.

2. - Për t'a rregullue mâ mirë zgjedhimin, i dajm verbat ndër klasë dhe këto ndër degë. Ky rendim quhet *klasifikim i verbavet*.

## D. MËNYRËT E VERBIT

1. - *Bulqët lëvrojn tokën. Skanderbeu qe i fisit tinë, dhe i la nderë Shqipnis. Unë ishem i vogël aso here, e nuk e mirrshem vesht mësuesin. S'ka gjâ; shpejt kam me u rritë, dhe do t'a marr vesht lekcjonin.*

Ma të sumën e herës na e përdorim verbin, për të diftue ndonjë send mbi dikê a diçka. Këjo mënyrë e thjeshtë e kallëzimit prandej, quhet *mënyra diftore e verbit*.

2. - Por, jo vetëm për të kallëzue ndonjë send, né shtiem në punë mënyrën diftore; gjithnjë, edhe kur duem t'i sjellim kuj një pyetje, na këtê mënyrë përdorim. P.sh. *A ishte fort nalt aeroplani? Po ju, a e shihshi? Kahë i a mbajti mbasandej?*

3. - Kur na duem t'i japim dikuj një urdhën të prém, që të bâjë ndonjë punë, atëherë shtiem në përdorim *mënyrën urdhënore*. P.sh. *shko tash; mos rri mâ këtu! ndieni, fëmi: mos u siellni rrugash!*

Urdhënorja, dihet prej vetit, nuk ka, as s'mund të ketë, veç dý veta: *vetën e dytë njëjës e shumës*. Arsyeja âshtë, se nuk i sillet urdhëni tjetërkuj, veç atij ase atyne që kemi para swsh. Vetave të tjera, mâ fort se me një urdhën, u sjellemi me një këshíll, lutje, qërtim, etj.; dhe atëherë shtiem në punë, si do të shohim *mënyrën lidhore*.

P.sh. *Le të nisemi tash pra, or shokë; pse u bamë vonë! Ata, mbassi duen me bâ kryet e vet, të shkojn kahë t'u teket!*

4. Si shihet nga shembujt, nëpër këto dý mënyrë *të diftores* e *t'urdhënores*, puna a fakti shprehet krejt si i pavarshëm, si i shkëputun, në vete; dhe jo si i lidhun a i verun nga një veprë ase një shkajktues tjetër; një punë kjo, që nuk mund t'a shprehë asnjena prej mënyrësh së tjera të verbit, përposë këtyne që përmendmë.

5. *A thue, mos të jemi bâ vonë për shkollë? Ai, në dashtë, të shkojë, në dashtë të rrijë; gjithsi t'i pëlqejë; ti do të këqyrsh punën tande. S'dí çka të bâj, as kahë t'i a mbaj. Si t'u shtrojsh, të mbulojn. Të lutem, t'urdhënojsh e të na vîjsh sonte për darkë.*

Por, kur shprehim një gjâ a një mendim si të varun a të rrjedhun prej tjetërkahë, si f.v. një këshíll, një diftim si me frikë, si me hamende, etj., atëherë përdorim *mënyrën lidhore*, ase mënyrën konjuktive të verbit.

6. Trajtavet të mënyrës lidhore gati gjithmonë u prijn lidhzat *"të"*, *"mos të"*, vetëm, ase përcjellë prej fjalzash a së thanmesh: *und të, do të, (mund do të), le të*. Mun kohët e konjuktivit, në lidhní me këto fjalza, mund të trajtohen dhe marrin denominacjone të posaçme, simbas kuptimit që shprehin. Kështu: *Unë mund të kaloj sivjet ndër sprovime* (mënyrë mundsore ase posibilitative). - *Ai le të vîjë e le të shkojë kur të duejë; ti, jo.* (m. konçesive). - *Ai do të shkojë; Ai mund do të shkojë. Ai mos të shkojë.* (mënyrë urdhënore ase: mënyrë ndalore: mënyrë inhibitive). - *Kish të shkonte:* (mënyrë dëshrore: optative).

Shkurt, ndërsa mënyrët e diftores e t'urdhënores janë mënyrët e kallëzimit, të faktit e të realitetit; kështu lidhorja âshtë mâ fort mënyra e mendimit, e këshillit, e dëshirit, etj.

7. - *Mënyra habitore a binore* (admirativi). - Shqipja, posaçe shumë gjuhësh së tjera, për të diftue çudín dhe admirimin për ndonjë punë a një gjâ,

që i bje subjektit t'a shohë a t'a ndëgjojë pa pritë pa kujtue, ka në përdorim *mënyrën binore* (m. admirative). P.sh. *Si banka qai! Ç'e paskeni ndreqë! Nuk paska pasë fort faj ai i shkreti, që qenka zhye dhe shkye petkash ashtu!*

8. - *T'ishem mâ i rí, edhe unë kishem me luejtë e me këcye si ju! Po të këthejshin sod ato kohë, nuk kishin me na gjetë mâ si kemi qenë. T'i kishe pasë ti këto mendë që ké sod, ky rrezik tý nuk të kishte ndodhë, sigurisht.* - Po të varej të kryemt e një pune nga një konditë a qyshk, na këtê qyshk a konditë e shprehim tue përdorë mënyrën qyshkore *(kondicjonare)*.

9. - Mënyra dëshrore. - *Qoftë e shkuar! Kudo rafsha, mos u vrafsha! Mos t'a preftë anmiku fjalën! Shkofsh shëndosh e ardhsh shëndosh! Këtu mirë u pafshim!* - Për të shprehë një dëshír, Shqipja ka një mënyrë të posaçme, që prandej quhet *mënyra dëshrore* (optative).

10. - Këjo mënyrë por, nuk përdoret vetëm për të shprehë një dëshír; këtê e shtiem në punë edhe kur duem të bâjm një *urim*, a të lëshom ndonjë *namë*. P.sh. *Po morè të paça! Na marrtë të ligat! Mos deksh shëndosh! Ndjefsha mirë për tý! Paçim ku ardhshim! Bâfshi ditën e mirë!*

11. - Gjithënjë këjo mënyrë dëshrore shqip hýn në punë edhe për të shprehun të gjitha kohët e qyshkores a të kondicjonales. Në këtê rasë gati përherë këtyne trajtave u prijn fjalzat: *nde, në, nëmos*. P.sh. *Në qofsha gjallë, nuk e lâ pa t'a këthye këtê nderë. Nëmos shkofsh ti vetë atje, m'a kallëzo! Në paça ngae, tash dukem. Nëmos pastë ardhë endè, tash e marr vesht e të bâj me dijtë. Në daç më fal, në daç më pre.*

Përsa i përket përdorimit *të mënyrëvet* të verbit, le të shihet çka do të thuhet në Pjesën IV. të këtij bleni të Sintaksës.

*Vërejtje 1.* - Për t'a zbutun vrashtín e urdhënit, shpesh përdorim trajtat e lidhores, në vend të kohëvet të mënyrës urdhënore; d.m.th. në vetën e dytë njëjës e shumës *(coniunctivus iussivus)*. Kështu: *Ju lutem, të bâni si t'u a japë Zoti; shokët táj veç mos t'i mirrni në qafë.* (bâni... mos i mirrni...). *T'a dijsh, se më vjen keq!* (dije, se...). *Këqyrni, mos t'a qitni në harresë fjalën që ju thashë.* (mos e qitni në harresë...).

*Vërejtje 2.* - Sidomos toskënisht përdoret konjuktivi kondicjonal, edhe pa lidhsat përkitse *(nde, në)*. P.sh. *Pêsqind herë t'i thuash ti atij, kot; nuk merr vesht!* (geg. *ne i thaç*).



*Vërejtje 3.* - Në gegënishten qyshkorja mâ shpesh përbâhet nëpër trajtën e kështu-të- quejtunë, t'infinitivit. P.sh. *Me më ndëgjue mue, shkon. Me të thanë ai, bje në zjarr, ti a bje? Me qenë ti i miri, m'a ban kaqë nderë.* - Mâ gjatë për mbi përdorimin e infinitivit ndër fjalí, këqyr Sintaksën.

## DH. MËNYRËT MOHUESE TË VERBIT

1. - Të gjitha mënyrët e verbit, krahas me vështrimin pohues, të natyrshëm, mund të marrin edhe kuptimin mohues, tue u paravû trajtavet adverbat ase fjalzat, të cilat e shlyejn veprimin e verbit. Këso fjalzash shqipja ka mâ se katrë: *nuk, s', as, mos, pa*. - Këto fjalza por, do të dihet me i shtie në punë në mënyrën dhe në vendin si e lypë natyra e gjuhës. Kështuqë, në qoftë se për né shqiptarët âshtë i qartë dhe faret i natyrshëm dallimi, kur duhet njëna ase tjetra këso fjalzash, për një të huaj vjen fort i vështirë. Mun këtu, në ketë dallim a përpikëní të përdorimit të këtyne fjalzavet mohuese, mund të njihet sidomos, kush shqipen e ka zanë, apor jo prej nanet. Prandej:

*a)* Mohuesja *nuk, s', as,* përdoret zakonisht para kohëvet të mënyrës *diftore* e *habitore,* dhe ndër *pyetje oratorike*. P.sh.: *Nuk e punon! S'kam gjâ kundra. Unë nuk shkova aty, as s'pashë ken tue ardhë... Nuk u folka me tê sod. S'paska qenë gjâ as puna e tij! A nuk âshtë i ndritshëm dielli? Si, s'ké çka ban në shtëpí?*

*b)* Fjalza mohuese *mos* (*nëmos*), shkon sidomos para kohëvet të mënyrës *lidhore, urdhënore prohibitive, dhe dëshrore e kondicjonale*. P.sh. *Mos t'a ndiejë kush atê fjalë! Nisu me kohë, që mos të bâhesh vonë për shkollë. - Mos shko kun një herë. Mos folni në shkollë. - Mos deksh shëndosh. Mos ju paça në qafë! - Ti, mos paç punë, luej derën. Nëmos qoftë aty, leni fjalë.*

*c)* Mënyra e *pakufi gjithënjë* këtê adverb mohues *(mos)* lypë. Por, po pati verbi një vështrim kohuer, mënyret a kondicjonal, atëherë shkon mâ shpesh fjalza *pa*. P.sh. *Lypet me qëndrue, dhe mos me u ligshtue ndër provët e luftat e jetës. A s'mund të rrijsh pa folë? - Pak pa ardhë te ti, e ndesha në rrugë. Sod jam çue pa dalë drita. - Jo, jo; nuk nisem pa të bâ me dijtë. -Pa pasë pula , mos ban ish!*

*ç)* Njashtu edhe gjerundi, - si u pá mâ sypri - fjalëzën mohuese gjithënjë njekëtê *mos* lypë. P.sh. *Ti, more djalë, tue mos prekë kurr libër me dorë dhe tue mos i a vû menden në shkollë mësimit, ku kujton se kalon klasën?*

*d)* Pjesorja prej fjalzash mohuese preferon mâ fort adverbin *pa*. Ku âshtë për t'u vû në roe, se kur i bje kësaj fjalëze me i u paravû participit, atëherë e hjekë pa tjetër, si të panevojshëm adverbin *me*. Kështu: *Kam ndenjë sonte pa fjetë gjithë natën prej çimrrash. Foli e foli pa e këputë kurrkun ligjëratën.* (Jo: pa me fjetun... pa me pushue...). Khs. edhe adjektivat participorë *i pagdhenun, i pamësuem; i paprekun.*

*Vërejtje 1.* - Ndërsa mohuesja *nuk, s'* u prín fjalivet pyetse të vërteta, (si: *Nuk qe kush aty? S'erdhi njeri në mbledhje? A nuk pae ken rrugës?*); - gjithnjë, kur pyetja nuk âshtë reale, por mâ tepër një pyetje retorike, d.m.th. kur ligjëruesi pyetë një gjâ t'admetueme prej të gjithëve si e vërtetë, atëherë përdorim mënyrën diftore me mohuese: *nuk, s'*. Por kur ligjëruesi i sjellë publikut një *pyetje të dyshimtë*, si tue u matë, atëherë shtihet në punë mohuesja *mos* me diftore apor me lidhore, si t'a lypë puna. P.sh. *Mos jam në gabim? Mos âshtë nisë a gjâ? Athue mos të ketë ardhë! Mos të jemi bâ vonë për shkollë?*

*Vërejtje 2.* - Mohueset *nuk, s', as,* vlejn shpesh si përforcuese bashkë me përemnat a adverbat negativa *kurrkush, kurrnjeni, askush, asnjeni, kurrgjâ, asgjâ, kurrsi, assesi, kurrsesi.* Edhe, ndërsa gjuhët klasike nuk i durojn në fjalí dý fjalza mohuese, pse, për rrègullë të zakonëshme ndër ato gjuhë, dý mohuese përbâjn një pohim (adfirmacjon); kështu por, në shqipen tânë e përgjithsisht ndër gjuhët moderne, fjalia rri mohuese, sado të ketë këso fjalzash, a adverbash negativë. P.sh. *Unë nuk gjeçë kurrken aty. Asnjeni jush s'm'a mbushë synin. S'e kam ndie as prej si, as prej tjetërkuj atê fjalë. Nuk i rá veshit aspak për atê punë. Atij as në mendë s'i bje për tý!* - Por edhe, ndashti mâ mirë: *Nuk âshtë kush në shtëpí. Unë s'pashë ken tue ardhë.*

*Vërejtje 3.* - Çë ndryshim ka pyetja *Drue, mos të vîjë!*, prej *Drue se vjen! Drue se s'vjen! S'drue aspak se vjen! Nuk drue se s'vjen!* - *Difto, çka do e çka nuk do!...*

## E. TRAJTAT EMNORE TË VERBIT (FORMAT NOMINALE)

*1. Infinitivi. Participi. Gjerundi*

1. - Shqipja nuk ka sod një trajtë të vërtetë, me sufiksat e vet, për të shprehë verbin në mënyrë të pakufî. E njekështu, sikur na, që e bormë me kohë, edhe shumica e gjuhëvet balkanike, si bullgarishtja, rumenishtja, etj.

Me ndihmën e trajtës së pjesores së kalueme, na sod ndërtojm këto mënyrët e pakufîjores, që thamë se i kemi djerrë. Kështu f.v. *me ardhë*, ban funkcjonin e infinitit (lat. *venire*); *tue ardhë* ban funkcjonin e gjerundit të humbun (lat. *veniendo*), etj.

### a) Mënyra e pakufî *(infiniti).*

2. - Për t'a dhânë shqip infinitin, na shtiem në punë, si thamë, pjesoren e kalueme, të prime nga fjalzat *me* për gegënishten, dhe *për të,* toskënisht. P.sh. *me dashun; për të dashur.* (lat. *amare*).

3. - Përgjithsisht këtê trajtë të kështu-të-thanun t'infinitivit e ka në përdorim vetëm gegënishtja. Ndërsa toskënishtja e ka dëbue gati faret, hiq ndonjë krahinë, si Çameria, Gjirokastra, a ndonjë mënyrë të rrallë së thanunit, si: *do me thënë, si me thënë,* etj. dhe në të thanmen: *me qenë se;* e cila u jep shkaz fjalivet shkajkore: *Me qenë se s'mund të vîj unë te ti, eja ti te unë.*

*Vërejtje.* - Përmbassi gegënishtja e shtje në punë djeri në teprí këtê mënyrë t'infinitivit *(Me dashë unë, mundem me xanë; por pò due me pushue tash pak, e mandej më ka anda me fjetë);* e mbassi toskënishtja, përkundra, e ka dëbue, si thamë gati faret nga përdorimi, dhe këqyrë t'a zâvendsojë këtê mâ fort me kohët e lidhores etj. *(Të dojshe, unë, mund të xëjshe; por tash njëherë dua të pushoj pak, e mandej më ka ënda të luaj);* kështu mendojm, se për unifikimin e gjuhës âshtë mirë, të lëshojn pê të dyja palët: gegënishtja, tue e rrallue përdorimin dhe toskënishtja, tue shtie do mâ tepër në punë infinitivin.

### b) Pjesorja *(participi).*

1. - Si pjesore e vërtetë zakonisht, nuk kuptojm, pse njehet *vetëm* ajo e kaluemja; e cila i ka mbaresat: *a)* për verbat në zanore: *-m, (-r, rë); b)* për verba, në bashkëtingëllore: *-un (-ur).* P.sh. *gëzuem* (gëzuar), *shkrím* (shkrirë), *bám* (bërë), *vúm* (vënë). - *lidhun* (lidhur), *djegun* (djegur), *pritun* (pritur).

2. - Në vend të këtyne trajtave të plota të pjesores së kalueme, gjithkun,

por sidomos ndër Gegë, zotnojn trajtat e shkurtueme të participit; d.m.th. pa dezinencat përkatëse *(-um, -un, -ur)*, posaçe kur ky hyn në punë për të përbám kohët perifrastike të verbit. P.sh. *kam qenë; jam lodhë; qeshë mërzitë; kush âshtë mësue nuk rri pushue. Paçë shkue, por s'e kam gjetë aty.*

3. - Këjo trajtë e participit, e cungueme dezinencet, ndihet edhe në toskënishte, posaçe ndër verba që sosin në një bashkëtingëllore rrshqitse: *-lë, -llë, -rë, -rrë*. Kështu: *thurë, therrë, marrë, dalë, vjelë, sjellë, mbjellë*, prandej, jo *thurur, marrur, sjellur*, etj. Gegët, për kundra e kanë gjithkun participin e cunguem dezinencet: *kam folë; s'e kam marrë; e kemi vjelë, nuk jemi sjellë.* – Me kaqë por, s'duem të thomi, se në toskënishten, edhe ndër rasat e përmenduna, nuk përdoret kurr trajta e shkurtueme e pjesores. Përdoret, veç rrallë, fort mâ rrallë. Kështu, ngjat *folë* e *vjelë*, ndihet edhe *folur* e *vjelur;* ngjat *marrë* e *sjellë* mund të ndihet edhe *marrur* e *sjellur.*

*Vërejtje 1.* - Janë pa tjetër për t'u gjykue të prishuna dhe që s'shkojn kurrkun për gjuhën e shkrueme, traktat participore të sinkopueme, si këto *shifrat e dhëna* (e dhânuna); *letrat e marra* (e marruna); *fjalët e thana* (e thanuna); *pare të humba* (të humbuna) etj.

*Vërejtje 2.* - Ndër varjantet në përdorim, si mâ t'arsyeshme, duket se do të preferohen: *gërvishtë* (nga srb. *grbisti*) dhe jo *gërdhishtë*, as *grishtë*). Mâ mirë *çelë* (nçelë), se sa *çilë*, sikurse e kanë shumica me Buzukun dhe Bogdanin. Gjithënjë fort mâ e arsyeshme âshtë *humbë* se *hupë;* mbassi këjo trajta e fundit nuk na e jep të plotë grupin organik *(-mb)*, por të përgjymsue dhe të shurdhuem. Për kështu; krahaso djalektaret *tî, pjellë, petë, teshë* (për *ndie, mbjellë, mbetë, ndeshë*).

*Vërejtje 3.* - Për djeri ku të jétë e mundunë, mirë âshtë, pse kështu e lypë pastria e gjuhës, që të dëbohen nga përdorimi pjesoret me sufiksat *-itë, -atë* (srb. *-iti, -ati*), tue i zâvendsue, kur i kemi, me ata të shqipes. P.sh. *avitë* (afrue); *shutitë* (shue); *ngulitë* (ngulë); *pëlsitë* (plasë); *kërsitë* (krisë); *tronditë* (trandë); *puthitë* (puthë); *djersitë* (djersë); *përkitë* (prekë); *trokitë* (trokllue)...

Kështu edhe greqizmat në *-osë: varrosë* (vorrue); *vendosë* (vendue); *palosë* (palue); *fjalosë* (kuvendue); *çfarosë* (qitë faret; *përfaruom*: B u z u k u).



4. - Dezinencat e participit që përmendmë *(-m, -un)* sod mâ të shumën në gjuhën e fòlunë, hahen. Kështu, që âshtë fort mâ në përdorim gati gjithkun trajta e shkurtueme; d.m.th. e zhveshunë nga këto mbaresa; dhe, si në shpërblim të këtyne, verbat me bashkëtingëllore i mbarojm në *-ë* të gjithë. Toskët, për mâ tepër edhe ata në zanore i sosin shumicën në *-rë*. P.sh. *bâ* (bërë); *shpëtue* (shpëtuar); *vû* (vurë); *prû* (prurë); *pështw* (pështyrë); *tretë, hjedhë, çelë.*

Kështu, përgjithsisht të shkurtueme e kemi, kur pjesoren e përdorim gjatë fleksjonit: *kam bâ* (kam bërë); *paçë shpëtue* (shpëtuar); *jam vû* (jam vënë); *i kam prû* (i kam prurë); *e kanë pështw* (e kanë pështyrë); *i patnë tretë, janë hjedhë, e kemi çelë.*

Ku mund të shihet, se toskënishtja i ruen mâ fort dezinencat e pjesores së kalueme, ndër verba në zanore, dhe aty ku gegënishtja i ka djerrë.

Kur e shtiem në punë këtê particip si adjektiv nyejuer, atbotë të gjithë e kemi të veshun me dezinencën përkatëse. P.sh. *i shkuem* (i shkuar); *i thyem* (i thyer); *i gjetun* (i gjetur); *i shitun* (i shitur). - Por, ndër trajtat që nuk rotaçitizohen, toskënishtja zakonisht nuk merr dezinencë (-ur). P.sh. *kam thënë; i a kam dhënë; e ka lënë; buka ka zënë myk.*

*Vërejtje 4.* - Heret edhe verbat në zanore duhet të kénë pasë pjesoren në *-n;* jo si sod *-m*. Ky fakt dokumentohet, posë se në të folmen e Kosovës, e cila edhe sod ka *kam shkuen, janë thyen, e ka zien; mâ* së fortit vërtetohet prej rotaçizmit të toskënishtes. Në këtê kryedjalekt, si e kemi çekë sa herë, nuk u rotaçizue kurr *m*-ja, por *n*-ja intervokalike. Prandej, vetëm *shkuen, shkyen, ndien*, kanë mundun të japin: *shkuar, shkyer, ndier.* - Forcohet ky pohim me të vetmin emnin verbuer, që na ka mbetë sod nga ky sufiks i vjetër *-n:* d.m.th. *tlyen*-i. Substantivi në fjalë nuk âshtë tjetër, por një formim i neutrit të pjesores së vjetrë *lyen* (i lyen, e lyenë, *të lyen*).

N'anën tjetër, edhe ndër shkrimtarët e vjetër, gjêjm gjurmët e këtij participi në *-n*. Këndej, posaçe te Buzuku, këndojm *me pán, tue shkuon, me blén, me ranë*, etj. - Gjithënjë në këtê auktuer sidomos, ndeshim edhe ndër participat në *-t* (-të). P.sh. *me pát, me pít, me vût, tue prût*, etj. - Sa për këto trajtat e fundit, kontrollo edhe të soçmet *vend i vût, nieri i përvûjtë;* me *rát, i that, i zbét, i squet, i rît, i frŷt*, etj.

*Vërejtje 5.* - E shenjojm këtu, sado që nuk âshtë për t'u marrë para swsh në gjuhën e shkrueme, trajtën participore shkodranishte të verbavet

në zanore: *i damun, i shkruemun, i blemun, i shtiemun,* ndër të cilat trajta, për një pleonazëm, sufiksit të verbavet në zanore *(-m)* ju u shtue edhe sufiksi i verbavet në bashkëtingëllore *(-un). i da-m-un, i le-m-un, i pi-m-un,* etj.

5. - Participat e kaluemë, sikur ndër gati të gjitha gjuhët, edhe shqip me kohë erdhnë prej përdorimit të shpeshët e veshnë cilsín e adjektivavet nyejorë. Kështu që disa sish fjalorët i regjistrojn tashma si të tillë (si mbiemna). P.sh. *burrë i pjekun; kohë e djèrrunë, ujë të ndêjun,* etj.

6. - Për t'u theksue veç âshtë fakti, se gjuha sod një tjetrë forcë e vështrim u jep trajtavet të vërteta partecipore në *-m,* dhe tjetrë atyne në *-t.* Kështu *bukë e xeme* (prej zjarmit; d.m.th. që pëson veprën e zjarmit); dhe krejt tjetrë *bukë e xehtë* (cilsí). - Dallo edhe *i zbém,* i zbetë; *i rám,* (i) ratë; *i shkrehun,* i shkrehët; *i pîmë,* i pîtë; *i marrun,* i marrët; *i shkepun,* i shkepët; *pulë e làgunë,* pulë e lagtë; *rubë e tèrunë,* tokë e tertë; *grunë i hjedhun,* ndërtesë e hjedhtë; *i kulluem,* i kulluet; *i ka duerët e ndwme nga balta; ai âshtë një fëmijë i ndwtë,* etj.

7. - Me gjithse, si u tha, pjesoret e verbavet kaluesë kanë kuptim pasiv, prapë kemi edhe asish participash, të cilët kanë vështrimin aktiv. P.sh. *njeri i ditun, burrë i qenun, trim i çartun, nieri i shetitun, tregtár i pasun;* d.m.th.: *nieri që di shum, që ka shetitë, tregtár që ka shum.*

8. - Ndërsa, toskënisht pjesoret e kalueme të verbavet në zanore, si atributa femnorësh, nuk ndryshojn nga mashkullorët, posë nenit; në gegënishte marrin edhe dezinencën përkatëse. P.sh. *vjeti i kaluar, java e kaluar.* (tosk) - *vjeti i kaluem, java e kaluese* (geg.) - *vëllau i ndarë, motra e ndarë.* (tosk) - *vëllau i dám, motra e dame.* (geg.) etj.

Gegët por, këtê dallim e bâjn vetëm me verba në zanore; sesa për ata të tjerët në bashkëtingëllore, edhe gegët, përposë nenit, i lanë të paprekunë, si toskët. Kështu: *plak i mbetun,* plakë e mbètunë; *shoq i dashun,* shoqe e dàshunë; *mot i djerrun,* kohë e djèrrunë. - Shtesën *-ë* u a shtuemë këtu, jo pse ndihet aqë ndryshimi nga mashkullorët, por pse këjo *-ë* bâhet e nevojëshme për rrègullë morfologjike të fleksjonit. Kështu rasat oblike femnore *së dashunës, të dashunën,* etj. nuk kanë kurrsi dalë nga *e dashun,* por nga *e dàshunë;* si të gjithë emnat femnorë, të cilët në rasën e parë të pashqueme dalin ja në *-e,* ja në *-ë.* Nuk kemi emën femnuer, që në të pashquemen del në një bashkëtingëllore; prandej, jo *e dashun, e matun, e lypun.*

9. - Si particip të tashëm shqipja përdorë trajtën e shkurtueme - pa



dezinencë - të pjesores së lakueme, tue i shtue kësaj sufiksin *-s,* për mashkullorë, *-se,* për femnorë. P.sh. *shkue-s, rrue-s, bâ-s, kujtue-s, lypë-s, djegë-s, folë-s, shtypë-s, çelë-s, mësue-s, krue-s, përzie-s, hjekë-s, pì-s, xanë-s, rrëfye-s; - shkue-se, lyp-se, xan-se, gënjye-se, la-se, përzie-se, da-se, qa-se, qep-se.*

Si pamë për participin e kaluem, që prej përdorimit sod ka marrë trajtën mâ fort t'adjektivit; njekështu edhe ky i tashmi mund të thomi, se tashma ka veshë, posë trajtës, edhe të gjitha cilsít e emnit, si mund të vërtetohet nga shembujt e prumë. Por këta, shihet sidomos, kur ky particip i tashëm shtihet në punë në gjinín femnore.

Ndërsa pjesorja e kalueme ka - si u çek mâ nalt - gati gjithmonë vështrim pësues, këjo pjesorja e tashme, për kundra, ka kuptim aktiv. Prandej e thrrasim edhe *emën veprues (nomen agens).* - Por në të thanmen *kungull haes,* kemi vështrimin pësues! - *që hahet.*

10. - Ky particip i tashëm, kur përdoret si femnuer, (*-së*), shenjon mâ fort një emën sendesh a veglash. P.sh. *mjel-së, shkrep-së, lidh-së, lag-së, frw-së, shti-së, fshi-së,* etj.

*Vërejtje 6.* - Nuk na duket, të përkojë me natyrën e shqipes, simbas shembujsh së nalttreguemë, të xjèrrunë të gjithë nga gjuha e gjallë, trajtimi i participavet të tashëm, të formuemë mbi temën e prezentit të diftores. P.sh. *mësoj-s, përmbaroj-s, drejtoj-s, zbuloj-s, rrëmbej-s,* etj. - Për t'u vërtetuem, sa të pavend dhe kundra natyrës së shqipes janë këto trajtime, âshtë mjaft të krahasohen me verba defektiva apor supletiva; d.m.th. me asish verbash, që kanë temë të posaçme për prezent dhe tjetrë për aorist. Kështu thomi *pasardhës* (jo: pasvîjs); *bukëdhanës* (jo: bukapës); *ndêjës* (jo rrís); *mirëdashës* (jo mirëdues); *fatprûs* (jo fatbies); *shkues* (jo shkojs); *pemëshitës* (jo pemëshesës); *largpás* (jo largshohs), etj.

*Vërejtje 7.* - Verbat e djatezës vepruese, me këqyrë hollë, nuk kishin me pasë, veçse një pjesore. Ato denominacjonet e gramatikës, kinse pjesore *e tashme* dhe *e kalueme* nuk kishin me qenë ekzakte. Qe, b.f. participi i tashëm ndron kuptim ndër trí kohët e ndryshme. *Unë po e shoh mirë lypsin* (d.m.th. njatê që âshtë tue lypë). - *Unë e pashë mirë lypsin* (d.m.th. pashë atê që ishte tue lypë). - *Por, edhe nesër kam për t'a pá lypsin* (d.m.th. atê që ka për të lypë)... - Apor: *E kam randë njapërnja, si bâsin, si kujtuesin* (si atê që ban keq, ai atê që kujton keq). - *Gjithmonë e kam pasë randë, si bâsin, si kujtuesin* (d.m.th. si atê që bante keq, si atê që kujtonte keq). -

*Gjithmonë unë kam për t'a pasë randë, si bâsin, si kujtuesin* (d.m.th. si atê që ka për të bâ keq, si atê që ka për të kujtue keq).

Njekështu edhe participi i kaluem, b.f., *ndritun, zbukuruem, lyem,* nuk tregon gjithmonë një veprë të kalueme. Ky particip në të vërtetë nuk difton tjetër, veçse një veprë të kryeme, në dash në të tashmen, në dash në të kaluemen, në dash në t'ardhëshmen. Kështu , b.f., *Kënaqem sa herë që natën shoh qiellën e ndrìtunë prej hyjsh* (prezent iterativ). - Por: *U kënaqshe sa herë që shuhshe qiellën e ndrìtunë prej hyjsh.* (imperfekt). Prap: *Gjithmonë kam me u kënaqun sa herë kam për t'a pá natën qiellën e ndrìtunë prej hyjsh.* (k. e kalueme). - Pra, participi *ndritun* shenjon një vetí, apor edhe një gjêje a veprim, që ndodhë njëkohësisht me veprimin e verbit të fjalís së parë. Duem me thanë me kaqë, se edhe ky particip mund të ketë vështrim të tashëm, të kaluem ase t'ardhëshëm.

*Vërejtje 8.* - Participat, si të tashëmt, si të kaluemët; si atributa, dhe si emna, marrin gjinín e emnit a të përemnit, të cilit i përshtaten. Kështu *brisk rrues; letrë pise; djali mësues e vajza mësuese; spec djegës - lëngatë ngjitse.*

Por, jo vetëm këta, edhe participat e kaluemë do të ndrojn, nemose ortografisht, në gjiní e në numër. P.sh. *babë i dashun - nanë e dàshunë; mot i djerrun - kohë e djèrrunë; petk i shkyem - këmishë e shkyeme;* khs. *të dashunën nanë, të djerrunën kohë, së dashunës nanë.*

*Vërejtje 9.* - Për t'u shenjue fakti, si toskënishtja tue pasë në përdorim diftongun e pjesores për verba në zanore *-uar;* në të përbámt e emnavet, të mbiemnavet etj. merr diftongun e gegënishtes *-ue.* P.sh. *i shkuar;* por *shkuesi, i shkueshëm, shkuesí,* etj.; mandej *i mësuar, i mbaruar, i zbatuar; duke luajtur, duke mohuar, duke trashë;* por *mësues, gjyqi përmbarues, i zbatueshëm, i luejtshëm, i pamohueshëm, trashëgues, i trashëgueshëm,* dhe jo *mësuas, gjyq përmbaruas, i luajtshëm,* etj.

*Vërejtje 10.* - Adjektivi *i sëmurë,* nuk mund të dalë kurrsi nga verbi *mundë;* mbassi *nd*-ja në toskënishten nuk rotaçizohet kurr; por *r*-ja e thjeshtë intervokalike, prandej *i smundur, duke u smundë.* - Ku âshtë për t'u shenjue edhe puna e prefiksit mohues *-s-*, dhe jo si neni *së.* Njashtu sikurse shkruejm *s-kami, s-mira, i s-kundërti, i s-queti, sh-prazi; sh-qetsoj, sh-kallmoj, sh-frytzoj; z-gropoj, z-gjas, z-gjoj; zh-grehi (shkrehi), z-dathem; zh-burrnohem; zh-dukem,* etj., dhe jo *sëkami, sëmira, shëprazi,* etj.



*Vërejtje 11.* - Tue marrë pra swsh kompozitat *minik, minuk, minushë,* duhet të kemi punë me rrânjën mâ fort të: *mí-ni,* sesa me: *mí-u.* - Për koherencë gegët âshtë me arsyeshme të thonë e të shkruejn *zâvendsoj, zâfillet* (origjinat), *zâdhane,* etj., sesa t'i a huajn toskënishtes trajtat *zëvendsoj, zëdhënje,* etj. *Khs.* frazet *zâ vend, zâ fill, dhanë zâ;* dhe jo *unë zë vend, dhënë zë,* etj.

## c) Mënyra përcjellore (*gjerundi*).

1. - Çka thamë mâ nalt për mënyrën paskâjore, këta do të rrëfejmë edhe tash: d.m.th. se nuk kemi mâ sod një trajtë të posaçme të përcjellores. Për vërtetim krahaso f.v. latinishten. Ajo për gjerund e gjerundiv ka *lauda-ndi, lauda-ndo, lauda-ndum* (gjerund): *lauda-ndus, lauda-nda, lauda-ndum;* (gjerundiv): *për të lëvdue, për t'u lëvdue.*

Shqip, mâ fort, për të dhânë kuptimin e gjerundit, shtiem në punë gjithënjë pjesoren e kalueme, prî zakonisht nga fjalza: *tue* (tosk. *duke*). P.sh. *Shkon tue qeshë e vjen tue qá* (kova). *Tue folë e tue këndue, nuk ndihet rruga. E gjeçë duke shkruar.*

2. - Gjerundi ka dý kohë *të tashmen* dhe *të kaluemen.* - *Tue luejtë e tue qeshë, nuk zîhet lekcjoni. E kam gjetë tue u lá. Tue shkue gjithë ditën rrugash, tash bâhesh rrugaç edhe ti.* (gjerund i tashëm). - *Tue i pasë thanë njëmijë herë, prapë ai s'merr vesht. E pra, tue i pasë shkrue nj'a trí a katrë letra, gjithënjë nuk më përgjegjë.* (gjerund i kaluem).

3. - E gjerundivin, mâ fort me kuptim pasiv, e japim shqip tue i paravûm pjesores së kaluéme fjalzat *për të, për t'u.* P.sh.: *Âshtë për t'u mbajtë në mendë këjo ditë. S'qe për t'i marrë për të keq atê punë. S'janë për t'u qitë në harresë fjalët e plakut* (d.m.th. *ditë për t'u mbajtë në mendë; fjalë, për t'u mos harrue; punë, për t'u marrë për të keq).*

Si shihet prandej, ndërsa gjerundi ka gjithmonë kuptim aktiv, gjerundivi ka vështrim mâ fort pasiv ase t'adjektivit.

4. - Në bashkim më verbin substantiv *jam,* gjerundi trajton *kohët e aktualitetit,* d.m.th. se difton një veprë që kryhet aty për aty, ndërsa flet subjekti. P.sh. *Çka po ban? Jam tue shkrue një letrë. Âshtë tue rá shí. Jemi tue këndue fletoren.*

## Ë. ZGJEDHIMI I VERBAVET (KONJUGACIONI I VERBAVET).

1. - Njashtu, sikur kemi pá e thanë për emnat, mbiemnat etj., se tue hw në përdorim të ligjëratës, shkojn tue veshë trajta të reja, d.m.th. se lakohet; kështu edhe verbi gjatë përdorimit shkon tue marrë trajta e shndrime gjithënduersh, d.m.th. se *zgjedhohet.*

Gjatë zgjedhimit verbi, jo vetëm merr dezinencat ase mbaresat, por shpesh ndron edhe zanoren e bashkëtingëlloren e temës. P.sh. *bâ-j, bâ-ishem; bâf-sha, bâ-kam,* etj.; *djeg-i, dogj-a, digj-shem; djeg-kam; marr, merr, mirr-ni; marr-kam, mor-a,* etj.

Zgjedhohet pra, një verb, tue i a ndrue temën a dezinencat simbas mënyrës, mbas kohës, mbas vetavet dhe numrit.

2. - Përsa i përket qëndresës a ndrimit të tingujvet rrânjorë të verbit, gjatë fleksjonit, verbat mund t'i dajm në dý kategorí të mëdhaja *verba të fortë e verba të ligshtë.* Në të parën kategorí përfshîhen të gjithata verbat, të cilët e kanë të ndryshme rrânjën e prezentit prej temës s'aoristit, a të pjesores.

Përgjithsisht ky sistem dallimi do të ndiqet mâ vonë në klasifikimin e verbavet; tue i rendue ndër 2 degë se të cilën klasë.

3. - Kështu, mbahen *verba të fortë* ata të degës së parë: d.m.th. që nuk pësojn metafoní në të përbám të kohëvet. P.sh.

I. - *lagi, laga, lagun; derdhi, derdha, derdhun; korri, korra, korrun; mbushi, mbusha, mbushun; shtypi, shtypa, shtypun;*

II. - *godis, godita, goditë; lus, luta, lutë; pyes, pyeta, pyetë; mbys, mbyta, mbytë;*

III. - *bâj, bana, bám; fshâj, fshana, fshâm; fshîj, fshina, fshím; ngrîj, ngrina, ngrî; bûj, bûjta, bûjtë; préj, preva, prém;*

IV. - *há, hangra, hangrë; pí, piva, pim; dí, dita, ditun.*

4. - *Verba të ligshtë* për kundra janë ata të cilët pësojn, gjatë fleksjonit, ndrime tingujsh; dhe shumica ka temën e ndryshme të prezentit prej asaj t'aoristit. Kështu:

I. - *mbjelli, mbolla, mbjellë; djegi, dogja, djegë; dredhi, drodha, dredhë; vjedhi, vodha, vjedhë; përpjeki, përpoqa, përpjekë;*

II. - *thrras, thrret, thirrni, thirra; pëlsas, pëlset, pëlsitni, plasa; ngas, nget, ngitni, ngava; vras, vret, vritni, vrava; flas, flet, flitni, fola; dal, del, dilni, dola;*

III. - *shkoj, shkova, shkuem; vonoj, vonova, vonuem; këthej, këtheva, këthyem; bluej, blova, bluem; shkyej, shkjeva, shkyem; kryej, kreva, kryem; ziej, zjeva, ziem;*

IV. - *lâ, len, lini, lanë; xâ, xen, xini, xanun; due, desha, dashë; vê, vuna, vúm.*

*Vërejtje.* - Shenjo, si gjatë fleksjonit i njëjti verb shkon tue shndrue të pêsë zanoret: *marr, merr, mirrni, mora, muer; dal, del, dilni, dola, duel.*



## F. KOHËT E VERBIT.

1. - Verbi âshtë e vetmja pjesë e ligjëratës, që njëherit me veprën, tue veshë trajta të ndryshme, difton edhe kohen, në të cilën kryhet puna; d.m.th. a ka ndodhë ky veprim, a âshtë tue ndodhë, ase edhe a ka për të ndodhë.

Kështu, kohët kryesore a themelore janë trí *e tashmja, e kaluemja, e e ardhëshmja.*

Vetëm mënyra diftore i ka të gjitha kohët; pse atyne mënyrëve të reja, kuj mâ shum, kuj mâ pak, u mëngojn këto kohë.

Qe këtu kohët e diftores:

1) *e tashmja:* shkoj.
2) *e pakryemja:* shkojshe.
3) *aoristi:* shkova.
4) *e përtejkaluemja:* paçë shkue.
5) *e kaluemja* ase *e kryemja I:* kam shkue
6) *e kaluemja II:* kam pas' shkue
7) *e tejkaluemja:* kisha shkue
8) *e ardhëshmja:* kam me (për të) shkue, do të shkoj.
9) *e paraardhëshmja:* do të kém shkue.

2. - Trajta e kohëvet verbore të përbame prej njëj fjale *(shkoj, shkojshe, shkova, shkofsha, shkuekam)* quhen *kohë të thjeshta;* ato të tjerat, të trajtueme prej dý a mâ shumë fjalësh *(kam shkue, paçë shkue, kam pas' shkue, kam me shkue; do të shkoj, do të kém shkue)* quhen *kohë të përbame.*

3. - Përsa i përket vështrimit dhe përdorimit mâ të zakonshëm të së cilës kohë, shenjojm këtu, se:

a) *e tashmja* difton një punë, një fakt a veprë që ndodhë po shi njatë herë kur flasim: *Unë nuk e ndiej, por e shoh. Ç'po bje shí! Po të thrret vëllau;*

b) *e pakryemja* difton një punë të ndòdhunë dikur, përparandej; e cila zhvillohej njëkohësisht, ndërsa kryhej një punë tjetrë. Përdoret sidomos, ndër përshkrime: *Unë vîjshe e shkojshe aty, si t'ishe në shtëpí teme. Ai gjithnje flitte; por s'i a vente veshin kush;*

c) *Aoristi* shenjon një fakt a një veprë të kryeme aty për aty ndërsa flasim; këndej e quejn edhe *prezent i së kryemes (perfectum praesens a logicum): Unë i shkova në derë, por nuk e gjeçë në shtëpí. Mbaroi, e pat edhe kjo!;*

d) *e përtejkaluemja* quhet ajo kohë verbore, e cila tregon, që një punë ka ndodhë përpara asaj tjetrës, së shprèhunë nga aoristi: *Ai njimend mbaroi; por diq mbassi pat punue për kómb po nj'a 40 vjet. A e pate njohtë atê jetëshkurtë? Krejt si më pat thanë, njashtu më duel;*

dh) *e kaluemja e thjeshtë* tregon një punë ndodhunë kahë dit; edhe mâ përpara se vepra e aoristit: *A ké qenë ndonjë herë i rí? Kur kanë ardhë ata, mue s'më kanë gjetë aty;*

e) *e kaluemja II* tregon një fakt a punë, që ka ndodhë përpara njëj tjetrës së kalueme edhe ajo, por fort mâ kahë herë: *Ka pas' thanë një burrë i vjetër. Kishte pas' qenë një plak e 'i plakë. Ku ké pasë ikë ti aso here, kur e patnë rrethue qytetin?;*

f) *e ardhëshmja* (e thjeshtë) tregon, se një një gjâ do të ndodhë gati me sigurí; nemose simbas hamendes së ligjëruesi: *Kurr s'kam me t'a harrue këtê nderë. Po nisem; pse kam për të krye gjithato punë sod;*

g) *e paradhëshmja.* Nëpër këtê kohë tregohet se një fakt do të ndodhë para njëj punës tjetrë, së shprèhunë nëpër t'ardhëshmen e thjeshtë: *Kur t'a kém këndue edhe një herë e t'a kém shoshitë mirë atê letrë tande, atëherë tash të përgjegji. Sigure, t'i do të késh gabue ndokun.*

*Vërejtje 1.* - Këjo koha e fundit, për kahë trajtimi do të shkonte me kohët e lidhores. E renduemë por këtu, për të tregue rendin e logjikshëm të kohëvet, si e rendon latini *(futurum exatum). Khs.* futurin e thjeshtë toskënisht *do të shkojë* (lidhore!).

*Vërejtje 2.* - Shqip aoristi, përkahë koha, jep një punë të ndòdhunë fort mâ afër se vepra, që tregon e kaluemja e thjeshtë. Khs. *Unë qeshë, por s'e gjeçë në shtëpí* (punë e tashme). Ndërsa *Unë kam qenë, por nuk e kam gjetë në shtëpí.* (punë e herëshme).

*Vërejtje 3.* - Për t'a prû punën mâ aktuale, mâ të gjallë, a si t'a shihshim me sw, shqip i paravém, sidomos qetashes, fjalzën *po.* P.sh. *Çka po ban? Po kërkoj diçka. Ai po na ishte i dishëm fort.* - Tue i a paravû këtê fjalzë trajtës s'aoristi, japim shqip qyshkoren *(kondicjonalin).* P.sh. *Po e bane edhe një herë këtê punë, dije se idhnohem. Po pate fjalë, më kallëzo.*



*Vërejtje 4.* - Të ligjëshme dhe mjaft të fuqishme i gjykojm prezentat perifrastikë, të ndërtueme me ndihmtarin *jam,* që ndihet në popull, si: *Çka jé kahë ban? Jam kahë dliri do kërtolla. A jeni tue mbërdhitë?*

*Vërejtje 5.* - Për mâ gjatë, mbi forcën e përdorimin e kohëvet, le të këqyret në pjesën e Sintaksës.

*Vërejtje 6.* - Ban dallim ndërmjet verbit ndihmtár mënyruer: *do të,* përbâ nga *due të.* v. III. - me konjuktiv; dhe adverbit homofon *dot,* i cili toskënisht u ngjitet mbas trajtavet verbore, si përforcim mohimit, tue shprehë zakonisht një pamundsí *(nuk mund të.).* Për kahë etimologjia G. Maejer-i e bje nga lat. *in toto:* krejt, kryekëput. P.sh. *Unë nuk vîj dot në shkollë sod, pse më dhemb kryet,* d.m.th. *Nuk mund të vîj kurrsi sod në shkollë... Gjithkun e kërkova, por nuk e gjeçë dot. - ... por nuk mund e gjeçë kurrkun.*

Këjo trajtë *dot* përdoret si përforcim edhe ndër *fjalí pyetse,* apor edhe ndër *fjalí kondicjnale.* P.sh. *I sëmunti, a ha dot? A flén dot?* (A mund të hajë? A mund të flêjë ndopak?) - *Në qofsha dot shëndosh, nesër tash t'a kthej librin. Në raftë dot sod e para borë, nuk bâjm mësim.*

*Vërejtje 7.* - Verbi *shenjoj, shenjim,* njehet derivat i emnit *shenj,* lat. *signum.* Prandej, të pajustifikueme do të gjykohen trajtat *shënoj, shënim.*

*Vërejtje 8.* - Theksojm këtu trajtat e ligshtueme të vetës II. nj. t'aoristit të disa verbavet supletiva, si: *Çka thé? Kuj i a dhé? A e pé?;* të cilat pa tjetër do të njhen të prishuna, në vend të diftongizuemevet: *Çka thae? Kuj i a dhae? A e pae?* - Shtojm edhe trajtën e vetës së tretë nj. gjithënjë t'aoristit, e cila ndihet e shihet shpesh e cunguеme dezinencet: *ai nuk e pá;* për *ai nuk e pau,* nga v. I. *unë pava.*

*Vërejtje 9.* - Fjalza *të,* që u paravêhet trajtavet të lidhores, nuk âshtë mirë të syprimohet mbas ndihmtarëvet mënyrorë *(do të, mund të, le të...*

P.sh. *Kur do vijsh? Nuk mund shkoj nesër në shkollë.* (Për: *Kur do të vîjsh. Nuk mund të shkoj... Le t'a marrë).*

*Vërejtje 10.* - *M'a bash natën e mirë! Ne mos kthesha djeri mjesditë, nisu ti, nisu. Mâ zí m'a bash! Ne shkosh ti, po vîj edhe vetë.* - Ndër tëtana këto trajta dëshroresh e kondicjonalesh, âshtë për t'u theksue mungesa e buztores (f-); e cila ndër këto dý mënyrë do të gjindet para dezinencës se së cilës vetë. E kërkojn verbat në zanore, sikurse shihet qartë në vetën e tretë njëjs. P.sh. *Bâftë natën e mirë! Këtheftë shëndosh! Në shkoftë ai, nisu edhe ti!*

*Vërejtje 11.* - Vro si forcohet veprimi tue e përsritë përpara trajtën infiitive të verbit. P.sh. *Unë me shkue, po shkoj; por me ndreqë, nuk m'a merr mendja, se mund të ndreqi gjâ. Ai me folë foli; por me kallëzue, nuk kallëzoi erë sendit.*

*Vërejtje 12.* - Këtu theksojm ndërtimin proleptik sidomos të gegënishtes, që i paraven pjestoren e kalueme verbavet ndihmtarë *(kam, jam),* ndër kohët e përbame: P.sh. *Mue thanë dikush më ka; pse unë vetë pá me sw s'kam gjâ. Na kjenë tek ata nuk kemi; por shkrue na kanë prej andej letrë. Mbassi ti vetë gjâ ndie nuk ke; me trillue mendësh së tua, mos trillo!*

*Vërejtje 13.* - Shihet i shkruem verbi *me mbështetun,* kështu; si t'ishte pjesa e parë *mbë-* një prefiks i verbit: *-shtetë* të cilin shqipja nuk e njeh. Ortografia e përpiktë e verbit në fjalë âshtë *pështetë;* mbassi edhe këtê e kemi huajtun nga sllavishtja: *postaviti, postati* - me vû, me vendue, me gatue.

*Vërejtje 14.* - Ortografisht ndryshojn *Unë po i ndihmoj sod atij, pse edhe ai më ndihmoi mue. Mirë pra, ndihmoji - Shkrueji kushrinit për emën. Po, tash po i shkruej; por ndoshta tash po i shkoj vetë me i pí kafen; përse tashma shkoi dita e s'kam ngae t'i shkruej. Pëlqeji këto dhuntí të vogla. Po; po i pëlqej; por fort mâ tepër më pëlqei dje ajo letra jote.*

*Vërejtje 15.* - Do verba frazeologjikë, prej përdorimit të shpeshët, s'kanë nevojë shpesh t'a shprehin objektin, nënkuptohet prej vetit: *Ai nuk*



*i a ka kurrkuj* (... hatrin). *Ti s'i a di Zotit* (shqyrtin). *T'a dashtë Zoti!* (të mbarën, të mirën). *Si t'u a bâjsh tjerëvet, t'a bâjn e t'a teprojn* (të mirën e të keqen). *A m'a di ndopak?* (për nderë).

*Vërejtje 16.* - Në të thanmen popullore *Le, e qe, se na shtine frigën,* posë se kemi të bâjm me një frazë pakë të ulët, shpesh as me u kujtue çka thotë këjo, nuk kujtohet folsi. Në fillim pra, këjo tingëlloi e plotësueme këso dore: *Lene, e qen, pse na....*

*Vërejtje 17.* - Për rreth verbit *shpërblej,* âshtë për t'u shenjue, se të vjetërt i rrijnë mâ besnik trajtës së parë, origjinës, kahë ka dalë. Kemi punë me një kompozitë nga *sh-për-bléj;* kështu që edhe infinitivin ata e kanë *me shpërblé;* dhe jo si e kemi sod *me shpërblye (shpërblyesi), khs.* lat. *re-d-imo (emo).*

*Vërejtje 18.* - Edhe rreth ortografís së verbit *unë bie,* na ndodhin shumë shpërdorime. Verbi në fjalë, tue qenë se ka në rrânjë një diftong të luejshëm, kështu, simbas vetash së prezentit, ky shkon tue veshë ato shndrime metafonike, mbassi herë merr theksën tonike pjesa e parë, herë ajo e dyta e diftongut: *-ie,* prandej *unë bie, ti bje, ai bje, na biem, ju bini, ata bien.* - Khs. edhe verbat *ziej, përziej, (viej-vlej): zjeva, përzieva.*

*Vërejtje 19.* - Na ka anda të shenjojm këtu, ndoshta për të dytën a të satën herë, punën e sufiksit të vetev III. nj. t'aoristit. Ky në shkrim oshilon, herë *-i,* herë *-u.* Këndojmë: *Ai e shkapërceu normën. Kush t'a shkroi këtê letrë? Nuk m'a ktheu ende gjegjen. E troi plot gojën. Nuk m'a bloi mullîsi.* - Të gjitha me sufiksin e papërkueshëm t'aoristit. Pse vetjet III. nj. të kësaj kohe marrin *-i,* kur verbi pat në vetjen e parë të prezentit nj. zanoren tematike të thjeshtë *(këcej, shkoj, kthej).* Por marrin *-u* si dezinencë ata verba, të cilët e ruejn diftongun tematik vetën I. nj. të prezentit. *(unë shkruej, unë lyej, unë ziej).* Me këtê të fundit shkojn edhe verbat që gjithënjë më prezent ruejn zanoren e gjatë tematike: *(unë láj, unë léj, unë pîj).* - Kështu kemi *(-i), ai këcei, ai shkoi, ai kthei:* - por marrin dezinencën *-u* në v. III. *ai shkrou, ai ljeu, ai zjeu,* dhe së mbramit *ai lau, ai leu, ai piu.*

*Vërejtje 20.* - Trajtat *eja, ejani; hajt, hajtni; hajde, hajdeni!* - të

cilat na i shtiem në punë dhe i përdorim si t'ishin këto urdhënoret e verbit *vîj, shkoj,* në vetvete nuk janë tjetër, veç trí trajta pasthirrmesh: dý të parat nga latinishtja; dhe dý të mbrapmet nga turqishtja *ah, oh, he...*

*Vërejtje 21.* - Rreth verbit *falemi Mrí, falem Regjineshë,* ndalojm vërejtjen ndë dý pikëpamje. Mâ e para, se këtu, në këtê uratë kemi marrë trajtën e shumsit për të njëjsit *(falem);* mandej edhe pse, prej përdorimit të shpeshtë, e kemi syprimuem në fillim grimsimin përemnuer *të* (falem). Kështu thuej edhe për frazën *falemnderës* (shumës për njëjs!). Khs. kur i falet mikut kush me gotë të rakís në dorë; thonë: *"Të falem, Gjelosha!"*, e në falënderim: *Të falem nderës!* - Jo *Falem Gjelosha! Falem nderës!* - pa grimsin përemnuer *të.*

*Vërejtje 22.* - Mendojm se shqipja nuk i ka këto dy verba *unë çili e unë dridhi...* Këtê trajtë e kanë veshë këta tue i a huajtun temën nga veta e dytë e sh. të prezentit të diftores. Prandej, trajta e vërtetë e prezentit kujtojm, se do t'ishte *unë çeli e unë dredhi. Khs. Po i përdredhi kryet pulës* e jo *po i a përdridhi kryet pulës.*

*Vërejtje 23.* - Âshtë mirë të dihet, se ndër dý trí trajtat verbore në përdorim *takoj* e *tokoj,* të parën e kemi prej serbishtes *taknuti;* dhe të dytën nga italishtja *toccare.* - Ashtu edhe verbin *shkoj* N. Jokli e qiti nga e shkurtuemja e verbit *shtekoj.*- Shtojmë këtu, edhe e këshillojm të përdoret, mbassi ndihen të dyja, *me bartun e me bajtun,* si mâ e mirë e e paprishun *me bartë* e cila lidhet me substantivin *barrë-a.*

*Vërejtje 24.* - Verbat që sosin në *-të,* kur marrin përmbas edhe dezinencën e së pakryemes v. III, atbotë ortografisht për rrègullë e qartsí do të shkruhen me *-tt.* P.sh. *ai britte, ajo shetitte, ky e porositte, Pjetri ngitte dhe kështu nuk mbette kurr mbas shokësh.* - Por në këtê rasë na duket gabim e shemptim me zâvendsue këtê me grupin *-st* - sibilantja marrë mbas gjaset e mbetë nga mbaresa e vetjes I. të prezentit nj. Kështu shihen, p.sh., *ai pyeste; ajo fliste, Pjetri ngiste!,* për *pyette, flitte, ngitte.*

## G. NUMRAT E VETAT E VERBIT.

1. - Njashtu si emnat, edhe verbat kanë dy numra *njëjsin e shumsin,* si të jénë subjektat: një a mâ shumë, që veprojn. B.f. *Toka siellet. Hyjt ndrisin. Syni të rrén. Po më bâjn veshët. Fjalët i merr era. Punët e mira bâhen kadalë.*

2. - Por verbi ndron edhe trajtë, si të jétë subjekti a veta që vepron; d.m.th. *vetë e parë, e dytë a e tretë;* të cilat prapë janë ndryshe në numër njëjës prej numrit shumës. P.sh. *Unë flas, dhe ju nuk m'a veni veshin. Kur shkuemë na, ata kishin pasë dalë. Ti xen, por ai s'e çán kryet fort për shkollë.*

3. - Si subjekt i vetës së tretë s'âshtë nevoja, të jétë gjithmonë një përemën vetuer (*ai, ajo,* etj.) Mund të jénë edhe të tjerë përemna, sidomos asish së përcaktuemësh. P.sh. *Të gjithë qénë grishë; por kurrkush nuk erdhi. Çka ndodhi? I a mbërritnë tëtanë aty; edhe foli se i cili për vete.*

4. - Gjithnjë, si subjekt i vetës së tretë, mund të jétë edhe një emën, adjektiv ase çdo fjalë tjetrë, që të tregojë vehtjen a sendin për të cilin flitet. P.sh. *Moti i mirë shihet nade. Fjala mort nuk ban. I marri i a lëshon rrugën të dejunit. Çka âshtë* ***njekëtu,*** *në gramatikë?*

*Vërejtje.* - Shqip, mâ fort, , syprimohen tue folë subjektat përemna. Nga trajta mund të kuptohet menjëherë veta e verbit. Kështu: *Kam ndjehë i sëmundë sod. A jini, si jini,* (ju) *burra! Fol* (ti) *sa të duesh; s'e çaj* (unë) *kryet për tý. Nuk e dij,* (unë) *çka të bâjm* (na).

## GJ. ZGJEDHIMI I VERBAVET NDIHMTARË: *Jam e kam*

1. - Kohët e përbame të verbit, e kemi thanë mâ nalt, trajtohen nga *pjesorja e kalueme,* e cila zakonisht mbetë e pandrueshme gjatë fleksjonit; dhe prej formavet të këtyne verbave *kam* dhe *jam.* Këta dy prandej, prejse u ndihmojn gjithë të tjerëvet ndër kohët e zgjedhimit të vet, quhen *verba ndihmtarë.*

Në një pasqyrë të thjeshtë zgjedhimit, nuk âshtë e mùndunë të rendohen të gjitha format e kohëvet të përbame. Marrim para swsh vetëm ato mâ të përdorunat.

### I. - Kohët e thjeshta

*a)* **Qetashja e diftores *(prezenti i indikativit).***
jam, jé, âshtë; jemi, jeni, janë:
kam, ké, ka; kemi, keni, kanë.

*b)* **Qetashja e lidhores *(prezenti i kunjunktivit).***
të jém, të jésh, të jétë; të jemi, të jeni, të jénë:

të kém, të késh, të kétë; të kemi, të keni, të kénë.

*c)* **E pakryemja e diftores** ***(imperfekti i indikativit).***
ishe, ishe, ishte; ishim, ishi, ishin:
kishe, kishe, kishte; kishim, kishi, kishin.

*ç)* **Aoristi i thjeshtë.**
qeshë, qé, qe; qémë, qetë, qénë:
pata (patshë), pate, pat; patmë, pattë, patnë.

*d)* **Qetashja e dëshrores** ***(prezenti i optativit).***
qofsha, qofsh, qoftë; qofshim, qofshi, qofshin:
paça (patsha), paç, pastë; paçim, paçi, paçin.

*dh)* **Habitorja e tashme** ***(prezenti i admirativit).***
qenkam, qenke, qenka; qenkemi, qenkeni, qenkan:
paskam, paske, paska; paskemi, paskeni paskan.

*e)* **Urdhënorja** ***(imperativi).***
(ji), jini:
kij, kini.

*f)* **Pjesorja e tashme** ***(participi prezent).***
qenës; pasës.

*g)* **Pjesorja e kalueme** ***(participi perfekt).***
qenë; pasë (qenun, pasun).

*gj)* **Qetashja e mënyrës së pakufi** ***(prezenti i infinitivit).***
me qenë; me pasë (tosk. për të qenë; për të pasë).

*h)* **Gjerundi i tashëm.**
tue qenë (duke qenë); tue pasë (duke pasë).

**I. - Kohët e përbame**

*a)* **E kryemja e diftores** ***(perfekti i indikativit).***
kam qenë, ké qenë, kemi qenë, etj.
kam pasë, ké pasë, kemi pasë, etj.



*b)* **E kryemja e lidhores** ***(perfekti i kunjunktivit).***
të kém qenë, të késh qenë, të kétë qenë, etj.
të kém pasë, të késh pasë, të kétë pasë, etj.

*c)* **E tejkaluemja e diftores** ***(pluskuamperfekti i indikativit).***
kishe qenë, kishte qenë, etj.
kishe pasë, kishte pasë, etj.

*ç)* **E përtejkaluemja e diftores** ***(ultra-pluskuamperfekti i indikativit).***
pata (paçë) qenë, pata qenë, etj.
pata (paçë) pasë, pate pasë, etj.

*d)* **E tejkaluemja II e lidhores** ***(pluskuamperfekti i lidhores).***
të kishem qenë, të kishte qenë, të kishim qenë, etj.
të kishem pasë, të kishte pasë, të kishim pasë, etj.

*dh)* **E kaluemja e dëshrores** ***(perfekti i optativit).***
paça qenë, paç qenë, pastë qénë, etj.
paça pasë, paç pasë, pastë pasë, etj.

*e)* **E ardhëmja e thjeshtë** ***(futuri i indikativit).***
kam me qenë (kam për të qenë), ké me qenë (ké për të qenë), etj.
kam me pasë (kam për të pasë), ké me pasë (ké për të pasë), etj.
*a p o r:*
do të jém, do të jésh, do të jétë, etj.
do të kém, do të késh, do të kétë, etj.

*f)* **E ardhëmja e kryeme** ***(futuri ekzakt).***
do të kém qenë, do të késh qenë, do të kétë qenë, etj.
do të kém pasë, do të késh pasë, do të ketë pasë, etj.

*g)* **E kaluemja e habitores** ***(perfekti i admirativit).***
paskam qenë, paske qenë, paska qenë, etj.
paskam pasë, paske pasë, paska pasë, etj.

*gj)* **E kaluemja II e habitores** ***(pluskuamperfekti i admirativit).***
paskam pas' qenë, paske pas' qenë, paska pas' qenë, etj.

paskam pas' pasë, paske pas' pasë, paska pas' pasë, etj.

*h)* **E tashmja e qyshkores *(prezenti i kondicjonalit).***
kishem me qenë, kishte me qenë, kishim për të qenë, etj.
kishem me pasë, kishte me pasë, kishim për të pasë, etj.

*i)* **E kaluemja e qyshkores *(perfekti i kondicjonalit).***
do të kishem qenë, do të kishte qenë, do të kishim qenë, etj.
do të kishem pasë, do të kishte pasë, do të kishim pasë, etj.

*j)* **E kryemja e pakufijores *(perfekti i infinitivit).***
me pas' qenë - me pas' pasë.

*k)* **Përcjellorja e kalueme *(gjerundi i kaluem).***
tue pas' qenë - tue pas' pasë.

*Vërejtje 1.* - Mbas pasqyrës së këtyne ndihmtarëve shkon edhe verbi shoq me ta, *thom.* - Këta tre verba të vjetër janë të vetëmt në shqipe, të cilët e kanë ruejtë dezinencën e vetës së parë shumës në *-mi: jemi, kemi, thomi.* - Për t'u dëbue prandej, trajtat me mbaresën *-na,* si djalektare, nga gjuha e shkrueme: *jena, kena, thona;* ku përemni *na* ka zanë vendin e dezinencës përkatëse *-mi.*

Sepse ky verb *(thom)* mund të marrë gjatë fleksjonit trajta të veçanta, po biem këtu për së shkurti pasqyrën e zgjedhimit të tij, ndër kohët e thjeshta.

*Prezent.:* thom, thue, thotë, thomi, thueni (thoni), thonë.
*Prez. i konjunk.:* të thom, të thuesh, të thotë, etj.
*Imperf. i indikat.:* thojshe, thonte, thojshim, etj.
*Aoristi:* thashë, thae, tha, thámë, thátë, thánë.
*Urdhën.:* thuej, thueni.
*Prez. i optat.:* thaça, thaç, thashtë, thaçim, thaçi, thaçin.
*Prez. i habit.:* thankam, thankemi, thankan.
*Pjesorja e kal.:* thanë, (thanës).

*Vërejtje 2.* -Si trajtë t'imperfektit, toskënishtja ka *isha* apor *ishnja; kisha* apor *kishnja; thoshnja,* etj. Preferuemë këtë të gegënishtes si mâ të vjetrë. - Këqyr Gramatikën e Pekmezit, fq. 71. Vr. 3.



*Vërejtje 3.* - Si dezinencë e vetës së dytë shumës, ndihet e këndohet edhe *-t: ishit, kishit.* Tue qenë por, se këjo ka shkue tue rá, si ndër toskë si ndër gegë, nuk e shenjuemë në vendin përkatës,

*Vërejtje 4.* - *Ju jeni; ju keni;* apor *ju jini; ju kini?.* - Simbas ligjës së zbutimit gradual të vetavet të prezentit të diftores, përsa i përket zanores së fortë tematike *-a, -o,* në *-e, -i,* gjatë fleksjonit, si: *flas, flet, flitni; ngas, nget, ngitni; shoh, sheh, shihni;* Kështu edhe këta dy ndihmtarë *jam* e *kam* ndodhë, ase do të ndodhte: *jam, jé, jini; kam, ké, kini.* - Këtê rrugë përgjithsisht ndjekin të vjetërt e të rít edhe sod. Ngjat këtyne por, ndihet fort, sidomos në gegënishten, edhe *jeni* e *keni.* Dhe, çka âshtë mâ fort për t'u çuditë, këto dy trajtat e fundit, figurojn gati gjithmonë dhe gjithkun në shqipet, si *dezinenca të pasivit dhe të mënyrës habitore.* Kështu, ndërsa aty ku thonë *ju jini, ju kini,* po të njëjtat krahina thonë edhe *ju sielleni, ju bâheni; ju tremeni;* në vend të të cilavet do të pritshim *ju siellini, ju bâhini, ju tremini* (nga *jini*). Mandej admirativi *ju paskeni, jù bâkeni, ju folkeni* (nga *keni*); ku do të pritshim *ju paskini, ju bâniki, ju folkini; sado që* ndër të vjetër ndeshemi edhe ndër këto të fundit. Këtê ndjekë edhe gramatologu mâ i pari i shqipes, *Da Leçe* (1716).

## H. VERBA TË FORTË E VERBA TË LIGSHTË.

Shembuj. I. - *Kam folë një herë; nuk flas ma: dý herë flitet në mullî. A po del kun sod? Jo, nuk dal; a dilet kështu me gjithkëtê erë? - Kur më merr malli për shtëpí, marr e këndoj letrën tande. Dje b.f. më mori malli fort; prandej, mora e e këndova dý herë rresht.*

II. - *E mbylla letrën dhe t'a nisa me postë. - Po mirë; njashtu gjithmonë mbylle dhe m'a nis me postë. A shetisim pak? Jo, shetita mjaft djeri tash; s'due me shetitë ma. A po ngrî? Sod nuk po ngrîj gjithaqë; dje kam ngrî fort.*

1. - Ndër shembuj të rreshtuemë në n. I. mund të vrehet, si disa verba gjatë zgjedhimit, posë dezinencah, shkojn tue shndrue edhe zanoret rrânjore. - Ndërsa ato të tjerët të n. II., sido që të siellen, dhe në çdo kohë, vetë apor numër që të përdoren, zanoret rrânjore nuk i ndrojn kurr.

Të parët, d.m.th. ata të ndrueshëmt, thirren *verba të fortë,* b.f.: *vras, vret, vritni; hjedhi, hodha, hidhe; vê, vuna.* Ata të dytët, që gjatë fleksjonit, ndër gjitha kohët dhe vetat e ruejn të pandrueshme zanoren

rrânjore, quhen *verba të ligshtë*, b.f.: *tres, treta, tretë; bâj, ban, bám; hypi, hypa, hypë; vozis, vozitë, vozita, vozitun.*

2. - Ky dallim âshtë për t'u pasë para swsh në klasifikimin e verbavet të shqipes. Këta, sikur tash po shohim, i dajm në katër klasë, dhe se të cilën klasë, në dý degë. D.m.th. ndër degët e para do të përfshihen *verbat e ligshtë;* në të dytën degë, *ata të fortët.*

## I. KLASIFIKIMI I VERBAVET.

1. - Me përjashtimin e tre verbavet në *-mi (jam, kam* e *thom),* për të cilët u fol mâ sipri, të gjithë verbat e shqipes - simbas sistemit t'albanologut të madh, Gustav Meyer, ndjekë shum a pak prej gramatologëvet tonë mâ në shenj, - na mund t'i dajm në 4 klasë; dhe se të cilën klasë, në dý degë. Në këtê klasifikim pështetemi sidomos mbi temën e qetashes, dhe t'oaristit të diftores, bashkë me pjesoren e kalueme; të cilat kohë, në gjuhën tânë japin trajtat themelore, për të përbám shumicën e kohëvet të thjeshta të verbit.

*Klasa I.* - Përfshín verbat, që mbarojn në bashkëtingëllore; d.m.th. në çdo bashkëtingëllore, përposë atyne në *-të,* të cilët prezentin e kanë në *-s (pritë - pres; vozitë - vozis, shetitë - shetis).*

Dega 1. - Këtu shkojn verbat, që sosin në çdo bashkëtingëllore, e që temen e prezentit e kanë njinji si atê t'aoristit, apor të pjestores së kalueme. P.sh. *lagi, laga, lagë; hapi, hapa, hapë; trandi, tranda, trandë; ngrehi, ngjeshi, ndezi, veshi; lidhi, nisi, iki, fiki; lodhi, korri, sosi; humbi, kuvendi, mbushi, shkundi; tundi, lypi, mbylli, shtypi, përtypi,* etj.

Dega 2. - Përfshin ata verba në bashkëtingëllore, të cilët kanë në temë *-ie* apor *-e,* dhe këtê, n'aorist e mbljedhin n' *-o.* P.sh. *bredhi - brodha; djegi - dogja; dredhi - drodha; djerri - dora, mjeli- mola; mbjelli - mbolla, ndjelli - ndolla; hjedhi - hodha; hjeki - hoqa; shtjelli - shtolla; rjepi - ropa; pjeki- poqa; sjelli - solla; tjerri - tora; vjerri - vora; xjerri - xora; prieri - prora,* etj.

*Vërejtje 1.* - Verbat e degës së dytë të kësaj klase, të cilët dalin në grykoret *-g, -k,* n'aorist, posë monoftongizimit të diftongut a të zanores rrânjore *(-i, -e),* i palatizojn këto grykore, ase i zbusin në *-gj, -q.* P.sh. *djegi - dogja, hjeki - hoqa; pjeki - poqa; ndjeki - ndoqa,* etj.

*Vërejtje 2.* - Disa verba të kësaj dege s'na duken, të kénë të bâjn me trajtën e prezentit *hedhi, heqi,* ase me pjesoren *hedh, heqë,* mbassi të



dy janë të pajisunë me diftongun rrânjuer *-ie: hjedhë, hjekë,* si shihet qartë nga aoristi: *hodha, hoqa,* ku përmblidhet diftongu *(-ie: -o)* apor, si mund të kontrollohet edhe nga urdhënorja, ku theksohet elementi i parë i diftongut *-i: hidhe, hiqe; mos e hidh, mos e hiq!*

*Vërejtje 3.* - Shenjojm këtu do trajta verbash, që kanë shkue njëherë tue e ligshtue, mandej tue e zhdukë diftongun tematik *-ie.* P.sh. *mbledhi - mbledhë; repi - repë; dredhi - dredhë;* për *mbljedhi, rjepi, drjedhi.* I pari *(mbljedhi)* dokumentohet mirë nga auktorët e vjetrë.; mandej, edhe të tre e monoftongizojn diftongun rrânjuer *-ie* në *-o,* në të trajtën e aoristit: *mblodha, ropa, drodha...*

*Vërejtje 4.* - Dezinenca e vetës së tretë t'aoristit *(-i)* e verbavet në fjalë, bje: *dogj, poq, ndoq,* etj., për: *dogji, poqi, ndoqi...* Ramja e mbaresës, mbas gjaset motivohet nga trajta e pësores të kësaj vete; e cila e lëshoi dezinencën këtu, shkajku i grimcimit të përemnit bredhtorit *(u)* të paravúm: *u hoq, u doq, u mbyt, u hodh, u përpoq.*

*Vërejtje 5.* - Shenjojm këtu një zbutim krejt të kotë të verbavet të kl. I, degë 1; zbutim tematik, ndodhë sigurisht për një proçes analogjik: *Ndize zjarmin; nuk ndizet. Vishu shpejt dhe krihu. Vini re! Mos flini aqë shum! Pse s'përgjigjesh kur të pyes?* Për: *Ndeze... nuk ndezet... Veshu e krehu! Veni roe!...*

*Klasa II.* - Përfshín verbat që dalin në *-t,* të cilët në vetë të parë të së tashmes marrin dezinencën *-s,* prej së shkrimit *t-i,* tue e marrë prapë këtê *-t* tematike ndër vetën e dytë e e tretë të njëjsit e të shumsit: *mas, matë, masim, matni, masin; mbys, mbytë, mbysim,* etj.

Dega 1. - Përbâhet nga verbat, të cilët kanë temën e prezentit një si t'aoristit *këpus - këputa; përzhis - përzhita; piskas - piskata; këpus - mbys.* - Shumica e tyne sosin, simbas sllavishtes, në *-itë, -atë* (sl. -iti, ati); apor simbas greqishtes *-osë.* P.sh. *shetis - shetitë; vikas - vikatë; godis - godita, ujis - ujitë; kullos - kullotë; lus - lutë; ngjis - ngjitë; avis - avita, çudis - çudita; radis - radita; ponis - ponita; porosis - porosita; prashis - prashita; muças - muçata; venis - venita; vërvis - vërvita; vadis - vadita, bërtas - bërtita, zbavis - zbavita; kadis - kadita; resis - resita; leçis - leçita; vozis - vozita; padis - padita, trondis - trondita; topis - topita.*

*Vërejtje 6.* - Ka krahina, ku ndihet vetja e parë e verbavet të kësaj kategorie, krejt rregullisht, pa u sigmatizue në prezent (ti=s). Kështu thonë b.f. *po të mbyti; po të mërziti, po shetiti,* etj. (për *mbys, mërzis, shetis*). - Këtu duhet shenjue edhe fakti, se ky grup *(t-i)* i vetës së parë së qetashes sigmatizohet vetëm në këtê rasë; qëndron por kështu i natyrshëm, d.m.th. se fenomeni i sigmatizimit nuk vërehet, në vetën e tretë nj. t'aoristit. P.sh. *ai ngjiti, e porositi, e treti* (sado që *unë ngjis, porosis, tres*).

*Vërejtje 7.* - Për të vetmin fakt, se këta verba sosin, si thamë, në *-atë, -itë* a *-osë,* me kaqë âshtë gabim të kujtohet, se shqipja nuk ka verba të burimit të vet, që mbarojn në këtê sufiks *-s*. Përgjithsisht këta njihen, se janë elementa autoktonë, kur janë monosilabë. P.sh. *qis - qitë; ngjis - ngjitë; mbys - mbytë; zbres - zbritë; shes - shitë; pres - pritë; ndris - ndritë; lus - lutë; zbus - zbutë,* etj.

*Vërejtje 8.* - Ndër dý fëtyra të së njëjtës diatezë, si: *me mbî - me mbijtë; me ngrî - me ngritë; krisë - kërsitë; mbërri - mbërrijtë; afroj - avis; krisë - kërsitë; preki - përkas; shkeli - shklas; trandi - trondis; shteri - shtras; plasi - pëlsas; pluhnoj - pluhunosi; grishi - gërshas; marroj - marrosi;* trajta e parë, pse mâ shqipe, do të preferohet; tue lanë m'anesh, në gjuhën e shkrueme sidomos, ato të tjerat, të cilavet, pak a shum, u vjen era sllavizma a greqizma!

*Vërejtje 9.* - Do të gjykohen të gabueme pa tjetrë të thanmet: *Rueju, se po pritesh me atê thikë! Më ndiej, pse po t'a pres fjalën. A t'a pret mendja? Pritu mbas meje!* - Ndër këto fjalí janë përzie verbat homofonë *pré* (fr. *tailler*; it. *tagliare*), me verbin *pritë* (lat. *expectare*). Prandej frazet e nalltregueme, gramatikisht do të ndreqen: *Rueju, se po prehesh me atê thikë. Më ndiej, se po t'a préj fjalën! A t'a prén mendja?* - Khs. *Mos t'a preftë anmiku* (fjalën)! *S'm'a preu mendja! Preju mbas meje! - E preva gishtin;* jo: *E prita gishtin. - Mos më pre në besë;* jo: *Mos më prit në besë.*

*Vërejtje 10.* - Si djalektare do të dëbohen edhe trajtat e urdhënores: *Mos hjek keq. Mos e djeg dorën; mos e ndjek rrugën e keqe! Puno e repu gjithë ditën, fundi kurrgjâ!* Për: *Mos hiq keq. Mos e digj; mos e ndiq, ripu,* etj. Kështu do të lîhen m'anesh, si të sipërmet, edhe trajtat e sinkopueme: *A po mërziti, burra! Mos u habiti, fëmij! A po lodhi, çuna!;* për *A po mërziteni; mos u habitni; a po lodheni!*



*Vërejtje 11.* - Dy verbat me diftong tematik *(-ie)* në rrânjë: *me hjekë, me hjedhë,* jemi mendimit që mos t'a djerrin natyrën e vet, tue hupë elementin e parë të diftongut rrânjuer *i-e,* dhe tue ruejtë vetëm të dytin *-e*. Kështu, jo *unë heq, unë hedh;* për *unë hjeki, hjedhi...* Krahaso shokët me këtê diftong tematik, si i trajtojm: *unë vjeli* (vjelë), *djerri (djerrë), djegi* (djegë), *ndjeki* (ndjekë), *ndjelli* (ndjellë); dhe jo *unë derri, unë degi, ndeki,* etj.

*Vërejtje 12.* - As nuk na bâhet t'a miratojm si të ligjëshme trajtën e vetës së parë nj. të prezentit të verbavet në zanore, pa dezinencën përkatëse *-i*. P.sh. *unë çel, unë qeth, unë thur, unë humb, unë mbush, unë lidh, unë lyp, unë shtyp; unë preh, unë ngreh e zhgreh; unë qendis, unë kondis, hekuros;* për të rregullshëmet: *unë çeli, qethi, thuri,* etj. - Krahaso sigmatizimin e dentales shurdhë *(-t),* shkajktue, simbas gjaset, nga këjo dezinencë (-i). P.sh. *unë avis* (nga *aviti*), *godis* (nga *goditi*), *kullos* (nga *kulloti*), *unë mbys* (nga *mbyti*), *unë lus* (nga *lut-i*), *unë këpus* (nga *këputi*), *unë porosis* (nga *unë porositi*), etj.

Dega 2. - Përfshín njato folje në *-s,* të cilat ndër trajtat e qetashes diftore pësojn metafoní; d.m.th. se shkojn tue ndrue zanoren tematike. Të cilën zanore mandej, si e patnë në vete I., e marrin zakonisht prapë dhe e ruejn ndër të gjitha vetat e aoristit. P.sh. *vras, vret, vritni, vrasim;* por aor.: *vrava, ngas, nget ngitni;* por *ngava.*

*Vërejtje 13.* - Krahas me këto trajta verbash të kësaj kategorie, të cilët, si thamë, gjatë fleksjonit pësojn metafoní, u rrijn të tjerët, krejt të rrègullët; të cilët të njëjtët gati për vështrim, për kahë zgjedhimi por, i përkasin degës së parë së kësaj klase I. P.sh. *shklas* - shkeli; *flas* - foli; *shtras* - shteri; *përkas* - preki; *pëlsas* - *plasi; kërsas* - krisi; etj. - Si thamë mâ nalt, ndër këto, trajta e fundit âshtë për t'u përdorë, si mâ e vjetra dhe mâ shqipe. Për vërtetim, të kontrollohen trajtat e urdhënores prohibitive, që formohen simbas së vjetrës: *mos shkel, mos fol, plas* etj., dhe jo *mos shklit, mos flit; pëlsit ti,* etj.

Klasa III. - I përkasin kësaj klase verbat në zanore, të cilët në të tashmen e diftores dalin në *-j* (prej: *n-j*).

Dega 1. - Shkojn këtu në këtê degë njata verba të shqipes, të cilët kanë në trup, ase sosin në një zanore të gjatë hundore. P.sh. *fshâj, bugâj, vrâj, flêj, gjêj, rrêj, mêj, fëshîj, mbîj (bîj, pîj), gdhîj, ngrîj, shkrîj, shtrîj, arríj, mbërrîj* (ngjat: *arrij-ta, mbërrij-ta*), *lëpîj, bûj, frwj, shfrŷj, hŷj, ndŷj, ndrŷj, zhdrŷj, pështŷj, shtŷj,* etj.

Dega 2. - Në këtê degë të dytë verbash së kësaj klase përfshihen pjesa mâ e madhe e verbavet të shqipes. Këtu, foljet në zanore të dlirtë *(orala)*, apor në diftong:

a) *-áj:* çáj, dáj, láj, mbáj, qáj, sháj, tháj;

b) *-éj:* bléj, léj, xéj;

c) *-ej:* dëfrej, gënjej, këmbej, shkëmbej, kërcej (këcej), kthej, kursej, mbërthej, shpërthej, pëlqej, rrëfej, rrëmbej, shpërblej, shërbej, thej (thyej), ushqej;

ç) *-iej:* ndiej, përziej, ziej (viej);

d) *-oj:* adhuroj, afroj, bashkoj, békoj, besoj, çoj, dëboj, diftoj, duroj, dhuroj, emnoj, fërgoj, fërkoj, filloj, fluturoj, gëzoj, gazmoj, gaboj, harroj, helmoj, jetoj, kalzoj, këndoj, kërkoj, kumboj, kundërshtoj, kuptoj, qëlloj, qëndroj, qytetnoj, lavdoj, lëshoj, liroj, libroj, lëvroj, luftoj, mallkoj, martoj, mbaroj, mbarshtroj (majshtroj), mbuloj (mëloj), mësoj, mënoj (vonoj), mendoj, mohoj, mundoj, numroj, ndaloj, nderoj, ndërtoj, ndihmoj, ngatërroj, shkatërroj, ngarkoj, shkarkoj, pagëzoj, peshoj, pajtoj, punoj, pushoj, pushtoj, randoj, rrafshoj, rroj (rrnoj), rrenoj, rrethoj rrëzoj, shenjoj, shëroj, shkretnoj, shkurtoj, shqiptoj, shtroj, shpoj, shurdhoj, trashëgoj, tazoj, turbulloj, urdhënoj, vërtetoj, vogloj, vorfënoj, vorroj, zbukuroj, zbuloj, zemroj, zotnoj, etj...;

dh) *-uej:* bluej, gatuej, gjuej, tëhuej, kruej, luej, quej, shkruej, shquej, shuej, vuej, truej;

e) *-yej:* gërryej, kryej, lyej, fyej, shkyej, ngjyej.

*Vërejtje 14.* - Shenjojm oshilacjonet e çuditëshme, që vërtetojm në gjuhën e shkrueme të pjesores së verbit antinom *shpie*. Këndojm *shpjerë, shpurë, shpënë, shpum.* Varjantet në fjalë mund të spjegohen kështu: Tue qenë se verbi *shpie* ishte i trajtuem, jo nga pjesorja, por nga prezenti *bie;* dhe tue qenë ky një verb defektiv, *(bie - prû; bie - rá);* këndej, tue mos pasë verbi një trajtë pjesorjet të vetën, rrjedhë ndryshimi i pjesores së pasigurtë. - Trajta e Budit *(shpum)*, âshtë edhe mâ e çuditëshme; mbassi shqip nuk kemi një verb që të dalë në pjesore në një *-u* të gjatë, pa qenë diftong, apor pa sosë në *û* (nazale).

Klasa IV. - Janë grumbullue në këtë klasë verbat e parregullët të shqipes; d.m.th. verbat e mangët *(supletiva a defektiva);* qyshse shumica ndër ta, kahë s'i kanë të gjitha mënyrët dhe kohët e veta, do t'i huajn nga ndonjë verb tjetër, me të cilin, për kahë rrânja, nuk kanë ç'të bâjn. Dallohen këta nga verbat të tjerë, sidomos, pse në prezentin e diftores nuk marrin ndonjë dezinencë.



Dega 1. - Shkojn këtu verbat në zanore të gjatë hundore; dhe kështu, me zanore të gjatë të ndërhundët dalin edhe në vete I. të prezentit të diftores. N'aorist zakonisht u del i qartë hundzimi, përposë verbit: *lâ.* P.sh. *lâ - lashë, lanë; shtî, shtina, shtîm; vê - vuna, vum; xâ - xuna - xanë; zâ - zuna - zanë.*

Dega 2. - Përfshîhen në këtê degë verbat që në vetën e parë të diftores nj. dalin në zanore të gjatë jo hundore, apor në diftong. P.sh. *dí - dita; há - hangra; pí - piva; bie - rash; bie - pruna; shpie - shpjeva; due - desha - deshë; drue - dreshta - drashtë; rri - ndeja; shtie - shtjeve - shtiem.*

## J. PASQYRA E ZGJEDHIMIT TË VERBAVET.

a) *Pasqyra e zgjedhimit të verbavet të ligshtë*

### I. - MËNYRA DIFTORE *(INDIKATIVI)*.

a) E tashmja e diftores

| Kl. I | Kl. II. | Kl. III. | Kl. IV. |
|---|---|---|---|
| qepi | zbus | bâj | pí |
| qepë | zbutë | ban | pi |
| qepë | zbutë | ban | pi |
| qepim | zbusim | bâjm | pijm |
| qepni | zbutni | bani | pini |
| qepin | zbusin | bâjn | pijn. |

b) E pakryemja e diftores

| Kl. I | Kl. II. | Kl. III. | Kl. IV. |
|---|---|---|---|
| qepshe | zbutshe | bâjshe | pishe |
| qepshe | zbutshe | bâjshe | pishe |
| qepte | zbutte | bante | pinte |
| qepshim | zbutshim | bâjshim | pishim |
| qepshi | zbutshi | bâjshi | pishi |
| qepshin | zbutshin | bâjshin | pishin |

c) Aoristi.

| Kl. I | Kl. II. | Kl. III. | Kl. IV. |
|---|---|---|---|
| qepa | zbuta | bana | piva |
| qepe | zbute | bane | pive |

| | | | |
|---|---|---|---|
| qepi | zbuti | bani | piu |
| qepmë | zbutmë | bámë | pimë |
| qeptë | zbuttë | bâtë | pitë |
| qepnë | zbutnë | bánë | pinë |

ç) E përtejkaluemja.

| | | | |
|---|---|---|---|
| paçë qepë | paçë zbutë | paçë bâ | paçë pí |
| pate qepë | pate zbutë | pate bâ | pate pí |
| pat qepë | pat zbutë | pat bâ | pat pí |
| patmë qepë | patmë zbutë | patmë bâ | patmë pí |
| pattë qepë | pattë zbutë | pattë bâ | pattë pí |
| patnë qepë | patnë zbutë | patnë bâ | patnë pí. |

d) E Kaluemja *(Perfekti)*

| | | | |
|---|---|---|---|
| kam qepë | kam zbutë | kam bâ | kam pí |
| ké qepë | ké zbutë | ké bâ | ké pí |
| ka qepë | ka zbutë | ka bâ | ka pí |
| kemi qepë | kemi zbutë | kemi bâ | kemi pí |
| keni qepë | keni zbutë | keni bâ | keni pí |
| kanë qepë | kanë zbutë | kanë bâ | kanë pí. |

dh) E tejkaluemja *(pluskuamperfekti).*

| | | | |
|---|---|---|---|
| kishe qepë | kishe zbutë | kishe bâ | kishe pí |
| kishe qepë | kishe zbutë | kishe bâ | kishe pí |
| kishte qepë | kishte zbutë | kishte bâ | kishte pí |
| kishim qepë | kishim zbutë | kishim bâ | kishim pí |
| kishi qepë | kishi zbutë | kishi bâ | kishi pí |
| kishin qepë | kishin zbutë | kishin bâ | kishin pí |

e) E kaluemja II *(pluskuamperfekti II)*

| | | | |
|---|---|---|---|
| kam pas' qepë | kam pas'zbutë | kam pas' bâ | kam pas' pí |
| ké pas' qepë | ké pas' zbutë | ké pas' bâ | ké pas' pí |
| ka pas' qepë | ka pas' zbutë | ka pas' bâ | ka pas' pí |
| kemi pas' qepë | kemi pas' zbutë | kemi pas' bâ | kemi pas' pí |
| keni pas' qepë | keni pas' zbutë | keni pas' bâ | keni pas' pí |
| kan' pas' qepë | kan' pas' zbutë | kan' pas' bâ | kan' pas' pí |



ë) E ardhëshmja e thjeshtë *(futuri).*

| | | | |
|---|---|---|---|
| kam me qepë | kam me zbutë | kam me bâ | kam me pí |
| (kam për të qepë) | | ké me bâ | ké me pí |
| ké me qepë | ké me zbutë | ka me bâ | ka me pí |
| ka me qepë | ka me zbutë | kemi me bâ | kemi me pí |
| kemi me qepë | kemi me zbutë | keni me bâ | keni me pí |
| keni me qepë | keni me zbutë | kan' me bâ | kan' me pí |
| kan' me qepë | kan' me zbutë | | |

*Apor:*

| | | | |
|---|---|---|---|
| do të qepi | do të zbus | do të bâj | do të pí, etj |

f) E parardhëshmja *(futuri ekzakt).*

| | | | |
|---|---|---|---|
| do të kém qepë | do të kém zbutë | do të kém bâ | do të kém pí |
| do të késh qepë | do të késh zbutë | do të késh bâ | do të késh pí |
| do të kétë qepë | do të kétë zbutë | do të ketë bâ | do të ketë pí |
| do të kemi qepë | do të kemi zbutë | do të kemi bâ | do të kemi pí |
| do të keni qepë | do të keni zbutë | do të keni bâ | do të keni pí |
| do të kénë qepë | do të kénë zbutë | do të kénë bâ | do të kénë pí. |

## II. MËNYRA URDHËNORE *(IMPERATIVI)*

| | | | |
|---|---|---|---|
| qep - qepni | zbut - zbutni | ban - bani | pi - pini |

## III. MËNYRA LIDHORE *(KONJUNKTIVI).*

a) E tashmja

| | | | |
|---|---|---|---|
| që të qepi | që të zbus | që të bâj | që të pí |
| që të qepsh | që të zbutsh | që të bâjsh | që të písh |
| që të qepë | që të zbusë | që të bâjë | që të pijë |
| që të qepim | që të zbusim | që të bâjm | që të pijm |

| | | | |
|---|---|---|---|
| që të qepni | që të zbutni | që të bani | që të pini |
| që të qepni | që të zbusin | që të bâjn | që të pijn. |

b) E pakryemja

| | | | |
|---|---|---|---|
| që të qepshem | që të zbutshem | që të bâjshem | që të pishem |
| që të qepshe | që të zbutshe | që të bâjshe | që të pishe |
| që të qepte | që të zbutte | që të bante | që të pinte |
| që të qepshim | që të zbutshim | që të bâjshim | që të pishim |
| që të qepshi | që të zbutshi | që të bâjshi | që të pishi |
| që të qepshin | që të zbutshin | që të bâjshin | që të pishin. |

c) E kaluemja *(perfekti)*

| | | | |
|---|---|---|---|
| që të kém qepë | qëtë kém zbutë | që të kém bâ | që të kém pí |

ç) E tejkaluemja *(pluskuamperfekti).*

| | | | |
|---|---|---|---|
| që të kishem qenë | që të kishem zbutë | që të kishem bâ | që të kishem pí. |

## IV. MËNYRA DËSHRORE (*OPTATIVI*) DHE MËNYRA KUSHTORE (*KONDICJONALI*)

| | | | |
|---|---|---|---|
| qepsha | zbutsha | bâfsha | pifsha |
| qepsh | zbutsh | bâfsh | pifsh |
| qeptë | zbuttë | bâftë | piftë |
| qepshim | zbutshim | bâfshim | pifshim |
| qepshi | zbutshi | bâfshi | pifshi |
| qepshin | zbutshin | bâfshin | pifshin. |

b) *E kaluemja (perfekti)*

| | | | |
|---|---|---|---|
| paça qepë | paça zbutë | paça bâ | paça pí |
| paç qepë, etj. | paç zbutë, etj. | paç bâ, etj. | paç pí, etj. |



## V. MËNYRA HABITORE (*ADMIRATIVI*)

a) E tashmja *(prezenti)*

| | | | |
|---|---|---|---|
| qepkam | zbutkam | bâkam | pikam |
| qepke | zbutke | bâke | pike |
| qepka | zbutka | bâka | pika |
| qepkemi | zbutkemi | bâkemi | pikemi |
| qepkeni | zbutkeni | bâkeni | pikeni |
| qepkan | zbutkan | bâkan | pikan |

b) E kaluemja *(perfekti).*

| | | | |
|---|---|---|---|
| paskam qepë | paskam zbutë | paskam bâ | paskam pí |
| paske qepë, etj. | paske zbutë, etj. | paske bâ, etj. | paske pí, etj. |

## VI. MËNYRA E PAKUFI (*INFINITIVI*).

a) E tashmja *(prezenti).*

| | | | |
|---|---|---|---|
| me (për të) qepë | me (për të) zbutë | me (për të) bâ | me (për të) pí. |

b) E kaluemja *(perfekti).*

| | | | |
|---|---|---|---|
| me pas' qepë | me pas' zbutë | me pas' bâ (bërë) | me pas' pí. |

## VII. PJESORJA (*PARTICIPI*).

a) E tashmja *(prezenti).*

| | | | |
|---|---|---|---|
| qepës | zbutës | bâs (bërës) | pís. |

b) E kaluemja *(perfekti).*

| | | | |
|---|---|---|---|
| qepë (-un, -ur) | zbutë (-un, -ur) | bâ (-m) bërë | pí (-m) pirë. |

## VIII. GJERUNDI

a) E tashmja *(prezenti).*

| | | | |
|---|---|---|---|
| tue (duke) qepë | tue (duke) zbutë | tue (duke) bâ (bërë) | tue (duke) pí. |

b) E kaluemja *(perfekti).*

tue pasë qepë tue pasë zbutë tue pasë bâ tue pasë pí.

*Vërejtje 1.* - Shenjoje futurin nga prezenti i diftores, prî nga adverbi: *tash.* P.sh. *A po shkon atje ku të thashë? - Po, po; tash shkoj nesër, jo sod. Po librin e matematikës, a po m'a bje? - Po, po; mos druej, se edhe atê tash po t'a bie.* - Ndër këta futura âshtë për t'u vû shenj, si këjo kohë vjen e bâhet mâ e sigurtë, mâ e gjallë, kur t'i paravém verbit fjalzën *po.* Prandej, dallo: *Unë tash vîj,* - nga: *Unë tash po vîj.* - *Tash e shkruejm:* (kur të mundemi, kur të kemi kohë). Por: *Tash po e shkruejm:* (mejherë, sa mâ parë). *Tash t'a kallëzoj:* (kur të më dalë ngae). - Por: *Tash po t'a kallëzoj:* (njetash, sa mâ shpejt).

*Vërejtje 2.* - Janë perimend të çuditëshme oshilimet ortografike rreth njëj verbit të thjeshtë *pyetë!* - Bardhi ka: *pyetun;* Kristoforidhi *pyves, pyŝ, pytë!* G. Meyer ka *pyes, pjes, pys.* - Shqiptarët e Siçilís *pienj.* - Rossi e Jungu *me pevet, me pvet. - me pëvetë; me pvetë* kanë Bashkimi, Busetti, Cordignano, Adleghieri. - *Pyves, pys, pves* këndojm në Tasin. - Verbit në fjalë G. Meyer-i i a xjerrë etimologjín nga lat. *petio.* I kundërshton H. Pedersen-i me Weigandi-in, tue i a reklamue origjinën në sanskritishten. Praktikisht, për fund, mâ e arsyeshmja trajtë, mâ e vjetra e mâ e përdoruna sod âshtë *pyes, pyetë; sado që* mund t'a reklamojë kryet e vendit trajtat *me pjetë* e G. Meyer-it, e cila përkon analogjisht me të tjerat fjalë që huajtmë nga latinishtja *pjeshkë* (lat. pesca); *pjërgullë* (lat. pergula); *mjek* (lat. medicus); *pjepën* (lat. peponem); *pjesë* (lat. petia; frg. pièce. Ku *e*-ja tonike e latinishtes në shqipet erdh e u diftongizue *-ie*).

*Vërejtje 3.* - Rendojm këtu një dorë substantivash deverbativa, me qëllim t'unifikohemi n'ortografín e tyne. Kështu: *skam-i, tlyn-i, smirë-a; çka* (ç'ka). Ndër këta shembuj neni *(t),* apor edhe elementi mohues *(s)* a pyetsi *ç* u inkorporue, diku me verbat *(kam, lyen, ka),* diku me adjektivin *(mirë).* - Prandej, nuk dijm si t'a motivojm atê *-ë* në substantivin verbuer: *sëmundje* (i sëmundë), që na ka hw aqë këthellët në përdorim. - T'i krahasojm me kompozitat: *sedije-a; kushtrim-i* (eja, kush âshtë trim!); (të lamë këtu mirë!); *shtojzovallet* (shtoji Zot, vallet!).

*Vërejtje 4.* - Janë për t'u dallue mirë, ortografisht nemose, verbat



homofona: *me shfrŷ* (topin) - antinomi i *me frŷ,* nga *me shfrye* (idhnimin) - nga lat. disfrenare. - Kështu edhe *I ka kam vû menden,* nga *Kam vue shum.* - *M'u pru* (bihem) *urtisht,* nga *M'u prue prej së ligash* (pruhem, ruhem). - *(F)shâj,* nga *shàj. M'âshtë pî kamba;* nga *Kam pí shum.* - *Bâj e zhbâj,* nga *báj e zhbáj,* etj.

*Vërejtje 5.* - Na duket, se vjen krejt e papunë *ë*-ja fundore e participit të kaluem e verbavet në bashkëtingëllore, para sufiksavet të së pakryemes së diftores *(matëshe, qepëshe, hapëshe);* kurse këto dezinenca rregullisht i shtohen temës së vetës së dytë sh. Kështu prej *qep-ni, mat-ni, hap-ni,* edhe *qep-she, mat-she, hap-she.* - Gjithënjë këtê *-ë* fundore të participit, prejse e ka djerrë, të thuesh, gati gjithkun vlerën fonetike, zakoni i përgjithët e lypë tashma, t'a syprimojm edhe në temën e *optativit* e *t'admirativit.* P.sh. *qepsha, matsha, hapsha; qepkam, matkam, hapkam.*

*Vërejtje 6.* - I gjykojm të cungueme dezinencet së duhunë trajtat e prezentit të diftores nj., që ndihen e shihen ndër botimet tona: *unë lidh, nis, sjell* (për *lidhi, nisi, sjelli*). - Për vërtetim, të kontrollohen verbat në *-të;* të cilët, prej së ndeshunit me dezinencën *-i,* mejherë, për arsye fonike, vîjn e sigmatizihen (ti = s). Kështu, ndërsa mund të ndihen edhe sod, f.v. në Dukagjin, dhe mund të këndohen ndër rapsodí: *po të mbyti, po të pveti, po të porositi* (unë); shi prej këtij neksi *(-ti)* kemi sod gati gjithkun: *Të mbys, të pjes, të porosis.* - Krahaso latinizmat e huajtuna *vitium* (ves), *penitentia* (pendesë), *curtiare* (kursej). - Sa për veta të tjera të njëjsit, le të kontrollohen mâ mirë krahinat, të cilat e kanë ruejtë edhe sod, dhe e ndiejn qartë sasín. Këto gjithmonë kanë për të bâ një dallim të fortë ndërmjet vetës së dytë të prezentit nj. nga trajta homofone e urdhënores nj. P.sh. *M'a lyp* (ti); *Pse s'ma lypë? - Më pjet përpara; pse s'më pjetë? - Mos u nis tash; s'ban me u nisë kaqë vonë.*

*Vërejtje 7.* - Nuk na duket e qërtueme grafia në përdorim, e verbit frazeologjik *më kande,* për *më ka ande.* - Të kontrollohen kohët të tjera, të cilat i shkruejm damas: *m'a pati ande, m'a kishte ande, m'a ka pasë ande,* etj. - Ndryshe por, trajtat e pësueses: *më kande, më kandej.* - Këtu âshtë për t'u shenjue fraza në përdorim kahë Malsia e Mbishkodrës, me substantivin *ande,* subjekt, në rasën e shqueme: *m'a ka anda, m'a pati anda,* etj. ndashti mâ mirë, se me të pashquemen. Khs. të njëjtën fraze me turqizman: *qejf: m'a ka qejfi.*

*Vërejtje 8.* - Tjetrë grafí, përse krejt tjetër kuptim, ka verbi *më pîhet* (mpihet); *m'âshtë mpî kamba; u mpîna, u bina* (u çudita); nga *bindem, u binda urdhënit* (i u shtrova), prandej, e paqërtueme *bindem, u binda* (për çuditem, u çudita).

*Vërejtje 9.* - Shenjoji subjektivat deverbativa në *-më: frymë* (frwj), *grimë* (grîj), *bimë* (bîj), *krismë* (krisi), *lehmëzë* (lehi + m + zë), *pështymë* (nga *pështŷj*, për *shpëtyj*, lat. *sputare*).

*Vërejtje 10.* - Shkajku i temës së vetës së dytë të qetashes, me kohë erdhnë e u krijuenë dy verba me vështrim krejt të ndryshëm, sado të njëj rrânje. Kështu *dredhi* (dredhem) në shtëpí: *këthej*. Mandej, gjithënjë nga *ju dridhni* duel *dridhi, dridhem.* - I pari nga tema e vetës së parë nj., dhe i dyti nga tema e vetës së dytë sh.

*Vërejtje 11.* - Për të pasë idén e oshilacjonit të çuditshëm, që mund të ndihet në gjuhën e popullit për rreth të së njëjtës trajtë, biem këtu për shembull verbin mâ të përdorunin *me bâ.* Kështu: *unë bâj* (gegnishtja përgjithsisht); *unë bënj* (toskënishtja përgjithsisht); *unë bij* (simbas Pedersen-it, Shqiptarët e Greqís); *unë boj* (Dibra); *unë bunj* (Shqiptarët e Siçilís). - E tash, për të pasun idén e pëlleshmënís, biem këtu verbin: *unë bie, unë shpie* (antinomi i të parit): *bie,* nga i cili G. Meyer-i ban të rrjedhin etimologjisht: *unë báj* (bari), *unë mbáj, mbahem; unë mbaroj, mbarohem;* këtu edhe substantivat *bark-u, barrë-a, i mbarë.* Mandej, nga verbi *unë grîj,* i njëjti filolog xjerrë *grisi, grimë-a, gërryej, shkërryej, kruej, gërrisi, gërrér-i* (rrashqel-i), *grîthë-a, kromë-a, kromac-i, grim-*, etj.

*Vërejtje 12.* - Shenjo edhe shkallën e zanorevet *(a, e, i, o, ue),* që gjatë fleksjonit shkojn tue veshë këta dy verba: *marr, merr, mirrni, mora, muer; dal, del, dilni, dola, duel!*

*Vërejtje 13.* - Simbas çka u tha mâ sypri, nuk do t'ishte e qërtueme për gjuhën e shkrueme, që të ndërlikohen vetat e dëshrores së tashme njëjës të verbavet në zanore me ato të vetës së dytë së lidhores së tashme nj. Kështu: *T'urdhënoj, të shkosh, sa mâ parë atje. Dëshroj, të bâsh një udhë të mbarë! Po të këshilloj që t'a láshë shpesh kryet e qafën;* - për *të shkojsh... të bâjsh... t'a lajsh...* - Gjithënjë të mangta do të



gjykohen trajtat e së pakryemes: *unë punoshe; ti bâshe gaz; ai luete; shkote e vîte; hate e pite...;* për *punojshe; ti bâjshe gaz; ai luente, shkonte e vinte; hante e pinte.*

**b) Pasqyra e zgjedhimit të verbavet të fortë.**

| Kl. I. | Kl. II. | Kl. III. | Kl. IV |
|---|---|---|---|

I. - MËNYRA DIFTORE *(INDIKATIVI)*

a) E tashmja *(prezenti).*

| | | | |
|---|---|---|---|
| mbjelli | flas | mësoj | due |
| mbjellë | flet | mëson | do |
| mbjellë | flet | mëson | do |
| mbjellim | flasim | mësojm | duem |
| mbiellni | flitni (fol-ni) | mësoni | dueni |
| mjellin | flasin | mësojn | duen. |

b) E pakryemja *(imperfekti)*

| | | | |
|---|---|---|---|
| mbiellshe | flitshe | mësojshe | dueshe (dojshe) |
| mbiellshe | flitshe | mësojshe | dueshe (dojshe) |
| mbiellte | flitte | mësonte | duente (donte) |
| mbiellshim | flitshim | mësojshim | duejshim (dojshim) |
| mbiellshi | flitshi | mësojshi | dueshi (dojshi) |
| mbillshin | flitshin | mësojshin | duejshin (dojshin). |

c) Aoristi.

| | | | |
|---|---|---|---|
| mbolla | fola | mësova | desha |
| mbolle | fole | mësove | deshe |
| mbolli (mbuell) | foli | mësoi | desh |
| mbollmë | folmë | mësuemë | deshmë |
| mbolltë | foltë | mësuetë | deshtë |
| mbollnë | folnë | mësuenë | deshnë. |

ç) E përtejkaluemja

| | | | |
|---|---|---|---|
| paçë mbjellë | paçë folë | paçë mësue | paçë dashë |
| pate mbjellë | pate folë | pate mësue | pate dashë |
| pat mbjellë | pat folë | pat mësue | pat dashë |
| patmë mbjellë | patmë folë | patmë mësue | patmë dashë |
| pattë mbjellë | pattë folë | pattë mësue | pattë dashë |
| patnë mbjellë | patnë folë | patnë mësue | patnë dashë. |

d) E tejkaluemja *(pluskuamperfekti)*

| | | | |
|---|---|---|---|
| kishe mbjellë | kishe folë | kishe mësue | kishe dashë |
| kishte mbjellë | kishte folë | kishte mësue | kishte dashë, etj. |

dh) E kaluemja II *(pluskuamperfekti II)*

| | | | |
|---|---|---|---|
| kam pas' mbjellë | kam pas' folë | kam pas'mësue | kam pas' dashë |
| ké pas' mbjellë | ké pas' folë | ké pas' mësue | ké pas' dashë, etj. |

e) E ardhëshmja e thjeshtë *(futuri)*.

| | | | |
|---|---|---|---|
| kam me mbjellë (kam për të mbjellë) | kam me folë | kam me mësue | kam me dashë |
| ké me mbjellë | ké me folë | ké me mësue | ké me dashë, etj. |

ë) E parardhëshmja *(futuri ekzakt)*

| | | | |
|---|---|---|---|
| do të kém mbjellë | do të kém folë | do të kém mësue | do të kém dashë |
| do të késh mbjellë | do të késh folë | do të késh mësue | do të késh dashë |
| do të kétë mbjellë | do të kétë folë | do të kétë mësue | do të késh dashë |
| do të kemi mbjellë | do të kemi folë | do të kemi mësue | do të kémi dashë |
| do të keni mbjellë | do të keni folë | do të keni mësue | do të keni dashë |
| do të kénë mbjellë | do të kénë folë | do të kénë mësue | do të kénë dashë. |

## II. - MËNYRA URDHËNORE *(IMPERATIVI)*.

mbiell - mbiellni fol - folni mëso - mësoi duej - dueni



## III. - MËNYRA LIDHORE *(KONJUNKTIVI)*.

a) E tashmja *(prezenti)*.

| | | | |
|---|---|---|---|
| që të mbjelli | që të flas | që të mësoj | që të due |
| që të mbiellsh | që të flitsh | që të mësojsh | që të duesh |
| që të mbjellë | që të flasë | që të mësojë | që të duejë |
| që të mbjellim | që të flasim | që të mësojm | që të duem |
| që të mbiellni | që të flitni | që të mësoni | që të dueni |
| që të mbjellin | që të flasin | që të mësojn | që të duen. |

b) E pakryemja *(imperfekti)*.

| | | | |
|---|---|---|---|
| që të mbiellshem | që të flitshem | që të mësojshem | që të dojshem |
| që të mbiellshe | që të flitshe | që të mësojshe | që të dojshe |
| që të mbiellte | që të flitte | që të mësonte | që të donte |
| që të mbiellshim | që të flitshim | që të mësojshim | që të dojshim |
| që të mbiellshi | që të flitshi | që të mësojshi | që të dojshi |
| që të mbiellshin | që të flitshin | që të mësojshin | që të dojshin. |

c) E kaluemja *(perfekti)*.

| | | | |
|---|---|---|---|
| që të kém mbjellë etj | që të kém folë etj. | që të kém mësue etj. | që të kém dashë |

ç) E tejkaluemja *(pluskuamperfekti)*.

| | | | |
|---|---|---|---|
| që të kishem mbjellë etj. | që të kishem folë, etj. | që të kishem mësue, etj. | që të kishem dashë, etj. |

## IV. - MËNYRA DËSHRORE *(OPTATIVI)*.

a) E tashmja *(prezenti)*.

| | | | |
|---|---|---|---|
| mbjellsha | folsha | mësofsha | daça (dasha) |
| mbjellsh | folsh | mësofsh | daç |
| mbjelltë | foltë | mësoftë | dashtë |
| mbjellshim | folshim | mësofshim | daçim |

| | | | |
|---|---|---|---|
| mbjellshi | folshi | mësofshi | daçi |
| mbjellshin | flshin | mësofshin | daçin. |

b) E kaluemja *(perfekti)*

| | | | |
|---|---|---|---|
| paça mbjellë | paça folë | paça mësue | paça dashë |
| paç mbjellë, etj. | paç folë, etj. | paç mësue, etj. | paç dashë etj. |

## V. - MËNYRA HABITORE (*ADMIRATIVI*)

a) E tashmja *(prezenti).*

| | | | |
|---|---|---|---|
| mbjellkam | folkam | mësuekam | dashkam |
| mbjellke | folke | mësueke | dashke |
| mbjellka | folka | mësueka | dashka |
| mbjellkemi | folkemi | mësuekemi | dashkemi |
| mbjellkeni | folkeni | mësuekeni | dashkeni |
| mjellkan | folkan | mësuekan | dashkan. |

b) E kaluemja *(perfekti).*

| | | | |
|---|---|---|---|
| paskam mbjellë | paskam folë | paskam mësue | paskam dashë |
| paske mbjellë | paske folë | paske mësue | paske dashë, etj. |

## VI. - MËNYRA E PAKUFÎ (*INFINITIVI*).

a) E tashmja *(prezenti).*

me (për të) qepë me (për të) folë me (për të) mësue me (për të) dashë.

b) E kaluemja *(perfekti).*

me pas' mbjellë me pas' folë me pas' mësue me pas' dashë.

## VII. - PJESORJA (*PARTICIPI*).

a) E tashmja *(prezenti).*

mbjellës folës mësues dashës.



b) E kaluemja *(perfekti).*

mbjellë (-un, -ur) folë (-un, -ur) mësue-m (-uar) dashë-un (-ur).

## VIII. - GJERUNDI (*GJERUNDIVI*).

| | | | |
|---|---|---|---|
| tue mbjellë | tue folë | tue mësue | tue dashë |
| për të (t'u) | për të (t'u) | për të (t'u) | për të (t'u) |
| mbjellë | folë | mësue | dashë. |

*Vërejtje 1.* - Mendojm, se të prishuna do të gjykohen trajtat *unë hedhi, heku, repi;* të cilat në pjesën mâ të madhen e popullit ndihen me diftong tematik *-ie (hjeki, hjedhi, rjepi).* Krahaso për vërtetim monoftongizimin e aoristit *hodha, hoqa, ropa;* apor urdhënoren *hiqe, hidhe, ripe.* Prandej, fort mâ të qërtueme pjesoret *hjekë, hjedhë, rjepë.* - Shenjojm, se ndër shkrimtarët e vjetër ndeshemi edhe në trajtën me diftong tematik: *mbljedhi,* për të soçmen *mbledhi,* legjitimue nga aoristi *mblodha.* Si ky verb, edhe *drjedhi - drodha.*

*Vërejtje 2.* - Gjithënjë të papërpikta dhe të mangta na duken kohët e lidhores pa fjalzën *të* përpara. P.sh. *Si mund shkojsh ti atje? Kur do vijsh? A mund qëndroni kështu pa hangrë?;* për *A mund të... Kur do të... A mund të...*

*Vërejtje 3.* - Adverbi *dot,* që përdoret në toskënishte fill mbas verbit, ndër fjalí mohore, ka qëllim të forcojë pamundsín e veprimit, dhe ka kuptimin *aspak, kurrsi, nuk mund të...* etj. Origjinën e ka, simbas Meyer-it, nga latinishtja *in toto.* Kështu: *jam lodhë; nuk eci dot. Nuk e kapi dot shtëpín sonte.* (Nuk mund t'eci aspak. S'mund t'a kapi shtëpín kurrsi).

*Vërejtje 4.* - Për t'u dëbue na duken trajtat e aoristit të verbavet në zanore, ndër të cilët kot, pa kurrnjë nevojë, infiltrohen mbaresat e verbavet me *-itë.* Kështu *ai shkojti, e pagojti; i shkrojti; hwjtnë; ata nuk ndêjtnë, nuk dajtnë,* etj. *"Se ai qi tý t'plehnojti - Qi tý aqë fort t'gjallnojti - Moj shegë, sod kalbet n'dhét"* - (Mosi).

*Vërejtje 5.* - Rreth trajtës së verbit të soçëm *bjerri* âshtë për t'u shenjue transformimi i çuditshëm, që ky shkoi tue veshë gjatë shekujvet.

Ndër shkrimtarët e vjetër kemi *me bdjerrë,* sikur *me bdekë.* Me kohë proteza *b-* rá në *v- (vdjerrë, vdekë).* Mirë, por proçesi konsonantik nuk u ndal këtu. Me kohë erdh e u hangrë tingëlli organik i verbit: *d-;* dhe në vend të tij qëndroi proletika e papunë, e herëshme: *b-: bjerrë.* Këjo zuni vendin kështu të tingëllit tematik *-d.* Mbërrijti puna, t'u thonte e t'u shkruente: *bjerri,* për *djerri, i bjerrun,* për *i djerrun!* - Për vërtetim, krahaso deverbativin *djerret* (tokët e lanuna *djerr*) dhe jo *bjerret,* si do të pritej.

*Vërejtje 6.* - Mendojm se hundzimi *(n-),* i tepruem dhe faret i panevojshëm, i trajtavet verbore, posaçe t'atyne që nisin në *x-*, si: *nkuqi, ndáj, nçeli, ngërmoj, nxâ, nxéj, nxjerri, nxîj...* e që e bâjn aqë të randë gjuhën, na vjen nga rumenishtja. Edhe kjo, si dihet, anon fort kahë ky hundzim. Kujtoji trajtat rum. *nepregatit, nepratikat, neprobalit, nepublikat, nepolitik...*

*Vërejtje 7.* - Ortografisht dhe ortoepisht do të njehen të papërpikta trajtat verbore: *Këtu burron një krue i freskët. Mos e mashtro shoqin. Më pështoi doret. Çka të gërmoi? Suguroju mirë përpara. Prendvera qe, i a mmrrijti: Lulzon fushë e mal. Shtërngoji rrypat. Tundoj, trembi, qindroj, gjikoj...* (për: *buron* (sl. vrulja); *majshtro* (it. maestro); *shpëtoi* (lat. expeditare); *ngërmoj* (lat. angariare); *siguroju* (it. sicuro); *mbërrij* (*mbë* + rom. arrivare); *lulëzon* (lule); *shtréngoji* (krhs. shtrêjtë: lat. strictus); *tëndoj* (lat. tentare); *tremi* (lat. tremo); *qëndroj* (lat. centrum); *gjykoj* (lat. judicare)...

*Vërejtje 8.* - Shenjoji përsritjet e verbit, si përforcim dhe elegancë shprehjet, në përdorim mâ fort kahë krahinat e sipërme: *Unë, me e pá, ndashti e shoh; por me i thanë, s'mund t'i thom gjâ. Ai, me ardhë te na, nuk vjen; as unë, me shkue atje te ai, nuk shkoj. Sa për me i folë, i fola edhe rrebët; por, kuj me i folë? Ti, morè djalë, me xanë, nuk xen; ti, me ndëgjue, nuk ndëgjon; ti, me luejtë në klasë, për ditë luen. Prandej, unë tý me t'a dhânë një notë të mirë, si mund të t'a jap?*

*Vërejtje 9.* - Nuk na duket e drejtë, që t'a kthejn në *dëftoj* trajtën verbore ata që e thonë *diftoj;* për në qoftë e vërtetë, se - si mbas EW. të G. Meyer-it, vjen nga latinishtja *indictare, inidicare.* - Por po, do të kénë kryeparín trajtat verbore *dëshmoj, ndëgjoj, dëkoj, dëshroj,* etj., mbassi



i kemi gjithënjë nga lat. *testimoniare, intelligare, decoleare, desiderare* dhe jo djalektaret *dishmoj, ndigjoj, dikoj, dishroj,* etj.

*Vërejtje 10.* - Të dëbohen nga gjuha e shkrueme aoristat e cunguemë dezinencash së v. III. nj. *-u, -ni.* të verbavet në zanore të gjatë a hundore. P.sh. *Nuk e pá rrugën kahë shkoi. E zû gjumi. Muer e e vû mbi tryezë. Mjeku e prû fort keq punën e tij;* për *pau, zuni, pruni.*

*Vërejtje 11.* - *Teftës Sandri dje i shkroi një letrë. Nuk m'a bloi mullini. Ai i shkuemi e krei detyrën e vet. E rroi Luca. Unë, besa, nuk e krova, por ai e kroi me thikë. E troi plot gojën.* - Të gjithë verbat, të cilët e ruejn diftongun apor zanoren e gjatë tematike në vetën e parë të diftores nj., si: *bluej, shkruej, kryej, rruej, kruej,* etj., në vend të dezinencës *-i* në vetën e tretë nj. t'aoristit, lypin *–u;* pra: *e blou, shkrou, kreu, rrou, krou, trou,* etj. - Për vërtetim, të kontrollohen shokët e tyne: unë shái - *ai shau;* unë laj - *ai lau;* unë pí - *ai piu;* unë lyej - *ai ljeu;* unë shkyej - *ai shkjeu,* etj.

*Vërejtje 12.* - *Nuk dí, ku e kam vûe. A m'a ké prûe librin? Rueju, mos me pështŷe as mos me ndŷe mbë tokë.* - Gjithnjë, kinse për arsye të zgjatimit, verbavet që dalin në zanore të gjatë hundore, gabimisht shkojn e u shtojn një *-e,* tue marrë kështu fëtyrën e diftongut; ndërsa diftongu nuk bár hundim, prandej: *vû, prû, pështŷ, ndŷ.*

*Vërejtje 13.* - Do trajta t'imperfektit me sufiksin *-ke* për *-te* në v. 3 nj. që ndihen në popull, posaçe në krahinën e Malsís së Mbishkodrës, nuk janë për t'u marrë në kujdes, do të dënohen si djalektare nga gjuha e shkrueme. - P.sh. *Ai shkoke e mblidhke dredhza për ditë. Briti si t'i rake pushka. U tmerue, si të pake vetë djallin.* (për *shkonte, e mblidhte... si t'i binte... si të shihte).*

*Vërejtje 14.* - Ndër dy trajtat verbore në përdorim *çeli* dhe *çili,* ka fort mâ gjasë të ligjohet e para, si mâ e drejta. Posë kësaj, Buzuku ka *me ënçelë;* Bogdani: *me nçelë.*- Edhe nuk pëson metafoní gjatë fleksionit: *ju çelni; dera nuk çelet; atij i u çelshem pa frikë.*

*Vërejtje 15.* - Për t'u dënue, trajtat e dëshrores, të cilat ndokush shkrimtarësh i përdorë për të lidhores, v. 2 nj. P.sh. *Do të shkosh! S'mund*

*t'i bâsh fjalë. A mund të këcesh? Letrën do t'a shkruesh njetash.* - (për *shkojsh, bâjsh, këcejsh, shkruejsh*). Edhe s'na duken të përpikta trajtat e së pakryemes së verbavet në *-të:* ai *fliste, qiste, priste;* për ai *flitte, qitte, pritte*. - Kështu, mbassi e para *t-* âshtë tematike *(flit-ni, qit-ni, prit-ni);* dhe e dyta *-t* âshtë e dezinencës: *(flit-te, qit-te, prit-te)*. - Sigma *(-s)* ka gjasë t'inflitrohet nga dezinenca e qetashes: *flas, qis, flisni.*

*Vërejtje 16.* - Të mangta gjithënjë i gjykojm urdhënoret: *Zot, ruena! Ti ruena Zot! Shkruema faqen e zezë! Kryema, të lutem, kaqë nderë!* - (për *Ruejna*, Zot! *shkruejma... kryejma)*. - Posë këtyne djalektare, gjithënjë për t'u dëbue nga gjuha e shkrueme, janë edhe *na kina (kena), na jina (jena), nuk dina gjâ:* ku kambën e dezinencës *-mi* i a zuni përemni *na*. - (për *kemi, jemi, dijm)*.

*Vërejtje 17.* - Për kahë semantika a kuptimi i verbavet, shenjojm këtu, se tjetër âshtë *koritet burri* (marrohet); dhe tjetër *kuritet drûja në zjarm* (përthahet). Njeni e tjetri, huajtë nga sllavishtja *koriti; kuriti*. - Mandej, ndër të tjera, ndryshon: *unë rusem* (zbres, varem poshtë), nga *unë rysem* (stërvitem, regjem). - Tjetër *unë gjykoj* (bâj gjýq; lat. *judico*), nga *unë gjëkoj* (parashoh, paralajmoj) sllav. *jeka.*

*Vërejtje 18.* - Vro verbat frazeologjikë, me një kuptim prenjant; d.m.th. se ndrwjn në vete idé mâ të hapta, mâ të veçueme, se kanë prej fjalorit. Nga përdorimi i shpeshtë u a ndënkuptojm objektin a subjektin. P.sh. *Nuk i a ka aspak t'et* (frigën, hatrin). - *Shkoi me rá* (me fjetë). - *Mos m'a prish* (qejfin, zemrën). - *Sod qenke çue heret* (prej gjumit). - *S'qitet me tê* (puna, jeta). - *Mos më ban, pse po të kapi në dorë* (me u idhnue). - *A ban, që s'marr vesht për ty* (vakí (?)). - *Nuk i a di Zotit* (shyqyrin, për nder). - *A të bien një këto kundra, njeky petk?* (për kambë, për shtat). - *Pa çelë aspak* (gojë), *i a bleva, ku e kishte* (mendimin). - *Porsa e pashë, unë por mbetshë* (shtang), etj. Khs. *E pat. T'a lashë* (takë). *I a bani e i a kthei. S'm'u bâ...*

*Vërejtje 19.* - Simbas çka u tha mâ sypri, nuk âshtë e qërtueme të ndërlikohet ortografisht v. 3 e prezentit pasiv me v. 3. sh. t'aoristit. E para sosë me *-e-n* e ngultë para *-n (-en); Lypen mendë, nuk lypen dhen. Vjet këso kohe u lypnë ushtarë; sivjet por nuk po lypen. Vjet po, u falnë të burgosunët; sivjet nuk do të falen. Nuk ndalen gjindja rrugës kot. Me gjithkëta, atê e ndalnë dje.*



*Vërejtje 20.* - Shenjo, tjetër *të falem* (blg. *faliti;* slv. *hvaliti:* me lëvdue, me falnderue); dhe tjetër *falem* (në xhamí), nga arabshtja *al phalet* (me u vetmue, për m'u lutë). - Mandej edhe, mâ besnike origjinalit e për këtê arsye, për t'u preferue verbi *gërvishti*, srb. *grebsti;* prej së cilit verb G. Meyer ban të rrjedhë substantivi: *gerbulë-a;* se trajtat në përdorim *gërdhishtë, grishtë, grishë*, etj.

*Vërejtje 21.* - Tjetër *përmetoj* (it. permettere); dhe *premtoj* (it. promettere). - Mandej, në qoftë se verbi *përmendi* dalka nga substantivi *emën*, si e bje G. Meyer; atëherë âshtë krejt e paligjëshme trajta e forcueme *përmendi*, në përdorim. - Buzuku ndërkaq ka *promendi* për të soçmin *përmendi*.

*Vërejtje 22.* - Për t'i ikun hiatit - vështirsís së shqiptimit, që bjen me vete të ndeshunt e dý zanoreve, që nuk elidohen a nuk shkrîhen; të cilat ndodhin, njena në mbarim të trajtës, dhe tjetra dezinencë (zanore), apor enklitikë përemnore; - atbotë shtiem ndërmjet *bashkëtingëlloret epentetike*. Rasa mâ e shpeshtë vjen ndër vetat e urdhënores dhe të prezentit a t'imperfektit pasiv, ndër verba në zanore. Këto trajta, tue shtue mbas vetes enklitikat në fjalë, si lidhsa epentetike mund të marrin katër tinguj: *-h, -j, -n, -v.* Kështu:

*a) pse na levdo-h-et ai? Si shkru-h-et? ai fy-h-et, fshî-h-et;*

*b) pëlqe-j-e këtê dhuntí. Harro-j-i të fyemet. Mba-j-e në mendë.*

*c)* E posaçe ndër të vjetërt: *Nuk shko-n-et tash. S'pendo-n-et për mëkate. Idhno-n-et fort.* - Shto edhe epentetikën *-r*, ndër urdhënoret e këtyne 3 verbave *bie, shpie e shtie; bje-r-e, shpje-r-e, shtje-r-e.* Por këjo e fundit *(-r)* mund të jétë organike: *bjerë, shpjerë, shtjerë.*

*ç)* Epentetika *-v-*, *mâ* fort se ndër verba, hýn në punë posaçe ndër dý rasat e shumsit t'emnavet, *gjindore e dhanore*, për të lidhë një emën që mbaron në zanore, me dezinencat përkitse: *-e, -et.* P.sh. *bari-v-e, të lopë-v-et, germadhat e troje-v-et, punët e të tjerë-v-et, gëzimi i të ri-v-et, ne-v-e, ju-v-e.* Këjo lidhse epentetike mandej, erdh e u përdor edhe pa nevojë, aty ku nuk ishte rreziku i hiatit. Kështu *kanuni i pleq-v-et. bariu i këtyne lop-v-e, shkopîj-v-e.* - Ndërsa, ndër kohë të tjera, këjo epentetikë âshtë e domosdoshme; krejt për kundra, ndër trajtat e vetës së tretë të aoristit nj., të verbavet në zanore, s'kemi mâ nevojë për tê. Dezinencat *-i, -u* s'marrin lidhsë, p.sh. *Shko-i, dhe e vlo-i në zjarm. E preu në besë. Gjymsën e pi-u, dhe gjymsën tjetrë lje-u varrën. E sha-u dhe e la-u*

*në gjak. Nuk e ble-u, pse nuk i pëlqe-i!* - Mbassi kemi fjalën për këta tinguj epentetikë, do të shenjojm këtu se, ndërsa emnat mashkullorë në zanore dezinencën përkitse e marrin, pa kurrnjë ndërmjetsí lidhse, femnorët për kundra e lypin. P.sh. *ka-u, she-u, shi-u, bre-u;* por *gruej-a, e hua-j-a, fe-ja (shtëpi-j-a),* etj.

*Vërejtje 23.* - Rreth verbavet të kl. I. d. 2 me diftong tematik *-ie,* na ka enda të theksojm mirë, se tonika e këtyne verbave gjatë zgjedhimit shkon tue ndrue simbas kohës a vetës. Kështu, herë bje mbi të parin element të diftogut, herë mbi të dytin. P.sh. *unë sjélli, ti sjéllë,* etj.; por *ju siellni; nuk siellet; mos u siell. Nuk vielet tash vëneshta; po më viellet haeja.* - Kështu edhe *unë xjèrri, djèrri, vjèrri,* etj.; por *Nuk xieret, pse dieret kohë shumë; ku e vierni ju? Mos e tierni gjatë,* etj. - Ndër verba të kësaj kategorie âshtë për t'u shenjue fakti se, kur theksa bje mbi elementin e parë të diftongut, atbotë *-i*-ja merr tingëllin e shkurtë *(j-).* Kështu shqiptohet gjithkun, dhe kështu mendojm se do të shenjohet, d.m.th. herë *i-,* herë *j-;* krejt si ndihet. Prandej: *Unë s'mund t'a nxjerri; por xiere ti. Dje e kemi vjelë vëneshtën. Kush e ka mjelë lopën? Nuk mielet tash lopa.* - Posë kësaj, do të shenjojm edhe një fenomen tjetër. Verbat gjithënjë të kësaj kategorie, që sosin në rrotulloren *-rr* në v. 2. të prez. sh., n'aoristin e në të përbamet thjeshtohet në *-r.* Kështu *tjerri - tora; nuk tieret; viere!* - por *nuk mund t'a vjerri.* - Këta, sa për verba që mbarojn ndë rrëshitset *-l, -ll, -r, -rr.* Por, sa për ata verba të kësaj dege II. Kl. I. me diftongun rrânjuer *-ie,* që mbarojn në një çdo bashkëtingëllore, si: *vjedhi, ndjeki, djegi hjedhi, hjeki,* etj., këta e thjeshtojn ase e përmbledhin diftongun n'elementin e parë *(i-); mbassi* ndër këta atëherë nuk ndihet kurrsi ky diftong. P.sh. *A ké vjedhë? Këqyr e mos vidh ma. Nuk e kam ndjekë mâ atê lajm. Mirë; mos e ndiq tjetër. Hiqe mendësh atê punë. E kam hjekë. Hidhma topin mue. Pse me t'a hjedhë tý?* - Ndryshimi âshtë tepër i qartë; e lypet që doemos të shenjohet. Prandej edhe *unë bie, ti bje; bjère librin; bini burra!* Këtu dhe, dy verbat shpie, shtie, *shpje, shtje.*

## K. - TRAJTA PËSUESE E VERBIT.

Shembuj: *Ndeze zjarmin. - Nuk ndezet, pse janë drûtë e njoma. P. Shtjefën Gjeçovi mblodh e shkrou Kanunin e Malevet. Kanuni qe mbledhë dhe qe shkrue nga P. Shtjefni Gjeçov. E mbyta hagrepin! Mirashi i shkretë mbytet në një gotë ujë. Sod tash po lëshojm balonat. - Jo; âshtë tye frŷ erë, e nuk mund të lëshohen. Doktori e shëndoshi për 3 dit, dhe e çoi në kambë të sëmundtin. - I smundti qe shëndoshë e qe çue në kambë për 3 dit nga doktori. Shpejto, mbaro punë! - S'ka si shpejtohet, as s'ka si mbarohet puna për 5 minuta!*



1. – Kur, f.v., thomi *Të mirin gjithkush e do dhe e çmon,* - na me kaqë kemi shprehë një mendim e një punë, që ban dikush *(trajta aktive e verbit).* - Ndërsa, po të njëjtin mendim na mund t'a shprehim edhe ndryshe: *I miri duhet dhe çmohet prej gjithkuj. (trajta pësuese e verbit).* Në të parën rasë subjekti *vepron* diçka; në të dytën, *pëson* një veprë të kryeme prej së tjerësh.

2. - Përsa i përket zgjedhimit të diatezës pësuese, këta verba, përposë së tashmes të së pakryemes së diftores e të lidhores, dhe urdhënores, nuk kanë një trajtë të posaçme, të veten. - Prezenti trajtohet tue i a ngjitë si sufiks temës së vetës së dytë sh. së tashmes së diftores dezinencat, prej konjuktivit të ndihmtarit jam; d.m.th.: *-em, -esh, -et, -emi, -eni, -en.* Verbat në zanore, për t'i ikun hiatit, marrin ndërmjet temës e të sufiksit epentetikën *-h,* apor *-n,* Kështu:

I. - *lagem, qethem, lidhem; dierem, digjem, hiqem;*

II. - *shitem, leçitem, goditem; (vritem, përgitem, shklitem);*

III. - *bâhem, shkrîhem, frŷhem; çohem, vonohem, lahem, lyhem, ndihem; nuk shkonet;*

IV. - *hahem, pihem, dihem; zîhem, shtîhem, duhem.*

3. - E pakryemja: *-eshem, -eshe, -ej, -eshim, -eshi(t), -eshin.* - Krahasoje të pakryemen e ndihmtarit *jam: ishem, ishim, ishit, ishin.*

I. - *lageshe, qetheshe, lidheshe; diereshe, digjeshe, hiqeshe;*

II. - *shiteshe, leçiteshe, goditeshe; (vriteshe, përkiteshe, shkliteshe);*

III. - *bâheshe, shkrîheshe, frŷheshe; çoheshe, vonoheshe, laheshe, lyheshe;*

IV. - *haheshe, piheshe, diheshe, zîheshe, shtîheshe, duheshe.*

4. - E pakryemja pësuese, por, posaçe në krahin e Gegnís, trajtohet edhe ndryshe, tue i paravû së pakryemes aktive partikullën përemnore refleksive *–u,* p.sh. *u lagshe, u qethshe, u lidhshe, u zbutshe, u digjeshe,* ase: *u bâjshe, u levdojshe, u shkruejshe, u ndŷjshe, u zîshe, u shtihshe, u lajshe.*

5. - Aoristi, me të gjitha kohët e thjeshta të tjera të diftores, të lidhores, të dëshrores, të habitores dhe të mënyrës së pakufî të trajtës pësuese

përbâhen gjithënjë tue u paravû diatezës aktive partikullën përemnore në fjalë *(-u)*. Kështu:

a). - aoristi: *u laga, u pashë, u gjeçë;*
b). - dëshrorja: *u hjeksha, u bâfsha, u shofsha;*
c). - habitorja: *u lypka, u haka e u pika;*
ç). - infiniti: *me u lagë, me u shitë, me u bâ;*
d). - gjerundi: *tue u lidhë, tue u frŷ, tue u lavdue.*

6. - Përsa u përket kohëvet të përbame, këto trajtohen të gjitha, tue u paravû trajtavet aktive, në vend të ndihmtarit *kam,* verbin *jam.* Kështu *jam lagë, jam gjetë; qeshë shitë e qeshë leçitë; do të jém vonue, do të jém thirrë; do t'ishe goditë, do t'ishem vû; qofsha binë dhe qofsha mrekullue; ç'qenkam djersë, ç'qenkeni frŷ; me qenë lëvdue, me qenë thirrë; tue qenë emnue, tue qenë goditë,* etj.

7. - Për t'u theksue veta e tretë e aoristit pësues; e cila, ndër verba në bashkëtingëllore, - ndashti pse shkajktue nga elementi bredhtuer *(-u)* që ka para, - tingëllon e shkurtë ase pa dezinencë. P.sh. *u lag, u mbyt, u gjet, u lidh, u tret, u zgjidh, u lodh, u la, u dha, u tha,* etj. (dhe jo *u lagi, u mbyti, u lodhi,* etj.) - Por verbat në zanore, këta bâjn një punë tjetrë: Në vete 3 t'aoristit nj. huajn temat e infinitivit. Kështu *u bâ, u shkrî, u çue, u vû, u pá, u ndie, u lye,* me ta edhe *u hangrë.*

*Përjashtime.* Verbi *me zanë,* apor *me xanë, me dhânë, me thanë,* në vetën 3 pësuese del e shkurtueme: *Ai u zû në faj. Po su xû lekcjoni djeri të Hanën, të mjerët ju!,* dhe jo *u zuni në faj; po s'u xuni lekcjoni...*

Këso dore edhe nukë kanë aorist pësues, as si pavetore në v. 3. nj., shumica e verbavet sigmatkë, si: *qenë, pasë, rá, ardhë, mbetë.* Prandej, nuk thotë kush *ai u qe, u pat, u rá, u erdh, u mbet...* - Për t'u dallue por, janë këta nga aoristat veprues, të cilët kanë po të njëjtën trajtë. *Pjetri u rá ndër kambë. Nuk u erdh fort mirë. Ai u mbet në qafë,* etj.; ku *-u*-ja âshtë një grimcim i vetorit shumës: *atyne,* dhe jo partikullë përemnore refleksive.

8. - Përsa i përket urdhënores pësuese, âshtë për t'u shenjue, se grimcimi i refleksivit *-u* u ngjitet *mbas* trajtavet t'aktivit, si enklitikë, b.f.: *çelu, hiqu, ngrehu, laju, shkrueju; çelnju, hiqnju, lanju, shkruenju, ngrehnju* (nga: *çelni-u, hiqni-u, lani-u.*) - Urdhënorja mohuese *(imperativi prohobitiv)* ndron. Adverbi mohues *mos,* bashkë me refleksivin *-u,* shkon fill *para* trajtës s'urdhnores, si proklitikë. P.sh. *Mos u ligshto! Mos u bani fëmij të këqí! Mos u ndŷj! Mos u ngutni!*

*Vërejtje.* - Në vetën e tretë t'aoristit pësues, si shokët, kështu edhe



verbat në *-të* dalin tingëllit së shkurtë. Prandej, jo *ai nuk u ruejt; s'u mbajtë, u gjuejtë koha, u rrêjtë,* etj., për *ai nuk u ruejt; s'u mbajt; u gjuejt koha; u rrîjt,* etj.

Si shihet, rasa e ndërlikimit ndodhë mâ së fortit rreth verbash, që ruejn në prezentin e diftores e të lidhores zanoren e gjatë apor diftongun tematik: *ruej, mbáj, gjuej, rrêj,* etj. - Krahaso *u tret, u topit, u gjet, u lidh, u shporr, u qeth,* etj.

## L. - PASQYRA E ZGJEDHIMIT TË VERBAVET PËSUESË DHE REFLEKSIVA.

### I. - MËNYRA DIFTORE *(INDIKATIVI).*

| Kl. I | Kl. II | Kl. III | Kl. IV |
|---|---|---|---|

a) E tashmja *(prezenti).*

| | | | |
|---|---|---|---|
| lidhem | zbutem | bâhem | vêhem |
| lidhesh | zbutesh | bâhesh | vêhesh |
| lidhet | zbutet | bâhet | vêhet |
| lidhemi | zbutemi | bâhemi | vêhemi |
| lidheni | zbuteni | bâheni | vêheni |
| lidhen | zbuten | bâhen | vêhen. |

b) E pakryemja *(imperfekti)*

| | | | |
|---|---|---|---|
| lidheshem | zbuteshem | bâheshem | vêheshem |
| lidheshe | zbuteshe | bâheshe | vêheshe |
| lidhej | zbutej | bâhej | vêhej |
| lidheshim | zbuteshim | bâheshim | vêheshim |
| lidheshit | zbuteshit | bâheshit | vêheshit |
| lidheshin | zbuteshin | bâheshin | vêheshin. |

c) Aoristi.

| | | | |
|---|---|---|---|
| u lidha | u zbuta | u bana | u vuna |
| u lidhe | u zbute | u bane | u vune |
| u lidh | u zbut | u bâ | u vû |

| | | | |
|---|---|---|---|
| u lidhmë | u zbutmë | u bamë | u vumë |
| u lidhtë | u zbuttë | u bâtë | u vûtë |
| u lidhnë | u zbutnë | u bânë | u vunë. |

ç) E përtejkaluemja.

| | | | |
|---|---|---|---|
| qeshë lidhë | qeshë zbutë | qeshë bâ | qeshë vû |
| qé lidhë | qé zbutë | qé bâ | qé vû |
| qe lidhë | qe zbutë | qe bâ | qe vû |
| qémë lidhë | qémë zbutë | qémë bâ | qémë vû |
| qétë lidhë | qétë zbutë | qétë bâ | qétë vû |
| qénë lidhë | qénë zbutë | qénë bâ | qenë vû. |

d) E kaluemja *(perfekti)*.

| | | | |
|---|---|---|---|
| jam lidhë | jam zbutë | jam bâ | jam vû |
| jé lidhë | jé zbutë | jé bâ | je vû |
| âshtë lidhë | âshtë zbutë | âshtë bâ | âshtë vû |
| jemi lidhë | jemi zbutë | jemi bâ | jemi vû |
| jeni lidhë | jeni zbutë | jeni bâ | jeni vû |
| janë lidhë | janë zbutë | janë bâ | janë vû. |

dh) E tejkaluemja *(pluskuamperfekti)*

| | | | |
|---|---|---|---|
| ishe lidhë | ishe zbutë | ishe bâ | ishe vû |
| ishe lidhë | ishe zbutë | ishe bâ | ishe vû |
| ishte lidhë | ishte zbutë | ishte bâ | ishte vû |
| ishim lidhë | ishim zbutë | ishim bâ | ishim vû |
| ishit lidhë | ishit zbutë | ishit bâ | ishit vû |
| ishin lidhë | ishin zbutë | ishin bâ | ishin vû. |

e) E përtejkaluemja *(pluskuamprfekti II)*.

| | | | |
|---|---|---|---|
| paçë qenë lidhë | paçë qenë zbutë | paçë qenë bâ | paçë qenë vû |
| pate qenë lidhë | pate qenë zbutë | pate qenë bâ | pate qenë vû |
| pat qenë lidhë | pat qenë zbutë | pat qenë bâ | pat qenë vû |
| patmë qenë lidhë | patmë qenë zbutë | patmë qenë bâ | patmë qenë vû |
| pattë qenë lidhë | pattë qenë zbutë | pattë qenë bâ | pattë qenë vû |
| patnë qenë lidhë | patnë qenë zbutë | patnë qenë bâ | patnë qenë vû. |



ë) E ardhëshmja e thjeshtë *(futuri)*.

| | | | |
|---|---|---|---|
| kam me u lidhë | kam me u zbutë | kam me u bâ | kam me u vû |
| ké me u lidhë | ké me u zbutë | ké me u bâ | ké me u vû |
| ka me u lidhë | ka me u zbutë | ka me u bâ | ka me u vû |
| kemi me u lidhë | kemi me u zbutë | kemi me u bâ | kemi me u vû |
| keni me u lidhë | keni me u zbutë | keni me u bâ | keni me u vû |
| kanë me u lidhë | kanë me u zbutë | kanë me u bâ | kanë me u vû. |

f) E parardhëshmja *(futuri ekzakt)*.

| | | | |
|---|---|---|---|
| do të jém lidhë | do të jém zbutë | do të jém bâ | do të jém vû |
| do të jésh lidhë | do të jésh zbutë | do të jésh bâ | do të jésh vû |
| do të jétë lidhë | do të jétë zbutë | do të jétë bâ | do të jétë vû |
| do të jemi lidhë | do të jemi zbutë | do të jemi bâ | do të jemi vû |
| do të jeni lidhë | do të jeni zbutë | do të jeni bâ | do të jeni vû |
| do të jénë lidhë | do të jénë zbutë | do të jénë bâ | do të jénë vû. |

## II. - MËNYRA URDHËNORE *(IMPERATIVI)*

lidhu - lidhnju    zbutu - zbutnju    banu - banju    venu - venju.

## III. - MËNYRA LIDHORE *(KONJUNKTIVI)*.

a) E tashmja *(prezenti)*.

| | | | |
|---|---|---|---|
| që të lidhem | që të zbutem | që të bâhem | që të vêhem |
| që të lidhesh | që të zbutesh | që të bâhesh | që të vêhesh |
| që të lidhet | që të zbutet | që të bâhet | që të vêhet |
| që të lidhemi | që të zbutemi | që të bâhemi | që të vêhemi |
| që të lidheni | që të zbuteni | që të bâheni | që të vêheni |
| që të lidhen | që të zbuten | që të bâhen | që të vêhen. |

b) E pakryemja *(inperfekti)*.

| | | | |
|---|---|---|---|
| që të lidheshem | që të zbuteshem | që të bâheshem | që të vêheshem |
| që të lidheshe | që të zbuteshe | që të bâheshe | që të vêheshe |
| që të lidhej | që të zbutej | që të bâhej | që të vêhej |

| | | | |
|---|---|---|---|
| që të lidheshim | që të zbuteshim | që të bâheshim | që të vêheshim |
| që të lidheshi | që të zbuteshi | që të bâheshi | që të vêheshi |
| që të lidheshin | që të zbuteshin | që të bâheshin | që të vêheshin. |

c) E kaluemja *(perfekti).*

| | | | |
|---|---|---|---|
| që të jém lidhë | që të jém zbutë | që të jém bâ | që të jém vû, etj. |

## IV. - MËNYRA DËSHRORE *(OPTATIVI)* DHE MËNYRA KUSHTORE *(KONDICJONALI).*

a) E tashmja *(prezenti)*

| | | | |
|---|---|---|---|
| u lidhsha | u zbutsha | u bâfsha | u vûfsha |
| u lidhsh | u zbutsh | u bâfsh | u vûfsh |
| u lidhtë | u zbuttë | u bâftë | u vûftë |
| u lidhshim | u zbutshim | u bâfshim | u vûfshim |
| u lidhshit | u zbutshit | u bâfshit | u vûfshit |
| u lidhshin | u zbutshin | u bâfshin | u vûfshin. |

b) E kaluemja *(perfekti).*

| | | | |
|---|---|---|---|
| qofsha lidhë | qofsha zbutë | qofsha bâ | qofsha vû |
| qofsh lidhë | qofsh zbutë | qofsh bâ | qofsh vû |
| qoftë lidhë | qoftë zbutë | qoftë bâ | qoftë vû |
| qofshim lidhë | qofshim zbutë | qofshim bâ | qofshim vû |
| qofshi lidhë | qofshi zbutë | qofshi bâ | qofshi vû |
| qofshin lidhë | qofshin zbutë | qofshin bâ | qofshin vû. |

## V. - MËNYRA HABITORE *(ADMIRATIVI).*

a) E tashmja *(prezenti).*

| | | | |
|---|---|---|---|
| u lidhkam | u zbutkam | u bâkam | u vûkam. |

b) E kaluemja *(perfekti).*

| | | | |
|---|---|---|---|
| qenkam lidhë | qenkam zbutë | qenkam bâ | qenkam vû. |



## VI. - MËNYRA E PAKUFI *(INFINITIVI).*

a) E tashmja *(prezenti).*

| | | | |
|---|---|---|---|
| me u lidhë (për t'u l.) | me u zbutë | me u bâ | me u vû. |

b) E kaluemja *(perfekti).*

| | | | |
|---|---|---|---|
| me qenë lidhë | me qenë zbutë | me qenë bâ | me qenë vû. |

## VII. - PJESORJA *(PARTICIPI).*

E kaluemja *(perfekti).*

| | | | |
|---|---|---|---|
| lidhun (-ur) | zbutun (-ur) | bám (bërë) | vúm (vënë). |

## VIII. - PËRCJELLORJA *(GJERUNDI)*

a) E tashmja *(prezenti)*

| | | | |
|---|---|---|---|
| tue (duke) u lidhë | tue u zbutë | tue u bâ | tue u vû. |

b) E kaluemja *(perfekti)*

| | | | |
|---|---|---|---|
| tue qenë lidhë | tue qenë zbutë | tue qenë bâ (bërë) | tue qenë vû (vënë). |

## LL. SI KTHEHEN E BÂHEN PËSUESE FOLJET VEPRUESE.

1. - E përsrisim: Të gjithë verbat vepruesë a aktiva, mjaft të jénë kaluesë, mund të siellen dhe mund të bâhen pësuesë ndër të gjitha mënyrët, kohët e vetat. P.sh. *Unë láj duerët:* Unë lahem duersh. - *Po Pjetrin e shkretë, a e mbyti kush?...* Jo, u mbyt n'ujë! - *Isufin populli njëj zani e zgjodh për deputet:* Isufi njëj zani prej popullit qe zgjedhë për deputet. - *Të gjithë i a levduenë dhe e çuenë në qiellë emnin e burrnín e tij:* Emni dhe burrnia e tij nga të gjithë qe levdue e çue në qiellë. - *Përrallojn, se shi i ati mbyti në dyluftim të birin, Hasdrubalin:* Përrallojn, se Hasdrubali qe mbytë në dyluftim shi prej s'et.

2. - Verbat vepruesë pakaluesë, edhe këta, si e kemi çekë, mund të bâhen pësuesë, por vetëm në vetën e tretë, pa subjekt të shprehun; edhe atëherë bâhen pavetorë; d.m.th. tue u përdorë vetëm në vetë të tretë njëjs, nuk i përshtaten kurrnjëj subjekti të caktuem. P.sh. *Nuk rrihet pa hangrë. Tash në dimën erret shpejt. Nuk i shkohet kuj kaqë vonë. A mund të këcehet vija e mullinit? Jo; por do të kalohet kahë ura.*

Ushtrim. - Sielli këto fjalí në trajtën pësuese:

1. *Tërmeti ka rrenue shumë qytete e katunde.* - 2. *Bulku punon tokën.* - 3. *Leka i Madh shtroi me luftë shumë popuj e mbretní.* - 4. *Temistokli mujti Persjant në luftën e Salaminës.* - 5. *Përmbassi populli e mujti anmikun, e vuni para dhe e ndoq djeri larg.* - 6. *Një shoq i keq prishë shpesh mbarë një shoqní.* - 7. *Aso herë, kur Krezi e pyeti orakullin, athue do t'a mujtte Çirin me luftë, ky i përgjegji: "Ne e kalojsh Halisin, ké për të shtrue një mbretní të madhe!".*

II. - Sielli tash në trajtën vepruese këto fjalí pësuese:

1. *Prej së xehtit shumë trupën të fortë zbuten.* - 2. *Helena qe grabitë prej Paridit edhe qe çue në Trojë.* - 3. *Mbassi që Troja qe rrethue dhe qe mbajtë kështu e rrethueme për 10 vjet, prej Grekësh, së mbramit qyteti, qe marrë edhe qe djegë e pjekë.* - 4. *Kallëzohet, se Hasdrubali qe mbytë gabimisht në luftë prej s'et.* - 5. *Në qoftë se kryhet prej jush puna me kohë e mirë, do të ju jepet një shpërblim i mirë.* - 6. *Fundi i detit ka qenë shqyrtue dhe studjue mâ se një herë nga palombarët e njerzt e dijshëm.* - 7. *Nuk dihet, çka bâhet nesër prej si.* - 8. *Në t'u pëlqeftë libri, mund të çohet me u blé në kryeqytet.*

## M. - VERBAT PAVETORË *(VERBA IMPERSONIALIA)*.

Quhen kështu ata verba, të cilët zakonisht nuk përdoren, veçse në vete 3. nj. Në këtë pikëpamje, edhe këta mund të njehen ndër verba të mangët apor defektiva.

Këta dahen trísh:

a) Pavetorë të vërtetë, d.m.th. asish që shenjojn fenomenet e motit ase t'atmosferës. P.sh. *veton, bumbullon, agon, muzget, vrâhet, këthiellet, erret.*

b) Janë pavetorë në kuptim mâ të gjanë ata verba në vete 3, të cilët tregojn një rasë, një nevojë, një gjasë, një ndodhje, etj. pa shprehë një subjekt të caktuem. P.sh. *Duhet, lypet, më duket; ndodhë që...; më përket, më bâhet, të takon, thuhet, përballohet, kallëzohet; nuk dihet, kur këthen; më pëlqen të nisemi një orë e mâ parë; s'qitet me tê; mjafton që të vêshë dorë ti,* etj.

c) Kategorizohen me pavetorë edhe foljet e trajtueme me ndihmtarët *âshtë* dhe *ka.* P.sh. *Âshtë e dijtunë, se nuk vjen ma. Âshtë e sigurtë, se tash po na prishet moti. Ka gjasë, se tash po na bje borë. S'ka dyshim, se rri pa dukë sonte. Âshtë mbarre për tý, me shetitë me asish shokësh. Më ka anda, t'a shihsh edhe ti. Âshtë mirë, të gjindeni edhe ju n'atë mbledhje. Âshtë frika, mos të niset, pa na thanë as!*

*Vërejtje 1.* - Si shihet, mund të përdoren si pavetorë, d.m.th. në vetë 3. nj., të gjithë verbat kaluesë a tranzitiva, mjaft që mos të jénë bredhtorë ase refleksiva. Kështu, nuk mund të thuhet, në kuptim pavetuer: *nuk kuellet tash, s'pengohet, nuk teshet,* etj. Ndër kësosh së thanmesh, për t'u dhânë verbavet një kuptim pavetuer, shqip shkon mâ mirë, të marrin si subjekt emnin *nieri.* P.sh. *Nuk kuellet njeriu pa pasë nevojë. Njeriu nuk teshet kur do vetë. Pendohet njeriu atëherë, kur e njeh fajin e vet.* - Khs. *Njeriu s'e di, kur des. Ka tëshír (dëshír) njeriu, me i a thanë një fjalë,* etj.

*Vërejtje 2.* - Shpesh vîjn, fort mâ të natyrëshme trajtat e verbavet të diftimit *(verba dicendi)* në vetën e tretë shumës, sesa njëjs. P.sh. *kallëzojn, se... diftojn, se... e përrallojnë se... thonë se... Duen me thanë, se sivjet do të kemi një dimën t'egër.*

*Vërejtje 3.* - Shprehjevet pavetore të gjuhëve të huaja shpesh u përgjegjet shqip, tue i paravû, si subjekt foljesh, përemnin e pacaktuem: *kush,* sidomos ndër fjalí negative. P.sh. *Shtiekeqin dhe sŷgërvishtin nuk e këqyrë kush me sŷ të mirë. Në darsmë nuk shkon kush, pa qenë grishë. S'ka kush farë friket prej si. Krenarín s'i a ka anda kuj, as s'e levdon kush.*

## N. - AORISTI SIGMATIK

1. - Quhet kështu aoristi (e kryemja) e atyne verbave të cilët, posë shokësh, dalin në *-sh* ase *-ç* (mbas *-n* a *-t* thashë - *pashë: thânë - dhanë; patun - paçë).* Këtê dezinencë t'aoristit e kanë ruejtë një pakicë verbash së vjetër të shqipes, të tipit t'atyne t'indogjermanishtes. Kryekrejet tre verbat në *-mi:* dy ndihmtarët *(jam, kam)* dhe *thom: jemi, kemi, thomi.*

2. - Verbat, që marrin këtê aorist sigmatik, janë e shumta *defektiva;* mbassi tema e aoristit nuk ka çë të bâjë, gati aspak me temen e prezentit *(fenomeni i supletivizmit).*

3. - Ata verba të kësaj kategorie, të cilët kanë në rrânjë një *a,* tue marrë në vetën dytë nj. si dezinencë një *-e,* përbâjn me tê kështu një diftong sekondár: *unë dhashë, ti dhae; unë pashë, ti pae; unë thashë, ti thae.* - Në vetën e tretë nj. dalin, e shumta, në tingëll të shkurtë e të theksuem. Kështu: *ai dha, tha, pat, qe, la.* Shkurtimi i trajtavet âshtë për t'u spjegue, se ndodhë për të rám të dezinencës: *ai mbet, s'e gjet, nuk pat;* për *mbeti, gjeti, pati.* - Ndër trí vetat e shumsit, zgjedhohen rregullisht.

4. - Kanë aoristin sigmatik këta verba:

jam - *kjeçë* (qeshë)
kam - *paçë* (patshë)
shoh - *pashë*
ap - *dhashë* (dhanshë, dhaçë)
thom - *thashë* (thanshë, thaçë)
bie - *rashë*
lâ - *lashë* (lançë, laçë)
gjêj - *gjetshë* (gjeçë)
mbes - jes - *mbetshë* (mbeçë).

*Zgjedhimi i aoristit sigmatik*

| | | | |
|---|---|---|---|
| dhashë | páshë | ráshë | gjetshë |
| dhae | pae | rae | gjete |
| dha | pau | rá | gjet |
| dhámë | pámë | rámë | gjetmë |
| dhátë | pátë | rátë | gjettë |
| dhánë | pánë | ránë | gjetnë |

*Vërejtje 1.* - E gjykojm pa tjetrë djalektare, dhe prandej të paligjëshme për gjuhën e shkrueme, trajtën e vetës së dytë nj. në *-é,* në vend të diftongut sekundár *-ae.* Kështu b.f. thuhet e shkruhet ndonjëherë: *Çka thé? Ku e lé? A e pé?;* për *thae, lae, pae).* - Dënohet këjo grafí, sikur dënuemë mâ nalt monoftingzimin e emnavet *ngé, vé, ré;* për *ngae, voe, voe.*

*Vërejtje 2.* - E arsyeshme dhe e nevojëshme âshtë, të dallohet qartë në shkrim sasia e këtyne katër verbave *(me qenë, me dhânë, me thanë*



dhe *me lanë);* të cilët, ndërsa pjestoren e kanë tingëllit së përgjymsët, të parën e të tretën vetë t'aoristit në shumës e kanë tingëllit së gjatë. Kështu: *Ata, për të qenë, nuk qénë shumë; por... Na, me u dhânë, s'u dhámë gjâ; por u a mbajtmë në mendë, për një herë tjetrë. Me thanë të drejtën, ata s'na thánë gjâ një herë; mâ vonë por, u sollnë e na thánë një mijë të zezat. Me i lanë vetëm, na nuk i lámë; ata po, kur qemë ngusht, iknë dhe na lánë vetëm.*

*Vërejtje 3.* - Posë këtyne të naltpërmendunve, ndihen edhe verba të tjerë, krejt të rregullët, që marrin këtê aorist sigmatik. Por nuk janë për t'u marrë para swsh, sidomos në gjuhën e shkrueme; mbassi këta janë trajtue prej popullit shum mâ vonë, për një proçes analogjik të kotë me të sypërmët. Kështu, të bje me ndie: *Unë shkueshë dhe e pyetshë. Erdhshë e u bâsh krejt pluhun.*

*Vërejtje 4.* - Shenjo, si e djerrë dhe s'ndihet mâ n'aoristat sypripërmèndunë hundzimi rrânjuer i verbit *me lânë - lâ: lashë, gjêj – gjeçë, thânë – thashë, dhânë - dhashë.*

## NJ. - TË PËRBÁMT E KOHËVET TË VERBIT

a) *E tashmja e diftores.*

1. - Përsa i përket zanores rrânjore, të gjithë verbat e klasës I. III. e IV. të degës I. e mbajn të pandrueshëm ndër tëtana vetat, njashtu si t'a kénë në vetën e parë nj. P.sh. *uli, ulë, ulim, ulni, ulin; godis, goditë, godisim, goditni, godisin; shkoj, shkon, shkojn, shkojn, shkoni, shkojn.* - Këta të gjithë quhen *verba të ligshtë,* për të cilët do të flasim mâ andej.

2. - Verbat e klasës II. degë 1. e kanë të zbútnë në *-i* vetën e dytë të shumsit, po qe se këta e kanë këtê *-i* në temë (në pjesore). P.sh. *shes, shet, shitni; qes, qet, qitni; pres, pret, pritni;* pse *me shitë, me pritë, me qitë.*

3. - Verbat e klasës I. degë 2. me diftongun *-ie* në temë, të cilët vetat e diftores i bâjn tue e shkurtue diftongun në fjalë, me të rám të tonikës n'elementin e dytë: *-íe, -jé* në vetën e dytë sh., thjeshtohet diftongu në *-i;* apor, në qoftë se mbyllen në një rrështitse *-l, -ll, -r, -rr,* atbotë në vetën e dytë sh. këthen prapë në fuqí diftongun *-ie.* Kështu: *mbjélli, mbjéllë,*

*mbjéllim, mbiéllni, mbjellin, vjelin, vjelim, vielni, vjelin.* Në këtê rasë *-rr* e fortë vjen e ligshtohet në *-r,* p.sh. *djerri, dierni; xjerri, xierni; tjerri, tierni.* - Sasia ase kuantiteti në këtê pozicjon ndihet qartë, dhe do të shenjohet; përse nuk âshtë tingëlli i diftongut në fjalë, si para këtyne rrëshitseve, si para tingujvet të tjerë, p.sh. ndryshe *mblidhni, vidhni, hiqni,* etj. e ndryshe *siellni, vielni, xierni.*

4. - Këtê metafoní, a ndrim zanoresh gjatë fleksjonit në prezent, e pësojn edhe verbat e klasës IV. degë 2. Këta, si kemi pá, *a*-n e vetës së parë në vete të dytë e të tretë e zbusin në *-e,* dhe në vete 2. sh. e bâjn *-i.* P.sh. *zâ, zen, zini; lâ, len, lini; xâ, xen, xini; përzâ, përzen, përzini.*

5. - Për t'u shenjue këtu âshtë fakti, se të tria vetat e prezentit nj. të verbavet të kësaj klase IV, përposë sasís, nuk marrin dezinencë. Kështu: *unë há, ti ha, ai ha; unë due, ti do, ai do; unë rrí, ti rri, ai rri.* - Qe këtu, lista e këtyne verbave të pambaresë në prezent të diftores nj. Janë gjithsej 9:

*há, pí, rrí,*
*due, drue, dí,*
*bie, shpie, shtie.*

Këtyne mund t'u shtohet, djeri diku nemose, edhe defektivi *me vojtë.*

Me kaqë shihet, sa pa vend thuhet e shkruhet, sigurisht për një proçes analogjik: *Ti han e pin kot. A e din, ku rrin ai me shtëpi? Ti, lum djali, a dron, apor s'don me shkue? Atij i bjen, 10 frangë dita* etj.

*Vërejtje.* - Verbat në *-të* (Kl. II. d. 1.) dý vetat e njëjsit të prezentit i kanë po në të njëjtën trajtë mbaresat në tingëll të përgjysët, sikur i kanë në pjesore. Kështu *unë shetis, ti shetitë, ai shetitë; kullos, kullotë, kullotë; mbys, mbytë, mbytë.* - Por i kanë të shkurta këto dý veta të njëjsit, po qe se në vetën e parë largohen nga pjesorja. Kështu *shes, shet, shet; qes, qet, qet; shklas, shklet, shklet; pres, pret, pret,* etj. mbassi pjesoren e kanë *shitë, qitë, shkelë, pritë.* - Për kundra ata të parët e patnë *shetitë, kullotë, mbytë.*

b) *Trajtimi i së tashmes lidhore.*

1. - Hiq vetën e dytë e të tretë nj., të gjitha vetet të tjera janë njëpërnjë si ato të së tashmes diftore. Këtyne trajtave por, si të gjitha trajtavet të lidhores, u paravêhet lidhsa *të.* Kështu *që të shkoj, të shkojm, të shkoni, të shkojn; të tres, të tresim, të tretni, të tresin; të vê, të vém, të vênë.*



2. - Dezinenca e vetës së dytë nj. të lidhores âshtë *-sh,* dhe e vetës së tretë âshtë *-i,* apor *-ë.* Trajtohen këto dý veta të lidhores, tue i a shtue si sufiks temës së vetës së parë të prezentit të diftores nj., dezinencat që thamë *(-sh, -i, -e).* P.sh. *që ti të shkoj-sh, që ai të shkoj-ë; që ti t'uli-sh, që ai t'uli (t'ul-ë), që ti të vê-sh, që ai të vê-j-ë.*

*Vërejtje 1.* - E gjykojm të paligjëshme, të zâvendsohen këto me trajtat e dëshrores për të lidhores. P.sh. *Due që të shkosh sa mâ parë. T'urdhënoj, të bâsh kështu. A mund t'a mbarosh për nesër?* Në vend të *të shkojsh... t'a bâjsh... t'a mbarojsh... - Porsa të ndrosh vend... Kur të punosh... Ndë m'a kallëzosh... sa të punosh pak, kudo të jetosh... si t'urdhnosh... mbassi të më shkruesh... para se t'a peshosh... si të kryesh punë... Khs.* supletivat: *që të vijsh, të rrijsh, si të duesh.*

*Vërejtje 2.* - Verbat e klasës së parë, degë 2., mund të marrin, për eufoní, një *-i* tinzare, ndërmjet dezinencës *-sh,* p.sh. *të marrish, të dalish, të folish.*

3. - Por tema e vetës së dytë së shumësit, ka nisë t'i a zâjë vendin trupit të vetës së parë njëjs. Prandej, sod nuk âshtë e mùndunë të shkohet gjithmonë mbas rrëgullës që thámë mâ nalt; d.m.th. tue i a ngjitë dezinencat temës së vetës së parë nj. P.sh. Nuk thotë sod mâ kush: *Mbassi t'a njohsh mirë dhe t'i a shohsh punën... due të hjeksh dorë prej si,* por thonë *t'a njihsh... t'ia shihsh... të hiqsh dorë.* - Kështu edhe *Urdhënoj, që mos të flitsh, mos t'a vritsh me fjalë, mos të shklitsh,* etj.; për *që mos të folsh, mos t'a vrash, mos të shkelsh,* etj.

c) *Rreth trajtës s'urdhënores.*

1. - Përposë vetës së dytë njëjës, vetat të tjera të gjitha mirren prej së tashmes lidhore *(coniuntivus iussivus).*

2. - Veta e dytë e njëjsit t'urdhënores trajtohet tue i a hjekë dezinencën *-ni* vetës së dytë shumës të qetashes diftore. Kështu, nga *ju fol-ni,* urdhënorja e vetës së dytë âshtë *fol,* nga *puno-ni*: *puno,* nga *ju shit-ni*: *shit,* nga *ju shërbe-ni*: *mos shërbe.*

3. - Tingëlli i vetës së dytë t'urdhënores njëjs, pa enklitikë, âshtë gjithmonë i shkurtë e i theksuem *(paroksitone);* p.sh. *shkò, punò, përparò, mos përgjègj, mos u mërzìt; mos u thè, mos u kursè.* - Verbi

bâhet aton, dhe theksimin e merr objekti. Kështu *bane páll; këndoji létrat; përsërite hartímin; kurseje kóhën.*

4. - Verbat me diftong a me zanore të gjatë tematike, të cilët nuk e mbledhin as s'e shkurtojn, por e ruejn edhe në vetë 2. sh., këta në vend të këtij diftongu e zanorje së gjatë, marrin në urdhënore një *-j* fundore. Shkurt, trajta e urdhënores së vetës së dytë nj. tingëllon krejt si veta e parë e së tashmes diftore. P.sh. *Unë s'po të fyej, por as ti mos më fyej. Unë s'po flêj; prandej as ti mos flêj. Na shkruej shpesh. Mos na sháj; mos përziej punë. Paguej e mos druej! Thueje gjithmonë të vërtetën.*

5. - Verbat e klasës IV. degë 1. e qesin rishtas n'urdhënore hundzimin *(-n) rrânj*uer, të cilin në të vërtetë nuk e kanë lëshue as ndër vetat e tjera tue e nazalizue zanoren. P.sh. *Mos u ban i marrë! M'a len mue. Vene njaty. Hin në klasë. Shtine në xhep briskun. Mos e zen perimend.*

6. - Verbi *bie* n'urdhënore del në diftong të shkurtuem, sidomos kur ka ndonjë enklitikë. Kështu *bjere librin, bjerma qatë send, bjermani fletoret.* - Do të pritshim *binimi (ju) fletoret!*

Fenomeni, si shihet, ndodhë vetëm në trajtën e bashkueme me enklitiket: *-e, -i, -ma, -mi.* Kështu *bjere, bjeri, bjerma, bjermi,* etj. Por hupë ky element tematik *(r),* dhe s'dihet ma, kur urdhënorja âshtë pa këto enklitike. Kështu *Bje sa të duesh; por këqyr e mos më bje kresë. Bini burra, bini!* - Kaqë gati mund të thomi edhe për dy verbat, shokët e tij *shpie e shtie.* Kështu *Shtjere dorën n'ujë. Shpjermi librat në shtëpí. Mos i shtje veshët në lesh. Shtjeri krypë darkës.*

7. - Për t'u shenjue edhe âshtë fakti, se verbat e klasës I. degë 2., pa këqyrë temën e ré, që gjatë shekujvet kanë shkue tue marrë, gjithënjë urdhënoren këta e trajtojn simbas trupit të vjetër. P.sh. *Plas ti, plas sa të duesh. Thirre Gjergjin. Mos vra! Mos e shkel bukën! Mos më pre në besë! Preke me puplë. Shterre atê gotë.* - Edhe jo *pëlsit... mos vrit... mos e shklit... shtrrite ... thrrite...;* si do të kishte mundë të presim nga tema e vetës së dytë sh.; *pëlsit-ni... thrrit-ni... vrit-ni... shklit-ni... shtrrit-ni...*

*Vërejtje 1.* - Urdhënorja e defektivit *vîj: eja!* me trajtën e sinkopueme të shumsit *eni!* - nga *ejani!* - në vete nuk janë trajta verbore: janë pasthirrme latinishte-greqishte *eja!* (ela!); apor *hajde-ni!* ( pasthirrma turq.).

*Vërejtje 2.* - S'na duken me vend urdhënoret *lahu, lahuni!;* për *laju, lanju!:* mbassi n'urdhënoren mohuese pësuese thonë *mos u láj, mos u lani!*



*Vërejtje 3.* - Si do të shihet nga shembujt, grimcimi i refleksivit *(u),* që jep diatezën e pësores, vendohet para urdhënores negative, damas nga trajta e verbit; ndërsa n'urdhënoren pohuese, këjo pjesëz *(u)* përdoret si enklitikë, edhe ngjitet ngusht me trajtën verbore. Për mâ tepër, n'urdhënoren e shumsit pohuese, këjo përdoret si infiks; d.m.th. shtihet mjedis temës e dezinencës.

P.sh. *Mos u ngut! Mos u mërzit! Mos u shtŷj!* - Ndërsa në pohuesen: *Zmbrapnju! Mbanju! Hiqnju! Struknju! Këthenju! Mbaju kur të biesh. Shkundu pluhnit;* - apor: *Lidhuni! Hapuni! Dajuni!*

*Vërejtje 4.* - Sa për dijení, shenjojm këtu do urdhënore të popullit, trajtue mbi emna, përemna, adverba, etj.: *Burrani! Mbëtani, trima!* (Mbë ta!). *Hâni, djelmoça! (Hâ!) Mor-juni! Mosni; moni, bre burra!* - e kësosh. - Por, sa për gjuhën e shkrueme, këto pseudoksí nuk këshillohet, të qiten në punë.

*Vërejtje 5.* - Krejt sikur toskënishtja e soçme, Italo-Shqiptarët, edhe veterani i shkrimtarëvet të Gegnís, Buzuku, grimcimet përemnore i a paraven trajtës s'urdhënores. P.sh. *E ndero të t'atë!* (*nderoe*). *U lut për shpirtit!* (*lutu*). *U ve e u dëfto priftit e i ep dhuntín!* (*Vade et ostende te sacerdoti!*) etj.

*Vërejtje 6.* - Kur duem t'a zbusim vrâshtin e urdhënimit, shtiem në punë mënyrën lidhore. *(Coniunctivus hortativus).* P.sh. *T'i a késh mendët vetes! T'a dish, se nuk të qërtoj ma! T'a mirrni vesht mâ një herë e përgjithmonë!* - për *kiji mendët... dije mirë... mirre vesht!*

*Vërejtje 7.* - *Ama dorën! Ami sŷzat!* - Edhe këto janë trajta të prishuna t'urdhënores së sinkopueme; rrjedhë nga *epma, epmi!* (veta e parë *unë ap*).

*Vërejtje 8.* - Për arsye homofoniet, në zâ hahet e nuk ndihet gati aspak enklitika përemnore shumës *-i,* mbas trajtavet t'urdhënores në *-j,* si *shkruej, mbáj, shlyej, fshîj, thuej,* etj. Por, për gjuhën e shkrueme na duket, se nuk âshtë e qërtueme, të fshîhet ky element organik. Kështu: *Shkrueji fjalët që s'di. Mbaji premtimet. Shlyeji mëkatet e bame. Fshîji djersët. Thueji mësuesit.* - Krahasoji enklitikat të tjera: *Shkrueje lekcjonin. Mbaje besën. Shlyeje detyrën. Thueja fjalën e mirë gjithkuj.*

*Vërejtje 9.* - Urdhënorja bár përmbas në të folmen e popullit gjithënduer enklitikesh, si: *Ngjitmani krahin! Falnani gabimet* (Na i falni). *Siellnai këndej ato berre.* (Na i siell këndej). *Falnju me shëndet* (Atij apor atyne). *Hiqmu qafet* (ti). *Hiqmuni qafet* (ju). *Thuejnai të gjitha* (Na i thuej të gjitha), por *thuejanani të gjitha* (Na i thueni të gjitha).

*Vërejtje 10.* - Nga çka u tha mâ sypri, do të dënohen, si të papërpikta, të thanmet urdhënore *mos bërtit* (për mos brit!) - *mos kërsit* (për mos kris!). *Mos përkit ku s'ke vû* (për *Ku s'ké vû, mos prek!*), *mbledhi tefterët; mbledhni mendët* (për *mblidhni, mblidhi*). *Sjelle faqen* (*për sielle faqen*). *Mos djerr kohë!* (për *dier kohë*). *Mos rep tash dashin.* (për Mos e rip tash dashin). *Mos e vjelni sod vëneshtën.* (për Mos e vielni sod vëneshten). *Mjele lopën; por, përpara xjerre viçin jashtë* (për *miele... xiere...*). *Mos na e hjedhni tepër larg topin.* (për *mos na e hidhni...*). *Hjeke kështenjën prej zjarmit; por rueju e mos e djeg dorën.* (për *hiqe... mos e digj...*).

### ç) *Të përbámt e së pakryemes ase trajtimi i imperfektit*

*Unë shkoj-she e vî-jshe; ti ik-she e nuk prit-she; ai hiq-te keq, por nuk fol-te (nuk flit-te); na ngri-jshim, por nuk bâ-jshim zâ; na xe-jshim e ju shkrue-jshi; ata flê-jshin, prandej nuk di-shin gjâ.*

E pakryemja trajtohet tue i a ngjitë trupit të vetës së dytë shumës të së tashmes diftore, dezinencat: *-she, -she, -te; -shim, -shi(t), -shin,* për gegënishten; dhe *-nja, -nje, -te, -nim, -nit, -nin,* për toskënishten. Këta, për rrègull të përgjithtë. Por gjatë kohëvet, kanë shkue tue ndikue edhe në këtê të pakryemen, trajtat e kohëvet të tjera. Kështu që në popull kemi për të ndiem, ngjat kétyne që shenjuemë edhe: *Unë shko-she, e vî-shem; ai hjekte keq, por nuk flitte; na xe-shim e nuk bâ-shim zâ...*

Shkajku i dezinencavet të ndryshme të kësaj kohe ndër dy kryefjalektet e shqipes do kërkue në faktin, se ndihmtari *(jam)* paraqitet me trajta kryekëput të ndryshme në gegënishten dhe në toskënishten. E para, si trajtë t'imperfektit të ndihmtarit *(jam)* ka në përdorim atê mâ të vjetrën: *-ishe, -ishe, ishte, ishim, ishnit, ishin;* ndërsa toskënoshtja përdorë: *ishnja, ishnje, ishte; ishinjim, ishint, ishnin.* Prandej, tue qenë se sufiksat e së pakryemes i huajn të dyja palët nga këto dý trajta të ndryshme, natyrisht do të kemi edhe dý forma imperfektash.



### d) *Shenjime rreth aoristit.*

1. - Tue lanë m'anesh atê dorë verbash, të cilët edhe sod e kanë ruejtë, *aoristin sigmatik;* d.m.th. në *-sh, -ç;* si *thashë, pashë, mbeçë,* për të cilët u fol mâ nalt, përgjithsisht dezinencat e aoristi janë: *-a, -e, -i* (-u); *-më, -të, -në.* - Verbat në zanore, ndër dý vetat e njëjsit, ndërmjet temës e dezinencës, marrin nga një *-v* epentetike. P.sh. *shko-v-a, shko-v-e, shko-v-i; ble-v-a, ble-v-e, ble-u; pi-v-a, pi-v-e, pi-u* (nga blev, piv).

2. - Gjithë verbat, që pjesoren e kanë *-të,* çdo klase apor dege t'i përkasin, këta e marrin këtê element *-t* ndër të gjitha vetat, përpara dezinencavet t'aoristit. Kështu *vuej - vuejta; muj - mujta; bûj - bujta; shes - shita; huaj - huajta, mbaj - mbajta; flêj - fjeta; bari - barta; drue - dreshta; dij - dijta.*

3. - Sikur e kemi çekë edhe përpara, zanoren tematike, ndër të gjitha degët e para të se së ciles klasë - ata të parregullët e klasës së katërtë - n'aorist e ruejn po të njëjtën zanore, sikur e kanë pasë në të tashmen diftore, p.sh. *shkrepi - shkrepa; godis - godita; fshâj - fshana; pí - piva.*

4. - Verbat e klasës I. d. 2. në *-ie (-e) rrânjore* e monoftongizojn ndër trajtat e aoristit në: *-o.* Kështu: *vjedhi - vodha; shpërvjeli - shpërvola; mbledhi - mblodha* (nga: *mbljedhi*), *rjepi - ropa,* etj. - Këtu vjen rasa t'a përsrisim fenomenin e zbutimit të *-rr* tematike, që n'aorist del në *-r.* P.sh. *vjerri - vora; djerri - dora; tjerri - tora...*

5. - Verbat e klasës II. dega 2. - si kemi thanë - këthejn e marrin n'aorist, trupin e vjetër të pjesores. Kështu *pëlsas - plasa; shklas - shkela; vras - vrava; thrras - thirra,* etj. përse pjesoren e kanë *plasë, shkelë, vrá, thirrë.* - I vetmi përjashtim, përsa kujtojm, âshtë *dal* e *marr,* që e kanë aoristin *dola* e *mora.*

6. - Trajtat verbore, që sosin në grykoret *-g,* e *-k,* posë se i zbusin këto në qiellzoret *-gj,* e *-q,* në vete 3. njëjës e kanë humbë gati gjithkun dezinencën *(-i).* P.sh. *hoqa - hoqe, hoq; dogja, dogje, dogj; pjeki - poqa - poq...* - Mund të jetë, se të rámt e kësaj dezinence âshtë shkajktue nga trajta e aoristit të pësores, për ndikim të bredhtorit *-u,* që u prín. - Po shi këtê apokopë pësojn zakonisht edhe verbat që sosin në *-dh* a *-t.* P.sh. *Ai e hodh topin, edhe ky i drodh prapë ndër duer. Foshnja fjet. Atê nuk e gjet gjâ e ligë. Mbet në luftë.* - Por, ngjat këtyne trajtave të sinkopueme, ndihen gjithënjë edhe të plotat *fjeti, treti, gjeti...* të cilat mendojm, se do të preferohen në gjuhën e shkrueme.

7. - Verbat e klasës I. d. 2. monoftongizimin e diftongut *-ie (-e), rrânjuer*

në *-o* t'aoristit, tue zanë fill nga veta e tretë njëjës, ndër trí vetat e shumsit; e lëshojn dhe marrin prapë diftongun *-ue,* tue humbë njëherit zanoren e dezinecës *(-i),* në rasën se këta verba mbarojn në rrëshitset: *-r, -l, -ll.* P.sh. *mola, mole, muel; muelmë, mueltë, muelnë; xora, xore, xuer, xuermë, xuertë, xuernë; solla, solle, suell, suellmë, suelltë, suellnë.* - Kështu, përdorimi mâ i përgjithtë; sado që mâ rregullisht do të shkonte puna, po u vijue ndër të gjitha vetat monoftongizimi i vetës së parë njëjës *(-o).* Kështu: *molla, molle, molli, mollmë, molltë, mollnë; vora, vore, vori, vormë, vortë, vornë.* - Si argument të kësaj preference që thamë, të kontrollohen verbat e shi të kësaj klase, me diftongun *-ie rrânj*uer, që mblidhet ndër trajtat e aoristit në *-o,* e që s'ndodhin para rrshqitsevet. F.v. *hjeki - hoqa, hoq, hoqmë, hoqtë, hoqën; djegi - dogja, dogje, dogj, dogjmë, dogjtë, dogjnë; rjepi - ropa, ropi, ropmë, roptë, ropnë; vodha - vodhe, vodhi, vodhmë, vodhtë, vodhnë.* Jo *ata tretën, dhe i gjetën* por *ata tretnë dhe i gjetnë.*

8. - Trajtat verbore që dalin në *-të,* (çdo klase t'i përkasin, posë kësaj dhambore tematike, shtojn në vetën e dytë sh. t'aoristit edhe dezinencën (-t); kështu që, ortografisht do të duken të dyja. P.sh. *A mujttë? Ku trettë? A e gjettë? Pse e shittë shtëpín? Nuk e porosittë letrën?*

9. - Ndërdhamborja spirante *(-dh),* po ndodhi për pozicjon, se mbyllet verbi me të, diku-diku, vjen e shurdhohet *(-th). Këjo* gjâ, tue qenë se do të gjykohet si djalektare, për gjuhën e shkrueme nuk do të merret në kujdes. Prandej *unë mblodha, mblodh(i); hodha, u hodh; zgjodha, zgjodh* (jo *mbloth, u hoth, zgjoth*).

10. - Si u tha për verba të çdo klase, që sosin në grykore *-g, -k,* se marrin dezinencën *-u,* në vendt të *-i,* në vetën e tretë nj. si: *ai rroku, e fiku, e lagu, e ndrangu;* njeshtu, këtê dezinencë *-u* në vend të *-i*-s në vetë të tretë t'aoristit nj. e marrin edhe gjithë verbat, që në vetën e parë të së tashmes së diftores ruejn diftongun e zanoren e gjatë tematike, dhe nuk e mbledhin. P.sh. *me lá: láj; lava, lau; léj, leva, leu; pí, piva, piu; shkruej, shkrova, shkrou; gjuej, gjova, gjou; lyej, ljeva, ljeu; ziej, zjeva, zjeu; ndiej, ndjeva, ndjeu,* prandej, jo *ai shkroi, gjoi, e rroi,* etj.

11. - Verbat, që në të tashmen diftore dalin në *-aj, -éj (-ej), -oj* (kl. III. d. 2) e ruejn edhe n'aorist gjithënjë të njëjten zanore të prezentit. Prandej *tháj - thava, léj - leva, këcej - këceva, ndroj - ndrova.*

12. - Ata verba, të cilët në diftoren e tashme e mbajn të pambledhun diftongun tematik *-ue* (-ua), edhe këta, si të parët n'aorist marrin një *-o.* P.sh. *blue - bluej, blova; rrue - rruej, rrova; shkrue - shkruej, shkrova.*



- Por ata që dalin në prezent *-yej, -iej,* trajtën e aoristit e kanë me diftongun e shkurtuem: *-je,* apor *-e.* Kështu: *unë zhyej - zhjeva; lyej - ljeva; shkyej - shkjeva* (apor: *shqeve); fyej - fjeva; përziej - përzjeva; ndiej - ndjeva; kryej - kreva.* Këto veçorí metafonike i marrin vetëm ndër trí vetat e njëjsit; në shumës por, rregullohen të gjithë simbas diftongavet të temës së pjesores. P.sh. *këceva - këcyemë, këcyetë, këcyenë; shkjeva - shkyemë, shkyetë, shkyenë; kreva - kryemë, kryetë, kryenë; ndjeva - ndiemë, ndietë, ndienë.*

13. - Ndryshojn, si në zâ, si në shkrim dezinencat e vetës së parë të prezentit të diftores të verbavet në *-oj, -ej* nga mbaresa e vetës së tretë t'aoristit njëës.: *-oi, -ei.* Kështu: *Unë po shkoj e po i ndihmoj sod Pjetrit; pse edhe ai më ndihmoi e çoi të vëllaun me më pá, kur qeshë i smundë. A të pëlqei dje loja e topit? E vërtetë, më pëlqei shum; por sod, edhe po të më grishë kush t'a shoh prapë, unë nuk i a pëlqej grishjen.*

*Vërejtje 1.* - Gjuha e shkrueme nuk i merr para swsh do zbutime tingujsh a metafoní, që të bje të ndiejsh në popull; i dënon pa tjetër si djalektare. P.sh. *A u poqtë ndopak mb'atë nier? U dojm, burra! E ndojn njëherë gjendarmeria dorëvrasin; mandej e dojn e e pojn me gjithçka pat.*

*Vërejtje 2.* - Ndryshon fort, jo vetëm në shqiptim, por edhe ortografisht veta e dytë e aoristit shumës nga trajta e pjesores së kalueme, përsa u përket verbavet në *-të.* P.sh. *A mujttë me e pá kun? - Jo, s'kemi mujtë. A prapë e trettë topin? Si me e tretë kështu? - Çka? As sod nuk e gjette aty? E pra, atij sod i ishte dashë me u gjetë domosdo!* - Kështu thuej edhe për ndryshim grafik, të pjesores së këtyne verbave, e të vetës së tretë të dëshrores a të kushtores njëjs. P.sh. *Çka më ka gjetë mue, mos gjetë ken! Ne t'u luttë fort, ti mos i u lut, pse me e lutë? T'a dijttë Zoti, si t'a kam dijtë vetë!*

*Vërejtje 3.* - Prefiksi verbuer, me kuptim mâ fort mohues, i zakonshëm do t'ishte: *s-, sh-, z-, zh-,* p.f. *skuqi, shnjerzoj, zbathi, zhbari...* Por, s'na duket urtí, t'i bâjmë këta tanët, dhe t'i zâvendsojm me prefiksin e huaj (rumen.) *ç-;* sikurse ndihet e shihet tepër shpesh në shtypin tânë. Kështu: *çpalli, çpiki, çpërblej, çrregulloj, çthuri, çrranjosi, çveshi, çduki, çkrij, çvilloj, çlodhem, çmallem, çnderoj...;* për *shpalli, shpiki,*

*shpërblej, shthuri, zhveshi, shlodhem, skamnuer, smiroj, sprovohem, sqaroj; shkrîj, zhduki, zhdredhi, zhbâj, zhdrwj, zhveshi, etj.*

***dh) Trajtimi i dëshrores dhe i kushtores (optativi dhe kondicjonali).***

1. - Megjithëse janë të ndryshme këto dy mënyrë përkahë vështrimi dhe përdorimi sintaktik, trajtën e kanë të njëjtë. Kësaj së mbrames zakonisht i prîn zakonisht lidhsa: *në.* P.sh. *Deksha unë para teje!* (dëshrore). - *Në deksha unë para teje...* (Kushtore).

2. - Dezinencat e Dëshrores dhe të Kushtores janë: *-sha, -sh, -të, -shim, -shit, shin;* të cilat u ngjiten si sufiks: *a)* verbavet në zanore, temës s'aoristit; *b)* të tjerëvet, participit. P.sh. *Shkofsh shëndosh e ardhsh shëndosh! Të pafsha si veten! Kush u daftë, pika i raftë! E gëzofshi e u trashëgofshi!*

3. - Verbat në zanore marrin, si shihet nga shembujt, ndërmjet temës e dezinencës epentetikën *-v-*. E cila, simbas G. Meyer-it, s'âshtë tjetër, veçse një tepricë e aoristit e mbaresës së verbavet në zanore: *-va, -ve,* etj. - Ky tingësll lidhës, nga përdorimi, erdh e u shurdhue *(-f-);* dhe, tue qenë se ndihet qartë sidomos në vetën e tretë nj. *(raftë, bleftë, çoftë),* arsyeja lypë, mos të mungojë as ndër vetat e tjera, sado që diku-diku ndihet tepër i ligshtuem. Prandej, jo: *M'a bâsh natën e mirë! E gëzosh emnin! Në fitoshin lojën. Në ndëgjoshin, mirë! Në mos shkoshim, më difto.*

***e) Trajtimi i habitores ase i admirativit.***

1. - Koha e tashme e admirativit, pa përjashtim, e të gjithë verbavet përbâhet, tue i a veshë temës së shkurtueme të participit dezinecat nga ndihmtari *-kam, -ke, -ka.* Kështu *qeshkam, qeshke, qeshka,* etj. *shkuekam, shkueke, shkueka,* etj. *Nuk u paka gjâ prej këndej, s'e vûka fjalori. Sa mirë të raka njai petk! Vall, si qenka bâ qai! Njekëjo pendë nuk shkrueka. Uh, çë djegka njekëjo thuprë! Shëndeti, kur u djerrka një herë, nuk këthyeka ma!*

2. - Mënyra habitore, posë se përdoret, për të shprehë një punë që ndodhë pa pritë pa kujtue, hyn në punë shpesh herë - me shumë hieshí e forcë - edhe në vend të *diftores narrative.* P.sh. *Paska kjenë motit një plakë. Marashi i shkueka një natë mikut te shtëpia, edhe e gjetka shi gjaksin e vet kahë u xeka duerësh ndë krye të votrës. Nuk i thanka gjâ; por si burrat e dheut, u falkan e u përfalkan, si miq të vërtetë; dhe u hjedhkan shoqishoqit qesen e duhanit.*



*Vërejtje 1.* - Sod gati gjithkun dezinencet *-kam, -ke, -ka,* etj.; bashkë me sasín, kan djerrë edhe theksën e natyrëshme. Kështu: *Ai shkueka në të shpejtë dhe i prûka letrën. Ti nuk dáke fort i smundë. Si s'u pjekkan këtu fiqt!* Por, sidomos kahë krahinat verjake të Krajës e të Shestanit, verbi *kam,* këtu si dezinencë e admirativit, e ka ruejtë edhe sod tonalitetin e parshëm. Aty ndihet: *Çë kjenká njai mëzat! Sa m'i paská brinat! Nuk e paská shoqin! Ç'kjenké vra!*

*Vërejtje 2.* - Shpesh të bje të ndiejsh, kahë dezinencat e admirativit, në vend që t'i ngjiten si sufiks temës së participit, sikur thamë, shkojnë e i a ngjesin këto dezinenca trupit të vetës së dytë së shumsit të prezentit të diftores. P.sh. thonë *Si shkoka qai! Po mbaroke punë shpejt. Nuk u kurseka.* - (për *shkueka... mbarueka... nuk u kyrsyeka...*). - Shpërdorimi, si shihet nga shembujt, ndodhë mâ së fortit ndër verba në zanore. Por anomalia âshtë e përhàpunë edhe ndër verba, që gjatë fleksjonit pësojn metafonín në vetën e dytë shumës të diftores. Kështu, posaçe, ndër qytete ndihen: *Njekëjo gozhdë nuk u hiqka. Çë po bika shí! Nuk po vinka as sod mësuesi!* - (për *nuk u hjekka... Çë po raka shí... Nuk po ardhka...*).

*Vërejtje 3.* - Gjithënjë ndihen të cunguemë dezinencet trajtat e admirativit të verbavet në *-të,* d.m.th. njata që kanë, e që e ruejn në të tashmen diftore zanoren e gjatë. P.sh. *Nuk mujka me ardhë as sod! S'bûjka këtu sonte. Njekëjo kovë s'e mbaka pikën e ujit. Çë po lujka shrrègullë njekëjo dërrasë.* - (për *mujtka... Çë po na rrêjka... s'bujtka... s'mbajtka... Çë po luejtka).*

*Vërejtje 4.* - Hupë në zâ, prandej do të zhduket edhe në shkrim, -ë-ja e participit të verbavet, çë do klase a dege që t'i përkasin. P.sh. *Nuk folka kurr, kur u gjetka në shoqní të burravet. Çë po u veshka e u mbathka!* - (Dhe jo *folëka... gjetëka... u veshëka e u mbathëka).*

## O. - VERBAT FRAZEOLOGJIKË.

Sadoqë shqipja, kundrejt gjuhëvet të punueme të botës, paraqitet fort e vorfnë përkahë trajtat verbore, të përbame me ndihmën e parafjalëvet; prapë por, në frazeologjín e thjeshtë të gjuhës së popullit gjêjm kaqë një pasuní, forcë dhe hijeshí së thanmesh, sa nuk âshtë e mùndunë të ndiqen këto të gjitha nga fjalorët edhe mâ të plotsuemët e gjuhës.

Për t'a shtrue dhe për t'a kuptue çashtjen sa duhet, t'u a hjedhim një shkjim gjuhëvet motra. Kështu b.f. latini, nga verbi *facio,* tue i paravû këtij prepozitat përkatëse, trajton një numër të madh verbash derivata, se i cili me kuptim të rí, të pavarëshëm: *adficio, conficio, deficio, efficio, inficio, officio, perficio, praeficio, proficio, sufficio,* etj.

Kështu gjermanishtja: *abbrechen, anbrechen, aufbrechen, einbrechen, entbrechen, erbrechen, gebrechen, verbrechen, zerbrechen, durchbrechen,* etj. - Të gjithë këta, nga *brechen:* me thyem.

Kështu frengjishtja: *apprendre, comprendre, entreprendre, deprendre, reprendre, suprendre...* Të gjithë këta, nga *prendre:* me marrun.

*ap-porter, deporter, con-porter, ex-porter, im-porter, re-porter, trans-porter, sup-porter...* - të gjithë këta, nga *porter:* me bartun.

Kështu, italishtja: *apportare, deportare, comportare, esportare, importare, sopportare, trasportare...* - Të gjithë këta, nga *portare:* me prû.

Sa për të dhânë idén e gjithkësaj pasunie, që ndrwjn në vete këta verba frazeologjikë, biem këtu vetëm nj'a disa: pakë. Tue qenë se këtu u flasim Shqiptarëvet, nuk e shohim të nevojëshme, t'u apim frazevet kuptimin përkatës.

1. - Bâj: bâj báll ndokuj; i bâj fjalë ndokuj; bâj fjalë me ndoken; bâj fjalët me ndoken; s'më ban zemra; i bâj rrethim ndokuj; ban kinse s'di gjâ; bani bisht (nga: *psht*); i a bani të zezen; i a bani gropën; e kam bâ me bé; i bâj hile ndokuj; na u ban pa u pá; më bani me sŷ; më bani me dorë, me shenj; bâj përrallë me ken; a u bâ koha? Bâj hall për ndonjë send; i a bâj hallall; bâj rrugë, bâj shteg; i bâj lak kuvendit; bâj dorë, bâj kambë; këjo punë s'ban kurrsi; ai që ban di ç'ban; bâj ndëgjesën; i bâj dam; bâj namin mbë ndoken; bâj darsmë me mendë; bani váj; bani ankim; bâj lojën; bâj mendim; ban páll; më bâjn swt; më bâjn veshët; bâj gjak; bâj gjakun; bâj pëlhurë; mirë i a bane; i a ka bâ keq; m'a ka bâ pa rrugë; bâj luftë; kur ban hana e ré? Të Hanën, më bâhet; njëherë nuk e bana për gjâ; mos e ban të madhe këtê punë; i a bani vetë me vete; bani kryq; e bani për vete; a ban kështu? Jo, kështu nuk bâhet kurrsi; bana e i a thashë; bamë e u mësuemë; se bani nata, s'kam mbyllë sw; âshtë tue bâ të ftohët sivjet; ban shpesh bâjë të xehtë, pse të ban mirë; sa ban njeky brisk? Jam bâ vonë për shkollë; aty jam bâ si i shtëpís; ngjeti nuk më bâhet me shkue; u bâ zakon; mos u ban urë; këpucë; jam bâ pishman; a bâhen fiqt këtu? Po; por, sa pare bân? A i ké bâ me shëndet qërshiat? Fjala mort nuk ban; a ban, që



s'marr vesht për tý? Sa orë bâhet Shkodra prej Durrësit? Si po i a ban tash? I a bâj e i a kthej; unë e bâj, se e bâj atê temen; ato të holla i bani rrush e kumbulla; ban, se tash ka ardhë; mirë; por, bani e s'erdh as sod? Dje qeshë i smundë; por sod kam bâ mâ mirë; tý të ban keq duhani; lene, bane zemrën gúr; bane me tobe; u bâ tym e mjègullë; bâj me hangrë; një gúr s'ban múr; m'u bâ, se diçka u rrëxue; e bani, t'i lypte të falun t'et; u bana rrugës me tê; bâhet nakel; bâj çarap; e bâj haram; bâj ken bír në shpírt; banu nderë miqëvet; bâj dekën; bâhem i dekës; i bâj zâ dikuj; ban mirë me u nisë; bâsi, kujtuesi; bâj lum e lum!...

2. - Bie: Bie ngusht; bie poshtë; bie pré; rueju, se po bje; bie për shkurt; i bie nëpër tê (në të) punës; bie në luftë; nuk më bje në mendë (në hatër); i bie vjolinit, fyellit, pjanit, kumbonës; lahutës, etj.; bie në fije; i bie nd'esh ndokuj; a mund t'i biesh në tê? Më ndiej, se po të bie në fjalë; i bje me të gjanë; kur bje Nata e Motit të Rí? Me rá unë i smundë, ty s'ka kush të bje mbrapa; bjeri derës përpara; bjeri në brisk rrues; po bie me fjetë; mori, të raftë e mira! Ka rá hana ndër bajama; të bje mâ lirë; ka rá në hundë e në buzë; po bie djeri te kroni; bjeri odës më fshîsë; rueju, mos të të bijë era; Isufi ka rá në matematikë; kam rá mbramë te një mik; dje ka rá shí, sod do të bie borë; kishte rá një tërmet i fortë; atij i bje ajo e tokës; ka rá gripi edhe frûthi; më ka rá në krye qymyri; sa rá sahati? Nika ka rá në një faj të randë; por tash ka rá në pendim; më ranë kambët tue të kërkue; bie në gjak; bie më not; ka rá në fije; ka rá në fashë; bie në gjumë; i bie murit me krye; bje fjala; bje rasa; i bie shenjit; më ka rá keq, pse s'erdhe mbramë; por mandej u gëzova dhe më rá mirë, pse s'ishte qenë gjâ ajo fjalë; m'a bje shpirtin në fyt; një herë i rá (më) shputë, mandej i rá (më) grusht; ka rá puna ashtu; letra jote s'më ka rá në dorë; më rá rruga (shtegu) asajt; i ka rá shtëpia mbrendë; djali ka rá ndër 10 vjet; bjeru swvet; mos të biesh më sw, i ka rá familja krejt mbi krye; qymyri i pandezun mirë bje më krye; më bje zemra në fashë; i rashë më tê mejherë; atij s'i bje fajla në tokë; rá në dy gjûjt; i bje shpesh asaj atje të hollët; i rá hunda; i bje atij atje të pakët, të fikët; nuk i bje mohit; i ka rá n'erë punës; ka rá i Bishkaz; i kanë rá ata të vett (çipujt); sa mirë të raka petku i rí; bje e bje, dikur i u mbush mendja: "Jam Mirditas, nuk bie (në) ndorë..." Kam rá pykë; më bje për thojsh; i bie (në) shkelm; i ka rá pika; më bje të përqethun shtatit; bjeru pak n'ujtí petkavet; bjeri qenit (më) shkop; më ka rá një idhnim i fortë; na ka rá një dekë ndër t'afërm; ka rá në mendim; ujët e vaut mue më bje djeri në brêz; nuk më bje për shtat; më ka rá shorti (lota); shko e bje në të shtrueme (në shtrat, në dyshek); bje mbarë fjala (rima e

vjershës); i ka rá keq (mirë); po tý, sa të bjen dita? Shkoi e i rá për mjedis pazarit, pash më pash; u çue e i rá Mali i Zí Malcís; por mandej ranë në godi shoq me shoq; S'më bje ndër mendë; e ka prû në mendë. Mbramë kemi rá (me fletë) në 11.

3. - Marr. Marr mendë e shqise; e marr me mendë; më mirren mendët; s'm'a merr mendja; fjalët i merr era; marr mendësh ndoken; mirrem mendësh; merri erë njekësaj lulje; i a marr fjalën ndokuj; marr fjalë prej ndokuj; i marr nderin (fëtyrën) ndokuj; shtëpia mori zjarm; marr jetën, frymën shpirtin ndokuj; marr të keqen ndokuj; nuk e marr në dorë; e marr me ndore ndoken; Ndou muer për grue Marën; këjo pëlhurë nuk merr mort; i âshtë marrë boja; drita m'i merr swt; marr huan, hakun; marr hua; i a marr dorën; marr ngrykë; doli fjala, mori dheun; nuk marr vesht; kalin e merr ana; kur do të marrë fund këjo çâshtje? S'mund të marr frymë lirisht; shpesh më mirret fryma; marr rrugát; marr malin (fushat, rrugat); marr gjak; marr gjakun; marr përsypri; marr për të keq; nuk e mori para swsh atê punë; a t'a merr mendja? Marr më swsh; marr ndoken në besë; e marr mc kaull; ka marrë dielli, hana; marr e jap me ndoken; më mirret goja; jam marrë edhe vetë dikur me muzikë; tash mirrem vetëm me pikturë; m'âshtë marrë zani, më mirren kambët; e marr punën për gaz (me gaz); më merr malli; i a marr flokët ndokuj; marr mbë thue; e marr mbi shpírt; marr në hundë ndoken; e mori shpinës; e marr mbi vete; këjo punë s'merr bojë; marr inad me ndoken; më ka marrë djega; i a marr avullin; e kam marrë me qirá; a e ké marrë lín? Më ka marrë anën; i a ka marrë nata ditës. Të marrtë mordja!... marr me dalë; çë merr prej Shkodret e në Durrës; na i mori mendët; marr me shkue; mora me i thanë, marr me të mirë ndoken; i a marr fjalën; marr fjalë prej ndokuj; marr nëpër kambë; më mori vaji, gjumi; marr e jap; marr nëpër gojë; marr zemër, marr më qafë...

4. - Vê: vê mendë, i a vê menden ndokuj; vê në mendë ndoken; vê dorë në një shkresë; vene dorën në zemrë; i vuni dorë laknorit; nuk vê kambë mâ n'at shtëpí; i a vê kambën kuj; venja veshin; vene gishtin në tambëth; vê besë me ndoken; i a vuni synin dikuj; vê në roe: vê për fije; vê për rrugë; i vê faj ndokuj; i u vuna punës; veni gishtat ku ke vû themrën; i vê zjarmin shtëpís; vê besë me ken; nuk e vuna në hesap; vê buzën në gaz; i a vuni thikën; i a vuni duerët n'ijë; vê kryet në rrezik; vê para ndoken; vê në gjumë; i a vê vigmën ndokuj; i a vê gazin ndokuj; vê gojë mbë ndoken; vê në bisht të lahutës ndoken; ka vû vjam; buka ka vû myk; i vunë pushkën tyrkut; i vuni vizë; kanë vû kunorë; si i a vunë emnin? Vene kësulën në njanin sw; më ka vû varra drecka; e kemi vû lakna krejt



kopshtin; po njekëtê qershí kur e keni vû? E vuni peng shtëpín; e vuni në bé; u vuna me nga; mos i ven vesh atij; mos m'u ven, pse s'di gjâ; e kanë vû të parë mbi né; i vêhem dikujt për gjurmë; i vêhem punës; nuk e vê në dyshim, ka vû pare; s'e kam vû kurrkun atê ujë në zjarm...

5. - Zâ: zâ mendë; zâ për mendësh; zâ vend; zâ veshin (flêj); zâ zogj; zâ miza; zâ fjalën, punën, gjasën; zâ gishtin, gjuhën mbë dhambë; zâ ngusht ken; zâ keq ndoken; e zuna pisk; më zuni deti, qymyri; më zunë ethet; më zuni egjra; më zuni në kurthë; m'a zuni shtrêjt drithin, megjithëse unë voet i a zuna fort lirë; më zuni gjumi; më zuni shiu; m'a zuni vendin; na e zunë shtëpín, oborrin, dhe kopështin krejt; më zuni nata këtu; i a zuni kambën; më ka zanë varra qelb; rrugën e ka zanë bora; a e zen besë; kam zanë morra; e kanë zanë një vajzë (fejue) në Hot; e zunë tue vjedhë kollomboq; nuk e zuna për gjâ njëherë atê fjalë; m'a zuni në fyt edhe atê kafshatë; po e zamë edhe, se po nisesh nesër; por mësuesi nuk m'a zuni në gojë punën tande; dje âshtë zanë dielli; të zamë fíll e të këndojm!; kishte zanë mani, që kemi vû vjet; i a ka zanë rrota bishtin; u zunë keqas shoq me shoq; ka zanë djali me ecë; nuk m'u zû, pa i a thanë ndër sw; pse me më zanë për të marrë? M'a zuni shpirtin njak (n'gjak). E qe zanë për virtyt të Shpirtit Shenjt; e zuna në beh; sod zuna qét, më zuni gjarpëni; jam zanë, nuk mund të vîj; zene, se e ké në grusht; e zen leprin me qerr; e zuna hajnin me presh në dorë (me dorë në tê); këtë lojë un nuk e zâ; m'a zen pak kotullën, pse më bje gjatë; kam zanë kambën keq; kam zanë miqsí me tê; u zû kosi; s'e zâ besë...

## P. VËREJTJE RRETH VERBAVET TË PREJARDHUNË *(DERIVATA)* DHE PAVETORË *(IMPERSONALIA)*.

1. - Shpesh, posaçe në gjuhën e popullit, vrejm se derivatat, pa një arsye të dukëshme, pësojn gjithënduerë metafonísht; d.m.th. se i largohen trajtës rrânjore, prej së cilës kanë dalë. Ndër këto shndrime, mendojm se, të ligjëshme do të gjykohen vetëm shurdhimet e zanorevet sonore ndër trajtat antinome verbore. P.sh.

mbrazi - shprazi
ndryqem - shtruqem
ngallmoj - shkallmoj
ngatërroj - shkatërroj
gërryej - shkërryej (?)
ngrehi - shkrehi

nguli - shkuli
ndrydhi - shtrydhi
qepi - shqepi
sjelli - përsjelli
teri - shteri
vjelli - shpërvjelli
i rí - përtërij
fyt-i - i kacafytem, etj.

*Vërejtje.* - Me kaqë mendojm, se do të dënohen, si të papërpikëta, trajtat antinome, si: *zhgrehi, zhguli, shterri, kacafitem,* etj. - Për t'u preferue prandej, trajtat që u rrijn mâ besnike origjinës a etimonit, sidomos ndër aso rasash, kur këjo ndihet krahas me varjantet në popull. Kështu, thomi na, për në qoftë, f.v., se verbi *përtrij - përtriva* na vjen nga adjektivi *i ri,* si mund të legjitimohet hundzimi i verbit në fjalë *përtrîj - përtrina?* - Kështu edhe, në qoftë se verbi *shpërvjeli* (mangët) del nga primitivi *vjelli* (lat. volvere), pse do të thomi e do të shkruejm *shpërvjeli* (mangët), për *shpërvjelli* (kq. G. Meyer, EW.). - Mandej, për ç'arsye do të shkruejm dhe do të thomi *përcjelli - përcolla;* dhe jo *përsjelli - përsolla?* (id. ibid.). - Kështu rrjedhë e logjikëshme, në qoftë se trajta verbore në fjalë âshtë derivate e primarit *sjelli - solla.* - Për fund, nga sa shembuj të tjerë, biem këtu edhe verbin *shterri,* tue pyetë: Pse ky do të thuhet e do të shkruhet kështu, dhe jo *shteri,* në qoftë se vjen nga *teri?* - As s'âshtë nevoja, f.v. t'a shurdhojm ndërdhamboren sanore *(dh-th),* në qoftë se trajtën verbore e kemi nga latinishtja *tradere,* pse, pra *trathtoj,* për *tradhtoj?...* etj.

2. - Për *verbat pavetorë* do të shtojm këtu: Me të vërtetë shqipja, sikurse s'len gati kurrnjë fjalë pa lakue, kështu nuk len as verb pa zgjedhue. E kemi pá këta ndër ata verba, me të cilët shprehim sidomos fenomenet e motit. Por edhe këta, kajherë, kur i përdorim në një vështrim metaforik, posaçe në trajtën pësuese, i bâjm, si gjithë të tjerët, vetorë. P.sh. *Ti, pse vrâhesh ashtu vetullash? Atij i vetojn sŷt. O Zot, që vran e kthiell!*

3. - I vetmi verb, që përdoret si pavetuer i vërtetë, d.m.th. vetëm në vetën e tretë nj. e sh., kishte me qenë verbi *me dhimbtë.* Ky, nuk ka, a nemose nuk përdoret veta e parë dhe e dytë as njëjës as shumës. P.sh. *Çë po më dhemb kryet! Po më dhambin shpatullat. Atê ditë më dhimbte dhëmballa. Nuk erdha dje në shkollë, pse më dhimbti kamba.* etj. - Por s'thotë kush *unë dhamb, ti dhemb,* etj. - Në trajtën pësuese po shi



ky verb i ka të gjitha vetat ndër të gjitha kohët, si çdo tjetër; por atëherë mirret zakonisht në vështrimin metaforik. P.sh. *A të dhimbem ndopak? Besa, na dhimbeni edhe fort. Eh po, Zotit i u dhimbshi! A t'u dhimbt i shuemi Marash?*

4. - Shtojm këtu defektivin urimtár *të lumtë!* - Ky, s'ka, veç vetat e treta njëjës e shumës, të prezentit të dëshrores. P.sh. *Të lumtë dora! Të lumshin duert! Syni të lumtë. Na lumshin krahët!* - Por, po shi këtê verb të bje t'a ndiesh në gjuhën e popullit edhe në vetën e parë, gjithënjë të kësaj kohës së dëshrores, në një mënyrë emfatike. P.sh. *T'a lumsha atê gojë! T'i lumsha ato duer.*

## Q.⁴ ENDIADET ASE NDËRTIMET ENUMERATIVE TË VERBAVET.

1. - Në dëshír Shqiptari, që t'a shprehë sa mâ fortë, të qartë e të pikàtunë një veprë, posaçe poeti i popullit, kahë s'i duket mjaft një verb, shkon e i shton këtij për brî edhe një tjetër, me kuptim thuejse gati sinonim me tê. Këjo mënyrë përsritjesh së verbit quhet *ndërtim enumerativ.*

Rapsodít tona klasike janë plot me kësosh ndërtimesh enumerative ase endiadesh. Qe, këtu një dorë shembujsh së huàjtunë nga goja e popullit: - *Bana e i a përmena. U vû e i a njehi të gjitha nji kahë nji. E varra atij të shkretit erdh e i u âjë e i u bâ mal. Gjaksi atbotë, marrë mêç prej friket, vojt e hwni fill e në shtëpín e të vramit. Ti ulu nji herë e rri. Shkon e m'i kalxon atij; ani kuj mandej! E ai vjen e më thotë... Unë s'po hw me rendue këtu tëtana. Ai u çue e shkoi. Edhe kështu ai i shuemi diq e mbaroi. - "Ka qitë Muji e i ka thanë". - "Kanë marrë rrugën e janë nisë". "Â dredhë, krajlit i ka thanë".* - Edhe *Budi* ka gjithkun formulën tipike, me të cilën u përgjegjë pyetjevet të katekizmit: *"E xhakoni mbet e i tha"...*

2. - Gjithënjë populli, për t'a prû mâ të vërtetë, mâ të fuqishme, dhe ndashti për veshë të tij mâ të kumbueshme, shkon e e përsëritë verbin, po të njëjtin verb, një herë në mënyrë të pakufî, mbasandej edhe në të kufîzuemen. E qe prap këtu një dorë shembujsh, vjedhë drejt për së drejti nga goja e atij: *Unë, me e njohtë kështu për fëtyrë, e njoh; por emnit, si i thonë, nuk e dí. Na, me shkue, tash po shkojm; porse, me e gjetë, s'di a e gjêjm aty. Ti, me e pá, ndashti e sheh; veçse, me i a thanë ndër sw atê fjalë, nuk mund t'i a thuesh. Tashti, unë me të rrêjtë, s'po due me të rrêjtë; por as drejtën ashtu krejt me t'a kallëzue, s'po*

*t'a kallëzoj. Unë rrugës atê ndeshë e kam shpesh; folë por me tê s'e dí, të kém folë ndonjëherë. - "M'âshtë dhânë ika, e kam ikë." - "Pak vonoi; shum s'ka vonue."* (Krajli). -

## R. SUBSTANTIVAT DEVERBATIVA (*EMNAT FOLJORË*).

1. - S'ashtë vendi këtu, të flitet sistematikisht për emnat verborë. Përmendim vetëm kryesorët dhe mâ në përdorim, për të plotsue shërbimin e pakufîshëm të kësaj pjese gramatikore, verbit.

Tue njehë sufiksat, mâ të parët e këtyne substantivave deverbativa, do t'u shtojm për brinjë edhe funkcjonin përkatës.

1. *-atë...* Trajton mâ fort emna veprimesh konkrete: *lëvdatë* (lëvdoj), *lëngatë* (lëngoj), *gjykatë* (gjykoj), *ligjëratë* (ligjëroj), *dhuratë* (dhuroj). - Si shihet, shumica e emnavet me sufiksin në fjalë, përbâhen nga verbat në zanore.

2. *-esë...* Emnat verborë me këtê sufiks, diftojn gjithënjë një veprë konkrete, një veglë, një rrjedhinë a efekt të veprës: *fërgesë* (fërgoj), *fshîsë* (fshîj), *fillesë* (filloj), *harresë* (harroj), *ndëgjesë* (ndëgjoj), *ndërtesë* (ndërtoj). - Edhe këta, si të parshëmt, nga verbat në zanore.

3. *-í...* Substantivat verborë të kësaj kategorije përgjithsisht japin një kuptim abstrakt të veprës. - Shpesh shenjojn edhe një virtyt moral a ves. Janë fort mâ në përdorim, se ata të parët. P.sh. *dredhí* (dredhoj), *çudí* (çudis), *lumní* (lumnoj), *lakmí* (lakmoj), *stolí* (stolisi), *mërzí* (mërzis), *tradhtí* (tradhtoj).

4. *-im...* Nga verbat në zanore, e diftojn një veprim mâ shpesh me kuptim abstrakt. Janë ndër mâ të përdorunët. P.sh. *bekim* (bekoj), *durim* (duroj), *gëzim* (gëzoj), *kallëzim* (kallëzoj), *fitim* (fitoj), *rrëfim* (rrëfej), *lëngim* (lëngoj), *ngushëllim* (ngushëlloj), *shpëtim* (shpëtoj).

5. *-imë...* U ngjitet gjithënjë verbavet në zanore; dhe substantivat me këtê sufiks kanë mâ fort një kuptim konkret. P.sh. *ushtimë* (ushtoj), *vetimë* (vetoj), *bumbullimë* (bumbulloj), *shungullimë* (shungolloj), *blegrimë* (blegras).

6. *-inë...* Emna veprash konkrete. Janë fort mâ të rrallë se të parët, p.sh. *shpartallinë* (shpartalloj), *shkatërrinë* (shkatërroj); *godinë* (godi: godis), *ndodhinë* (ndodhi), *greminë* (gremis).

7. *-më...* Emna verborë me kuptim mâ fort konkret, të dàlunë gati të gjithë nga verbat në zanore, p.sh. *bimë* (bîj), frymë (frwj), *pështymë* (pështwj), *brimë* (bërtas), *kromë* (kruej).



8. *-s...* Emna vepruesë *(nomina agentia)*, të gjinís mashkullore, si *çelës* (çeli), *gërryes* (gërryej), *krues* (kruej), *lypës* (lypi), *shkues* (shkoj), *hjekës* (hjeki), *shtypës* (shtypi)... Femnorët, gjthnjë vepruesë, për rregullim të fleksjonit, mendojm se do të shkruhen me sufiks *-së*. Këta shenjojn mâ fort emna sendesh a veglash, p.sh. *shkrepsë* (shkrepi), *pështjellsë* (pështjelli), *shtîsë* (shtie), *fshîsë* (fshîj), *ftesë* (ftoj), *lagsë* (lagi), *mjelsë* (mjeli), *rasë* (bie).

Shkrimtarët e vjetër, nga verbi *me shpërblé* (lat. *redimere*, re-d-emere: me blé rishtas), si particip të tashëm, kanë *shpërblés*. - Sod na, nga verbi *me shpërblye* kemi *shpërblyes*. - Si shihet, të vjetërt do të thomi, se janë mâ koherentë.

Shtojmë këtu edhe një shenjim. Toskët, në të përbámt e participit të tashëm *(nomen agens)*, tue lanë m'anësh diftongun rrânjuer të vetin *(-uar)* siellen e marrin atê të Gegëvet *(-ue)*. Kështu, nga *mësuar, shkuar, rruar,* do të pritej natyrisht *mësuas, shkuas, rruas;* ndërsa edhe në toskënishte kemi diftongun e vjetër *(-ue)*: *mësues, shkues, brisk rrues.*

9. *-sinë...* Emna deverbativa me kuptim mâ fort abstrakt; por shpesh edhe konkret. P.sh. *djegësinë* (djegi), *kalbësinë* (kalbi), *ngordhësinë* (ngordhi), *shpërlasinë* (shpërláj), *kjasinë* (kjáj).

## RR. SINKOPIMI I TRAJTAVET VERBORE.

1. - *S'â gjâ ajo fjalë* (s'âshtë gjâ). - *E kinë tretë* (e kishin tretë), *dhe s'e gjenë mâ* (s'e gjetnë ma). - *Ai e ki' pa' harrue librin në shpí* (e kishte pas' harrue). - *Ku e gjê shojnë e tij!* (Ku e gjén shoqin). - *Shoqi i tij s'ka të pague* (s'ka të paguem). - *S'mbenë, veç edhe 5 dit* (s'mbetnë, veç...) - *E ko' pa' tie edhe û atê fjalë* (e kam pas' ndie). - *Po si kenki bâ edhe ju!* (si kenkeni bâ). - *Atê e hojnë andej, pse s'kish kénë gjâ puna e tij.* (e hoqnë, pse s'kishte kjenë gjâ). - *Ai ki' pa' folë keq për tê* (ai kishte pas' folë...). - *Ai â nier, Zo, ruena!* (Ai asht'nier, Zot, ruejna!) - *Xhendarmeria e ndojnë njëherë dorërasin; por, mbassi s'und e zunë, e dojnë e e pojnë me gjithçka pat* (E ndoqnë... por, mbassi s'mund e zunë, e dogjnë e e poqnë). -

2. - E shkrimtarët e vjetër, posaçe Buzuku, të tretën vete t'imperfektit, e ka përherë të gjymtueme dezinencet. P.sh. *Ai shkoj'* (Ai shkojte). - *Ajo flit'* (flitte), *edhe rrij' aty* (rrijte). *Pse kujtoj'* (Pse kujtojte). - Por edhe imperfektin pasiv në vete 3. nj., të cilin na sod e kemi në *-ej (ai digjej e grîhej vetë me vete)*, Buzuku gjithënji e ka të cunguem në *-é*, si ndokun

edhe sod në toskënishte. P.sh. *Ai duké* (ai dukej). - *Ajo vishé* (ajo vishej). - *Ai dëftoné* (Ai dëftonej). - *Ajo dirgjé* (Ajo dirgjej).

3. - Një tendencë të madhe vrejm në popull, që t'i shkurtojë trajtat në të folun, për të mbarue punë sa mâ shpejt; pa mendue, se me kaqë shkojn tue u hangrë dhe tue u prishë elementat organikë të vet fjalës. Por, në qoftë se folklora, me tê, po e lypi puna, edhe poetët shkrimtarët e mirë, e kanë lêjen kajherë t'i a huajn popullit këto mënyrë të ligshtueme dhe të prishuna; rishtarët por, e xansët bâjnë fort mâ mirë, t'u rrijn larg këtyne shkurtimeve.

## S. LISTIM ALFABETIK I VERBAVET TË MANGËT, TË FORTË A TË PARREGULLËT.

1. - ARDHË. - *Prezenti i dif.:* vîj, vjen, vîjm, vini; vîjn.
*Prezenti i lidh.:* që të vîjsh, që të vîjë...
*Prezenti i pasivit:* vîhet.
*Imperfekti i dift.:* vîjshem, vîjshe, vinte, vîjshim, vîjshit, vîjshin.
*Aoristi:* erdha, erdhe, erdhi, erdhmë, erdhtë, erdhnë.
*Prezenti i dëshrores:* ardhsha, ardhsh, ardhtë, ardhshim.
*Urdhënorja:* eja, eni!
*Participat:* ardhës, ardhun.

2. - DHÂNË. - *Prezenti i difto.:* ap, ep, apim, epni, apin.
*Prezenti i lidh.:* që t'epsh, që t'apë...
*Prez. i pasivit:* epem, epesh, epet, epemi, epeni, epen.
*Imperfekti i dift.:* epshem, epshe, epte, epshim, epshit, ipshin.
*Aoristi:* dhashë, dhae, dha, dhámë, dhátë, dhánë.
*Prez. i dëshrores:* dhaça, dhashtë, dhaçim.
*Prez. i Habitores:* dhânkam, dhânke, dhânkemi, dhânkeni, dhânkan.
*Urdhënorja:* eja, ejani (eni)!
*Participat:* dhânës, dhânun.

3. - DALË. - *Preze. i diftores:* dal, del, delni, dalin.
*Prez. i lidhores:* të dalish, të dalë...
*Prez. i pasivit:* delet.
*Imperfekti i dift.:* delshem, delshe, delte...
*Aoristi:* dola, dole, duel, duelmë, dueltë, duelnë.
*Prezenti i dëshr.:* dalsha, dalsh, daltë, dalshim, dalshit, dalshin.
*Prez. i habitores:* dalkam, dalke, dalka, dalkemi, dalkeni, dalkan.
*Urdhënorja:* del, delni.



*Participat:* dalës, dalun.

4. - DASHË. - *Prezen. i diftores:* due, do, duem, dueni, duen.
*Prezent i lidhores:* që të due, që të duesh, që të duejë...
*Prezent i pasivit:* duhet.
*Imperfekti i diftores:* dojshem, dojshe, donte, dojshim...
*Aoristi:* desha, deshe, deshi, deshmë, deshtë, deshnë.
*Prezenti i dëshrores:* daça, daç, dashtë, daçim, daçin.
*Prezenti i habitores;* dashkam, dashke, dasha, dashkemi.
*Urdhënorja:* duej, dueni.
*Participat:* dashës, dashun.

5. - DIJTË. - *Prezenti i dift.:* dij, di, dijm, dini, dijn.
*Prezenti i lidhores:* që të dij, që të dijsh, që të dijë.
*Prezenti i pasivit:* dihet.
*Imperfekti i diftores:* dijshem, dijshesh, dinte, dijshim...
*Aoristi:* dijta, dijte, dijti, dijtmë, dijttë, dijtnë.
*Prezenti i dëshrores:* dijsha, dijsh, dijttë, dijshim...
*Prezenti i habitores:* dijkam, dijke, dika, dijkemi, dijkeni, dijkan.
*Urdhënorja:* dij, dini.
*Participat:* dijs, dijtun.

6. - DRASHTË.- *Prezenti i diftores:* drue, dro, druem, drueni, druen.
*Prezenti i lidhores:* të druesh, të druejë...
*Prezenti i pasivit:* druhem, druhesh, druhet, druhemi.
*Imperfekti i diftores:* drojshem, drojshe, dronte...
*Aoristi:* dreshta, dreshte, dresht, dreshtmë, dreshttë, dreshtnë.
*Prezenti i dëshrores:* draça, draç, drashtë, draçim, draçi...
*Prezenti i habitores:* drashtkam, drashtke, drashtka.
*Urdhënorja:* druej, drueni.
*Participat:* drashtës, drashtun.

7.- HANGRË. - *Prezenti i diftores:* há, ha, hám, hani, hanë.
*Prezenti i lidhores:* të hásh, të hajë...
*Prezenti i pasivit:* hahem, hahesh, hahet, hahemi, hahen.
*Imperfekti i diftores:* hajshem, hajshe, hante, hajshim...
*Aoristi:* hangra, hangre, hangri, hangrmë, hangrtë, hangrnë.
*Prezenti i dëshrores:* hangsha, hangsh, hangrtë, hangshim, hangshi, hangshin.
*Prez. i habitores:* hankam, hanke, hanka, hangshim, hangshi, hangshin.
*Urdhënorja:* ha, hani.

*Participat:* haes, hangrë (ngranun).

8. - HUAJTË. - *Prez. i diftores:* huaj, huan, huajm, huani, huajn.
*Prez. i lidhores:* të huaj, të huajsh, të huajë, të huajm...
*Prez. i pasivit:* huahem, huahesh, huahet, huahemi, huaheni, huahen.
*Imperfekti i diftores:* huhajshem, huajshe, huante, huajshim, huajshit...
*Aoristi:* huajta, huajte, huajti, huajtmë, huajttë, huajtnë.
*Prez. i dëshrores:* huajshe, huajsh, huajttë, huajshim, huajshit...
*Urdhënorja:* huaj, huajni.
*Participat:* huajtës, huajtun.

9. - LANË. - *Prezenti i diftores:* lâ, len, lámë, lini, lánë.
*Prez. i lidhores:* të lâsh, të lâjë.
*Prez. i pasivit:* lîhem, lîhesh, lîhet, lîhemi, lîheni, lîhen.
*Imperf. i diftores:* lîjshem, linte, lîjshim, lîjshit, lîjshin.
*Aoristi:* lashë, lae, la, lámë, látë, lánë.
*Prez. i dëshrores:* laça, laç, lashtë, laçim, laçi, laçin.
*Urdhënorja:* lin, lini (len, lene).
*Participat:* lanës, lanun.

10.- LUEJTË.- *Prez. i diftores:* luej, luen, luejm, lueni, luejn.
*Prez. i lidhores:* të luejsh, të luejë...
*Prez. i pasivit:* luhem, luhesh, luhet, luhemi, luheni, luhen.
*Imperfekti i diftores:* luejshem, luejshe, luente, luejshim...
*Aoristi:* luejta, luejte, luejti, luejtmë, luejttë, luejtnë.
*Prez. i dëshrores:* luejsha, luejsh, luejttë, luejshim, luejshit...
*Urdhënorja:* luej, lueni.
*Participat:* luejs (lojc), luejtun.

11.- MARRË.- *Prez. i diftores:* marr, merr, marrim, mirrni, marrin.
*Prez. i lidhores:* të mirrsh, të marrë...
*Prez. i pasivit:* mirrem, mirresh, mirret, mirremi, mirreni, mirren.
*Imperfekti i diftores:* mirrshem, mirrshe, mirrte, mirrshim, mirrshi...
*Aoristi:* mora, more, mori, mormë, mortë, mornë.
*Prez. i dëshrores:* marrsha, marrsh, marrtë, marrshim, marrshi, marrshin.
*Urdhënorja:* mirr, mirrni (merr, merrni).
*Participat:* marrës, marrun.

12. - NJOHTË.- *Prez. i diftores:* njoh, njeh, njohim, njihni, njohin.
*Prez. i lidhores:* të njihsh, të njohë...



*Prez. i pasivit:* njihem, njihesh, njihet, njihemi, njiheni, njihen.
*Imperfekti i diftores:* njihshem, njihshe, njihte, njihshim...
*Aoristi:* njohta, njohte, njihti, njohtmë, njohtë, njohtnë.
*Prez. i dëshrores:* njohsha, njohsh, njohtë, njohshim, njohshi, njohshin.
*Urdhënorja:* njih, njihni.
*Participat:* njohës, njohtun.

13. - PA. - *Prez. i diftores:* shoh, sheh, shohim, shihni, shohin.
*Prez. i lidhores:* të shihsh, të shohë...
*Prez. i pasivit:* shihem, shihesh, shihet, shihemi, shiheni, shihen.
*Imperfekti i diftores:* shihshem, shihshe, shihte, shihshim...
*Aoristi:* páshë, pava, pau, pámë, pátë, pánë.
*Prez. i dëshroresh:* pafsha, pafsh, paftë, pafshim, pafshi, pafshin.
*Urdhënorja:* shih, shihni.
*Participat:* pás, pám.

14. - PRÛ. - *Prez. i diftores:* bie, bje, biem, bini, bien.
*Prez. i lidhores:* të biesh, të biej.
*Prez. i pasivit:* bihem, bihesh, bihet, bihemi, biheni, bihen.
*Aoristi:* pruna, prune, pruni, prumë, prûtë, prunë.
*Prez. i bëshrores:* prûfsha, prûfsh, prûftë, prûfshim, prûfshi, prûfshin.
*Urdhënorja:* bje, bini.
*Participat:* prûs, prúm.

15. - RRAHË.- *Prez. i diftores:* rrahi, rreh, rrahim, rrihni, rrahin.
*Prez. i lidhores:* të rrihsh, të rrahi.
*Prez. i pasivit:* rrihem, rrihesh, rrihet, rrihemi, rriheni, rrihen.
*Aoristi:* rraha, rrahe, rrahi, rrahmë, rrahtë, rrahnë.
*Prez. i dishrores:* rrahsha, rrahsh, rrahtë, rrahshim, rrahshi, rrahshin.
*Urdhënorja:* rrih, rrihni.
*Participat:* rrahës, rrahun.

16. - SHPIE. - *Prez. i diftores:* shpie, shpje, shpiem, shpini, shpien.
*Prez. i lidhores:* të shpiesh, të shpijë...
*Prez. i pasivit:* shpihem, shpihesh, shpihet, shpihemi...
*Aoristi:* shpura, shpure, shpuri, shpurmë, shpurtë, shpurnë.

20.- VLEFTË.- *Prez. i diftores:* vlej, vlen, vlejm, vleni, vlejn.
*Prez. i lidhores:* të vlefsh, të vlejë...
*Prez. i pasivit:* (0).

*Imperfekti i diftores:* vlejshem, vlejshe, vlente, vlejshim...
*Aoristi:* vlefta, vlefte, vlefti, vleftmë, vlefttë, vleftnë.
*Prez. i dëshrores:* vlefsha, vlefsh, vleftë, vlefshim, vlefshit...
*Urdhënorja:* vle, vleni.
*Participat:* vleftës, vleftun.

21. - XANË. - *Prez. i diftores:* xâ, xen, xám, xini, xán.
*Prez. i lidhores:* të xêsh, të xám, të xini, të xán.
*Prez. i pasivit:* xîhet, xîhen.
*Imerfekti i Diftores:* xîjshem, xîjshe, xinte, xihshin...
*Aoristi:* xuna, xune, xuni, xumë, xûtë, xunë.
*Prez. i dëshrores:* xansha, xansh, xâftë, xâfshim, xâfshi, xâfshin.
*Urdhënorja:* xin, xini.
*Participat:* xanës, xanun.

22. - XÎ. - *Prez. i diftores:* xîj, xín, xîjm, xîjni, xîjn.
*Prez. i lidhores:* të xîjsh, të xîjë...
*Prez. i pasivit:* xîhem, xîhesh, xîhet, xîhemi, xîheni, xîhen.
*Imperfekti i dift.:* xîjshem, xîjshe, xinte, xîjshim, xîjshit, xîjshin.
*Aoristi:* xina, xine, xini, ximë, xîtë, xínë.
*Prez. i dëshrores:* xîfsha, xîfsh, xîftë, xîfshim, xîfshi, xîfshin.
*Urdhënorja:* xîj, xini.
*Participat:* xís, xím.

23. - ZANË. - *Prez. i diftores:* zâ, zen, zám, zini, zán.
*Prez. i lidhores:* të zîjsh, të zâjë...
*Prez. i pasivit:* zîhem, zîhesh, zîhet, zîhemi, zîheni, zîhen.
*Imperfekti i diftores:* zîjshem, zîjshe, zinte, zîjshin, zîjshi, zîjshin.
*Aoristi:* zuna, zune, zuni, zumë, zûtë, zunë.
*Prez. i dëshrores:* Zansha, zinsh, zâftë, zâfshin, zâfshi, zâfshin.
*Urdhënorja:* zin, zini.
*Participat:* zanës, zanun.

24. - ZIE. - *Prez. i diftores:* ziej, zien, ziejm, zieni, ziejn.
*Prez. i lidhores:* të ziejsh, të ziejë, të ziejm...
*Prez. i pasivit:* zihem, zihesh, zihet, zihemi, ziheni, zihen.
*Imperfekti i dift.:* ziejshem, ziejshe, ziente, ziejshim, ziejshi, ziejshin.
*Aoristi:* zjeva, zjeve, zjeu, ziemë, zietë, zienë.
*Prez. i Dëshrores:* zjefsha, zjefsh, zjeftë, zjefshim, zjefshi, zjefshin.
*Urdhënorja:* ziej, zieni.
*Participat:* zies, ziem.



*Vërejtje.* - Një ndër mâ të përdorunët verba defektiva të shqipes shenjojm këtu edhe verbin *me dhimbtë.* Në trajtën vepruese ky shtîhet në punë ndër të gjitha mënyrët e kohët; por vetëm në vetën e tretë. P.sh. *Po më dhemb kryet, më dhambin kryqt. Më dhimbte krejt shtati. I dhimbshin brinjët. Më ka dhimbtë, më pat dhimbtë; i kishte dhimbtë; i kishte pas' dhimtë; të paska pas' dhimbtë kamba,* etj. - *I dhambin veshët; ju u dhimbshin të hollat; i u dhimbtnë petkat.*

## VII. - PARAFJALA (*PREPOZICJONI*).

*Me xunktha të thatë nuk goditen rrëgostat. Me një lule s'del pranvera. Trimi i mirë, me shokë shumë. Të keshë nderim gjithmonë ndaj prindëvet, ndaj pleqvet e ndaj të mëdhajvet (... ndaj prindët, pleqt e të mëdhajt). Shpresa mbë Zotin! Kush rri nën dardhë, i ha kokërrat. Në krye qenke zog, e në bisht plak. Peshku qelbet prej krejet. Rrallë e për mallë.*

1. - Parafjala, një pjesë e pandrueshme e ligjëratës, ka përlim të shenjojë përpjekjet a lidhjet që mund të kénë dy emnat, etj. ndërmjet vetes. Vendin këjo e ka gati përherë para emnash, etj.

2. - Parafjalët e marrin emnin n'atë rasë që u pëlqen *(rekcjoni i prepozitavet).* Kështu b.f. *Dije prej meje. Para shtëpiet. Mbas deret* (rrjedhore) - *Dhimbë për mue! Në dritsore. Mbi pullaz,* (dëshmore). - *Te shtëpia. Tek ura. Kahë rruga,* (emnore).

3. - Sod âshtë e vështirë të caktohen me përpikëni rasat, që kanë lypë dikur prepozitat. Kështu, për të pasë një idé të këtij ndërlikimi të rasavet të parafjalëvet, gjatë shekujvet, do t'i studjom ndër shkrimtarët e vjetër. Ata p.sh. parafjalën *prej* e ndërtojn gati përherë me rasën *e rrjedhores.* Ndërsa, këta shekujt e fundit, shkuemë tue e zâvendsue *me gjindoren.* P.sh. Buzuku, shkruen: *Erdh prej shtëpiet. Para deret. Mbas muri(t). Me shtiem dorën ën mashtrekut. Përmbi mazit. Për shpirtit. Afër muo. Jashtë ferrën,* etj. - Na sod: *Erdh prej shtëpis. Para derës. Mbas fjalës së tij. Afër meje. Jashta ferrit...*

4. - Përkahë trajta, parafjalët mund të jenë *të thjeshta: me, te, afër, ndër,* etj.; dhe *të përbame: përpara, ndërmjet, përposë, përanë, përmbi, në vend të...* etj.

*Vërejtje 1.*- Parafjalët e përbame, si: *për rreth, në buzë të, për ball, në krye të, në majë të;* këto lokucjone në të vërtetë nuk janë parafjalë,

pjesë të pandrueshme të ligjëratës. Tue u shkrue kështu, damas, ruejn gjithënjë trajtën e emnit. Prandej, n'analizën gramatikore jet se jet gjithmonë një substantiv në rasë 2. Edhe kështu, ka ndryshim ndërmjet të: *në krye të javës, për báll t'urës, në rranxë të malit, në buzë t'ujit* (atributa prej emnash në rasën 2) dhe *krye javet, rranxë fikut, rreth mbrëmjet, buzë lumit.* (adverbjarë prej emnash në rasën 6, prî prej parafjalësh).

### 1. Parafjalë me rasën I.

Te, tu, tek, tuk: Marrin gjithmonë mbas emnin n'emnore në trajtën e shqueme simbas pyetjes: *ku?* Dhe kështu me këtê rasën e parë ndërtohen këto parafjalë, në dash mbas verbash që shenjojn të qenun, veprim në pushim; në dash mbas asish që shenjojn lëvizje a të luejtun. P.sh. *E gjeçë te dera. Ishte ulë e ndejë tu fiku. Kemi pi ujë te "Krojet e Bardha".*

Këto parafjalë marrin, për eufoní, grykoren fundore *(-k), atê* herë sidomos kur emni a fjala që ndjekë fillon me zanore. P.sh. *Nuk më bâhet të shkoj tek ata. Mbeta për mjesditë tek ungji. Eja tuk apa! Qe, tek âshtë, tuk ura.*

Kahë, kah' (ka), nga (toskënisht, tue e sonorizue grykoren shurdhë *(-k)*, dhe tue e hundzue). P.sh. *Po i a mbáj kahë Fusha e Topit. Jemi tue shkue kahë pranvera. As kahë e djathta, as kahë e shtëmangëta, mos ec; por në mjedis të rrugës.*

Përdoret edhe në vështrimin dás *(distributiv): Venju kahë dy kahë dy. Rreshtonju katrë kahë katrë. Na fali nga 2 lekë për shoq.*

*Vërejtje 1.* - Toskënisht këjo parafjalë *(nga)* rri edhe mbas adjektivash e ndajfoljesh së shkallës krahasuese. *Ai âshtë fort mâ i mêçëm nga unë. Pëllumbi fluturon mâ shpejt nga sorra.*

*Vërejtje 2.* - Po shi këjo parafjalë *(kahë)* përdoret edhe para verbash, tue marrë kuptimin e adverbit *tue, ndërsa,* dhe tue trajtue kështu *ndërtimin e gjerundit.* P.sh. *Kahë desh me i a bâ shpejt, u rrëzue. Kahë u ngjit..., kahë u ul...*

*Vërejtje 3.* - Këjo parafjalë në Gegní sidomos, gjithënjë si adverb, vendue para pjesores, dhe prî nga ndihmëtari *jam,* trajton me kaqë një prezent etj., aktualitetit fort të spikatun. P.sh. *Çka jé kah' ban aty? - Jam kahë rralloj do lule. Nuk qeshë kahë i a marr për të keq.* (Për: *Çka po ban? - Po ralloj do lule. Nuk i a mora për të keq).*



*Vërejtje 4.* - Ortografisht këjo parafjalë *(kahë)* mendojm, se kështu do të shfaqet, sikur po e biem këtu simbas shkrimit të qëndrueshëm të mâ të vjetrit auktuer (Buzukut): *kaha,* zanorja fundore *(-a),* që gjatë shekujvet shkoi tue u ligshtue, lypet doemos të ketë lanë një shpërblim *(-ë).* - Me kaqë përjashtohet, si e paplotë, trajta e sinkopueme: *ka (ka pak ka pak).* - Do t'a përjashtojm adverbin e përbam *kadalë* (ngadalë); për *kahdalë.*

*Vërejtje 5.* - Me e këqyrë hollë, rasa I., të cilën thamë se e lypë mbas parafjala *te, tu, kahë, nga* etj., nuk kishte për të pasë kuptim. Emnorja s'mund të jétë e drejtueme prej parafjalësh; ajo drejton, âshtë një *casus rectus.* Prandej, prania e kësaj rase këtu duhet kuptue kështu: Tue nënkuptue verbin substantiv *jam.* Kështu, fraza *Shetita kahë Zalli i Kirit;* d.m.th. *Shetita andej kahë âshtë Zalli i Kirit. - E hasa Kolën te posta;* d.m.th. *E hasa tek âshtë, o gjindet posta.*

*Vërejtje 6.* - Si këjo parafjalë, edhe shumica e tyne, për një përforcim a caktim mâ të plotë, mund të marrin para ndajfoljet *shi, pikërisht, mun (bash, taman): Shi te dera kishte zanë vend. E ndesha mun te mullini. Pikërisht kahë ora 10 p.d.*

### 2. Parafjalë me dëshmore a vendore:

M e: *Kam luejtë topash me vëllaun e me kushrinin. Atê fjalë mos e bisedo as me motrën as me nanën, as me kurrken. Vera me lule e dimni me crule. E jep me dorë dhe e kërkon me kambë.*

Si shihet, këjo parafjalë e lypë emnin, herë të shquem herë të pashquem, gjithsi t'i pëlqejë mâ mirë veshit. Një shije âshtë këjo kaqë e hollë e delikate, sa nuk mund të caktohet mâ një rregullë të preme. Të huajët, vetëm mbas një kohe dhe praktike së gjatë, mund t'a ndiejn dallimin. Mun këtu mund të njihet, në përdorimin e përpiktë të kësaj e të tjeravet parafjalë, kush e flet shqipen e zanunë prej nanet, dhe kush jo.

Zakonisht para njëj emni të përsjellun nga një atribut, ndërsa Gegët e trajtojn mâ fort me rasën e pashqueme, Toskët, ndashti mâ me arsye, kanë në përdorim mâ fort, të shquemen. P.sh. *E kam vû me dorë teme.* G. - *E kam vû me dorën teme.* T. - *Me lêje të të Parëvet,* G. - *E kam vënë me lejen e të Parëvet.*

Këjo parafjalë lidhet me emën në shumë kuptime. Kohë: *Punojm me ditë e me natë.* - Mënyrë: *Me të mirë a me të keq, tash po ndëgjon.* -

Mjet: *I bani shenj me sŷ e me dorë.* - Shoqní: *mos shko me shokë të këqi.* - Landë: *Gota me ujë; tasi* (plot) *me tamël.* - Cilsí përcjellse: *Njeri me gjind; burri me mustakë.* - Të kundërshtis: *I drejtë me miq, dhe i butë me anmiq.* (ndaj). - Dita a data e muejit: *Me 28 Nanduer.* - etj.

*Mbë, mbi, përmbi: Mos të paça mbë qafë! Më ka rá mbë krye. E mora mbi vete. "Përmbi zâ që lëshon bylbyli".*

*Vërejtje 1.* - Tue qenë se këto trajta gjithkun i ndeshim me *mb-* (të fortë), si ndër të vjetër, si ndër ato krahina që e kanë ruejtë të paprishun grupin e hershëm, na duket, se në gjuhën e shkrueme nuk âshtë e qërtueme të jipen këto të ligshtueme, si: *mi, më, përmi.*

*Vërejtje 2.* - Posaçe me këtê parafjalë âshtë në përdorim diku-diku kështu-e-quejtuna *vendore;* e cila shkon tue u zhdukë, për t'i a lëshue vendin dëshmores. P.sh. *Hypi përmbi pullazt. U ngjit mbë kált. Mbi shpinët të kalit.*

*Vërejtje 3.* - Edhe këjo parafjalë, si shumë të tjera, emnin pas e merr në trajtën e pashqueme, sidomos kur âshtë vetëm; po qe ky âshtë i përcjellun nga ndonjë atribut, atëherë shkon me fort në të shquemen. P.sh. *Fjalë mbë fjalë, rá biseda edhe mbi tê. - Fluturoi përmbi rê. T'a marr mbi shpírt. Muer mbë thue.* Por: *përmbi frazet e huaja. Mbi emnat e përveçëm. Po flasim sod mbi plakun e shkretë. Përmbi Shkodrën e rrethueme.*

*Vërejtje 4.* - Po këto parafjalë, në lidhní me emna të përveçëm personash, haj vetëm qénë këta, haj të përcjellun nga atributat përkatës, gjithmonë i marrin këta emna personash në trajtën e shqueme. P.sh. *Lype mbi Isufin këtê punë. Dje kemi folë përmbi Lekën e Madh; sod, mbi Pirrin. A di gjâ mbi Makabejt?*

Për: Âshtë parafjala mbi të gjitha tjerat mâ e përdoruna.

Shembuj *A): E zâ për lojë. E kam mbajtë për burrë të mirë. Atij i pifsha ujë për shëndet. Vata ka shkue për drû. "Mos më fol për burrnín e krajlavet!" Punë për mue! M'a përmendë për ditë e për natë. Ktheje tekstin fjalë për fjalë. E nisa letrën për djalë. Ka thirrë në darsmë burrë për shtëpî... Kemi ndejë gjû për gjû. Krye për krye.*

Shembuj *B): Mate për së gjatit e për së gjanit. "S'e t'i hjek shallvarët për krejet". E dij për mendësh. I a ka lanë me fjalë qyshë për së gjallit. Lidhe pulën për kambet. Kape për doret. Më doli për hundësh. E ka zdrypë për veshësh; e ka ngrehë për floku; ktheje për së mbarit; nuk më vjen për doresh (-it). Mos puno për së mbrapshtit.*



Mësim: Përsa i përket origjinës së kësaj trajte, G. Mejeri në E.W. f. 332 shkruen, se shqipja do t'a ketë pasë këtê fjalë *(për)* edhe përpara perjudhës s'infiltrimit të latinishtes. Por këtu mendojm na, se duhet dá. Anojm, të pohojm se këjo lidhsë i përket perjudhës pararomake, kur këjo *për* âshtë trajta e thjeshtueme e zvoglueme e autoktones: *prej,* edhe kur si këjo merr mbas rasën e rrjedhores (shembujt A): *për kambet; për veshësh...* - Por, gjithënjë mbas mendimit tonë, kemi punë me latinishten: *per, pro,* kur këjo trajtë ndërtohet me dëshmoren (shembujt B): *Për kê e ke atê letrë? E kam për Pjetrin. Për ashtu, mirë!*

*Vërejtje 5.* - Sidomos përpara infinitivavet të verbavet, si forcim, përdoret këjo prepozitë edhe kot, për pleonazëm: *Për me shkuem atje, duhen 3 orë të mira. Për pa t'a zanë në gojë ai, ti mos i a përmend. Për në qoftë se nuk më gjén në shtëpí, m'i a len vëllaut. Për në do gjâ, mos m'a mësheh.*

*Vërejtje 6.* - Âshtë vështirë, të këputet me një rrëgullë, kur këjo parafjalë ndërtohet me dëshmorën e shqueme, e kur me të pashquemen; posaçe ndër bé. P.sh. *Për besë! Për bukë! Për fé. Për flamur! Për nderë!* - Por edhe: *Për Zotin! Për kryet e nanës! Për Krishtin! Për eshtnat e të Parëvet!*

*ndën, nën: I a dha nën dorë. Dy pash ndën dhé. Kush ka mizën nën kësulë...* - Merr zakonisht rasën IV. të shqueme, po qe emni i përsjellun; sado që gegënisht edhe atëherë gjithënjë vijon të përdoret e pashquemja. P.sh. *Ndën urdhënin e të zott të shtëpis. Nuk rrijm ndën kambët e të huajit. Ndën kupën e qiellës.* - Kështu zakonisht; por geg. edhe *Ndën urdhën të zott të shtëpis,* etj.

*(ndë), në: Nuk e gjeçë në kopësht. Në krye zog, e në bisht, plak. Kur ka hŷ në dhé ai i shuemi?* Por: *Në dheun e verbtë, kullosin... Në ditën e ngushtë njihet miku.* - Mandej, para ditëve të javës, a kohëvet të ditës, tue shenjue përsritje veprimit. P.sh. *Në e Hane e ndë e Mërkure kemi gjuhë. Në e nade e në e mbrame zakonisht âshtë mâ fresk.*

Ndër këto rasat e fundit, nuk duhet të shkrihen në një dy zanoret *(ë -*

*e)* tue i apostrofue; mâ mirë të rrijn të paprekuna, mbassi ndihen të dyja damas.

Kështu thuhej edhe për nekset: *Âshtë në e moçme. Ti jé endè në e Lekës.* - Plotso mbas gjaset: *Âshtë në mënyrën e moçme. Jé në (kajden) mënyrën e Lekës.*

Djeri (deri), gjeri: *Ujët binte djeri në brêz. Po të pres djeri të Martën. Gjeri këtu, gjeri nesër, djeri në darkë.*

Parafjala e naltreguеme rrallë përdoret vetëm; mâ fort gjindet e përcjellun nga *në, te: djeri në, djeri të...*

Por edhe me rrjedhore *Po rri djeri së lidhunash, djeri së vjelunash.*

*Vërejtje 7.* - Prumë këtu trajtën si e gjêjm ndër të vjetër *djeri,* tjetra *deri,* do të gjykohet e prìshunë. Khs. toskënishten *gjeri,* e cila sigurisht që lypë grupin *dj-,* për të dhânë *gj-;* dhe jo një *d-* të thjeshtë, njashtu sikurse *djathë, djegë, djersë* dhánë djalektaret *gjathë, gjegë, gjersë.*

ndër: *Mos u përziej ndër punë të tjerëvet. I pari ndër shokë. I rá ndër kambë.*

Përdoret zakonisht me emna në shumës; sikurse me emna njëjës parafjala *në,* p.sh. *I mbet në dorë. E zuni n'arë;* por *I mbet ndër duer. E zuni ndër ara.*

Etimologjisht e lidhin këtê *ndër* me latinishten *inter:* ndërmjet.

ndaj, ndej: *Dashunia ndaj shoqin. Ndaj tê unë s'jam kurrgjâ. Nderimi ndej të Parët.*

Si shihet, gati gjithmonë, emnin e merr në trajtën e shqueme.

pa: *Pa bukë nuk jetohet, se pa libra, po. Pa tý, Shqipní, nuk del pranvera. Si me tê, si pa tê. Pa mendë, pa gojë.*

nëpër: *Mos u siell nëpër do vende! Nuk shkon gjithmonë kungulli nëpër ujë. "Ndëpër male, nëpër fusha përpín rrugën një djaloç".*

### 3. Parafjalë me rrjedhore (Gjinore?).

para, përpara: *S'i kam faj as para Zotit as para robit. Përpara bajramit edhe përpara së vjelunash kemi pushim. Pak para agimit. U ul e ndêji përpara deret së shtëpís. - Para meje; përpara nesh...*

*Vërejtje 1.* - Si do të shohim mâ andej, edhe parafjalët të tjera, të cilat sod marrin mâ fort gjindoren, si: *prej, mbas, tej,* etj., këto, simbas së vjetërsh, lypshin kryekrejet rrjedhoren; vështirë fort b.f. t'i gjêjsh këta me gjindore n. Kështu, ndër shembujt e nalttreguеmë; sod: *para mesditës, përpara të lidhunavet. U ul e ndenj para derës së shtëpís; para vjeshtës; para javës së madhe.*



pas, mbas: *Eni mbas meje. Mos fol pas shpine(t), mbas së shumash, pas-nesrit, djalë pas djalit. Nuk ka gjâ mbas shpirtit. E kanë lanë mbas doret.*

prapa, mbrapa: *Prapa shtëpiet âshtë livadhi; mbrapa nesh; mbrapa kohet. E fëmija shkonte gjithkun prapa s'et.*

i t h (pas): *ith meje, ith nesh* (mbas meje, mbas nesh).

prej: *Mora një telegram prej motret. Shkodra âshtë e rrethueme prej malesh së nalta. Na jemi prej Shqipnie(t) së Mjesme. Falemi nderës prej Jush.*

*Vërejtje 2.* - S'do t'ishte e ligjueme për gjuhën e shkrueme trajta e prìshunë e kësaj parafjale, si ndihet ndokun në popull: *pej: T'a dish pej meje.* (Kraja).

*Vërejtje 3.* - Forcohet këjo parafjalë me ndajfoljen *qyshë, cok* a *çak:* "Çak prej Hotit tue zanë filli - djer' ku piqet buka mb'dielli".

Parafjala *prej* merr kuptime të ndryshme në ligjëratë. Kështu:

1. – largim: *Durrësi bâhet prej Tiranet po nj'a një orë. Na dahemi prej shkollet n'orën 11. Ik prej shokësh së këqí. Rá prej shiut e në breshën;*

2. - kohë: *Që prej oret 8 nade s'kam shtie gjâ në gojë. Sivjet dimni ka ngjatë prej dhetorit djeri në máj. E shtynte punën prej njëj dite në tjetrën. Njandej prej mbramjet;*

3. - landë (material): *"M'i ka këpucët prej telatinit - m'i ka armët-o prej florinit. Bukë prej misrit;*

4. - rrjedhë (origjinë): *Jam malsuer prej Dukagjinit. Krenia vjen shpesh prej padiet e injorancet. Voj prej grunit;*

5. - shkajk: *Burri i mirë, ai kurr nuk ngutet, prej urtiet, jo prej tutet. Prej së lodhunit, me të zi mund të merret frymë. Dashi i pjekun s'mund të hahej prej vjamit;*

6. - drejtim: *Tash jemi tue shkue prej* (kahë) *dimnit. Po mësýj prej shtëpiet* (andej kahë). *U suell me fëtyrë prej diellit. Ktheju prej meje! - (Terminus ad quem).*

7. - pjesë: *Nj'a disa prej sish. Tre prej jush s'kanë qenë dje në shkollë. Njeni prej së tjerësh, n'ato fjalë, qiti kushtrimin.*

8. - vepruesin a subjektivin: *Mos qoftë thanë prej meje! Krejt âshtë thá prej diellit. Nuk qe thanë prej Zotit.*

kundra, kundruell: *A jé edhe ti kundra nesh? Shumë gabimet kundra gramatiket në këtê hartim! Këjo gjâ âshtë kundra ligjet. Porsa duelmë kundruell shpatit... Ai rri me shtëpí kundruell pallatit së Prefekturës; ai tjetri kundruell xhamies së Plumbit.*

sypër, sypri, përsypri: *E vuni sypri tryezet. Përsypri krejet kishte qeleshën. Sypri shkamit këcejshin edhat.*

përtej, tej: *Kur kalova përtej qafet: Dielli hupi përtej Taraboshit. Kam udhtue shpesh tej detit. Piu ai atê natë përtej maset. E ndesha rrugës njandej përtej Bërdicet. Përtej aso kodre, âshtë liqéni.*

andej: *Ushtria ka zanë vend andej uret. Andej kodrash s'ka mâ shtëpia. I kanë vendue topat andej Taraboshit.*

këndej: *Si andej, si këndej uret, gjithkah kanë vû rojë. Këndej kopshtit kemi një man të madh. Rueju, se kalon këndej kufinit.*

posë, përposë: *Të lutem, mos t'a dijë kush, posë teje. Përposë librash e lapsash e tefterësh, kurrgjâ mos merrni me vete. Posë jush, tjetërkush mos të vîjë.*

veç, përveç: *Përveç meje, s'âshtë kush burrë që i a thotë atij një fjalë. Veç rroget së përmuejshme, fiton edhe me punën e huajë. Veç Zotit në Qiellë, zot tjetër mbi tokë nuk ka.*

jashta, mbrenda: *Mbrenda oborrit së shtëpís luej e ban çka të duesh; jashta deret mos të shoh tue dalë! Mbrenda këso jave kthej për të shëndoshët. Jashta Zotit, tjetërken mos adhro mbi tokë. I kanë qitë jashta kishet e xhamiet.*

afër, ngjat: *Afër teje me ndêjë due. Na vjet kemi pasë shtëpín afër postet; sivjet por, kemi dalë e rrijm afër rëmajsh. Rueju se shkon afër mushkut, pse të vret. Ngjat si na s'jemi kurrgjâ. Ulu ngjat zjarmit; afër votret; ngjat meje.*

larg: *Larg sŷsh e larg zemret. Rri gjithmonë larg shokësh së këqí. Mos shko fort larg arash. Larg teje dhe jush këjo lëngatë!*

rreth, përreth, rreth e rreth, rrotull: *Rreth e rreth aret âshtë gardhi. Rrotull shtëpiet gjithkahë vjen muri. Rrotull kështjellit janë ledhet e gjana, nga mâ se një metër. Tash po vîj njandej rreth mjesditet; mandej rreth mbramjet dalim e shetisim për fresk.*

tinëz: *Mos u mëso me folë tinëz meje a tinëz mësuesit. Ai u çue një ditë e iku prej shtëpiet, tinëz s'et* (s'atit). *Ai diçka foli tinëz nesh. Tinëz drejtorit, mos u nis.*



pranë: *Pranë së mëdhajsh e pranë prindësh rri njerëzisht. Pranë meje tý nuk të gjén gjâ. Kishte zanë vend pranë votret.*

ndërmjet, ndërshej: *Ndërmjet teje e meje nuk ka një ndryshim të madh. Fjalën t'a mbajm ndërmjet nesh. Nërmjet lumit e malit shtrohen tokët e bukës. Ndërshej gishtash diçka i ka dalë. Kape kalin ndërshej frenit dhe jullarit.*

mjedis: *U rrëzue mjedis oborrit. Tue folë, tha mjedis së tjerash. Mjedis jush mos të ndihen kurr këso fjalësh.*

Djeri këtu, parafjalët e vërteta; të cilat, shumica, kanë rrjedhë nga ndajfoljet, edhe si këto gjithënjë mund të përdoren. P.sh. *Dikush rri afër, dikush rri larg. Mos më rri përpara. Ka shkue përjashta.* (Ndajfolje). - Por: *Rri afër meje, as mos rri larg shokësh. Përpara nesh këtu jetuenë Ilirët. Përjashta nesh mos t'a dijë kush* (Parafjalë).

*Vërejtje 4.* - Për përpikëní e rregullim shtojm këtu, se ndryshojn trajtat e njëjta, kur janë të marruna si parafjalë, dhe kur, si ndajfolje. P.sh. *Shko jashtë, apor hyn mbrendë* (ndajf.). Por: *Jashta kopështit, mbrenda oborrit* (paraf.).

*Vërejtje 5.* - Ndajfoljet *paradite, mbasdite,* duelnë nga neksi parafjaluer: *Para* (mjes-*ditet, mbas* (mjes) *ditet.* Kështu; përndryshej nuk ka kuptim e thanmja, si: *Eja nesër n'orën 10 para-dite;* ase *n'orën 4 mbas-dite.* - Mandej, edhe të thanmen: *Për ditë e për natë,* do t'a plotsojm: *Për* (gjithë) *ditë e për* (gjithë) *natë.*

*Vërejtje 6.* - Për të hetue rasën e vërtetë që lypë parafjala, të ndërtohet këjo para *përemnit vetuer.* Kështu: *Para kopështit* (rasë VI; pse: *para meje*); *mbas shtëpiet;* (*mbas shtëpís,* e vonë); pse: thomi: *mbas nesh;* jo: *mbas neve); prej friket;* (ma vonë: *prej frikës*). Khs. *prej teje;* jo: *prej tý).* Këtu përkojn gati gjithkun shkrimtarët e vjetër.

*Vërejtje 7.* - *E kam vû roe. "E t'u çuenë, hurra, djalë, diku kambë e diku kalë". - Mbaje mendë, çka të thotë ky plaku. E rrahi shputa e grushta, gjithsa ku mujti. A po vjen shkollë? Jo; po rri shpí. Pse na gjuen pesha* (gur)? *Ka dalë pazár heret.*

Sepse në gjuhën e popullit ndihet këso dore të gjymtueme, me parafjalët

*në, ndë,* të syprimueme, këjo gjâ nuk do të shkojë edhe për në gjuhën e shkrueme. - Këtê gjymtim parafjalësh e kanë fort edhe Shqiptarët e Dalmacís.

*Vërejtje 8.* - Ndër të thanmet: *U fjalosnë me njeni tjetrin,* parafjala nuk âshtë në vend të vet. Mâ e qërtueme: *U fjalosnë njeni-me tjetrin.* - Ndryshe, në qe se kemi punë me përemnin e bashkuem: *me njenitjetrin: ndihmoni njenitjetrin.* - Khs. *me shoqishoqin* (ngjitë) ase *shoq me shoq* (ma mirë), dhe jo *me shoqi shoqin.*

*Vërejtje 9.* - Dëshrorja e verbit *shoh: pasha,* ndër betimet e përbetimet e zakonëshme tashma, prej përdorimit të shpeshë, ka veshë cilsín e zyrën e njëj parafjale me dëshmore. P.sh. *Pasha sŷt e ballit! Pasha kryet e djalit! Pashë bukën! Pashi besën e burravet!*

*Vërejtje 10.* - Shenjojm, se substantivi *krye,* sikur tash po shohim edhe emna të tjerë, shpesh përdoret dhe merr forcën e parafjalës së vërtetë me rrjedhore: p.sh. *shkoj krye javet; do të paraqitëm në zyrë krye dhetë ditsh; krye muejit* (gabimisht: *krye mojit;* për *krye muejit.* Për arsye, se dy mashkullorët me diftongun rrânjuer: *muej-i* dhe *buell-i,* - sikurse e kemi çekë mâ nalt, - nuk e mbledhin kurr këtê diftong rrânjuer gjatë fleksjonit.

Për: *Për botën di, e për vete nuk di. Merre për shembull. Ngusht Peja për speca!*

Edhe këjo parafjalë, si ndër ato mâ të përdorunat, merr kuptime të ndryshme. Posë kësaj, fort shpesh ndërtohet edhe me rrjedhore. Shenjon:

1. - vend a drejtim: *Udhtoi shum për tokë e për dét. I duelnë rrenat për fushë. I u zhgreh gjak për hundësh e për gojet. U rrëzue për shkallësh. A jé tue u nisë për Tiranë a për Durrës?*

2. - mjet: *I çova fjalë për një shok. Merre për lakut. Lidhe për kambet* (pulën). *Nuk kapet as për bishtit, as për krejet.*

3. - kohë: *Nuk kemi mësim as për Pashkë, as për Bajram. Për të lidhuna mbysim derrin e madh. Për Shën Gjergj dalim prej shtëpiet. Për ditë e për natë. Vjet për vjet;*

4. - shkajk: *Unë jam mendue e kam plasë për punë të tij. Më ndali për darkë. Sa për këto fjalë, ti aspak mos u xéj;*

5. - mënyrë: *Ti ké një shkrim për faqe të zezë. I bje vjolinit për bukurí. A âshtë për së mbarit, a për së mbrapshtit njekëjo rubë? Mos i bje për së shkurtit. Vene për fije. Mos shko për dhuni. Kambë për kambë; sŷ për sŷ; báll për báll. Fjalë për fjalë.*

6. - masë, çmim, rend, a numrim: *E kam dashë për së teprit. njëherë së parit daje për katër; mandej shumoje për trí. Nuk e shes as për dhetë frangë.. Venju për katër;*

7. - qëllim, dobí, urim: *Një bár për dhimbë krejet. Për të mirë e qitsh e për shumë mot! Për të mirë e për gazmend! T'a di për nderë. Mirashi ka rá në Shkodrër për treg, e Maruka ka shkue për ujë. Thueja një fjalë të mirë për né. Këtê kollomboq rueje për farë. S'kam ardhë për këtê punë;*

8. - argument: *Mos më fol për burrnín e të Mëdhajvet. Më shkruej për shëndetin e nanës. Kurrkush s'më tha gjâ për punën e tij;*

9. - zâvendsim: *Paguej unë për tý. A shkon me u paraqitë në zyrë ti për mue? Për profesorin e matematikës, që âshtë i sëmundë, na ka ardhë një tjetër;*

10. - përbetim: (pasha!) *Për fjalë të nderit! Për qiellë e për dhé! Për të Madhin Zot! Për besë! Për këtê ditë që âshtë sod!;*

11. - emën predikatit: *Mbahet kinse për burrë i mirë. Do të zgidhet për Deputet. Âshtë emnue për mësues i klasës 3 unike. A jeni shenjue për profesuer matematiket a por fiziket?*

12. - mënyrë paskâjore (toskënisht) edhe t'ardhëshme: *Do të vetem te një shok, për të marrë një libër.S'âsht gjâ për të thanë. Kanë për të ju shá gjindja, edhe për të ju bâ n'asgjâ.*

14 . - gjerundiva: *Unë nuk jam as për t'u lëvdue, as për t'u përbuzë për këtê gjâ. Jé bâ edhe ti për t'u vû në bisht të lahutës!. Jeni për t'u rrahë.*

15. - të folmen dajfoljore: *Tash për tash. Mate për së gjatit e për së gjanit. Kambë për kambë. Pëllamë për pëllamë. Jam për ngut. Del për së kundërtit. Për ashtu, lenma mue. Diftona fill e për pe, si qe puna. Tani flasim për kadalë. A âshtë për së mbarit a për së mbrapshtit këjo pëlhurë? Për së shpejtit do të kthej. Për këte herë qofshi falë.*

4. **Vërejtje rreth parafjalëve.**

*Vërejtje 1.* Parafjala *për* shumë herë përdoret pa nevojë, në mënyrë pleonastike, sidomos ndër fjalí qyshkore (kondicionale) dhe qëllimore (finale): *Për pa të çue fjalë, mos luej vendit. Për në mos qofsh burrë, kuellu. Unë i a fala kin për me i bâ nderë. Erdha kinse për me t'a*

*hjekë mërzinë. Për rreth oborrit janë muret e nalta. Për veç nesh kurrkush s'u duk në mbledhje. Për posë shpenzimesh, lypet edhe kohë shumë.* Në këta shembuj parafjala *për* i paravêhet asaj tjetrës, si caktim e forcim ma të plotë. Krahaso dhe *fill, shi, mu* etj. P.sh. *Erdhi fill te na, E vendoi shi para deret. I a mbehi mu mbas mjesditet.*

*Vërejtje 2.* Prej çka thamë ma nalt, nuk janë të rregullta të folmet: *Ndërmjet të fëmijës e të prindëvet duhet të mbretnojë një dashuní dhe harmoní e madhe;* as: *Përanë të votrës kishte zanë vend vëllau ma i vogli; as përbállë të urës, përreth t'oborrit.* Shregullimi qëndon këtu, se këto parafjalë të përbame, tue u shkrue ngjitas, do të mbahen pa tjetër si fjalë të pandrueshme, *parafjalë të vërteta,* dhe emni (*mjet, báll, anë)* tue humbë kështu pavarsín e vet, nuk do të ngjallet, tue i vesh atributin nyejuer. Kështu, prandej: *ndërmjet fëmijete prindësh..., pranë votret (a votrës)..., përbáll uret (a urës).* Ndryshe, po e ruejtnë natyrën e emnit, atëherë do të shkruhen damas: *ndër mjet të fëmijës..., për anë të votrës..., për báll t'urës.*

*Vërejtje 3.* parafjala *nga* , posë kuptimit të largimit, merr shpesh edhe kuptimin e *drejtimit: Kemi dalë nga dimni dhe jemi tue shkue kahë vera.* Kështu edhe *prej: Jemi nisë me shkue prej (kahë) shptëpiet.*

Një kuptim tjetër merr mandej këjo parafjalë ndër të thanmet: *Për kahë burrnia dhe bujaria s'i del kush (përsa e përket burrnís.* Krhs. toskënishten *nga burrëria dhe nga bujaria...*

*Vërejtje 4.* Me gjithse parafjala *nga* merr me vete të gjitha funksjonet dhe përdorimet e gegnishtes *prej*, prap, kur âshtë puna të caktojë landën a materjen, prej së cilës përbâhet sendi, këjjo parafjalë nuk mjafton; do të shtihet në përdorim parafjala *prej.* P.sh. nuk mund të thuhet: *një trupore nga mermeri; Shtroja e odës ishte nga çementoja dhe nga dërrasat;* por *prej ëementjet..., prej dërraset.* Nga ky përdorim, që shenjon ndërtimin autentik, të vjetër e të rregullët, që lypë për natyrë këjo rasë, d.m.th. rrjedhoren, mund të shhet qartë, se zâvendsimi i kësaj rase me gjenitivin âshtë një trajtim i vonë, që s'përkon me natyrën e saj. Kështu, ndërsa mund të ndërtojm sod rrjedhoren e cilsís me këtê parafjalë (*prej*): *koje (prej) buke; bukë (prej) theknet; tamël (prej) lopet.* Këto të thanmet sod mund t'i sjellim, pa të vështirë me gjenitiva: *koje prej bukës; bukë prej theknës; tamël prej lopës.* Kështu, por jo: *koje bukës; bukë theknës; tamël lopës,* çka do të mundte me u thanë natyrisht, po t'ishte gjenitivi rasa autentike që lypë parafjala *prej,* dhe jo ablativi. Theksojm këtu dhe faktin, që ky gjenitiv nuk âshtë i zoti t'a z âvendësojë ablativin ndër të thanmet me kuptim venduer (*terminus ad quem).* P.sh. *Në klasën tanë jemi 30 xansë: 15 janë prej Tiranës, prej Shkodrës ... etj., profesorin e gjuhës por, e kemi prej Vlonës.* Nuk bahet t'a besojm, se thuhet kështu kun në tokë të Shqipnís!



*Vërejtje 5.* Shenjo inkorporimin e prepozitës *në, n'*, shkajktue nga përdorimi i shpeshtë. P.sh. *U mornë ngrykë (në grykë). Falma ngishten, ngizhden (në gisht). Venja kalit ngojen (në gojë). Ndore tuj, burra! (në ndore,* këjo nga *në dorë. Ata mbetnë në ngujim (në kunj);* inkorporim ky, që nuk ka çë të b[ajë me hundzimin e trajtavet, si *nguroj, ngurim, i ngjallun, nxanës, i nxetë, nxin, nxjerr...*

*Vërejtje 6.* Si përforcim parafjalësh, shtiem në punë shpesh do emna, fjalza, etj., si b.f.: *Ai u çue e shkoi fill e te drejtori. Do të kthej fill mbas buket. Ngjitë mbas provimesh, na fillojm pushimet verore; cak prej Hotit. E ndesha mun te dera e shkollës. Vojt e i ra shi në bebe të synit.*

*Vërejtje 7.* Nga përdorimi i shpeshët, populli i ha parafjalët, të cilat prej kontekstit mund të nënkuptohen së vetiut. P.sh. *Nuk e mbaj mend (në). Kam dalë pazar (në), dhe jam ngjitë biçikletë (me). E rrahi mirë e mirë shputa e paravesha (me). I ka rá gur (me) kresë. Sandri shkon tue gjue gjinden pesha (me). U fika unit (prej). U shkrina gazit (prej). Plasa së xetit (prej).*

*Vërejtje 8.* Për t'u shenjue emnat, që funksjonojn si parafjalë, sidomos me rasën VI. P.sh.: *buzë lumit, brinjë gardhit, krye 10 ditsh,* apor *krye javet, faqe publikut, rranxë malit, maje kresë, rreth mbramjet, mjedis kopështit, mjes teje e meje, rrokull vathit.* Mandej, edhe tue i nënkuptue këta emna, p.sh.: *Marashi âshtë gjithnjë në (zakonin, kanunin) e Lekës. Lene në(fjalën, gjyqin e plakut. Në (ditën) e Prende kemi gjimnastikë, dhe në (ditën) e shtunë, vizatim. Gjerdani gjithnjë âshtë e veshet në (mënyrën) e moçme. Po e lamë në (fjalën) e tij. Shko në (anën) e djathtë.*

*Vërejtje 9.* Parafjalët, si dihet, në fillim të fillimitqenë adverba. Kështu,

nga: *Deli vëllaut përpara* (adverb) erdh e u tha: *Mos shko atje para vëllaut* (prepozicjon). *Prandej rri mbrendë gjithmonë* (adverb). *A ke dalë ndonjëherë përjashta* (jashtë, ndajfolje). *Peshku nu jeton jashta ujit* (prepozicjon). *Unë rri me shtëpi afërpjacet së madhe* (parafjalë). *Kam dalë nga shkolla para vëllaut* (parafjalë). *Mandej shkova e i dola motrës së voglë përpara* (ndajfolje). *Mbrapa njatij mali âshtë liqeni* (parafjalë). *A po më bje mbrapa* (ndajfolje). *Fëmija i u vû mbrapas'amës* (ndajfolje). *Gjithë rrugës shkonte mbrapa s'amës* (parafjalë).

*Vërejtje 10.* Buzuku, si Toskët sod, shkruen *kaha*, për të cunguemen e Gegëve *kah*. Me kaqë deshmë të theksojmë jo vetëm motivimin e asaj ë-je fundore (*kahë*), por edhe deshmë të dënojm grafin e mangët, që shihet shihet shpesh: *ka* për *kahë*. Edhe kështu, aty ku Toskët kanë trajtën e hundzueme me proklitiken *n- (nga)*, gegët do të kenë *kahë, kah;* dhe jo *ka*. P.sh. jo *Venju ka dy ka dy*, por *Venju kah dy kah dy* (*Venju nga dy nga dy*). Dhe jo: *Kam ardhë ka dit e mot* (si të kishim punë këtu me vetën e tretë të verbit *kam*); por *Kam ardhë kah dit e mot.*; ku toskënishtja ka, si gjithmonë *nga* , d.m.th. *Kam ardhë nga dit e mot*; Kështu dhe jo: *Ungji na dau ka 4 lekë për shoq;* por *Ungji na dau kah 4 lekë për shoq;*krhs. Toskët: *Na dau nga 4 lekë për shoq.*

*Vërejtje 11.* Ndryshojn prap Gegët nga Toskët, se, ndërsa këta të mbramët i japin do këso parafjalësh në trajtën e dlirë e të thjeshtë, si *brenda, pas, prapa, tej...*, Gegët për kundra u kanë veshë këtyne trajtave proklitiket hundore *m-, n-: mbrenda, mbas, andej, këndej, mbrapa,* ...Kështu, toskënisht: *pas dreke, brenda ditës, prapa teje, atej e këtej lumit;* gegënisht: *mbas dreket, mbrenda ditet, mbrapa teje, andej e këndej lumit.*

*Vërejtje 12.* Nuk shihet kurrnjë arsye, që të ligjojë për në gjuhën e shkrueme përdorimin e ablativit a të gjenitivit në trajtën e pashqueme, për të shquemen, kur emri ndodhet imedjat në lidhní me parafjalët, që i lypin këto rasa. P.sh. pse: *mbas kopështi, përpara dreke, andej e këndej maleve, brenda rretheve të caktueme;*për *mbas kopështit, përpara dreket (drekës), andej e këndej malevet, mbrenda rrethevet të caktueme.* Ndon puna, kur ndërmjet parafjalës dhe emnit gjindet përemni *ky, ai,* neni i paskajuem a numri *një*, si e kemi cekë kushdi sa herë. P.sh. *mbas këtij kopështi, përpara kësaj dreke, andej këtyne maleve; para njëj viti (jave, mueji).*



*Vërejtje 13.* Me gjithse etimologjisht ma e arsyeshme do t'ishte t'a shkruejshim parafjalën *ndë* kështu, ma e qërtueshme se *në*, krhs. iranishten e vjetrë *do* ; slav.e v. *do*; lit. *do*, lat. *intus* (G. Majer, EW.); prap duket se përdorimi anon kahë trajta e thjeshtë *në*, dhe këjo ka gjasë të mbesë definitive për gjuhën e shkrueme.

Një gjâ tjetrë, posë kësaj, âshtë për t'u theksue këtu. Mirë, se kur emnin e caktuem nga parafjala *në (ndë)* njëjs, si b.f. *në fushë e në mal; nuk jmi në katund, shtine në krye...*, por, po ndodhi parafjala me ndonjë emën të numrit shumës, atëherë në gojën e popullit zakonisht këjo ndron në tjetrën *ndër (*lat. *inter), p. sh.: gjithkun ndër fusha e ndër male të Shqipnisë; Ndër katunde të zadrimës, më bje ndër mend se fëmijt shkojshin në shkollë në e mbasdite. Një ndër krenë të fisit ishte aso here edhe ai.* Kështu zakonisht edhe fort rrallë të bje të ndiejsh: *në fusha e në male, në katunde.*

*Vërejtje 14. Një ndihmë prej 100 frankësh; një leje prej 15 ditsh; një udhëtim prej 8 orësh.* Të rënda dhe pleonastike na duken këto shprehje. tashm[a ndër këso rasash mund të nënkuptohet, edhe fort ma mirë, parafjala *prej*. Kështu, *një ndihmë 100 frankësh, një leje 15 ditsh, një udhëtim 8 orësh.*

## VIII. - LIDHSA (*KONJUNKCJONI*).

1. - *Fjalë e grosh. Katundari e i biri. Dheu për né e na për dhé. A me të mirë a me të keq tash po të bâj me xanë. Lisat rriten njimend kahdalë, porse janë të fortë e të qëndrueshëm. Rrudhe gojën; përse madje mund të pendohesh.*

*Porsa të dalë pranvera, gjithëçkahja përtrihet dhe lulëzon. Para se të muzget, fillonju kahë shtëpia. Sado i mirë të jeshë, punë s'âshtë, që mos të gabojsh ndonjë herë. Jé pak pritac; prandej nuk xen.*

Lidhsa, si t'a thotë fjala vetë, nuk ka një zyrë në fjalí, sikur pjesët të tjera të ligjëratës. Gjithë puna e saj âshtë të bashkojë a të ngjesë fjalít, apor pjesët e fjalís, ndërmjet vetes.

2. - Lidhsat, sikur ka me u tregue mâ gjatë, në sintaksën e fjalivet, mund të jenë:

a) *njërendore* (koordinate); të cilat lidhin pjesët e ligjëratës, ase dý a mâ shumë fjalí të para, në mënyrë por, që këto mund të dahen dhe mund të qëndrojn se e cila në vete, si fjalí të pavarëshme njena prej tjetrës, p.sh. *e, edhe, dhe, por, prandej, përse, prejse, pra, kështu...*

b) *nënrendore* (subordinate), të cilat lidhin fjalít e dyta, të varëshme, me atê të pavarëshmen, p.sh. *se, si, që, ku, kur, pse, në, mbassi, ndërsa, kurse, parase, porsa, mbassi...*

3. - Si trajta, njashtu sikur thamë mâ nalt për pjesët e tjera të pandrueshme të ligjëratës, ashtu edhe lidhsa mund të jetë *e thjeshtë (e, dhe, se, që, por)*, ase *e përbame (përse, porse, mbassi, sadoqë, edhe pse).*

4. - Përsa i përket përdorimit a qëllimit të disa lidhsave mâ në shenj, vërejm këtu:

**e**: Vlen, për të lidhë fjalít a pjesët e ligjëratës, ndërmjet vetes: *Gjini e Mirashi janë vëllazën. Shkova e i pashë shpejt e shpejt. E di mirë e nuk kallëzon.*

**a s**: lidhë dý mendime mohore: *I smundëti nuk desh as me hangrë, as me pí erë sendit. Unë atê ditë, as nuk të mbeçë më qafë, as nuk të thashë gjâ. As ficka me një fik, as nieriu me një mik.*

**dhe, edhè**: Përdoret për të shtue një send a mendim të rí; rri mirë edhe në krye të fjalivet të para: *Edhe sonte të shoh, moj hanë, rrezesh së tua zbukurue! Kingji dhe dhelpëna. Shkova aty, dhe nuk kreva farë punet, unë për vete vîj; edhe Sandri e dí se vjen. Në mbledhje qeshë unë edhe im vëlla.*

I jep shkaz edhe njëj fjalie *lêjore* (konçesive); *Edhe me më lutë unë nuk vîj. Tý, edhe me më shá, nuk t'a marr për të keq. Edhe po të dojshe, s'kam si t'i a bâj këtê nderë.*

Kajherë merr kuptimin e djeri: P.sh. *Çka? edhe ti me kësosh marrish? Burrnia e Skanderbeut qe çmue edhe prej anmikut. Edhe i marri i a lëshon rrugën të dejunit.*

**por, veç, porveç**: Kanë vlerë kundërshtore: *Kishem me dashë, por s'mundem. Unë i a këtheva librin, por ai s'e muer. Përveç kësaj, u idhnue me mue e më shau. S'kam, veç një kopje.*

Lidhsat në fjalë mund të shenjojn edhe ngushtim a kufijzim kuptimi: *I mêçëm mjaft, porse pak krenár. Mund të jétë e vërtetë, por unë s'e besoj. Fort i bukur m'u duk edhe mue, porveç pak shtrêjt. Sod âshtë të ftohët, por gjithaqë.*

Kanë edhe kuptim shtues, posaçe mbas: *jo vetëm*: P.sh. *Bogdani qe, jo vetëm shkrimtár i mirë, por edhe Shqiptár i flakët. Atê nuk e mund gjâ me fjalë; jo vetëm, por as me folë nuk të len. Unë kur e hasa rrugës, jo veç se nuk i thashë gjâ, por u shtina kinse s'po e njoh.*

**o, a, ja**: Kanë kuptim dás: P.sh. *A gjallë a dekë, s'e lâ pa ardhë! Ja ti, ja unë: njeni doemos do të shkojë.*



Lidhsa *a* u prín fjalivet pyetse të varëshme dhe të pavarëshme. Shpesh përsëritet, si para si mbas fjalive. P.sh. *a po shkon a? Nuk e dí, a të nisem, a të rri! A kreve punë?*

**andej, këndej, pra, prandej**: Diftojn shkajk a rrjedhë. P.sh. *Nuk të shoh kurr me libër në dorë; prandej në klasë ti s'mund të dijsh gjâ. T'a kam thanë qyshë përpara; prandej tash mos u çudit. Kam ndjehë sod pak i smundë; këndej s'kam si vîj me tý. Tash ka vojtë vonë; pra, po e lamë për nesër.*

**se, që**: U japin shkaz fjalivet objektive e subjektive. P.sh. *Unë të thashë, se nuk dij gjâ n'atê punë. Se vjen sonte, se vjen nesër, aty nuk e dí. Duhet që të nisemi sa mâ parë. M'erdhi fort mirë, që i shkrove? Sa mirë, që të pashë!*

*Vërejtje 1. - Se m'a ban ai këtê punë, unë dekën përpara e kishe mendue. Se leva s'ndjeva. Se u bana njekaqë, nuk e dij t'a kém pa kun këtê fëtyrë. Mos brit, se na shurdhove. Ik, se të zuni nata. Pusho tash, se je lodhë.* - Ndër këta shembujt e prumë këtu; krejt tjetër natyrë e funkcjon ka lidhsa *se*, prandej n'analizimin logjik e gramatikuer âshtë nevoja të dallohen qartë.. Kështu, në të parin âshtë lidhsë e vërtetë *(dekën përpara e kishe mendue, se...)* në të dytin shembull kêjo *se* zen vendin e lidhsës njëkohore *qyshse, qëse);* në të katërtin tregim lidhsa *se* âshtë marrë në vend të lidhsës shkajkore: *pse, përse.* - Por, sa për gjuhën e shkrueme, na nuk jemi mendimit të ndiqet gjithëkun liria e së folmes së popullit; i cili, veç pse do me mbarue punë sa mâ shpejt, i bje për shkurt gjuhës! Prandej t'i lêhen këtij të thanmet, si: *Ik, se të zuni nata. Bisedo, se po të ndigjoj. Mos brit ashtu, se na shurdhove;* gjithkun *se*, për shkakoren *pse.*

*Vërejtje 2.* - N'analizën e lidhsavet t'fjalivet ka randsí të dallohet mirë, kur trajta *si* âshtë lidhsë krahasuese *(njashtu si)* e kur kêjo âshtë lidhsë kohore, shkurtim i *mbassi.* Kështu: *Si t'u a bâjsh (njashtu sikur) tash t'a bâjn edhe tý;* por: *Si të mbarojsh punë me fjaluer, (mbassi të mbarojsh punë) m'a kthe.*

*Vërejtje 3* - Ndërsa në gegënishte fjalza *a* përdoret gati përherë para fjalish pyetse, të varëshme e të pavarëshme, shpesh tue u përsritë edhe mbas këtyne fjalive; në toskënishte mâ fort lêhet jashtë e nënkuptohet. - P.sh. *A po shihesh me të? Po; por s' dí, a po e ndeshi kun.- A shkove*

*a? A mbaruetë punë? A i rá gjâ? A thue vjen sonte?* - Mjesa në toskënishte mâ shkurt: *Shkove a? Mbaruatë punë? I ra gjë?*

Lidhsa ***që*** (turq. abolla) u prín sidomos fjalivet qëllimore. P.sh. *Nisu heret, që mund të mbërrijsh me kohë. Na e ndez dritën, që t'a shohim shoqin. I bërtita dhe e laçë në pendesë, që të zâjë mendë për një herë tjetrë.*

Shenjon ndonjë herë edhe kohë *(qyshse): Janë tre muejë që nuk të shoh. A u bâ koha, që të nisemi? Se* (qyshse) *leva s'pava* (ma mirë: *qëse leva*).

Apor, *shkajk* (pse). P.sh. *Atij nuk i erdh mirë, që i thae ashtu. Sa keq; që nuk u duke mbramë për darkë! Fort mâ mirë, që shkove vetë, se t'i shkruejshe letrë.*

**pse, përse, prejse**: Shënjojn gjithmonë, shkajk, a arsye: P.sh. *Nuk dola dje prej shtëpiet, pse filloi me rá shí. U idhnue, pse e qërtova. Banu gati, përse me gjasë të ka ardhë e mbramja. Prejse t'a due të mirën, prandej të flas. As vetë nuk e dí mirë, pse u vonova aqë fort.*

*Vërejtje 4.* - Mâ gjatë, sidomos përsa i përket përdorimit a funkcjonit të ndryshëm ndër fjalí, duhet studjue në pjesën e Sintaksës.

*Vërejtje 5.* - Nuk âshtë faret e nevojëshme, prandej, për t'u dëbue nga gjuha e shkrueme zakoni t'u paravêhet lidhsa nënrendore *se* fjalivet pyetse. Lidhsa e vërtetë, që u jep shkaz këtyne fjalivet, nuk âshtë *se,* por përemni a adverbi pyetës: *Çë, çka, ku, kur, si, pse...* - Nuk i gjykojm të qërtueme prandej, fjalít, si këto: *Nuk më bje në mendë, se si thonë emnit. Unë harrova se çka më tha. Se kur vjen ma, atê s'm'a kallëzoi. S'e di, se ku e kam këndue. Se pse më tha kështu, aty s'e dí.*

*Vërejtje 6.* - Përposë lidhsavet të sypritregueme, të thjeshta a të përbame, vlen të shenjojm këtu, ato të trajtueme nga dý lidhsa përgjegjse ase korrelative *sa-aqë; si-ashtu; as-as; jo vetëm-por...* P.sh. *Sa mâ fort t'a merrsh me të mirë, aqë mâ fort llastohet. Si t'u shtrojsh, njashtu të mblojn. As del që e ha, as del që e mba.*

*Vërejtje 7.* - Lidhsa *se,* si ndashti âshtë çekë edhe ngjeti, nuk mund t'a zâvendsojë kurr lidhsën shkajkore *pse.* Gabimisht prandej, ndihen në popull të thanme, si: *Shko, se po të thrrasin. S'mund të rri ma, se jam vonë për shkollë. Nuk ecnin dot, se ishin lodhë!*



*Vërejtje 8.* - Gjithënjë këjo lidhsë *(se)* ka shqip vetí të përforcojë, të hijeshojë, të theksojë, etj. kuptimin, kur të shihet ndërmjet njëj fjale së përsritunë. Edhe këjo mund t'i përkasë çdo pjese së ligjëratës.

Kështu: *Unë i shkreti, shërbtuer se shërbtuer; ndërsa ai, zotní se zotní.* (emën).

*Ti gjithmonë i marrë se i marrë. Na, njeshtu, të këqí se të këqí!* (adjektiv).

*E jona se e jona! Gjithënjë ai se ai do të vêhet i parë. Tash pra, prap unë se unë jam mësuesi juej.* - (përemën).

*Me dekë se me dekë; mâ mirë njetash! Unë, me shkue shkoj se shkoj; por mandej? Na, mbarue se mbarue; mâ mirë të mbarojm me nder!* (verb).

*Ju, njashtu se njashtu; kurr s'ndroni. Keq se keq; mâ mirë njetash. Vonë se vonë; mâ mirë sod, se kurr!* (adverb).

*Vërejtje 8.* - Shprehjet lidhse ase mënyrët konjunkcjonare, të përbame nga mâ se një fjalë, nuk shkruhen kurr ngjitas. P.sh. *N'anën tjetrë, për këtê punë, për këtê arsye, në rasën që, edhe tue qenë se, mbë së fundi.* - As adverbat: *Së mbramit së mbramit; së parit, së tretit, tash së vonit, për së kundruell... për shkurt, me të gjanë, në e djathtë...* Kështu e lypë arsyeja; kështu, albanologët (Meyer, Nachtingal, etj.) Dhe jo: *nërasënqë, tueqënëse, djeriqë, sëmbramit, tashsëvonit...* Me kohë ndashti mund të ndodhë ky grumbullim, shkue më nja, sikur i këndojm n'italishten: b.f.: *conciosiacchè, dimodocchè, acciocchè, avvegnacchè, ciononostante...*

Doemos grafia e lidhsavet të përbame nuk ka ngulë endè n'ortografín e shqipes. Nuk ka pasë kur. Koha ka për t'a dá çâshtjen, dhe ka për t'a fiksue mirë. Sido që të marrë fund këjo çâshtje, mendja na thotë, se nuk âshtë mirë, t'inkorporojm ndër këto të thanme sidomos nenin e ablativit (së): *sëmbramit, sëvonit, sëparit...* Vret synin!

*Vërejtje 10.* - Shenjojm këtu përdorimin e hapët dhe të ndryshëm të fjalzës: *veç.* a) *Veç teje, mos t'a dijë rob i gjallë.* (parafjalë). - b) *Daji letrat veç e veç.* (Ndajfolje). - c) *Ti nisu; veç këqyr e mos u vono.* (lidhsë). - ç) *Paj veç, duhet me thanë, se paska qenë pishëm!* (pasthirrme).

*Vërejtje 11.* - Lidhsa *se* âshtë e tepërt, - si ndihet shpesh në popull, - kur përdoret para përemnash ase adverbash pyetës. P.sh. *Nuk e di, se kush m'a ka marrë. S'më bje ndër mendë, se çka më tha. Kam harrue,*

*se ku e kam lanë. A të kallëzoi, se kur vjen?* Për: *Nuk e dí, kush... s'më bjer në mendë, çka: Kam harrue, ku... a të kallëzoi, kur vjen?*

*Vërejtje 12.* - Toskënishtja, për fjalí pyetse të varuna ka *në, n'a, nëse,* për lidhsën e Gegëvet *a* (lat. *an.* G.M.). P.sh. *E pyeti të birin, n'a kishte qenë atê ditë në shkollë. Nëse vjen* (n'është se vjen) *sonte,* më ço fjalë. *Ai desh të dinte nga fëmija, nëse ish' e vërtetë ajo fjalë, që kishte dalë për të.*

*Vërejtje 13.* - S'mund t'a miratojm si të ligjëshme lidhsën qëllimore *(se mos)* për *që mos.* P.sh. *I ngritnë leshërat përpjetë, se mos i zinin sitë.* G. *I çonte flokët përpjetë, që mos t'i a zêjshin sýt.*

*Vërejtje 14.* - As s'na duket me vend grafia e vonë, që mënjanon t'i shkruejë dý lidhsat: *se* e *si,* të bashkueme (ngjitas) me grimcimin përemnuer pyetës (ç'): *seç, siç.* P.sh. *Ai nuk bani siç i thashë unë. Nuk e kam marrë vesht endè, seç duen ata prej nesh.* - Për: ... *si i thashë. E kam marrë vesht, ç'duen...*

*Vërejtje 15.* - Shpesh ndeshet lidhsa e thjeshtë: *se,* për të përbamen *qëse* (qyshse). P.sh. *Se leva, s'pava. Se ka bâ nata ka rám shí sonte. Se më ka dekë vëllau, unë mâ atje kjenë s'kam;* për *qëse* (qyshse) *leva, qëse ka bâ nata, qëse më ka dekë v.*

*Vërejtje 16. - Mos qoftë në shtëpí, leni fjalë ndokuj. Mos rrjedhtë, pikon. Mos mujttë me ardhë jyt vëllá, ani: eja ti.* - Lidhsa *mos,* ndër këto fjalí kushtore âshtë e pamjaftueshme, e mangtë. Këjo shkon kështu, e thjeshtë, para fjalísh urdhënore e dëshrore mohuese: *Mos u vono. Mos vidh. Mos e thashtë Zoti!*

Por, kurse fjalít dëshrore kanë njëherit edhe kuptimin e kushtores mohuese, - sikur i kemi këtu ndër shembujt e naltreguemë, - atëherë shihet nevoja, që t'u príjn këtyne lidhsa e përbame e kushtores mohuese *nemos* (nëmos). Pra *Nemos qoftë në shtëpí... Nëmos rrjedhtë... Nemos mujttë me ardhë...*

Përçka i përket ortografís, na duket, se bâjm mirë, t'a dallojm këtê lidhsë *(ne),* nga parafjala *në.* Kështu ndihet mâ fort në gjuhën e popullit. P.sh. *Ne t'u duktë i mirë fëmija në të prúm,* ndale. *Ne m'a pafshë kun vëllaun në shkolle, m'i thuej. Ne bâfsha me të zanë, tash po t'i shtie të dyja kambët në një këpucë.* - Për forcim, krahasoje edhe ndajfoljen e përbame *nemose;* kurr: *nëmose.* Kështu edhe grafia e Fjalorit t'Institutit 1954.



*Vërejtje 17.* - Nuk e miratojm lirín, që marrin disa, me i përzie lidhsat: *po, pa,* tue i përdorë këto për kundërshtoren zyrtare *por* (lat. *porro* G.M.E.W.). P.sh. *Pa t'i marrim punët shtruar...* - (Por, t'i marrim...). *Ai të premtoi; po i ka dalë ndonjë mik më i fortë.* (Por, i ka *dalë...*). - *Mirë; po ç'ndodhi?* ... (Mirë; por...).

## IX. - NDAJFOLJA (*ADVERBI*).

1. - *Ti nuk xehesh fort për punë të shkollës: Jé tepër i dhânun mbas lojet; gjithmonë gati mâ i mbrami i klasës. Nëmos i a vêsh menden sod, nesër siguri:ht ké për t'u pendue; por atëherë drue se ka me qenë tepër vonë.*

Edhe këjo pjesë e pandrueshme e ligjëratës, *ndajfolja,* vlen për të ndryshue e për të rregullue kuptimin dhe forcën e njëj mbiemni, verbi ase të njëj ndajfolje së tjetrë.

2. - Këndej, shumica e ndajfoljevet janë cilsorë; për arsye se këto kanë ndaj verbit etj., po shi njatë zyrë e përlim, që kanë adjektivat ndaj emnat. P.sh. *Sandri më përgjegji fort njerzisht* (= më dha një përgjegje *fort të njerëzishme*). - *Nuk më del ngaeja, t'a kryej detyrën, që na dha dje mësuesi.* (= nuk më del ngaeja t'a kryej detyrën *e djeshme* të M.).

3. – Përkahë trajta, njashtu çka thamë për parafjalë, edhe ndajfoljet mund të jenë të thjeshta, si: *dje, kot, tash, kështu, nesër...;* ase të përbame, si: *sivjet,* (kësi vjeti) *përsërí* (për së riut), *gjithmonë* (gjithë motin), *paradite* (para mjesdite)...

4. - Përdoren si ndajfolje sidomos emnat: a) *në rrjedhore,* p.sh. *motit, heret, faret, sonte* (këso nate), *krejt* (krejet), *sodit e mbrapa, parvjetit...* b) *në dëshmore,* p.sh. *natën e ditën, të Hanën, vjetin që shkoi, grima grima, flegra flegra, fele fele.* c) *shprehje parafjalore,* p.sh. *vjet për vjet, për ditë e për natë, pak nga pak, dalë kahë dalë* (ndalë), *më të shpejtë, tash për tash, me të vërtetë, për fat të keq, natën për terr, ditën për diell.*

5. - Një pjesë e madhe e ndajfoljevet vjen nga adjektivat, të cilët: *a)* tue veshë trajtën adverbjare, ne e paçin, shpesh e djerrin nenin prepozitiv, p.sh. *Ti jé i mirë; por ban mirë të nisesh tash. Ai âshtë i shkurtë me shtat; dhe drûtë i pret shkurt. - Dikush âshtë i mbarë në punë, dikush,*

*i mbrapësht... Mos fol mbarë e mbrapësht...; b)* për në qofshin tingëllit së përgjymsët, shumë herë vîjn e shkurtohen. P.sh. *Lini âshtë fëmijë i urtë; prandej në klasë rri gjithmonë urt. Kam krye shumë punë në pakë kohë.* (Mos vono shum; eja pak heret!). *Fol shkurt, pse koha âshtë e shkurtë.*

6. - Ndajfoljet, sikurse mbiemnat, kishin për të pasë trí shkallët e zakonëshme: *pohoren* (mirë, keq), *krahasoren* (mâ mirë, mâ keq) dhe *syperoren* (fort mirë, shum keq). Por tue qenë se këto shkallë, në gjuhën tânë nuk veshin trajta të posaçme, si zakonisht ndër gjuhë të tjera, nuk po ndalemi gjatë ndër to. Për ndriçim, krahaso f.v. latinishten *bene, melius, optime; male, peius, pessime; multum, plus, plurimum.*

Shkallzimin na e bâjm me ndihmën e ndajfoljevet *mâ, mâ fort, mâ pak; aqë..., sa; kaqë..., sa, shum, fort,* etj. P.sh. *Unë eci mâ shpejt se ti. Nuk duhet t'idhnohesh aqë fort, sa të dierrish qetsín. Kam mbetë fort ngusht. Barishtet ishin sod në fushë tepër shtrêjt. Ai m'u duk se foli krejt marrisht; faret pa vend dhe mbrapësht tejet* (te jet).

7. - Gramatologët zakonisht i dajn ndajfoljet ndër katër degë, simbas funkcjonit a shërbimit që bâjn në rregullimin e mbiemnavet, të foljes, etj. d.m.th.:

a) vendit me pyetjen: *Ku? Kahë?...* P.sh. *këtu, aty, atje, para, pas, kendej, andej, mbrendë, jashtë, nalt, asajt, kësajt, sypri, mbrapa, gjetiut (gjeti), kudo, poshtë, ndëntê, larg, afër, përtej, këhâ, djathtas, shtëmangtas, kundruell, askun, kurrkun, kudo, përposhë, para, përpara, mbrapa, përmbrapa, përmbrenda, përjashta, përmbyz, përsypri, teposhtë, përpjetë, pjetiposhtë, tutje, mjedis, anash, andej e këndej, aty këtu...*

b) kohet, me pyetjen *Kur?...* P.sh. *tash, njetash, pastaj, mbasandej, përpara, mbrapa, prapa, tashti, mandej, motit së jetës* (motis), *dikur, atëherë, atbotë, shpejt, kahdalë (ngadalë), prap, shpesh, gjithënjë, heret, vonë, sod, dje, pardje, mbramë, parmbramit, rrallë, mëngjesit, gjithmonë, gjithëherë, nesër, pasnesrit, sivjet, mot, vjet, parvjet, kurr, dimnit, dimën e verë... kahë dit, kahë dit e mot, paresh, qëkur, qëmotit, Shën Mitrit, Shëna Prendjet, Shën Gjergjit, Pashkësh, Bajramit...*

c) mënyret, me pyetjen: *Si? Qyshë?...* P.sh. *Kështu, ashtu, bukur, gjatë, shkurt, ndryshe, bashkë, sidomos, mirë, keq, burrnisht, marrisht, trimnisht, gëzueshëm, idhnueshëm, kandshëm, toskënisht, gjermanisht, frengjisht, latinisht, shpejt, tinëz, papritmas, fluturimthi, ballafaqe, perimend, gojagojas, kambadoras, neje-neje, gunga-gunga, pika-pika, vështirë, rryetas, kurrsi, assesi, sigurisht, kurrqyshë, përdhuni, përimend, sigurisht, domosdo, përkundrazi...* Kështu shkojnë edhe adverbat:



ç) sasiet, me pyetjen: *Sa?...* P.sh. *pak, shum, plot, aspak, mjaft, tepër, fort, krejt, kryekëput, mëngut, gjithsejt, gjithëmbarë, kurrgjâ, gati, posaçe, veçanërisht...*

d) dyshimit. P.sh. *ndashti, mbas gjaset, kushedi, thuejse...*

*Vërejtje 1.* - Ndër shembujt e nalttreguemë nuk kemi prû, veçse një numër ndajfoljesh mâ në përdorim. Ato të përbamet sidomos, janë të panumërta, përse adverbat hwjn në punë për të ndihmue modifikimin e shumicës së pjesëvet të ligjëratës. Posë kësaj, me ndihmën e ndajfoljevet përbâjm gjithënduer mënyrësh së thanunit, të cilat nuk mund të njehen, si: *kohë e pa kohë; së mbramit së mbramit, për gjithë vjet...* Në të vërtetë por, si u tha, këto nuk mund të thirren *ndajfolje;* mbassi s'janë një fjalë e pandrueshme. Quhen mâ fort *mënyrë, shprehje, a lokucjone adverbjare.*

*Vërejtje 2.* - Nuk mund t'a miratojm ortografín e disavet, që inkorporojn nejet përpiktse ndër mënyrët adverbjare, si: *sëmbramit sëmbramit; tash sëvonit; sëparit, sëdytit;* ase: *mënëfund, mësëfundi,* etj.

*Vërejtje 3.* - Po njatë shërbim dhe zyrë, që kanë në fjalí përemnat lidhës *(pronomina relativa)* d.m.th. të caktojn mâ mirë emnin që kanë përpara, po njatê kanë edhe adverbat në perjudhë tue i dhânë shkaz njëj fjalie atributive. P.sh. *Shqipnia âshtë atdheu jim; aty do të jetoj dhe aty do të des* (= në të cilin do të jetoj dhe në të cilin do të des). - *Kurr s'kam mujtë t'a kuptoj arsyen, pse ti nuk vjen rregullisht në shkollë.* (-... arsyen, për të cilën ti...). - *M'a shenjo vendin, ku do të rrí.* (- ... vendin, në të cilin do të rrí). - *Diftoma kohën, kur do të vîjsh.* (- ... kohën, në të cilën). - *Tash po t'a kalzoj vetë mënyrën, si duhet të rrijsh në shoqní.* (- ... mënyrën, në të cilën)...

*Vërejtje 4.* - Ndër shembujt e nalttreguemë shihen dhe quhen *ndajfolje* po njato fjalë, të cilat mâ përpara i quejtmë *parafjalë.* Emnimi ase denominacjoni i ndryshëm mvaret simbas zyrës së ndryshme, që kanë këto fjalí. Kështu, po qe se këto fjalza rrijn para emnit, për t'a lidhë këtê dhe për t'a shenjue përpjekjen a relacjonin që ka ky me pjesë të tjera të

ligjëratës, atbotë kemi punë me një *parafjalë*. Por, po pat zyrën të rregullojë kuptimin e njëj verbi, të mbiemnit ase të ndajfoljes tjetrë, atbotë kemi punë me një adberb ase ndajfolje. P.sh.: *Pjetri kishte zanë vend para deret:* (parafjalë). Ndërsa: *Pjetri më duel përpara* (ndajfolje). - *Shko e rri afër zjarmit* (parafjalë), por: *mos i rri tepër afër* (ndajfolje). - *Qite qenin jashtë* (ndajfolje); *Qite jashta deret* (parafjalë).

*Vërejtje 5.* - Gjithënjë, mbassi të njëjtat trajta janë përemna edhe ndajfolje, mbas kriterit e mënyrës që thamë, mund të dallohen këta pa të vështirë. Kështu, janë përemna, kur rrijn në kambë t'emnit; por janë ndajfolje, kur kanë punë për të rregullue verbin ase adjektivin. P.sh. *Pakë kanë ardhë sod në shkollë* (përemën), ndërsa: *Më prit edhe pak* (ndajfolje).

*Vërejtje 6.* - Për të dhânë shkallën mâ të naltën e ndajfoljes ase *superlativin,* shqyp jepet fort shpesh edhe tue e përsritë adverbin. Kështu: *Mbassi e rrahi mirë e mirë, e qiti jashtë. Na u fal me shëndet fort e fort, kur të shkojsh në shtëpí. Mbaroi punë shpejt e shpejt. Lehtë lehtë frýn flladi i mbrames. I a mbushi gotën plot e përplot... dit dit, net net; hove hove; palë e palë; zhele zhele; brenga brenga, pika pika; bira bira; mbarë e mbarë; vija vija; topa topa; hanë hanë.* - Ase e japin këtê shkallë syperore tue e përsëritë emnin në mënyrë atributive. P.sh. *Hypi në maje të majes. Kishte zanë vend në mjedis të mjedisit. Rá në fund të fundit. Në fillim të fillimit...* Krhs.: *Trim i trimit ky Gjergj Elez Alia. Djali i djalit. Pika e djalit. Për pikë të zhegut.*

*Vërejtje 7.* - Na duket faret i kotë dhe i panevojshëm trajtimi i ndajfoljevet të reja me ndihmën e sufiksit *-isht,* tue e pasë në gjuhën e popullit, dhe si mos të mjaftojshin këta; p.sh. *krejtsisht* (krejt), *tinzisht* (tinëz), *mirësisht* (mirë, me të mirë), *shkurtimisht* (shkurt, për së shkurtit), *ngutsisht* (për ngut).

*Vërejtje 8.* - Djalektare mendojm, se do të gjykohen trajtat, si: *pastafat, aherë, nestër, mandejna, andejna, këndejna, asajta, kësajta, midis, pej...* për *postafat, atëherë, nesër, mandej, andej, këndej, asajt, kësajt, mjedis, prej...* Me ta të shkon edhe greqizma *tani* për shqipen *tash.*

*Vërejtje 9.* - Thuhet keq *u muernë ndrykë;* për *u muernë ngrykë*



(krhs. *grykë-a*). - Ashtu, edhe fort mâ e qërtueme *sod* (-so dite), se *sot,* me sonoren fundore të shurdhueme; as *deshas* (nga tema e aoristit *desha*), për *dashas* (nga pjesorja); khs. *pjerrtas, vjedhtas, hjedhtas, etj.;* as thanjet adverbjare pleonastike, si *sod e kësaj dite; me përdhuni.* - Mandej fort mâ mirë *këso here,* se *kësaj here; tash po nisem njetash;* se *Te' po nisem njitash.* - Pse *Një muej dit?*

*Vërejtje 10.* - Ndërsa fjalza adverbjare *tue,* para trajtës verbore vlen për të trajtuem gjerundin, s'duhet ndërlikue këjo me parafjalën *tu,* që shkon gjithmonë para emnit. P.sh. *Jam tue mbërdhitë. E gjeta tue hangrë. Shkoi tue këndue.* Por: *Nesër rrí tu shtëpia. Topi rá tu pusi. Ndenja dhe e prita tu dera.* (parafjalë). - Por, në të thanmet popullore: *! E lashë tu mirë e shëndosh!* - kemi punë me adverbin venduer të sinkopuem: *tu,* për *këtu,* e cila trajtë, n'analizën gramatikore nuk duhet të përzihet me fjalzat *t'u.* P.sh. *Âshtë për t'u mbajtë në mendë këjo ditë. T'u thaftë krahi! T'u bâftë shëndet;* ku kemi punë me dý fjalzat *të* dhe *u.*

*Vërejtje 11.* - Ndë përshëndetjen *Të mirë u pafshim!* - grimca *të* nuk âshtë një nye; kemi punë me trajtën adverbjare *këtu,* shkurtue djeri në shkallën e fundit. Ndërsa në frazën: *Tu mirë e shëndosh e laçë. !* (Të lamë 'tu mirë!). *Tu mirë mbetsh!...* - jemi në shkallën e dytë t'elizjonit (kë-*tu*).

*Vërejtje 12.* - Djeri vonë shumica e gramatologëvet i vendonte në rendin e ndajfoljevet mënyrore pohuese a mohuese, fjalzat *po, jo.* Ndërsa këto për të vërtetë nuk përdoren kurr për të rregullue forcën e njëj veprimi etj.; por zâvendsojn gjithmonë një fjalí. Kështu: *A bane ndopak mâ mirë?* - Përgjigja âshtë *po,* apor *jo!* d.m.th. *Bana mâ mirë.* - apor *Nuk bana mâ mirë.* - Për këtê arsye, mbassi këto kanë vlerën e njëj fjalie, kështu i thrrasin *fjalza olofrastike.* Me kaqë mund të thomi, se këto dý grimcime nuk i përkasin asnjanës prej pjesëvet të ligjëratës.

*Vërejtje 13.* - Për t'u vû shenj *adverbjarëvet të ndrydhët,* këta, nga përdorimi i shpeshtë, shkuenë tue e djerrë atributin, i cili nënkuptohet vetiut. P.sh. *për ditë e për natë* (për gjithë ditë e për gjithë natë), *paraditet* (- para mjesditet), *mbasditet* (- mbas mjesditet), *për vjetë* (- për gjithë vjetë), *përherë* (për gjithë herë), *kajherë* (kahë një herë), *sivjet* (kësi vjetit), *sonte* (këso nate), *gjithmonë* (gjithë motin).

*Vërejtje 14.* - *Adverba* dhe *adverbjarë.* Ndryshimi ndërmjet këtyne skânjeve qëndron këtu: Se adverba thirren pjesët e palakueshme të gramatikës, që shenjojn kohë, vend, etj., p.sh. *sod, këtu, kështu,* etj. - Ndërsa quhen *adverbjarë* njato fjalë ase grumbuj fjalësh, që në fjalí japin kuptimin e vendit, të kohës, etj. P.sh. *Nuk kthen edhe nj'4 a 5 muej. Ndër Bjeshkët e Namuna ka gati gjithmonë borë. Po t'a thom këta për të mirë tande.*

*Vërejtje 15.* - Për të dhânë *qetashen e aktualitetit,* i paravém trajtës së prezentit fjalzën *po;* e cila sigurisht ka ndryshim si etimologjik, si semantik nga lidhsa kundërshtore *por.* Prandej, në shkrim nemose, do të dallohen qartë. Kështu, të papërpikta gjykohen fjalít, si: *Unë shkova; po nuk e gjeçë aty. Bana të nisem; po më ndali përdhuni. Ti e di; po nuk më kallëzon.* (për *por* nuk e gjeçë... *por* më ndali... *por* nuk më kallëzon). - Ndërsa shkon me vend fjalza ndër të thanmet: *Çka po ban? - Po këndoj pak njekëtu. - Si po shkon? A po mërzite? A po lodhe? - Jo; nuk po mërzitem, as s'po lodhem.*

*Vërejtje 16.* - Ndihen dhe mund të shihen të shkrueme trajtat e të përbamevet: *Jam ndërdyzash. Dí t'a gjêj mbyllasyzash,* adverba mënyrorë, të trajtuemë nga rrjedhoret *dýsh* e *sŷsh,* me sufiksin e zakonshëm *-as.* Prandej, mâ të qërtueme *dyshas, mbyllasŷshas.*

*Vërejtje 17.* - Në ndajfoljet *siç, seç,* kemi trajta të përbame nga dy pjesë *si çë, se çë.* Trajtim faret i panevojshëm, sikur mos të mjaftonte fjalza *si* e *se,* pa shtesën e grimcës pyetse *ç.* Kështu: *Si thotë Sokrati;* (jo *Siç thotë Sokrati).* Ndërsa në fjalín pyetse të mvarëshme: *Nuk e di seç shkruen Filozofi* (ma qartë dhe e qërtueme: *Nuk e dí, çë thotë,* apor: *çka thotë Filozofi*).

*Vërejtje 18.* - Tue qenë se adverbi *tepër* simbas kuptimit që i japin fjalorët, shenjon një masë mâ shum *se duhet, një gjâ të panevojëshme,* nuk na duket e qërtueme të përdoret ky adverb edhe për *shum, fort.* Prandej, s'ka kuptim: *Jam argtue tepër. I bje vjolinit tepër bukur. Kam pushue dhe kam fjetë sonte tepër mirë.* - Khs. *Njekëjo kafe qenka tepër e amlë,* d.m.th. se paska sheqer mâ shum se duhet.

*Vërejtje 19.* - Disa ndajfolje mënyre, sikur e kemi theksue tue folë për do parafjalë, kanë shumë gjasë, se dikur qénë emna; dhe sod përdoren si adverba të vërtetë, të cilëvet pak a aspak sod u a dijm rrânjën emnore. P.sh. *Kam ardhë nergut* (postafat) *për këtë punë. Voen mos e ha as të zieme, as të fërgueme; por përdîje ashtu gangull. I kishte hap swt gapërr. Nga jeli i fortë eci si gërmuq. Gotën, si t'a lajsh, vene përmbys. Ishte bâ krejt ujë. M'a kallëzoi kryekëput, si kishte qenë puna.*



*Vërejtje 20.* - Daji mirë ndajfoljet *mbramë* nga *mbrama.* E para shenjon një kohë të kryeme *(para kësaj dite);* e dyta, *një kohë që ka për t'ardhë.* P.sh. *Mbramë ké shkue ti në konçert, mbrama* (sonte) do të shkoj *edhe unë. - Mbramë na ka rá shí; por mbrama shpresoj se tash po shpëtojm pa shí. - Eja pra, mbrama, e mos i a ban si mbramë!*

*Vërejtje 21.* - Theksoi shprehjet popullore: *Bani si bani; edhe u nis. - Morè jam si jam; për ndryshe dí unë si i a bâj. - Si,* rri shpesh për: *njashtu si;* apor edhe kajherë mund të nënkuptohet: P.sh. *Si âshtë vendi* (njashtu) *bahet kuvendi.* Apor: *Si âshtë dita* (njashtu) *qitet pitja. - Si të bijë dajrja,* (njashtu) *duhet me këcye. - Si vegëshi,* (njashtu) *rrasa. Si i ati, i biri.*

*Vërejtje 22.* - Një *kalk* faret i panevojshëm na duket përdorimi pleonastik i parafjalës *prej* përpara njëj rrjedhorje cilsiet. P.sh. *Një veprë prej pionerit; fjalë prej burrash; dritë prej vojit së gurit.* - Kështu gjuhët e huaja. Por shqipja ndër këso shprehjesh përdorë ablativin e cilsís *(ablativus qualitatis);* as s'ka nevojë për parafjalë. Kështu, mâ shqip *veprë pionerit; fjalë burrash; dritë vojit së gurit.*

*Vërejtje 23.* - Venu shenj funkcjonevet të ndryshme që ban fjalza *veç,* si pjesë e ligjëratës: 1. - *Veç jush (përveç jush), mos t'a marrë vesht nier i gjallë* (parafjalë). - *Ti në daç shko; veç* (por) *mos u vono shum* (lidhsë). - *Daji librat veç e veç* (ndajfolje).

*Vërejtje 24.* - Për të shenjue shkallën sypërore a masën e veprimit e t'adjektivit; këqyr se gjuha lypë të shtihen në punë, herë adverbi *shum,* herë *fort.* I pari përdoret kur duem të diftojm *masen* a *sasín numerike:* P.sh. *U çova, pse kam ndêjë shum. Shumë i marri në këtê shekull! A do pak, a shum?...* Adverbi *fort* shton *shkallën e cilsís, intensitetin.* P.sh. *Falë me shëndet fort e fort mësuesit! Më ka marrë malli fort për*

*profesorin e vjetër. Drejtori mbet fort i kënaqun. A t'u dhimbt fort kumbara? Disa nuk e çajn fort kryet. Sod kemi me pasë një ditë fort të bukur, megjithëse ka vetue fort mbramë. Mâ fort më vjen keq për tý; pse për atê punë nuk xehem fort. Ka fort gjasë, se:*

Krahaso gjermanishten, si i dallon këta dy adv.: *viel* (shum), dhe *sehr* (fort). B.f. *Ich bin sehr zufrieden* (Jam fort kondend). - *Du hast eine sehr gute Stimme* (Ti ké një zâ fort të bukur). - Ndërsa: *Er hat viel Geld* (Ai ka shumë të holla). *Du hast viel gelitten,* (Ti ké hjekë fort keq).

Me kaqë na duket, se nuk janë të përpikta shprehjet e vona, që janë tue marrë hapët edhe ndër gegë, që nuk i kanë njoftë: *Më ka ardhë shum keq. Jam shum i kënaqun. Ishte shum i zanun. Shqipnia âshtë një vend shum i bukur: Ka male shum të nalta, ka kroje shum të freskta, dhe fusha shum të gjana...* (për *fort*).

Për forcim të kësaj çka theksojm këtu, biem ndër të tjerë, Bogdanin: *E tue kjanë vepëra fort e naltë (e) hollë... më priti fort i Ndriçimi e fort i Nalti Zot për ndërë... se ky shpirt fort ka me vëjyem... Ky Zot fort i dashunë... me duel puna fort mbarë... në zemër fort gëzuem.* - Kështu dhe s'ndeshemi kun n'adverbin e përforcimit *-shum-,* për: *fort.*

*Vërejtje 25.* - Përsa i përket ortografís, shqipja mâ të shumtën i shprehë shkurt adverbat e huajtunë nga mbiemnat (a pjesoret) me tingëll të përgjymsët. Prandej, duhen dallue qartë. P.sh. *E kam blé shtrêjt* (ndajf.) *Tregtari m'u duk një nieri fort i shtrêjtë* (mbiemën). - *E bani tokën krejt kuq* (ndajf.) *prej gjakut;* por *E ka kuqë* (pjestore) *krejt tokën prej gjakut.* - Përsritet këtu ky shenjim, që t'i vêhet mendja, dhe mos të ndërlikohen në shkrim këto dý trajta: *mbiemën* (pjestore); *ndajfolje,* (adverb).

*Vërejtje 26.* - Tue pasë para swsh trajtën e verbit *due,* i cili, si kemi thanë, në prezentin e diftores nuk merr mbaresa ndër dý vetat e njëjsit *(ti don, ai don),* âshtë për t'i vû shenj, se arbëreshët e Italisís nuk thonë, sikurse na këndej lidhsën *ndonse* (në don se); por *ndose* (në do se).

*Vërejtje 27.* - Karakteristikë e gjuhës së popullit âshtë edhe, kur u shtihen këtyne dyzimeve ndërmjet fjalzat *se, për, me, e...* P.sh. *Unë njimend keq se keq, por ti... Tash për tash nuk vîj, por njatje mâ vonë. Dita me ditë ai kalon këndej pari; sod për sod; këtu se këtu; kurr e kurr; kambë për kambë; me dit e me natë; ai prapë se prapë; si një ditë, për ditë; herë për herë; dita ditës.*



*Vërejtje 28.* - Na duket, se janë për t'u dëbue shkodranishtet *atëhera, njihera, kahera.* Si t'a dëshmon trajta e përemnit *atë* (atê), këtu kemi një atribut në rasën e katërt, ndërsa emnin *(-hera)* e kemi n'emnore, çka s'përkon kurrsi!

*Vërejtje 29.* - Mbassi adverbin *prapë* e kemi, simbas G. Meyer, EW. nga ie. *per ape;* kështu, fort mâ e drejtë âshtë grafia e këtij me tingëll të përgjymsët, sesa me të shkurtë. Mâ e ligjueme *prapë,* se *prap.*

*Vërejtje 30.* - Shenjojm, se ndihet shpesh në gjuhën e popullit përemni pyetës *çka,* përdorë në vend t'adverbit pyetës *pse?* P.sh. *Çka qeshni kështu? Çka rrini këtu me u thá në tym? Çka bërtet ashtu?... Çka nguteni aqë fort?* Si shihet, këjo ndodhë sidomos me verbat neutra.

*Vërejtje 31.* - *Vjet ka rá Moti i Rí ne e Marte e parvjet, ne e Hane.* Emnat *vjet e parvjet,* marrë këtu si adverba, përdoren si trajta të cunguem e t'ablativit. Pra, do t'ishin *vjetit* e *parvjetit.* Këjo e fundit ndihet endè sod malesh së Gegënís. Khs. të thanmet e shpeshtë të Bogdanit *vjetit së Krishtit;* prej kahë erdh e u përdor forma *vjetis,* familjare ndër të vjetrët; si *motis.*

*Vërejtje 32.* - Njashtu, sikur adverbi *tash,* i venduem fill përpara qetashes, e ban verbin të marrë kuptimin e s'ardhëmës: *Tash shkoj dikur; por jo sod. Të lumët na, tash po losim!* - njekështu edhe fjalza *po* jep kuptimin e përsritjes së veprës *(prezent aktualitetit).* Kështu f.v. kur e sheh shoqin me një libër në dorë, ti e pyetë: *Çka po këndon Kolë?* - Ai të përgjegjë: *Po këndoj "Lahutën e Malsís".* - Por krejt ndryshe, vro si, pa këtê fjalzë, *po* trajtohet prezenti i përsritjes *(prezent iterativ). Çka ban zakonisht, kur kthen në shtëpí mbas shkollet? - Há një kafshatë bukë e djathë, los topash me vëllaun e vogël; e mandej shkoj me blé sende për shtëpí, kur më çon nana.*

*Vërejtje 33.* - Djalektare (shkodranishte) janë për t'u mbajtë larg nga gjuha e shkrueme trajtat e adverbavet *midis, misditë, mesnatë,* për *mjedis, mjesditë, mjesnatë;* mbassi nga lat. *medius* na erdhi *mes-i;* dhe jo *mis-i.* Kështu edhe mâ me vend e mâ të qërtueme janë trajtat *njekëtu, njekësajt, njetash, njekaq;* sesa *njikëtu, njikësajt,* etj.; mbassi këtu nuk ka punë numri *-nji,* por pasthirrma *-nje,* sikur e kanë të vjetërt për *qe* (ecce).

*Vërejtje 34.* - Adverbin mënyruer *mbetnë pat e pat* ka gjasë se e mormë nga italishtja (ven.) *Essi son a pari e patta.*

*Vërejtje 35.* - Një numër mjaft të madh adverbash e kemi nga emnat a mbiemnat në rasën e rrjedhores, si thamë mâ nalt. Por, prej përdorimit të shpeshët, kajherë kemi shkue tue i cungue aqë, sa sod me të zi mund të njihen, çka kanë qenë dikur. P.sh. *A e mbarove krejt punimin?* (ablat. i krye: *krejet*). *Vjet* (vjetit) *këso kohe kam qenë i smundë. Sonte kam mbërdhitë* (këso nate); *Parvjet* (parvjetit) *kam shkue në Tiranë. Heret* (ablativ i femnorit *herë-a*) *gjindja kanë qenë mâ burra të mirë.*

*Mot,* si adverb, ka marrë kuptimin, jo të vjetit të kaluem, sikur thamë për adverbin: *vjet;* por ka kuptimin e vjetit t'ardhshëm. P.sh. *Mot* (d.m.th. vjetin që të vijë) *nuk e dij, a jam gjallë.*

Për vërtetim të rasës *(rrjedhore),* krhs. Bogdanin, i cili tash e parë gjithkun ka *vjetit së Krishtit...*

Por, një trajtë paksi e çuditëshme mund të ndihet sod ndër Malsí të Gegënís *motis,* për të cilën mendojm, se nuk âshtë tjetër, veçse *motit* (së jetës): *motis.* Artikulli *së,* i inkorporuem e mbetë ngjitë mbas emnit *motit së* (motis. abl.).

*Vërejtje 36.* - Faret pleonastike, prandej, për t'u dëbue pa tjetër nga përdorimi i gjuhës së shkrueme, i gjykojm lokucjonet adverbjare *së parit herë; së dytit herë; së mbramit herë,* për të thjeshtat *së parit, së dytit, së mbramit,* apor edhe *të parën herë, të dytën herë, të mbramën herë.*

*Vërejtje 37.* - Nuk e kuptojmë, çë rasë mund të jétë ajo trajtë e adverbit *herët* (sic), si shihet kajherë në toskënishten, për ablativin e plotë të Gegëvet *heret.*

*Vërejtje 38. - Jam tepër i gëzuar. Kemi mbetur tepër të kënaqur. Këtu gjindemi tepër mirë e kondend.* Tashti, adverbi *tepër,* për natyrë, i shton mbiemnit, foljes, etj. një shkallë a masë cilsiet mâ të madhe, përtej se duhet, mâ shum se âshtë e nevojëshme. Prandej, nga dëshiri i madh, të smadhojm sendet, nuk do t'a shtiem në punë këtë ndajfolje *(tepër),* mbassi kemi tjerë adverba të mjaftueshëm, për të shprehë masën e cilsís djeri në gradën mâ të naltën; d.m.th. *fort* e *shum.* Por mjerisht, edhe këtu shpesh vërtetohen do shpërdorime e papërpikëní faret të panevojshme. Shtihen në punë këta dy adverba, përzietas, tue marrë njënin për tjetrin. Kështu,



kur âshtë puna me e intensifikue d.m.th. me e forcue cilsín a veprën e mbiemnit e të foljes, atëherë shkon mâ mirë ndajfolja *fort.* P.sh. *Jam fort i gëzuem në zemrë.* (Jo Jam shum i gëzuar në zemrë). *Sod kam ndjehë fort i smundë* (Jo *Sod kam ndjehë shum i sëmurë*). *Kemi mbetë fort të kënàqunë për përparimin tuej.* (Jo *Kemi mbetë shum të kënàqurë...*). *Kosova ka tokë buket fort të bukura dhe fort të pëlleshme.* (Jo *Kosova ka tokë buket shum... dhe shum...*).

Përkundra, adverbin tjetër të sasís *(shum)* t'a ruejmë për të shprehun masën e sasís numerike. P.sh. *Mos fleni shum. A keni ndêjë shum mbramë? Dje kemi ecë shum; prandej sod kam ndjehë fort lodhshëm. Më ka ardhë fort keq, pse* (jo *se*) *kishe pasë mbetë në klasë edhe sivjet. Jam fort i zanun* (jo *shum*). *Mos ec fort shpejt, sado që nuk vonon shum me u errë. Bogdani ka qenë burrë fort i mendshëm dhe fort i matun në fjalë.* (Jo *Burrë shum i mendshëm dhe shum i matun*). *Skanderbeut i tokoi t'a kalonte jetën ndër do kohë fort të vështira.* (Jo *Shum të vështira*). - Krahaso: *Mos folni* (mos britni) *fort;* d.m.th. *me zâ të naltë.* Por tjetër *Mos folni shum* (sa s'duhet).

Këtu, një krahasim edhe nga gjermanishtja; e cila ka në përdorim, sikur na, dý trajta: *Sehr* e *viel* (fort e shum). P.sh. *Heuer der Knabe ist sehr gesund; aber voriges Jahr er hat vom Sumffieber viel leiden müssen.* - Sivjet fëmija âshtë fort shëndosh; por vjet i âshtë dashë me pësue shum nga malarja.

*Vërejtje 39.* - Nuk jemi mendimit, që të shkruhen ngjitas trajtat adverbjare të përbame sidomos nga mbiemnat dhe emnat nyejorë, tue inkorporue nenin, si t'ishte këjo një trajtë e vetme. Nuk ka hije të shkruhen, sikur ka nisë *tash sëvonit; mâ sëparit; për sëshpejtit; përsëmbrapshtit.* Me këtê inovacjon ortografik, u çelet rruga pështjellimevet e gabimevet; pa mendue, se me kaqë u bâhet xansëvet fort e vështirë dhe mâ e ngatërrueshme analiza gramatikore. Mandej, kështu, veças gati gjithmonë të vjetërt i shkruejn. Kështu së mbramit edhe të huajët, të cilët kanë punë me neje, si na i shkruejn. Për ndryshe, kështu ngjitas, do të na ishte dashë, t'i shkruejm këto, me artikullin e ngjitun, edhe në numrin shumës: *Sëvjelunash, , sëshumash,* - çka s'âshtë pá kurr n'ortografín shqipe.

*Vërejtje 40.* - Mendojm të dallohen e shumta e adverbavet, të cilët populli i shqipton shkurt, krejt ndryshe nga mbiemnat (me tingëll të përgjymsët). P.sh. *Fol shkurt; mbassi koha âshtë e shkurtë. S'po rri*

*shum; pse nuk kam shumë fjalë. I ké rá pak nëpër tê sod lekcjonit;* e *pra, profesori nuk të la fort pakë kohë me u mendue.*

*Vërejtje 41.* - *Kur* e *kurr.* - Megjithse të dyja trajtat, simbas G. Meyer-it, i kemi nga latinishtja: *qua hora,* prapë âshtë nevoja të dallohen në shkrim, posaçe ndër të përbamet. E para, në qoftë se shenjon *kohën, në të cilën,* merr rrëshitsen e thjeshtë *(r): kur, kurdo, kurse, kurqë.* Por shkruhet e dyzueme *(-rr)* ndër trajtat e përbame nga e dyta *(kurr): kurrkush, kurrnjë, kurrfarë kurrkun, kurrkahë, kurrsi, kurrqyshë.* E theksojm këtê, pse në shqiptim shpesh nuk dallohen; këto të mbramet sidomos ndihen të ligshtueme: *kurkush, kurkun, kurkahë.*

Ven në roe por, se ligshtimi ndodhë vetëm kur prefiksi *(kurr)* gjindet para trajtash, që nisin me grykoren shurdhë *(k-).* Kështu *kurkush, kurkun, kurkahë.*

Ligshtimi shkon edhe në një shkallë përtej, ndër djalektaret: *kërkush, kërkun, kërkahë.*

Vro mirë prapë edhe, se ligshtimi, nuk vërtetohet, kur prefiksi mohues *(kurr-)* ndodhë për pozicjon para trajtash, që nisin me një tingëll tjetër, posë: *k.* P.sh. nuk ndihet kun: *kërsi, kërsesi, kërfarë, kërqyshë...*

*Vërejtje 42.* - Nuk na duket e qërtueme, që adverbi *shpesh,* të marrë bisht mbas vetit edhe emnin *herë: shpesh herë* (pleonazëm), gati si mos t'a kishte ai vetë kuptimin e plotsuem *shpesh.*

*Vërejtje 43.* - Por përsritjet adverbjare duket se shqipja i ka në natyrë; as s'mendojm, se këto t'a damtojn shprehjen, tue e bâ gjuhën të randë e të mërzitëshme. P.sh. *Banu gati shpejt e shpejt. Falë me shëndet fort e fort. Sŷ për sŷ me këqyrë anmikun. Ata folnë vesh në vesh. E përkthei letrën krejt fjalë për fjalë. U ul e ndeji kambë mbi kambë. Vjet për vjet; muej për muej; javë për javë. Dita ditës. Rreth e rreth, vende-vende, orë e ças, anë m'anë, pak nga pak, pika-pika, lara-lara, brenga-brenga, neje-neje, gunga-gunga, mbarë e mbarë, kahdal-kahdalë, shum-shum djeri nesër kthej; kohë e pa kohë, kambë mbas kambet, dorë në dorë...*

*Vërejtje 44.* - Ndër varjantet e shumta që ndihen: *sande, sonte, sunde, sunte...* trajta mâ e qërtuemja mendojm të jetë *sonte;* e cila e shprehë mjaft mirë origjinaren, d.m.th. *kë-so nate: sonte.*



*Vërejtje 45.* - Adverbi mënyruer *mbyllasyzash* që ndihet, i avitet mâ mirë origjinalit, tue e shkrue *mbyllasŷshas,* krhs. *djathtas, largas, pajambajtas.* Tue qenë se trajta rrjedhore e shumësit t'emnit: *sŷ* âshtë: *sŷsh,* kësaj prandej do t'i a veshim sufiksin *-as;* dhe kështu nuk âshtë nevoja për trajtën metatike që ndihet *mbyllasyzash* për të drejtën *mbyllaswshas.*

*Vërejtje 46.* - Do trajta adverbjare të prishuna, që ndihen aty-këtu, si b.f. në djalektin e Shkodrës: *Tè po i tham; por tesh i herë jam pangeshëm. Mos u vano dhe kthe me vrap;* për *Tash po i thom; por tash njëherë jam pangaeshëm. Mos u vono, dhe kthe me vrap.*

*Vërejtje 47.* - Shembuj *Mësimi na fillon n'orën 8 paradite, dhe na mbaron n'orën 2 mbasdite.* - Këtu, si shihet, nuk ka kuptim ora *paraditet* (mbassi dita ka fillue kushedi sa orë përpara!). Pra, do të kuptohet *mesdita,* d.m.th. *ora 8 përpara mjesditet; ora 2 mbas mjesditet.* - Khs. *Sonte ka rá shí qëprej oret 10 para mjesnatet e djeri në 2 mbas mjesnatet.* - Kështu; dhe jo: *... prej oret 10 para natet, djeri n'orën 2 mbas natet!*

*Vërejtje 48.* - Kështu, edhe ndër lokucjonet adverbjare: *Unë shkoj për ditë me e pá. Na për natë këndojm valle në familje. Sa për vete, unë kam qenë për herë kundra kësaj pune.* Ndër këto mënyrë prenjante adverbjare, duhet nënkuptue emni a përemni, që lêhet jashtë nga përdorimi i shpeshtë i frazes. Kështu: *Unë shkoj për gjithë ditë... Për gjithë natë këndojm... Kam kjenë për gjithë herë kundra...* - Vro mandej shkurtimin *gjithmonë:* gjithë motin.

*Vërejtje 49.* - Në përshëndetjen: *Të mirë u pafshim!* fjalza *të* nuk âshtë artikull, por një adverb i sinkopuem: d.m.th. *këtu,* mandej: *tu;* edhe së mbramit rá në: *të.* Khs.: *Të lamë këtu mirë!*

*Vërejtje 50.* - E ka keq Shkodra, që shtje në punë trajtën *vetun,* për *vetëm,* - në dash si adjektiv, në dash si adverb. Si b.f. *Të gjithë shokët shkuenë e më lánë vetun. Nuk jé keq; - i tha doktori të smundit - vetun (sallde) duhet me e ruejtë dhe mos me ndejë n'erë.*

Këjo trajtë *(vetun)* nuk shkon as si adjektiv, mbassiqë nuk thuhet: *I vetuni send që nuk më pëlqen... Âshtë këjo e para dhe e vetuna herë që... Ata janë të vetunët. Ato qénë të vetunat që...* - Por po: *I vetmi send... e vetmja herë... Ata janë të vetëmt... ato qénë të vetmet.*

*Vërejtje 51.* - Adverbat mohuesë populli i përdorë edhe shpesh pa nevojë, në mënyrë pleonastike, d.m.th., mbassi t'a ketë shprehë njëherë kuptimin negativ të frazës në ndonjë mënyrë tjetrë i a shton bisht edhe ndonjenën kësosh *(nuk, s').* P.sh. *Kurr s'kam qenë në kryeqytet. Aspak nuk më vjen keq, se... S'dij kurrsi t'i a bâj. Kurr kamba jeme s'ka për të shkelë mâ aty. Unë, kur shkova, nuk gjeçë aty kurrken. Nuk kam dalë dje jashtë aspak. Kurrgjâ s'janë lavdet e shekullit, kurrgjâ nuk vlen pasunia aty ku s'ka as virtyt as dijtuní. Nuk e kam pá kurr kaqë shëndosh.*

Do të shtojm por, se në gjuhën shqipe dý negative nuk përbajnë kurr një pohim, sikurse ndodhë ndër gjuhët klasike (latine e greqishte).

*Vërejtje 52.* - Dikur, mësi ka gjasë, të gjithë do të kemi thanë *pas;* të cilën trajtë mâ vonë shkuemë tue e veshë e tue i paravû tingëllin hunduer *mbas.* Toskënishtje e ka edhe sod në përdorim, kështu të thjeshtë *pas;* ndërsa te Gegët ka mbetë vetëm si kujtim në fjalën *pasqyrë:* qyri pas.

*Vërejtje 53.* - Ndajfolja *tash,* si kemi pá në vendin përkatës, paravû trajtës së kohës së tashme të verbit, e ban këtê të marri kuptimin e s'ardhëshmes. P.sh. *tash shkoj mbasdite.* (- kam për të shkue, do të shkoj)... - *tash vîj; tash i thomi; tash nisemi...* - Për t'a shpejtue t'ardhëmen, i shtojm ndajfoljes *tash* edhe fjalzën *po,* p.sh. *tash po pendohe, tash po sheh* (ké me u pendue; ké për të pá!)

*Vërejtje 54.* - Për Gegë, ndër të cilët mungon faret, âshtë nevojë t'i dihet vështrimi dhe përdorim i ndajfoljes toskënishte *dot.* Vendohet këjo zakonisht fill mbas verbit, sidomos ndër fjalí mohore; dhe ka kuptimin: *Nuk mund të.* P.sh. *Mbasdite kam për të gatue punimin; prandej, nuk shkoj dot në kino.* (... s'mund të shkoj në kino) - Por, edhe ndër fjalí pyetse, gjithënjë me kuptimin mohues. P.sh. *Yt vëllá, a kthehet dot djeri nesër mbrama?* (...a mund të kthehet...) - Dhe në fjalí kushtore, gjithënjë mohuese. P.sh. *Në mbarofsha dot punë djeri të Hanën, sigurisht që t'a kthej librin.* (Ne mund mbarofsha punë...). - Përsa mandej, i përket origjinës, ndajfolja: *dot* (simbas G. Meyer-it E.W. f. 72), na vjen nga lat. *in toto: krejt, kryekëput;* dhe përdoret mâ fort, për të përforcuem mohimin, si *nuk kam dot:* s'kam aspak, kurrgjâ.

*Vërejtje 55.* - Adverbi *kahdalë,* mbassi etimologjisht, si dihet, nuk ka punë, as me verbin *kam* (ka), as me verbin *dal,* dalë; por për kundra âshtë i përbám prej parafjalet: *kah,* edhe prej verbit: *ndali, ndaloj* (pengoj), arsyeja e lypë, që të shkruhet, për Gegë *kahndalë;* dhe për Toskë *ngandalë;* apor nemose *kahdalë!*



## X. - PASTHIRMA (*INTERJEKCJONI A EPIFONEMA*)

1. - Pasthirrma âshtë njajo fjalzë e pandrueshme, e cila shprehë një ndiesí të gjallë a të papritunë të zemrës, si gëzimit, harejet, dhimbet a çudijet, etj.

Simbas trajtet, edhe këjo mund të jétë *e thjeshtë,* në qoftë se shprehet nëpër një fjalzë të vetme: *A! ah! eh! oh! uf! Hej?* - dhe mund të jétë *e përbame,* në qoftë e trajtueme nga dý a mâ shumë fjalë, si: *Ha, ha! Hê he! Uf, ma! Qe qe! Ej de!...*

2. - Kemi por shprehje edhe mâ të gjata ndiesísh a entuzjasmit, si: *Lum e lum! Të lumtë! Mjer i ligu! ! Rrënoftë! Me shëndet! Për të mirë! Pirolla të qoftë!...* Por këto, me thanë të drejtën, nuk do t'ishin pasthirrma të vërteta, simbas çka thámë sypri; janë mâ fort *shprehje epifonematike* të shpirtit, që derdhen aty-këtu në fjalí, pa pasë një lidhní me kurrnjë pjesë të saj. Veç kësaj këto, gjatë analizës gramatikore, mund të shpërthehen fjalë për fjalë, tue u a përshtatë se të cilën pjesëvet përkitse të ligjëratës.

3. - pasthirrma mund të jétë po aqë mënyrësh, sa janë ndiesít e ndryshme, që e prekin këthellët e e trandin shpirtin tânë. Ndër mâ të përdorunat pasthirrme njehen:

a) gëzimit a pëlqimit: *Ah! Rrënoftë! Të lumtë! Bukurí! Lum e lum! poshtë! Pirolla të qoftë! Hop!*

b) dhimbet e mjerimit: *Eh, i mjeri unë! Të shuemët ata! I shkreti ai! Ah! Oh! Uh! I fikti i Tënzott!*

c) idhnimit e mërziet: *Uh! Uf ma! Ah ma! Pyh! Tyt! Váj, medet!*

ç) lutjet e kurajet: *Âh! Hâ! Hani burra! Mbëtani, bre! Hâ ma! Deh! Aman!*

d) kohet e difteset: *Qeshë hê hê tue i a përplasë ndër sŷ. Na; tek e ké! Hê, tek jam! Unë thom, qe ujku; e ti, qe gjurma! Qe qe, i a mbërrina!*

dh) bëzanimit a thirrjet: *O Stakë! Or mik! Ti, more burrë! Bre shokë! Shko, moj! Mori Shqipní! Or juni!*

4. - Shkojnë me pasthirrma zanet, që ndjekin një britmë a të fshame frymorësh - *zane onomatopejke!* - ase një zhurmë elementash. P.sh.

*"Êh, êh, po i a ban plaku!"* (ankim). Tue ndjekë gazin: *Ha, ha, ha!...* Të dridhunat e shtatit: *Brr, brr, brr!...* Të kapërdimit e langjevet, sidomos t'ujit: *Trak e trak e trak!...* Rrahje me shputa, paravesha, shkopîj, etj. *Taf e taf e taf! Dap e dap e dap! Bap e bap e bap! Vap e vap e vap! Vring e vring e vring!...* Pallë lopa: *mu, mu, mu!...* Pallë gomari: î â, î â, î â!... Qeni lehë: *Ham hum! Ham hum! Ham hum!...* Mica mjagullon: *Mjau, mjau, mjau!...* Këndon gjeli: *Kikiriki, kikiriki!...* E pula, kur ban voen: *Kokodé, kokodé, kokodé!...* E ban sorra: *Kâ e kâ!...* Zogu i vogël ciatë: *Ci ci ciu!...* Sqapi e dhít bâjn: *Mé, mé, mé!...* Delet e kingjat blegrojn: *Bé, bé, bé!...* U grahet qevet: *Oç, oç, o mollojë!...*Dënohet qeni: *Osht, osht!...* Dënohet mica: *Pis, pis, pis!...* Ndiellet mica: *Mic, mic, mic!...* Ndillet qeni: *Kuti, kuti, kuti!...* Ndiellen pulat: *Cërr, cërr, cërr! Pul, pul, pul! Digò, digò, digò!...* Krymbi brén drunin: *Gërr, gërr, gërr!...* Fëmijët e vogjël lypin me pí: *By, by, by!* - [42] ... Gjithënjë fëmijt, kur mëshehen për lojë, bëzâjn lehtas: *Kuk, kuk!...* E fëmija u rrëzua: *Taralang!...* Dikush kris në derë: *Dang, dang, dang!* Gembit i a hoqa gjethët: *Feshk e feshk e feshk!...* Dhe puplat i a ropa pulës: *Fek e fek e fek...* Fshîsa: *Vërr e vërr e mbas deret!... Këqyre, pí, sa nalt paska hypë!... Mandej humbi, vup, në dhé!... Ai rá pllum, n'ujë!... Dola pit, në maje!... I a bani pet e pet!... Mbaroi çek fek!*

*Vërejtje 1.* - Shpesh si u pá edhe nga shembujt, pasthirrmat përsriten a dyfishohen, tue i dhânë se së cilës në shqiptim forcë mâ shum a mâ pak, si t'a lypë puna. Theksimi i zanit ndër pasthirrmat ka një randsí kryesore. P.sh. *Ah, ah! Qe, qe! Oh, oh! Hê, hê! Uh, uh!*

*Vërejtje 2.* - Pasthirrma *eh,* me *e*-n e qartë, përdoret sidomos kur âshtë tue na dhânë kush ndogjâ; edhe atëherë merr vështrimin e adverbit *mjaft!* - Ndërsa me pasthirrmen *ê?* - pyesim, kur nuk e kuptojm mirë fjalën, që na âshtë drejtue; edhe atbotë merr kuptimin e frazës *Çka? Si thae?*

*Vërejtje 3.* - Për t'u shenjue puna, si djeri nga zanet ndjekore a pasthirrmavet, me kohë erdhnë e u trajtuenë emna e verba të rrëgullët. P.sh. *hov-i* (nga *hop!*); *heshtoj* (nga *hsht!*) iku e bani bisht! (nga: *psht!*); *i a la takë* (nga *tak!*); *taketukeja* (nga *tak e tuk!*); *vaj-i* (nga lat. *vaeh!*); *eja ti, ejani ju* (nga *pasth.* lat. *eja!*); *hajt! hajde! hajdeni!* (nga pasthirrma turq. *hajde!*).

[42] Edhe latinisht: *Bua , buae!...* ishte fjala e foshnjevet, kur lypshin me pí ujë. - *(Varoni)*.



*Vërejtje 4.* - Vro ndër këta shembuj, ku i ké zanoret, të pêstat, të përdoruna si pasthirrme:

*á, sa bukur!* - (çudí, admirim);
*é, çka të bâjm, pra!* - (ankim);
*í, sa nalt paska shkue balona!* - (çudí, habí);
*ó, ç'po më dhemb dora!* - (dhimbë fizike);
*ú, sa keq po më vjen!* - (váje mjerim).

*Vërejtje 5.* - Ndër Shqiptarët e Dalmacís përdoret shpesh pasthirrma e përsrìtunë *ferk e ferk.* P.sh. *Ka zanë me folë ferk e ferk.* Mandej, âshtë për t'u shenjue shkalla e ligshtimit të pasthirrmës së soçme: *qe;* e cila në Buzukun këndohet *hinje;* në Matrëngën: *hënje;* në Bogdanin: *nje* (mbetë sod si prefiks i trajtavet *njektu, njekështu, njesajt,* trashëgue ndër né *qe:* qekëtu, qesajt.

*Vërejtje 6.* - Dý trajtat *hajt, hajde!* - e përsrisim - nuk janë verba, për *shko, eja!* - Janë pasthirrme të turqishtes.

*Vërejtje 7.* - Njata çka thamë për *olofrastiket* (po, jo), d. m.th. se këto nuk i përkasin kurrnjenës ndër pjesë të ligjëratës; po shi këta mund të thuhet edhe për këto fjalza, të cilat ndrwjn në vete një fjalí të vërtetë. Kështu, kur thomi *ah!* - merret vesht: *Sa keq po më vjen! Ç'âshtë tue më dhimbtë!* - *Qe:* d.m.th. *Këqyre, tek âshtë; shikoje këtu!* - *Ej?* d.m.th. *A kemi fjalë a gjâ të ré? Si shkon?*

*Vërejtje 8.* - Biem këtu një shembull zanesh onomatopejke nga Kristoforidhi (Gjahu i malësorëvet)... *"Ty-ty-ty!* - bje trumbeta e bririt. *Ha-ha-ha! Ha-ha-ha! Ha-ha-ha!...* ndërsejnë qëntë: *Kam-kum! Kam-kum!...* lehin qëntë. *Taf-tuf! Taf-tuf! Taf-tuf!...* pushkatë".

### Pasthirrma BUZUKJANE "Hingne". -

Për të pasun një drejtim mâ të sigurtë në zhvillimin etimologjik të kësaj trajte *"higne",* e cila, kështu sikur e bje gjithkun Buzuku, përposë krahinavet të Krajës e të Shestanit, me rrethe, nuk e dijm a ndihet sod ngjetiu, mendojm se do të nisemi prej trajtës grafike njashtu si e bje L. Matrënga në Katekizmin e vet (1592). Këtê pasthirrme ky e jep: *"haegne";* këndo gegënisht: *Hênje.*

Mendojmë, se shi nga trajta e këtij të fundit do të nisemi, për të pasë zhvillimin e dëshruem, mbassi trajta Buzukjane *(hinje)* na duket djalektare.

Në pasthirrmen Matrëngjane: *haegne (Hënje vasha e tinëZot)* kujtojmë na se do të hetojm një fjalë të përbame nga dý pasthirrmet: *Hê* edhe: *nje.* Të parën, po në këtê kuptimin origjinár të lat. *ecce: qe,* e kemi edhe sod gjallë: P.sh. *Hê letrën hê edhe lapsën. Hê, paret e tua. Hê guri, hê arra!* - Pasthirrmen në fjalë, herë e ndjekë dëshmorja, herë emnorja; ndër të parët shembuj nënkuptojm verbin: *tek e ké* (letrën); në të dytin shembull na del emnorja, mbassi nënkuptojm predikatin: *tek âshtë* (guri).

Elementi i dytë i pasthirrmës në fjalë âshtë: *-nje.* Si pasthirrmë në vete (absolute), nuk e dijm, a ndihet kun sod; por ky element *(nje)* âshtë gjallë si prefiks afrimit ndër shumë përemna dhe adverba. P.sh. *njeky vend: njai* mal (nje ai); *njekësajt, njekështu, njaty* (nje aty)... Shto edhe djalektaret *njiky, qiky, njikështu, qisajt, qashtu* (qe ashtu).

Për t'u shenjue këtu, se ndërsa Buzuku njeh vetëm trajtën e përbame *higne,* për kundra Bogdani ka gjithkun vetem *-nje,* po në këtê kuptimin e latinishtes: *ecce* (qe).

Shtojm këtu edhe trajtën sod në përdorim: *Qeshë hê-hê tue e thye qafën. Hê-hê erdha, i a mbërrina. Hê-hê, më fal, pse s'dijta gjâ.*

*Mendojm, se mund t'i a vém për krah kësaj trajte (hë-nje) edhe toskënishten duke (shkuar). Simbas gjyqit të Pedersen-it, këtu edhe kemi punë me një përsëritje parafjalësh tu (te ura) dhe ke (te pusi): duke, tuke, tue..*

# PJESA IV

## SINTAKSA E GJUHËS SHQIPE

### A. DEGA E PARË E SINTAKSËS: Përmbi falín e thjeshtë.

### I. - NJOHTIME TË PËRGJITHËTA MBI FJALÍN.

Thirret Sintaksë ajo pjesë e gramatikës, e cila mëson përdorimin, pëlqimin dhe lidhnín e pjesëve të ligjëratës në fjalí.

S h e m b u j. - *Ah! - Po ma, si kështu? - Fjalë a gjâ nga kryeqyteti? - Ç'njeri! - të keqen! - Shëndosh na! - Uh, gjarpëni! - Me mendë... - Po ti këndej? - Gati? - Tash, mjaft! - Sa mirë! - Loja!*

*Ah, u lodh! - Po ma, si u bâ kështu puna jote? - A kemi fjalë a gjâ nga kryeqyteti? - Ah, ç'njeri jé edhe ti! - T'a marrsha të keqen! - Na qofshim shëndosh! - Uh, tek âshtë gjarpëni! - Unë thojshem me mende të mia...*

Mësim. - Çkadogjâ që neriu mendon a ndien në vete, mund t'a shfaqë përjashta me shenja a me fjalë.

Shpesh mjafton një fjalë e vetme, një britmë, një klithmë ase një fshámje, për të shprehun mendime ase ndiesí të mbrendëshme.

Por mënyra mâ e natyrëshme dhe e zakonëshme, për të diftue çka mendojm, âshtë fjalia.

*Fjalia* pra, âshtë një mendim i diftuem me fjalë.

Në se të cilën fjalí domosdo do të jétë i shprehun ase i nënkuptuem: *a)* frymori a sendi, për të cilin flasim; dhe ky thirret *kryefjalë (subjekt); b)* çka thomi për të; e këta quhet *kallëzues (predikat).*

Kryefjala e kallëzuesi janë *dy kryegjymtyrët e fjalís* ase *sintagmet.*

Një fjalí e vërtetë duhet t'a ketë kallëzuesin e vet, të përbám nga një folje në mënyrën e kryeme ase skanjore.

Njajo fjalí e cila, përveç këtyne dy kryegjymtyrëve, nuk ka ndonjë pjesë tjetrë, quhet *fjalí e thjeshtë.*

Por në qoftë se, posë subjektit e predikatit, ka edhe një pjesë tjetrë, atëherë këjo quhet *fjalí e smadhueme.*

## II. - TRAJTAT E FJALÍS SË THJESHTË

Shembuj. - 1. *Im vëlla ka shkue në shkollë. Tim vëlla nuk i a ka anda fort shkollën.* - 2. *Po ti, morè vëlla, a po shkon në shkollë?... Athue njimend nuk do të shkojsh sod në shkollë?* - 3. *Ah, kesh të shkonte im vëlla sod në shkollë! Atij kurr mos i u mërzittë shkolla!* - 4. *Morè vëlla, nisu shpejt e shko në shkollë!*

Mësim. - Fjalia mund të jétë katër farësh, simbas mënyret a trajtet, me të cilën shprehet një mendim.

Në qoftë se mendimi shfaqet porsi një kallëzim, fjalia atëherë quhet *fjalí diftore;* po u tregue puna tue pyetun *fjalí pyetse;* po u prû mendimi në trajtën e njëj dëshiri, *fjalí dëshrore;* ne u tregoftë puna si një urdhën, *fjalí urdhënore.*

Përveç këtyne 4 farëve kryesore, kemi shqip edhe të tjera trajta të veçanta fjalísh. P.sh. *Si qenka bâ! Ç'paska ndrue!* (falí çuditse). - *Në u nissha, tash të kallëzoj. Po e pave kun, m'i u fal me shëndet!* (fjalí qyshkore). - *Të lumshin krahët! Ju marrshim mbrapa për të mirë!* (fjalí urimtare). - *Sa për njeshtu, mos qofshi! Të marrtë mordja!*

Të gjitha trajtat e fjalivet të thjeshta mund të jenë: Pohuese *(adfermative)* ase mohuese *(negative).*

*Vërejtje 1.* - Në gjuhën shqipe mohimi trajtohet tue i vû përpara foljes ndajfoljen *nuk, s',* për *mënyrën diftore, kushtore* dhe *habitore.* P.sh. *Jo; nuk nisem nesër. S'jam kurrkun gati. S'kishem me i a pritue, po t'ishem mâ mirë. Njekëjo pendë nuk shkrueka!* - Dhe ndajfolja *mos, pa* shkon ndër mënyrë mohuese *lidhore, dëshrore, urdhënore e paskâjore* (pjesore dhe përcjellore). P.sh. *A thue, mos t'a késh harrue në shtëpí? Kurr mos u kalbsh! Mos u nisni kaqë shpejt! Duhet, mos me u ngutë. Tue mos i a vû menden mësimit, s'ké si me e dijtë lekcjonin. A s'mund të rrijsh pa folë? Pse me më mbetë mbë qafë, pa i pasë bâ gjâ?...* - Shto edhe lidhsën *në mos,* për kushtoren mohuese. P.sh. *Në mos e dijsh punën, po t'a kallëzoj vetë. Edhe në mos ardhësha unë, ti nisu. Në mos e gjêjsh në shtëpí leni fjalë.*

*Vërejtje 2.* - E mangtë do të njehet lidhsa e thjeshtueme e dëshrores mohuese *mos,* për të plotën *në mos.* Kështu, gabimisht thuhet e shkruhet: *Mos shkosh ti, do të shkoj vetë. Mos paç punë, luej derën. Mos rrjedhtë, pikon.* - Ashtu edhe âshtë keq, të merren trajtat e lidhores, në



vend t'atyne të dëshrores. P.sh. *Në mos m'a bâjsh këtê nderë, më vjen fort keq. Në mos shkojsh ti vetë, më lajmo. Në mos punojshit në të rí, tash pendoheni një ditë...* Në vend të *Në mos m'a bâfsh... Në mos shkofsh... Në mos punófshit...*

*Vërejtje 3.* - Ndihet lidhsa mohuese *mos* kajherë edhe në mënyrën diftore, ndër *fjalí pyetse të dyshimta.* P.sh. *Mos jam vonë? Mos ka shkue kun? Mos e ka qitë në harresë? Mos fola marrisht? Mos bana keq, që i thashë?...* - në vend të lidhores *Mos të jém vonë? Mos të ketë shkue kun? Mos t'a ketë qitun në harresë!...*

*Vërejtje 4.* - Fjalia pyetse trajtohet të shumtën e herës tue i vúm në krye, përveç përemnavet a ndajfoljeve pyetse (*kush, cili... kur, pse,* etj.) edhe lidhsën *(athue),* e cila lidhsë shpesh, për pleonazëm, përsritet edhe në mbarim të fjalís. P.sh. *A e pave mësuesin? Athue më ndjeu? A shkoi a? A po m'a merr a?* - Rri kajherë edhe krejt pa lidhsë; por atëherë kemi punë me një pyetje të dyshimtë habitore. B.f. *Ké shkue? Nuk ké drashtë? S'ju thánë gjâ?*

*Vërejtje 5.* - Kur me fjalín pyetse shprehet njëkohësisht edhe gjyqi pohues a mohues i pyetsit, atbotë vêhet në fund *pika bindse. Ku e gjén shoqin e tij!* (Nuk e gjén). *A dro po më vjen keq mue!* (Nuk më vjen keq). *Athue njimend kaqë keq paska vojtun puna!* (Po).

*Vërejtje 6.* - Në gegënishten trajtohen fjalít pyetse edhe me folje në mënyrën paskâjore, në vend të lidhores, shkajktue nga *mund të... do të...* P.sh. *A unë me i a vjerrun macës kumbonën? Kush me shkue? Po pse me pasë aqë frikë? Pse me e çá kryet fort për atê punë?* - Shënjoje pyetjen shkodranishte me dëshrore në këtê të thanme: *Çka kjoftë ajo pun? Çka kjofshin ato punë? Çka kjofshin ato fjalë?*

*Vërejtje 7.* - Në gjuhën shqipe, fjalia, edhe po pati dý a mâ shumë fjalza mohuese, nuk bâhet kurr pohuese, si zakonisht ndër gjuhë të tjera klasike. P.sh. *Kurrkush nuk u duk në mbledhje. Askun s'shihen tue ardhë. S'e kam bâ sod kurrnjë të mbarë* (të mirë). *Asnjeni s'e bani zemrën gúr me i a thanë ndër sŷ. As ti mos shko, as atij gjâ mos i thuej.*

*Vërejtje 8.* - Shenjoje si, tue dashun me e prû punën disi mâ të gjallë, u paravêhet zakonisht fjalivet pyetse fjalza *po.* P.sh. *Po kur do të nisesh? Po mësuesi, a e ka marrë vesht punën? Po ti, si po i a ban tash?!*

## *PJESA E PARË:* KRYEGJYMTYRËT E FJALÍS

### I. KRYEFJALA *(SUBJEKTI)*

Shembuj - *Bota âshtë e madhe. Njeriu i keq të len në baltë. Unë nuk jam i smundë. I marri i a lëshon rrugën të dejunit. S'âshtë mbarre me shique punën. Fort e vështirë âshtë mos me gabue kurr. T'urtin gjithkush e çmon. Katër âshtë një numër pár. Të Parët tanë qofshin bekue! Si do të shkruhet "atëherë"?* "Së", herë merret si nye, herë si ndajfolje mohuese.

Mësim - Kryefjala tregon frymorin apo sendin, për të cilin flasim; dhe i përgjegjë pyetjes *kush?* (për vete); e *çka?* (për frymorë të paarsyeshëm, a sende të pajetë).

Kryefjala rri gjithmonë në *rasën emnore.*

Kryefjalë a subjekt mund të jetë: *a)* një emën, *b)* një përemën, *c)* çdo fjalë e màrrunë si emën.

*Vërejtje 1.* - Shpesh ndeshemi ndër fjalí, të cilat duken si të kishin për kryefjalë një emën në rrjedhore, të prim të shumën e herës nga përemni *ky, ai.* B.f. *Kësi miqësh kurr s'na kanë ardhun. Asi djali nuk lén ma. Njekëso lufte nuk ka ndodhë ndonjë herë.* - Këto kryefjalë logjike, në rrjedhore, janë cilsorët e ndonjëj emni a përemni të nënkuptuem. Kështu p.sh. fjalít e naltpërmenduna mund të plosohen: *Të tjerë kësi miqsh; një tjetër asi djali; një tjetrë* (një shoqe) *këso lufte,* etj. - Krahaso rrjedhoren e cilsís *(ablativus qualitatis)* të latinvet: *Vir terribili facie. Clavus digiti crassitudine.*

*Vërejtje 2.* - Në vend të subjektit të pacaktuem *(indefinit),* shqip shumë herët kemi në përdorim emnin *njeriu;* edhe aty ku të tjerët kanë fjalí pavetore. P.sh. *Njeriu kurr nuk zen mendë. Në katund shkon njeriu për me çelë sŷt. Njëqind herë i thotë njeru; kot! Çka ndien njeri!*

*Vërejtje 3.* - Ndër fjalí pavetore, kryefjala âshtë e nënkuptueme, d.m.th. *ai send, ajo gjâ, ajo punë...* P.sh. *Çka vetue sonte!* (moti). *Kështu nuk jetohet* (jeta). *S'qitet mâ me tê* (puna, jetesa)! *Nuk ka* (bota; shekulli) *shtëpí* (dëshmore) *pa fjalë.*

*Vërejtje 4.* - Përemnat vetorë, si kryefjalë, përdoren vetëm kur duem t'a theksojm mâ mirë veten që vepron; për ndryshe shqip zakonisht lîhen jashtë. P.sh. *Njetash qeshë, por nuk e gjeçë aty; kishte pas dalë. Eja, pse po shkojm bashkë. A mund të rrijsh mâ urtisht në klasë? Po pse sillesh rrugash? - Nisu ti, pse tash po t'a ndreqi unë atê punën. Na nuk u thamë gjâ; por ata filluenë me na ngucë. Shkruenju ju njëherë; mandej tash po shkruhemi edhe na. As ti, as ai; por ata të tjerët na u gjetnë aso here.*

*Vërejtje 5.* - Për t'i dhânun fjalës mâ jetë e fuqí, përveç kryefjalës *(emën),* përsritet këjo edhe me përemnin diftues. P.sh. *Lakmia, këjo nuk e len njeriun me çue krye. Bora e murrani, ky s'na la kurrkun. Urtia, përkurmënia dhe dashunia për atdhé, këto janë virtytet kryesore të njëj qytetasi të ndershëm.*

*Vërejtje 6.* - Le të vrehet ndër këta shembuj, si shkojm tue përsritun kryefjalën me dyfishimin e përemnit të pacaktuem. *Njeni njeni s'i a priton. Dikush dikush nuk xehet fort. Kush e kush ka ardhë në mbledhje? Të tjerë e të tjerë; shumë e shumë; pakë e aspakë e çajn kryet për punimin e gjuhës.*

Ushtrim. - Kërkoni subjektin ndër këto fjalí, dhe caktoni me çë pjesë ligjëratet shkon; tue diftue njëherit, ç'farë fjalísh janë këto për kahë trajta.

A) - *Rrënoftë gjuha shqipe! - Nderoje babën e nanën! - E zen lepurin me qerre. - Kesh të na delte sod moti! - Âshtë mbarre e turp për tw, me shkue me asi shokësh. - Kush âshtë njai? - Këtij t'i thuesh zâ! - Kush âshtë Perëndia? - A njimend gjashtë herë gjashtë bâjn 36? - Si do të shkruhet "tue"? - Nga i mbrapshti punë të mbara mos prit. - N'Australí tash âshtë natë. - S'kam me vete, çka ka dhânë e falë Zoti. - Kthe, dallndyshë, në qytetin tem. - A ka kun gjetiu Shqiptarë? - Ky âshtë shkrim! - Hî e pluhun jemi të gjithë. - Mos të qittë Zoti me kësi njerëzsh. - Mue s'më kanë ndodhun ndonjë herë këso idhnimesh. - Për sod ka vojtun vonë. - Njife veten! - Na i ruej, Zot, mendët e krés!*

B) - *Dy shërqîj në një dorë, a mund t'i mbajsh? - Tashma gati na u poqnë edhe qërshiat. - Mos u mërzitni edhe pak. - Ç'ka gjëmue sonte gjithë natën! - Âshtë përimend mëkat para Zotit e para robit me i mbetë në qafë të pafajit. - Shum i smundë kam ndjehë sod. - Po a njeky âshtë Taraboshi? - Në vend të vet guri peshon mâ randë. - Me një lule s'del pranvera. - Gjekës i dogj miza. - As mue, as Hajdarit s'na i ka anda mandat. - Gostë e darsmë nuk ka për ditë. - A të dolnë fjalët e mia? - Mësimet sivjet na fillojn në tetuer. - A âshtë tue rá borë, a shí? - Me tê po ishin fjalë pakë. - Prite, Zot! Jo; Jemi djegë një herë. - Fluturoi, fluturoi... gomari! - Gojën veç e ka shpatë. - Fjalët i merr era. - Po librat, pse të zit si ké marrë me vete? - Nuk i paçë në shtëpí. - Atij fjalën gjâ s'i a pret. - Atëherë mue veç erdhnë e m'u zunë sŷtë.*

## II. KALLËZUESI (*PREDIKATI*).

Shembuj – 1. *Dielli shkëlqen. - Hyjt vezullojn. - Ju kini bërtitë fort. - Ai shtîhet i sëmundë. - A më thirri kush? - Mos u habit. - Këjo punë s'âshtë me udhë (e udhës). - Grahu kambëvet! - Nuk mund t'ecish mâ shpejt? - Paska qenë shkruem me mbetun në luftë. - Lufta âshtë për burrat e dheut. - Qofshi faqebardhë!*

2. - *Na jemi Shqiptarë. - Mbrrela nuk âshtë jemja. - Gjaku s'bâhet ujë. - Tŷ pushka top t'u bâftë! - Kemi vojtun emën motit. - Mos na u mba fort i dijshëm! - Më duket paksi i trashë. - Ka mbetë i vogël. - M'u gjet gjak.*

3. - *Gjuha âshtë tulit. - Sa vjeç jé? - Jemi bâ... me lujtë mêç. Âshtë bâ për t'u qá me lot. - Shqiset e frymorëvet janë pêsë. - Ai plaku ishte i fjalës e i bisedës. - Të miat janë të gjitha njekto tokë. - Ishte bâ dy fijsh. - Plaku âshtë si fëmija. - Jam lodhë e bâ për shkalc. - Âshtë për t'u mbajtë në mende këjo ditë. - Ai âshtë si mësalla me dŷ faqe.*

Mësim - Kallëzuesi tregon çka thuhet për kryefjalën: d.m.th. çka ban subjekti, çka pëson; çka âshtë dhe qyshë âshtë kryefjala.

Kallëzues mund të jetë:

1. Folja vetëm, gjithmonë në mënyrën skâjore;
2. Disa folje që lypin mbas vetes edhe një fjalë ndihmse *(emën predikatit)*, e cila mund të jetë:



*a)* një emën, zakonisht në rasën e parë a të gjashtë; ase i prím nga një parafjalë, apor në lidhje me fjalzën *si; b)* një mbiemën a një pjesore; *c)* përemni apor numrori i marrun si mbiemën; *ç)* folja në mënyrën paskâjore, dhe ndajfolja.

Foljet, që kanë nevojë për fjalë kallëzuesit *(emën predikativ)*, janë mâ së fortit: *Jam* (folje lidhse, *kopula*), dhe *bâhem;* mandej: *mbes, thirrem, quhem, emnohem, dukem, mbahem, zgjidhem, gjykohem, gjindem, vêhem...* dhe të tjera këso dore.

*Vërejtje 1.* - Shumë këso foljesh mund të rrijn edhe vetëm, d.m.th. mund t'a trajtojn kallëzuesin pa ndihmën e ndonjëj emni predikativ; por atëherë kanë një kuptim të ndryshëm. P.sh. *Pse nuk u duke dje në mbledhje* (nuk erdhe)? *Kam qenë* (kam shkue) *në shkollë. Aty nuk mbeti* (nuk ndenji, nuk u ndalue) mâ *kurrkush...*

*Vërejtje 2.* - Shpesh, sidomos ndër të thanme të popullit a ndër përshëndetje, lêhet jashtë kallëzuesi, nga se kuptohet vetvetiut. P.sh. *Si Hysi, Hasa; si vegshi, rrasa. A qafa, a nafaka. Bâsi, kujtuesi. Mirë mëngjesi! Puna e mbarë! Me të shëndoshët!*

*Vërejtje 3.* - Ven roe, si edhe folja në mënyrën paskâjore mund të zâjë, për dukë, vendin e kallëzuesit. *Po qyshë me m'a bâ ai këtê punë! Çka me qenë! Sa herët me u pjekë këtu fiqt!*

*Vërejtje 4.* - Shiqo, si e zen vendin e fjalës kallëzuese një fjalí krejt e shkëputunë, sidomos n'urdhënore. *Âshtë bâ... ndihmo, Zot! Djali ishte rritë e bâ... të kande! Ata po ishin... Zot, ruejna! Ai âshtë... kudo rafsha mos u vrafsha!*

*Vërejtje 5.* - Për t'a prû punën diçka mâ të fortë e mâ të sigurtë, përsritet nganjëherë i njëjti kallëzues. P.sh. *Unë shkoj se shkoj: po ti... Edhe fëmija nuk i dahej: më merr që më merr me vete! E m'a bante gjithënjë nën zâ: Fol që fol!* - Ndonjë herë, edhe për të treguem vijim veprimit: *Siellet e siellet, e bje në kûj e lidhet. Foli e foli. I a dha e i a dha. Qau e qau.*

Ushtrim. - Shenjoni njëherë kallëz*uesin*, dhe pastaj *kryefjalën* ndër këto fjalí; tue tregue, çë farë fjalísh janë këto për kahë *trajta.*

*a) - Sa burrë i mirë âshtë ky Mehmeti! - Tek i ké edhe librat e tu.*

*- Mue ndoshta tash po më duhet me u nisë. - Mos u vono, bre burrë! - Përimend e ké? - Prite, Zot! - Çka më gjet! - Po tý, kush të ka faj, morè djalë! - Sod ka pasë për të rá shí. - Kush u zgjodh deputet? - Kurr nuk do t'i bani lak së vërtetës. - Kush qe Bogdani? - Rrugaçat do të dalin një ditë e zeza e vetvetes. - Âshtë për t'u varun në vesh këjo fjalë. - Cili qe burri mâ i përmenduni i Shqipnís? - Mos âshtë Vasili njai? - Jo: atij i thonë Mustafë. - Po ma; si dukesh? - Fort e shkurtën âshtë edhe këjo jeta e njeriut. - Sod i smundëti m'u duk diçka mâ mirë. - A âshtë yt vëlla aty? - Po kuj nuk i a ka anda fjalën e amblë? - Nuk bâhet kështu punimi. - Mue nuk më kanë pëlqye kurr lavdet e lurtuesëvet. - Tý të lumtë goja! - Me kê e ké?*

*b) - Kurrkun nuk ka mâ këso cohe. - Ligtu ora! - Sa vjeç ka dekë Skanderbeu? - Halili shtihet i mirë. - Na ka cofë gomari mbramë: - Po lëkurën, çka t'i a bâjmë? - Në darsmën e djalit kishte thirrë burrë për shtëpí. - Rrena jet gjithmonë rrenë. - T'u ngjattë jeta! - Lufta âshtë për burra të fortë. - "S'mund të çoj mbarre te shtepia. - Lott për faqe i kan' shkue". - Përimend që ár âshtë koha. - Tý, lum miku, Zoti të ndjeftë! - Ç'na lagu dje shiu. - Një dhuntí e vërtét e çmueshme âshtë jeta. - Mos më thaçin burrë! - Njekëjo pra, âshtë dita. - Tym do ujku. - Mos i shtje veshët në lesh. - Na ké ardhë me kambë të mirë. - Murit me krye nuk i bihet. - Shokëvet të këqí rueju fort. - Nuk qëndrohet me purrî në gojë. - Mal pa ujq nuk ka. - E kam mik. - Atij i âshtë bâ ferra Brahim. - Prêlës s'i bje fjala në tokë. - E pat edhe ky muej. - Ngrehet si gjeli në pleh. - Më ka zanë shtrati çimrra. - Nuk shoh gjasën.*

## PËLQIMI I KALLËZUESIT ME KRYEFJALË.

### a) Me një kryefjalë.

Shembuj 1. - *Toka siellet. - Ç'po bje borë! - Anmiqt u thyenë. - Të shkuenë shokët. Moti i lig të zâftë te miku i mirë. - Në dhé të verbtë kullosin kualt e shqeptë.*

2. *Historia âshtë mësuesja e jetës. - Luani quhet mbreti i shtazëvet. - Ata nuk mbahen Shqiptarë. - Skanderbeu qe përimend ndera e fisit të vet.*

3. *Molla âshtë e shijshme. - Mos u bani tepër të mërzitshëm. - Nuk më dukesh fort i drejtë.*

4. *Unë jam ftohë dje; ju jini ftohë sod. - Jemi lodhë e këputë*



*prej rrget. - Mos rri fjetë. - A janë pjekun kumbullat? - Âshtë betue me bâ dekën.*

5. *"o"-ja nuk âshtë kurr hundore. - "Nga" s'âshtë gjithaqe e përdorunë ndër gegë. - Zakonisht "e"-ja bâhet shurdhane para rrëshitsevet ndër rrokje atone.*

6. *Me luejtun fill mbas buket âshtë të damshëm për shëndet. - Me u zgjuem heret âshtë të shëndoshët.*

Mësim 1. - Verbi ase folja, porsi kallëzues, do të pëlqejë me kryefjalën e vet *në numër* dhe *në vete.*

2. Emni predikativ do të pëlqejë me kryefjalën gjithmonë *në rasë:* po pati trajta të veçanta për se të cilën gjiní *(emën i luejshëm),* atëherë do të përkojë edhe *në numër* e *në gjiní.*

3. Mbiemnat kallëzuesë pëlqejn *në gjiní, në numër* dhe *në rasë* me kryefjalën a subjektin e vet.

4. Pjesoret e kalueme *rrijn të pandrueshme* me çdo kryefjalë.

5. Me fjalët e marruna si të palakueshme, si b.f. germat *(shkronjat),* lidhsat, etj., mbiemni shkon *në gjinín femnore.*

6. Me foljet e mënyrës paskâjore, të marruna si kryefjalë, mbiemni do të shkonte në gjinín asnjanse, si e kanë zakonisht shkrimtarët e vjetër; sado që sod, me të zhdukunt gati të kësaj gjinie, zâvendsohet këjo me gjinín femnore.

*Vërejtje 1.* - Po qe kryefjala një emën përmbledhës, si: *Tubë, shumicë, rresht, gjinde, prinde, femijë, teste,* etj., sidomos kur ky âshtë i përcjellun nga një emën tjetër shumës, si cilsuer, atëherë kallëzuesi mund të shkojë edhe në numër shumës. B.f. *Shumica e njerëzvet nuk dijn të jetojn. - Një teste shkrepsa ban* (ase *bâjn) 25 lekë. - A kanë dalë edhé fëmija nga shkolla? - Duhen pyetun përpara gjindja e ertë. - Shpesh kanë faj edhe prindja.*

*Vërejtje 2.* - Me emnat femnorë *zotní, shkëlqesë* etj. si tituj ase apelativa nderit, kur janë kryefjalë, mbiemni kallëzues nuk merr gjinín e tynve, por atê të personavet të caktueme prej sish. P.sh. *Zotnia Juej âshtë tepër i mirë me né. - Shkëlqesa e Tij u tregue aso here shum i dhimbshëm dhe i butë me popullin e gënjyem.*

*Vërejtje 3.* - Të vêhet roe ndërtimi mbas vështrimit *(constructio ad*

*sensum),* që ndeshim shpesh në folklorën shqipe. *"Ndré Bardhoku kishte thanë: Tanë Miloti duen me m'zanë". "Ç'u bâ Rrsheni, u bâfshin grá? - Hiknë e duelnë ke liqeni!".*

**b) Me shumë kryefjalë.**

Shembuj 1. - *Shkodra, Durrësi e Vlona janë qytete historike. - Shqipja dhe elefanti rrnojn shum. - Romuli e Remi kanë themelue Romën.*

*a) Unë e ti jemi njëj fisi. - Ti e Skënderi, pse nuk kini ardhun dje në shkollë? - Gegët e Toskët flasin një gjuhë. - Barku me barna e petku me arna nuk qëndrojn.*

*b) Molla e dardha janë t'ambla. - Dielli e toka janë të rumubullakët. - Donika e Bardhi tash kanë nisë me u bám t'urtë. - Kryet e zemra janë të domosdoshme për jetesën e frymorëvet.*

Mësim 1. Kallëzuesi me shumë kryefjalë vêhet në numër shumës.

2. Në qofshin por kryefjalët me vete të ndryshme, kallëzuesi shkon simbas këtyne rregullave: *a)* me një kryefjalë të vetës së parë dhe me tjetrën në vete të dytë ase të tretë, verbi lypet *në vete I. shumës; b)* me njenën kryefjalë në vete të dytë dhe tjetrën në vete III, verbi shkon *në vete II. shumës.* - Këta do me thanë se: Vetja e parë zotnon mbi vetën e dytë e të tretë; dhe veta e dytë zotnon mbi të tretën.

3. Mbiemni ase pjesorja kallëzuese, me shumë kryefjalë gjiniet së ndryshme, vehêt: *a)* në *gjinín mashkullore shumës,* në qoftë se njëna nga kryefjalët âshtë mashkullore e tjetra femnore; *b)* në *gjinín femnore* shumës, në qoftë se njëna kryefjalë âshtë femnore dhe tjetra asnjanse.

*Vërejtje 1.* - Po u vû kllëzuesi para kryefjalet, atëherë ky të shumtën e herës shkon në numër njëjs. P.sh. *Rrënoftë gjuha dhe kombi shqiptár! - Dje erdhi Staka dhe Mirashi me më pá. - Këtê punë nuk e kapë pleqnia as kanuni. - Fort e madhe q e frika e trishtimi i popullit atê ditë.*

*Vërejtje 2.* - Kallëzuesi mund të shkojë në njës, edhe në qoftë se ky vendohet fill mbas së parës kryefjalë. P.sh. *Arti ushtarak e mún luftën dhe dishiplina. Breshni na e ço i dam vjet vëneshtën edhe hini. Shiroku të ban tý keq e lagështina.*



*Vërejtje 3.* - Mbas njëj numrimi sado të gjatë kryefjalësh së njërendëshme përgjithsisht folja mund të vêhet në numër njëjs. P.sh. *Dita e nata për të verbtin âshtë gjithnjë. Një fjalë e papeshueme, një gaz i pavend, një asgjâsend shpesh mjafton të prishet shoqnia.*

*Vërejtje 4.* - Prap, mund të shkojë në numër njëjës predikati, kur ndërmjet kryefjalësh shtihen lidhsat dase *(a, ase, apor...)* a kundërshtore *(as-as; jo-por...)* P.sh. *A ti, a Afërdita sigurisht, m'a ka marrun librin. - A Gjergji vetë, apor Agimi po shkon të m'a bijë? As unë s'kam farë fajit në këtê punë, as ata. As hana, as toka nuk rri në një vend; por dielli.*

*Vërejtje 5.* - Sikurse numri e veta e foljes mund të pëlqejn me numrin dhe vetën afër së cilës rrí; njashtu edhe mbiemnat e kallëzuesit mund të përkojn me numrin e gjinín e kryefjalës, afër së cilës gjinden, pa i shiquem kryefjalët të tjera. P.sh. *Shum i madh q e gëzimi dhe kënaqësia e popullit aso here. Mjaft i mendshëm m'u duk Leka e Maria. Qoftë e zezë dita dhe çasi i atij rreziku tragjik!*

*Vërejtje 6.* - Venu shenj këtyne të thanunave, ku kallëzuesi ndërtohet pa shiquem vetat e kryefjalës, por mâ fort tingëllin e fjalëvet: *Ti luej, nafaka luej! Unë nga, dhe ai nga. Ata bërtit e na shkrîju gazit. Fol me tý, rruej voe! "Un këndo, dhe ti këndo - o bylbyli i verës-o"!* - Si shihet, ndërtimet popullore këso dore ndodhin zakonisht vetëm në vetën e dytë t'urdhënores së njëjsit. *"... Këndo bariu, thueja këngës mbas krahit..."*

*Vërejtje 7.* - Një mënyrë e çuditëshme predikatit, të cilën nuk e besojm t'a ketë në përdorim ndonjë gjuhë tjetrë të rrethit tonë, âshtë edhe ajo që ndihet në gojë popullit; d.m.th. tue e përsritë të njëjtin verb, njëherë në trajtën pohore, mandej edhe në mohoren, pyetse. P.sh. *A e ndjeu a s'e ndjeu atê fjalë, u çue e iku për deret e jashtë. A e pau a s'e pau gjakun, mejherë i rá të fikët. A i a tha, a s'i a tha, por të këcei!* - Si shihet, përdorimi në fjalë shkon mâ së fortit me v. III. njëjës t'aoristit, që merr vlerën ndër këto të thanme të fjalís parakohore, prí, nga: *porsa, përnji...*

## *PJESA E DYTË*: GJYMTYRËT E DYTA TË FJALÍS SË SMADHUME.

Shembuj *a) Miku i mirë njihet në ditë të ngushtë. Loja e mijvet, gosta e macevet.* - *b) Kafshata e madhe të zen fytin. Shiu i butë lagë të marrë e t'urtë. Gjithkuj thueja fjalën e mirë.* - *c) Huaja në Lesh merret shpesh. Shkrepi dielli buzës së Cukalit. Rinia e njeriut kalon mejherë.*

Mësim 1. - Një fjalí, e cila, përveç kryefjalës e kallëzuesit, ka edhe një gjymtyrë tjetrë, quhet *fjalí e smadhueme.*

2. Këto gjymtyrë të dyta *(plotsorë)* vlejn për t'a caktue mâ mirë kryefjalën e kallëzuesin *(subjektin e predikatin),* ase edhe ndonjë pjesë tjetrë të fjalís.

3. Gjymtyrët e dyta, që smadhojn fjalín, janë trí:

*a)* Cilsori *(atributi),* i cili përcakton emnin, përemnin dhe çdo fjalë tjetrë që merret si emën;

*b)* kundrina *(objekti),* që plotson mâ për s'afërmit foljen dhe mbiemnin;

*c)* ndajfoljori *(adverbjali),* i cili e përplotëson kuptimin e foljes ase të mbiemnit, tue tregue *vendin, kohën, mënyrën dhe shkajkun.*

### I. CILSORI (*ATRIBUTI*).

Shembuj 1. - *a) "T'falem, Shqipní, o i shpirtit tim dishiri!" - Të të bije ndër mendë për mue, mikun tand mâ të dashunin.* - *b) Disa vepra të Budit u hetuenë tash së vonit. - Na jem' bijt e njëj fisi të përmendun. Mendja e naltë âshtë e zeza e të zott.* - *c) Dashunia ndej atdheut âshtë një detyrë shêjte për qytetarët. Dam për një njeri të mendshëm me u dhânun mbas piet. A e ké pá ndonjë herë hyllin me bisht?*

2. *Beja e shtrembtë ka rrëfén mbrapa. "N'at' rrahe t'dekne mbrenda vorri t'errshëm, tash pluhun jé". - Klasa jonë ka pêsë dritsore. Dý duer janë për një krye.*

3. *Tash âshtë koha me u nisun. Një punë për t'u bám se për t'u bám, kryeje sa mâ parë. Këtu nuk âshtë vendi me luejtun.*

4. *Kangën mëngjesit (pa u çue mirë prej gjumit) nuk i a ka anda askuj. - Lufta kundruell e darsma ndër shokë, oh, sa të kandëshme janë! - Edhe kopështi njatje mbahet me né.*



Mësim - Cilsori âshtë ajo pjesë e fjalís, që cakton mâ për s'afërmit një emën, një përemën dhe çdo pjesë tjetrë të màrrunë si emën, tue i përgjegjë pyetjes: *Ç'faret? Ç'sehit? - Shkahit? cili? i, e, të kujt? sa? i sati?...*

Cilsuer mund të jetë:

1. Një emën, në të njëjtën rasë me fjalën që cakton;
2. një mbiemën, një pjesore, një përemën si mbiemën dhe një numruer;
3. folja në mënyrën paskâjore;
4. ndajfolja.

### 1. EMNI SI CILSUER

#### a) NDAJSHTIMI *(APOZICJONI)*.

Shembuj - *"Rrnoftë kombi shqiptár, fisi mâ i vjetri n'Europë!"* (L. Taloci). *Ju, katundarët, i a dini mâ mirë punës së motit. "Qai Gjin Ndreca, pika e djalit..." Këqyr e mos e përbuz skamnorin, vëllaun tand. - Të Parët tanë, të përmèndunë gjithmonë në botë, i a kanë zbardhë faqen Shqipnís.*

Mësim - Emni edhe përemni mund të caktohen e mund të sqarohen mâ mirë me ndihmën e njëj emni tjetër, të njëj përemni apo të njëj çdo fjale së màrrunë si emën; tue pëlqye me tê *në rasë,* ku të jétë e mùndunë, edhe *në gjiní* e *në numër.*

Ky cilsuer, në të njëjtën rasë me emnin e caktuem prej si, thirret ndajshtim *(apozicjon).*

Kur ndajshtimi gjindet fill mbas emnit, shtihet zakonisht ndërmjet presash.

*Vërejtje 1.* - Si ndajshtime njehen edhe *titujt;* d.m.th. emnimet e kambës, të zyrës, të nderit ase të fisit *(eponimet, llagapët).* P.sh. *Leka i Madh, Napoleoni i Parë, Princi Wied, Llesh Bardhoku, A t i De Martino; kumbar Gjoka, baba Alush; nana Lenë, Imzot Bogdani, Don Gaspri, Haxhi Hyjseni, Hoxhë Kadria, Zotní Dodmasej, Doktor Pekmezi,* etj. - Titujt e nderit a të zyrës *turqisht* shkojn mâ fort *mbas emnit.* Kështu: *Prêk' Pasha; Ymer Aga; Gani Beu; Rexhep efendiu,* etj.

*Vërejtje 2.* - Ndajshtimi, veçanërisht në gjuhën e popullit, vjen i vështirë ndër rasë të tjera, përveç emnores. Prandej, zakonisht konsrukti siellet në këtê rasë, tue nënkuptue kallëzuesin *(që âshtë).* P.sh. *Gjin Kastrioti qe*

*prej Krujet, qytet i vogël i Shqipnís së Mjesme. Frang Bardhi leu në Kallmet, katund përmbi Lesh. Të ndertit shok N. N., Sekretár i I. pranë Ministrís së Mbrendëshme.*

*Vërejtje 3.* - Venu shenj këtyne ndërtimeve, gramatikisht të gabueme: *Né Shqiptarëvet anmiku na ka drashtë gjithmonë. Jú të gjithëve ju ka fituem për darkë; né të tjerëvet, jo. Atê ditë mësuesi na ndëshkoi tëtanëve; na la të gjithëve në pendesë.* - Për *Né Shqiptarët... Jú të gjithë... Né tëtanë...*

*Vërejtje 4.* - Ndër dy emna të përveçëm - emën e ndajshtim - në gjuhën shqipe lakohet zakonisht ai që rri në fund., sado që mâ rregullisht do të shkonte puna, po t'u lakonte i pari. P.sh. *kumbara Gjon, kumbarës Gjon, kumbarën Gjon. - Tahiri Hasanaj, Tahirit Hasanaj, Tahirin Hasanaj. - Don Ndreu Mjeda, Don Ndreut Mjedës, Don Ndreun Mjeda,* etj., mâ mirë se *kumbarë Gjonit, Tahir Hasanajn, Dom Ndré Mjedës, Don Ndré Mjedën.*

*Vërejtje 5.* - Edhe thirroret njehen si ndajshtime. P.sh. *O Marka Prêk' Gjoka, ndëgjoma një fjalë,* d.m.th. O ti që jé, që të quejn M. Pr. Gj., ndëgjoma një fjalë. - *O Malet e Shqipnís!* (O ju, malet e Shqipnis!). - Thiroret marrin shpesh fjalzat *morè, mor, o,* para emnavet mashkullorë, njëjës e shumës; e *morì, moj, oj,* para femnorëvet. P.sh. *morè burrë, moj nanë, or mik; morè burra, moj ndrikullë, oj qyshe!*

*Vërejtje 6.* - Me përemna vetorë ndajshtimi shkon gjithmonë në rasën e shqueme, p.sh. *na Shqiptarët; këjo e shuemja; unë i shkreti; ajo qyqarja; ajo korba; "Të lumët na për ty, o Zot!"*

### b) CILSORI NË GJINDORE.

Shembuj - *Puna e natës* (âshtë) *gazi i ditës. - Fjalët e të papunëvet e birat* (vrimat) *e gardhit nuk mbyllen kurr; - Gjysma e dheut, si viçi i Ndreut. - Loja e mîjvet, gosta e micavet.*

Mësim - 1. Zakonisht cilsori âshtë i shprehun nga një emën në rasën II.; edhe atëherë mvaret nga ky emën i caktuem prej si.

2. Nejet e cilsorit prandej, marrin gjinín, numrin, e rasën e këtij emni që përplotson.



3. Cilsori në gjindore rri, zakonisht përveç se në poezí, *mbas emnit.*

Shembuj - 1. - *Trimnít e Skanderbeut, dashunia e prindëvet, zani i kasnecavet, porosít e plakut, kangët e popullit, kanuni i Lekës, sa të zít e thoit, sa voeja e pulës.*

2. *Rrënoftë flamuri i Shqipnís! Molla e Adamit, Malet e Mirditës, librat e bibliotekës, çakallja e mullinit, shtëpia e Zotit e e miqve, kryeqyteti i Rusís, pragu i derës, dera e oborrit.*

3. *Mâ i pari i klasës, shumica e njerëzve, i mbrami i shokëve, gjymsa e xansëvet, pleqt e katundit, majeja e miellit, mâ i zoti i shoqënís, shtëllunga e flokëvet, kokërriza e ranës.*

4. *Kali i shalës, dashi i kumbonës, kau i kularit, njeri i punës (n. i shejtanit e i mejdanit), zotsia e pendës, bukuria e stilit, qyteti i Durrësit, katundi i Troshanit e i Fishtës, Fusha e Muzeqés, Mali i Tomorrit.*

5. *kujdesi i shtëpís, të gjetunt e Amerikës, të kryemt e dëtyrëvet, frika e dekës, dashunia e atdheut, krijimi i rrozullimit, përshkrimi i njëj shetie, të dámt e drithit, mbjellja e grunit, fitimi i luftës.*

Mësim - Nëpër cilsorin në rasën gjindore mund të diftohet:

1. *Hartuesi,* shkajku e bâsi i njëj sendi: gjindore kryefjalore *(gjenitiv subjektiv);*

2. *pronuesi e pasësi;* d.m.th. ai që ka ndonjë send: gjindore pronare *(gjenetiv posesiv);*

3. *tansia e krejt sendit,* nga i cili âshtë hjekë ndonjë pjesë: gjindore pjestuese *(gjenitiv partitiv);*

4. *fara, cilsia a shtjellimi* i njëj sendi: gjindore cilsuese *(gjenitiv kualitativ);*

5. *pësuesi,* d.m.th. frymori a sendi që pëson, ase mbi të cilin vret vepra e foljes: gjindore kundrinore_*(gjenitiv objektiv).* Këndej këjo gjinorja e fundit ndërtohet sidomos me njatê çetë emnash, të cilët janë të përbamë prej foljesh kaluese. P.sh. due (dashun): *dashunia;* fitoj: *fitimi;* përshkruej: *përshkrimi...*

*Vërejtje 1.* - Theksoji thanjet popullore të gjindores cilsuese, që bâhen tue e përsëritun emnin: *njaj Ndoc Bardhi, trimi i trimit, djali i djalit; qeni i qenit; në maje të majes, në fillim të fillimit, fundi i fundit.*

*Vërejte 2.* - Shpesh, në vend të këtyne gjindorevet cilsuese, përdoret cilsori parafjaluer; po ky ndërtim âshtë i nevojshëm ku mund të ndodhë

pështjellimi. B.f. në vend të *dashunia e prindëvet,* - ku mund të kuptohet edhe, se prindja duen *(gjinore subjektive),* - thuhet mâ mirë dhe mâ qartë *dashunia ndaj prinden; kërkesa e ushtarëve të rí: kërkesa për ushtarë të rí; nderimi i prindëvet: nderimi ndej prinden; të mëswmet e anmikut: të mësymet kundra anmikut.*

*Vërejtje 3.* - Emnat e sendevet, që gjinden si cilsorë mbas masash, peshëshimesh, numrash, etj. shqip shkojn zakonisht *në rasën IV. cilsiet a sasiet.* P.sh. *një vegshë groshë; tre boçuj ùfullë të fortë, dy thasë arra; 45 kual gëlqere të pashuem; katrë barrë grun të lashtë; 30 kile peshk të krypun; 6 qerre ranë t'imtë; trí gota birrë të fresktë; një gomár drû të thata,* etj. *.+.. bâjn... lek.* - Ndër të cilat rasa mund të nënkuptohet akuzativi i shkajkuem nga prepozita *me,* p.sh. *dy thasë me arra; 6 qerre me ranë t'imtë; trí gota me birrë të freskët.* - Ndryshe *i vjen era myk; ndihet era zhari; i vjen era makth,* . të cilat emnore janë shkajktue nga ndajfolja e nënkuptueme *si,* d.m.th. *Po vjen era si zhár, si makth.*

*Vërejtje 4.* - Âshtë për t'u dënue grafia e toponimavet *Malizi, Arramadhe, Gurikuq,* etj. Do të shkruhen gjithënjë damas këta emnat, mbassi ndër rasë të tjera, për nevojë të fleksjonit, doemos jemi të ngushtuemë t'i shkruejm damas. P.sh. *Kryeqyteti i Malit të Zí. Arrën e Madhe e ka mbulue ujët e Kirit. Jam tue ardhë prej Gurit të Kuq.*

## c) CILSORI NË RRJEDHORE.

Shembuj - *Mot boret. - Drûja lisit e grueja fisit; një plak 100 vjeç; fëmijë rrugash; log zanash; përralla hinit; thupur thanet; djalë dëshirit; kuvend burrash; bukë Zadrimet e venë Podrimet, Janë të dy njëj moshe; një punë këso dore; kangë kreshnikësh; fjalë gazit; gjymsë damit; Gomár drûsh; lëkura bostanit; krena laknash; bishta purrîjsh; fjalë nderit.*

Mësim - Për të diftuem cilsín e njëj sendi, përdorim zakonisht shqip cilsorin *në rasën rrjedhore.*

*Vërejtje* - Fort mâ e caktueme vjen shqip gjinorja, se rrjedhorja e cilsís. P.sh. *kali i shalës* âshtë mâ e caktueme se *kal shalet; nata e kazanavet mâ* e caktueme se *natë kazanash; dita e të vjelunavet mâ* e caktueme se *ditë së vjelunash.* Si shihet, rrjedhorja e cilsís shkon gjithmonë gati mbas emnash së paskâjuemë; mbas së skâjuemësh, mâ fort gjinorja e cilsís.



## ç) CILSORI PARAFJALUER *(ATRIBUTI PREPOZICJONÁR).*

Shembuj - *Këmisha me arna, e barkun me barna. Një ligjëratë e bukur përmbi dashunín vëllaznore. Andrra në diell. As s'ka peshk pa halë, as shtëpí pa fjalë. A i ké këndue luftat e Burrit* kundra Romakësh. Qe, një bár për dhimbë krejet. Ai âshtë si mësalla me dý faqe. Një shputë mbas qafet. Kolana me margerita. Ha përshesha në tamël. Si molla në gemb.*

Mësim - Cilsori gjindet i shprehun shpesh edhe nga një emën me parafjalë. Se ç'farë parafjalet do të zgjidhet, këjo gjâ rrjedhë prej foljes së nënkuptueme a prej mbiemnit, kahë ka dalun emni prîs. P.sh. thomi *Ai ka mbajtë, ka deklamue një ligjëratë* (përmbi çka?) *përmbi dashunín vëllaznore. Si* (âshtë, si gjindet) *molla në gemb. Një bár* (i mirë) *për dhimbë krejet. Si mali* (i mbuluem) *me borë.*

*Vërejtje* - Cilsorët emnorë, prî nga parafjala *pa,* shpesh, prej përdorimit, vîjn e bâhen mbiemna të vërtetë. E atëherë, përposë se marrin nenin para, lidhen edhe me emën, tue përbâ një fjalë të vetme me tê. P.sh. *Rrani popull i pafarë* (jo *p. i pafarë*), *i pamasë, i panumërt; ushtria e pabesë; një fjalë e pavend; do punë të pakohë...*

## 2. MBIEMNI SI CILSUER *(ADJEKTIVI SI ATRIBUT).*

Shembuj - *Moti i mirë; dora e djathtë; fjalë popullore; toka e gjanë e qiella e naltë. Mushkës xanxare*[43] *i a venë drûtë mâ të trasha. Parja e bardhë për ditë të zezë. Të shkojm te ndrikulla e hutueme, me hangrë voe të fërgueme. Ethe me të dridhuna të forta; ujët e freskët; morì e zeza nanë. "Të lumit Zot, trima, i qofshim falë!"; e bardha morì ditë; e para herë; i pêsti pushim; asnjë gabim; gjithë bota; pesmbëdhetë vjet. Pupla shumë e mish pakë.*

* Pirroja i Epirit.
[43] *xanxare:* e egër, që qet shkelma.

Mësim - 1. Mbiemni si cilsuer, dhe përemni, numri e pjesorja, të màrrunë si mbiemna, pëlqejn në gjiní, në numër dhe në rasë me emën të vet. Lakohen vetëm atëherë, kur i prîjn emnit. Cilsorët mbiemna shkojn shqip të shumtën e herës *mbas emnit*.

2. - Mbiemni cilsues para emnit lakohet porsi t'ishte vetëm; ndërsa emni mbetë i pandrueshëm, në trajtën e pacaktueme. P.sh. *i lumi Isuf, të lumit Isuf, të lumin Isuf; e shuemja nanë, së shuemes nanë, të shuemen nanë...*

*Vërejtje 1.* - Cilsorët shkojn *para emnit* të vet, sidomos ndër këto rasa: - 1. *Mbiemni e pjesorja,* ndër shprehje piklluese e pshërtime: *"Të lumt' na për ty, o Zot!" I dashuni mik! I shuemi ai! I forti kuprac! E keqja gjâ edhe ajo!* 2. Në shkallën e tretë të mbiemnit *(krahasore).* P.sh. *Mâ i përmenduni albanolog i kohëvet tona. Mâ i nalti mal i Shqipnís. Mâ të pasunat dhe mâ të pëlleshmet tokët e Toskënís.* - 3. Numrorët, si mbiemna, e përemnat pronárë, të ngjitunë me një emën gjiniet a gjakut. P.sh. *dhetë xansë; të dyja palët; e katërta herë; im vëlla; yt kushrî; jot' amë.* - 4. Përemnat e përcaktuemë, si mbiemna; shumica e të cilëvet s'kanë kurrsi ndërtohen ndryshe, veç para emnit të vet. P.sh. *do fëmij, disa burra, kurrnjë lajm.* - Por ndihen edhe do të thanme të veçanta: *Shum i marri mbi këtê shekull! Nieri i madh ka mbetë në luftë! Kaqë mik mâ ké! "Vorfnoi me aqë djalë Eukubën!" Kaqë gjâ e sheh edhe i verbti!* - Venu shenj ndëtimevet uruese të moçme, mbetë në përdorim edhe sod, ndër të cilat shihet cilsori caktues *para emnit: "Mirë mbrama, mirë mbrama N. N.!" "Mirë dita për kullana!"*... Diku diku por, edhe sod: *Mirë mëngjesi! Mirë mbrama!* E B u d i: *"Me shëndoshun atê gjithaqë të madhën e të randën mpëkatën e Prindvet* (të parë), *qi banë ndë Parrizit".* - Mandej, sidomos me cilsorin: *i madh.* P.sh. *Një e madhe frikë; pa të madhe kafshë; me t'atijat mpkate; me të drejtë arësye; me t'atijat rrete.*

*Vërejtje 2.* - Cilësorët përemnorë *ky, ai* me të përbamët (*njeky, njai,* etj.) sado drejt për drejt gjinden të lidhun me emna femnorë maset a cilsiet, si: *farë, grimë, morí,* pëlqejn zakonisht *në gjiní e në numër* me frymorët a sendet e caktueme prej sish (ndërtim: mbas kuptimit: *construction ad sensum*) P.sh. *Ky farë djalit* (jo: *kjo,* si do të shkonte gramatikisht). *Ai grimë vend. Njeky copë livadh. Ata farë burrash. Gjithëkëta morí ushtarësh.*



*Vërejtje 3.* - Ndër disa thanje emfatike, këqyr si mbiemni cilsuer rri si t'ishte një eponim a llagap; e atbotë, posë se merr skâjimin *-a,* si mashkullorët (*Ndokë Pjetra, Kolë Ndoca, Deli Meta, Filip Gjona,* etj.) e hjekë edhe nenin paravûs *(i, e).* Kështu: *plak shkreta, nanë zeza, babë ngrita; motrë ngjyemja...*

Prap, ndër disa thanje përthirtore mbiemnat *i lum, i mjerë,* përdorimi i shpeshtë u a ka përpím nejet: *lum miku! Mjerë zemra e tij! Mjerë ai që s'ka babë e nanë! Lum duruesi! Mjeri unë për ty!*

*Vërejtje 4.* - Përemnat diftorë *(demonstrativat) ky, ai,* me të përbamët, kur merren si cilsorë, ndër të gjitha rasat, njëjës e shumës, lakohen vetë së bashkut me emën, në trajtën e pacaktueme. Qe pasqyra: *ky lis, këtij lisi, këtê lis, kësi lisi; këta lisa, këtyne lisave, kësish lisash; këjo punë, kësaj pune, këtê punë, këso pune; këto punë, këtyne punëve, kësosh punësh.* - Rráll, vetëm në ndonjë thanje, sidomos kur emni âshtë i plotsuem me një mbiemën, ky përdoret edhe në trajtën e caktueme: *Këta djelt e soçëm janë bâ... mos me i prekë puplë; këta katundarët; Ky plaku po kishte gati përherë arsye; ky shpëtuesi i kombit; këjo puna e zyrtarëvet.* - Ndër këso thanjesh, kur të këqyret mirë, diftojsi nuk e mban gjithaqë atê zyrën e vet; d.m.th. për të caktue sendin së bashku me vend; prandej, këtu s'âshtë aqë i domosdoshëm.

*Vërejtje 5.* - Përemnat e pacaktuemë *do, disa, pakë, shumë, të gjithë, tëtanë,* si cilsorë para emnit, vetë rrijn të pandrueshëm, kundra rrëgullës së përgjithët; dhe bâjn të lakohet emni i caktuem prej sish: *u thashë do fëmijve; zani i disa burrave; një shoqní e përbame prej shumë vetësh; mbi gjithë botën; tëtana berreve u ka rá dergja.*

*Vërejtje 6.* - Ndër dy emna, të ndryshëm për gjiní a numër, kur janë të përcaktuemë nga një mbiemën, që do t'u përshtatet të dyve si cilsuer, atëherë ky do të përsritet para se të cilit. P.sh. *Mâ e pasuna bibljotekë, dhe mâ i pasuni muzeum i gjithë Shqipnís gjindet në Tiranë.* Kështu; edhe jo *Mâ e pasuna bibljotekë e muzeum gjindet në Tiranë.* - Përkundrazi, po u vendue mbiemni mbas dy a mâ shumë emnash së ndryshëm për gjiní a numër, mjafton që ky të pëlqejë, pa u përsëritun, me emnin e fundit. P.sh. *Vera e Ndoci i vogël kishin dalë me shetitë. Kam ndeshë sod nade rrugës në babën e nanën tande.* - Por *pronarët* përsriten gjithmonë, sado para emnash së njinjishëm për gjiní. P.sh. *Ka*

*ardhë yt vëlla edhe yt kushrî. Im at dhe eme amë janë të sëmundët. Mungoi mbramë në darkë jote motrë dhe jote mbesë.*

*Vërejtje 7.* - Âshtë mirë të dihet, se dikur ndoshta edhe shqipja do t'a ketë pasë ndërtimin *e rasavet të vijueme,* si mund të shihen gjurmët ndër shkrimtarët e vjetër; sidomos ndër cilsorët mbiemna, si e lypë edhe sintaksa e gjuhëvet klasike. P.sh. *Pushoi të shtatën ditë n-gjithë veprashit së tijsh.* Bz. - *Gjithë të Parvet tinve u ep* (jepjau) Zot, jetën *e amshuome... ën së madhi lavdit sitit.* Bz. - *Ai, në këtheftë ënudhëshit së këqijash së tijsh, ai të gjëllinjë* (ka për të jetuem). Bz. - *Nili, tue u rrëxuem bjeshkëshit së naltash...* Bg. - *E ti, o Amë, a di ti gjâ travajshit së mijash?* Bg. - *Rêt bâhen kur forcet së diellit ngrîhet nalt avulli ujnashit e bërrakash e viseshit së njomash.* Bg. - *Pagëtyra* (shpërblimi, paga) *e vepravet të miravet e të këqijavet.* Bg.

*Vërejtje 8.* - Sod, posë se në lidhní me përemna përmendsë, si pamë, na ka mbetun lakimi i emnit bashkë me cilsuer të vet njatëherë vetëm, kur ky të jétë i përcjellun prej përemnit pronár. P.sh. *I dashuni miku im, të dashunit mikut tim, të dashunin mikun tem, prej së dashunit mikut sim; të dashunët miqët e mí, të dashunvet miqvet të mí,* etj. - V. R. Në shumës pronari mbetë i palakueshëm, mbassi përemni veshë trajtën e mbiemnit. Khs. *mikut të mirë, mikun e mirë,* etj.

## 3. NDAJFOLJA SI CILSUER *(ADVERBI SI ATRIBUT).*

Shembuj - *Ujit turbull mos i bje. Në njeketë vjershë janë 3 fjalë shqip dhe 4 fjalë turqisht. Ai e ka shpinën xehtë. E ka marrë vesht mbarë bota. Këjo tashma po shihet qartë. Punët nuk janë aqë pështjellueshëm, si kujton ti. Deka e Skanderbeut veshi në të zí krejt Shqipnín. - Unë jam shëndosh; po ju a jeni shëndosh e mirë? Ti, pse rri idhnueshëm me Lekën? Mësuesi nuk âshtë kondend me jú.* Mbërrijti në *shtëpí lodhë e këputë nga rruga.*

Mësim - Ndër këta shembuj fjalët *shqip, turbull, mbarë, krejt, shëndosh,* etj. gramatikisht janë trajta të pandrueshme, prandej, *ndajfolje* të vërteta; por këtu janë të marruna *si mbiemna.* Ndajfolja *para,* në gjuhën tânë merret shpesh si mbiemën, tue zanun vendin, tash *të cilsorit mbiemnuer,* tash *të cilsorit kallëzojuer.*



## 4. CILSORI KALLËZOJUER*(ATRIBUTI PREDIKATIV).*

Shembuj - *Kurrkush s'ka lé i dijshëm. Kanë dalë lugë e lame. Skanderbeu delte në luftë m â i pari dhe u këthente mâ i mbrami. "Kam ndodhë, tat-o, fort i rí". Ai i shuemi ka vojtun e m ë n motit. E Marashi i a behi atê natë te stani krejt lagë e ndragë. Shumë janë shkruem vullëndetarë. Disa kanë dalë të përmèndunë. Isufi ka hŷ nëpunës. E kam ngjitë djalin argjentár. Ai nuk rá i gjallë në dorë. Sod kam ndjehë pak i sëmundët. A ke dalë ndonjë herë thirrës?*

Mësim - 1. Cilësorët ndër këta shembuj nuk shërbejn porsi caktime emnash a përemnash; por plotsojn njëherit edhe veprën e kallëzuesit; d.m.th. zán vendin e njëj kallëzuesi të mëshehët. Kështu plosohet b.f. këjo fjalí: *Kurrkush* (nuk ka qenë) *i dijshëm,* (kur) *ka lé.* - Si shihet, cilsorët e kallëzuesit, ndërtohen gati përherë *me folje pakaluese a pësuese.*

2. Mbiemnat, si cilsorë kallëzuesit, do të pëlqejn, me emnin a përemnin e vet, *në numër, në gjiní e në rasë.* Pjesorja, që rri e pandrueshme kundrejt çdo gjinie a numri, merr natyrën *e njëj adverbi.* - Emnat e përemnat e primë nga fjalzat *si, porsi,* pëlqejn në numër e, në pastë, edhe në gjiní.

*Vërejtje.* - Këqyr si ndron *në nye* cilsori i thjeshtë nga cilsori kallëzues, kur ky të jétë një mbiemën a pjesore. P.sh. *E kemi godit shtëpín e madhe (jo, atê të voglën:* cilsuer i thjeshtë). *E kemi goditë shtëpín të madhe,* (jo të *voglë:* cilsuer, kallëzues). - *Kanë ardhë gjithë djelt e armatosunë* (cilsuer i thjeshtë). Por: *Kanë ardhë gjithë djelt t'armatòsunë* (cilsuer kallëzues). - *Sod kanë bartun nga balli i luftës shumë ushtarë të varruemë* (cils. i thjeshtë). Por: *Shumë ushtarë kanë kthyem të varruemë nga balli i luftës* (cils. kallëzojuer).

Ushtrim I. - Caktoni ndër këto fjalí, çka shenjon cilsori në rasë II.

a) - *Veprat e Frashërit; liriket e Mjedës, zbukurimet e qytetit; një e tretë e rrogës; të thyemt e anmikut; besa e burrave; burrat e dheut; ndihma e Zotit e pushka e Hotit; një pjesë e Toskënis; shokët e shkollës; rrezet e diellit; zyra e tim et'; të shtruemt e uravet; vesi i pijes; mâ i shtërvjellti i të gjithëve; kashta e kumbarës; gabimet e xansëvet; lulet e pranverës; çerdhet e dallëndyshavet; hûjt e gardhit; mbarimi i orës së mësimit; zani i ndërgjegjes; jeta e njeriut; djersët e ballit.*

b) - *Fjalët e plakut; malet e Shqipnís; veshët e lepurit; mendja e fëmijës; gjama e motit; mbretënt e Ilirís; Kryetari i Parlamentit; gjymsa*

*e banorëvet; të djerrunt e kohës; malli i atdheut; lulet e verës; libri i gjuhës; gjethët e drandofilles; krenët e Malevet. Liqeni i Ohrit; mâ e bukra fushë e Shqipnís; mbretnesha e luleve; Lidhja e Prisrendit; Kuvendi i Berlinit; Ura e Matit; nipat e Skanderbeut; buka e mjesditës; swtë e ballit.*

Ushtrim II. - Kërkoni t'i a ngjitni se të cilit emën nga një cilsuer me parafjalën përkitse: *Lufta... Dashunia... Një artikull... Malli... Mënia... Zelli... Një shkrim... Dý ligjërata... Simpatia e popullit... Hymja... Shpresa... Një pyetje... Kujdesi... Mjetet e nevojëshme... Kujtime të përgjithëshme... Hapat e parë... Një shetí... Një gotë venë... Pakë vërejtje... Gardhiqet...*

Ushtrim III. - Shtoja kur mungon nga një cilsuer mbiemën: *Dielli ndritte madhnueshëm në qiellin e... Arat e... i kishte thám vapa: dhe bimët e... ishin dhânë për një pikë shí. Puntorët e... me të zi mund t'a durojshin ata të xehtë të... Kur qe, mbi malet e... po duken do rê të...; të cilat dalë nga dalë vîjn tue e mbulue gjithkahë kupën e... të qiellit. U çue një erë e...: i a fillon një shí i...; dhe puntorët e... nganë me kërkue një strehë të... Ndërkaqë stuhia e... vjen gjithënji tue i u afrue fëshatit të... Vetima e gjama e... shpërthejn furishëm në katër anët e..., edhe me ças shiu i... e njomë dhe e ngín tokën e... Mandej del ylberi i... tue shkëlquem mjes qiellës e tokës së...*

## II. KUNDRINA *(OBJEKTI)*.

Shembuj 1. - *Fjala fjalën nuk e mún. Idhnimin e mbrames lene për nade. Atij i ka ande me luejtë.*

2. *Kupraci âshtë i ziu i vetes. Marashi âshtë i zoti i fjalës e i bisedës.*

3. *Ndëgjoju të Parëvet. Thirri nevojës. Katundarët janë njerëz të vdìtunë mundit. E kam hjekun mendësh atê punë. Shporru s i.*

4. *Kau lidhet për brinash e burri për fjalet. Me kê e ké? Ti jé tepër i dhânun mbas lojet.*

Mësim - Shumë folje e mbiemna kanë vetvetiut një kuptim të plotsuem; kështu që s'kanë nevojë për kurrnjë caktim tjetër. B.f. *Fëmija po flén. Ti, pse nuk po flet? Ai këcen e bërtet. Një plak i matun dhe i arsyeshëm.*

Porse edhe shumë folje e mbiemna lypin një caktim a plotsim, për t'u



kuptue sa duhet. P.sh. *Unë lëvdoj... punën, trimnín e dikuj, të mendëshmin,* etj. *Unë mbáj... besën, fjalën, shpresën... I lëshuem... zemret, doret, shpreset...* - Kështu pra, çdo caktim, që vlen për të plotsuem foljen e mbiemnin, thirret: *kundrinë.*

Kundrina ase objekti i përgjegjë pyetjes: *Kê? çka? kuj? çkahit, për çka? në çka? mbas kuj?* etj.

Kundrinë mund të jétë emni, përemni a çdo fjalë e màrrunë si emën:

*a)* në gjindore, dhanore, dëshmore e rrjedhore;

*b)* me një parafjalë.

Si kundrinë mund të rrijë edhe folja në mënyrë paskâjore.

*Vërejtje* - Ka aso foljesh e mbiemnash, që mund të përdoren me kundrinë, si edhe pa tê, p.sh. *këndoj, shoh, ndiej, tres, humbi, há, kthej, i lirë, i shkatërruem, i mësuem,* etj.: *A e sheh njatë qen? - Jo, nuk shoh pa sŷza. Jam i lirë prej pengesash. - Na jemi të lirë.*

### *a)* **Kundrina në dëshmore**.

Shembuj - *Murati II. e rrethoi Krujën vjetin 1465. Nevoja s'ka gjýq. S't'i kallëzon bolla kambët. Çka Buenën ké? Shpatën n'dorë, zjarmin në gjí* (tue pasë). *Dy të sëmundët e mposhtin një të shëndoshët. A t'a ka kande mâ fort historín apor matematikën? Fjala e keqe rrëzon malet. Mblidhi mendët. Mos humb kohë. Sheh puna punën. A kërkove mue, a tjetërken? I pari të mbramin s'e priti. Dueje shoqin si veten. I a nisi me qám dhe me qitë shkelma. Skanderbeu, a ka dijtë me folë latinisht* (gjuhën latine)? *Vene kësulën mbë njenin sŷ.*

Mësim - E shumta e foljevet lypë kundrinën në dëshmore. Këjo kundrinë difton sendin, mbi të cilin vret drejt për së drejtit vepra e verbit. Prandej këjo thirret *kundrinë e drejtë,* dhe i përgjegjë pyetjes: *kê? çka?*

Kundrina e drejtë shkon me folje kaluese *(verba tranzitiva);* d.m.th. me aso foljesh, të cilat mund të kthehen e mund të bâhen *pësuese* ndër të gjitha vetat. P.sh. *lëvdoj* (lëvdohem), *lidhi* (lidhem), *rrêj* (rrêhem), *pyes, shes, këshilloj, përkuli,* etj.

*Vërejtje 1.* - Mbiemna të vërtetë, që marrin rasën IV. si kundrinë, nuk ka. Ndër disa thanje të popullit ndeshemi në ndajfoljen *plot,* ndërtue këso dore. P.sh. *E trou plot gojën. E ka menden plot marrí; një gotë plot*

*reçel.* Ku do të nënkuptohet ja folja *(tue pasë)*, apor parafjala *(me)*. - Për t'u shenjue âshtë edhe: *I a bâ mjekra plot pëllama.*

*Vërejtje 2.* - Kemi folje kaluese, të cilat marrin kundrinën e drejtë, sapoqë nuk mund të kthehen - a nemose nuk përdoren - në trajtën pësuese ndër të gjitha vetat. P.sh. *Ti, a e ké pí barin? Na zakonisht e fillojm mësimin n'orën 8 p.d. Mos i a plas zemrën prindës. Thueje lekcjonin.* (Kështu, sado që nuk thuhet *unë pihem, fillohem, plasem, thuhem*).

*Vërejtje 3.* - Nga përdorimi i shpeshët i frazes, lêhet jashtë kajherë objekti, i cili nënkuptohet së vetit. *Po bani* e erdhi sonte, na ku shkojm? *(b. vakí).* Ai *nuk ndien* për horllek *(marre, zori).* Ti *nuk i a di* Zotit (*për nderë*, shyqyrin). Ai *nuk i a ka* as mbretit *(hatrin, frikën). Nuk e la me çelë* aspak *(gojën). Po e zamë (fjalën, bisedën). Më bani* me sŷ, me dorë, me krye *(shenj).*

*b)* **Dý dëshmoret.**

Shembuj - *Diku-diku gomarin* (kundrinë e drejtë) *e quejn magjár.* (dëshmore predikatit). *Mos e ban kurr mizën buell. Burri ka fjalën fjalë. M'a kanë marrë vëllaun ushtár. E kam dijtë veten* (për) *të shkuem e të mbaruem. Të kam kujtue mâ të mendshëm. Bane zemrën gúr. Nushin e kam vëllá prej babet. Nuk t ë ka vû kush të parë. Të kemi përimend të zotin. Asamblea e Lezhës zgjodhi Skanderbeun për kryetár ushtriet. Ju kam mbajtë fort mâ trima. Doktori e pruni punën e tij shum të vështirë. Mos e mbáj veten aqë të dijshëm. Njekëtê vend e laça bekue. Pleqnia e qiti Gjeloshin krejt të pafaj. Unë Lekën e kam dijtë për nier të ndershëm. "Jam Mirditas; nuk bie ndore - Kam pasë të parin shpatë mizore". Mos e ban të madhe këtê punë.*

Mësim. - Janë do verba të cilët, posë kundrinës së drejtë, marrin edhe një dëshmore tjetrë - emën, mbiemën a pjesore, - të shumtën e herës në trajtën e paskâjueme.

Këtâ dëshmore të dytë e marrin sidomos njata verba, që në trajtën pësuese lypin mbas vetes një fjalë plotsuese, për me përbâ kallëzuesin. Në trajtën pësuese të dyja këto fjalë dalin rasa të para: d.m.th. njena si kryefjalë e tjetra si dëshmore predikative. Kështu *Ju e keni bâ Mihajlin krejt si të marrë.* siellet: *Mihajli âshtë bâ prej jush krejt si i marrë.*



Këto folje janë *bâj, thirri, mbáj, zgjedhi, bie, qes, vê, kam, shoh, gjykoj, gjêj, dëshmoj,* etj. këso dore. - Krahasoji me verbat që lypin një fjalë ndihmse, për të përbám plotësisht kallëzuesin *(emën predikatit)* v.f. 8.

*Vërejtje 1.* - Le t'i vêhet shenj *kundrinës së mbrendëshme* (obiectum internum); d.m.th. kundrinës së drejtë në lidhní me folje pakaluese: *Çka zgërdhîhesh ashtu? Ç'ka gjëmue sonte! Ku verove verën-o? "Kam fjetë një gjumë të randë. Kopështin e kemi vû* (mbjedhë) mâ *se gjymsën lakna". Doli Pjetra, krahët e bardhë (akuzativ relacjonit), la vezirin të padjalë".* - Prap, dy kundrina (me të çmimit, 3!) kemi ndër thanjet: *Njekëtê shajak e kam blé* (m'a ka mbajtë tregtari) *8 frangë kutin. Krypën e kam marrë 2 lekë kilen. E tëlyenin e kam bâ (shitë) 300 lekë okën.*

*Vërejtje 2. - Njekëtij fëmije i thonë Isuf; atij tjetrit, Jakup, Paloc, Musa. Njatë mal njatje e thrrasin: Mali i Djegun, Maja e Kërrabës, Bjeshkët e Namuna,* etj. *"Pse mue m'thonë Oso Baroti..."* - Ndër këto tregime, në vend të dëshmores kallëzuese, që do të shkonte logjikisht, kemi emnoren, si t'ishte një gjâ a një titull i shkëputun, krejt në vete. Ndërsa, me mbiemna, përdoret mâ fort dëshmorja: *E këtê burrë m'a thrrasin të mendshëm! Këto dý dit do t'i njehim të hapuna.*

*Vërejtje 3.* - Për dukë, kemi shqip mënyrë, ku djeri gjindorja mund të zâjë vendin e njëj subjekti a t'objektit. P.sh. *Pyet të shtëpís, ç'ka të thonë. Kanë ardhë* (ata) *të Komitetit...* - Këto gjindore nuk janë tjetër, veç atributat e njëj emni a përemnit të nënkuptuem: *Pyet ata* (gjinden) *e shtëpís.*

*c)* **Kundrina në dhanore.**

Shembuj - 1. *Mos i kundërshto së vërtetës së njòhtunë. Ndëgjoju prindëvet. Dekës nuk i shpëton kush.*

2. *As tý, as mue s'na duhet gjâ këjo punë; por të Parëvet. M ë vjen mirë për tê. I ka rá fort keq mësuesit. Kuj i ka anda me shkuem? I përket Vasilit. Atij s'i dihet.*

3. *U a dava xansëvet dëshmít. Edhe i marri i a lëshon rrugën të dejunit. S'm'i ka pí sorra mendët. Qenit kallëzoji shkopin. Atij i pifsha ujë për shëndet! Ngjitja dorën të shqeptit.*

4. *Trimi nuk i tutet shpatës, as zjarmit. Qasnju pak murit. Të*

*smundëtit i viellet haeja. Atij i u rrittë ndera! Tý të qofsha true! I u qafsha vorrit!*

Mësim - Kundrina në dhanore shkon:

1. Me folje pakaluese *(verba intranzitiva)*, si: *ndihmoj, shërbej, pëlqej, iki, prîj, mungoj, vlej, kundërshtoj*, etj.;

2. me disa folje pavetore, si: *më bâhet, të duhet, i duhet, më vjen mirë, të bje keq, i ka anda*, etj.;

3. me folje kaluese, përposë kundrinës së drejtë, si: *I a dhânë besën shoqishoqit. Qokma dorën. Ata nuk i lánë kurr nderë vetes, as shtëpis, as fisit;*

4. me disa folje bredhtore *(me do verba refleksiva)*, si: *të falem, na qaset, i lëvdohem, i shtihet, i villem, i ruhem ndokuj*, etj.

*Vërejtje 1.* - Ndër do të thanme tepër të zakonëshme, shpesh kundrina e drejtë nënkuptohet nga kundrina e zhdrejtë në rasën dhanore. P.sh. *A m'a di ndopak?* (për nderë). *Ai nuk i a ka kurrkuj* (hatrin). *T'a lashë* (takë)!

*Vërejtje 2.* - Shenjo në njekëtë shembull, ku hyjn në përdorim të gjitha rasat (6) t'emnit: *or Prékë* (r. 5) *njatij mali* (r. 3) *njatje në dét* (r. 4) *i thonë emnit:* (r. 6) *"bishti* (r. 1) *i Muzhlit* (r. 2).

*Vërejtje 3.* - Mbiemna, që plotsohen me një dhanore, kemi pakë në shqipet. P.sh. *Ai qe gjithmonë plotësisht i shtruem urdhënavet të të Parëvet. Mustafa âshtë një nieri i mësuem mundit dhe i vaditun së keqes;i kushtuem atdheut; i bindun ligjëvet*, etj.

*Vërejtje 4.* - Nga një herë, sidomos ndër fjalí pyetse a thirrore *(eksklamative)*, pa qenë kurrkun nevoja, ndërhyn përemni i vetës së parë a të dytë, njëjës a shumës), si dhanore e lirë *(dativ etik)*, tue diftue me kaqë, si merr pjesë ajo vete në veprën e kallëzuesit, në një mënyrë fort të gjallë. B.f. *Si më ké ndjehë* (gdhî)? *75 e 38 na bâjn né rrumbull 113. T'a kemi lutë dje një kokrrë festet, që ç'ké me tê!" Pa tý* (Shqipní) *lules s'm'i vjen era" M'a bâfsh natën e mirë! Na u fal me shëndet! Nuk më di kurrgjâ. Mirë, se na erdhe!*

*Vërejtje 5.* - Le t'u vêhet shenj edhe këtyne ndërtimeve me dý dhanore: *I ka rá* (atij) *shi nenit të kambës. M'a ka ngjitun lules së ballit. I a krisi mu* (rruezës së) *shpines. I a mata* (atij) *krés, por i rashë palcit të qafës, kambës, dorës. ... "M'i a ke vû martinën krahit".*



*Vërejtje 6.* - Por shqipja ka edhe aso foljesh, që ndërtohen si me dhanore, si me dëshmore; shpesh pa një ndryshim të fortë kuptimit. P.sh. *me e ndihmuem shoqin - me i ndihmuem shoqit; me e thirrun mikun - me i thirrun mikut* (me i lëshue zâ); *me lakmue gjân e huajë - me i lakmue gjâs së huajë; bariu i grahi lopët - bariu u grahi lopëve; me ndëgjue ndoken - me i ndëgjue ndokujt; me falun grát - me u falun gravet.*

*Vërejtje 7.* - I duhet vûm mendja, në shkrim sidomos, që mos të hahet grimsimi përemnuer i vetës së dytë të kundrinës në rasë II. e III. njëjës *(të)*, kur këtij i bje të ndeshet me fjalzën e lidhores *(të)*. P.sh. *Druem, mos të të vîjë keq* (tý). *Dëshroj që të të shkojë* (tý) *puna mbarë. Shpresoj, se do të të thrrasin edhe tý n'atë mbledhje.* - Për sigurim, ndër rasa të dyshimta, le të siellet veta e kundrinës njëjës në vetën e dytë shumës; ku grimsimi përemnuer del mâ qartë. P.sh. *Drue, mos të ju vîjë keq* (jú). *Dëshroj, që të ju shkojë puna mbarë* (juve). *Shpresoj, se do të ju thrrasin edhe jú n'atë mbledhje.*

*Vërejtje 8.* - Karakteristike âshtë edhe këjo folje, ku kundrina shprehet mâ fort nëpër një folje objektive, se me një objekt në dhanore: *I a fali atij që qoftë larg; i a fali atij që mos qoftë përmendë.*

### ç) **Kundrina në rrjedhore.**

Shembuj - 1. *Njeky katund ka dalë gati krejt faret. Shporru fjalësh e ngatërresash. M'u hiq sŷsh. U këputa kambësh. Shqiptarët lahen duerësh para buket. Vetëm fëmijt e këqí zhyhen petkash tue hangrë. A âshtë ngjallë kush se dekunësh djeri më sod? A e ké mbarue së kënduemit librin që të kam dhânë? Jam marrë mendësh.*

2. *I ardhun shtatit si sëlví. Një vajzë e verbtë së dy sŷsh. I lam patkojsh; i shkallmuem brîjsh; i shkundun kuletet; i marrun kambësh e duersh. "Edhe sonte t'shoh, moj hanë, rrezesh s'tua zbukurue...".* I pím mizash *(shtrigash)*.

Mësim - Kundrina në rrjedhore i përgjegjë pyetjes: - *çkahit? prej kahit? kuj? prej kuj?* Dhe ndërtohet:

*a)* me një çetë foljesh bredhtore, si me thanë: *lidhem, lyhem, zhyhem, pengohem; shporrem, këputem, ndûhem, lahem, pîhem, kuqem,* etj.

*b)* me disa folje kaluese, bashkë me kundrinën e drejtë: *tháj ndoken brîjsh, qes faret një popull; hjeki qafet ndoken,* etj.

*c)* me disa pakë folje pakaluese; si: *dal, mbaroj, shpëtoj, dredhoj, des,* etj.

*ç)* me një rend mbiemnash, së përbamë zakonisht nga pjesoret e disa foljeve, si: *i marrun, i dalun, i lidhun, i shkatërruem, i shkundun, i lám, i ardhun,* etj.

*Vërejtje 1.* - Këjo rrjedhore jona i përgjegjë ndërtimit të latinishtes me *ablativus limitationis: Magnos homines virtute metimur, non fortuna. Sunt quidam homines non re, sed nomine.*

*Vërejtje 2.* - Këqyr, si mund të ndrojë kuptimi i mënyrës së të thanunit, tue ndrue vetëm numrin a trajtën e emnit kundrinë: *me dalë mendjet ndonjë send* (me harrue ndonjë send), e *me dalë mendësh* (me u bâ i marrë). - *Me qitë mendjet nd.s.* (me e qitë në harresë; por edhe: me i a bâm ndokuj kryet për voe). - *Bâj fjalë me ken* (hahem, shamatohem); ndërsa: *bâj fjalët me ken* (merrem vesht me ken, bie në godi me ken). - *Ka marrë gjak mbas veshit, e ka marrë gjakun e vëllaut. - Më merren mendët,* edhe *merren mendësh. - Marr frymë,* edhe *Më merret fryma. - I jap besë ndokuj* edhe *E jap besën ndokuj.* Ndryshe *Ai ka qitë fjalën;* e tjetrë *Ai qet fjalë. - Vê mendë - vê menden - vê në mendë ndoken,* etj. - Mâ gjatë, në traktatin mbi verb.

*Vërejtje 3. - S'kam pá kurr kësi njeriu. Nuk due të ndiej mâ këso fjalësh. Asi gazi dhe aso lojësh nuk më ka anda t'i shoh ma. Njaso letre s'kam gjetun mâ me blé.* - Me folje kaluese shpesh rasa VI. zen vendin e kundrinës së drejtë, kur emnit t'i prîjn diftuesët: *ky, ai...* Në të vërtetë këto rasa të gjashta s'janë tjetër, si e kemi çekë njëherë, veç cilsorët e kundrinës së drejtë, të mshèhunë a të nënkuptuemë. Krahasoji me kryefjalët, për dukë, në rasë VI. P.sh. *S'del mâ kësi moti. Keso trazimesh nuk më kanë rá ndonjë herë. Asi trimi nuk lén ma.*

d) **Kundrina parafjalore *(Objekti prepozicjonar).***

Shembuj - 1. *Shkumbini dán Gegënin prej Toskënis. Skamnorët s'duhen lanë kurr mbas doret. A të ka rá ndërmendë ndonjë herë për mue? Do të luftojm pa dá kundra vesesh së liga. Këqyr, mos të biesh fort mbë sŷ. Me kê mbaheni ju? Nuk foli kush me tý. Te kam rá në dorë. Nuk e dron për mish dashit.*



2. *"Të lumët na për të Madhin Zot!" Ju do të jeni pak mâ të dàshunë me shoqishoqin. Neroni qe një njeri i prishun në zemrë, dhe i verbët për kahë mendja. Jam i lig në fyt. Na jemi të lirë nga pagesat. Fëmijë, do të jeni të varshëm ndaj bamirsët, dhe zemërdhimbshëm kundrejt skamnorëvet. Teodori âshtë si një njeri i dekun në shpirt; ndërsa i vëllau, Nika, âshtë njeri me gjin. Me të zi kemi shpëtue me krye. Mirashi âshtë burrë mjaft i keq për dukë, por fort i ambël në kuvend.*

Mësim - Shpesh foljet, mbiemnat dhe ndajfoljet marrin për plotsim kuptimit një kundrinë emën, *prím nga një parafjalë;* prandej, këjo thirret *kundrinë parafjalore* (ase *objekt prepozicjonár*).

*Vërejtje 1.* - Ban ndryshim ndërmjet thanjesh: *jam tue mendue diçka, mbi diçka, për diçka; idhnohem me ndoken, kundra ndokuj, për ndoken, në ndoken,* etj.

*Vërejtje 2.* - Nganjëherë âshtë vështirë të dallohet, kur emnat me parafjalë janë *kundrina,* dhe kur janë *ndajfoljorë,* ase rrethana foljesh. Përgjithsisht janë kundrina, kur folja, pa këto, nuk ka një kuptim të plotë, tue mujtë me u kuptue një gjâ për një tjetrë. Ndërsa janë ndajfoljorë, kur e përcaktojn veprën e foljes, disi mâ largas, simbas rrethanavet *të kohës, të mënyrës, të vendit e të shkajkut.* B.f. *Mbas shiut zakonisht del dielli* (ndajf.) *Mustafa âshtë tepër i dhânun mbas këndimesh* (kundr.). - *A mund të rrí në fjalë tande?* (kundr.). *Mbas buket unë dal e rrí në kopësht* (ndajf.). - *Paç vetën në qafë!* (objekt). *Shqipja fluturoi mbi rê.* (ndajf.). - *I rásh né erë. Na fol mbi Ilirë; e marr mbi vete* (kundr.).

Ushtrim I. - Theksoni ndër këto fjalí *kundrinat,* tue u a diftue edhe farët:

*a) - Mësimi âshtë i vlefshëm për fëmij. Çâshtjen teme u a kam lanë krejt në dorë pleqvet. Kësaj pleqnie por, âshtë fort e vështirë me i a gjetun rrëfanën. Misht prej thonit nuk dahet. Mos ngatërroni lamshat! M'a pruni pus punën e tij. Mikut të mirë mos i kurse nderën. Mollën e kuqe e brén krymi. Mos u bini punëvet nëpër tê. Kali i mirë i a i shton tagjín vetes. Një plakë me një dhamb ka hangrë një qytet.*

*Ashti i thatë nuk lëpîhet. A ka me të rá ndër mendë ndonjë herë për vendin tand? S'i përgjet shala gomarit.*

*b) - Pse s'i vjen arsyes? Unë s'e há atê ullî. Spatës i a jep pylla bishtin. Shumë i ha furra. Atij i rrënofshin fjalët. Tênja brén drunin. I ligshti gjithmonë ka nevojë për ndihmë. Kurr s'do t'a qes në harresë atê ditë. Mos i ban dam as të mirit as të keqit. Mikut të zemrës mund t'i a diftojsh këshillet e tua. Atij pështetju kurdoherë. Toka e mirë i a paguen puntorit mundin. Kush jush nuk ka nevojë për krah të shoqit? Ti s'i a di aspak kuvendit të burravet. Këqyr me i a vû menden mâ fort mësimit. Shporru rrugash e shokësh të këqí. Njetash sa mbaruemë së ngranunit. Nuk âshtë mirë me u a marrun jetën shtâzëvet kot.*

Ushtrim II. - Kërkoni me ju a vû kundrinën përkatëse këtyne foljeve *ankoj, ndiej, gaboj, qeshem, kuptoj, dyshoj, ruej, përshëndeti, pendohem, ndëgjoj, çuditem, shtŷj, gëzoj, dyshoj, pëlqej, largohem, ndjeki, pres, ngjitem, kapem, shërbej, urdhënoj, turrem, shiqoj, smuhem, jipem, shkyej, ngushëlloj, dhimbem, premtoj, ndihmoj, mësoj, dredhoj, rrethoj, kundërshtoj, jap, lodhem, harroj, shkrîhem, besoj, bie, vjedhi, iki, shpëtoj, shkrihem, vlej, përgjáj, mpîhem, mirrem, thehem, prîj, shkatërroj.*

Ushtrim III. - *Skamnori ka nevoj... I a porosita çâshtjen... Unë kam frikë mâ fort... Leka i Madh shtini në dorë... Shumë shkrimtarë, edhe të huajë, kanë folun... Vjollza, një lule aqë e përvûtë, lëshon... Gjimnastika, një ushtrim kaqë i shëndoshë... forcon... Burri, mbreti i Ilirëvet të hershëm, luftoi disa herësh... Si të cilit zog i a ka ande... Si ajri, si drita, janë dý sende fort të nevojëshme... Mâ se katër shekuj Shqipnia ndeji robneshë... Deka e Skanderbeut veshi në të zí... I u dhimbt... Kurrkuj s'i a ka anda me i a përmendun... Mos i a çel zemrën... Unë nuk e dij veten të denjë... Na do të jemi krenarë... Kush të pyeti tý...*

Ushtrim IV. - Plotsoni këto fjalí, tue u a shtue kundrinën përkatëse me ndihmën e fjalëvet në kllapë: *I urti s'ka nevojë* (lavdet e kujt). - *Mos e tier gjatë* (puna e të nisunit). - *Shpesh më bje në mendë* (mësuesët e hershëm). *Kush e ka bâ* (faji) *le t'i shtrohet edhe* (ndëshkimi). - *Jemi lodhun* (smundja). - *E vërteta nuk ka nevojë* (mprojsi). - *Jeta e nierit âshtë plot* (mjerimet). - *Mësuesi u a tregon xansëvet shpejt e mirë* (gramatika). - *Binu mohit* (lojët e këqia). - *A mund t'u ikësh gjithmonë* (vuejtjet e skami)? - *Bjeru mbrapa me kohë* (shkolla e mjeshtria).



## III. NDAJFOLJORI *(ADVERBJARI)*.

Shembuj - *Hyjt xhixhillojn në qiell, për bukurí, gjithë natën e lume, qyshë prej perëndimit të diellit e djeri n'agim, dimën e verë. Skanderbeu luftoi gjithmonë trimnisht, për atdhé, të shumtën e herës ndër rrethet e Krujës.*

*Punët e kryeme mirë, me kohë, pa u ngutë, me rend e tue u matë, dalin gjithmonë për nderë e me dobí. S'duhet të jésh tepër i butë me të rí, sidomos kohën e mësimit. Vene gishtin në tambëth. Fill mbas buket s'të ban mirë me vû me zanë.*

Mësim - Si foljet (pjesoret), si mbiemnat, përposë kundrinash, mund të përcaktohen mâ mirë nëpër *rrethana të vendit, të kohës, të mënyrës e të shkajkut.* Këto përcaktime rrethanash quhen në fjalí *ndajfoljorë.*

Ndajfoljorët mund të shprehen:

1. nëpër një ndajfolje;
2. nëpër një emën: *a)* në rasën IV. *b)* në rasën VI. (III), *c)* me një parafjalë;
3. nëpër folje të mënyrës së paskâjores.

### *a)* Ndajfoljori i vendit.

Shembuj - *"Qyshë prej Tivarit deri në Prevezë, gjithkun lëshon dielli një vapë e 'i vapë e'i rrezë". Burri diq ngjat Argut. Ka has sharra në gozhdë. Paudhnít shkrueji mbi ranë, nderët, mbi gúr. Drini del nga Liqeni i Ohrit. Peshku* (âshtë, gjindet) *në dét, e fulterja në zjarm. Shko anës; ec rrugës urtsisht. Fisi i Pukës gjindet në Lug të Drinit, kahë buza e rrëmaktë. "Mbassi bjeshkëvet dê âshtë bora"... Ec hies!* "Ka rá hana ndër bajama". "E qe, krisi qiellëvet kanga"... Ka rá gjithkun borë malesh. *"Nqiellëshit, së naltit s'Olimpit ka me ardhun... Prej duershit e kambëshit po dilnin rreze"* - (Bg.).

Mësim - Ndajfoljori, që përcakton vendin, i përgjegjë pyetjes *ku, kahë? prej kahë? djeri ku?* etj.

Ky përcaktim vendit në fjalí shprehet, përposë se nëpër ndajfolje të vërteta, edhe me emna në rasë VI. e III.; apor të primë *nga një parafjalë.*

### *b)* Ndajfjalori i kohës.

Shembuj - *Shkodra ndêji nën sundimin e turkut 435 vjet. "Ali*

*Pasha i ngratë - lufton ditë e natë". Ne e Mërkurë dhe ne e Shtune mbasdite nuk kemi mësim. Leka i Madh mbretnoi që prej vjetit 336 p.Kr. djeri vjetin 323; pra, 13 vjet. Moti i mirë shihet nadet. Njekëjo lule çelë dimën e verë, e gato për çdo stinë të motit. Molla nuk piqet në një ditë. Sivjet kam qenë gjithë vjeshtën me ethe. Rreth së vjelunash fillojm mësimin. Natën verës bje voesa, e dimnit bryma. Mbramë kemi shkue me fjetë fill mbas muzgut të ditës. Në të dalmit prej deret na i lëshoi këto fjalë. T'ardhëmen mësuesi n'orën e parë të mëngjesit, tash po e pyesim. Për së gjallit nuk ndëgjon.*

Mësim - Ndajfoljori, që përcakton *kohën,* i përgjegjë pyetjes *kur? qyshë kur? djeri kur? sa kohë,* etj.

Ky përcaktim kohet ndërtohet: *a)* nëpër ndajfolje të vërteta, si: *Sod, nesër, dje, kurr, gjithmonë; b)* me një emën në rasë IV. , si: *natën, ditën, kohën e Nduethit, vjetin e kolerës, dimën e verë,* etj.; *c)* në rasën VI.; por në një mënyrë mâ të pacaktueme, se në rasë IV.: *motit, heret, Bajramit, së lidhunash, dimnit,* etj. *ç)* prím nga një parafjalë, si: *mbas shollet, prej dritet, rreth mjesnatet, rrokull javet, para buket...*

*Vërejtje 1.* - Për të diftuem vijim a të përsritun veprimit, si përcaktim kohet, i vêhen para emnit fjalzat *ne e.* P.sh. *Ne e nade, ne e Marte dhe ne e Prende kemi vizatim. Ne e mbrame dal me shetitë.* - Këjo mënyrë, si shihet, përdoret gati vetëm me trí kohët e ditës *(nade, mbasdite e mbrame)* dhe me 7 ditt e javës. - Por, shenjoji edhe këto të thanme, sado që s'kanë në vete kuptim përsritjesh veprimit: *Ne e nesret. Âshtë ne e mbarë. Âshtë ne e Lekës. Ka dalë ne e huajën. Njeri ne e moçme.*

*Vërejtje 2.* - Si përcaktim kohet, ditt e javës përdoren në dëshmoren e skâjueme: *të Hanen, t'Êjten, të Shtunen;* vetëm *të Diellë e të Mërkurrë* - prejse sosin në rrëshqitset *-ll, -rr,* mund të përdoren edhe në trajtën e paskâjueme, kur mos të jénë të përcjelluna nga një cilsuer. Për ndryshe, shkon trajta e paskâjueme, si sypri. Kështu: *të Diellen e Bardhë, të Mërkuren e Përhime.*

*Vërejtje 3.* - Ndryshjon për kahë vështrimi *në krye të javës,* prej *krye javet;* mandej *krye 5 ditsh,* prej *në krye të 5 ditvet: krye vjetit,* nga *në krye të vjetit.*



### *c)* Ndajfoljori i mënyrës.

Shembuj - 1. *Mos fol marrisht. Burri s'lén me mustakë. Jakupi âshtë i lig rát. Se i cili do t'i a ngjesë dorën skamnorit simbas fuqie së vet. Fëtyra i ishte bám atij verdh si ficka; duert e tia, bardh si bora; por buzët e tia, kuq si gjaku. Krykrejet dhe m â së fortit ju detyrën e shkollës do të këqyrni. Klasa jonë âshtë 7 metra e gjatë, dhe 5 metra e gjanë. Gjakova bâhej dikur prej Shkodret 4 dit të mira. Mos e ço mâ gjatë. S'më vjen keq grimën.*

2. *Ndigjo pa fjalë. Nën krismen e topavet, tue rrahë në katrë anët kumbonët, me gëzim të madh të popullit komandari i ushtrís ngadhnjyese hini në qytet.*

3. *Ka bërtitë, me u ndie në rrugë të madhe. Âshtë bâ, me luejtun mêç; âshtë bâ, me plasë, me marrë malin, me pí mizën. Jam i sëmundë për dekë.*

Mësim - Përcaktimi i mënyrës difton:

1. *mënyrën, shkallën, gradën a masën,* tue pyetë *si? në çë mënyrë, në çë shkallë? sa?* (sa nalt? Sa gjatë?) etj.

2. *rrethanën përcjellse;* d.m.th. njatë punë, njatë rasë, etj. që përcjellë veprimin e kallëzuesit; ndodhë së bashkut me tê, tue pyetun *si? (me çë rrethanë a konditë?), nëpër çka? tue ndodhë çka?*

3. *rrjedhën,* tue pyetun *si? sa?*

### *ç)* Ndajfoljori i shkajkut.

Shembuj - 1. *Sa s'luejti mêç nga gëzimi. Për shpírt s'len gjâ pa bâ. Puna e shiut* (shkajku i shiut) *nuk u nisa dje.* - 2. *Mejherë e hetova në zâ. Zogu njihet në kangë, njeriu jo gjithmonë në fjalë.* - 3. *qémë për kryeshëndosh te kumbara. Fshatari shkoi në mal për drû.* - 4. *S'mbathet pela me krande. As s'mbushet uj me shportë.* - 5. *Vetëm nëpër një mund të pareshtun mund t'u dalim në skanj do punëve. Vetëm e vetëm me një luftim të padám muhet vesi.* - 6. *Me gjithë urtí tande nuk qitet gjâ në dritë (në treg). Me gjithë kundërshtimet e anmiqvet, na dolmë se dolmë në vete.* - 7. *Njeriu âshtë i përbám prej shpirtit e prej korpit. Letra bâhet edhe nga druni.*

Mësim - Caktimi i shkajkut *(caktim kauzal)* difton:

1. arsyen e shkajkun e njëj vepre, me pyetjen *pse?*

2. *shkajkun e të njohtunit,* me pyetjen: *Në çka njihet?*

3. *qëllimin,* me pyetjen *për çka? përse?*

4. *mjetin* për t'i a mbërrijtë njëj qëllimi, me pyetjen *me çka? nëpër çka?*

5. *kushtin* a *konditën,* me pyetjen *Me ç'kusht? nën ç'konditë?*

6. *léjen* (konçesjonin), me pyetjen: *me gjithëçka?*

7. *landën* a *materjen,* prej së cilës âshtë përbâ një gjâsend, me pyetjen *çkahit? prej çkahit? çë sehit?*

*Vërejtje 1.* - Fort shpesh përdoret si ndajfoljuer shkajkut emni vetëm, në rasën VI., tue nënkuptuem parafjalën *prej.* P.sh. *diqa unit, plasa së xehtit, u fika gazit, e mbyti së rrahunit...* - E Budi: *"Një kreatyrë baltëje krijuom".* (Rrjedhore e landës a e materjes).

*Vërejtje 2.* - Rrjedha, si do të shohim mâ andej, tue folë mbi fjalí të lira, gegënisht shprehet kajherë me mënyrën paskâjore të foljes. P.sh. *Jam bâ... me luejtë mêç. Ai foli atê ditë... me t'ardhë mbarre t'a ndijsh! I a dha e i a dha... me të lanë pa mendë!*

*Vërejtje 3.* - Shenjoji këtu do rrjedhore mjetit pleonastike, aqë të shpeshta në gojë të popullit: *E kam pá me njekëta dy sw. E ndjeva me veshë të mí. Fol me gojë; por mos luej me dorë! Nuk ndëgjoi me e prekë me dorë.*

*Vërejtje 4.* - Mbiemnat që diftojn një masë, si: *i gjatë, i gjanë, i naltë,* etj., po u vunë mbas caktimit të sasís, gati përherë kthehen në ndajfolje (djerrin nenin). Kështu: *Njeky pus âshtë i t 15 pash, dhe i gjanë 5 pëllamë;* mund të ndrohet: *Njeky pus âshtë 15 pash t, dhe 5 pëllamë gjanë.*

*Vërejtje 5.* - Do emna, përdoren si masë, peshë a numër, sado të bashkuemë me njehsime të shumsit, shpesh mbajn trajtën e njëjsit. P.sh. *dy gisht letrë; 10 metër gjatë; 1000 copë tulla; e çon fisin e vet djeri në 10 brêz.* (E jo *gishta, metra, copa, brêza*).

Ushtrim I. - Kërkoni ndër këto fjalí ndajfoljorët, tue u caktue edhe çë nduer ndajfojlesh janë: - *Kam rá prej shiut në breshën. Qenit të tërbuem i a kam hjekun dje nj'a dy shkopîj shpinës, që s'i bje në mendë mâ prej friket me u sjellun këndej pari. Prej së majmit shtâza e shkretë në thark, me të zi mund të mirrte frymë. Kahë muzgu i mbrames m'u bâ, se pashë diçka si hije njeriut te gardhi mbas shtëpiet. Dje mbasdite kam dalë në pazár më karrocë dhe kam kthye kadalë-kadalë kambë. Prej idhnimit atê ditë as ai nuk dijte çka flitte. Edhe rob në dorë t'anmikut, i mujtuni kurr nuk do të disprohet. Mbas shtërgatet shpesh, sidomos verës, del moti. Pse ti sod po rri kështu dyshas, si me kambë mbë kapërcyell? Maca, gjithë dimnit, gati tëtanë kohën rri, prej së ftohtit, buzë votret. Me Lekën i kemi shtëpiat fort ngjatas; të thuesh, derë në derë. Gati për gjithë ditë, njandej kahë mjesdita, shihemi shoq me shoq; shpesh edhe kuvendim bashkë prej dritsoresh. Dorë në dorë, këqyr e m'a kthe djeri mbrama librin e fizikës. Cila shtâzësh shkon gati gjithmonë me shtëpí mbë krah? Cila spatë mund të prejë një landë të madhe me një të rame? Kësaj jave ka rá gjithkun malit borë, e fushës shí. Dje mbasdite, nëpër gjithënjatë mot të keq, kemi shkue në shkollë, bashkë me vëllaun, të dy nën një mbrrelë. Shpesh prej shtëpiet sonë mund t'i ndiejm qartë britmet e fëmijvet të shkollës. Jo me dorë, por me mashë hiqen kështenjat prej prushit. Plaku i shkretë, ngrî prej mardhet, kuqun veshësh nga murlani, ngau e hyni në pikë të vrapit në shtëpí.*



Ushtrim II. - Caktoni ndajfoljorët ndër këto fjalí, tue u a shtue edhe farën e tyne: - *Në nade heret u çue ujku e dhelpëna, e ranë në fushë. Mësynë fill kahë një stan, te vathi i gjâs së gjallë. Nga frika nuk u hudhnë mejherë ngjajt. Barít e shkretë dhe bagtia e trèmunë lëshuenë vigmën në kupë të qiellës. N'atë pështjellim bishtë iknë në pikë të vrapit ndër strofuj të vet. - Skanderbeu luftoi mâ se 25 herë, për lirín dhe mprojtjen e atdheut, kundra turkut. Diq në Lesh, i shkrím prej ethesh, ditën 17 Kallënduer, vjetin 1468. - Kush âshtë tue ecë tash natën, dimnit, për gjithkëtê murlâ e të ftohët? - Thëngjielli i gurit xieret zakonisht t nën tokë, nga gjiu i dheut. - Po t'a thom për të mirë tande, se dikur, njatje mâ vonë ké u pendue sigurisht për këto marrít e soçme. - Zani i mirë nuk fitohet ashtu kot, ndènjun kambë mbi kambë, mbë karrigë. - Hynja punës sa mâ parë dhe sa mâ me zéll. - Na e kallëzo punën, fill e për pê, shi njetash, njekëtu. - Kush rron me shpresë des unit. Mos i kap punët për bishtit. S'mbushet ujë me shoshë. Ka kalue nëpër gúr të biruem. Mos mih nd'ujë me ato fjalë; as mos ban pallë me mendë! - Shkon e e kërkon halën në përpeq. Do me qëndrue me purrî në gojë.*

## *PJESA E TRETË:* FJALIA E BASHKANGJITUNË.

Shembuj - *Ndëshkimi e tyrpi janë buka e përditëshme e bracit. Ujku ndron qymen, jo vesin. Rrena bje damin e mbarren; rrallë fitimin. Ai ka pupla shumë e mish pakë. Dimnit janë ditt e shkurta, e nett e gjata. Kam rá gjallë e ngusht, si daci në gavixh. - Nuk lufton Këlmendi, por lufton vendi. "E t'u ngrehnë, urra djalë! - diku kambë e diku kalë!" Kemi mbërrîjtë mirë e shëndosh tu shtëpia. Burra të drejtë dhe besnikë ké pakë sod mbë shekull. Njeni i bje thumbit, tjetri patkonit. Qofsha bindë e mrekullue! Ata janë bark e shpinë.*

Mësim - Gjymtyrët e fjalís mund të përsriten mâ se një herë në një fjalí. Njajo fjalí prandej, që ka dý a mâ shumë kryefjalë me një kallëzues; ase ka dý a mâ shumë kundrina, dy a mâ shumë cilësorë a ndajfoljorë, gjithmonë me një kallëzues - quhet *fjalí e bashkangjìtunë.*

Ndër këso fjalísh mund të gjindet e përsrìtunë edhe fjala e kallëzuesit *(emni predikativ),* ase edhe vetë i njëjti kallëzues. Kajherë edhe dý folje me një kuptim gati të njinjishëm e plotësuesë përbâjn dhe mirren si një kallëzues i vetëm *(endiadet).* P.sh. *"(Çka qitë) Gjetja e ç'ka thanë!"* (Rri e) *tallet rrugash gjithë ditën. E mandej* (vjen e) *më thotë...:* (Shkon e) *i kallëzon gjithkuj; E xhakoni* (mbet e) *i tha.* (Me hwm e) *me t'i njehë të gjitha, asgjâ. Kur* (bane) *i mbushet ajo mendja e vet... Fusha ka sý, e gardhi ka veshë.*

Gjymtyrët e përsrituna të fjalís dahen njena prej tjetrës me presa, apor ngjiten me lidhsat *e, edhe, dhe, sikur edhe, por, a - a, jo vetëm - por edhe,* etj.

PYETJE PËR PËRSËRITJE TË LANDËS - Çka âshtë fjalia? - Cilat janë trajtat e fjalís së thjeshtë? - Çë pyetjes i përgjegjë kryefjala? - Çë pyetjes i përgjegjë kallëzuesi, cilsori, kundrina e ndajfoljori? - Çka âshtë, dhe në çë rasë rri ndajshtimi? - Çka mund të jétë kryefjalë? - Njehni njato folje, që marrin rasën III. të vetes dhe rasën IV. të sendit. Ndërto me to fjalí. - Kur mund të rrijë rasa III. në mënyrë të lirë?

### *Pasqyra e kuptimit e të përdorimit të rasavet në fjalí.*

#### 1. Emnorja

Në rasën I. (emnore) rri:

*a)* kryefjala: *Florina*



*b)* emni i kallëzuesit: *âshtë një qytet*

*c)* ndajfoljori: *shko te dera.*

#### 2. Gjinorja

Rasa II përdoret:

*a)* si cilsuer, i mvarshëm nga një emën, dhe shenjon:

1. hartuesin: *ligjërata e Skanderbeut;*
2. pronarin: *librat e xansit;*
3. tansín: *gjymsa e dheut;*
4. cilsín e farën: *kali i shalës;*
5. kryefjalën pohuese: *të gjetunt e Amerikës;*
6. kundrinën mbas njëj mbirmni: *i ziu i vetes; i pari i klasës, i mbrami i shokëvet;*
7. mâ rrallë si emën kallëzuesit: *âshtë i fjalës e i bisedës; i shejtanit e i mejdanit.*

#### 3. Dhanorja

Rasa III. përdoret si kundrinë:

a) e mvarëshme nga foljet: *ndihmoji shoqit; a të pëlqen tý njekëjo kangë? nuk i ka lanë kurr mbarre vetes as fisit; rueju shokëvet të këqí;*

b) e varëshme nga mbiemni: *i vaditun mundit;*

c) në mënyrë të lirë (dativ etik): *M'a bâfsh natën e mirë!*

ç) si ndajfoljuer: *Êndet gjithë ditën rrugavet.*

#### 4. Kallëzorja

Rasa IV. përdoret:

1) si cilsuer: *Një gotë ujë;*

2) si kundrinë:

a) si kundrinë e jashtëme, e mvàrunë nga foljet: *ndjeki shokollën; më merr malli.*

b) si kundrinë e mbrendëshme (e rrallë): *flêj një gjumë të qetë;*

c) si kundrinë e dytë kallëzuesit: *e thrras derrin dajë;*

ç) si ndajfoljuer: *kemi shetitë gjithë ditën e lume; magjari i ka veshët dý pëllamë gjatë.*

**5. Rrjedhorja**

Rasa V. Përdoret:
1. si cilsuer: *lesh dhiet;*
2. si kundrinë
*a)* me folje: *luej mendësh; pîhem gishtash, thehem voesh;*
*b)* me mbiemna e pjesore: *i verbët dy swsh; i marrun gjymtyrësh;*
3. si ndajfoljuer:
*a)* vendit: *siellem rrugash; tres shpatit;*
*b)* kohet: *heret, mëngjesit; motit; së vjelunash;*
*c)* mënyret: *krejt (krejet), shqimit, sheshit;*

## *PJESA E KATËRTË:* RENDI I FJALËVET NË FJALÍN E THJESHTË.

Dy mënyrësh âshtë rendi i fjalëvet në fjalí: *i drejtë* e *i zhdrejtë.*

### *a)* Rendi i kryegjymtyrëvet të fjalís.

Shembuj - 1. - *Kali nget. Toka âshtë e rrumbullaktë. Kush ka ardhë? Unë s'kishem me e lutë fort. Miku i mirë të nderon shtëpín. Minarja në thes nuk hýn. Mordja merr e s'jep. Dardha ka bishtin. A t'i ka anda fort mollat? Athue njimend âshtë e rrumbullaktë toka? Ka kthye endè Isufi nga kryeqyteti? - Sa e madhe âshtë bota! Njekështu i do mushka drût. Duhen mâ shumë mendë, se dhen.*

Mësim - Dý mënyrësh âshtë rendi i kryegjymtyrëvet të fjalís: *i drejtë* dhe *i zhdrejtë.* Quhet i drejtë rendi mâ i natyrshëm, kur në vend të parë rri kryefjala, dhe përmbas, kallëzuesi.

Ky rend i drejtë i kryegjymtyrëvet shkon sidomos ndër fjalí, ku kallëzohet a diftohet ndonjë gjâ *(fjalí diftore);* mandej edhe ndër fjalí pyetse, ku kryefjala zakonisht âshtë një përemën pyetës.

Rendi i kryegjymtyrëvet të fjalís quhet i zhdrejtë, kur folja e mënyrës skâjore rri para kryefjalës. Ky rend i zhdrejtë bahet zakonisht ndër *fjali pyetse,* ku pritet një përgjegje për *po,* a për *jo;* ase nuk pyetet gjâ për kryefjalë, por për ndonjë pjesë tjetrë të fjalís; mandej përdoret edhe ndër fjalí, ku shprehet një dëshír *(f. dëshirore),* një urdhën *(f. urdhënore),* jase një habí *(f. habitore).*



*Vërejtje* - Mirret vesht, se ky rend e këto drejtime, mbas së cilash u tha se rregullohet vendimi a rendi i pjesëvet të fjalís, nuk mbahet gjithmonë. Arsyeja e posaçme, tingëlli i fjalëvet që bje mbarë, e shtŷjn ligjëruesin, mâ fort poetin, t'a theksojë a të vêjë në krye të vendit ase në fund njatê pjesë fjaliet, që e lypë puna të qitet mâ në shesh, ase t'i vêhet shenji mâ tepër. Kështu, ndër këto fjalí, sado diftore: *"Fryni era, u çil taraba"... I dogj miza. Mbaroi dimni. E pat edhe ky provim! Qet i marri një gúr nd'ujë; çohen njëqind vetë, e s'mund t'a xjerrin. Për kështu, dí edhe unë. Vaden grunit, e paret maje hunit.*

### *b)* Rendi i gjymtyrëvet të dyta të fjalís.

Shembuj - *Kingji i butë thithë dý nana. Gjâja jote e shpirti im. Grueja e kthyeme si qerrja e thyeme. Dy qêj e hán një qen. Ajo âshtë si një pulë pa furrik. Shtëpia âshtë e Zotit e e miqvet. Trimi i mirë, me shokë shumë. Këqyr traun tand, dhe jo qymen e huajë. "Armët e mbushuna mos me i dhânë!" Kur erdhnë mendët, tretnë dhent.*

Mësim - Cilsorët shqip shkojn zakonisht *mbas* emnit të vet, kur këta të jénë të shprèhunë nga një emën, përemën, mbiemën a folje në mënyrën skâjore. Numrorët rrijn para emnit, posë rendorëvet, të cilët mund të shkojn edhe *mbas.* Kështu: *I pêsti rend - rendi i pesët. Të parën herë - herën e parë. E mbramja fjalë - fjala e mbrame.*

Shembuj - *Fjala e keqe kërkon të zotin. Nuk ha bota bár. A t'a pruni librin? Ti, besa, i a pate mendët vetes! A njimend u a dhae pengun pleqvet? Thirrma njëherë mjekun. Kishem me t'a dijtë fort për nderë. E ka gjue rrëfeja Gjeloshin? Dritë i bâftë shpirti! Atê, as njohtë s'e kam. Unë pra, atij edhe shkrue i paçë. Ndoshta; por unë besë s'e zâ? Na kundra si nuk jemi; por fjalën me i a dhânë, nuk mundemi. Ankon kalorin, se i varen kambët.*

Mësim - Kundrina, si shihet, zakonisht - emna a përemna na qofshin - rrijn *mbas* foljes të mënyrës skâjore.

*Vërejtje 1.* - Grimsimet përemnore - të cilat shpesh nuk janë tjetrë, veç të përsrituna të kota, plenoastike, të kundrinës emën, - shkojn fíll mbas foljes. Në mënyrën urdhënore por, këto grimsime, kur janë të thjeshta, rendohen këso dore: po qénë të vetës së parë, njëjës a shumës, mund të shkojn, si para, si mbas foljes. P.sh. *"Piqmë, Zot, n'at Ramada'n". Falna edhe një herë.* - Jase *"M'piq, o Zot,* etj. *Na fol,*

*edhe një herë...* - Me vete të tjera, në gegënishte nemose, rendohen gjithmonë *mbrapa.* P.sh. *thirri* (atij); *thirru* (atyne); *thirre* (atê). - Po qénë dý këto grimsime, njena e vetes e tjera e sendit, veta shkon para, dhe sendi mbrapa. P.sh. *M'a pat folun. T'a kishte pasë diftuem edhe tý atê fjalë. Sigurisht, ai nuk ka me na i dhânë (né ata). Po ti, a i a kallëzove punën?* - Vro edhe do thanje pleonastike të popullit: *E ké lanë rrugën. "Po m'a thirrni nanën mue"... Na e len né këtê punë. S'të përket tý me folë, por i përket Januzit. Në vend që me m'a dhânun mue librin, shkon e i a jep atij!*

*Vërejtje 2.* - Mbassi rasa e emnores *(kryefjalë)* shumës shqip ka të njëjtën mbresë, si rasa e dëshmores *(kundrinë),* kështu mund të shkajkohet dyshim kuptimit. P.sh. *Romakët i mujtnë Grekët.* - Për t'u ikun mbështjellimevet, rruga mâ e sigurta âshtë, të siellet folja vepruese në trajtën pësuese: *Grekët qénë mujtun nga Romakët.*

*Vërejtje 3.* - Trajtavet foljore, që n'urdhënor dalin në *-j,* duhet me u a shtuem, në shkrim nemose, grimsimin përemnuer *-i* të kundrinës në rasën III. njëjs, ase të shumsit në rasën IV. Kështu: *thueji* (atij); *shkrueji* (atij ose ata); *shqyeji* (ato); *lueji* (kambët). - Por n'urdhënore mohuese, mbassi t'i vêhet përpara foljes grimsimi, s'âshtë nevoja të përsritet ky edhe mbas. P.sh. *Mos i shqyej! Mos i truej! Mos i shâj!*

*Vërejtje 4.* - Kryefjala përgjithsisht ndër fjalí kohore, shkon *mbas kallëzuesit.* P.sh. *Kur del bari, tash cofë gomari. Kur s'fola, kurr s'gabova. Sa të pashë me sý, atëherë më rá në mendë për tý. Kur perëndojë dielli, njatëherë lagen lulet. Kur ka shporta fiq, gjithë bota janë miq.* - Shkurt, lidhsat *ku, kur, pse, si,* gjithmonë *para verbit.*

Shembuj - *Na banojm zakonisht dimnit në qytet, dhe verës në katund. Kurr s'i a harroj nderën. Gjithmonë të të bijë në mendë për mue. Shtýj një ditë në tjetër, si një thes i vjetër. Për një plesht e djegë jorganin. Mjaltën në gjuhë e helmin në zemrë. Gjetja ka mizën nën kësulë. Ké ardhë me kamnë të keqe këtu. Mâ mirë kuq në faqe, se zí në zemrë. Mendo përpara, në daç mos me u pendue mbrapa. Si të jétë vallja, ashtu duhet me këcye.*

Mësim - Si shihet, nuk mund të folet për vendimin e ndajfoljevet a të ndajfoljorëvet në fjalí, mbassi këta përdoren gjithënduersh, si të vîjë mâ mbarë; mâ shpesh shkojn sidomos *mbas* kallëzuesit.



## ANALIZA E FJALÍS.

Për të bám analizën, ase për të shpërthyem një fjalí, puna mâ e para âshtë, të gjindet *kallëzuesi,* d.m.th. folja në trajtën *skâjore.* Kallëzuesi ase verbi të qet në rrugë, për të hetuem *kryefjalën,* - nga numri e veta e foljes - me plotsorët e vet, *kundrinat e ndajfoljorët.* Emnat e përemnat, si qénë kryefjalë, si qénë kundrina, etj. do të këqyren, në janë të përcjellunë nga cilsorët, tue bám rreth sish pyetje përkatëse.

Qe, një tregim: *Nushi, djalë qytetit, kishte mbëljedhun një ditë dredhza të kuqe në prozhmë.*

*Kishte mbledhun*
(kallëzues)

| | | |
|---|---|---|
| *Nushi* (kryefjalë) | *dredhza* (kundrinë e dr.) | *një ditë* (ndajf. kohet) |
| *djalë* (ndajshtim) | *të kuqe* (cilsuer mbiem.) | *në prozhëm* (ndajf. vendit) |
| *qytetit* (cilsuer rend. II.) | | |

**Pasqyra e analizës logjike dhe gramatikore e fjalís së smadhueme.**

| | *Analiza logjike* | *Analiza gramatikore* |
|---|---|---|
| *në*<br><br>*nji*<br>*arë*<br>*dikû*<br>*afër*<br>*shpijet*<br>*së*<br>*vet* | adverbiar<br>vendit | parafjalë me r. 4.<br><br>nye i pacakt. r. 4<br>emën i pgj. f. r. 4 pc. nj.<br>ndajfolje vendit.<br>parafjalë me r. 6 (3)<br>emën i pgj. f. r. 6 e ck.<br>nye f. r. 6.<br>përemën vht. m. r. 6. |
| *dy*<br>*fëmijë* | atribut rend I<br>subjekt | numruer m. r. 1.<br>emën i prgj. m. r.1. e pck. sh. |
| *të*<br>*vogjël* | atribut rend I | nye i pac. r. 1 .sh.<br>adjektiv m. r. 1. e pack. sh. |
| *gjetën* | Predikat | verb. kal. vh.3 sh. kh. kryeme e thj. |
| *nji*<br>*çerdhe* | objekt i drejtë | nye i pacak. r. 4.<br>emën i përgjo. f. r. 4. e pck. nj. |
| *fllanxash* | atribut rend I | i prgj. f. r. 6. e pck. sh. |

Zhvillim: *r:* rasë; *i prgj.:* i përgjithët; *i ckt.:* i caktuem; *i pckt.:* i pacaktuem; *f.:* femnuer; *m.:* mashkulluer; *vt.:* vete; *nj.:* njëjs; *sh.:* shumës.

Ushtrim. - Bani analizën *logjike* njëherë; mandej edhe *gramatikore* të këtyne fjalive: - 1. *Sorra sorrës nuk i a xjerrë swt.* - 2. *Mos i kap punët për bishtit.* - 3. *Çë po të kruhet shpina!* - 4. *Heret a vonë, rrena mbarron të zonë.* - 5. *Votra e madhe zvoglon shtpín.* - 6. *Ujku bari nuk bâhet.* - 7. *Rrëfeja nuk shkrepë dý herë në një vend.* - 8. *Vendi të ban trim.* - 9. *Dy gjela në një pleh nuk këndojn.* - 10. *Ufulla e fortë then enën e vet.* - 11. *Qafën e përvujtë nuk e prén spata.* - 12. *Ti do me e gjetë halën në përpeq.* - 13. *Mos qit, he krahëthatë, petulla nd'ujë!* - 14. *Ka mbetë si qeni mbë qerr, si peshku në zâll, si mini në mur.* - 15. *Tash t'a fali topin ditën e moskurrit.* - 16. *Me xunktha të thatë nuk goditen rrëgozat.* - 17. *Nuk i a ka anda maces peshkun!...* - 18. *E del detin (në) kambë.* - 19. *Kafshata e madhe të zen fytin.* - 20. *Këqyr traun tand, dhe jo qymen e huajë.* - 21. *Na përsolli me fjalë t'amla e me gur në strajcë.* - 22. *Këpuca e huajë t'a vret kambën.* - 23. *I ka mbërrijtë thika n'asht.* - 24. *Ka rá ngusht Peja për speca.* - 25. *Ai e ban gjithmonë punën livadh.*

## B. DEGA E DYTË E SINTAKSËS.

## PËRMBI FJALÍN E PËRBAME.

### FJALÍT E PARA (TË PAVARËSHME) E FJALÍT E DYTA (TË MVARËSHME).

Shembuj - *E shtje miza e s'e xjerrë buelli. Báj venë e pi ujë. E jep me dorë dhe e kërkon me kambë. Dridhet toka, gjimon deti, ndezen malet flakë e shkëndia! I marri nuk zen gjâ prej t'urtit; por i urti zen shumë prej të marrit.*

*Kush flet tinëz i bje shpinës. E di luga çka ka vegëshi. Kur t'i shkojsh kuj në gostë, lidhe pulën për kambet. Çka âshtë një ditë nuk âshtë për ditë. Nèmos daltë, tepron. Si të thuesh ti, po bâjm.*

Mësim - Dý a mâ shumë fjalí, të lidhuna më një, për të përbám së bashkut një mendim të plotsuem, thirren *fjalí e përbame* (grumbull fjalísh). - Fjalia e përbame do të ketë pak së pakut *dý kallëxoja*. Se e cila fjalí, që ndërton fjalín e përbame, thirret gjymtyrë e saj.

Fjalít e përbame dahen dý degësh; d.m.th. se gjymtyrët e saja mund të



jénë me numër dý a mâ shumë *fjalí të para* (të pavarëshme: *parataksë*); jase ndër to përzihen edhe *fjalí të dyta* (të mvarëshme: *hipotaksë*).

1. - *Ha pshesh nd'ujë, e báj kujdesin e huaj.*

Si njana si tjetra fjalí këtu janë kuptimisht a logjikisht krejt të pavarëshme, ase në vete; përse mund të merren vesht të dyja edhe damas, nuk rrjedhin prej shoqjashoqes.

2. - *Rueje zogun sa t'a keshë në dorë.*

Në këtê tregim njena gjymtyrë, e dyta, mvaret krejt prej së parës, edhe nuk ka kuptim në vete, një kuptim të plotsuem, po u shkëput prej soje. Këjo gjymtyrë pra, e cila ka nevojë t'i pështetet njëj fjalie së pavarëshme, thirret *fjalí e dytë*, ase *e mvarëshme*.

*Vërejtje 1.* - Shpesh i njëjti mendim mund të shprehet nëpër shumënduer trajtash fjaliet, pa ndryshim të madh kuptimit. P.sh. - 1. *Âshtë rritë Drini për shkajk të shiut të madh që ka rá.* - 2. *Ka rá shí i madh, e âshtë rritun Drini.* - 3. *Âshtë rritë Drini, pse ka rá shí shumë.* - 4. *Ka rá shí i madh, prandej âshtë rritë Drini. Mbassi ka rá shí shumë, ka shtue Drini,* etj.

*Vërejtje 2.* - Gjymtyrët e fjalís së përbame kanë ndërmjet vetes po njatê lidhní, përpjekje a kuptim, që kanë pjesët e fjalís së thjeshtë. Kështu, sikurse smadhimet e fjalís së thjeshtë *(plotsorët)* vlejn për t'a caktue mâ mirë kryefjalën, emnin a çdo fjalë të màrrunë si emën, apor edhe vetë kallëxojën (verbin e mbiemnin) njashtu edhe fjalít e dyta nuk kanë qëllim tjetër, veç me e caktue a me e plotsue mâ mirë kuptimin e fjalivet të para ase të dyta, prej së cilash mvaren.

## I. FJALIA E PËRBAME, NDËRTUE PREJ FJALÍSH SË PARA.

**Sa nduersh lidhen këto ndërmjet vetes.**

Shembuj - *Des, e s'e shtie në gojë. Lepîj mjaltin, e mos ha gishtin. Unë flas këtu kaherë, dhe ju nuk e çani kryet për fjalë të mia. Mikut u rënko* (ankoju), *anmikut u lëvdo* (lëvdoju). *Báj venë, e pi ujë. Rri shtrëmbët, e fol drejtë! Shkolla e dija e shëndoshë, jo veçse ju a pajisin menden me njohtuni të bukra e të dobishme, por mâ tepër ju a naltsojn zemrat kahë ndiesít bujare. Shih e ban. Zogjët na kënaqin me kangën e vet; posë kësaj, na i dlirin shtëpiat e

*kopështîjet nga kandërrat e damshme. Unë, i shkreti, s'jam i zoti t'u bie mbrapa punëvet të mia, jo mâ po mund të këqyri punët e huaja! Pjetri, lêne se nuk âshtë nisë endè; por ai as vû ata ujë në zjarm s'e ka* (nuk e ka kurrkun menden me u nisë). *Këtu po e flasim, dhe këtu po e lamë.*

2. - *Mos t'i mërzisim të tjerët me këshille e qërtime; porse t'i mësojm mâ fort me shembull e me punë. Të gjithë nuk janë ndoshta të zott me të vleftun; por dam mund të të bâjë kushdo. Disa atdhetarë të vërtetë e shkrinë mundin e jetën për vendin e vet; megjithëkëta nuk e patnë fatin me e pá Shqipnín e lirueme. Ndo m'u hoqe qafet, ndo të xora për krahit e jashtë! A thue jé ti, Mirash, apor më bâjn sŷtë? I a do buza, por s'e len hunda.*

3. - *I pari të mbramin s'e priti; për arsye se m'atë ças shkrepi rrëfeja në shtëpín shi aty afër. Ndër të gjitha lulet drandofillja njehet si mâ e bukra; mbassi, posë trajtës e ngjyrës, lëshon edhe një erë fort të mirë. Qénë gjindja tue mbytë shoqishoqin; d.m.th. se kishte rrâ atê ditë aty dhé e shekull. (Halilit Muja): "N'çetë me veti tý s'po due me të marrë. - Se t'çoj me dhí, e po m'i len n'mal; s t'çoj në çetë me dalë, - e ç'â çeta, ti gjâ nuk po di!"*

4. - *Drita ecë mâ shpejt, se zani; për këtê punë na shohim mâ parë vetimën, se ndiejm gjamën e motit. Tepër vonë ka dalë pranvera sivjet; prandej, mbas gjaset, do të kemi një korrë të ligshtë. Guri âshtë mâ i randë se ujët; për këtê arsye, të ramen në një hurdhë, mejherë bje në fund. Ti jé i dhânun për së teprit mbas lojet; kështu që nuk të del ngaeja as me i u gatuem shkollës.*

Mësim - Fjalít e para, që ndërtojn *fjalín e përbame*, janë katër nduersh: - 1. *Rendore* (kopulative), 2. *kundërshtore* (adversative). - 3. *shkajkore* (kauzale), - 4. *rrjedhore* (konsekutive), - Dahen kështu, simbas landës që tregojn; ase mâ fort simbas mënyrës, me të cilën lidhen ndërmjet vetes.

1. Quhen *fjalí rendore* njato që shkojn tue e zhvillue mâ mirë, ase tue e smadhue landën e fjalís tjetrë; dhe ngjiten me tê nëpër lidhsat njërendire *e, dhe, edhe, ashtu edhe, as - as, jo veç - por (edhe), mâ tepër, njëherë - mandej, posë kësaj, d.m.th., së parit, së dytit, së mbramit, ne e mbram, djeri,* etj.

2. *Janë kundërshtore* ato, kur landa e njenës fjalí ngushtohet a mohohet faret nga tjetra; kështu që këto rrijn si në kundërshtim a për báll me shoqjashoqen. Dhe ngjiten ndërmjet vetes me lidhsat *por, po, porse, veç, veçse, apor (a po), vetëm përkundrazi, megjithkëta, asgjâmangut,*



*njimend - por, a-a (ja-ja), o-o, a-apor, ase, jase, ndo-ndo, gjithnjë, përndryshe,* etj.

3. Thirren *shkajkore* fjalít, kur njena tregon shkajkun e punës që diftohet në tjetrën; dhe ngjiten ndërmjet vetes me lidhsat *pse, përse, prejse, sepse, mbassi, për arsye që, për punë se,* etj.

4. Janë *rrjedhore,* kur njëna fjalí tregon një rrjedhim, që buron nga mbrendia e fjalís tjetrë. Këto ngjiten ndërmjet vetes me lidhsat *pra, prandej, për këta, për këtê punë,* (arsye) *prashtu, kështuqë,* etj.

Lidhsat, që ngjesin ndermjet vetes fjalít e para a të pavarëshme, thirren *lidhsa njërendore* (koordinate); ndërsa ato të tjerat, të cilat lidhin fjalít e të mvarëshme me të parën, thirren *lidhsa nënrendore* (subordinate).

*Vërejtje 1.* - Këto katër mënyrë fjalísh që para u përmendnë, janë mâ të përdorunat. Mund t'u mungojn edhe lidhsat, e atëherë dahen me piksime (;: ). Nga kuptimi i kontekstit do të xieret dora a fara e fjalís. P.sh. *Shpejt do të na bjerë shí; kam pá do rê të zeza andej kahë perëndimi:* (Këjo e dyta, një fjalí shkajkore; mbassi këtu nënkuptohet lidhsa: *pse.) - U çova; s'mund t'u durova mâ* (mbassi). *E mësuesi duel idhnueshëm prej klaset: xansët s'i a kishin gatue punimin* (prejse). - *Ika: s'paçë si rri mâ aty* (pse).

*Vërejtje 2.* - Lidhsat, si shihet nga shembujt e treguemë, mund të gjinden a vetmas para njënës fjalí, apor u prijn se së cilës fjalí. P.sh. *Ai erdhi, por s'u ndal aspak. A po del, a po shkojm? Unë u shkjeva këtu tue zhvillue lekcjonin, e ata atje poshtë flasin e qeshin. Prejse nuk e paske gatue aspak, prandej nuk e di lekcjonin.*

*Vërejtje 3.* - Fjalít shkajkore përgiten fort me fjalí rrjedhore; pa të vështirë, prandej, mund të siellen e mund të shndrohen, përpa i hjekë gjâ kuptimit. P.sh. *Ai ka për të mbaruem keq, përse âshtë kaqë tepër mbas lojet.* Apor: *Ai âshtë kapë tepër mbas lojet; prandej ka për me mbarue keq.*

*Vërejtje 4.* - Ndodhë kajherë, që gjymtyra e parë e fjalís së përbame të jétë e plotë, ndërsa në gjymtyrën tjetrë mungon kallëzoja; e cila, tue u sjellë veta a numri, do të xieret nga fjalia tjetrë. P.sh. *Eme motrë âshtë nisë sod për Tiranë; unë, nesër. - Verës na kënaqin me kangë të vet dallëndyshat e bylbylat; dimnit, mullizezat. - Ne e Hanë mbasdite*

*kemi gjimnastikë; ne e Êjte, vizatim.* - Ndër këso rasash, në gjymtyrën e dytë, mungesa e kallëzores, âshtë mirë të shenjohet nëpër një presë; si mund të vrehet ndër shembujt e nalttreguemë.

Ushtrim - Këqyrni me u a vûm këtyne fjalive të para lidhsat e piksimet përkatëse:

- 1. *Ne e parë u çue peshë një erë e tërbueme... shperthei shtërgata e breshni, kokrra sa grushti i dorës.* -2. *Blîjt rriten shpejt, lëshojn erë të mirë edhe qëndrojn gjatë... në malsí shihen gati gjithkun ndër logja të kuvendit.* - 3. *Një zâ njeriut nuk ndihej kurrkun; gjethët e lisit nuk shiheshin tue luejtë.* - 4. *Një hije e zezë i kishte rá mbarë vendit; s't'u bante... as me folë, a me këndue.* - 5. *Mëkat i madh âshtë, me e tradhtue atdheun... ka asish faqezezsh që mbërrijn me i a shitun anmikut!* - 6. *Pleqnoje një herë, ku do me dalë... nisja!* - 7. *Nuk jé tue i a vû aspak menden shkollës;... sivjet, mbas gjaset, tash po mbetë në klasë.* - 8. *Shpesh njeriu, pa dashë, e ha gjuhën më dhambë;... Këto dý gjymtyrë gjithmonë shkojn mirë ndërmjet vetes.* - 9. *Rueju fort shoqit të keq e të pafëtyrë;... ky të çon, pa u kujtuem ti, në një gjêje të keqe.* - 10. *Verës nade ajri âshtë mâ i lagshtë;... malet e largëta i shohim mâ qartë.* - 11. *Ban një;... Zoti të jep dy!* - 12. *Mos thuej gjithmonë çka di;... të dijsh gjithmonë çka thue.*

## II. FJALIA E PËRBAME PREJ FJALÍSH SË DYTA.

Shembuj - 1. *Ai qe dán, qán* (= dasi qán). 2. *Ujët që së luen, nuk pihet* (= Ujët e paluejshëm, nuk pihet). 3. *Shpresoj, se i smundëti shpejt do të shëndoshet* (= Shpresoj shërimin e shpejtë të të smundëtit). - 4. *Kush ha hudrë* (ngransit të hudrës) *i vjen era.* 5. *Kemi kthye mbramë në shtëpí, mbassi pat perëndue dielli* (= mbas perëndimit të diellit).

Mësim - Një fjalí e përbame, e cila, posë fjalís së parë, ka edhe një a mâ shumë fjalí të dyta a të varëshme, thirret *fjalí e përbame prej fjalish së dyta.*

Fjalia e dytë zen përherë vendin e njëj gjymtyre së fjalís së thjeshtë; edhe u përgjegjë të gjitha njatyne pyetjeve që ban ajo gjymtyrë e fjalís së thjeshtë, në vend të së cilës rri.

Kemi prandej, njaqë farë fjalísh së dyta, sa janë farët a gjymtyrët e fjalís së thjeshtë; d.m.th. *fjalí kryefjalet, f. cilsorit, f. kundrinet, e f. ndajfoljorit.* - Kështu, ndër shembujt e sypritreguemë, fjalia n. 1. âshtë *një fjalí kryefjalet a subjektive,* pse rri në vend të kryefjalës; edhe pyetë, si kryefjala, me *kush* (qán?); fjalia n. 2. âshtë *një fjalí cilsorit a atributive,* përse cakton a plotson kuptimin e njëj emni; edhe pyetë, si cilsori, me *cilët* (ujë?); fjalia n. 3. âshtë *një fjalí kundrinet a objektive,* mbassi këjo plotson këtu, si kundrina, një folje, edhe pyetë si ajo, me *çka* (shpresoj?); fjalia n. 4. prap, âshtë *një fjalí kundrinet,* përse rri në kambë të njëj kundrine së lakueme, edhe pyetë me *kuj* (i vjen era?); fjalia n. 5. âshtë *një f. ndajfoljorit ase adverbjare,* (kohet), jo vetëm se rri në kambë të ndajfoljes, porse edhe pyetë krejt si ajo, me *kur* (kemi kthye në shtëpí?).



## 1. SHKALLËT E NËNRENDIMIT TË FJALIVET TË DYTA.

Shembuj - 1. *Nga numri i soçëm i fletores merret vesht, se Parlamenti do të çelet kësaj jave.* - 2. *Sod me ka rá në dorë një letrë nga kryeqyteti, prej së cilës merret vesht, se Parlamenti do të çelet kësaj jave.* - 3. *Një mik më ka çue nga kryeqyteti letrë, në të cilën shkruen se, porsa të kalojn të kremtet e Bajramit, do të mblidhet Parlament.*

Mësim - Në shembullin n.1. fjalia e dytë *(se P. do të çelet k. j.)* mvaret drejt për drejt nga fjalía e parë *(merret vesht);* prandej këjo thirret *fjalí e dytë rendit së parë.* - Në shembullin n. 2. fjalia... *se Parlamenti do të çelet kësaj jave,* nuk mvaret mâ prej fjaliet së parë *(sod kam marrë një letrë),* por prej njëj fjalie së dytë rendit së dytë *(prej së cilës merret vesht);* prandej këjo thirret: *Fjaí e dytë rendit së dytë.* - Në shembullin n. 3. fjalia... *porsa të kalojn të kremtet e Bajramit,* âshtë e lidhunë ngusht, e mvaret drejt për së drejtit nga fjalia... *se do të mblidhet Parlamenti* (fjalí e dytë rendit së dytë); prandej këjo thirret *fjalí e dytë rendit së tretë.*

## 2. SI LIDHEN FJALÍT E DYTA ME FJALÍN E PARË.

Shembuj - 1. *kujtoj, se sonte tash po na bje shí. Mbassi s'ke pulë, ha sorrë. Në paç fjalë me mue, eja mâ vonë.*

2. *Qeni që lehë, nuk të ha. Kush s'i ndëgjon nanës, i ndëgjon njerkës. Se i cili qytetas e ka detyrë me e dashë vendin ku ka lé.*

3. *A e pae, kahë i a mbajti? Mendo përpara, çka flet. Nuk e dij, athue po më merr vesht.*

4. *Po rá shí, si do t'i a bâjm? Tash po na del moti, kujtoj... E bane edhe një herë këtê, i ziu ti!*

Mësim - Fjalít e dyta lidhen me fjalín e parë: 1. *nëpër lidhsat nënrendore,* si: *se, mbassi, në, prejse, sadoqë, sa,* etj.: *Fjalí konjukcjonare;* - 2. me *përemna lidhës,* si: *kush, çka, që, i cili, ai që,* etj. jase me *ndajfolje* të marruna si përemna lidhës, b.f. *ku, kur, si, pse, prej kahë,* etj. mbas njëj emni *(vendi ku, koha kur, menyra si, arsyeja pse (fjalí relative).* 3. me *përemna pyetës,* si: *kush, çka, cili?,* etj. jase *me ndajfolje* të marruna si përemna pyetës, si: *kur, ku, si, pse?* etj. jase edhe me fjalzat pyetse: *A, athue?* (fjalí pyetse). 4. Fjalít e dyta *shpesh nuk lidhen me kurrnjenën këso lidhsash; e atëherë, prejse nuk janë fajli të dyta të njimendta,* munden pa të vështirë me u sjellë në *fjalí të para.* P.sh. Si i a bâjm, po rá shí? *Po rá shí? Si do t'i a bâjm?*

*Vërejtje 1.* - Për t'i dám *fjalit pyetse* nga *fjalít lidhse* (relative), tue qenë se shqip lidhsat janë gati të njëjtat, mund të mbahet këjo rrègullë: Janë *f. pyetse,* kur mvaren prej foljesh, që kanë kuptim *kallëzimit, gjykimit, këshillit, sprovimit, së pamit, së dijtunit,* etj.; posë kësaj, këto të gjitha, po të duesh, mund të siellen ndër fjalí pyetse të mvarëshme *(ligjëratë e drejtë).* P.sh.: *A e pae, kahë i a mbajti? - Kahë i a mbajti? A e pae?*

*Vërejtje 2.* - Shqip, sidomos në gjuhën e popullit, shumë herë lidhsat *se* e *që* përdoren pa nevojë, për pleonazëm, në krye të fjalivet pyetse; prandej, këto në gjuhën e shkrueme duhen lánë jashtë, si edhe n'analizën e fjalís nuk janë për t'u marrë në kujdes aspak. D.m.th. do të këqyret përemni, a ndjfolja pyetse që vjen mbas; pse këto janë lidhsat e vërteta, me të cilat fjalia e dytë lidhet me të parën, së cilës i pështetet. P.sh. *Kam harrue (se) si i thonë emnit. Nuk e dij (se), kush m'a ka marrë. A t'a merr mendja (se), kur kthen? A të diftoi (se), çka ka bâ? A i a bleve, (se) ku deshi me dalë?* - Lidhsat e vërteta, nëpër të cilat këto fjalí të dyta ngjiten me fjalín e parë, nuk janë, *se, se;* por, në të parën, përemni pyetës *kush,* e në, ndajfolja pyetse *ku, kur,* etj.

### 3. VENDIMI I FJALIVET TË DYTA NË PERJUDHË.

Përsa i përket vendimit, trí mënyrësh mund të gjinden fjalít e dyta kundrejt fjalís, nga e cila mvaren:

1. *Përpara* fjalís së parë: *Kush ecë kahdalë, shkon shëndosh e larg;*
2. *ndërmjet* gjymtyrëvet të fjalís së parë: *Mali, si t'i thuesh, të përgjegjë;*
3. *përmbas* fjalís së parë: *Mate vrapin, sa të késh hapin.*



### 4. KOHA E FOLJES NDËR FJALÍT E DYTA.

Shembuj - *Mirë e dij, kush jé ti, si të thonë emnit, kahë po vjen, e çka të ka hjedhë këtu. - Sa herë që kalonte kësajt, nuk rrinte pa u dukë edhe te na. - Na e shihshim prej shtëpiet mjaft mirë aeroplanin, që hidhte bumbe mbi qytet. - Kanë për të të rám ndër mendë këto fjalët e mia, kur të plakesh edhe ti si unë.*

Mësim - Nuk mund të caktohet me një rrègullë të preme koha, që do të mbahet ndër fjalít e dyta. Të shumtën e herës kohët e fjalivet të dyta pëlqejn me kohët e fjalís së parë, kur puna ndodhë njëkohësisht. Kështu *koha e tashme* e fjalís të parë pëlqen me *kohën e tashme* të fjalís të dytë: *Unë po e shoh mirë, ku ti po do me dalë me ato fjalë.* - Koha e pakryeme, me të pakryemen e fjalís së dytë: *Unë e shihshem mirë, ku ti dojshe me më dalë me ato fjalë.* - Koha e kalueme, me të kaluemen: *Unë e pashë mirë, ku ti doshe me dalë me ato fjalë.* - Ase: *Çka ké, që nuk vjen me né?* (tash). *Çka pate, që nuk erdhe me né?* (dje). *Çka ké pasë, që nuk ké ardhë me né?* (atë ditë). *Çka pate pasë, që nuk pate ardhë me né?* (aso here; kahë dit).

Por ndron koha e foljes ndër fjalít e dyta, nuk ndodhë njëkohësisht me fjalín e parë; edhe ndron, kur t'a lypë puna a kuptimi i fjalís së dytë. P.sh. *Do t'u ndihmoni shokëvet* (tash), *pse edhe ata ju kanë ndihmue jú* (atëherë) *kur keni pasë nevojë. - E dijta, se diçka do të më ndodhte. - M'a ndien zemra, se ka për të më ndodhë një rrezik. - Shtîhet, si t'ishte i marrë.*

*Vërejtje* - Në këtê pikë, përsa i përket lidhnís së kohëvet, janë fort të përpikta *gjuhët klasike.* Ato drejtoheshin mbas do ligjëvet të caktueme *(consecutio temporum).* Prandej, edhe te na sod t'a ndien veshi, se nuk shkon mirë: *Punët vijuenë të jénë të damshme, si për njënën, si për tjetrën anë;* për *vijuenë t'ishin.* - Jo *Nuk e dij, a me gjén mbasdite në shtëpí;* për *Nuk e dij, a do të më gjëjsh mbasdite në shtëpí,* apor *A ké për të më gjetë...* - Jo *E paçë ndiem* (ndëgjuem), *se vjen nesër;* për *E paçë ndiem, se do të vinte.*

## 5. PËRDORIMI I MËNYRËVET TË FOLJES.

1. - Mënyra diftore *(indikativi)*, përdoret: *a)* ndër kallëzime, tue prúm punën si të vërtetë, si një njohtim a mendim të prém e të pavarëshëm: *Kush pyetë, nuk tretë. Të gjithë e dijm se një ditë do të desim. E mbolli tokën krejt grunë, por s'u bâ kokrra;* - *b)* ndër fjalí pyetse, të pavarëshme nga çdo kusht: *A do të delni kun sivjet në bjeshkë me verue? Kur po vîjn mâ njiherë me na pá? E mandej, si i a bâtë?* - *c)* ndër fjalí kushtore a qyshkore, të shkajktueme prej disa fjalzash, si: *Bani e s'erdh?. Po qe se nuk duket djeri mbrama, çoji fjalë. Në qoftë se nuk nise nesër, më kallëzo.* - Mâ rrallë: *Po erdhe ti vetë, edhe mâ mirë. Mos u nis* (ti) *pa më pyetë?* - Për: *N'ardhsh ti... A thue shkoi?...*

2. - Mënyra lidhore *(Konjuktivi)* e bje punën, jo si të shkëpùtunë, në vete; por të mvarunë a të lidhunë për ndonjë kusht. Âshtë mënyra e fjalivet të dyta; edhe të shumtën shprehë punën si një mendim, si një dëshír, apor si një gjâ që mund të jetë, etj. Lidhorja përdoret sidomos: *-a)* ndër fjalí të dyta kushtore, faret pa lidhsa, apor të shkajkueme nga fjalzat *po të; sikur të, edhe të...* P.sh. *Edhe po t'ishte ai vetë këtu, s'kishte për të folë ndryshe. Sikur të më delte këjo punë do t'ishem plotësisht i kënaqun. T'a kishem dijtë përpara, nuk e kishem lanë sigurisht me u nisun;* - *b)* me foljet ndihmëtare mënyrore *mund të, do të, le të,* dhe me do folje pavetore, ku gegënishtja ka mënyrën paskâjore: *Nuk e dij, athue mund t'i a dal! Na duhet, të dukemi* (g. me u dukun) *të gjithë njekështu si jemi, para drejtorit. Nuk âshtë mirë, t'a këqyrni njëni tjetrin kështu me sw të shtrembët.* - *c)* për të shprehun një qëllim, një dëshír, një lutje, një frikë, një shpresë, etj.: *T'a duem Atdheun! Kish t'a shoh atê ditë! Drue, mos të prishi punë! Kalo këndej, mos të zhyhesh petkash, venja veshin mësuesit, që t'a kuptojsh mirë problemin;* - *ç)* ndër fajli lêjore *(konçesive): Të jétë si të jetë, ti mos rri pa ardhë. Të dalë ku të dalë, unë letrën po i a çoj... Të bâhet çka të bâhet, na njëherë po shkojm;* - *d)* ndër fjalí pyetse të dyshimta: *Po tash, çka të bâj? Si t'i përgjegji? Ku të mbytem? Kahë t'i a mbáj? Mos të ketë ardhë?*

3. - Mënyra kushtore *(kondicjonale)* tregon një veprë të mvarunë nga një kusht. Kohët e kësaj mënyre përdoren, si ndër fjalí të para, si ndër të dyta *(përjudha hipotetike)*, tue marrun gjithfarë kuptimesh: Kështu kushtorja: *a)* ka kuptimin e mundsís *(konj. potencial)*, për të diftuem, se një gjâ mund të ndodhë: *Paçë me shkue, por nuk më len baba. Ndokush ndoshta kishte me mujtë me thanë kështu e kâ; por...* - Mund të shprehë një dëshír, ase një vendim të marrun: *Nuk e dij çka kishem me dhânë, po t'a shihshe edhe një herë mikun e vjetër, shoqin e fëmijnís! Nuk kishe me dashë tjetrë, veç që të kthejshin edhe një herë ato kohë!* - *ç)* E bje punën edhe si me dyshim e të pasigurtë: *Nuk m'a merr mendja, se e kishem bartun. S'e dij aty, çka kishem me bâ...* - *d)* Së mbramit, mund të shprehë, në vendin diftores, një mendim si të marrëshëm, të njerzishëm, e me një farë friket: *Kishem me thanë (thom), se nuk vonon me ardhë. Me ndieni, se po Ju thom; por unë kishe me Ju këshillue ndryshe.*



4. - Mënyra urdhënore *(imperativi)*, përveç se përdoret me shprehë një urdhën a ndalim, hyn në punë edhe për të dhânë një këshill, a për të bám një lutje. Urdhënorja shkon vetëm ndër fjalí të para a të pavarëshme. *Venja menden! Mos fol! Këpute xverkun! Na u hiq qafet! Na u ban pa pá! M'u shporrni!* - Vrashtia e urdhënit zbutet tue e përcjellun urdhënoren me shprehjet: *Të lutem, Ju lutem!* P.sh. *Largonju pak, Ju lutem! Të lutem, mos e ban të madhe këtê punë!* - Tue përsritun urdhënoren e njëjsit ndër thanjet e popullit, këjo merr shpesh vështrimin e përcjellores a të gjerundit: *Puno e plas; mandej, edhe fjalë përmbrapa. Ec e ec; filluemë diçka me u mësue. Nga e nga; dikur erdh e u lodh.* - Ase edhe ndër përshkrime të gjalla *(deskripcjon emfatik)"... e gurgullo gurra të cemta e vallzo bylbyla nëpër ajr, ndër aha e çetina...: prap, tingëllo koçana e capi; blegro kingji i delmes; thueja bariu kangës tërthorçe e maje krahit; çurliko fyell e zamare; këce blegreshat hijevet, porsi Zanat mrizevet!*

5. - Mënyra dëshrore *(optativi)*, përveçse përdoret me shprehun një urim të mirë, ase me lëshuem një namë, shpesh vlen edhe për të prúm një kusht; tue u paravúm trajtavet verbore të kësaj mënyre fjalzat: *Në, nëmos...* P.sh. *Të paçim me të mira! Rrënofsh e qofsh, mori Shqipní! Pusi e marrtë edhe këtê punë! Mos qofsha kush jam, po s'e bane temën. Tash i thomi, në e pashim! Nemos ndêjtë, udha mbarë i voftë! Paçim ku ardhshim! Shkosh shëndosh, e ardhsh shëndosh!* - Shenjoje dëshroren e kalueme në vend të së tashmes, për t'a prúm dëshirin si një punë të kryeme. *Atij të Lumit i paçim rá në dorë!* E pyetjen karakteristike: *Çka qoftë edhe puna e tij!*

6. - Mënyra habitore *(admirativi)* e bje punën si të papritunë, të pamendueme, dhe si tue u çuditë: *Po a kështu qenkanë punët?! Ç'e paska fikë Zoti! Ç'qenka edhe njai kál! Ç'paska pritë me bâ breshni!* - Me hijeshi e forcë përdoret këjo mënyrë edhe në vend të diftores, ndër

kallëzime të gjalla, ndodhísh e përrallash; *Paska qenë motit një plakë... Ata i shkuekan andej kahë muzgu i natës tu shtëpia, edhe e gjetkan gjaksin ndejun mun në krye të votrës. "Qysh'u dredhka Pasha e çthanka: Kurrkun synin, Prêlë, s'm'a mbushë!".*

## 6. PËRDORIMI I KOHËVET TË FOLJES NË MËNYRËN DIFTORE.

1. - Koha e tashme *(prezenti)* vlen për të shprehun një gjandje ase një veprim, që kryhet ndërsa flasim a shkruejmë. P.sh. *Ç'po bje borë! A po mërdhitni? "Âshtë natë e rreh veri; tërmales së thyeshme kush ngjitet, i mjeri?" Janë kahë më zanë ethet* (tue më zanë e.). *Si të thonë emnit? "A vjen shoqe, shkojm për lule? - Fort po due, fort po drue: Frikë po kam-e Dardhojmelin!" Çka po ban? Po shkruej detyrën.*

Por e tashmja përdoret edhe:

*a)* për të diftuem një punë, një veprë a njëgjâsend, që zakonisht përsritet *(prezent iterativ)*. P.sh. *Unë, si një ditë për ditë çohem prej gjumit njaty në orën 6; lahem faqesh, krehem, veshem e mbathem; ha shpejt e shpejt sillën, bâj gati librat; mandej nisem fill e në shkollë;*

*b)* për të prúm një gjâ a një gjykim, që âshtë i vërtetë kurdoherë; përdoret zakonisht ndër fjalë t'urta, ndër ligjë, etj. ku rrethana e kohës nuk ka një randsí. P.sh. *Kurrgjâ s'âshtë jeta e njierit! Kush punon gëzon. Unë jam edhe mbetem Shqipëtár. Miku, edhe me bukë e krypë pritet; por jashtë nuk qitet;*

*c)* për të shprehun një veprë të kalueme, e cila gjithënjë edhe sod vijon. P.sh. *Kanuni i Lek' Dukagjinit përfshin ligjët e pleqnít e popullit të malevet. Th. Noli në kryeveprën e vet êndë jetën e fatosit të kombit, Skanderbeut;*

*ç)* përdoret edhe në kallëzime e përshkrime të punëvet të kalueme, tue u dhânun kështu këtyne jétë e gjallní, si t'ishin tue ndodhë shi ndër sw tanë *(prezent historik)*. P.sh. *Njandej rreth mjesnatet i a përspjetin* (mbërrijn papritmas) *shokët; i bâjn zâ mikut, njëherë lehtas, mandej të madhe; i bien derës me shula të mauzerrëvet, edhe rrijn e vëzhgojn, palé a po ndihet kush për së gjallit.*

*d)* E tashmja përdoret edhe për të diftuem një punë të ardhëshme, kur parashihet këjo dhe bihet si një gjâ e sigurtë *(prezent profetik)*. P.sh. *Mue më ké nesër sigurisht aty; por ti, a vjen! Ju, a po niseni sonte a çka po bani! Jo, jo; nisemi nesër në mëngjes (nade). Kur ban hana e ré? Ban të Marten mbas mjesnatet. Sod një javë kemi provimet.*



2. - Koha e pakryeme *(imperfekti)* difton një veprë, që ndodhë njikohësisht me një tjetrë të kalueme. P.sh. *Në fillim Zotynë krijoi qiellën e tokën; toka ishte atëherë si një shkretí e tytë dhe e pajetë. Sa ishem i sëmundë, rát, Doktori vinte për ditë me pá. Kur i bërtitte mësuesi, ai qeshte.*

Por e pakryemja përdoret edhe:

*a)* në vend të së kryemes së thjeshtë. P.sh. *Edhe kështu ethet mizore i a shkurtuenë jetën fatosit në Lesh. Me dekën e tij i ligej ora Shqipnís së ngratë; vorrohej me tê liria, edhe zente fill robnia jonë mâ se katërqindvjeçare. Kuj i a merrte mendja atëherë, se prap do të kishim pá dritën e lirís?*

*b)* për të diftue një veprë që përsritet në të kaluemen *(imperfekt iterativ)*. P.sh. *Kur ishe mâ i rí, nuk i a dijshem vlerën kohës; mjaft prindja e mësuesi më qortojshin, por s'bante dobí, nuk më mbushej mendja. Nganjëherë, prej friket, diçka u mundojshe, por s'mbajshe në thumb* (nuk qëndrojshem). *Mbas pakë ditsh kthejshe dhe u bâjshe i plogshtë si përpara.*

*c)* Përdoret fort e pakryemja edhe ndë përshkrime e kallëzime. P.sh. *Vizat e fëtyrës s'atij fare burri ishin plot energjí. Ecte me hap ushtarak, tue i çue pak përpjetë gjûjt si njerzit e vaditun me shtegtue maleve. Mustakët i shkojshin vesh më vesh. Por shikimi i tij, që e kishte t'ambël e të kulluet; si një shikim foshnjeje së pafajëshme, e zbutonte disi përshtypjen e egër që i bante nierit ne e parë.*

3. - E kryemja e thjeshtë ase aoristi tregon një veprë të ndodhunë në të kaluemen; e cila nuk ka kurrnjë lidhní me të tashmen. Âshtë koha e kallëzimevet; prandej thirret *perfekti historik*. P.sh. *Unë i shkova te shtëpia, por nuk e gjeçë aty. Mbaruenë edhe lirimet! Vetoi jashtë e bumbulloi. Era tue gjëmue shkrepte dyer e dritsore. Në fund qielli shfrei: rá shiu, i fortë, i shpejtë, i kumbueshëm. Mandej vetimat u rralluenë, gjamët u larguenë, dhe kthei prap heshtimi i përparshëm.*

Aoristi përdoret edhe:

*a)* për të tashmen, ndër fjalí kushtore, të prime nga fjalza *po*, ase edhe pa tê. P.sh. *Po deshe ti, unë t'a dërgoj me postë. Po qeshtë edhe një herë në klasë, ju qes për krahit e jashtë. Qé i mirë, të mbysin; pate bisht, t'a presin; s'e pate, t'a ngjesin. Luejte kambët, luejte dhambët.*

*b)* Nganjëherë aoristi rri edhe në vend të s'ardhëshmes, ase të së

tashmes, për t'a prû punën të sigurtë e të kryeme. P.sh. *Ik, se të zuni nata. Ti, pasha bukën, e pive edhe një gotë! Lêjen, pse deshmë m'u nisë! Qe besa ju, po më ndëgjuetë mue, ndêjtë edhe sonte për darkë! Edhe një muej ma, e e pat* (mbaroi) *shkolla. N'ardhtë edhe Gurashi, sigurisht që e fituemë lojën. Nisu ti, se t'a mbërrina. Ndihmom, se sharrova!*

4. - E kryemja shenjon një veprë që ka ndodhë në të kaluemen, e cila ka lidhní me kohën e tashme; thirret edhe *perfekt logjik*. P.sh. *Nuk kam zanë gjithaqë verës që shkoi, pse kam qenë i smundë. Kemi mbetun pa libra sivjet. "Qyqeja, më ka tretun fijeja!* (Tipike e grave të Malsís).

Këjo kohë, përdoret edhe, për të treguem një veprë të kryeme, e cila vijon gjithënjë ndër rrjedhimet e veta. P.sh. *Kam ardhë me të pá. Nuk janë pjekun fiqt endè. Romakët e vjetër u kanë dhânë qytetnín shumë popujve. Të jam falë! Atij gjithmonë i a kam pasë besën.*

5. - E kryemja e plotë e tejshkueme difton një veprë të kryeme përpara njëj tjetre së kalueme. Âshtë zakonisht në lidhní me të kryemen e thjeshtë. P.sh. *Kur erdha unë* (veprë e kryeme), *ju kishit dalun;* ase, *kishi pas' dalun* (veprë e kryeme edhe para asaj tjetrës). *Ai diq njimend; por kishte* (pas) *lanë mbas vetit gjâ e pasuní të madhe. Unë s'paçë thanë gjâ endè, kur ata u nisnë. Mbassi pati kaluem koha e caktueme, qe, se i a behen të gjithë, njëni mbas tjetrit. Njatëherë, porsa kishim rá me fjetë, kur i a filloi bombardimi i qytetit. Krejt si i pat thanë i jati, njashtu i doli. Kur u ktheva, nuk e gjeçë vendin kurrkun si e kishem lanë.*

6. - E ardhëshmeja e thjeshtë shenjon një veprë t'ardhëshme në përpjekje me kohën, në të cilën flitet. P.sh. *Më rrén mendja, se kam për të shkue shpejt përjashta* (do të shkoj). *Nuk e dí, kur kam me këthye në shtëpí sonte* (do të kthehem). *Kanë me e pá edhe ata, si janë punët.*

Përdoret këjo kohë edhe:

*a)* kur bihet puna si në dyshim, me droje e tue u matun. P.sh. *Unë ndoshta kam me e pasë gabim* (kam për të qenë në gabim); *por dije me sigure, se njashtu ka me të dalë* (të del). *Ti ké me qenë* (je) *kushedi mâ i mêçëm se ai; por, aqë i thyeshëm dhe i ardhëshëm, sigurisht, që s'ké me qenë* (nuk jé). *Fjalët, që t'i thashë atê ditë, kanë me t'u dukë ndoshta pak të forta e të randa; por dije, se kurr s'kanë për të qenë aqë sa i meriton. Ku ké me m'a gjetun ti* (ku m'a gjén ti) *shoqin e tij?*

7. - E parardhëshmja difton një veprë, që do të kryhet përpara njëj tjetre, së shprèhunë nëpër t'ardhëshmen e thjeshtë. P.sh. *Kam me çue me të thirrë, kur t'i a kém pá gjasën. Do t'a késh njohtun sigurisht; por ké harrue. Ju do t'a keni pá kushedi sa herë; por tash nuk ju bje ndër mendë.*

Përdoret edhe:

*a)* kur bihet një ngjarje e tashme, apor e kalueme, si një gjâ e pasigurtë, a si një mendim. P.sh. *Këto fjalët e mia ndoshta do të ju a kénë prekun zemrën dhe do të ju a kénë mbushun menden diçka mâ tepër. Atij, thom, tash as në mendë nuk do t'i bijë në mendë mâ për këtê dhé.*

*b)* E ardhëshmja përdoret edhe në vend t'urdhënores, për t'a prúm urdhënin disi mâ të butë e me njerzí. P.sh. *Ndëgjo këtu: Ké për të shkue në shtëpí dhe ké, për t'i thanë vëllaut* (shko dhe thueji), *të duket te unë një orë e mâ parë. Keni me u nisun* (nisnju) *në të zbardhun të ditës nesër nade, dhe keni me i u falë me shëndet fort e fort kumbarës* (falnju me shëndet).

*c)* Për të shprehun një veprë, që do të kryhet për së shpejtit, përdoret shpesh edhe trajta e posaçme e s'ardhëmes, e përbame nga e tashmja e prime prej fjalzës *tash*. P.sh. *Tash vîj nesër. Tash shohim! Tash i thomi mësuesit; ai tash ju kallëzon.*

## III. FARËT E FJALIVET TË DYTA

### 1. FJALIA E KRYEFJALËS *(F. E SUBJEKTIT)*.

Shembuj - *Ai që rri nën dardhë i han kokërrat. Kush s'ka mendë ka kambë. Çka lén prej micet gjuen mij. Kuj t'i qajë zemra, të flasë. Kê të thrras unë* (ai të cilit), *njai ka me më përgjegjë. Në mbrame shihet, ç'mot do të kemi të nesërmen. Nuk dihet mirë, si e mbaroi jetën Burri. Fort gjasë ka, se e kanë mbytë tradhtisht. Këtu flitet, se këso ditsh do të bijë tërmet. A të pëlqen, të flasë kush keq për tý? Se po vjen kaqë heret, kurrkun s'e më vojti mendja. Kurr nuk ka ndodhë, që një popull të jétë mendue drejt për së drejtit për humbjen e vet. S'mund të thuhet me siguri, a ka jetuem ndonjë herë Homeri! Më bâhet, se diku e kam këndue. Kushdo që mbjellë erë e stuhí, korrë breshën e shí. U qe bâ me dijtun qytetasvet, mos të delshin jashtë mbas orës 10. Kemi për të pasë një korrë të keqe sivjet, më duket. E mori ai që qoftë larg! Nuk më bâhet, t'i a shkeli derën. Aty shihet, se jé në gabim.*

M ë s i m - Fjalia e kryefjalës zen vendin e kësaj; edhe krejt si këjo - si kryefjala - i përgjegjet pyetjes *kush? çka? cili send?*

E lidhet me fjalín e parë: *1)* nëpër mjet të lidhsavet *që, se; 2)* me përemna, ndajfolje e fjalza pyetse *kur? çka? ku? si? a, athue?*, etj.; *3)* me përemna lidhës, sikur: *kush, ai i cili; çka, ai që, kuj, kê*, etj. *4)* këto lidhsa edhe mund të mungojn, e fjalít dahen prej pikësimesh.

Përemni lidhës *kush,* që i prín fjalís së subjektit a kundrinës, shkon po në atê rasë, që e lypë kallëzorja e vet; d.m.th. folja e fjalís, nga e cila mvaret. Pra: *Kujt t'i ketë ande* (ai, të cilit i ka anda, kuj t'i pëlqejë) *le të shkojë. Falë me shëndet kush të pyesë për mue* (atij që të pyesë për mue). *Kuj i djegë miza* (atij, të cilit i djegë miza) *nuk ban zâ.*

Ushtrim I.- Smadhoni këto fjalí në mënyrë, që nga se e cila kryefjalë të trajtohet një fjalí subjektit. Për t'i bám fjalí emnat, do të këthehen këta në folje të mënyrës skâjore, të primë nga përemni a ndajfolja lidhse, si t'a lypë vështrimi. P.sh. M'i ka ande fort *ndodhit e herëshme* = çka ka ndodhë heret. - *Prîsi i ushtrís* = ai që i prín ushtrís. - Nuk dihet *koha e vendi e mënyra e dekës* = nuk dihet kur (ku e si) do të desim. - 1. *Ndodhít e hrëshme* kallëzohen me ande prej së vjetërsh. - 2. *Prîsi i ushtrís do të jétë vetë trim.* 3. *Shpesh më bien në mendë punët e fëmijnís.* - 4. *I ngishmi s'i a di t'unshëmit.* - 5. *I miri gjithkun âshtë kondend.* - 6. *Krenari, për kundra, nuk gjén kun pagjën e zemrës.* - 7. *Të dijshëmt kanë detyrë të mësojn të padijshëmt.* - 8. *Shumë herë nuk çmohet prej shekullit i drejti.* - 9. *Në ditën e ngushtë njihet miku i vërtetë.* - 10. *Lypsi zakonisht nuk dahet pá gjâ.* - 11. *Gjithmonë nuk dahet në fëtyrë i miri e i keqi.* - 12. *A mund shihet fundi e njekëtij pusi?* - 13. *Nga mbrekullít e natyrës merret me mendë madhnia e dija e atij që e krijoi.* - 14. *Dasi nuk qán gjithmonë.* - 15. *Nga vizat e dorës dhe nga eshtënt e bagtís nuk mund të hetohet fati i nierit.*

Ushtrim II. - Nga foljet në mënyrë paskâjore *(fjalí të zgjidhuna)* le të xiren fjalí të vërteta kryefjalet. - *S'âshtë nderë për jú, me u sjellun gjithë ditën rrugash* (D.m.th. nga subjekti: *me u sjellun*, xiret fjalia subjektive: *S'âshtë nder për jú, të sielleni gjithë ditën rrugash). Duhet me luftuem pa dá kundra rrymës së vesit. A të vjen mirë, me t'u shkarkue kush tý? Mjaft mbarre e dam për jú (âshtë), me u përziem në këso punësh. Edhe sod më duket, si me e pasë para swsh. Zí mjaft për tê, me i thanë këto fjalë. Mue më përket tash me folë. Na duhet, a me dekë, a me fituem. A âshtë rrugë, me m'a bâ ai kështu? Nuk âshtë ndie kurr, me u çue vëllau e me vrá të vëllaun. Dëtyra e se të cilit xanës âshtë, me i a vû menden mësimit. Të kaluemet s'duhen*



*përmendë tash e parë. A të bâhet edhe tý, si me ndie krismë topash? Nuk âshtë mirë kurr, me vû gojë mbë të Parë. Gërgasi âshtë mâ zí se dorëvrasi. Gënjyesi s'meriton besim.*

## 2. FJALIA E KALLËZUESIT *(F. E PREDIKATIT).*

Shembuj - *As s'jam ai që shkoj, as ai që rri. Mbahet, se diçka âshtë. A të dukem, se kam për t'i a dalë kësaj pune? Burrnia, virtyti dhe dija janë ato që diçka mund të të vlejn tý në luftën e jetës. Jé bám sa s'rritesh ma. Më dukesh, se po rrén. Smira e resa janë për shpirtin e nierit njata çka âshtë ndryshku për hekurin. Jeta âshtë si t'a marrsh. Unë qeshë ai që të shpëtova aso here. Më duket, se shpejt do të bjerë shí. A të bâhet edhe tý, se pranvera ka për të na dalë pak vonë? Lleshi na mbahet si i dyti i dheut. Edhe unë qeshë dikur çka jé ti sod; por edhe ti do të bâhesh një ditë çka jam unë sod.* (Rrasë vorrit).

Mësim - Fjalia e kallëzuesit ase e predikatit zen vendin e plotsit të kësaj; d.m.th. se rri si emën kallëzuesit me ato folje, të cilat lypin, për kuptimin e plotë, një fjalë ndihmëse. Të tilla janë foljet *jam, bâhem, dukem,* etj.

Fjalivet të kallëzuesit u prîjn: *a)* përemni ase ndajfolja lidhse *(ai që, ata çka...); b)* lidhsat *(që, se).*

## 3. FJALIA E CILSORIT *(F. E ATRIBUTIT).*

Shembuj - 1. - *Mbaje në mendë mirë besën, që më ké dhânë. Punët, që shkojn gjatë, bâhen bolla. Marashi, djali i njëj bulku, që me djersë të ballit fitonte bukën e ditës, kishte rám i smundë. Si i cili njeri âshtë i shtým prej natyret, t'a duejë vendin e vet, ku ka lé. Të smundtin e shkretë e rrén gjithënjë mendja, se do të shëndoshet. A e ké harruem ditën, kur* (në të cilën) *kemi dalë bashkë me shetitë?*

2. - *Një ushtár, të cilit t'i mungojë dishiplina, nuk duhet gjâ për luftë. Deka âshtë njai anmik i fortë, prej të cilit ka frikë çdo njeri. Shembulli i të mirëvet âshtë si një pasqyrë, në të cilën pa dá do të këqyremi. Këjo qe arsyeja, për të cilën u largova prej si. Sporti, mbas të cilit jé aqë fort i dhânun, të ka marrë mendësh.*

Mësim - Fjalia e cilsorit i përgjegjë pyetjes *cili? ç'farë?* etj.; edhe vlen krejt si cilsori, për të zhvillue a për t'a caktuem mâ mirë një emën.

I prîjn, fjalís së cilsorit (a f. s'atributit) përemnat ase ndajfoljet lidhse *(ai që, ai i cili, ku, kur, si, pse)*, edhe lidhsat (konjukcjonet) *që, se, që, i cilit, kush; çka;*

Përemnat lidhëse: *që, i cili* do të përkojn *në gjiní* e *në numër* me emnin të cilit i caktojn farën; tue ndjekun rasën që lypë kallëzuesi i fjalís së vet, dhe jo kallëzuesi i fjalís, nga e cili mvaret. B.f. *Kush ka dekë, i janë bâ drekët. Kuj mos t'i pëlqejë, t'a kthejë. Kê të lëvdojë ai, âshtë përimend për t'u lëvduem; kê të shajë ai, âshtë i shám.*

Fjalia e cilsorit do të rrijë sa mâ gjat emnit që âshtë tue caktuem.

Shembujt n. 2 kanë vetëm trajtën e fjalís së cilsorit; prandej, nuk mund të thirren fjalí të njimendta cilsorit, mbassi nuk e caktojn për s'afërmit cilsín e emnit që kanë përpara. Do të thirreshin mâ mirë *fjalí të smadhueme cilsorit.* Këtyne fjalive, të shumën e herës u prin përemni lidhës, në rasën e lakueme, ase me një parafjalë.

*Vërejtje 1.* - Përemni përmendës *(relativ)* mund të shkojë vetëm në rasën e parë e të katërt njëjës e shumës; gabimisht prandej mendojm na, se përdoret ndër rasat të tjera, ase në vend të përemnit me parafjalë. Psh. *Kam harruem ditën, që erdha të mbramen herë me ju pá.* - Mâ e qërtueme: *Kam harrue ditën, në të cilën* (apor: kur) *erdha të mbramen herë me ju pá.*

*Vërejtje 2.* - Ndajfoljet, që mirren si përemna lidhsë, mund të kthehen pa të vështirë në përemna vërtet lidhsë, me parafjalë. Kështu: *Vendi, ku* (në të cilin) mâ *së parit pava dritën, thirret: Shqipní. Nuk më bje në mendë mirë koha, kur* (në të cilën) *e kemi fillue vjet mësimin. A do me e dijtë arsyen, pse* (për të cilën) *nuk erdha mbramë?*

*Vërejtje 3.* - Përemni përmendës *çka,* që i veshet jo njëj emni, por mbarë njëj fjalie, mund t'i prîjë fjalís së cilsorit kajherë; por prap këjo nuk mund të thirret: një fjalí e njimendtë atributit, mbassi që i jep shkaz mâ fort njëj mendimi, pothuejse, krejt të rí e të pavarshëm. P.sh. *Ju nuk jini tue i a vum menden fort shkollës; çka një ditë ka për të ju përtrím shumë idhnim e të çame krejet.*

### 4. FJALIA E KUNDRINËS *(F. E OBJEKTIT).*

Shembuj - *Kush âshtë i zoti* (- atij që âshtë i zoti), *mos i qoftë i zí moti. E di luga, çka vegshi. Si t'i a bâj, as vetë s'e dí. Çka i sheh syni, i a punon dora. Kush këqyrë* (atê që këqyrë) *punët e të tjerëvet, e lanë sŷte vet. Me të zí çë prita, të na u hiqte qafet. Çka ndjellë zogla, e bje vera. Heret thojshin, se dielli ecë. Kujtova mbramë, se po na bje borë. Se po na e ban ai këtê rreng* (k. të zezë), *askuj s'i vojti mendja. Për mue, ban gjithçka të duesh. "Jipni Çezarit çka âshtë e Çezarit, dhe jipni Zotit çka âshtë e Zotit!" A e njohte, kush qe? Po i a këndojn, se ka dergjën. Zoti u a shpërbleftë me të mira atyne që u munduenë për né.*

Mësim - Fjalia e kundrinës a e objektit i përgjegjë pyetjes *kuj? kê? çka? për kê?...;* krejt si kundrina, në vend të së cilës rri. Lidhet me kryefjalín nga e cila mvaret, në të gjitha ato mënyrë, si lidhet fjalia subjektive me kryefjalín.

*Vërejtje.* - Dalloje mirë: *Më ka ande, që po bije shí* - (fjalí kundrinore: d.m.th. *M'a ka ande këtê gjâ, shiun*). Krejt ndryshe prej *Më kande, që po bje shí* - (fjalí kryefjalore: d.m.th. Më kandet këjo gjâ, shiu).

Ushtrim. - Kallëzoni, çë farë fjalísh janë këto. Edhe ktheni këto, ku mund të shkojë, ndër pjesë të fjalís.

a) - 1. *Se e kam tretë rrugës, se e kam harrue kun, aspak nuk dí.* - 2. *Çka bár miza, s'e çon buelli.* - 3. *Kush ka mjekren, ka edhe krahnin.* - 4. *Guri, që rri në një vend, rrânjë nuk zen.* - 5. *Sa di i zoti i shtëpís, nuk di tëtanë një fshat.* - 6. *Lumi që flén, njai të mbytë.* - 7. *Ç'kërkoi e gjet.* - 8. *Kush vetet pa ftue, e gjén pa shtrue.* - 9. *I djegë atij që ka mizën nën kësulë.* - 10. *Kush do gjithken, atê gjithkush e do.* - 11. *Çka sheh mbi shokë, prite mbi kokë.* - 12. *Kush nuk mëson në djelmní, nuk gjén nderë në pleqní.* - 13. *Banu mirë edhe atyne që t'a duen të keqen.* - 14. *Ajo që âshtë bâ , nuk zhbâhet mâ.* - 15. *Ç'farë të miellish, do të korrish.* - 16. *Kush duron, trashëgon.*

b) - 1. *Vendi, ku kemi lé na dhe të Parët tanë, thirret: Atdhé.* - 2. *Kush flet tinës, i bje shpinës.* - 3. *Qeni, që nuk lehë, njai të ha.* - 4. *Çka s'mundet luani, e ban dhelpëna.* - 5. *Shkon shëndosh e larg, kush ecë kadalë.* - 6. *Një landë, e cila i ka rrânjët e kthellta, nuk e dro erën.* - 7. *Veç i marri e fëmija kujtojn, se 20 frankë e 20 vjet nuk mbarojnë kurr.* - 8. *Kush ecën fort mbetet mb'udhë.* - 9. *Rueju asaj loje, që të humbë kohën, të hollat e ndërgjegjen.* - 10. *Miku, si t'a pritsh me zemrë, kurr s'ka me të harrue.* - 11. *Kush nuk di me heshtë, nuk di me folë.* (Seneka). - 12. *Një i marrë e gjén një mâ të marrë se*

*veten, që e lëvdon,* (Bolieau). - 13. *Një nieri që qeshet, nuk ka me qenë i rrezikshëm* (Sterne). - 14. *A mund e diktove, kush qe?*

## 5. FJALÍT E NDAJFOLJORIT *(F. E ADVERBJARIT).*

Shembuj - *Ku âshtë plaku, derdhet gjaku. Maca, kur s'e arrin misht, e pështýn. Si nisi, s'krisi. Mos ec me vrap, pse bje në trap. Kur të thotë "nadja e mirë!", ik, se të zuni nata.*

Mësim - Po atê kuptim që kanë, dhe atê shërbim që bâjn ndjafoljorët në fjalín e smadhueme, njatê kanë fjalít e ndajfoljorit në fjalín e përbame, d.m.th. caktojn, *vendin, kohën, mënyrën* dhe *shkajkun.* Kështu që kemi 4 farë fjalísh ndajfoljorit: fjalí adverbjerit *vendore, f. kohore, f. mënyrore e f. shkajkore.*

Fjalivet të ndajfoljorit u prîjn: *a)* ndajfoljet: *ku, kur, si, pse,* etj.; b) Lidhsat nënrendore: *mbassi, porsa, prejse,* etj.

Këto vendohen në fjalín e përbame *para, mjedis,* apor *mbas* kryefjalës, gjithsi të vîjë mâ i natyrshëm a mâ i kumbueshëm tingëlli i fjalëvet e si t'a lypë fuqia e shprehjes.

### 1) Fjalít vendore *(f. lokale).*

Shembuj - *Ku s'ké vû, mos prek. Kahë* (nga) *del fjala, del shpirti. Qeni, ku të hajë, aty lehë. Ku âshtë zâ, s'âshtë pa gjâ. Tek dhemb dhambi, vetet gjuha. Ku âshtë peni mâ i hollë, aty këputet. Ajrorët ngjiten djeri ku ajri nisë me u hollue fort. Unë jam tue ardhë andej, kahë mos e çoftë kush kryet. "Ke bje dielli e merr hana - si Gjin Lekën s'ban mâ nana! Ço, Zot, mendë ku s'janë! Hyn fjalë, kahë dole. Mos të qittë Zoti aty ku hán e s'të japin!*

Mësim - Fjalia vendore rri në vendin e njëj ndajfoljori vendit, dhe i përgjegjë pyetjes: *ku? kahë?* (nga?). Këtyne fjalivet vendore u prîjn zakonisht ndajfoljet: *ku, kahë,* (nga) djeri *ku,* etj., të cilat shumë herë u përgjegjin të tjeravet: *aty, njaty, poaty, njandej, andej, prandej,* etj., që janë ndër fjalít e para: *Ku të thashë, aty e gjeta.*

### 2) Fjalít kohore *(f. temporale).*

Fjalít kohore zanë vendin e njëj ndajfoljori të kohëş. P.sh. *Në të zbardhun të dritës* (ndajfoljuer kohet) *gjatari del për lepuj. - Porsa të zbardhi drita* (fjalí kohore), *gjetari del për lepuj.*



Këto fjalí kohore u përgjegjin pyetjevet: *kur? sa kohë? sa herë? qyshë kur?* etj.

Vepra e fjalís së dytë kohore mund të ndodhë: a) *njëkohësisht,* b) *përpara,* ase c) *mbas* veprimit të fjalís së parë. Kështu që fjalít e dyta kohore mund të jén trí nduersh: *njëkohore, parakohore,* dhe *mbaskohore.*

#### *a)* Fjalít njëkohore.

Shembuj - *Sa ishem tue luejtë me teme motrë në kopësht, i a a mbërrini edhe vëllau i vogël prej shkollet.* - (Pra, *loja me motrën,* dhe *ardhja e vëllaut* ndodhin *njëkohësisht*). - *"A e bukur fusha, - kur çilë pranvera; - lulzim ka kopshti, - kur lulet dalin.* - (Mehmet beu) *"Kah u njit vorrin e puthi, - kahë u ul me gjak e mbushi". - Tek më pau, më njohti. - Sa pat thesi mel, u siellshin zogjt. - kahë* (nga) *mori me dalë, u rrxue mbë hundë e mbë buzë. - Për gjithsa herë që e mendoj dekën e Skanderbeut, përmallohem. - Ndërsa shokët xêjshin, ti rrijshe tue luejtë. - Porsa nisi me folë, i a bleva mendimin. - Përnji që pashë, s'mund t'u prita pa i a thanë nj'a dý fjalë. Tek erdhi ai, na e prishi kuvendin. Fort kini me u gëzue edhe ju, kur t'a mirrni vesht punën. Sa të jém gjallë, kurr s'do t'i a harroj nderën. Qëse ka bâ dita, nuk ka pushue shiu. "N'ty mendoj, kur agon dita".*

Mësim - Ndër gjithë këta shembuj, puna ase veprimi i fjalís së dytë (kohore) ndodhë mun njatëherë kur ndodhë edhe veprimi i fjalís së parë.

Kallëzuesët e të dyja fjalivet gjinden gati përherë në të njëjtën kohë. Kështu: *Sa herë që i shkruej, e pyes për tý. Sa herë që i shkruejshem, e pyetshe për tý. Sa herë që do t'i shkruej, do t'a pyes për tý.*

Lidhsat, me të cilat këto fjalí njëkohore ngjiten me të parën, janë: *kur, sa, ndërsa, mjesa, se; që, qyshse, përnji që, sa herë që, tek, kahë* (nga), *qëse* (qyshse), etj.

#### *b)* Fjalít parakohore.

S he m b u j - *Mbassi u çue dielli gati dy pash, barít lëshuenë gján e gjallë.* - (Pra, barít lëshojn gján; por do kohë përpara kishte qenë çuem dielli). *Buka, mbassi të thehet, nuk ngitet ma. Veç njatëherë i dihet vlera pafajnís, kur* (mbassi) *të bieret. Kur i a behi mësuesi në klasë, gati të gjithë xansët kishin pasë dalë. Si* (mbassi) *u kapa te shtëpia, m'i a nisi dhimba e krés. Qyshse u ftofa vjet dimnit, s'jam kurrkun*

*me shëndet. Na gjamën e motit e ndiejm ndonjë ças mbassi kemi pá vetimën. Porsa në qiellë doli hana, hyjt u zhduknë gati krejt. Sa perëndoi dielli, i a filloi me u vrâ. Dallëndyshat kthejn ndër né, si të nisi me dalë pranvera.*

Mësim - Veprimi i këtyne fjalive të dyta pra, ndodhë *përpara* veprimit të fjalís së parë.

Lidhsat, që ngjesin këto fjalí parakohore me kryefjalín, janë *mbassi, si, sa, qyshse, qëse, q'atë herë që,* etj.

Koha e kallëzuesit ndër këto fjalí parakohore, po s'qe e kalueme me *mbassi,* të shumtën e rasavet shkon në qetashen e lidhores: *Mbassi të lejë dielli, i fillojn me këndue bylbylat* (mbaskohore). *Prit, gomár, djeri të dalë tërfoja* (njëkohore). *Kur duel tërfoja* (parakohore), gomari cofi.

### *c)* Fjalít mbaskohore.

Shembuj - *Para se të muzget, barít kthejn gjân e gjallë në vathë.* - (Pra, njëherë, barít kthejn gján e gjallë në vathë; mandej muzget). - *Përçape mirë fjalën, përpara se të folsh. Mos gjyko ken të keq, para se t'a késh njohtë ti vetë. Shkodra, aso herë, vjetin 1468, nuk rá e gjallë në dorë të turkut, djeri që s'u ngushtue për bukë. Eja me na pá edhe një herë, para se të nisemi. Qyshë para se të më binte në dorë letra jote, unë atê punë e kishem marrë vesht.*

Mësim - Veprimi i këtyne fjalive mbaskohore, si shihet, ndodhë *mbassi* të jétë krye veprimi që shprehet në fjalín e parë.

Lidhsat, që u japin shkas fjalivet mbaskohore, janë *para se; jo përpara se, qyshë para se, djeri që, djeri sa,* etj.

Koha e këtyne fjalive po s'qe e kalueme, zakonisht shkon në të tashmen lidhore: *Do të nisemi nesër, para se të lejë dielli.*

*Vërejtje 1.* - Këqyr, si një rrethanë kohore, etj. mund të shprehet katër nduersh: *a)* nëpër një ndajfolje: *U nisnë nade heret* (në mëngjes); *b)* nëpër ndajfoljorët: *U nisnë n'agim të dritës; c)* nëpër një fjalí të zgjidhunë: *U nisnë, pa dalë drita; ç)* nëpër një fjalí të dytë, kohore: *U nisnë, porsa filloi me ague drita.*

*Vërejtje 2.* -Këqyr edhe, si mund të shprehet i njëjti mendim me fjalí të ndryshme, simbas pyetjesh, që mund të bâhen rreth sosh:

*Ku kemi lé e jemi rritë, aty âshtë atdheu jynë* (fjalí ndajfoljore vendit).



*Vendi, ku* (në të cilin) *na kemi lé e jemi rritë, ai âshtë atdheu ynë* (fjalí cilsorit).

*Nuk dihet mirë, ku kemi lé, e jemi rritë?* (fjalí kryefjalore). *Ju e dini fort mirë, ku na kemi lé, e jemi rritë.* (fjalí kundrinore).

Ushtrim. - Caktoni, ç'farë fjalísh kohore janë këto: 1. *Rueje macën, sa po shkoj me mbushë ujë.* - 2. *Verës, posa i a nisë me dalë drita, edhe zogjët i a fillojn kangës.* - 3. *Kur të desë lala Gjoni, merrni strajcën e kërkoni.* - 4. *Në mbrame, para se t'erret, na duhet doemos me u gjetun në shtëpí.* - 5. *Mbassi hangri mirë e mirë, u vû me këndue.* - 6. *Do t'a pyes njëherë, porsa t'a shoh.* - 7. *Qyshë përpara se të na vinte lajmi i dekës së kushrinit, m'a ka pasë ndie zemra.* - 8. *Tek të më bie në dorë letra e tij, tash po t'a çoj me e këndue.* - 9. *Sa i vuni librat mbi tryezë, mejherë doli e shkoi.* - 10. *Nuk ka pasë dalë kurrkun drita, kur i a filloi shiu.* - 11. *Ndërsa të tjerët luejshin, ai gjithënjë rrinte me libër në dorë.* - 12. *Mbassi u nisnë gati tëtanë, njatëherë veç edhe unë shkova në shtëpí.* - 13. *Qëse ka bâ dimni, bagëtia sivjet mâ të shumtën e ditvet kanë mbetun në vathë.* - 14. *Sa pati miellin, nuk kishte thesin.* - 15. *Djeri që mos t'a lêsh këtê ves, unë gjithmonë kam për të t'a qitë ndër mendë.* - 16. *Qyshse ka shkue përjashta, nuk dí mâ farë sendit për tê.* - 17. *Âshtë kot me u idhnue, mbassi të jétë krye puna.* - 18. *Zen vend edhe një minut, sa t'a mbaroj letrën.* - 19. *Para se të shkojsh në shkollë, më ban zâ.* - 20. *Gosta shkoi, s'ka mâ mirë.* - 21. *Sa të jétë gjallë, kurr s'ka për t'i u dam e keqja.* - 22. *S e qofshi, pleqnofshi!* - 23. *Kahë mora me i a bâ shpejt, më rrëshiti kamba.* - 24. *Kur u kallëzova, të gjithë mbetnë me gojë haptë.* - 25. *Djeri që mos t'a shoh vetë me sw të mí, nuk e besoj.* - 26. *Përnji që i a ndieva zanin, m'u gëzue zemra.* - 27. *Sa herë që vjen ti, na pështjellon punë.* - 28. *Kur të jétë kush tue folë, ti mos i a pre fjalën në gojë.*

### 3) Fjalít mënyrore *(f. modale).*

Shembuj - 1. *Si âshtë dita, qitet pitja. Sa mâ i naltë të jétë plepi, aqë mâ fort e rrahë era.*

2. *Kështu foli, ndërsa lott i shkojshin si pika e shiut.*

3, *Kaqë bukur e solli kuvendin, sa të gjithë i bani për vete.*

Mësim - Fjalít e ndajfoljorit të mënyrës i përgjegjin pyetjes *si? në ç'mënyrë? sa? në ç'masë?* - dhe caktojn mënyrën, masën a shkallën e intensitetit të veprës së kallëzojës:

1. *tue e krahasuem* me një kallëzojë tjetrë;

2. *tue diftue,* ase tue mohuem *një rrethanë përcjellse;*

3. *tue prúm një rrjedhim* (konsekuencë), ase veprë që buron nga kallëzoja e fjalís së parë. Prandej, fjalít e mënyrës janë trí farësh:

*a)* Fjalí krahasore *(f. komparative),*

*b)* fjalí rrjedhore *(f. konsekutive),*

*c)* fjalí vëretèt mënyrore *(f. modale).*

### *a)* Fjalít krahasore *(f. komparative).*

Shembuj - *Si âshtë vendi, bâhet kuvendi. Atê ditë binte shí, si donte Zoti. Na jemi një popull fort mâ i vjetër, se na kujton ndokush. Sa di, njaqë flet. Mësa gjindet peshk pa halë, aqë gjindet shtëpí pa fjalë. Shqiptarët e shkertë, të dëshruemë, si ishin për liri, filluenë kryengritjen kundra turkut. Flitte, jo ndryshe, por si t'ishte pishëm. Sa hyj ka qiella, aqë bekime reshttë Perëndia mbi jú. Atê, si e sheh, e shkruen. Sa mâ shum të rrënojsh, aqë mâ shum ndien (ndëgjon). Si t'u a bâjsh të tjerëvet, njashtu tash t'a bajn edhe të tjerët tý. Ajo vlen, sa të thuesh. "E si dirgjet bjeshkës thellimi, shí e breshën tue dikue, njashtu rá n'Rrzhanicë Malcia!" Punimi nuk m'erdhi aqë i vështirë, nga ç'm'u duk së parit. Ti, sa për punën teme, banja gjithsi të duesh. Këjo qërshí, për e voglë që âshtë, mjaft shumë ka mbajtë. Si nisi, s'krisi. Mësi kam kujtue, nuk më doli puna.*

Mësim - Fjalít krahasore lidhen me kryefjalën nëpër lidhsat *si, njashtu (ashtu), sa - kaqë, sa mâ - aqë mâ, mësa - aqë, mësi - nuk, mâ - nga, fort mâ, sé, qyshë, sikurse,* etj.

Koha e fjalivet krahasore shkon mâ të shumtën në mënyrën lidhore, se në diftoren; sidomos kur veprimi nuk tregohet si një punë e njimendët, që âshtë a që ndodhë verëvërtet *(reale).* B.f. *Ka asish që jetojn, si mos t'ishte kun, mbas kësaj, toksores, një jetë tjetrë, e amëshuemja.*

*Vërejtje.* - Shkojn me fjalí krahasore edhe fjalít kufizore, të cilat e përmbledhin ase e kufizojn mendimin e shprehunë në kryefjalí. P.sh. *Sivjet, me çka dij unë, nuk kemi luftë. Edhe ai miku, përsa mund të mora vesht, na kishte qenë idhnue fort. Mësi m'a merr mendja mue, ti krejt pa gjâ atê fjalë që të thaçë dje, mos e ço.*



### *b)* Fjalít rrjedhore *(f. konsekutive).*

Shembuj - *Kaqë u idhnue, sa nuk dinte mâ çka flitte. Dje qeshë lodhun aqë fort, sa me të zi e kapa shtëpín. Gëzimi ynë qe aqë i madh, sa nuk kam gojë me t'a diftue. Disa lume e kanë ujët aqë të qartë, saqë djeri guralecat mâ të vogjëlt mund t'u shihen në fund. Burrnia âshtë në vete një virtyt aqë i bukur, sa djeri anmikut i a kemi lakmí. E ka një krye ai, saqë thom, spatë me i rá, një ashklë s'i a hjekë. Rrezet e diellit të mjesditës flakojn aqë fort, sa syni i nierit nuk mund t'i kundrojë ngultas.*

Mësim - Fjalít rrjedhore ngjiten me kryefjalín nëpërmjet të lidhsavet përgjegjse *(korrelative: njekaqë - sa; kaqë - sa, aqë - sa; njaqë - sa; aqë,* etj.

Fjalít rrjedhore vendohen gati përherë *mbas* kryefjalís. Por mund të rrijn edhe *para,* tue i shtuem kështu ligjëratës forcë e hijeshí. P.sh. *Saqë të luejn gjindja me mue* (sa me luejtë), *kujtoj se endè s'jam bâ.*

### *c)* Fjalít e vërteta mënyrore *(f. modale).*

Shembuj - 1. *Bâjshem, kinse, s'po e shoh. Shtihej, kinse s'po di gjâ. Kahë mundohesh me rrëjtë* (me gënjye), *të mirret edhe goja. Ban, se s'ndjeva. Kahë s'çelë libër kurr, tash po mbetë në klasë. Ai përshëndette me dorë, ndërsa ulej me krye djeri në tokë* (tue u ulë). *Kahë mori me dalë* (tue marrë me dalë), *hasi* (ndeshi) *në pragun e derës. Sa rri pa punë* (në vend që), *m'a përshkruej njekëtê letrë. Në vend që të sielleni gjithë ditën rrugash, a s'ashtë mâ mirë të rrini kahë pakë edhe në shtëpi? Shtihej, kesh se jam i smundë.*

2. *Në vend që me luejtë sod me shokë, ké me ndenjë në pendesë. Gjykatsi mbeti njëherë tue ndëgjuem fajtorin, pa e çelë zanin e gojës. Cubat i a dogjnë stanin e berravet, përpa u hŷ ferrë në kambë. Në vend që me xanë, rri tue lëshue balona. A losim turrë, pa folë?*

Mësim - Fjalít mënyrore lidhen me kryefjalín nëpër lidhsat *kinse; kin; kesh se; kahë* (nga); *sa; ndërsa;* (këto të fundit, vetëm kur zâvendsojn fjalzat: *në vend, tue*).

Në gegënishten sidomos, mâ fort këto janë *fjalí të zgjidhuna;* pse zakonisht ndërtohen me mënyrën paskâjore; të cilavet fjalí u prijn lidhsat: *pa, për pa, në vend që...*

4) **Fjalít shkajkore *(f. kauzale).***

Shembuj - 1. *Lyp pak, se vjen e shuma. Prandej ti, nuk e di mësimin, prejse nuk e ké pregatitun me kohë. Ka asish që punojnë vetëm pse i ngushton nevoja. Le të rrijë aty, se mirë âshtë.*

2. *Nderoje prinden tande, që mund të jetojsh shum përmbi dhé. Na e mbyll njatë dritsore, mos të na hwjn mushkajat.*

3. *Në mos paç punë, luej derën. Gomár në t'u bâftë i Pari, ti mos i hyp, por merre për frenit. Në mos qofsh burrë, kuellu.*

4. *Sido që të bâhet, ti rueju se rri pa ardhë. Megjithëse e porosita përpara, ai nuk mori vesht.*

Mësim - Fjalít e ndajfoljorit të shkajkut mund të diftojn:

*a) arsyen, shkajkun* a *mjetin* pse, nëpër çka, ase me çka ndodhë a kryhet veprimi i kallëzuesit të kryefjalës; prandej, këto thirren *fjalí shkajkore të njimendta* (fjalí kauzale);

*b) qëllimin,* për të cilin ndodhë puna e shprèhunë në kallëzuesin e kryefjalís; dhe thirren prandej *fjalí qëllimore* (fjalí finale);

*c) kushtin,* me të cilin âshtë lidhun veprimi i kryefjalís, dhe prakështu quhen *fjalí kushtore* (fjalí kondicjonale);

*ç) kundërshtimin a pengimin;* d.m.th. se këto tregojn një arsye penguese a ndaluese, megjithkëto vërtetohet puna e shprèhunë në kryefjalí. Thirren prandej *fjalí kundërshtore* (fjalí konçesive).

**a) Fjalít e njimendta të shkajkut *(f. kauzale).***

Shembuj - *Shumë fëmij smuhen verës, pse hán pemë të papjekuna. Mbassiqë kaqë e shkurtë âshtë këjo jetë, do të mundohemi t'a shtiem në punë sa mâ me fryt. Prejse Marashi nuk mund e lau veten me bé, rá në gjobë të bajrakut. Çka kanë, që flasin? Fort keq drue se ka për t'i ardhun e mbramja Gjetos, qyshëse gjithmonë do me bâ në krye të vet. Kur* (mbasi) *nuk të ka anda me të ngucun tý kush, ti pse i ngucë të tjerët? Qáj kalorin, se i veren kambët. Kahë* (nga) *i kishte hŷ frika me të zi flitte. Fort mirë ké bâ, që i ké shkrue letrë. Prandej, pse jam tepër i mirë ju nuk më drueni aspak. Tue qenë se* (me qenë se) *nesër nuk jam në shtëpí, mos e merr rrugën me ardhë. Të falëm nderës, që po më kallëzon. Nuk mund shkova dje në shkollë, pse s'paçë këpucë. Lene ma, se na shurdhove.*

Mësim - Fjalít e njimendta të shkajkut ngjiten me kryefjalín nëpër lidhsat



*pse, përse, sepse; prandej - pse, mbassi, kur, kurse, qyshse, mbassiqë, kahë, nga që, me qenë se, tue qenë se, sapse...*

*Vërejtje 1.* - Për t'a theksuem mâ fort shkajkun, lidhsavet të fjalivet të dyta *(pse, prejse...)* shpesh u përgjegjin lidhsat e kryefjalís *(andej, prandej...)* P.sh. *Pse jé zemërkeq, prandej nuk të do kush. Prejse ké hangrë kumbulla të papjekuna, andej të dhemb barku.*

*Vërejtje 2.* - Sikurse âshtë pám mâ nalt, fjalít shkajkore, janë edhe fjalí të para ndonjë herë, të pavarëshme; dallohen nga fjalít e dyta shkajkut, jo prej lidhsash, mbassi të dyja palët i kanë gati të njinjishme; por ndryshojn mâ fort prej trajtës e kuptimit. Kështu, fjalia e parë shkajkore âshtë krejt, të thuesh, një gjâ në vete; jo vetëm pse nuk mvaret prej fjalísh së tjera, por pse këjo i ep shkaz njëj mendimi të rí, të shkëputun. Ndërsa fjalia e dytë shkajkore tregon fort mâ për s'afërmit arsyen e veprimit të kryefjalís, dhe i pështetet kryekëput kësaj.Mandej edhe, pse këjo shkajkorja e dytë mund vendohet, si para, si mbas kryefjalís; çka nuk mund të bâhet gjithmonë me fjalít e para shkajore. P.sh. *Koha mâ e mira me xanë âshtë mëngjesi: për arsye se mendja e nierit atê herë âshtë mâ e kthielltë dhe mâ e lirë.* (Fj. e parë shkajkore). - *Prejse më dhimbti kamba, s'mund erdha dje në shkollë.* (Fj. e dytë shkajkore).

*Vërejtje 3.* - Lidhsa e thjeshtë *se* në gjuhën e popullit ka shkue tue i a zanë shpesh vendin lidhsës shkajkore *pse;* çka s'na duket e arsyeshme të ndodhë edhe në gjuhën e shkrueme. P.sh. *Shko; se nuk të thotë gjâ mësuesi.* (Pse nuk...). *Ktheva në rrugë, se dreshta, se po bâhem vonë për shkollë.*

*Vërejtje 4.* - Lidhsat shkajkore: *përse, prejse, pse dreshta, për arsye se,* etj. mbassi janë mâ të plota, mirë âshtë të përdoren mâ fort ndër fjalít e para shkajkore; dhe ajo e shkurtuemja *(pse)!,* të lîhet mâ së fortit për fjalít e dyta shkajkore.

***b)* Fjalít qëllimore *(f. finale).***

Shembuj - *Matju mirë shenjit, që t'a vritsh me sigurí. Falma, t'a ndezi. Ulu mal, të na dali hana! Të kthejm në shtëpí, mos të bâhemi vonë. Xen tash në të rí, që mos të pendohesh në pleqní. Ejani të gjithë*

*këtu, t'i a thomi kangës. Na e ndez një shkrepsë, të shohim ku jemi. Prandej të qërtova, që mos t'a harrojsh për një herë tjetrë. Shi për njekëtê punë të ndala, që mos të thuesh mandej, se... Po t'a lâ çelë derën e oborrit, që të mund të vîjsh kurdo, pa i kërsitë. "Deh ti, Shqiptarit të shkretë, Zot, epja qytetín; që të mbërrijë me e gëzue librin!"*

Mësim - Fjalia qëllimore përmban qëllimin, pikën, për të cilën ndodhë çka tregohet në kryefjalí. Këtyne u japin shkaz, ase lidhen këto me fjalín e parë me lidhsat *të, mund të, që të, mos të, që mos të...;* të cilavet ndonjëherë u përgjegjin ato të kryefjalís: *Prandej, shi për njekëtê, për njekëtê qëllim, për këtê arrye, për këtê punë...*

Koha e këtyne fjalive qëllimore shkon zakonisht në mënyrën lidhore, mbassi që puna e këtyne tregohet, si një gjâ e pasigurtë. Por ndonjë herë përdoret edhe mënyra diftore; d.m.th. kur qëllimi bihet si një punë që sigurisht do të ndodhë, a së cilës pa dyshim mund t'i mbërrihet.

Gegënisht këto fjalí mâ të shumtën e herës jipen nëpër verbin në mënyrën paskâjore. P.sh. *Dola në kopësht, për me marrë pakë ajër. Nuk erdha mbramë, për mos me të trazue. Për t'a mbarue punimin mirë, lypet kohë.*

### c) Fjalít kushtore *(f. kondicjonare).*

Shembuj - *Bane të mirën e hidhe në dét; në mos t'a dijttë peshku, t'a di Zoti. Në mujtsha, nuk të lâ pa ardhë. Të gjet rreziku, çeli derën. Sikur të vinte ai një herë këtu, nuk do të kthente mâ në shtëpí. Njeriu i smundë duket në fëtyrë mejherë, edhe në mos e diftoftë ai vetë. Po të donte ai, mund t'a bâjë këtê punë. Në daltë moti, tash po lëshojm balonat. S'e qite shkortën, s'e ké troftën. Kahë (në) T'a dhaçë mâ, mâ zí m'a bâfsh. Po s'e gjete aty, kthe mejherë. Në dashtë Zoti, tash po na bje një pikë shí. Në qoftë se të zâ në rrenë një herë, kurr mâ nuk të zâ besë. Për në t'a paça bâ pa rrugë, qesim pleqt. Bane e shkove prap n'atë vend, i ziu ti, çka të gjén! N'âshtë se të vjen keq, nuk t'a thom ma.*

Mësim - Fjalít kushtore a qyshkore përmbajn kushtin ase qyshkun, mbas të cilit ndodhë apor, jo çka thuhet në kryefjalën.

Fjalít kushtore lidhen me kryefjalín nëpër fjalzat *në, në mos, n'âshtë se, në qoftë se, në qe se, sikur të, bane e...* Mund të gjinden të lidhuna vetëm me folje në të kryemen e thjeshtë të diftores, me fjalzën *po* ase edhe pa tê.



Trí farësh mund të jénë fjalít kushtore, simbas mënyrës, në të cilën kryhet, ase mund të kryhet kushti i vúm.

Fjalia kushtore *(protaze)* bashkë me kryefjalën *(apodhazen)* përbâjn *perjudhën hipotetike.*

1. - *Fjalia kushtore e njimendët* (reale): Puna e tregueme në kryefjalí ndodhë sigurisht, në qoftë se shkon në vend kushti i vúm. P.sh. *Po mori zjarm shtëpia e fqinit, atëherë edhe jotja âshtë në rrezik. Në mos paç xanë me kohë, ndër provime ké me u gjetun ngusht.*

2. - *Fjalia kushtore e mujtëshme* (potencjale): Çka tregohet në kryefjalín mund të ndodhë, po u vërtetue kushti i vúm. P.sh. *Po t'ishim na Shqiptarët pakgjâ mâ të bashkuemë, punë të mëdhaja kishim për të bâ. Po t'a rrudheshe pak gojën, do t'ishesh djalë i mirë.*

3. - *Fjalia kushtore e pamujtëshme* (ireale): Çka tregohet në kryefjalín nuk mund të ndodhë; mbassi kushti i vúm nuk kryhet kurr. Edhe këtu folja e kryefjalís shkon në mënyrën përgjegjse *(m. kondicjonale korelative).* P.sh. *Mos t'ishem Leka, kishem me dashë t'ishem Djogjeni:* (Por jam Leka!). *Po t'ishem mâ i rí, edhe unë kishem me këcyem si ju:* (Por jam plak!)

Ushtrim I. - Dalloji ç'farë fjalísh kushtore janë këto: 1. *Në të pyettë kush për ndonjë send, ti gjithmonë thuej të vërtetën.* - 2. *Po të kishem gjâ në dorë, t'a jap me gjithë zemrë.* - 3. *Unë atij, edhe vëllá t'a kishem pasë, mâ tepër s'kam mujtë me i ndihmue.* - 4. *Po të shtiheshin voet që me kohë në këlqere të pashueme, mbesin përherë të freskëta.* - 5. *Mos t'a kishte jeta e njeriut një qëllim pak të naltë, ky i tokës do t'ishte* (âshtë) *tepër i vogël për tê.* - 6. *Pakë gjâ mâ fort t'i u avitte toka diellit, mejherë ajo kishte me u zharitun prej si.* - 7. *T'a kishem pasë atê atê ditë aty, s'dí çka kishem bâ.* - 8. *Në qoftë se nuk i pëlqen, t'a kthejë.* - 9. *Në ardhtë sonte te ti, m'i u fal me shëndet fort.* - 10. *Unë e paçë qitë cekën mos me i përgjegjë, edhe të më kishte shám.*

Ushtrim II. - Analizoni këto fjalí të ndryshme ndajfoljorit, tue u a diftuem si së cilës, ç'faret janë këto.

*a)* - 1. *Era fryente atê ditë aqë me turr, sa nuk mund të mbaheshin çelë mbrrelat.* - 2. *Sa mâ nalt t'a çojsh kryet, aqë mâ fort të përvún Zoti.* - 3. *Po të përpiqen dy voe, njana do të thehet.* - 4. *Tek dhemb dhambi, vetet gjuha.* - 5. *Si të késh bâ në këtê jetë, ashtu ké për të gjetun në tjetrën.* - 6. *Djerisa të mendohet i urti, i marri vetet e kryen punë.* - 7. *Mësa petkat s'e bâjn njerin, aqë as fjalët e mëdhaja s'e bâjn veprën.* - 8. *Sikurse bima kërkon dritën, njashtu edhe njeri*

*kërkon dijen.* - 9. *Foli e foli aqë me të dhânun, sa të gjithë i bani me qám.* - 10. *Po të bâhesh krunde, të hán derrat.* - 11. *Si më ha barin, më puno ugarin* (tokën e bukës). - 12. *Ushqen gjarpërin, t'i hajë kryet.* - 13. *Kur ngjitesh përpjetë, shih edhe tatpjetën* (teposhten). - 14. *Deleja, kur kullot, aty len lesht.* - 15. *Po të dihej e mira e kaut, nuk do t'a thershin, t'i hán misht.* - 16. *Kur kishe dhenët, nuk kishe mendët; kur ardhnë mendët, i hangrën qent!*

*b)* - 1. *Tek âshtë peni mâ i hollë, atje këputet.* - 2. *Djeri t'i teket pasanikut, të vorfënit i del shpirti.* - 3. *Si ç'ka kryet, vuni kësulën.* - 4. *Ku pështýn shum, bâhet lum.* - 5. *Zhgul dhambin, të të shëndoshet kryet.* - 6. *Në vend që t'u a thuesh të tjerëvet, bane mâ mirë vetë.* - 7. *Thirren gomarët në darsmë,* (që) *të barin ujë.* - 8. *U gëzuem për lajmin e bukur, si të na kishte ndodhë ai fat né.* - 9. *Bjeri pragut,* (që) *të ndëgjojë dera.* - 10. *Në më gënjefsh të parën herë, qofsh i mallkuem; në më gënjefsh të dytën, qofsh i uruem!* - 11. *Ai foli me mue krejt si mos të më kishte pá kurr.* - 12. *Mandej mori me dalun, ndërsa rrinte gjithënjë tue më shique me bisht të synit.* - 13. *Po të bjeri lisi, nga degët kushdo ban drû.* - 14. *I ishin âjun swtë, si të kishte qenë çue mun njatëherë prej gjumit.* - 15. *Kur të japin, ha; kur të rrahin, kla!* (qáj). - 16. *I shpëtuenë lott, athue se i kishte pasun në grusht.* - 17. *Gjithsi të mâ bâjsh punën, të jap edhe pagën.* - 18. *Sa mâ fort t'a merrsh me të mirë, aqë mâ fort vjen e tërbohet.* - 19. *Shpesh gjindja i bjen punët fort mâ pus se janë.* - 20. *Më foli kaqë me idhnim, sa unë prej friket dridheshem krejt shtatit.*

*Vërejtje 1.* - Theksojm rregullën, se ndër fjalí kushtore shkon zakonisht koha e *mënyrës dëshrore.* Nuk përligjet prandaj, përdorimi i lidhores në këtê rasë. Kështu të bje të ndiejsh e të shihsh të shkrueme: *Në mos shkojsh ti, po shkoj vetë. Në m'a bâjsh gati, më ço fjalë. Në i a shkruejsh dy gisht letrë t'a dí për nderë.* Në vend të: *Në mos shkofsh ti... Në m'a bâfsh gati... Në i a shkrofsh...*

*Vërejtje 2.* - Këshillohet, që të dallohen mirë kohët e dy të thanmevet, që përdorin si lidhsa të mënyrës kushtore *në qoftë se, në qe se.* E para, kur ndjekë një fjalí me qetashen: a t'ardhëshmen: *Në qoftë se m'a lypë, t'a fali. Në qoftë se nuk do të vîj ma, tash të shkruej.* - Por: *Në qe se ai nuk i përgjegji mejherë, sigurisht, s'ka qenë aty, apor do të ketë qenë i smundë. Në qe se u vonova pak, më falni.* (Pra, jo: *Në qe se m'a lypë.* As: *Në qe se nuk vîj...* As: *Në qoftë se ai nuk i përgjegji mejherë letrës.* As: *Në qoftë se u vonova*).



*Vërejtje 3.* - Gjithënjë e mangtë na duket fjalia kushtore, tue e prû këtê, vetëm me trajtën e verbit në dëshmore, pa lidhsën përkitse *që;* sidomos ndër *fjalí kushtore mohuese.* P.sh. *Mos qofsh burrë, kuellu. Mos më gjetsh në shtëpí, linja librin motrës. Mos daltë, tepron.* Por: *Në mos qosh... Në mos më gjetsh... Në mos daltë...)*

### *ç)* Fjalít e dyta lejore *(f. konçesive)*

Shembuj - *I urti, sido që të sillet fati nuk trandet nga ato parimet e veta. Burri, megjithse bori ushtár të madh* (shumë ushtarë), *i mujti se i mujti Romakët. Sado t'a shkrîjsh jetën ndër këndime, dijes ti kurr s'mund t'i dilsh në skâj. Skanderbeu, ndonse qe zakonisht me një grusht Shqiptarë, i mujti dhe i shpërdau gjithmonë ushtrít e turkut. Edhe pse nuk e kishem pá për sa kohë, mejherë e njohta. Dikuj dikuj, edhe mbrapësht në e filloftë një punë, i del mbarë. Të jésh i. mirë ti sa të duesh, gjuhës së keqe nuk i ké shpëtim. Me gjith se pa dá më lante e më lyente, unë atij kurr s'i a kam pasun besën. T'i bâjsh mirë sa të duesh, atê kurr mik s'ké për t'a zanë. Ndonse e di mirë, se nesër kam për të qenë i zanun, unë, me dijtë ç'me dijtë, nuk e lâ pa ardhë. Njëmijë herë t'i thuesh, ai kurr s'merr vesht.*

Mësim - Këto fjalí të dyta lêjore, përbajn në vete një pengim ase një ndalim, të cilin kryefjala e qet poshtë.

Ngjiten me fjalín e parë nëpër lidhsat *sado, sado që, sido që, me gjithqë, me gjithse, edhe pse, dhe në, edhe po të, ndonse...* Shpesh mjafton edhe folja vetëm në lidhore pa lidhsë; *Të jeshë i pasun sa të duesh...*

Për në qoftë se pengimi a ndalimi bihet si një punë e njimendët a reale, folja shkon në mënyrën diftore; për ndryshe, po u prû puna a pengimi si mendim, si një gjâ që mund të ndodhë, folja shkon mâ fort në lidhore. P.sh. *Edhe pse jam vonë, në dashtë, po nisem* (realitet). *Sado të jeshë i mirë, atij kurr s'i mbushet mendja* (posibilitet).

*Vërejtje* - Sa për kuptimin e plotë të kësaj fjalie lêjore *(konçesive),* lê të vrehet ndër shembujt e naltreguemë, si kryefjala i bje nd'esh asaj pune ase atij pengimi, që tregon fjalia e dytë, lêjorja. D.m.th. kryefjala, në vend

që t'a xjerrë nga pengimi i fjalís kundërshtore (lêjore) rrjedhimin e natyrshëm, e hjekë atê pengim e e qet poshtë si të kotë; edhe papritmas xjerrë një rrjedhim a konsekuencë tjetrë, të ré e faret të papritunë. Kështu: *Mbassi qeshë i smundë, skishem si me ardhë me u pjekun mbë tý.* - Ky âshtë një rrjedhim a konsekuencë faret e natyrëshme. Por, këqyr tash, si e qet poshtë pengimin dhe arsyen e smundjes kryefjala: *Sado që qeshë i smundë, nuk m'u bâ të rrijshem pa ardhë me u pjekun mbë tý.*

Ushtrim I. - Caktoni ç'farë *fjalísh shkajkore* janë këto: - 1. *Bane fort mirë, që erdhe vetë.* - 2. *Kur nuk merr vesht, çka ké me i bâ?* - 3. *Ndenja në shtëpí, mbassi nuk kishem mbrrelë.* - 4. *Pse jam tepër i mirë, prandej ju nuk e çani kryet për fjalë të mia.* - 5. *Mbassi nuk ké si vjen vetë, çoje nemose vëllaun.* - 6. *Të kishem ngae* (kohë), *nuk të lutem fort.* - 7. *Në raftë borë sonte, nesër tash po ngrehim batat.* - 8. *Kurse* (mbassi) *nuk të ka anda me i a shkelë derën, ti sigurisht diçka do të késh në zemrë, një të keq kundra shoqit tyt.* - 9. *Kahë* (nga) *s'di ku e ké kryet, për këtê arsye tý jeta gjithmonë ka me të shtue zhgatërr.* - 10. *Nisu shpejt, mos të të zâjë shiu.* - 11. *Zoti prandej t'i ka falun duert, që mund të punojsh.* - 12. *Kur tý s'të vjen keq, atij pse do t'i vîjë?* - 13. *Grahnju pak kambëvet, që t'a kapim shtëpín me kohë.* - 14. *Edhe t'i kishem thanë përpara, ai kurr s'do të më kishte zanë besë.* - 15. *Në e dijsh veten përimend fajtuer, ul kryet.* - 16. *Kihen hardhiat dimnit, që të bâjn rrush mâ shumë verës.* - 17. *Mos e ban n'asgjâ njeriun, po s'e njohte mirë përpara.* - 18. *Sado që nuk e meriton, edhe kësaj here të vuna një notë të mirë.* - 19. *T'u punojshin mirë tokët, fort mâ tepër kishin me pague.* - 20. *Njekëjo mollë, megjithëse e kemi dlirë e plehnue, sivjet nuk e ka bâ kokrrën.*

Ushtrim II. - Dalloni, ç'farë *fjalísh ndajfoljorit* janë këto: - 1. *hangre fikun, vesh leshnikun.* - 2. *Ujkut i shkëlqen qymja, pse shkon vetë në punë.* - 3. *Kur vjen, çeli derën.* - 4. *Fjalën e mirë, ku t'a gjêjsh, merre.* - 5. *Gjâja e vjèdhunë, sado që t'a mbëshehish, vështirë se rri pa dalun.* - 6. *Qeni, kur tërbohet, mâ parë se të zotin, kurrken nuk ha.* - 7. *Gjarpënin mos e nguc në bisht, pse të zen në gisht.* - 8. *Mendoju përpara, në daç mos me u pendue mbrapa.* - 9. *T'i kishesh pasë mendët aso here, ti sod nuk do t'ishesh kështu.* - 10. *Njegulla erdh e e mbuloi vendin aqë, sa me të zi mund të shihshim shoqishoqin.* - 11. *Po s'qe ai vetë në shtëpí, kurrgjâ s'ka.* - 12. *N'u bâfsh vonë, lene për nesër.* - 13. *T'ecim, sa të kemi ditë.* - 13. *Duhet thanë gjithmonë e vërteteta, edhe në raftë me hjekë pak keq.* - 14. *Në mos i rafsh mbrapa*



*punës me kohë, mâ vonë nuk ké me mujtë ma.* - 15. *Sa mâ e rrafshtë të jétë rruga, aqë mâ shpejt tash po i a bâjm.* - 16. *Po u bamë vonë, s'kemi pse nisemi ndopak* (faret) . - 17. *Hyjt né na duken fort të vogjël, megjithse janë të mëdhaj për bin* (çudi). - 18. *Kur të thehet qerrja, gjêhen shtigjet.* - 19. *Pse të thashë ashtu, ti mos u xéj.* - 20. *Për në dash me korrun një ditë shum, qite farën e mirë.* - 21. *Mbassi s'mund të vîjsh me shokë, rri në shtëpí.*

## 6. FJALÍT NDËRMJETSE *(F. PARENTETIKE).*

Shembuj - *Për në qoftë se ju përimend e dueni atdheun - e mbi, këtê unë s'kam farë dyshimit - atëherë gatonjue qyshë tash, për t'i vleftun mâ vonë. E Jul Varibobës - do t'a njihni mirë, thom, këtê poet italo-shqipëtár - âshtë vjersha e bukur: "Kënka e të sgjuarit" - Tymi i duhanit - t'a thonë të gjithë mjekët e botës - âshtë helm, sidomos për mushkënít e të rijvet. - Edhe kështu - a e ké besë? - mbaroi përgjithmonë puna e atij të shuemit.*

M ë s i m - Një fjalí e pavarëshme, e cila hyn ndërmjet së tjerash, pa pasë një lidhní logjike me to të ngushtë a mvarsi prej sosh, thirret *fjalí ndërmjetse* ase *parentetike.*

*Vërejtje* - Edhe përbetimi, që përdoret shpesh në ligjëratë, ka trajtën e njëj fjalie ndërmjetse. P.sh *Këqyr, se njeshtu - pasha bukën që na mba gjallë! - ka me të dalë puna.* - Ku âshtë për t'u theksue, se trajta e përbetimit shkajkohet nga folja: *me pám,* në mënyrën dëshrore. Kështu kur i përbetohet kuj veta e parë, njëjës a shumës, kemi *pasha besën, pashim Zotin!* - Ndërsa, tue i lëshue bé vetës së dytë, njëjës a shumës: *pásh besën! pashi Zotin, burra!* (për *pafsh, pafshi!)*

## 7. PASQYRA E FJALIVE TË ZGJIDHUNA.

1) **Mënyra paskâjore *(infinitivi).***

Shembuj - *Çka me të kallëzue! Dam për tý, me i folë këto fjalë. Ndër male tona zîhet korí, me të gjetë miku pa bukë në shtëpí. Mjaft e vështirë po më vjen me t'a thanë. Kam dá me dalë nesër me gjuejtë. Mos u ngut me folë njëherë. Njekëtê libër, edhe me m'a falë, nuk e marr; jo që ti një gúr me ç á kryet s'i a jep kuj. S'më bâhet me i a*

*përmenë. Ai të rruen pa lagë. Më vjen si me e pas' ndëgjuem diku këtê fjalë. Nuk kam si shkoj me i a lypun librin, pse tash ka nisë me rá shí. Me më pas' shkrue me kohë, kishem ardhë. E kam mësue qenin me bâ lojna. Me e pá, sa bukur këcen! Me të thanë të drejtën, mue atê kalinën tande aspak s'm'a ka ande. Me qenë ti i miri, njetash shkon me m'a marrë çka të porosita. Çka me ngá, se!*

Mësim - Folja në mënyrën paskâjore, sidomos në Gegënishten, përveças në vend të gjymtyrëvet të fjalís së thjeshtë, mund të zâvendsojn edhe fjalí të vërteta. Fjalít këso dore, të ndërtueme d.m.th. nëpër verbin në trajtën paskâjore, thirren *fjalí të zgjidhuna.*

Paskâjorja mâ fort zâvendson:

1. *fjalín e kryefjalës:* Nuk âshtë njerëzí, me i a prém kuj fjalën në gojë;

2. *fjalín e kundrinës:* Mendoj, me u bâ mësues;

3. *fjalín e cilsorit:* Dëshiri, me u mbajtë diçka mbi të tjerë, t'a ka rritë menden;

4. *fjalín ndajfoljore mënyrore:* Në vend që me punue, kërkon pijetoret;

5. *fjalín ndf. shkajkore:* Ai shkoi n'Universitet, për me u laureue në mjekí;

6. *fjalín rrjedhore,* etj.: Nuk jam aqë i trashë, sa mos me të marrë vesht;

7. *fjalín kushtore:* Me dijtë njeriu kur des, i a ban vorrin vetes...;

8. *fjalín kohore:* Edhe ai, me të ndëgjuem këto fjalë, iku e shkoi...

2) **Pjesorja** ***(participi).***

Shembuj - *Vepra artit, punuemë kaqë bukur, nuk më ka rá të shoh ndojherë. Ngranë bukë shpejt e shpejt, dhe lá duersh, ashtu sa me thanë, shtegtarët dolnë e shkuenë. Sado i marrun mendësh prej pijet, e shihte edhe ai vetë, se nuk ishte e mirë ajo punë. Ngarkue me gjithkëto padí, ardhë në hundë djeri miqvet, ti ende nuk regje. Lém njeriu i shkretë për lumní fort mâ të nalta, pse me e kalue jetën, gjithmonë i rrêjtun mbas të miravet të rrêjshme të tokës?*

Mësim - Megjithse pjesorja *(participi)* e tashme, sikur e kemi çekë mâ nalt, mâ të shumën mirret si emën *(çelës, shtiezë, mësues),* dhe e kaluemja ka veshun sod shpesh trajtën e vështrimin e mbiemnit *(i dashun, i tretun, i lanuan);* prap, sidomos pjesorja e kalueme mund të rrijë, edhe shumë herë në vend të fjalivet të dyta. Edhe kështu,



Pjesorja zâvendson:

1. *një fjalí cilsorit:* Jo: një djalë të rí, dhânë kaqë fort mbas pijet e lojet, s'e kam ndeshë kun;

2. *një fjalí ndajf. mënyrore:* Me të zi e kapmë atê natë shtëpín, lagë e bâ qúll;

3. *një fjalí shkajkore:* Rrethuem prej anmikut, ligshtuem e fikun unit, qyteti s'pat nga t'i a mbante, dhe rá në dorë;

4. *një fjalí kushtore:* Luâjt, të marrun qyshë të vogjël, mund të zbuten;

5. *një fjalí ndajf. lêjore a konçesive:* Shkrimi, megjithse grisun keqas prej motit këndohej mirë.

Shenjim mbi ndërtimin e pavarëshëm *(Konstrukcjoni absolut).* - Shembuj: Edhe fëmija, *ardhun* koha e bukës, çanë e shkuenë. Katundari i shkretë, *dalë Drini breg në breg,* mbet sa për atê ditë ngujue tu stani. *Tue rá* kështu *shí,* s'kemi si shkojm sod në shkollë. *Pa folë* ti, as vetë s'flas.

Ndër këta shembuj, pjesoret: *ardhë... dalë... folë...;* me gjerundin: *tue rá shí...,* përbâjn fjalí krejt të zgjidhuna, dhe të pavarëshme nga subjekti i fjalís së parë: trajton kështu fjalí faret të pavarëshme e në vete. Këto prandej, quhen: *Ndërtime absolute,* që i përgjegjin *ablativit absolut* të latinishtes.

Për qartësí, le të vrohen tash edhe këto fjalí të tjera: *Tue kthye* (unë) *nga shkolla,* ndesha rrugës vëllaun e Sandrit. *Krye* ashtu shpejt e shpejt ato punë që kishem për doresh, dhânë fund hartimit të shqipes, edhe *ngranë* në kambë e në dorë një kafshatë, u nisa në detyrë. *Tue të pasë* tý shoq klaset dhe mik të vjetër, nuk po t'a prishi.

Ndër këto fjalí të zgjidhuna pjesoresh e gjerundash të fundit, nuk kemi mâ fjalí të pavarëshme ase absolute, si mâ nalt. Ndër këta shembujt e dytë kemi gjithkun po të *njëjtin subjekt,* që ka kryefjalia. Prandej, këtu kemi fjalí të zgjidhuna po; por të varëshme ase të dyta.

3) **Mënyra përcjellore** ***(gjerundi).***

Shembuj - *Tue kaluem* (ndërsa kalojshem) *sod në mëngjes kahë Bashkia, u ndesha në tê. Atëherë ai ngau tue qám te i ati. Vetëm tue i a vúm menden, tue e ndjekun shkollën rregullisht, dhe tue i u vú këndimit me zéll, vetëm atëherë mund të dilni diçka. Po ti, tue mujtë me ndenjë pa zâ, pse flet? Dhe tue thanë këto fjalë, i rá të fikët. Tue i pasë thanë një mijë herë, nuk merr vesht.*

Mësim - Edhe përcjellorja mund të ketë shumë vështrime, ase mund të zâvendsojë disa duerë fjalísh së dyta, si:

1. *fjali. kohore:* Tue u kthye në shtëpí, më rá në mendë puna jote;

2. *f. kushtore a kondicjonare:* Tue m'a pague mirë (në m'a paguejsh mirë), ndoshta më mbushet mendja e e shes.

3. *f. lêjore a konçesive:* Tue qenë i zoti të shkojsh me të tjerë *(me gjithëse mund të shkosh),* me sa mendë do me ndenjë mbas shokësh? Tue e pasë porositë mâ se një herë, gjithënjë ai atê menden e vet se të veten;

4. *f. shkajkore:* Tue më dhimbtun kështu kryet *(mbassi po më dhemb k.),* s'kam si vîj në shkollë. Tue mos pasë kohë, nuk shkova në teatër dje;

5. *f. mënyrore:* Fëmijt dolnë prej shkollet tue këndue e tue britë të madhe. Po ti, tue pasë mashën, pse djegë dorën?

4) **Emni foljuer si fjalí.**

Shembuj - *Të kthymen në shtëpí, tash po t'a nisi. T'a ndiemen një herë të vetme kangën, mejherë e zen për mendësh. T'i a thanmen një fjalë, por të këcen. Të filluemen me u errun, zogjët strukën ndër çerdhe. T'a pamen, menjëherë e njoh. T'u ngjallmen pak, del e merr rrugat. T'a marrmen rrogën, tash po të láj. T'u lëshuemen berret prej vathit, këto mëswjn kullosën. Të dalmen pranvera, kthejn dallëndyshat. T'i a premen krahët zogut, nuk mund të fluturojë. T'u a thanmen një herë, mjafton, e s'e bâjn ma. T'i a ndiemen erën, i a nisë vajit. T'i gjetmen, tash po t'i çoj. Të ju çuemen fjalë unë, ju nisnju. T'i ardhëmen pak gjâ fryma, këcen si gjel. T'u çuemen prej gjumit, lahem faqesh. Të perënduemen dielli, qesin synin hyjt; t' aguemen drita, zhduken.*

Mësim - Emni foljuer i gjinís femnore në rasën IV. shqip mund të zâvendsojë një fjalí të dytë (f. e zgjidhunë), zakonisht një fjalí parakohore, shkajkue nga lidhsat *porsa, mbassi, mbassiqë, si,* etj.

Kështu, nga emnorja *e shkuemja, e ndiemja, e filluemja, e dalmja,* kemi dëshmoren *të shkuemen, të ndiemen, të filluemen, të dalmen.*

Si mund të shihet nga shembujt, emni përanë sish rri në rasë I. ase IV., simbas zyrës që ban: të *kryefjalës* (me një emën foljuer pakalues); ase *të kundrinës* (me një emën foljuer veprues).

Nejet dhe grimsimet përemnore rregullohen simbas natyrës së foljes, nga e cila rrjedhë emni foljuer. Kështu, n'ardhtë ky nga një folje pakaluese,



emni merr nenin e thjeshtë femnuer të rasës IV. *(të);* në rrjedhtë nga një folje kaluese, posë nenit, emni merr edhe grimsimet përemnore *(t'a, t'i, t'u, t'i a, të ju, të ju a, t'u).*

Emrat foljorë rrijn të pandrueshëm kundrejt çdo numri a gjinie së kryefjalës. P.sh. *të ramen dilli,* ase *të ramen rrezet e diellit. - të ju thanmen unë gjâ,* ase *të ju thanmen na gjâ; - Të na bamen zâ ti, mejherë vîjm,* ase *të na bamen zâ ju,* etj.

*Vërejtje* - Malet e Bishkazit dhe rrethet e Matit, këtê emën verbuer në konstruktet e mbithanuna, e veshin me një fjalí mâ fort jehuese a tingëlluese për vesh, se sa të nevojëshme për kuptim. Thonë *Të shkuemen që shkoi. T'ardhëmen, qi erdh.* etj.

Ushtrim.- Caktonjua farën këtyne fjalive të lira, tue i kthyem në fjalí të lidhuna, me ndihmën e lidhsavet përkatëse:

1. *Nuk di me i dhânë gomarit ujë.* - 2. *Tue pasë këpucët, pse ecë zbathun?* - 3. *Âshtë mâ mirë me thanë: Dredhoi Leka, se mbet Leka.* - 4. *Kush nuk ndëgjon me shkue, do të rrijë në pendesë.* - 5. *Mundoju, mos me mbetë mbas shokësh.* - 6. *Tue qenë i smundë, s'kam si shkoj në shkollë.* - 7. *"Edhe sonte t'shof, moj hanë, - rrezesh s'tua zbukurue..."* - 8. *Tue të pasë porositë po njëmijë herë, ti pse me bám kështu?* - 9. *Nuk âshtë urtí, me u nisun sod.* - 10. *Habitun gjithë ditën e lume mbas lojet, vjen koha e shkollës, dhe më shkon pa e çelun librin.* - 11. *T'i kaluemen idhnimi, qeshet e flet si përpara.* - 12. *Landët e kopështit, randue prej boret, shkëlqejshin nga rrezet e diellit.* - 13. *Tue pasë ndodhë i zanun nga detyrët e shkollës, s'paçë si vîj.* - 14. *T'a kapmen shtëpín, ti shko e bje në shtrat.* - 15. *Nuk rrihet gjithmonë tue luejtë.* - 16. *Zogjët e shkretë, marrë mêç prej boret, nuk dijshin, ku me u strukë.* - 16. *T'i diktuem gjahtari, qitte më ta e i vritte.* - 17. *Tue shkue me shokë të këqí, zen gjithëfarë së zezash.* - 18. *A ban, me na u shporrun qafet?* - 19. *Të marrmen vesht, se prap flet këso fjalësh, .iI mjeri ti!* - 20. *Pa ju çue fjalë na, ju mos lueni vendit.* - 21. *Nuk të ka hije me u zgërdhî.* - 22. *T'u errmen pak, i a fillojn me këndue kukuvajsat.* - 23. *Tue mos i rá mbrapa, kopështi madje shkon dam.* - 24. *Po tý, lum djali, a të ka anda me të qestisë kush?* - 25. *Të mbaruemen mësimi, tash po dalim e shetisim pak.* - 26. *Më vjen me qá, kur e mendoj atê të shkretin.* - 27. *Mos më ban me folë.* - 28. *Me e dijtë ç'me dijtë, nuk e lâ pa ardhë.* - 29. *Me dekë se me dekë, mâ mirë me dhânë jetën për atdhé.*

### 8. FJALIA E PËRBAME SHUMFISHE.

Shembuj - 1. *As mos u gëzo i gëzuem, as mos u mjero i mjeruem: gjithmonë qëndro si burrat!*

2. *Ndërgjegja âshtë si drita e synit: Një teshë e voglë, që të na bjerë në sý, na dhemb e na djegë; as s'na zen vendi vend djeriqë mos t'a hjekim atê gjasend fort të mërzitshëm.*

3. *Burrnia dhe forca e vullëndetit, të cilat Skanderbeu i kish fitue qyshë në të rít e vet, e përcollnë fatosin djeri në dekë; edhe i duel kështu burrit të botës me e mbajtun larg nga atdheu, për 24 vjet tiranin e Azís.*

Mësim - Si fjalít e përbame nga kryefjalít, si ato të përbamet nga fjalít e dyta, mund të jénë të ndërtueme prej mâ shumë se dý fjalísh. Ky grumbull fjalísh prandej, thirret *fjalí e përbame shumfijshe.*

Shembuj_- 1. - *Këjo pra âshtë dita, që e kemi pritun tash sa mot; e për të cilën lypet të mos kursehemi, djeriqë t'i dalim në krye qëllimit.*

2. *E dini edhe, se shumë landë ju mbesin për të xanë; e se kurrnjena, nuk hyn në krye ashtu vetvetiut, por se e cila për vete lypë mund, kohë dhe kujdes.*

3. *Më bje në mendë se, si fëmij, kemi pasë ndenjë me shtëpí diku në një skâj të qytetit; prej kahë e kishim fort larg shkollën.*

Mësim - 1. Të gjitha fjalít e dyta mund të varen drejt për së drejti prej kryefjalísh; edhe mund të jetë, që mos të kénë kurrnjë lidhní nga fjalít e tjera të dyta.

2. Dý, a mâ shumë fjalí, të cilat varen drejt për së drejtit nga kryefjalia, mund të rrijn kundrejt shoqjashoqes, si *fjalí nënrendore.*

3. Ka fjalí të dyta mandej, të cilat nuk varen nga kryefjalia, por nga njena këso fjalísh së dyta. - Krahasoji këto 3 rregulla me tre numrat e shembujvet të paraqìtunë.

*Vërejtje 1.* - Po qe nevoja, që të shtihen në punë një mbas një dý fjalí të dyta të njinjishme, djeri ku të jétë e mundunë, duhet këqyrë, të paraqiten këto, për kahë trajta, të ndryshme. P.sh. Ndër dý fjalí kryefjalore a kundrinore, për njenën të përdoret lidhsa *që,* për tjetrën, *se.* Ndër dý fjalí cilsorit, për njenën përemni lidhës *që,* për tjetrën, *i cili.* Ndër dý fjalí ndajfoljorit, të përdoren nga dy lidhsa të ndryshme për trajtë, si: *Mbassi - tue qenë se: ndërsa - kahë* (nga); *porsi - sikur,* etj. - Ase, njena të ndërtohet me lidhsat përkatëse, tjetra, me fjalí të zgjidhuna. P.sh. *Një*



*fëmijë, i cili nuk ka bukë te shtëpia dhe që kërkon me u veshë e me u mbathë përtej se i ka hije, ai nuk e meriton dhimbën e bamirsëvet. - Nuk duhet kurr të shkojsh me fjetun, po s'qé i zoti me i thanë vetes, se atê ditë diçka ké xanë. - Mbassiqë po âshtë të vranët, e tue qenë edhe se po jam pak lodhshëm, sod nuk do të dal faret nga shtëpia.*

*Vërejtje 2.* - Subjekti i fjalís së parë, i cili âshtë njëkohësisht edhe kryefjalë e fjalís së dytë, nuk duhet venduem kurr në krye të dyjavet, para lidhsës. Kështu, jo: *Miqt, mbassi që nuk po na vîjn sonte, do të shkoj vetë e t'i thërras;* por *Mbassiqë nuk po na vîjn miqt sonte, do të shkoj vetë e t'i thrras.* - Jo *Pjetri, ndërsa gjithënjë po shkruente, unë s'i a dajshem synin;* por *Ndërsa Pjetri po shkruente, unë s'i a dajshem synin.*

## IV. PERJUDHA.

Shembuj - 1. *Sa mâ e mprehtë të jétë thika, aqë mâ lehtas hýn në mish; njashtu edhe fjala e keqe zhbiron zemrat, aqë mâ kthelltë, sa mâ e vrashtë e therse këjo të jetë.*

2. *"Si cur, që nalt prej kulmit - të njaj rrpîs s'tërmales s'grisme, - shkepun andej mbas hovit - te njaj rreshmje, shamë me krizme - turr nëpër drum t'thepisun, - teposhtë t'u rrokullisun, - plandoset n'fund e jet; - n'epshë t'vet i dekët, pa luejtun, - randon atje ku rá; - as kurr, për t'endun t'motit, - nuk mundet mâ me e pá - diellin e majës s'erëshme, - n'kje se 'i fuqí e ndershme - tërmales nuk e ngjet: - I biri i t'parë gabimit - njashtu po rrinte i shu'mi - prej ditës, që e parathanme, - një mní mizore e humi - ndër t'vshtira t'kobshme fare, qafën prej kahë krenare - me e çue mâ kurr s'shpresoi."* - (Manzoni).

3. *O ju bjeshkët e Shqyptarís, - ku mâ mirë shndritë dielli e hana, - e ku logu â i bujarís, - e ku rriten djelm si zana; - un jú kurr s'kam me u harrue - kahdo t'm'jét gjykue me u endë: - Dér sa t'muj me ligjërue, - jú gjithmonë kam me u përmendë!*

Mësim - Sado nën këtê emën *(perjudhë)* dikush thrret edhe fjalín, që na mâ nalt quejtmë *fjalí të përbame;* prap, mâ fort *perjudhë* gramatologët thrasin atê grumbull të kumbueshëm fjalísh, të ndërtuem me mjeshtrí e art, që përmban në vete një mendim të vetëm, por të kryem plotsisht.

Perjudha ka dý pjesë, që thirren *kryegjymtyrë,* të cilat rrijn njena kundrejt tjetrës, si pyetjet kundrejt përgjegjesh.

Se e cila ndër këto kryegjymtyrë mund të ketë në vete dý a mâ shumë fjalí të varëshme; të cilat dahen njena prej tjetrës me *presa* a *pikëpresa*. Ndërmjet dý kryegjymtyrësh vêhen zakonisht *dý pikat*.

## V. FJALÍT E GJYMTA *(F. ELIPTIKE)*.

Shembuj 1. - *Hej ti? Kahë kështu? Me natë të mirë! Ndore tande! Mâ mirë një voe sot, se një pulë mot. Prite Zot! Si tash?! Gurit e drunit! A qé? Po. E ti? Mâ kadalë. Po pse të zit? Një rrugë e dý punë. Fundi? E pat! Loja! Po çka? Asgjâ. Mos Zot mâ keq!*

2. *Në dashtë Zoti! Të m'u hiqte qafet! Unë pra, i a kishem. Mendja jeme, jam mirë. Kot, t'i shkruejsh letrë. Mos t'a theni rrugës. Mirë, që m'a qite në mendë, t'ishim në shtëpí tash! Mjerë, kuj i ha shpina dhé! Kur t'a këqyrësh prapë mirë... Sa keq, që nuk e gjeçë aty! Si me e pasë pá diku këtê fëtyrë... Sa ban sod një kile kafe! Fort vështirë se vjen sonte! Njena dorë lan tjetrën, të dyja faqet.*

Mësim - Tue folë, na shpesh lemë jashtë ato pjesë fjaliet, të cilat mund të kuptohen vetvetiut; d.m.th. diku prej rrethanësh, diku prej përdorimit të shpeshtë, diku edhe pse përgjegja ka pranë pyetjen e mund të mirret vesht mejherë, pa qenë nevoja të përsritet pyetja.

Këjo fjalí e langtë gjymtyrësh quhet *fjalí e gjymtë* ase *fjalí eliptike*.

Përdoret sidomos ndër mbishkrime, ndër përshëndetje; tue pyetun a tue dhânë ndonjë urdhën; ndër lutje, ndër fjalë popullore, ndër fjalí pshertimore *(f. eksklamative)* etj.

Jo veç fjalia e thjeshtë, por edhe e përbamja mund të jénë të gjymta. Ndër fjalí të thjeshta mund të mungojë kryefjala, kallëzuesi a pjesët e dyta të fjalís; ndër fjalit e përbame mund të mungojë edhe kryefjalia. Fjalia e varëshme atëherë merr kuptimin e fjalís së parë, tue mbajtun por gjithënjë trajtën e vet që ka pasë dikur. P.sh. *Loja!* (u bâ, u krye, u fitue). *Mâ a mirë* (të késh) *një voe sot, se* (të késh) *një pulë mot! Nadja e mirë* (të qoftë)! *Kush* (âshtë) *trim! Prite, Zot,* (rrezikun)! *Fundi?* (si doli?). 2. *Të m'u hiqte qafet!* (Dëshroj, kesh të). *Sa keq,* (më vjen), *që s'e gjeçë aty! Si me e pasë pám* (më duket) *diku këtê ftyrë. Mos t'a theni* (këqyrni, ruenju) *rrugës. Sa ban sod* (a e din) *një kile kafe!*

Ushtrim. - Plotsoni këto fjalí të gjymta, tue xjerrë në shesh pjesët e nënkuptueme, edhe tue u a diftuem kuptimin e vërtetë.

- 1. *Kambët e lehta, e faqja e bardhë!* - 2. *E mbramja, me samár.* - 3. *As ficka me nji fik, as njeriu me nji mik.* - 4. *Të lumtë!* - 5. *E jona!* - 6.



*Lum zemra e tij!* - 7. *Punë për mue!* - 8. *Ngusht Drishti për qepë.* - 9. *Nandë urtí e nji trimní.* - 10. *Mirë në mëngjes! Me natë të mirë! Të bâftë mirë! Puna e mbarë! Për shumë mot! Në dorë të Zotit! Me shëndet e me zemrë të mirë!* - 11. *Shtatë okë thesi, një okë dardhat.* - 12. *Mjaltën në gjuhë e helmin në zemrë.* - 13. *Mâ shumë mendë, se dhen.* - 14. *Mirë e ké.* - 15. *Idhnimi i fortë, e zeza e të zott.* - 16. *E para e fëmijvet, e dyta e daivet.* - 17. *Punë të shkreta!* - 18. *Se i cili të veten, mullîsi t'ujit.* - 19. *E treta, e vërteta.* - 20. *Ti gjithënjë ne e Lekës.* - 21. *Mâ mirë vonë, se kurr.* - 22. *Gjithëçka me hije.* - 23. *Flokëgjata, mendëpaka.* - 24. *Gjimnazi Femnuer.* - 25. *Nuk i a dijm Zotit.* - 26. *Bukë e hî, e në shtëpí!* - 27. *Fëshat e zakon.* - 28. *I biri botës, shpëtimi i kokës.* - 29. *Gusht, e verë.* - 30. *Âshtë tjetra në thes.* - 31. *I duruari, i lavduari.* - 32. *I shumi, si lumi; i paku; si plaku.* - 33. *Nata në Shën Ndré, si grue e vé (e vejë).* - 34. *Burrë fort i mirë ky Gjetja.* - 35. *Âshtë e dîjtunë!* -

a) 1. *Të na binte sod borë!* - 2. *Sa mirë, që po m'a qet ndër mendë.* - 3. *Mos më pate randë, a gjâ!* - 4. *Çka priti me qitë për gojet!* - 5. *Mos t'a késh harrue kun.* - 6. *Si të m'a kishte bâ postafat!* - 7. *T'a kishem dijtë me kohë!* - 8. *Ti, a po na rri sonte, të drejtën!* - 9. *Çka? Kinse, na kemi folë keq për tý?* - 10. *I smundi i shkretë, a e kapë mbramen, a jo.* - 11. *Sa të fortin krye paska!* - 12. *Gati!* - 13. *T'u bâftë shëndet!* - 14. *Palè, a bâhemi gati, a jo.* - 15. *Kush do të m'a ketë marrë shkopin!* - 16. *Mos të më thotë kush gjâ!* - 17. *T'ardhëshim për të mirë!* - 18. *Mos t'a harron punimin në shtëpí!* - 19. *Athue na del moti nesër!* - 20. *T'ishem edhe një herë i rí!* - 21. *Mos të ftoheni, tue ndenjë n'erë!* - 22. *Mos të t'a ndiejë kush këtê fjalë.* - 23. *Se ku e kam ndie vetë?* - 24. *Lum e lum, se po na rritet djali!* - 25. *Si t'i a kishem dëtyrë!* - 26. *Mâ i marrë unë që flas me tý!* - 27. *Se po na vjen ai mâ këndej!...* - 28. *Si të m'a kishte thanë ndokush përpara këtê fjalë.* - 29. *Si t'a kishem porositë vetë.* - 30. *Sa mundin e kohën më ka kushtue vjet provimi!* - 31. *Se m'a ban ai atê punë jo...* - 32. *T'ishen gjetë aty atê ditë!*

## VI. BISEDË E DREJTË A E PAVARËSHME, DHE BISEDË E ZHDREJTË ASE E VARËSHME *(ORATIO RECTA ET OBLIQUA)*.

Shembuj - 1. *Porsa më pau, më pyeti: Kush jé ti? Si të thonë emnit? Nga po vjen? Çka ke ardhë me bám ndër né?* - *Unë i përgjegja: Jam Shqipëtár nga Elbasani; më thonë emnit Isuf, edhe kam ardhë ndër jú, për me gjetun punë.* -(Bisedë e drejtë).

2. *Porsa më pau, më pyeti, kush ishem, si më thonjshin emnit, prej nga vijshem, edhe çka kishem shkue me bâ ndër ta. - Unë i përgjegja, se ishem Shqipëtár, e vijshem* (a ishem tue ardhë) *nga Elbasani; se më thojshin emnit Isuf, dhe kishem ardhë ndër ta, me gjetë punë.* - (Bisedë e zhdrejtë).

Mësim - Biseda e ndokuj mund të bihet a fjalë për fjalë n'atê trajtë *(tekstualisht),* si âshtë thanë prej ligjëruesit; ase, tue mbajtë vetëm kuptimin e mendimin e tij, bihet si e varunë prej si. Mënyra e parë thirret *bisedë e drejtë* ase *e pavarëshme;* e dyta *bisedë e zhdrejtë* ase *e varëshme.*

2. Fjalít e varëshme të bisedës së zhdrejtë lidhen me kryefjalín nëpër lidhsat *se, që, të,* ase me përemnat e ndajfoljet pyetse *kur, ku, si, pse.*

3. Përemnat vetorë dhe pronarët e vetës së parë e të dytë të bisedës së drejtë, kur varen nga ligjëruesi i vetës së tretë, kthehen të gjithë në vete III. P.sh. E ai përgjegji: *Ty nuk të duhet t'i dijsh punët e mia* (bisedë e drejtë) - Por: *Ai i përgjegji, se atij nuk i duhej t'i dinte punët e tia* (bisedë e varëshme).

4. Pronari bredhtuer *i, e vet* në bisedën e drejtë shenjon sendin, që i përket kryefjalës s'asaj fjalie, ku gjindet ky përemën; ndërsa pronari i vetës së tretë *i tij, e saj* shenjon sendin që i përket kryefjalës së fjalís së parë, nga e cila varet. P.sh. *Tue dalë prej shkollet, një shoq i klasës i tha: Këqyr, Jakub, se me gjasë ké marrë gabimisht librin tem bashkë me tandin* (bisedë e drejtë). Por: *Tue dalë prej shkollet, një shok i klasës i tha Jakubit, të këqyrte mirë, mos i a kishte marrë gabimisht librin e tij* (të shoqit) *bashkë metë vetin* (të Jakubit).

5. Përemnat, dhe ndajfoljet diftuese të vetës së parë *ky, këtu, kështu, tash, kaqë,* etj. dalin në bisedën e zhdrejtë, në vete III.; d.m.th. largohen: *ai, atje, ashtu, atëherë, aqë,* etj. P.sh. *Edhe Pjetri i tha: Ky vend këtu nuk më duket kaqë i shëndoshët.* - (b. e drejtë). Por: *Pjetri i tha, se ai vend aty nuk i dukej aqë i shëndoshët.* (b. e varëshme).

6. Fjalít urdhënore të drejta të vetës së dytë kthehen në mënyrën lidhore po n'atê vete, së cilës i drejtohet urdhëni. P.sh. *Mësuesi më tha: Shko shpejt e laju me borik në shtëpí.* (urdhën i drejtë). Por: *Mësuesi m'urdhënoi, të shkojshem shpejt e të laheshem me borik në shtëpí.* (urdhën i varëshëm).

7. Përsa i përket kohës, folja e fjalís së drejtë, kur kthehet në bisedën e zhdrejtë, përgjithsisht shtwhet e bihet si e kalueme. Kështu, *e tashmja* bâhet *e pakryeme; e pakryemja* del në bisedën e zhdrejtë *e kalueme* ase *e tejkalueme,* etj. P.sh. Ai më pyeti: *Ku po shkon? Çka kini bâ dje në shkollë? Pse nuk kini kthye në shtëpí me kohë?* (pyetje të drejta). Por: Ai më pyeti: *Ku po shkojshe* (a: ku ishem tue shkue), *çka kishim bâ ditën para në shkollë, edhe pse nuk kishim kthye në shtëpí me kohë.* (pyetje të zhdrejta).



8. Thirroret zhduken faret në bisedën, edhe shtihen si kundrina në pjesën kallëzuese *(narrative).* P.sh. *E Gjoka i tha: Shko, morè djalë, në punë tande, dhe mos i nguc shokët rrugës.* (b. e drejtë). Por: *Gjoka i tha djalit, dhe e qërtoi, të shkonte në punë të vet, dhe të mos i ngucte shokët.* (b. e varëshme).

9. Kështu të thuesh edhe fjalít ndërmjetse *(parentetike).* P.sh. *Që se kam lé, - i a priti tremshëm malsori - mue njekëso punësh kurr s'më ka rá me pá.* (b. e drejtë). - Por: *E malsori i a priti tremshëm dhe i tha, se atij, që se kishte lé, aso punësh kurr nuk i kishte rá me pá* (b. e varëshme).

*Vërejtje* - Nuk âshtë e qërtueme, që të paraqitet ligjerata e trajtës së drejtë si e varëshme dhe e lidhunë me kryefjalín nëpër lidhsa: *se, që.* P.sh. *Më tha, se kam qenë me shetitë.;* në vend të trajtës së drejtë: *Më tha: kam qenë me shetitë;* - ase krejt e varëshme: *Më tha se kishte qenë me shetitë...* Kështu; edhe, jo: *I kallëzova, se nuk mund të vij me ju.* Në vend të trajtës së drejtë: *U kallëzova; u thashë: Nuk mund të vij me jú* - ase krejt e varëshme: *I kallëzova, se nuk mund të shkojshe me ta.*

## NJË PASQYRË E SHNDRIMIT TË BISEDËS SË DREJTË NË TË ZHDREJTËN.

### a) Bisedë e drejtë.

1. - Kur ishin të rí, gjyshi i qërtonte nipat, tue u thanë: Në kuvend të burravet juve nuk ju përket me çelë gojë; e vetëm në ju pyettë kush, mund t'i përgjegjni përsa dijni.

2. - Edhe i ati shpesh i thonte të birit; çka ké, morè Sandër, që rri kështu idhnueshëm me shoqin tand, Tushin, athue se të ka vrá babën.

3. - Mësuesi më pyeti: Ku rri me shtëpí? Çka të punon baba? Po ti, si ké, ardhë krejt vetëm djeri këtu?

4. - "Jo, unë nuk mund të rrí këtu ku jam, - i shkruente fëmija s'amës. - Posë kësaj, punën teme, as të tuat kurrnjenën nuk kam mundun me krye. Edhe fjalën tande nuk kam qenë i zoti t'a mbajshem, mbassi tashma gati të gjithë konviktorët kanë kthyem ndër shtëpia të veta."

5. - Titi e kishte zakon me thanë: "Ajo ditë, në të cilën s'kam bâ kurrnjë të mirë, âshtë e djèrrunë për mue!"

6. - "Unë i kam gati - i përgjegjte e motra vëllaut - tëtana sendet për rrugë; edhe nesër në mëngjes do të nisem. Po ti, a jé gati?

7. - Ndërkaqë erdhi një ushtár nga balli i luftës e na lajmoi: "Ushtria jonë sod ka mësým anmikun, ndërsa ky po kalonte lumin".

8. - "Ruenju fort - na porositi vëllau i madh, - dhe mos u nisni ashtu natën, rrugë e pa rrugë; por pritni të dali drita!"

9. - Skanderbeu, tue u dám sish, u a lëshoi këto fjalë: "Nuk e dí mirë as unë, o ushtarët e mí të dàshunë, a mund të këthehem sonte, apor jo. Ju ndërkaqë rrini gati. Mos këqyrni mue, por t'a ruejë se i cili pritën, që unë i kam shenjue!"

10. - Marash Uci mbet e i tha Çun Mulës: "Kam kénë në Shkodrë, mbramë kam ardhë... Çoju fjalë pra, Krenvet t'vendit, të dalin n'Brigje, n'log t'kuvendit; se do t'dal nji herë tu shpia, me i shestue do punë të mia!".

## b) Bisedë e zhdrejtë.

1. - Kur ishin të rí, gjyshi i qërtonte nipat, tue u thanë, se në kuvend të burravet atyne nuk u përkitte me e çelë gojën; e se, vetëm n'i pyette kush, mund t'i përgjegjëshin përsa dijshin.

2. - Edhe i ati shpesh e pyette Sandrin, pse rrinte ashtu idhnueshëm me shoqin e vet, Tushin, athue se i kishte vrám babën!

3. - Mësuesi më pyeti, ku rrishem me shtëpí, çka më punonte baba, dhe si i a kishem bâ me shkuem djeri aty.

4. - Fëmija i shkruente s'amës, se nuk mund të rrinte mâ aty ku ishte. Dhe, posë asaj, se as punët e veta, as të sajat, nuk kishte mundë me i krye. Mandej, se fjalën nuk kishte qenë i zoti t'ia mbante, mbassiqë atëherë gati të gjithë konviktorët kishin kthyem ndër shtëpia të veta.

5. - Titi e kishte zakon shpesh me thanë, se ajo ditë, në të cilën nuk e kishte bám kurrnjë të mirë, ishte e djèrrunë për tê.

6. - E motra i përgjegji vëllaut, se i kishte gati tëtana sendet për rrugë; dhe se të nesermen në mëngjes do të nisej me doemos. Dhe e pyeti, n'a ishte gati edhe ai.

7. - Ndërkaq i a behi një ushtár nga balli i luftës e u lajmoi, se ushtria po shi atê ditë e kishte mësým anmikun në shpinë, ndërsa ky po kalonte lumin.

8. - Vëllau i madh i porositi, t'u ruejshin fort, e mos t'u nisëshin ashtu rrugë e pa rrugë; por të pritshin të dilte drita.



9. - Skanderbeu, tue u dám prej ushtarëvet të vet të dàshunë, u diftoi, se as ai vetë nuk e dinte mirë, a mund t'u kthente atê natë, apor jo. U vuni porosi ndërkaq, të rrijshin gati, dhe mos t'a këqyrshin atê; por t'a ruente se i cili pritën, që i kishte shenjue ai.

10. - Marash Uci mbet e i tha Çun Mulës, se kishte qenë në Shkodrë, prej kahë shi natën para kishte kthyem. E porositi, t'u çonte fjalë Krenvet të vendit, që të dilshin në Brigje, në log të kuvendit; ndërsa ai do të dilte tu shtëpia, për të shestue do punë të veta.

Ushtrim. - Fjalít e bisedës së pavarëshme le të kthehen në trajtën e bisedës së varëshme:

1. *"Mendoni, or shokë,* - u tha mâ i madhi i çetës - *se na nuk kemi si u shpëtojm gjithëkëtyne kurthave, që anmiku na ka ngrehun!"*

2. - M'atëherë u çue njeni dhe i përgjegji: *"N'ardhtë kush me na mbetun mbë qafë, tý ku të gjêjm?"*

3. - *"Né këjo punë kurr s'na ka ndodhun.* - i a priti Gjetja. - *Nuk e dijm kurrsi t'i a bâjm. Tý, a të bje në mendë gjâ me na mësuem?"*

4. - Z. Mësuesi, tue u dá prej shkollet, na tha: *"Ju, sa për tash, shkoni ndër shtëpia tueja. Ne ju çofsha fjalë unë, ktheni në të shpejtë, pse mue këtu më gjeni."*

5. - Edhe shtoi: *"Dje, kur kam kalue kahë lagja juej, ju kam ndie tue këndue të madhe e tue luejtë. Vijoni kështu; përse ju, si të rí që jini, kini nevojë për këndim e për lojë. Por mos harroni me u a gjetun kohën edhe dëtyrëvet shkollore!"*

6. - Disa dit përpara luftës së Termopilavet një burrë nga Trakja erdh e u tha Spartâjvet: *"Numri i Persjanvet âshtë aqë i madh, sa prej shumicës së shtëgjetavet të tyne do të zîhej drita e diellit."* - Atbotë njeni Spartâjsh i a priti: *"Edhe mâ mirë për né! Po luftuekemi nën hije!"*

7. - Aso here, kur Romakët në luftën e Orkomenit *(Beocja e Greqís)* dojshin me ikun, Sula i a hoq flamurin duersh njëj flamurtari, edhe briti të madhe: *"Njekëtu, o Romakë, unë due me dekë, njekëtu. Po ju pyeti kush, ku e kini lanë kapidanin? - thoni: N'Orkomen!"*

8. - Kur e pyetshin gjindja Djogjenin: *"Çka lypë ditën për diell me kandil?"* - ai u përgjegjte: *"Kërkoj një nier!"*

9. - Im at atê ditë m'u kërcnue edhe më tha: *"Çka të duhet tý me u përzie në këso punësh?... Ti këqyr detyrët që të përkasin tý; pse ato të miat i këqyri vetë!"*

10. - I doli përpara një ditë Mbretit një lypës, dhe i tha: *"Vëllá i dashun,*

*falja një send këtij të vorfënit të shkretë!"* - *"Po na, qyshë kur* -i a priti Mbreti - *jemi bâ vëllazën?"* - *"Madhní,* - i përgjegji lypsi - *po na, a nuk jemi vëllazën që prej Adamit e këndej?"* - *"Pojmend, ké arsye; por qe, unë nuk u kujtova mejherë!"* - Ndërkaq Mbreti shtje dorën në xhep, dhe i falë lypsit një soldë *(gjysmë lekut).* - *"Po Madhní,* - i a bani ky - *për një mbret, çka qoftë* (âshtë) *një soldë?* - *"Si tash?* - i a kthen Mbreti - *tepër pak?... Lum miku, me qenë se të falin tý gjithë vëllazent, që ké pasë qyshë prej Adamit e sod kaqë sa të dhashë vetë, ti do t'ishesh njeriu mâ i pasuni i botës!"*

## VII. MBI PIKËSIMET DHE SHENJET ORTOGRAFIKE.

*Pikësimet* dhe shenjet *ortografike* e bâjn të qartë e të hijshëm një hartim; edhe e drejtojn lexuesin, që të dijë; ku do të ndahet, ku do t'a pushojë zanin me pak a mâ shum, dhe çka do të theksojë mâ fort. Randësí të madhe prandej ka, të kuptohet mirë fuqia e përdorimi i këtyne.

### A) Pikësimet.

I. - Pika (.) vêhet: *1.* në mbarim të fjalís në vete të kryeme plotsisht, kur mos të shkojë pikëpyetsa a pikëçuditsja; - *2.* mbas shkurtimesh; - *3)* mbas numrash themelorë, të màrrunë si rreshtorë. P.sh. *Njena dorë lán tjetrën; të dyja, faqet.* - *F.v.* (fjala vjen); *P.sh.* (për shembull); *k.v.* (të këtij viti) - *Mbas Barletit, Skanderbeu diq ditën 17. të kallëndorit, të v.* (të vjetit) *1468.*

*Vërejtje* - Mbas mbishkrimesh e nëshkrimesh, dikush e ven pikën, dikush jo.

II. - *Dý pikat* (: ) vêhen: *1)* Para fjalëvet të ndokuj, kur bihen në trajtën e drejtë a tekstualisht. P.sh. *Sokrati, njeriu ndoshta mâ* i dijshmi i Greqís, tha një ditë: *Një send të vetëm dij unë: se nuk dij kurrgjâ! - Kur u dava të mbramen herë prej si, m'a bani: Nuk do të shihemi mâ për këtê jetë!*

*2)* Kur ndjekë një gjymtyrë e perjudhës, e cila âshtë një spjegim, një numrim a një rrjedhje e asaj që thuhet përpara. P.sh. *S'të ka mbetun tjetër, veç me e bâ një punë: Me rá në pendim e me i lypun të falun. - Ti, yt kushrî dhe Miri: qe, tre miqt e mí mâ të përzemërt, të vetëmt që kam.*



*3)* Në mjedis së dý kryegjymtyrëvet të perjudhës. P.sh. *Aty ku së parit pave dritën e diellit, ku hyjzët e qiellit të vezulluenë mbi krye, dhe ku së parit vetimat e zjarrta e gjamët e tmerëshme të motit të diftuenë fuqin e gjithpushtetëshme të Perëndisë: aty âshtë atdheu yt.*

III. - Pikëpresa (;) - një pikësim mâ i ligshtë, se dý pikat, dhe mâ i fortë se presa, vêhet:

*1)* Për të dalluem gjymtyrët e fjalís së bashkangjitunë, kur këto kanë një kuptim në vete, gati të plotsuem. P.sh. *Ti jé me shëndet mjaft mirë; Zoti të ka falë mendë sa me u shitë edhe të tjerëvet; gjâ mandej, edhe pasuní ké aqë, sa s'të duhet tjetrë: Pra, pse nuk i a ven menden shkollës?*

*2)* Për të dám sidomos fjalít, që janë në kundërshtim njena me tjetrën; kështu, që ky pikësim shkon gati gjithmonë para lidhsës kundërshtore *por, veç,* kur këjo mos t'i përgjegjë bashkërendores *jo veç,* të fjalís së maparëshme. P.sh. *Të m'a lypte me i a bâm për nderë, nuk kishem me u kursye;* (por) *kahë* (nga) *vjen e më përmendë këtu të drejta e tagre, këtê s'mund t'a bari.* - Burrat e këqí veç thonë: *"Ku të të dalë me jetue mirë, aty âshtë atdheu yt; kur të késh sa mâ pakë mërzí, asaj t'i thuesh jetë!"*

IV. - Presa (,) shenjon një pushim të lehtë zanit, dhe përdoret:

*1)* Për të dám dý a mâ shumë pjesë të njinjishme fjaliet (*kryefjalë, kallëzuesë, kundrina, cilsorë,* etj.), kur këto mos të jénë të ngjituna me lidhsa, si: *e, a, as;* ase për të dám fjalít njërendore në fjalín e përbame. P.sh. *Nika, Mashi e Kukli janë vëllazën. - S'kam pám një njeri mâ të randë, mâ të mërzitshëm e mâ kokëfortë, se atê. - Miqt e festës i a behnë mbrame vonë; zbathnë opangët, hynë n'odë të zjarmit edhe i a nisnë rakís e kuvendit me rob të shtëpís.*

*2.* Për të dám nga e para fjalít e varëshme. P.sh. *Porsa të nisi me rám dielli kreshtës, mbassi t'u jap dhivet malin, do dal njëherë djeri tu stani. - S'm'a merr mendja, se mund të vîj nesër te ti, mbassi më dolnë sod do punë të reja, të paparapame.*

*Vërejtje* - Para fjalivet të varëshme të zgjidhuna, ase tepër të shkurta, lîhen zakonisht *presa.* P.sh. *S'kam ngae m'u sjellë. Nuk i ka anda me e qërtuem kush. Shpresoj se ka me u shëndoshë shpejt. Më vjen keq me m'a kthye. S'due me më folë kush në krah.*

*3.* Para lidhsavet ase fjalivet kundërshtore, në qofshin tepër të shkurta; përndryshe, shkojn *dý pikat*. P.sh. *Nuk janë të këqi, por pak si të habìtunë. - Rashë me fjetë, por s'më mori gjumi. - Shkova, por mâ mirë mos të kishem shkue!*

*4.* Për të dám fjalít a thanjet ndërmjetse a parentetike të shkurta; të cilat, pa këputun fijen e mendimit të parë, vlejn për të prúm një rrethanë, që e shtjellon a e përcakton mâ mirë. P.sh. *Të nesërmen, pa pritë pa kujtue, i a behnë të gjithë, njeni mbas tjetrit, n'oborr të shkollës. Xâsët e shkretë, me thanë të drejtën, nuk kishin pasë faj. Edhe ai, duej e mos duej, uli kryet e ndëgjoi. Nuk mund të t'a jap, pasha të drejtën, fjalën se vîj me sigurí.*

*5.* Mbas thirrores, po ndodhi këjo në krye të fjalís; dhe para e mbas soje, po ndodhi mbrenda fjalís. P.sh. *Morè shokë, na nuk kemi ardhun këtu me luejtë, por me xanë. "Ndalu, Vulo, me caruqe; pse s't'i ap, jo, dhít e kuqe!" S'kam kurrsi të vîj, lum miku, as sod, as nesër, me të ndihmuem. Më fal, or tatë, se kam gabue.*

*6.* Para e mbas ndajshtesavet *(apozicjonevet)* . P.sh. *Shkodra, kryeqyteti i Ilirís, i u shtrue perandorís Romake shekullin II. p.Kr. - Leka i Madh, shqipëtár me fis, tmera e anmiqvet, diq fort i rí. - Hana, një ndër satelit të diellit, na ban dritë natën.*

*7.* Për të dám përcjelloret e pjesoret e pavarëshme. P.sh. *Tue vepruem ti këso dore, dhe tue mos ardhë gati kurr me kohë në studjim, këqyr, se një ditë ké me u gjetë fort ngusht. Rrethuem qytezat në katër anët, pakue ushtarësh e municjonesh, s'pat kahë me i a mbajtë, edhe u dorzue. Të nismen me u muzgë, natyra shkon tue rá në pushim.*

*8.* Për të shenjuem mungesën e foljes ndër fjalí të gjymta. P.sh. *Dasi, qasi. E treta, e vërteta, gërgasi, mâ i zi se dorëvrasi. Gjymsa e dheut, si viçi i Ndreut.*

*9.* Për të dám lidhsat *pra, prandej, mandej,* ku gjinden në fillim e në mjedis së fjalís. P.sh. *A po e shihni, pra, si ka qenë puna! Kot e kini, prandej, që kapeni me mue. Ato fjalë, mandej, që m'i thae dje, nuk janë aspak të vërteta.*

*10.* Në shenjimin e ditës ndër shkresa, mbas emnit të vendit, prej ku shkruhet letra. P.sh. *Shkodrë, 4 Tetuer 1880. - Nga balli i luftës, 26 Korrik 1914. - Prej shtëpiet, 25.V.1900.*

V. - Pikëpyetsa (?) vêhet mbas njëj fjalie pyetse të pavarëshme. P.sh.



*Pa pasë pula, pse ban ish? A ké dalë heret? Ç'dukesh? Si po jé? Ku po shkon? Çka? Për nesër nade?*

*A del për mue pranvera?*
*A zbardhë për mue mâ dritë?*
*A gzon kjo zemra e mjera,*
*Apor rri kot tue pritë?*

*Vërejtje 1.* - Nuk vêhen pikëpyetsa, por *pika e ngultë,* mbas fjalivet pyetse të varëshme. P.sh. *E doktori mejherë pyeti, prej ç'katundit ishem, dhe ç'farë ankimesh kishem.* - Ase pikëçuditse: *"Zot, ç'ka thanë qai Avdi Pasha, - paska mbetë Shqipnia në vasha!"*

*Vërejtje 2.* - Mbas pikëpyetjes fjalít fillojn me shkronjë të madhe, kur pyetjet janë krejt të pavarëshme dhe presin një përgjegje të preme. P.sh. *Kush ka qenë ai që t'a ka dhanë këtë libër? - Vetë Ju; z. Mësues!* - Por nuk âshtë nevoja të fillohet gjithmonë me shkronjë të madhe, në qoftë se ndër pyetje, që vîjn varg, të jétë një vijim a një lidhní mendimit. P.sh. *Po ai, pse me më shá? pse me m'a prishë lojën? pse me m'a marrë topin? çka i bana unë atij?*

VI. - Pikëçuditsja (!) përdoret sidomos: 1) Mbas fjalísh dëshrore, thirrore e urdhënore; ase mbas ndonjëj fjale së fortë, të shprèhunë me pikëllim a ndiesí të kthelltë. *Ku i merr ato kohë! M'u hiq, mos të shoh mâ këtu! Kushtrim, kushtrim! Sa mbarre e dam për tý! Palè! Rrënoftë!*

*Vërejtje 1.* - Ndër thirrore në krye të letravet a të ligjëratës, pikëçuditsja zâvendsohet sod mâ fort me presë: P.sh. *I dashuni mik, fort e dashuna motrë, Z. Kapiten, shoq fort i çmueshëm.*

*Vërejtje 2.* - Mbas ndërthirrjesh a klithmesh shkon zakonisht pikëçuditsja; por, në qoftë se ngjitun me të ndjekë një fjalí a fraze eksklamatime, atëherë këto dahen me një presë, dhe pikëçuditsja vendohet në fund. P.sh. *I mjeri unë, i mjeri! Ah edhe ai, i forti kryenejçë! Bre, çka me qenë! Mos, bre burrë! Më paç, në qafë more vëlla! Uh, më fal, se gabova!*

VII. - Piklat (...) ase (.....) përdoren zakonisht, për të shenjuem një pezullim, një heshtim ase të lanunt jashtë të njëj fjale a të njëj mendimi, të

cilin s'e dijm, apor s'duem t'a thomi. P.sh. *Kahë muzgu i asaj dite 30 gusht 19...;* apor *i asaj dite... gusht 19..., porsa u kap në në qytetin X....., të parën punë, vojt me u pjekë me kapitanin Z....*

*"...Jo, xhanem, s'hin Mali i Zí në Hot e në Grudë; jo, jo!... E ban Zoti mirë... ishalla!.... Kushdi... Fjalë të mira po janë... Si e shof vetë maxharrán... mirë e ban Zot!!! Hajt ti!..."* - *"Çka me bâ... rrisku jim!..."* -

*Vërejtje* - Disa shkrimtarë, edhe me arsye, vèn aqë pika, sa janë germat a shkronjat e fjalës së nënkuptueme. P.sh. *Unë dje nuk mund të fola me Z. G....... (Gurakuqin). Ai s'mujt dje me shkue në V.... (Vlonë).*

**B) Shenjet Ortografike.**

I. - Kllapa ase *parenteza e lakueme ( )* përdoret:

*1.* për të mbyllun një fjalë ase një a mâ shumë fjalí, të cilat nuk kanë kurrnjë lidhní sintaktike a gramatikore me të tjerat pjesë; e ku vetëm prsat nuk do të mjaftojshin. P.sh. *Im át (si të paçë diftuem edhe në letrë) nuk i kishte pas' rá n'erë aspak asaj pune. - Tashti pra, porsa të mbërrijsh në shtëpí venu e gato punimin; dhe mos luej topash (si e ké zakon) me shokë. - Ai nesër mbasdite (përsa kam marrë vesht) vjen këtu sigurisht.*

*2)* Për të mbyllun sqarimin e njëj fjale, a të njëj date. P.sh. *Flamuri Kombëtár, kuq e zí, u ngreh mâ së parit mbi majën e Deçiqit (Malsí e Mbishkodrës) në rasën e ngadhnjimit të shkëlqyeshëm kundra Turqís (Mars 1911). Kraja e Shestani, edhe sod thotë: "Hinje besa!" (për të soçmen: Qe, besa!). - Qyteti bregdetár i Shqipnis, Durrësi, (heret Dyrrachium), ndër kohë të vjetra ka qenë fort i përmendun.*

*3.* Përdoret kllapa edhe mbrenda njëj fjale, për të shenjue mungesën e ndonjëj shkronje. P.sh. *Për të holla shet edhe t'a(ti)n. Duenje shoqish(q)in. Ata mbe(t)në aty se aty.*

*Kllapa a paranteza e thyeme ([ ])* përdoret mâ fort për të shenjuem ato shkronja a fjalë, të cilat shtihen mbrenda njëj cope së prume, për të plotsuem mungesën e kuptimin. P.sh. *Aso here, kur luftonte Osja [Oso Kuka] në Curr të Vraninës, i shkoi fjala Knjazit [Nikollës], se... - "Kallëzon Aris [toteli], se dishepujt e Hipokratit shpunë Filomenit nji fugure gjithë mbë gasë të Hipokratit"* - (Bogdani..." *E si Marta gjegj [i], se Jezu ish' ardhun, i duel përpara; e Maria po rrij[te] në shtëpí.* - (Buzuku).



II. - Vizla dase (%) përdoret:

*1.* Para dhe mbas fjalivet parentetike, tue bâ kështu të njëjtin shërbim si kllapat. P.sh. *"asthë hini i të dekunvet % shkruen Lamartine % që ka krijuem atdheun."*

"Edhe po të mos t'ishte Zoti % thotë Voltaire % kishte me u dashë të krijohej!"

"Gjashtë pëllamë dhé % paska pas' thanë dikur Nastradini % mjaftojn edhe për mâ të madhin njeri!"

*2.* Mâ shpesh vizlat në fjalë përdoren, për të dám në bisedë të drejtë fjalët e dikuj prej fjalëvet t'atij që difton.

*- Zotní Mësues, - i a bani fëmija gati si tue qá, - po më dhemb kryet; a shkoj në shtëpí?"*

*- Tý udha e mbarë të qoftë! - i a priti ky, tue e shijue me bisht të synit. - Por, a jé tue më thanë të drejtën?"*

III. - Vizla lidhse *(trait d'union) (-), mâ* e voglë, se vizla dase, hyn në punë:

*1.* Për të bashkue dý fjalë të njinjishme, të cilat përsriten, tue përbâ një trajtë me një kuptim të vetëm. P.sh. *Ai âshtë njeri hanë-hanë: Ditë-ditë nuk âshtë në tê. E ka kryet neje-neje. Herë-herë, njashtu dalë-kahdalë dal e shetis n'oborr. Dje qeshë hê-hê tue thye qafë.*

*2.* Për të ngjitun mbaresën a dezinencën shqipe njëj fjale së huajë. P.sh. *Komedia Hyjnore e Dante-s. Ligjërata e Monsabrè-hit. Kumbona e Shiler-it. Vepra e Aristotel-it. Fausti i Goete-s.*

*3.* Për të lidhun dý fjalë, prej së cilash nuk âshtë formue endè një trajtë e vetme. P.sh. *Fjalori Shqip-Latinisht. Shteti Serbo-Kroat, Akademia Muziko-Letrare, Gjuha Trako-Ilire, Ish-monarkia e Austro-Hungarís.*

*Vëerjetje 1.* - Por shkruhen ngjitas dý fjalë, të cilat gjuha tashma i ka shkrim e bâ një. Si: *Gurgacë, breshkujës, Kryekomandant, pararojë, mbishkrim, nënshtetas, ballafaqe.*

*Vërejtje 2.* - Po ndodhi, që e para ndër këto dý fjalë, të biejë e plotë në mbarim të rreshtit, atbotë vizla lidhse (-) do të përsritet dý herë: në fund të rreshtit, edhe në fillim të tjetrit rresht.

IV. - Dy preslat apor thojzat (") vêhen:

*1.* në krye dhe në fund të njëj thanje a ligjërate së ndokuj. P.sh. *Popull*

*e ushtri, të gjithë brohoritnë njëj zani: "Rrënoftë Shqiptaria! Rrënoftë flamuri i saj!"*

*"Ka qitë dreqi pushkë mbi né.* - thonë malsorët e veriut - *mos m'u bâ dy vetë në nji fjalë!"*

2. Për të theksuem ndonjë fjalë, një titull a kryesinë librit. P.sh. *Jul Variboba parathanjen e kryeveprës së vet: "Gjella e S. Mëriis Virgjër" - e nisë me këto fjalë: "Oj e Ndeermja Rexhinë!" A e di, kahë ka ardhë emni i qytetzës së Shkodrës: "Rosafat"?*

*Vërejtje* - Në qoftë se fjalët e prume prej ndokuj zanë mâ tepër se një rresht, atëherë *preslat* shkojn tue u përsritë në kryet e si të cilit rresht. Por, në rasën se çitatet janë mâ të gjata, preslat vêhen - kështu nemose shumica, - një herë të vetme në krye e në fund të pjesës tekstuale.

V. - Hyjzat (*) - shpesh të përsrìtunë dý apor trí herësh - përdoren për të zâvendsuem një emën, një vend, etj., që shkrimtari nuk e di, ase nuk do me e përmenë. Ndonjë herë përdoret edhe në vend të numrit të vërejtjevet të shenjueme në tekst, për t'u prû në fund të faqes, sidomos kur s'ka, veç një vërejtje të vetme. P.sh. *Kishte vojtë mjesnata kur u kapmë në katundin*; edhe pa tjetër i a mësymë kryeplakut*, i cili na priti s'ka mâ mirë.*

Ushtrim. - Le të kopjohet nga ndonjë tekst një pjesë, për pa i shenjue pksimet që ka libri. E mandej, tue e mbyllë këtê, të vendohen ku shkojn piksimet e duhuna.

## VIII. FËTYRAT E SINTAKSËS.

Fëtyrat e Sintaksës, që thirren edhe *Fëtyra Gramatikore,* janë ndërtime shkrimit e mënyrë së thanunit, të cilat u largohen rregullavet të sintaksës a të gramatikës.

Këto fëtyra, të daluna drejt për drejt ndiesivet të shpirtit, dhe të shprehuna natyrisht, pa i menduem aty për aty rregullat e ligjëratës, i japin bisedës hijeshí, hír e jetë.

Përdoren mâ fort në gjuhën e popullit; në gjuhën e shkrueme, kur këjo s'âshtë pasqyra besnike e së parës, duhen shtuem fort rrallë, e vetëm nga shkrimtarët e mirë e të rràhunë. Sa për shkrimtarët e rí, këta bâjn fort mâ mirë me u ndenjun larg a me i përdorun me një kursim të madh këto lirí gjuhësore të popullit.

Ma të parat fëtyra të sintaksës janë këto 8: *Anakoluti, asindèti,*



*polisindèti, elipsi, enalagja, silepsi, hipërbati, pleonazma* e *zeugma.*

1. - ANAKOLUTIN *(pa pasojë)* e kemi atëherë, kur ndrohet aty për aty dhe pa farë nevojet, kryefjala e fjalís. Âshtë një shrregullim i vërtetë sintaktik, prej së cilit xansët sidomos do të ruhen. P.sh *Unë, pse të thashë kështu, ti mos m'a merr për të keq. E kam pasë mbajtë për diçka; por ky... nuk qenka gjâ as puna e tij! I smundëti i shkretë, tue ndie ato fjalë, i u shkreh vaji. Kush ka dekë e h në dhé, s'kemi ç'i bâjm: Do të lusim Zotin për tê.*

2. - ASINDÈTIN *(pa lidhsa)* e kemi atëherë, kur rreshtojm një mbas njëj dý a mâ shumë fjalí, ase pjesë fjalísh, pa i ngjitun me kurrnjë lidhsë. P.sh. *T'a kam dhânë një herë fjalën; nuk e há. Ai duel e shkoi: s'i rá në mendë mâ për këtê dhé. Më ránë kambët tue e kërkue; nuk mund ndesha kurrkun në tê. Mbarova, diqa, shkova!* - *"Mirë po i bje* (lahutës), mâ *mirë po i këndon". Thehem; nuk përkulem!*

3. - POLISINDÈTIN *(shumë lidhsa)* e kemi krejt për kundra *asidèntit:* Përdoren d.m.th. mâ shumë lidhsa se âshtë nevoja. P.sh. *Për tý flet nata e dita - e dimni acarr e zhegu - e vala e argjantë e bregut - e voesa kur çilë drita. "Por një vend mâ i bukur s'shtrohet, por nji mal mâ i bukur s'rri... moj Shqipní porsi i ké ti!"*

4. - ELIPSI *(të lanun jashtë)* përbâhet, tue i kaluem pa i përmenë një a mâ shumë pjesë fjaliet, të cilat mund të kuptohen vetvetiu. P.sh. *Si rrasa vegshi* (âshtë). *Çka po bani këtu?* (ju). - *Po luejm topash* (na). - *A qé atje?* (ti). - *A jeni?* (gati). - *Djeri këtu, Biemi* (shkruen). *Mâ mirë, iku Leka, se mbet Leka* (të thuhet).

5. - ENALAGJA *(shndrim)* ndodhë atëherë, kur mirret një fjalë në vend të njëj tjetre, si b.f. ndajfolja në vend të mbiemnit: *na paç shëndosh!* - Mbiemni në vend t'emnit: *Të mirat shkruej në zemrë, dhe të këqiat shkruej në ranë* (dhantít dhe pësimet). - Paskâjorja e foljes në vend t'emnit. *Me rrêjtë âshtë gjithmonë një punë e ligë* (rrena).

6. - SILEPSI *(pëlqim mbas kuptimit)* âshtë kur bâhet me pëlqyem një fjalë me një tjetrë, e cila nuk âshtë e shprèhunë në fjalí, por gjindet vetëm në menden e ligjëruesit. P.sh. *Atëherë shumica iknë duelnë e shkuenë në punë të vet. - Gjindja flasin, po, por s'dijn gjâ. I a filluenë, se i cili për vete, me e thanë atê fjalën e vet.* - (Kryefjala gramatikisht në numrin njëjs, që merr kallëzojën shumës).

7. - HIPERBATI *(shndrim vendit)* bâhet tue vendue fjalët kundra rendit të natyrshëm e të zakonshëm të mendimit e të bisedës. P.sh. *"I arit dishiri - s'ngarmon kta në zemër!" "O Xeus i pushtueshëm, - i Olimpit ti mbreti!"*

8. - PLEONAZMA *(teprí)* âshtë atëherë, kur shtohen fjalë të

panevojëshme. P.sh. *As tý ta mori* (librin), *as mue s'm'a dha! Na e ka lanë né punën krejt në dorë. Nuk kemi në shtëpí kurrçka ka dhânë e falë Zoti. Atij unë me i thanë, s'i thashë gjâ; por, me i a mbajtë në mendë, tash i a mbáj! Në katund do të rrij nj'a një javë dit! Edhe sod e këtê ditë e përmenë punën tande.*

*Vërejtje* - Pleonazme fort mâ të kota janë asosh që ndihen në popull, tue e përsritë të njëjtën fjalë, shqip e mandej edhe turqisht. P.sh. *Me kohë e me vakt gjithëçka. Ai ka gjâ e máll sa deti. Ço Zot forcë e kyvet. E thei gotën e bani copë e grimë. Ai ishte një korum i zí. Váj, medet, për tê! Kin demek se po qeshi! Ishte një burrë në nám e në zâ. Në nji farë soj mënyret.*

9. - ZEUGMA *(lidhní, përshimje)* ndodhë atëherë, kur një folje, e cila në vete nuk i përshtatet veç njëj fjale, shtje në rreth edhe fjalë të tjera. P.sh. *Këqyre, si idhnohet e çka flet!* (... e ndieje çka flet). *Na patmë atë natë çka me hangrë, veç nga një grimë bukë dhe një pikë shëllinë* (me e ngjye). Atê *s'ké për t'a pám kurr, se ban gjâ a flet një fjalë, që s'duhet* (... s'ké për t'a ndëgjuem se flet).

Ushtrim. - Dalloni, ç'fëtyra sintakset janë ndër këta shembuj: 1. *Populli atëherë, njëj zani britnë: Rrënoftë Partia!* - 2. *Shumëkush e druen mbarren; pakëkush ndërgjegjen.* - 3. *Ata që rrêjn një herë, s'duhet me u zanë besë kurr.* - 4. *Mue notin s'm'a ka pasë anda kurriherë.* - 5. *Me luejtë me pushkë âshtë gjithmonë rrezik.* - 6. *Burrë i thom përimend njatij që di me e zotnue veten.* - 7. *Mue që m'i ka anda fort fiqt; çohem heret, dhe i këpus të freskët, pa lé kurrkun dielli.* - 8. *Njai njatje... mos m'a zen në gojë emnin e tij!* - 9. *Goja llap, e dora dap!* - 10. *Unë s'jam asi nieri, unë. - Edhe fëmija, posa i ndienë këto fjalë, i muer gazi.* - 11. *Unë i mjeri, njashtu më duhet me hjekë keq gjithmonë!* - 12. *Ka gjindë, që kurr s'marrin vesht.* - 13. *Me sý shiqo, me dorë mos prek!* - 14. *Krejt i papritun m'erdhi lajmi i dekës së tij.* - 15. *Nuk mund t'a shihsh tue qám njiherit dhe tue folë.* - 16. *Ai këcen aqë fort, që me u çuditë!* - 17. *S'jam asi burri unë, që mund të luejn gjindja me mue.* - 18. *Atij i u dha e mbara.* - 19. *T'a kishesh pá, çka bani më né, dhe çka na tha!* - 20. *Mikun e ngitë âshtë vështirë me e pritë.* - 21. *Atë ditë anmikut i u dha e mbrapshta.* - 22. *Prej zjarmiet krejt më vlojshin trûtë.* - 23. *Fëmija britshin, populli, i madh e i vogël, mëswjshin me hw mbrendë përdhuni.* - 24. *Kush deshi të flasë! - Unë!* - 25. *I ati, porsa muer vesht, se i a kishin vrá të birin, i rá të fikët prej dhimbet!*

# PJESA V

## TË PËRBÁMT E FJALËVET (ETIMOLOGJIA). VISARI I FJALËVET TË SHQIPES. SI I PËRBAN GJUHA FJALËT.

***(Pasqyrë e përgjithët).***

1. - *Dash - desh; shát - shetën; djalë - djelm; dy - dý, tre - trí, rreth - rrathë, i madh e i vogël - të mëdhaj e të vogjël; i zí - e zezë; kam - ke - kini; shoh - sheh - shihni; thom - thue - thashë, thae.*

2. - *S-kami, sh-katërron; z-bathi, zh-veshi; gër-mihi, stër-gjysh; a-ndej, kë-ndej; a-kë-cili, lakën-uer; i shkue-shëm; mal-ok, qiell-zë; dashun-í; kurs-im; prit-esë, katund-ar; për-typi* (shtypi); *shpër-laj.*

3. - *Krye-kungull; dorë-mirë; gjak-pís, smirë-zí; nd s-keq; kambë-kryq; n-gishte; Bardhë-hylli; Ball-dreni; Te-mali; Mbi-shkodra; Mbas-reku.*

Fjalët tue hy në përdorim, si pjesë të fjalís, nuk rrijn n'atë trajtë të thjeshtë, sikur i gjêjm në fjaluer. Ato shkojn tue shndrue trí mënyrësh:

*a).* - nëpër *fleksjon:* d.m.th. lakohen (emni, mbiemni etj.) apor zgjedhohen *(verbi)*, tue marrë mbaresa e ndryshime dhe tue zbutë ndërkaq a tue përforcue tingujt tematikë, etj. - Për këto flitet gjanë e gjatë në pjesën e morfologjís;

*b).* - tue shtue para a pas tinguj a rrokje shpesh të pakuptim në vete *(prefiksa e sufiksa);*

*c).* - tue bashkue dý a mâ shumë trajta të ligjëratës në një fjalë të vetme *(kompozita).*

### I. SHNDRIMI I TINGUJVET (Metafonia).

#### A. Altërnanca e zanorevet tematike.

1. - *asht - eshtën; sqap - sqep; shtrat - shtretën; jam - jé - jini; kál - kual; dorë - duer; derë - dyer; flas - flet - flitni; marr - merr - mirrni; mora - muer.*

2. - *rreth - rrathë; thek - thakë; rrëshiq - rrëshekë; thes - thasë; zgjedhi - zgjodha; djegi, dogja; hjeki - hoqa; xjerri - xora, grue - gra; krue - kroi, krye - kreu.*

Nga shembujt e rreshtuemë këtu shihet, se fjalët, tue hw në fjalí a tue marrë pjesë në bisedë, simbas raset e nevojet, ndrojn; d.m.th.: *a)* - shkojn tue e zbutë zanoren a bashkëtingëlloren tematike (g. *Umlaut*); apor *b)* - tue i forcue këta tinguj (g. *Ablaut*).

1. - Përsa i përket substantivavet e mbiemnavet, zbutimi në fjalë ndodhë sidomos në të përbám të shumsit, në ndrim të gjinís a të rasavet.

Përforcimet janë fort mâ të rralla se zbutimet. E ndodhin, sikur të parët, mâ fort në të marrunt e rasavet të shumsit.

2. - Verbat, këta shkojn tue e zbutë zakonisht zanoren tematike gjatë zgjedhimit ndër vetat e dytë dhe e tretë të njëjsit, dhe në vetën e dytë të shumsit të qetashes diftore.

Forcimi i tingujvet ndodhë edhe ndër verba, por pak mâ rrallë. Vërtetohet ky sidomos në të përbámt e aoristit.

3. - Përemnat, posaçe vetorët e diftorët *(ky, ai)*, këta pësojn metafoní gjatë fleksjonit. Të tjerët, të pacaktuemët, nuk luejn as s'ndrojn gjithaqë ndër tinguj tematikë. Kështu: *ky - këta; kush - kê; të tjerë - të tjerëvet; disa - disave; shumë - shumëve; pakë - pakësh.*

**B. Altërnanca e bashkëtingëllorevet rrânjore.**

1. - *ká - qé; zog - zogj; brisk - brisq; lug - lugje; kërcyell - kërcej; shoq - shokë; pjeki - poqa; xjerri - xora; mbathi - zbthi; mbërthej - shpërthej; ndrydhi - shtrydhi; qepi - shkepi. - (et – edja; zog - zogj; Lesh - Lezhja; i math - i madhi; u hoth - u hodh* - djalektare). Shndrimi i bashkëtingëllorevet ndodhë posaçe: *a)* - me emna, mbiemna e përemna gjatë fleksjonit, edhe në të përbám të shumsit *(lak - leqe; shteg - shtigje)*; *b)* - me verba, sidomos në të përbám t'aoristit *(dal - del - dilni - dola, duel; djegi - dogja).*

Kaqë, përsa u përket tingujvet që mund të ndrojn në përgjithsí gjatë fleksjonit. Metafoní mâ të përcaktueme kanë mundë të vêhet në roe në pjesën e morfologjís. Prandej s'shihet nevoja të zgjatemi këtu mbi këtê, tue përsritë çka âshtë theksue veçanërisht atje.



## II. SHNDRIMI I TRAJTAVET NËPËR PARASHTESA A PRAPASHTESA. (*Prefiksat dhe sufiksat*).

Përposë skâjimesh *(dezidencash)* a ndrimesh së tingujvet, që veshë fjala gjatë lakimit a zgjedhimit, mund të marrë kjo, d.m.th. tema a rrânja e trajtës, si para si mbas vetes, do tinguj a rrokje, të cilat në vete nuk kanë farë kuptimit; por, kur i ngjiten fjalës, e bâjn këtê, të marrë gjithënduer domethanjesh; shpesh edhe të përkundërta me vështrimin e temës.

Mbi këta prefiksa e sufiksa do të ndalemi këtu të flasim gjatë; mbassi nëpër ta pasunohet në një mënyrë të posaçme fjalori.

Për kuptimin e qartë t'asaj që jemi tue tregue këtu, në një trajtë do të dijm me dá: a) *rrânjën* a *temën;* b) *para- a prapashtesat,* dhe c) *mbaresat a dezinencat.* Kështu, te fjala *shpërdor-im-et;* e para pjesë *(shpër-)* âshtë një prefiks a parashtesë; e dyta *(dor)* âshtë rrânja e tema; e treta *(-im-)* âshtë një sufiks a prapashtesë; dhe së mbramit *(e-t)* janë dý mbaresa ase dezinenca.

*Vërejtje 1.* - Një fjalë mund të ketë mâ se një para - a prapashtesë, b.f., *sh-për-la-sina-t, për-mir-sim-e-t, katund-ar-i; pend-esë-tar-ë-t; z-vogël-im-e-t; zh-drivill-im-e-sh;* - Ku âshtë mirë, sa për ushtrim, të dallohet: *a)* tema a rrânja, *b)* parashtesat, *c)* prapashtesat; *ç)* mbaresat a dezinencat.

*Vërejtje 2.* - Duhet t'i vêhet mendja, që mos të kujtojm sufiksa do elementa, që janë pjesë organike a që i përkasin rrânjës së fjalës, p.sh. *anmik, politikë, orok, major, kmesë, mbesë, shirok, micë, sitë, konditë...*

### 1. PARASHTESAT (*Prefiksat*).

***a-, kë-***: *a-ndej, kë-ndej; a-sajt, a-ty, kë-tu; a-shtu, kë-shtu; a-ta; kë-ta; kë-qyri.*

Parashtesa *a-* u ngjitet përemnavet dhe ndajfoljevet diftojse, tue shenjue një gjâ të largë nga ai që flet; ndërsa parashtesa e dytë *(kë-)* u ngjitet këtyne, tue shenjue një personë a gjâ, që gjindet krejt afër atij që flet.

*Vërejtje 1.* - Parashtesat nuk e tërhjekin kurr mbi vete theksën tonike të fjalës; ato këtê e lanë si e gjêjn, p.sh. *a-ndèj, kë-tú, për-tój, stër-hollój, nje-tásh.* - Ndërsa prapashtesat e lypin mbi vete akcentin tonik:

*gung-áç, gur-a-cák, Pal-úk, zeshk-án, goj-tár, qyq-ár, qerr-èt, dhun-í, gux-ím, rras-ík, mal-ók,* etj.

*Vërejtje 2.* - I shmangen kësaj rregulle së theksimit sufiksat *-aj,* e *-as.* Këta dy nuk e marrin mbi vete këtê theksë tonike, që jét gjithënjë mbi fjalën së cilës i ngitet. P.sh. *Nik-aj, Curr-aj, Hasan-ej, Ndoc-aj, Lot-aj; an-as, djatht-as, larg-as.*

*Vërejtje 3.* - E djerrin, gjithënjë simbas mendimit tinë, *ë*-n fundore trajtat përpara sufiksit, cilido të jétë ky; përposë se kur ndodhë që bashkimi i tyne shkajkton një grup bashkëtigëlloresh (trí e katër), i randë m'u shqiptue njëjzit. P.sh. *i ndit-shëm* (ditë); *pun-tuer* (punë); *bab-lok* (babë); *flak-roj* (flakë); *i përdorshëm* (dorë); por: *i dhimbë-shëm* (dhimbë), *i përmallë-shëm* (máll), *burrë-nisht, poshtë-nim.*

*Vërejtje 4.* - Ndërsa te kompozitat âshtë e arsyeshme, si ka hw praktikisht, që t'a ruejn këtê këtê *-ë* fundore. Kështu *gojë-lëshuet, dorë-mirë, kambë-kryq, fjalë-randë, bukë-dhanës;* sado që përgjithsisht ndër gegë nuk ndihet. Por ndihen dhe jemi mendimit të shenjohen, ja me theksën e zgjatimit, ja nemose me një *ë-* fundore , mashkullorët në pjesën e parë të fjalëvet të përbame, të cilët janë për natyrë të gjatë. P.sh. *i përmáll-shëm, hír-plotë, ndér-përmbyzës, vëllá-vrás, dhé-shkronjë, báll-haptas, rrëfé-pritës, fé-shtrembët, zâ-madh.* Këso dore âshtë përgjithsisht shqiptimi (i gjatë), që ruhet edhe në gegënishte mirë ndër të përbámet. Ndërsa tingëlli i përgjymsët (*-ë-* fundore) ndër të përbámet âshtë zhdukë faret, dhe s'e ndiejm aspak, p.sh. *lëkur-kuq* (lëkurë), *dor-mirë, pun-madh, goj-krape, fëtyr-zeshkan, fjal-vrashtë, kok-fortë,* etj. por, si thamë, âshtë mirë që të shenjohet, nemose për hír të bashkimit.

*Vërejtje 5.* - Për të kuptue lehtësín që kanë gjuhët e huaja të pasunojn fjalorin nëpërmjet të parashtesavet, vro:

***Gjermanisht:*** *abbrechen, anbrechen, aufbrechen, ausbrechen, einbrechen, arbrechen, gebrechen, verbrechen, zerbrechen, durchbrechen,* etj. - të gjitha këto nga *brechen* - me thyem.

***Frengjisht:*** *apprendre, comprendre, entrendre, deprendre, reprendre, surprendre...* - Të gjitha këto nga *prendre* - me marrun. *ap-porte, de-porter, com-porter, ex-porter, im-porter, re-porter, trans-porter, sup-porter...* - të gjitha këto nga *porter* - me bartun.



***Italisht:*** *avvenire, convenire, contravenire, evenire, devenire, rinvenire, pervenire, prevenire, sovvenire...* - të gjitha këto nga *venire* - me ardhun.

***gër-, ngër-:*** *gër-mihi, gër-gas* (ngas), *ngër-leshem* (lesh), *ngër-moj* (rmoj), *ngër-qeshem, ngër-thej, gër-buzem* (buzë).

*Vërejtje 6.* - Gjithënjë G. Meyer (EW, 130) këtê e xjerrë nga indg.: *ger,* një verb që merr gati krejt si në shqipet kuptimin: *thërmoj, grimsoj.*

***kaca*** - *kaca-drê, kaca-gjel, kaca-vjerri, kaca-fytem* (fyt), *kaca-mbytem* (përleshem).

Në krye t'emnavet këjo parashtesë të shumtën e herës u a ulë vlerën; përpara foljevet, difton mâ fort kadalsí a lehtësim veprimit.

***kala-, ka-, kal-:*** *kala-ngerç, ka-leshan* (lesh), *ka-cubë* (çubë); *kala-vesh, kala-mendem, ka-përdîj kaligac* (gaç), *kala-qafë.*

Rrjedha e pasigurtë.

***m -:*** *m-kambi* (kambë), *m-burrem* (burrë), *mb-es* (j-es) *m-swj* (sw), *m-brûj* (brumë), *m-buloj* (z-buloj), *m-plakem* (plak), *m-rrudhem* (rrudhi), *m-bâj* (bâj), *m-brehi* (prehi), *m-bastoj* (it. basta), *m-bassi* (pas), *m-brapa* (prapa).

U ngjiten mâ së fortit verbavet, pa shenjue zakonisht një funkcjon.

***n -:*** *n-dore (dore), n-grykë* (grykë), *n-gishte* (n'gisht) *i n-ditshëm, i n-gurtë* (gur), *n-ndrŷj* (drŷ), *n-gojoj* (gojë), *n-gûjoj* (kunj), *n-xîj* (i zi), *n-daloj* (dal; khrs. *këthej dalë, kahë dalë*), *n-gjalli,* (i gjallë), *n-gjas* (i gjatë), *n-ga* (n'kahë).

*Vërejtje 7.* - Dy tingujt hundorë në fjalë *(m-, n-)* mund t'a kénë, mbas gjithë gjaset, rrânjën në latinishten *in-: infirmus, inficio, imprimis.* Shenjon paksim, të shlyem a mohim, kur s'rri si parasit.

*Vërejtje 8.* - Këtu vlen të çeket edhe *hundzimi,* që mirrshin sidomos ndër të vjetërt *(n),* trajtat e ablativavet; shpesh tue zâvendsue me kaqë, parafjalën *prej.* P.sh. *Ezau u këthye ngjajet, librona n-anmiqshit; ata ushqehen hën-thërmijshit.* (Buzuku). - Krahaso tepricat e trashëgueme të këtij hundzimi: *shumë-nduersh* (dorë); *i nditshëm* (ditë), *ndoset* (dosë); *marr mesŷshë* (sŷ).

***Nje-, qe-:*** *nje-ky, nje-këtu, nje-tash, nje-kësajt; qe-këta, qe-kështu...*

*Vërejtje 9.* - Këto dý parashtesa *(nje-, qe-)*, të cilat me kohë ranë në djalektet: *nji-tash, nji-këtu, nji-ky;* apor *qi-tash, qi-këtu, qi-ky...,* e kanë rrânjën në trajtën e vjetër të pasthirrmes: *hinje* (ecce), sikur e gjêjm në Buzukun, në Matrëngën *(hënje)*, e cila pasthirrme âshtë edhe sod gjallë në malsín e Krajës e të Shestanit. - Aty ndihet gjithënjë: *hinje besa!* - për tânën *qe besa!*

***për-, shpër-***: *për-ligji, përgjysmoj* (gjymsë), *për-mallohem* (mall), *për-faqësoj* (faqe), *për-shëndes* (shëndet), *për-gjaki* (gjak), *për-kundi* (-kundi), apor simbas G. Meyer, ka punë me lat. *cuna* (djep), *për-plasi, për-typi* (shtypi), *për-cjelli* (sjelli), *për-mendi* (mendë), *pr-andej* (për-andej), *për-shîj* (fshîj); *shpër-blej, shpër-dori, shpër-dredhi, shpër-láj, shpër-dáj, shpër-nguli, shpër-thej, shpër-vjeli...*

*Vërejtje 10.* - Simbas gjyqit t'albanologut në fjalë (G. M.) këjo parashtesë a parafjalë (*për*) ka shumë gjasë, se âshtë një element që i përket visarit të shqipes; mbassi mund të vërtetohet, se e kishin në përdorim qyshë para infiltrimit të latinizmës në shqipet. - Âshtë këjo parashtesa, që hyn mâ natyrisht se të gjitha të tjerat në të pëbám të fjalëvet, tue u paravû, si mund të shihet nga shembujt, të gjitha pjesëvet të ligjëratës (d.m.th. emnavet, mbiemnavet, sidomos, foljevet). U jep këtyne të fundit gjithnduer kuptimesh: tash veprimit, tash qenjet, tash smadhimit, tash përforcimit, shqymjet, etj.

*Vërejtje 11.* - Si pjesë ligjëratet, me kuptim të mposë, këjo parashtesë *(për)* s'do të kishte vend këtu. Por pámë, se shumica e kategorizon ndër parashtesa, me ta edhe Pekmezi; studjimi i Institutit edhe shoqen e saj (*shpër-*). Këtê , ku do t'a hedhshim?... Ndër kompozita?...

***s-, z-***: *s'kam, s-mirë, s'mundë, s-kanj* (kand), *s-qaroj* (i qartë); *z-gjatem* (i gjatë); *z-gavrë* (gavrë), *z-bathi* (mbathi), *z-gropoj* (gropë), *z-brûj* (brumë), *z-buloj* (mbuloj), *z-bus* (i butë), *z-grip* (krep), *z-gjâhem* (i gjanë), *z-gjatem* (i gjatë).

***sh-, zh-***: *sh-kallmoj* (ngallmoj), *sh-karkoj* (ngarkoj), *sh-katërroj* (ngatërroj), *sh-krehi* (ngrehi), *sh-krîj* (ngrij), *sh-trydhi* (ndrydhi), *sh-thuri* (thuri), *sh-ndritë* (dritë), *sh-lyej* (lyej), *sh-paloj* (paloj), *sh-palli* (palli), *sh-kërryej* (gërryej), *sh-prishi* (prishi), *sh-pie* (bie), *sh-përláj* (përláj), *sh-kuli* (nguli), *sh-teri* (teri), *sh-pîhem* (pihem), *sh-përdori* (përdori);... *zh-bâj* (bâj), *zh-bîj* (bij), *zh-biroj* (biroj), *zh-burrnohem* (burrë), *zh-bari* (bari), *zh-dredhi* (dredhi), *zh-drŷ* (ndryj), *zh-dukem* (dukem), *zh-veshi* (veshi) etj.



Kuptimi: përsritje a kundërshtim veprimit, mbassi përgjithsisht këto dý parashtesa kanë punë, si shihet, mâ fort me folje.

Prefiksat *s-, sh-,* dhe *z-, zh-* kanë po të njëjtin kuptim e forcë. Por, ndërsa dy të parët u ngjiten në krye fjalëvet që nisin me një bashkëtingëllore *shurdhane,* të dytat, atyne që nisin me një bashkëtingëllore *sonore.*

***stër-***: *stër-gjysh, stër-mbesë, stër-nip, stër-holloj, stër-plaki, stër-keqem* (keq), *stër-piki, stër-falem, stër-vjedhi,* etj.

Parashtesa, pa dyshim, na vjen nga latinishtja *extra-,* apor italishtja *stra-*. Dhe u jep fjalëvet, të cilavet u parashtohet, kuptimin e forcimit, të përsëritjes, të teprís, etj.

Me këtê shkojn edhe të ligshtuemet: *tër-, të-t.* P.sh. *tër-hjeki, tër-mal, tër-thore, tër-plote* (pallë), *te-poshte, te-naltë, të-holloj, të-huaji, t-faqi, t-filloj.*

Këjo parashtesë, herë âshtë parasitë, herë jep idén e drejtimit apo të largimit, të forcimit, etj.

*Vërejtje 12.* - S'na duket e përpiktë grafia gati e përgjithtë e verbit *mbështetë.* Këjo ka fëtyrën e njëj fjale së përbáme *(mbë-shtetë).* Nuk ka gjasë për dy arsye: *a)* pse, po t'ishte këjo, na do të kishim në fjaluer edhe verbin primar *(-shtetë),* çka nuk kemi; *b)* pse mbas etimologjiet që bje G. Majer, - çka ka fort gjasë, - verbin do t'a gjykojm të huajtun nga sllav. *po-stati, postavit,* po gati me të njëjtin vështrim, pra *me pështetë.*

*Vërejtje 13.* - Prap, sado që âshtë përgjithsue, e papërpiktë na duket grafia e prefiksit negativ *(s)* në fjalën: *i sëmundë.* Kështu; përse nuk kuptojm arsyen. Që do na shwjn t'a shkruejm negativin, jo të thjeshtë, si e shenjojm ndër kompozita të tjerë, por: *së.* Krahaso *smira, skami, zbathi, zbuloj,* etj. - Papërpikëní grafike këjo, që e ndeshim edhe ndër shkrimtarët e vjetër.

## 2. PRAPASHTESAT (*Sufiksat*).

***-ac, -aç***: *frik-ac, përt-ac, kup-ac-ë, mull-ac* (mullë), *burr-ac* (burrë), *rrug-aç, gung-aç, shurdh-ac...*

Shenjon mâ shpesh ky sufiks një gjymtim a të mbetë, apor u jep fjalëvet një kuptim të pabukur *(pejorativ).*

***-acak, -acuk**:* Përgiten këta dy sufiksa me të parët, tue u dhânë emnavet a mbiemnavet një kuptim zvoglimit, cilsiet, apor pejorativ, p.sh. *burr-acak, dor-acak, gur-acak.* Këtu edhe *bëlb-acuk, trash-acuk, verdh-acuk,* etj.

***-aj, -ej**:* *Nik-aj, Gjur-aj, Pal-aj, Pac-aj, Përndrej-aj, Zog-aj, Dod-aj, Gjin-aj, Lek-aj, Hasan-aj, Ndoc-aj, Hysen-aj, Gjylbeg-aj,* etj.

***-ajë**:* *grun-ajë, arn-ajë, bung-ajë* (bung), *dushk-ajë, akulln-ajë, pylln-ajë, rrëk-ajë* (rrekë) ...

Trajtohen nëpër këtê prapashtesë, emnat mâ fort me kuptim kolektiv; apor shenjohen aso vendesh, ku gjindet shpesh një gjâ, ase rritet ndonjë landë. I a përgjet mjaft sufiksit tjetër *-ishtë* (pem-ishtë, ull-ishtë, gur-ishtë...)

***-ak**:* *çufërr-ak, fëtuj-ak, rrotull-ak, holl-ak, picërr-ak, rumbulla-ak, shtëpi-ak, binj-ak* (binj-ok), *Durrës-ak, Ulqin-ak, Vlon-jak...*

Për kahë rrânja mund të lidhet me greqishten *-akos;* por me lat. *ax-acis.* Jep kuptim cilsiet dhe trajton mbiemna vendit e toponima.

***-an:*** *breshk-an, zhel-an, zeshk-an, kale-shan* (kalesh), *Shkodr-an, Shal-njan, Vûth-njan, Dibr-an...*

Etimologjín e sufiksit në fjalë e lidhin, ku me greqishten ***an-os*** apor me lat. ***-anus**;* dhe trajtohen me tê mbiemna cilsiet apor, me toponima mbiemna fisesh.

***a**:* *bib-â, pat-a, frik-a, shtrig-a, harush-a, flaka-d-â, pala-d-â (botnisht)...*

Mbi frymorët femnorë, nëpër këtê sufiks trajtojm mashkullin *(patë - patâ).* Gjithënjë, me toponima, edhe nëpër këtê, emna fisesh. - Djalektisht mbërrudhet shpesh sufiksi *-an,* në *â,* sidomos ndër rasët e drejta të pashqueme: *Shkodr-â, Dibr-â, Mat-jâ,* etj.

Rranjën duket t'a ketë në latinishten: *-anus, -anius: Mont-anus, Roman-us, hortul-anus, urb-anus, Tull-ianus.*

***-ar**:* *det-ár, dhet-ár, fshat-ár, gënjesht-ár, gjob-ár, katund-ár, kren-ár, kundërsht-ár* (kundërshtoj), *not-ár* (not), *qyq-ár* (qyq), *shëgjet-ár, short-ár, shpot-ár* (shpoti), *shtëpij-ár; Korç-ár, Kosov-ár...*

Edhe këta, përgjithsisht, mbiemna cilsiet. Shtue emnavet të vendit, trajtojn mbiemna fisesh.

Përsa i përket rrjedhës, lidhet me latinishten *-arius.*

***-as**:* *bark-as, fyta-fyt-as, dora-dor-as, gjûj-as, kambador-as, krah-as, rreth-as, risht-as, hapt-as, goja-goj-as, pît-as, bef-as, mbyllaswsh-as, rrëshan-as, rryet-as; Tiran-as, Kavaj-as, Elbasan-as, Zadrim-as, Bregabuen-as...*



U ngjitet këjo prapashtesë emnavet, mbiemnavet, foljevet a ndajfoljevet, tue trajtue mâ fort adverba mënyret. Shtue mbas toponimevet, përbâhen mbiemna fisesh a qytetarësh.

*Vërejtje 1.* - Për të dalë te trajta e soçme e adverbit *rishtas,* fjala u përshkue nëpër këto faze. Trajtës s'ablativit shumës *(rishit)* u shtue sufiksi adverbjar mënyruer *-as (rishit-as).* Me kohë, *i*-ja thjesht fonike dhe atone e rrokjes së dytë rá; edhe kështu doli *rish(i)tas.*

***-atë**:* *dhur-atë, cirk-atë, gjyk-atë, lëng-atë, ligjër-atë, lëvd-atë...*

Tue u ngjitë këjo prapshtesë fjalëvet, trajtohen emna abstrakta e konkreta. Rrjedha e sufiksit; mund të lidhet ndashti me latinishten: *-atus.*

***-esë**:* *fill-esë, fërg-esë, harr-esë, mëlm-esë* (mëlmej), *ndr-esë* (ndroj), *mbul-esë* (mbuloj), *ngatërr-esë, ndërt-esë* (ndërtoj), *ndëgj-esë* (ndëgjoj), *ndj-esë* (ndiej), *shkr-esë* (shkruej), *krij-esë* (pendohem), *von-esë* (vonohem)...

Trajtohen kryekrejet emna deverbativa; shenjojn një gjâ konkrete të veprimit apor një veglë.

E kemi, mbas gjaset, nga latinishtja: *-itia, (-entia).*

***-eshë**:* *bar-eshë, burrn-eshë, mbretn-eshë; hyjn-eshë, shtêtn-eshë, trimn-eshë, princ-eshë, virgjn-eshë, gog-eshë, luan-eshë, murg-eshë, arap-eshë.*

U ngitet veçanërisht mashkullorëvet, për të tregue seksin e cilsín analoge të frymorëvet femnorë.

Përsa i përket origjinës, sufiksi në fjalë lidhet me latinishten *-issa,* apor me frengishten *-esse* e italishten *-essa.*

*Vërejtje 2.* - Sufiksi *-eshë* nuk u ngjitet zakonisht drejt për drejt trajtavet të mashkullorëvet *(burr-eshë, trim-eshë, mbret-eshë);* por mâ shpesh abstraktevet në *-ní (burrní, trimní, mbretní).*

***-et**:* *arnj-et* (arnê), *Kashnj-et* (kështenjë), *qerr-et* (qarr), *shelq-et* (shelqe), *shkorr-et* (shkorre), *shkoz-et* (shkozë), *mëll-et* (mollë)...

Lidhet sufiksi në fjalë me latinishten *-etum;* dhe shenjon mâ fort vendin ku gjindet me shumicë një lëndë a pemë.

***-í**:* *breshën-i, dhelpën-í, kalor-í* (kaluer), *krushq-í, vëllazën-í, zjarm-í, kumbar-í, mjeshtr-í, njerëz-í, ushtr-í, vogjl-í, vocërr-í, bukur-í, lir-í, ligsht-í mbrapësht-i, bujar-í, shpejt-í, tepr-í...*

Trajtohen me këtê prapashtesë mâ fort emnat abstrakt - a kolektiva. Dhe i shtohet, përsa u përket emnavet, trajtës së shumsit (khrs. *njerëzí, vogjlí, malsorí*).

***-icë***: *buell-icë, gomar-icë, rrug-icë, trup-icë, pak-icë, shum-icë, tepr-icë, ngark-icë, ngusht-icë, ngall-icë* (ngalloj)...

Emnat e trajtuemë me këtê prapashtesë kanë mâ shpesh kuptim zvoglimit, ase përbâjn femnorët e frymorëvet mashkuj. Ndonjë herë këta marrin edhe një kuptim abstrakt.

Përsa i përket rrânjës së këtij sufiksi, ka shumë gjasë që t'a kemi huajtun nga sllavishtja; e cila e ka në përdorim po me këtê vështrimin tânë.

***-ik, -nik***: *jet-ik, fis-nik, pasa-nik, rras-ik, korr-ik, bes-nik.*

U ngjiten emnavet dhe mbiemnavet e foljevet, për të trajtue kështu adjektiva të panyejshëm.

Rrjedha, nga gjuhët sllavishte: *(sliv-ik, jet-ik, broj-nik).*

***-ik, -liq***: *bark-iq,* (bark-a-liq), *bush-iq* (mbushi), *kosh-iq* (kosh), *zgavr-iq* (zgavrë e voglë), *krap-u-liq, pushk-a-liqe, skut-u-liq, shkurt-a-biq.*

Përbâhen me këtê prapashtesë një sasí e paktë emnash e mbiemnash me kuptim zvoglues, qesharak, apor edhe të pamirë (pejorativ).

***-im***: *bek-im, dur-im, fit-im, lëvd-im, gjyk-im, mallk-im, mbar-im, mend-im, pagëz-im, holl-im, pështjell-im, lëng-im, shtrëng-im, pastr-im* ...

Tue qenë se këjo prapashtesë u ngitet verbavet në zanore, mirret vesht, se âshtë ndashti mâ e përdoruna ndër të gjitha të tjerat. I afrohet fort asaj tjetrës në *-esë;* e cila, gjithënjë si kjo, u shtohet verbave në zanore. Kanë por ndryshim kuptimit mjaft të dallueshëm ndërmjet. Përse, ndërsa këjo në *-im,* difton vetë veprimin a aktin, këjo e dyta *(-esë)* shenjon mâ fort punën vetë, rrjedhën a efektin e veprimit. Kështu, prapashtesën *-im* mund t'u a ngjesim gjithë verbavet në zanore, gati pa përjashtim; çka s'mund të thomi për prapashtesën *-esë.* P.sh. nuk mund të thomi: *fluturesë, gëzesë, kallëzesë, kungesë, bekesë, kursesë, lëngesë* etj...; për: *fluturim, gëzim, kallëzim, kungim, bekim...*

***-imë***: *bumbull-imë, blegr-imë, sokëll-imë, shungull-imë, rrapt-imë, usht-imë, vet-imë, rrokull-imë, trakëll-imë.*

U ngjitet edhe këjo foljevet në zanore, si e parmja, dhe ban gati të njëjtin funkcjon si ato në *-im;* por jo si ato në *-esë.*

***-inë***: *lug-inë, pullaz-inë, rrafsh-inë, rrug-inë, rryp-inë, coft-inë, terr-inë, lagësht-inë, god-inë, shkatërr-inë, shpartall-inë, zall-inë, zhur-inë, tharbët-inë, that-inë...*

Kur u ngitet emnavet, difton një cilsí a të qenun; shpesh ka edhe kuptim zvoglues t'emnit të parë.



Përsa i përket rrjedhës, mund të lihet me atê të latinishtes *-inus.*

***-ishtë***: *ah-ishtë* (ashtë), *blin-ishtë* (blî), *ferr-ishtë, llom-ishtë, grun-ishtë, kallm-ishtë* (kallam), *gur-ishtë, lakn-ishtë, pem-ishtë, ran-ishtë, ull-ishtë* (ullînj), *zall-ishtë, bre-shtë* (brej), *vj-eshtë* (vjeli), *vën-eshtë* (venë)...

Sufiks, simbas N. Jokl-it, ilirjan. Krahaso toponimat e vjetër: *Tergeste (Trieshtë), Bigeste, Segeste, Jovista, Sunista...*

U ngjitet mâ së fortit emnavet bimorë, tue diftue posaçe ku bâhen e rriten këto. Ndonjë herë ka kuptim kolektiv.

Shtojm këtu, se nëpër prapashtesën homofone *-isht,* përbâjm ndajfolje mënyret: *burrn-isht, urt-isht, grek-isht, përvûjtun-isht, marr-isht...* - **më:** bi-më, brit-më *(brimë, bërtas),* fry-më *(frwj),* grah-më *(grahi),* gri-më *(grîj),* kro- më *(kruej),* ndih-më *(ndihi),* pështy-më, *(pështŷj),* shkel-m *(shkeli),* uluri-më *(uluroj),* vetet-imë *(vetetoj),* vig-më *(vikas).*

***-ní:*** burr-ní, trim-ní, cub-ní, gegë-ní, gra-ní, madh-ní, pleq-ní, shoq-ní, zot-ní, vajzë-ní, fëmij-ní, shêjt-ní, djelmë-ní, shqe-ní, shqipë-ní...

E prapashtueme mâ fort këjo (*-ni*) emnavet a mbiemnavet, u jep këtyne një kuptim abstrakt a kolektiv.

Si shihet, ky sufiks u shtohet zakonisht, trajtavet të shumsit; kështu që nuk do të jénë të qërtueme *miksí, anmiksí, voglí, djal-ní, grue-ní...* Përjashtimet janë të rralla.

***-ojë (-onjë):*** *moll-ojë* (mollë), *ulk-ojë* (ujk), *kuq-ojë, sheg-ojë, shkurt-ojë, gjat-ojë, murr-ojë* (i murrëm) ...

Gjithë gjasa âshtë, se për kahë rrjedha, sufiksi në fjalë na rrjedhë nga ai i frymorëvet femna të latinishtes -onia, mbassi qe edhe në shqipet ka punë kryekrejet me cilsí, sidomos, të ngjyrës të tyne. Kështu, p.sh. kaut si të kuq, i thonë: kuqojë, mollojë, shegojë, etj.

*Vërejtje 3.* - Përdorim përherë e mâ të hapët âshtë tue marrë këto vjett e fundit prapashtesa e substantivavet deverbativa në *-je:* dal-je, lut-je, nis-je, shpraz-je, etj. mendojm, si e kemi çekë edhe mâ nalt, se zanafillja e trajtimit të fjalëvet me këtê sufiks do kërkue ndër të shquemet e emnavet femnorë të vjetër verborë: *luta; mâ e mirë ika, se mbeta; dala e ngjâs.* - prej këndej ndashti, si mos të mjaftonte trajta e së pashquemes: *lutë, ikë, mbetë, dalë...,* u këthye dhe u muer nga: *luta, mbeta, ika...,* edhe një e pashqueme e dytë në *-je.* - apor edhe këtu ka mundun të ndikojë sufiksi i emnavet kolektiva sllavisht në *-je*: *kamenje* (gur), *groblije* (vorresa), *lisqje* (gjeth). - Shkrimtarët e vjetër, as vetë Matrënga, nuk ka diení për këtê sufiks (*-je*).

*Vërejtje 4.* - E kemi përmendë diku, por nuk na u duk e nevojëshme t'a rendojshim ndër prefiksa të ligjëshëm, parashtesën *ç-*; e cila âshtë tue i a zanë diku-diku shqipes tjetrë, po me të njëjtin kuptim mohues: *sh-*. kështu thuhet e shkruhet: *ç-thuri, ç-katërroj, ç-kuli, ç-krij, ç-palli, ç-përblej, ç-kujdesje, ç-pik, ç-poj, ç-fajosem, ç-faqje, etj. për: sh-thuri, sh-katërroj, sh-kuli.* - T'ia lamë rumenishtes!

*Vërejtje 5.* - prap një prefiks, për të cilin kemi gjithaqë nevojë të marrë mâ hapët në gjuhë, dhe të cilin s'na u duk përiherë t'a rëndojshim me të tjerë, âshtë *ri-*. P.sh. *ri-botoj, ri-shfaqi, ri-lindje, ri-ndërtoj, ri-ngjalli, ri-prodhoj, ri-punoj, ri-shikjoj, ri-shtypi,* etj. - megjithëse kemi punë, me një trajtim të vonë, me një neologjizëm, prap ka gjasë se ligjohet mirë, mbassi prefiksi në fjalë koinçidon me mbiemnin e shqipes: *i ri, një*herit edhe me prefiksin e latinvet *re-* e të neolatinvet *ri,* që kanë po të njëjtin kuptim *përsritje.*

***-ok, -lok***: *bab-lok, bardh-ok, frwsha-lok, brin-ok* (brinoç), *mac-ok, pat-ok* (patë), *mal-ok, menda-lok...*

Tue u ngjitun emnavet, trajtojm mâ fort mbiemna cilsiet.

***-osh, -losh***: *bardh-osh, bukur-osh, buz-osh* (buzoç), *kuq-losh, mjekr-osh, bal-osh, tata-losh, lar-osh, rand-osh* (i randë).

Gjithënjë edhe nëpër ketê sufiks, tue u a shtuem emnavet a mbiemnavet, trajtojm adjektiva cilsiet a smadhimit...

***-s, -së***: *bâ-s, kujtue-s, blé-s, çelë-s, dijë-s, gatue-s, gërrye-s, mësue-s, krue-s, këndue-s, krijue-s, ftue-s, shtypë-s, lypë-s, tutë-s, fshî-së, shkrep-së, lag-së, mjel-së, fte-së* (ftoj), *ra-së,* (me rá).

Si vrohet nga shembujt, këto prapashtesa u ngjiten kryekrejet verbavet vepruesë, mâ rrallë emnavet, si: *gjakë-s, krypë-s, katund-së, rrenë-s, ndihmë-s, vendë-s, ndërmjetë-s, fik-së-a, mûllî-s...*

Të trajtuemët nga verbat vepruesë, përbâjn ashtu-të quejtunët *nomina agentia* (emna vepruesë).

*Vërejtje 6.* - Renduemë këtu femnorët me sufiksin *-së* dhe u a lámë mashkullorëvet të thjeshtin *-s*. E këta e bamë mâ së fortit, jo aqë për një arsye fonike, sa për t'i bashkue këta *nomina agentia* femnorë me emnat e tjerë të kësajë gjinie, të cilët mbarojn, si e kemi çekë në vendin përkatës, të gjithë pa përjashtim, a në *-ë*, a në *-e* në njëjsin e pashquem *(dorë, dele).* Prandej, edhe për t'i kategorizue me të tjerët emna, shkruemë



*vendës - vendsi, katund-së-a.* - Krahaso edhe *mësues-i, shkrues-i, shtypës-i;* por: *mjelsë-a, krypsë-a, mësuese-ja, shkuese-ja, lypse-ja, rasë-a.*

***-si***: *krye-sí, par-si, mal-sí, dlir-si, pa-sí, ndwt-sí, ndërmjet-sí, shpejt-sí, bujq-sí, ngut-sí, kambë-sí, pleq-sí, but-sí, miq-sí, anmiq-sí.*

U ngjitet kêjo prapashtesë mâ fort emnavet e mbiemnavet (shumës) ase edhe foljevet; mâ rrallë ndajfoljevet, tue trajtue nëpër ketê mënyrë emna me kuptim abstrakt, kolektiv, etj.

***-sinë***: *llom-sinë, krye-sinë, afër-sinë, amël-sinë, hap-sinë, nalt-sinë, thatë-sinë, kalbë-sinë, vjetër-sinë, vrantë-sinë, djeg-sinë qelb-sinë...*

Ky sufiks u prapashtohet emnavet, mbiemnavet e foljevet, tue trajtue fjalë me kuptim konkret; mâ rrallë shenjon vend ase një gjâ abstrakte.

***-shëm***: Përbâhen nëpër ketê mbiemna nyejuer ase të panyejshëm, ndajfolje; përherë gati me kuptim veprues, kur u ngjitet verbavet; rrallë fort, me kuptim pësues. Por, posë foljevet, fort shpesh u ngjiten pas edhe emnavet, si: *i arsye-shëm, i dam-shëm, i dhimb-shëm, i et-shëm, i mot-shëm* (i moçëm), *i fuqi-shëm, i ndit-shëm* (ditë), *i her-shëm, i hie-shëm, i përmallë-shëm, i dij-shëm, i pa-shëm, i shkue-shëm, i çudit-shëm; pi-shëm, ndejë-shëm, kandë-shëm, i këtu-shëm, i andej-shëm, i von-shëm, i dje-shëm, i vjet-shëm, i mbramë-shëm, i ngut-shëm, trem-shëm, thek-shëm.* - Ndihet aty-këtu edhe *-shim,* e *-çim (i mot-shim, i mendt-shim, këpu-çim);* por gjykohen trajta djalektare.

***-isht***: *burrn-isht, miqs-isht, trimn-isht, vëllazën-isht, malsor-isht, toskën-isht, freng-isht, turq-isht, gjerman-isht, mjer-isht, lumn-isht, zkon-isht, botn-isht, rregull-isht...*

U ngjitet ky sufiks posaçe femnorëvet abstrakta në *-í, -ní,* për të trajtuem kështu ndajfolje mënyret. I prapashtuem emnavet të popujvet, shenjon mâ së fortit gjuhën e fòlunë prej sish: *latin-isht, greq-isht, angl-isht.*

Etimologjisht ky lidhet me greqishten: *-isti.*

***-tár***: *bjeshka-tár, dije-tár, dam-tár, fé-tár, familli-tár, goj-tár, gjah-tár, gjam-a-tár, kombë-tár, kos-tár.*

Kêjo prapashtesë u ngjitet mâ fort emnavet, për të trajtue kështu substantiva vepruesë *(nomina agentia);* apor përbâhen edhe shumë mbiemna cilsiet, gjendjet a profesjonit, etj. - Na duke e tepërt *ë*-ja para këtij sufiksi, ndër fjalë tingëllit së shkurtë: *tregë-tar, shkakë-tar.*

***-t, -të***: *i ngurë-t* (gur), *i arët* (ar), *i hekur-t, i zjarrë-t* (zjarr-i), *i pishë-t, i pakë-t, i prapë-t, i shumë-t, i tepër-t; i sque-t, i thá-t, i zbé-t, i ngrí-t, i pî-t, i vû-t, i ndw-t; i ngathë-t, i mbrehë-t, i ngrohë-t, i hapë-t, i cofë-t, i lagë-t, i marrë-t; e vjel-të, e dlir-të, e rjep-të, e shpraz-të, e shkep-të, e verb-të, e shkreh-të, e tha-të, e zbe-të, e ngrî-të, e mbarue-të* (tokë), *e vû-të* (vajzë), *e ndŷ-të, e shtrengue-të* (drû), *i lëmue-t* (dërrasë), *e lëmue-të*. - Krahaso: *sŷtë e së verbtës së shkretë; asaj së dlirtës, të zbetën fëtyrë, që kishte! Së ngratës plakë i kishte dekë djali!*

U ngjitet këjo prapashtesë sidomos emnavet, mbiemnavet dhe pjestorevet, apor, edhe ndajfoljevet, tue trajtue kështu mbiemna të vërtetë cilsiet.

Gjithmonë, për rregullë të fleksjonit e qartsí, për t'i klasifikue këta mbiemna mashkullorë me emna të kësaj gjinie i bamë të mbarojshin të gjithë në *-t (i thá-t, i zbé-t, i vû-t* etj.) tue u lakue këta krejt si emnat mashullorë homofonë: *shát-i, dét-i, hút*, etj. - Mjesa mbiemnat e këtij tipi i shkruemë në *-të* për t'i krahasue me emnat femnorë po me të njëjten mbaresë *(shpatë-a, pritë-a, lutë-a, sytë-a, çetë-a)*.

Përsa i përket rrânjës, G. Meyer, në gramatikën e vet (f. 43) e krahason me sufiksin e participavet indogj. në *-to*.

Ndryshojn fort këta mbiemna cilsiet, deverbativa prej pjestorevet me *-m, -n*. Krahaso *i ngrít - i ngrím, i xehtë - i xém, i shpuet - i shpuem; i ndŷt - i ndým; i dlirët - i dlirun; i verbët - i verbuem; i squet - i squem; i shkrehët - i shkrehun; i shkepët - i shkepun*... Ndërsa të parët tregojn zakonisht një cilsí (atribut), të dytët, gjithmonë një veprë të pësueme nga të tjerët.

***-tuer, -torë, -nuer***: Përgiten fort e janë gati një me tjetrin sufiks *-tár*: Edhe këta, kur u ngjiten verbavet ase substantivavet, trajtojn emna vepruesë *(nomina agentia)*. P.sh. *shërbë-tuer, kangë-tuer, pun-tuer, ipeshkëv-nuer, mëkat-nuer, rretha-tore, fal-tore, fjal-tuer, gjell-tore, buká-tuer*...

***-th***: *grê-th* (ngrenëth), *drê-th, qok-th* (Gjokë-th), *lug-th, vëllá-th, trim-th, krâ-th* (krande), *qê-th* (qê), *sŷ-th, û-th* (û), *shqar-th, vâ-th* (vang)...

U ngjitet këjo prapshtesë emnavet, për t'u dhânë këtyne kuptimin zvoglues të njëj smundje, etj.

Këtu shtojm edhe prapashtesën gati të njëjtë me këtë: *-thi*, që vende-vende âshtë në përdorim, për të dhânë kuptimin e ndajfoljevet të mënyrës. P.sh. *fluturim-thi, pup-thi, kryengul-thi, prap-thi, picingul-thi*.



***-uc, -ucë, -luc***: *derk-uc, gjel-uc, maj-uc, beb-uc* (bebe), *Mark-uc, ngreha-luc; bir-ucë, hardh-ucë* (hardhje), *gal-uc* (galë).

Trajtohen nëpër këta sufiksa emna e mbiemna mâ shpesh me kuptim zvoglimit.

***-uer***: *arbën-uer,* (Arbën), *darsm-uer,* (darsmë), *dimën-uer, nand-uer* (nandë), *dhet-uer* (dhetë), *lakn-uer* (laknë), *qiell-uer* (qiell), *varg-uer* (varg), *un-uer,* (unë-a), *gjaks-uer* (gjaksí) *kal-uer* (kál), *kambës-uer* (kambësí), *gryks-uer* (gryksí), *mals-uer* (malsí), *ver-uer* (verë), *aj-uer* (ajër), *gjylpën-uer* (gjylpanë).

Këtu rendojm edhe mbiemnat femnorë cilsiet në *-ore*, të cilët përdorimi i ka bâ tashma substantiva të vërtetë: *avull-ore, breg-ore, flet-ore, fush-ore, krah-ore, qaf-ore, zan-ore, sumbull-ore, tërth-ore, mëz-ore* (maz)...

***-ullë***: *dushk-ullë* (dushk), *fishk-ullë* (fshikë), *pet-ullë* (petë), *rrot-ullë* (rrotë), *rrumb-ullë* (rumb), *shgjèt-ullë* (shëgjetë), *vìshk-ullë* (bisk-u: thuprë e drejtë).

***-ush, -ushë***: *bab-ush, pit-ush* (pite), *that-ush* (i thatë), *verdh-ush* (i verdhë), *lar-ush* (i larë, larosh), *Fran-ush, Mark-ush, Pal-ush, Pjetr-ush, - djall-ushë, gjarpën-ushë, lepr-ushë, l-ushë* (lang-ushë), *(h)ar-ushë* (arí), *min-ushë* (mi), *vogl-ushë* (e voglë), *vej-ushë* (e vejë), *vid-ushë* (vidë), *zoj-ushë* (zojë)...

U ngjitet këjo prapashtesë emnavet dhe mbiemnavet, për t'i bâ që këta të marrin kuptimin, herë përkëdhelës, herë smadhimit; apor mâ shpesh, si në serbishten, - prej kah, simbas Joklit e kemi huajtun, - për të tregue femnën e njëj shtaze mashkull.

Këndej, nuk do të kishte gjasë, që t'u shtonte këjo shtesë mbas do emnave frymorësh, të cilat në shqipet i kemi të gjinís femnore: *dhelpnë, zojë, e vejë, vidë* ...

***-zë***: *dor-zë, dhamb-zë, fëshik-zë, furk-zë, gjuh-zë, sw-zë, kie-zë, motrë-zë, pip-zë, qaf-zë, rrun-zë, shtî-zë, tub-zë, qell-zë, lundrë-zë, frŷ-zë* (frymë), *puli-zë* (pulë), *pik-zë, zemrë-zë, vashë-zë, kall-zë* ...

U ngjitet këjo prapashtesë mâ së fortit emnave femnorë, tue trajtue kështu të tjerë substantiva me kuptim zvoglimit.

Këtu edhe *vajzë* nga *vajë-a*: mamicë, mandeshë.

***-oj***: *(-lloj, -noj, -soj, -shoj, -toj, -zoj): arn-oj; bes-oj, gëz-oj* (gaz), *bir-oj, fat-oj, cung-oj, for-coj, mbrapësht-oj, afr-oj, bashk-oj, rreth-oj, turbull-oj, dall-oj* (daj), *le-noj* (i lehtë), *pleh-noj, poshtë-noj, egër-soj, lartë-soj, prapë-soj, pak-soj, kraha-soj, mbësh-oj* (peshë), *erë-*

*shoj, et-shohem, cop-toj, dam-toj, pezma-toj, kap-toj* (kapi), *udhë-toj; kryq-zoj, shkunor-zoj, lul-zoj, udhë-zoj...*

Prapshtesa e zakonëshme e verbavet në zanore, të cilët përbâjn shumicën e verbavet të shqipes, - âshtë *-oj* (nga *-onj*). Trajtohen këta nga gjithnduer gurrash, d.m.th. nga emnat, mbiemnat, foljet, ndajfoljet, etj.

***-is***: *flad-is, gjob-is, god-is, gost-is, hab-is, kos-is, përzh-is, vad-is, plaçk-is, poros-is, prash-is, llom-is, përsr-is...*

E shumta e këtyne verbave barin mbas, prapshtesën e verbavet të sllavishtes në *-iti*. Por nuk do t'i përziem këta me ata thjesht të shqipes; të cilat zakonisht njihen, mbassi janë përgjithsisht njërrokësha: *qes* (qis), *ndris, shes, pres, ngjes, këpus, lus, zbus, zbres...*

***-osi***: *far-osi, fund-osi, pal-osi, tym-osi, varr-osi, vend-osi, hekur-osi...*

*Vërejtje 7.* - Si këtê, si ndonjë tjetrë prapashtesë nga sllavishtja (emnat në *-icë;* verbat në *-itë, is);* a greqishtja *(-os)* gjuha e shkrueme do të mundohet me i eleminue, tue i zâvendsue, kur i kemi, me ato të shqipes. P.sh. rrugicë - *rruginë,* ngushticë - *ngushtim;* gabelicë - *gabele;* tulicë - *tulinë;* avitë - *afrue;* djersitë - *djersë;* përkitë - *prekë;* kërsitë - *krisë,* shtras - *shteri;* thrras - *thirri;* flas - *foli;* shklas - *shkeli;* vras - *vráj;* pëlsas - *plasi.* - Për vërtetim, krahaso trajtat e urdhënores, të cilat gjithkun dalin simbas së vjetrës, shqipes: *plas ti, mos vra; mos shkel; thirre; mos fol* (dhe jo të vonat: *pëlsit ti; mos vrit; mos shklit; m'a thrrit; mos flit...*) - Kështu edhe gjykohen të papërkueshme me pastrín e shqipes trajtat: *ata hyjtin, shtyjtin, fryjtin; ai shkruejti, plehnojti, renditi, mbërrijti, ngjyejti, krojti kokën,* për *Ata hynë, shtynë, frynë; ai shkrou, e plehnoi, rendoi, mbërrini, ngjyeu, krou kokën...*

## III. BASHKIMI I FJALËVET (*Kompozitat*).

1\. - *zemrë-gur, sŷ-gacë, kambë-spilce; dorë-shtrêjtë, mende-hollë, krye-naltë; bukë-dhanë, buzë-qeshun, gjak-hupës; pas-qyrë; për-tháj, mbërrîj, ndër-mjet.*

Prej kësi shembujsh mund të shihet, si trajtohen fjalë të reja, tue bashkue dý a mâ shumë pjesë ligjëratet, në mënyrë që këto të përbâjn e t'apin një kuptim t'ungjisuem.

Kryetheksa bje gjithmonë mbi fjalën e fundit. P.sh. *gushakuq, kryekëcyem, dorëhòllë.*



Pjesa e parë jep përgjithsisht kuptimin themeluer; e dyta tregon zakonisht cilsín e saj, p.sh., *veshlopatë* (d.m.th. që i ka veshët si lopatë); *flokbardhë, faqezí,* etj.

Këta thuhet vetëm për fjalë të përbame prej njëj substantivi me një substantiv tjetër, a me një adjektiv, si edhe me një pjesore të verbavet pakaluesa; por, kur emni bashkohet me një verb kalues, atbotë zen vendin e njëj objekti, p.sh. *dorëzanë, gjakbâs, gojëlëshuem, mikpritës...*

Fjalët e përbame trajtohen, tue bashkue:

I. - ***Dy emna***: *Qafë-qarr, Kodrë-shkozë, molla-ftue, sorr-shkinë, mana-ferrë, mjes-ditë, krye-kungull, zemrë-lepur, kokë-derr, hundë-lesh, Gjon-Pepaj, Prêlë-Bibaj, Lekë-Gjonaj, dorë-shkrim.*

II. - ***Emën e mbiemën***: *orë-zí, jetë-gjatë, molla-tartë, goj-amël, kokë-trashë, faqe-bardhë, krah-njomë, dorë-shtrêjtë, kambë-kuqe, flokë-zí, fjalë-madh, sŷ-kaltër.*

III. - ***Emën e particip***: *gjak-bâs, gojë-dhanë, orë-dekun, dorë-zanë, za-dhane, buzë-qeshun, liri-dashës, gjak-pís, vëlla-vrás, udhë-hjekës, zjarm-fikës, orë-prém, krye-këcyem...*

IV. - ***Numruer e emën***: *tër-furk, katërdhetë-kambësh, dy-luftim, pesëmbëdhetë- ditshi, dyqind-lekëshi, dyzet-frangëshi...*

V. - ***Përemna të bashkuemë***: *kurr-kush, ndo-një, cili-do, gjithë-çka, ç-do, di-sa, shum-kush, tjetër-gjâ, as-një, kurr-gjâ, pakë-kush, as-gjâ, di-kush, di-çka, gjith-cili...*

VI. - ***Ndajfolje të bashkueme***: *kurr-si, kurr-qyshë, ku-do, si-kur, si-do-mos, mbas-andaj, për-pjetë, par-dje, për-së-ri, për-sy-për, për-mbrenda, për-jashta, aty-këtu, gjithë-kun, mbas-nesrit, që-kur, ndër-mjet, tër-mal, te-poshtë...*

VII. - ***Parafjalë e lidhsa të bashkueme***: *por-sa, veç-se, për-se, ndër-sa, edhe-pse, sikur-se, me-gjithë-këta, ja-se, do-me-thanë, me-qenë-se, se-pse, aqë-sa, mbas-si, (n)do-n)-se, sado-që, prandej, Tej-mali, Mbi-shkodra, Nën-shati, mbas-dite, para-dreke...*

VIII. - ***Nëpër mjet të dyzuemit të fjalëvet*** *(reduplikacjon a përsritje): Mot-mot, oda-oda, vende-vende, rreth e rreth, hove-hove, bira-bira, pika-pika* (Taraboshi), *vija-vija;* (ballin krejt), *rrudha-rrudha; do-do. - Mbassi e rrahi mirë e mirë, u çue e shkoi kadalë-kadalë; dit-dit, hanë-hanë, herë-herë...* Krahaso edhe: *së mbramit - së mbramit, fundi i fundit, shpesh e shpesh, aty-për-aty, tash për tash, ndoshta-ndoshta.*

# PJESA VI

## ALBANOLOGJI

### Lavruesët e shqipes

Qyshë prej kohësh shqipja, këjo gjuhë e çuditëshme dhe krykëput e dallueme nga të folmet e popujvet t'Europës, nisi të shquejë interesin dhe vemenden e etnografëvet, filologëvet dhe të glotologëvet.

Për të pasun një idé pak a shumë të qartë mbi ata, që u muernë me shqipen drejt për drejt ase tërthuer, e gjykuem t'arsyeshme t'u kushtojshim një kapitull edhe albanologëvet, mbassi gramatika jonë përmban një pjesë të randësishme - mbi brumin e shqipes, - që âshtë fryt i mundit të tyne: pra u kufizuem mâ fort me linguistë se sa me etnografë e historjanë. Dhe prej elenkut të tyne zgjodhmë asish mâ në shenj, të cilët për kontribut që kishin dhânë, meritojshin t'u njiheshin nga rishtarët tanë e nga amatorët e shqipes.

### Leibnitz (1646-1716)

1. "Gjuhësia porsi një dituní e posaçme e ndertueme përmbi methodën krahasuese âshtë kenësisht një prodhim i fillimit të 19 shekull, por interesi i dijtunís europjane për gjuhën shqipe âshtë shumë mâ i vjetër. Shpirti largpërfshís i një Leibnitz-it (Gottfried Wilhelm 1646-1716) pau qyshë një shekull para themelimit të gjuhësís krahasuese, pra në fillim të 18 shekull, me s depertues, probleme që mund t'u lidhshin me një hulumtim të gjuhës shqipe, çâshtjen e gjinís të popujvet europjanë, të bashkëlidhënís të gjuhëve europjane përgjithsisht (sikur çâshtjen e bashkëlidhnís të gjuhëve gjermane e kelte), e në fund çâshtjen e rrjedhjes së popullit shqiptár, geni i tij e pau por edhe premisën methodologjike të parë për përgjigjen e të gjitha këtyne çâshtjeve e tjerave si kto: me dá shka âshtë në gjuhë shqipe të vjetër e të trashiguem prej shka âshtë të rí e të marrun huá" (Jokl). Ky dijetar poliedrik, pra, qe i pari që nxiti kërkimet mbi gjuhën shqipe, dhe u përpoq të cilësojë natyrën e saj. Për këtê shprehet, përveç letravet, në veprën: "Dëshiret rreth

gjuhëvet të popujvet - Desiderata circa linguas populorum". Për tê shqipja âshtë një gjuhë e pavarëshme nga gjuhët e tjera.

**Thunmann (1746-1778)**

2. Për njohunín e shqipes ndëkoi aso kohe edhe historjani gjerman, Thunmann (Hans Erich) profesor i universitetit të Halle-s. Auktori në veprën "Kërkime mbi historín e popujvet t'Europës Lindore - Untersuchungen über die Geschichte der östlichen euorpäischen Völker, Leipzig, 1774, ndalet e flet gjatë mbi çâshtjen etnografike të banorëvet. Si njohës mâ i kthellët i shqipes, me auktoritetin e një linguisti të randësishëm, ky dijetar mund të quhet prîsi a udhëhjeksi i Gustav Meyer-it, tue përcaktue, me provë të patrandëshme, origjinën e popullit dhe të gjuhës shqipe.

Këta e paraqiti ndër fletët (169-366) të veprës së naltpërmendun Mbi historín dhe gjuhën e Shqiptarëvet dhe të Vllehëvet - Über die Geschichte und Sprache der Albaner und der Wlachen. Thunmann-i ribotoi edhe fjalorin e Kavaliotit, i domosdoshëm për atê kohë për njohjen e shqipes.

**Malte-Brun (1775-1826)**

3. E drejta e lypë, që në rendin e ndriçuesëvet të shqipes të zihet në gojë edhe emni i gjeografit të njohun danez Malte-Brun (1775-1826). Ky dijetar i mbështetun mbi njohunit që pat prej Leibnitz-it, Thunmann-it dhe Masci-t, në veprën e vet: Shkurtore e dheshkronjës së përgjithëshme - Précis de la Géographie Universelle (1810-29), shkruen ndër të tjera: "Gjuha shqipe âshtë në fund të fundit po ajo që flitej do shekuj përpara Homerit. Këjo nuk ndryshon fort nga gjuha mâ e vjetra, mâ e pagdhenuna dhe mâ monosilabikja e Pelasgjëvet". Kështu shprehej aso here i naltpërmenduni Auktuer; sado që historia gjykon sod ndryshe për ekzistencën e Pelasgjëvet.

**Kopitar (1780-1844)**

4. Një interes të gjallë për gjuhën shqipe tregoi filologu dhe glotologu i shquem sloven, Kopitar (Jernej 1780-1844), i cili studjoi "Marrëdhanjet mjes gjuhëve rumene, bullgare dhe shqipe - Über gegenseitigen Berichtungen der rumänischen, bulgarischen und albanischen Sprache (Jahrbücher der Literatur Wien, 1826-1829). Mandej Mbi gjuhën e kombit rumen e shqiptár: Über die rumänische und albanische Sprache und Nation (1826); disertatjon mbi gjuhën shqipe, vllehe (valake) e bullgare: Abhandlung über albanische, walachische und bulgarische Sprache. Wien, 1829. Ky bashkë me Vuk-un "njohnë gjuhën shqipe si një dishiplinë ndihmëse me randësí të studjimevet sllavistike përgjithsissht (Kopitar) e të veprimit të përmbledhjes folkloristike (Vuk)" (Jokl).



**Leake (1777-1860)**

5. Një drejtim edhe mâ të caktuem, me baza dhe hulumtime përherë e mâ të sigurta, filloi të kishte shqipja, kur duel në dritë vepra e topografit dhe arkeologut anglez, William Martin Leake (1777-1860), Kërkime në Greqí - Researches in Greece, London 1814. Oficjer marine, pat rasë të njohë, ndër sa vende të tjera, sidomos të Mjesdheut, Greqín, dhe këtu kolonít shqiptare. Këjo veprë përmban edhe një gramatikë të voglë shqipe.

**Xylander (1794-1854)**

6. Tue i shtue shumë materjalit gjuhësuer të shqipes, posë atij të mbledhunit djeri atëherë, linguisti gjerman Xylander (J. Ritter von Xylander) përfundoi studjimet e veta mbi gjuhën tânë, tue botue librin: Gjuha e Shqiptarëvet - Die Sprache der Albanesen oder Schkipetaren, Frankfurt am Main, 1835. Vërejtjet e holla të veta Xylandri i bani rreth strukturës morfologjike të shqipes, mâ fort se mbi fjalorin e saj; në të cilin kishte bashkue nj'a 3500 fjalë. Mjerisht por studjimet e tija nuk dhanë frytin që pritej. Albanologu i mavonëshëm, Fallmerayer, thotë për veprën e tij, se "këjo doli si një trupore e bukur, por e pashpírt, djeri që erdhi Hahn-i, i cili i dha frymë, jetë e gjallëni". Xylader-i âshtë për karakterin indoeuropjan të shqipes.

**Hahn (1811 -1869)**

7. Por ai që ndritë me një shkëlqim të posaçëm ndër të gjithë albanologët e deritashëm âshtë Hahn-i (Dr. Jur. Johann Georg von Hahn) konsull austro-hungar në Janinë, i cili zotnon një kulturë të shkëlqyeshme të shumllojëshme, këthellohet ndër studjimet klasike, historike e mytologjike edhe ndërhyn ndër to në mënyrë krijuese, por, sikur e thekson shprehimisht ai vetë, rrin larg prej studjimeve indogjermanistike. E prá sá shum shkas i

detyron shi atij hulumtimi i gjuhës shqipe e njohunia e historís shqiptare" (Jokl). Vepra e tij monumentale "Studjime Shqiptare - Albanesische Studien, Jena-Wien 1853-54, âshtë një enqiklopedi e vërtetë, për shekullin e vet, mbi Shqipní, historín dhe gjuhën e saj. Ky i çeli shtegun dhe i nxiti albanologët e botës, mâ fort se kurrnjë para si, t'u shpërvjelshin e t'a merrshin në dorë çâshtjen e problemevet albanologjike. Vepra përmban edhe një fjaluer kun 5000 fjalësh e një gramatikë të mirë mbi djalektin toskë, ku auktori shkon tue bâ krahasime ndërmjet dy djalektevet, tue folë mbi fenomenet fonetike dhe morfologjike.

## Fallmerayer (1790-1861)

8. Mbas rendit kronologjik vjen këtu vepra historjanit gjerman Jakob Philip Fallmerayer (1790-1861), profesor i historís së përgjithëshme në München. Ky, mbassi shetiti disa herësh nëpër Greqí, Sirí, Palestinë e Azi të Voglë, botoi kryeveprën e vet: Elementi shqiptár në Greqí - Das albanische Element in Griechenland, 1857-1860, ku qet në shesh elementin shqiptár e sllav në Greqí. Auktori në këtê veprë i ban një kritikë t'ashpër botimit të Nicocles[44], me të cilin përpiqej të qitte poshtë përfundimet e pionerit të albanologjís, Gjergj Hahn-it mbi autoktonín e Shqiptarëvet.

## Bopp (1790-1861)

9. Por ai që do të caktonte pozitën e gjuhës shqipe në pikëpamje ditunore njëherë e përgjithmonë, me gjithë ndonjë pohim të kotë të ndonjë linguisti të mavonëshëm, qe glotologu i përmendun Franz Bopp-i (1790-1861), themeluesi i gjuhësís krahasuese indoeuropjane, njëkohësisht me dijetarin danez Rask-un. Këtâ mâ së parit e provoi me disertacioni, që lexoi në akademín e Berlinit në vj. 1843, Mbi numërorët e përemnat e gjuhës shqipe; mâ vonë me botimin: Mbi shqipen në marrëdhanje t'afërta me gjuhë motra - Über das Albanesische in seinen verwandtschaftlichen Beziehungen (Berlin, 1854-55). Në këtê veprën e fundit dijetari merr në shqyrtim jo përemnat e numërorët, por mbarë gjuhën: lakimin, zgjedhimin, trajtimin e emnavet e pjesët e pandërrueshme. Si material gjuhësuer i shërben Frangu i Bardhë, Da Lecce, Xylander e sidomos Hahn-i.

[44] *De Albanensium sive Schkipetar origine et prosapia,* Göttingen, 1855.



## Schleicher (1821-1868)

10. August Schleicher (1821-1868) glotolog i përmendun, profesor në Pragë e në Jena i dha zhvillim të madh gjuhësís indoeuropjane. Kryevepra e tij âshtë Shkurtorja e gramatikës krahasuese të gjuhëvet indoeuropjane - Compendium der vergleichenden Grammatik der indogermanischen Sprachen, Weimar, 1861-62. U muer edhe me studjimin e lituanishtes, tue shkrue një gramatikë, ende sod, të çmueshme: Handbuch der litauischen Sprache, Prag, 1856-57.

Ky dijetar, megjithëse e cilëson shqipen si indoeuropjane, ndjekë një rrugë të gabueme, tue e afrue shqipen me greqishten e italikishten në grupin e quejtun pelasgjik.

## Pott (1802-1887)

11. Një tjetër linguist i përmendun, por që, mjerisht për çka i përket shqipes merr fare më thue, tue u shkëputë prej rrugës së drejtë të Bopp-it, qe Pott (August Friedrich 1802-1887). Simbas tij shqipja nuk ban pjesë në familjen indoeuropjane: âshtë një tepricë paraindoeuropjane iliropelasgjike; numërorët e shqipes janë të huajtun prej sllavishtes. Ky u muer sidomos me marrëdhanjet mjes glotologjís dhe etnografís. Me randësí âsht, ende sod, studjimi mbi gjuhët e gabelëvet - Die Zigeuner in Europa und Asien, Halle, 1845.

## G. Stier ( - )

12. Në të njëjtin vjet, në të cilin Bopp-i provoi lidhnín e shqipes me gjuhët indoeuropjane, një tjetër linguist gjerman, Teophil Stier përpiqej të përcaktonte, nëse Shqipja âshtë një gjuhë indoeuropjane - Ist die Albanesische Sprache eine indogermanische Sprache? (1854). Ky qyshë mâ përpara kishte nisë me u marrë me probleme të shqipes. Në vjetin 1853 botoi një artikull mbi Shqiptarët e Italís e letërsín e tyne. Në vjetin 1856, boton të përkthyeme gjermanisht pesë kangë të De Radës. Mâ vonë hartoi një essai mbi emnat e shtasëvet - die albanesischen Thiernamen (1862) dhe mbi emnat e ngjyravet në shqipet - Die albanesischen Farbennamen (1884). Për këto punimet e fundit u mbështet në Reinhold-in. Përkimet me greqishte e me latinishte - për çka u përket emnavet të shtasëvet të veprës së nalpërmendun - nuk janë përgjithsisht,

simbas Stier-it, huazime, por burime të përbashkëta. Origjina e shqipes për mâ tepër, na thotë, do kërkue në një kohë kur nuk flitej kun as greqishtja as latinishtja!

**Kamarda (1821-1882)**

13. Prap një shkas të fort i dha studjimit të shqipes pranë glotologëvet të Europës, albanologu arbëresh nga Piana e Shqiptarëvet, Dhimitër Kamarda (1821-1882), arhimandritë i Katolikëvet të ritit grek në Livorno. Kryevepra e tij njehet: Provë ase pasqyrë e Gramatologjís së krahasueme mbi gjuhën shqipe - Saggio di Grammatologia comparata sulla lingua albanese, Livorno, 1864. Me randësí për studjimin e shqipes âshtë edhe: Shtesë gramatologjís së krahasueme mbi gjuhën shqipe - Appendice al saggio di Grammatologia comparata sulla lingua albanese, Prato, 1866. Këjo veprë e Kamardës ishte, si thotë Ascoli, punimi mâ i gjani e mâ i imtuemi i Gramatologjís së krahasueme, që pau dritën në mbarë Gadishullin e Italís. Krejt njashtu si ndonjë vjet mâ vonë i pëlqei albanologut të madh të Graz-it t'a shtynte djeri në teprí ndëkimin e latinishtes në shqipet, po ashtu edhe Kamarda e gjykoi tepër të madh ndikimin e greqishtes në gjuhën tânë.

**Ascoli (1829-1907)**

14. Me probleme shqiptare u muer si për rrëshqit edhe glotologu i përmendun italian, Ascoli (Graziano Isaia 1829-1907). Ky në Studjime kritike - Studi Critici (1861) shqyrton disa Fragmente shqipe të nxjerruna prej veprës së Hahn-it, të cilavet u ven në krye disa kundrime të mprehta etnologjike e historike rreth shqiptarëvet (Petrotta). Meyer-i ka një çmim për tê, dhe e citon shpesh.

Âsht i njohun propozimi i Ascoli-t për të studjue mbishkrimet enigmatike etruske me anën e shqipes. Një përpjekje të tillë e pat bâ edhe Otto Blau, profesor i Leipzig-ut, qyshë mâ përpara, por me përfundime mjaft të dyshimta, për të zhvillue mbishkrime enigmatike të Licjes me shqipen.

**Miklosich (1813-1891)**

15. Një peshë mjaft të madhe u shtoi studjimevet shqiptare linguisti me famë botnore, pioner i albanologjís, Franz Miklosich (1813-1891), profesor në universitet të Vjenës, me origjinë slovene. Âshtë i pari sllavist, që bani studjime të kthella e të matuna mbi të gjitha gjuhët sllave. U muer edhe, posë së tjerash, me studjimin e të gjitha gjuhëvet balkanike. Përveç studjimesh mbi gjuhët sllave, për interesin tânë âshtë për t'u përmendë vepra: Hulumtime shqipe - Albanesische Forschungen, botue trí rradhësh: 1. Elementat sllavë në shqipet - Die slavischen Elemente im Albanischen, Wien, 1870; 2. Elementat romanë në shqipet - Die romanischen Elemente im Albanischen; Wien, 1871; 3. Trajta e verbavet të huajtun në shqipen e ndër gjuhë të tjera - Die Form entlehnter Verba im Albanischen und einigen anderen Sprachen, Wien, 1871. Mandej janë për t'u përmendë: Kërkime rumene - Rumänische Untersuchungen (1881), ku zbulon përkimet mjes rumenishtes, shqipes e gjuhëvet të tjera balkanike; Elementat e turqishtes ndër gjuhë t'Europës lindore dhe juglindore - Die türkischen Elemente in den südost-osteuropäischen Sprachen (1884-1881). Miklosich-i âshtë themeluesi i sllavistikës e paraprîs i Meyer-it në fjalorin etimologjik.

**Schuchardt (1842-1927)**

16. Një rrugëgatitës i brezit të parë të albanologjís, si e quen Jokl-i, bashkë me Miklosich-in, âshtë Hugo Schuchardt (1842-1927) romanist i shquem, profesor në Leipzig, Halle e së mbramit në Graz bashkë me Meyer-in prej 1876-1900. Në këtê vjet u tërhiq prej katedre, për të kalue tanë jetën, po në këtê qytet, tue u marrë vetëm me punë shkencore. Filloi mâ së parit me studjimin e latinishtes vulgare. Vepra e tij: Vokalismus des Vulgärlateins, Leipzig, 1866-68, âshtë ende sod me vlerë themelore, ku shqyrtohen reflekset latine, posë gjuhësh së tjera edhe në shqipen e ndër gjuhët balkanike. Mâ vonë u muer me të gjitha problemet e romanistikës. Mbi influksin e latinishtes përgjithsisht (tue përfshi edhe shqipen) shkroi në "Zeitschrift v. verg. Sprachforschung XX (1872). Këtij dijetari do t'i dihet nxitja që pat Meyer-i me i u kushtue gjuhës shqipe.

**Meyer (1850-1900)**

17. Për shumicën e botimevet, për zotsí, zéll e mundë rreth shqipes, emni i albanologut gjerman Gustav Meyer (1850-1900) âshtë i lidhun ngusht me gjuhën tânë. Meyer-i âshtë mâ i madhi përfaqsues i albanologjís të shekullit të kaluem, dhe bashkë me Pedersen-in e Jokl-in formon triadën albanologjike. Lindi në Gross-Strehlitz (Shlezje) dhe diq në një shmendore

në Feldhof (afër Graz-it) ku qe vjet me rradhë profesor universiteti. Mâ së pari u muer me kërkime të gjuhësís klasike, latine e greke. Mandej mbassi botoi një gramatikë greke (1889), u muer edhe me greqishten mjesjetare: Neugriechische Studien, Wien 1894-95.

Por emni i tij do të mbette i padekëshëm për zbulimet e ndryshme mbi gjuhën shqipe. I shtym prej Schuchardt-it i u kushtue me gjithë shpírt gjuhësís shqipe. Vizitoi Greqín e Italín, sidomos kolonít shqiptare, aktiviteti i tij fillon në 1881. Botimet e tij janë:

1. Albanesisches (artikull në "Allgemeine Zeitung" 1881);

2. Über Sprache und Literatur der Albanesen - Mbi gjuhën e letërsín e Shqiptarëvet, 1883; Artikull, që e botoi mâ vonë të zgjanuem e të modifikuem në rev. "La Nuova Antologia" (1885);

3. Vendi i shqipes në rrethin e gjuhëvet indoeuropiane - Die Stellung der Alb. Im Kreise, der Indoger. Sprachen (Beiträge zur Kunde d. Indog. Sp. VIII., 1884) ku shqipja paraqitet si faza moderne e një djalekti ilirik.

4. Studjime shqipe - Albanesische Studien, 6 fashikuj botue prej Akademís së Vjenës (1883-1897).

I. Trajtimi i emnavet shqip - Die Pluralbidung der albanesischen Nomina (1883);

II. Numrorët e shqipes - Die albanesischen Zahlwörter 1884;

III. Fonetika e elementavet indoeuropjanë të shqipes - Lautlehre der indogermanischen Bestandteile des Albanesischen, 1892. Ky studjim i përshtrim mbas botimit të gramatikës e të fjalorit etimologjik âshtë mâ i randsishmi në këtê kategori dhe qe bazë edhe për të tjerë;

IV. Leksiku grqisht-rumenisht-shqip i Kavaljotit - Das Griechisch-rumänisch-albanesische Wörtverzeichniss des Kavalliotis, herausgegeben, und erklärt, 1895;

V. Kontribut për njohunin e djalektevet të foluna në Greqí - Beiträge zur Kenntniss der in Griechenland gesprochenen albanesischen Mundarten, 1896;

VI. Kontribut për njohunin e djalektevet të ndryshme shqipe - Beiträge zur Kenntniss verschiedenen albanesischen Mundarten, 1897.

5. Influksi i latinishtes në morfologjín shqipe - Der Einfluss des Lateinischen auf die albanesische Formenlehre (art. në rev. "Miscellanea" ecc. Firenze, 1886.

6. Elementat latinë në shqipet - Die lateinischen Elemente in Albanesischen (në Grundriss der Romanischen Philologie) 1888;

7. Shkurtore e gramatikës shqipe me copa leximi e fjalorth - Kurzgefasste albanesische Grammatik mit Lesestücken und Glossar, Leipzig, 1888;



8. Fjalor etimologjik i gjuhës shqipe - Etymologisches Wörterbuch der albanesischen Sprache, Strassburg, 1891. Por si bazë për këtê fjaluer ka atê të Hahn-it, e për etimologjít e fjalëvet njeh, me arsye, si paraprís Miklosich-in. Mjerisht fjalori âshtë i mbushun me fjalë të ishujvet gjuhësorë; me greqizma, italjanizma e turqizma, në vend që të shfrytsonte mâ mirë shkrimtarët e vjetër, e të bante ndonjë udhtim ndër zonat mâ të ruejtunat prej influencës së huaj. Ai e mendon tepër të madh ndëkimin e latinishtes në shqipet; aqë ma, sa shqipja - na thotë - për një qyme flokut, shpëtoi pa u njehë për gjuhë romanze: ndër 5000 fjalë, që përmban fjalori i tij, vetëm 400 i nxjerrë me rrânjë indoeuropjane. Por shumë etimologjí të tija kjenë qitë poshtë e provue mâ vonë si autoktone, sidomos prej Pedersen-it e Jokl-it. Sidoqoftë, fjalori etimologjík i Meyer-it qëndron edhe sod, mbas mâ se një gjymsë shekulli, si i vetmi në këtê gjiní.

9. Fjalët e huajtuna sllave, shqipe e rumene në greqishten e ré - Die slavischen, albanesischen und rumänischen Lehnworte im Neugriechischen, Wien 1894 (Në "Neugriech. Studien", II).

Mjerisht qe jetëshkurtë, dhe, çka mâ zi, për shkak të sëmundjes mendore, do vjet para saj, e këputi veprimin e vet ky albanolog i madh. Po të kishte pasë jetën e gjatë, kush di ç'farë mendimi do të kishte formue rreth shqipes: gjatë studjimeve të mavonëshme ai shkoi tue tërhjekë disa mendime të veta, sidomos për rreth ndonjë etimologjije.

## Pedersen (1867-1953)

18. Pedersen (Holger 1867-1953) glotolog danez me famë botnore, sidomos albanolog, armenist e keltist. I rí udhtoi me qellim studjimi nëpër Gjermani, Svicer, Italí, Greqí, Shqipní, Rusí e Irlandë (1889-1896). Aktivitetin e vet e zhvilloi në Kopenhagen, ku qe docent (1900), profesor i gjuhëvet sllave (1903) e mâ vonë (1914) profesor i gramatikës krahasuese. - U muer kryekreje me shqipen, armenishten e keltishten, ku u dallue për vepra me randësí kryesore. - Vepra mâ e madhja e tija âsht: Gramatika krahasuese e gjuhëvet keltike: Vergleichende Grammatik der keltischen Sprachen, Göttingen, 1909-1913. Por, veç këtyne, u kushtoi studjimet e veta edhe gjuhëvet sllave, baltike dhe hititishtes. Në kaqë edhe problemet e përgjithëta të gjuhëvet indoeuropjane tërhoqnë vemenden e këtij linguisti të madh, tue zgjidhë çâshtje të randësishme, që do t'i dihen atij. Për mâ

tepër Pedersen-i, tue vijue një traditë të shkëlqyeshme të glotologëvet danezë, u dha edhe mbas studjimit të gjuhëvet semitike e ungrofine. Edhe në lamën e shqipes ky dijetar i madh i la vetes një emën të padekëshëm. Endè i rí kontaktin e parë e pati me Shqiptarë në vjetin 1893 në Korfuz, e dy vjet mâ vonë (1895) mblodh ndër krahinat e Shqipnís së Jugut mâ fort në Çamërí, novela dhe kangë popullore, të cilat i botoi me titullin: Tekste shqipe me një fjalorth - Albanesische Texte mit Glossar, Leipzig, 1895. Me një zotsí e mprehtësí të çuditëshme rrahë çâshtje fonetike, morfologjike dhe sintaktike. Nëpër studjimet e tija del në shesh për herë e mâ tepër karakteri autokton i shqipes, në fjaluer tue qitë poshtë shumë etimologjí të Meyer-it, ashtu në morflogjí (verbat në onj, zgjedhimi etj.). Këtij i a detyron shqipja zgjidhjen e çâshtjes së trajtës së caktueme të emnit, të cilën Meyer-i e kishte çekë me ngurrim, tue provue se caktimi në shqipen nuk âshtë tjetër por përemni demonstrativ i ngjitun mbas. Shumë interesane janë studjimet e tija mbi guturalet, tingujt l-, neutrin (gjinín asnjënse etj.), në shqipen. Pedersen-i bashkë me Meyer-in e Jokl-in âshtë një ndër pilastra të trekandit, mbi të cilin mbështetet albanistika.

**Brugmann (1849-1919)**

19. Tue folë për linguistikën shqipe nuk duhet të kalojmë në heshtje dy vigâj të glotologjís indoeuropjane, që janë Brugmann-i dhe Delbrück-u: nëpër veprën e tyne edhe shqipja u pasqyrue bashkë me gjuhët motra.

Burgmann (Karl 1849-1919) profesor i glotologjís indoeuropjane në Leipzig. Njeri sistematik dhe organizator âshtë përfaqsues i fazës së tretë së gjuhësís indoeuropjane (Mbas Bopp-it e Schleicher-it) në Gjermani e jashtë. Kryetar i një shkolle së cilës pak a shumë i përkasin gjermanët Streitberg, Hirt, Sommer, Walde, amerikani Buck, italjanët Giardi-Duprè e Ribezzo.

Kryevepra e tij âsht: Shkurtore e gramatikës krahasuese së gjuhëvet indoeuropjane - Grundriss der vergleichenden Grammatik der indogermanischen Sprachen, në bashkëpunim me Delbrück-un, Strassburg (1886-1900); botimi i dytë vetëm, Strassburg (1897-1916). Këjo veprë zavendsoi atê të Schleicher-it, që ishte e vjetrueme. Burgmann-i qe mprojtës i teorís së kostancës së ligjëvet fonetike dhe të fuqís së anologjis. Këtê dijetar nuk e tërhjek etimologjia, as nuk i ep randësí rekonstruksjonit, por krahasimit të gjithë materjalit. Në vjetin 1893 e gjêjmë në Kurfuz për të studjue shqipen, dhe i ndihmon e drejton Pedersen-in në mbledhjen e folklorit.



**Delbrück (1842-1922)**

20. Delbrück (Berthold 1842-1922). Indoeuropeist e sanskritist në universitetin e Jenës. Xanës i Pott-it, i Bopp-it dhe sanskritistit Weber, mund të thirret me arsye themeluesi i sintaksës krahasuese së gjuhëvet indoeuropjane. Perjudha e parë e aktivitetit shkencuer arrin në 1888 me Hulumtime sintaksore - Syntaktische Forschungen. Mbas kësaj date bashkëpunon me Brugmann-in për gramatikën krahasuese, si edhe për sintaksën e gjuhëvet të tjera indoeuropjane. Armenishtja dhe keltishtja, për mungesë punimesh paraprake, nuk qe e mundun të merreshin para sysh.

**Thumb (1865-1915)**

21. Një kontribut të randësishëm i dha shqipes edhe glotologu greqist Albert Thumb (1865-1915), profesor në Freiburg, Marburg e Strasburg. U muer kryekrejet me historín e gjuhës greke, sidomos me perjudhën helenistike dhe moderne. Bani studjime, edhe në vend, mbi djalektin e greqishtes së ré. Kryevepra e tij âshtë koinè diálektos. Studjimi në lidhní me shqipen u kufizue vetëm ndër Elementat e greqishtes së vjetër në shqipet - Altgriechische Elemente des Albanesicshen, (në "Indoger. Forsch.") Berlin-Leipzig, 1909. Âshtë për t'u çuditë si ky dijetar e përjashton shqipen prej familjes indoeuropjane.

**Meyer-Lübke (1861-1936)**

22. Por dijetari, të cilit do t'i delte të kthellonte dhe të sistematizonte veprën e Fr. Diez-it, themeluesit të linguistikës romane, qe Meyer-Lübke (Wilhelm 1861-1936), zviceran me origjinë gjermane. Profesor në Vjenë dhe në Bonn, bani gjurmime të kthella e të randësishme, përherë me gjykime të plota, por kurr ekskluzive, mbi gjuhët e ndryshme romanze, tue qitë në dritë sidomos romanistikën balkanike. Kryevepra e tij âsht: Gramatika e gjuhëvet romane - Grammatik der romanischen Sprachen, Leipzig (1890-99) në 3 vëllime; dhe Fjalori etimologjik romaník - Romanisches etymologisches Wörterbuch Heidelberg, 1911, Hymje në studjimin e ditunís romanike - Einführung in das Studium der romanischen Spachwissenschaft, vepra monumentale, ku merr pjesë edhe shqipja. - Studjimet e tija të posçme kushtue linguistikës balkanike janë një artikull në Gröber's Grundriss der romanischen Philologie, ku flet mbi rumenishten,

dhe mbi elementat latinë të serbo-kroatishtes e të shqipes; si edhe Rumenishtja, Romanishtja, Shqipja - Rumänisch, Romanisch, Albanisch (në Mitt. d. rum. Inst. an der Univ. Wien, 1914) ku shqyrton marrëdhanjet e posaçme të rumenishtes me shqipen e dalmatishten.

### Meillet (1866-1936)

23. Në rradhën e albanologëvet âshtë e drejtë të përmendim edhe linguistin frang me famë botnore Antoine Meillet (1866-1935). Xanës dhe vijues i veprës së linguistit të mirënjohun F. de Saussure, ky shpírt i hapët dhe sintetik përfshini me kompetencë e drejtpeshim gati të gjitha dituní e ndryshme gjuhësore: gjuhësín e përgjithëshme, gramatikën e krahasueme indoeuropjane, armenishten, iranishten, sllavistikën, gjuhët klasike etj. Kryevepra e tij âsht: Shikim mbi historín e gjuhës greke - Aperçu d'une histoire de la langue grecque, bot, III, Paris, 1930. Një veprë tjetër themelore për linguistikën âsht: Hymje në studjimin krahasues të gjuhëvet indoeuropjane - Introduction à l'etude comparative des langues indoeuropéennes, Paris, 1903. Këtij dijetari i duel me u marrë edhe me shqipen tânë: në një studjim: Gjuha shqipe - la langue albanaise, në La Revue hebdomadaire (1915) njeh dhe mpron si shkencëtar pavarësín e saj, por mjerisht, mâ vonë në Gjuhët në Europën e Ré - Les langues dans l'Europe Nouvelle, Paris, 1918, shprehet, jo mâ me objektivitetin e kthiellët të shkencëtarit, kundër ekzistencës sanë si shtet më vete. Në këtê veprë auktori ndriçon probleme gjuhësore të sotëshme, dhe diftohet kundër shumëzimit të gjuhëvet letrare, për të mprojtë unitetin kulturuer të Europës. Për t'u përmendë âshtë edhe studjimi: Mbi fleksjonin e sufiksit indoeuropjan të prezentit -ye/-o në shqipet - Sur la flexion du suffixe indo-européen de présent -ye/-o en albanais, Paris, 1914.

### Kretschmer (1866-1956)

24. Një tjetër glotolog i madh, i cili, megjithëse nuk i ka kushtue ndonjë veprë të posaçme shqipes, pasqyrohet shpesh ndër vepra të tija âshtë Kretschmer (1866-1956 ) glotolog e filolog gjerman, profesor që prej 1899 në Vjenë. Lama e posaçme e tij âshtë historja e gjuhës greke. Por kryevepra e tij: Hymje në historín e gjuhës greke - Einleitung in die Geschichte der griechischen Sprache, Göttingen, 1896, âshtë me të vërtetë një kryeveprë, që thotë shumë mâ tepër se titulli: me mprehtësín e mbrendëshikimin e një dijetari të shquem, auktori nisë prej fillit të parë indoeuropjan, gjurmon marrëdhanjet e greqishtes me gjuhë motra si edhe të këtyne me njana tjetrën, tue qitë në shesh popujt që bashkë me Grekë e para Grekësh banuen brigjet e Egjeut. Shkurt Kretschmer-i na provon ekzistencën e një bërthame (nucleus) etnike jo indoeuropjane, as semitike në Azi të Voglë. - Përveç kësaj ai shkroi një mori veprash së tjera sidomos rreth hulumtimevet greke dhe gjuhës e letërsís gjermane. Interesant artikulli: Parahistoria gjuhësore e Balkanit - Sprachliche Vorgeschichte des Balkans (Revue Intern. d. Etudes Balk.).



### Sandfeld (1873-1942)

25. Kristian Sandfeld-Jensen, profesor në universitetet të Kopenhagen-it, glotolog me famë sidomos për studjimet balkanike. Kryevepra e tij âshtë Filologjí balkanike - Balkanphilologien (Köbenhaven, 1926), botue mâ vonë prej Shoqnís linguistike të Parisit, me pakë ndryshime, me titull: Linguistikë balkanike. Probleme e përfundime - Linguistique balkanique. Problèmes et resultats, Paris, 1930. Vepra e tij âshtë e gjithanëshme për çâshtjet balkanike. Sandfeld qyshë i rí u muer me studjimin e gjuhëvet popullore pararomake në Balkan, ku heton elementa origjinarë para influksit latin në rumenishte, në shqipe e sllavishte. Po mbi këto probleme shkroi në "Revue Intern. d. Etudes Balk.": Shenjimi mbi sintaksën e krahasueme të gjuhëvet balkanike; Gjuhët balkanike.

### Helbig (1856-1930)

26. Ai që studjoi ex professo elementat e italishtes në gjuhë shqipe qe glotologu gjerman Robert Helbig: Die italienischen Elemente im Albanisischen, Leipzig, 1903. VI - 137 f. Ky studjim qe paraqitë së parit si disertacjon iniugural. Në 1904 qe ribotue në Jahresberichte des Int. f. Rumän. Sprache B. x. f. 1-137.

### Papahagi (1872-1943)

27. Edhe dijetarët rumunë u dalluen për kontributin të ndryshëm që dhanë gjuhësís shqipe në lidhje me rumenishten. Këtu meritojnë të përmenden: P. Papahagi, i cili studjoi frazeologjín paralele të rumenishtes, të shqipes, të grqishtes së ré e të bullgarishtes - Parallele Ausdrücke und Redensarten im Rummän., Alban. , Neugriech. und Bulg., Leipzig, 1908.

**Balota ( - )**

28. Linguisti Balota u muer me dý karakteristika të veçanta të dý gjuhëvet: hundzimin e rotaqizmin: La nasalisation et le rhotacisme dans les langues alb. et ruom., Bucarest, 1926. Meritojnë të përmenden edhe: Pascu, G.: Elementat rumenë të shqipes: Die Rumänischen Elemente des Albanischen; Elementa rumenë në gjuhë balkanike - Rumänische Elemente in den Balkansprachen, Genève, 1924. - Capidan, Th.: Marrdhanje shqiptare-rumene - Raporturile Albano-romane (Balkan Archiv, Leipzig, 1926): Një prapashtesë shqipe në rumenishte - Un suffix albanais en roumain (Revue Intern. etj.) Beograd, 1936.

**Weigand (1860-1930)**

29. Studjimet balkanike dhe shqipe gjetnë një gjurmues të ditun dhe të palodhun në balkanistin dhe albanologun gjerman Gustav Weigand (1860-1930). Qyshë i rí epet mbas studjimit të rumenishtes dhe 31 vjetsh e shofim profesor universiteti në Leipzig, ku mbas dý vjetsh themelon Institutin rumen, që mâ vonë shndrohet në Institut Balkanik. Për këtê arsye shtrini gjurmimet e veta mbi mbarë Balkanin, shetiti dhe jetoi për kohë të gjatë ndër krahina të ndryshme dhe u bâ njohtës i mirë i etnologjís dhe i gjuhësís neogreke, bullgare dhe shqipe, si tregojnë botimet e ndryshme të tijat. Rezultatet e studjimevet të tija dhe të dishepujvet të tij qenë botue vjet për vjet në Relacjonet vjetore të Institutit për gjuhën rumene - Jahresbericht des Instituts für rumänische Sprache, dhe mbas në Arkivin balkanik - Balkan-archiv.

Ajo që na intereson për pjesën tânë âshtë mendimi i tij rreth gjuhësís dhe etnografís shqipe. Weigandi qyshë në numrin e parë të Arkivit balkanik çekë origjinën trake të shqiptarëvet, por në një studjim të posaçëm të vjetit 1927 shtron pyetjen: A janë Shqiptarët mbasardhëst e Ilirëvet apor të Trakëvet: Sind die Albanern die Nachkommen der Illirier oder der Thraker? Auktori âshtë për origjinën trake, tue e provue me dymbëdhetë argumentat e famëshëm. Ai mbështetet sidomos në afërsín e madhe që ekziston mjes gjuhës rumene dhe shqipe në fjaluer, fonetikë, sintaksë dhe folklor.

Veprat e Weigand-it që i përkasin shqipes, përveç artikujvet, janë: Djalekti gegë i Borgo Erizzo-s afër Zarës në Dalmací - Der gegische Dialekt vom Borgo Erizzo bei Zara in Dalmatien në JbIRS XVII-XVIII (1911) f. 177-239. - Gramatikë shqipe në djalektin e gegënishtes së Jugut (Durrës, Elbasan, Tiranë) - Albanesische Grammatik im Südgegischen Dialekt (Durazzo, Elbasan, Tirana) Leipzig, 1913 - Fjaluer shqip-gjermanisht dhe gjermanisht-shqip - Albanesich-deutsches und deutsch-albanesisches Wörterbuch, Leipzig, 1914.

**Vasmer (1886-1962)**

30. Një kontribut jo të vogël i dha shqipes linguisti i përmendun Max Vasmer profesor glotologjije në universitetin e Dorpat-it (Tartu). Këtij do t'i dihet zbulimi i shumë etimologjive. Me interes për gjuhësín shqipe âshtë vepra: Studjime për gjurmimin e fjalës shqipe - Studien zur albanesischen Wortforschung, Dorpat, 1921.

**Seliščev (1886-1942)**

31. Për studjime mbi influksin sllav në Shqipní në pikëpamje etimologjike dhe gjuhësore shquhet sllavisti sovjetik Seliščev (Afanasij Matveevic 1886-1942). Profesor gjuhësije në Irkutsk, Kazan dhe së mbramit në Moskë, ky dijetar jo vetëm mirret me problemet e përgjithta të sllavistikës: Hymje në gramatikën e krahasueme sllave (1914); Gjuhësia sllave (1941); Gjuha e vjetër sllave (veprë postume në dy vëllime, 1951-1952); por i kushton një vemendje të posaçme djalektologjís ruse (siberjane) dhe, në shumë studjime të ndryshme, maqedone. E intersantëshme për shqipen âshtë vepra e njohun Popullsia sllave në Shqipní - Slavjanskoe naselenie v Albanii, Sofija 1931. Kësaj vepre Norbert Jokl-i i bani një recensjon të hollësishëm: një studjim i vërtetë në vete. Prej tij kemi edhe artikullin: Pika të përbashkëta ndër gjuhët balkanike (Studjime Sllave, 5, 1925).

**Roques (1875- 1961)**

32. Studjimi i tekstave të vjetër të shqipes gjet një gjurmues të mirënjohur në linguistin francez Mario Roques, profesor në Shkollën kombëtare të gjuhëvet të gjalla orjentale. Në vj. 1932 boton Kërkime mbi teksta të vjetër shqip - Recherches sur les anciens textes albanais, Paris, 1932. Po në këtê vjet shpallë reprodukcjonin foto-mekanik të fjalorit mâ të parë të shqipes, Frangut të Bardhë: Le Dictionaire Albanais de 1635 (Dictionarium Latino-epiroticum per R.D. Franciscum Blanchum), Paris, 1932. Vepra përmban ndër të tjera një intrudukcjon mbi familjen Bardhi ipeshkvín e

Sapës (13-22); mbi Frangun e Bardhë (22-32) në bazë të dokumentavet të zbuluem prej si në arkivat e Vatikanit; e vërejtje të çmueshme mbi fjalorin.

**Jokl (1877-1942)**

33. Në qoftë se Meyer-i âshtë eksponenti i vërtetë i albanistikës së shekullit XIX, po ky titull, mâ me shumë arsye, i përket Norbert Jokl-it, i cili për gati tridhetë vjet u bâ korifeu i studjimevet shqipe. I gatuem shkencërisht, ky dijetar përvetëson me një pasjon të çuditëshëm gjuhën tânë, jo vetëm tue e folë e tue shkrue si mâ i miri shqiptár, por tue e studjue përherë mâ tepër fjalorin e saj të shqyrtuem e pashqyrtuem ndonjë herë prej kuj, fonetikën morfologjín, sintaksën dhe etimologjín, në lidhní jo vetëm me gjuhët balkanike, por djeri me gjuhët balto-sllave dhe keltike-gjermanike, iranike etj. Mendimet e tija, të shprehuna përherë me kompetencë dhe akribí, gjetnë gati gjithmonë pëlqimin e të gjithë shkencëtarëvet. Ai të gjithë kulturën e vet gjuhësore dhe etimologjike e drejton vetëm për rreth shqipes, tue u shpirtnue e tue u lidhë aqë fort me tê, sa, si Kanti me filozofín, as fat nuk i qiti vetes.

Aktiviteti i glotologut dhe albanologut të madh Pederseni, mbassi zgjidhë probleme të randësishme të gjuhësís shqipe, mund të thuhet se merr fund me 1914. Por problemet e saja të gjithanëshme tash i merr përsipër një shkencëtar i ri, që bashkë me tê dhe Meyer-in formon triadën e albanistikës. Ky preku të gjitha çâshtjet e historís dhe të gramatikës historike të shqipes.

Botimi i parë i randësishëm âshtë punimi: Studjime për etimologjí dhe fjalëtrajtim të shqipes - Studien zur albanischen Etymologie und Wortbildung, Wien, 1911. Dy vjet mâ parë kishte nisë me një recension mbi gramatikën e Pekmezit (-Nachtigall). Në vj. 1912 në "Indogermanische Forschungen" fillon një serí artikujsh, botue vjet me rradhë mbi probleme të ndryshme të shqipes (fonetikë, etnologjí, morfologjí - Akuzativ - nominativi e ndërrimi i gjinís (1915). Jokl për 25 vjet mbajti rubrikën, Albanisch - Shqipja në "Indogermanisches Jahrbuch": bibliografit vjetore për seksjonin e shqipes: në të vërtetë gati krejt lamën balkanike, tue nisë prej vëllimit IV (1916 djeri në fillim të 1941, redaktue prej si "me pasuní informatash e mprehtësí kritike që i bâjnë të domosdosme për çdo lavrues studjimesh balkanike".

Marrëdhanjet e shqipes me greqishte Jokl-i i studjon tue qitë në shesh



përkime mjes shqipes me greqishten e ré me artikujt - Einige albanisch-neugriechischische Wortpararellen (1914 në MRIW) dhe mâ vonë, 1926 Studjime greko-shqipe - Griechisch-albanische Studien, botue për nderë të linguistit të madh Kretschmer-it; Maqedonishtja e vjetër, greqishtja e shqipja - Altmakedonisch-Griechisch-Albanisches (indog. Forsch. XLIV, f. 13-70) Berlin, 1926, dhe përsëri: Përkime mjes shqipes e greqishtes - Zur Lehre von den albanisch-griechischen Teilgleichungen, Beograd, 1934; ato të keltishtes me shqipen - Kelter und Albaner (1927) në nderë të J. Rozwadowski-t, ku heton përkime mjes dy gjuhëvet sidomos ndër emna shtasësh e motit. Po në këtê vjet mirret me marrëdhanjet mjes shqipes e iranishtes - Albanisch-iranische Berührungen dhe mbi elementat hungarezë[45] në shqipet në "Ungarische Jahrbücher". Dý vjet mâ vonë studjon fjalët gjermane të huajtuna prej shqipes - Balkangermanisches und Germanisches im Albanischen. Âshtë interesant, ndër të tjera, se në këtê studjim flet edhe për përftimin e tingujvet ndërdhamborë (th, dh).

I randësishëm për etimologjít e shqipes âshtë studjimi: Parahistori e shqipes dhe e Shqiptarëvet - Vorgeshichte des Albanischen und der Albaner, ku endë historín e shumë fjalëve shqipe në krahasim me gjuhët e tjera indoeuropjane (në Wörter und Sachen, 1929). Brumin e latinishtes në shqipet Jokl-i e shqyrtoi sidomos në studjimet: Për elementat latinë të fjalorit të shqipes: Zu den lateinischen Elementen des albanischen Wortschatzes, Göttingen, 1936, f. 121-134); Latinishtja vulgare në shqipet - Vulgärlateinisches im Albanischen (Zeitsch. f. Rum. Philol.), 1921; Studjime të latinishtes balkanike - Balkanlateinische Studien (Balkan Archiv, IV, f. 195-211, 1928); Hulumtime të latinishtes balkanike: Balkanlateinische Untersuchungen (Revue Intern. d. E. Bal. f. 44-82, 1936).

Me veprën e Jokl-it visari autokton i shqipes u shtue: këtu synon studjimi: Për visarin e fjalorit autokton të shqipes: Zum Erbwortschatz des albanischen (Indg. Forsch. f. 47-64). Ndër studjime të tjera do të përmendim: Rumenishtja në shqipet: Rumänisches im Albanischen (Çernauti Cercului de Studii Filologice, f. 346-367, 1929); Stratografia e fjalëve jugosllave dhe prejardhja e fjalëvet shqipe - Südslavische Wortstratographie und albanische Lehnwortkunde, Sophia, 1933, f. 118-136 (Extrait de Mélanges de Miletic); Për historín e dyzanores shqipe -ua, -ue (Indog. Forsch. XL, f. 274-300) Berlin, 1930 - Zur Geschichte des albanischen Diphtongs -ua, -ue; Një kontribut për teorín mbi përfaqsimin e labiovelarevet indoeuropjane në shqipet - Ein Beitrag zur Lehre von der

[45] *Die Magyarischen Bestandteile des Albanischen Wortschatzes.*

albanischen Vertretung der labiovelare (në Mélangs Ling. etj 1937, Kobenhavn, në nder të Pedersen-it); Për hulumtimin e djalektit shqip të Borgo Erizzo-s në Dalmací - Zur Erforschung der Albanischen Mundart von Borgo Erizzo in Dalmatien Firenze, 1940.

Por vepra mâ me randësí e Jokl-it âsht: Hulumtime gjuhësore - kulturëhistorike nga rrethi i shqipes - Linguistisch-kulturhistorische Untersuchungen, Berlin, 1923. Një studjim i denjë për emnin e tij, 367 faqesh, ku pasqyron rreth fjalëvet që shqyrton, gjuhësín, etnografín e folklorin e shqipes.

Jokl-i ka bashkëpunue në Dikcjonerin e prehistorís të Erbert-it - Reallexicon der Vorgeschichte, me artikullin Albaner (Shqiptarët) të cituem aqë fort, dhe ka shkrue historín e gjuhësís shqipe - Albanisch në Geschichte der indogermanischen Sprachwissenschaft (vëllim II-III f. 109-151) Strassburg, 1917.

Për çka i përket origjinës së shqipes, Jokl-i âshtë i mendimit se këjo rrjedhë prej iliro-trakishtes, tue u mbështetë në fonetikë e leksik.

Këtu do të përmendim jo vetëm për randsi, por edhe pse shkruen në gjuhë shqipe: Naim Be Frashëri e pasunimi i gjuhës shqipe (në Naim Be Frashëri, Graz, 1925); Nji studim per rreth librit të Buzukut në "H. Dr." Nr. 3, 1930; dhe një artikull në "Cirka" Dijtunija europjane e gjuha shqype, 1937.

Por, ndoshta, vepra që do t'a përjetësojë emnin e këtij shkencëtari vetmitar, ka për të qenë fjalori etimologjik, të cilin ai e kishte gati para shumë vjetsh, por që pasjoni i zbulimevet të reja për rreth shqipes - që shkonte tue bâ për ditë - s'e la t'a botonte, në sa qe gjallë. Vepra postume, kurdo që të botohet, do të zâvendsojë, tue qitë, gati, në herresë, por, jo tue e zhdukë, atê të paraprîsit të vet, Meyer-it. Jokl qe profesor dhe kryebibliotekar në universitetin e Vjenës. Bota e libravet dhe e shkencës qénë ideali familjar i këtij dijetari të madh, emni i të cilit ka për të mbetë i lidhun ngusht, përgjithmonë, me gjuhën dhe me kombin shqiptár.

**Bartoli (1873-1946)**

34. Me shqipen u muer edhe glotologu i përmendun italjan Matteo Giulio Bartoli. Lindun në Albonë të Istris, laureue në Vjenë, qe së parit lektor në Strassburg (1903), dhe mâ vonë (1909) djeri në dekë ordinar i glotologjís në universitetin e Torinit. I ngarkuem prej Akademís së Vjenës studjoi mbeturinat e dalmatishtes romanike gjatë bregut e ishujvet të Dalmacís: Das Dalmatische. Altromanische Sprachreste von Veglia bis Ragusa, Wien 1906. Ky studjim, themeluer për njohjen e kësaj gjuhe neolatine, i hapi rrugën për hulumtime të tjera të latinishtes balkanike, sidomos të rumenishtes: Studjime të filologjís romaneze - Studi di filologia romanza, vol. VII; Studjime rumene - Studi rumeni, vol. I. Bartoli âshtë mprojtës i gjuhësís hapsinore, si shihet nga veprat: Hymje në neolinguistikën - Introduzione alla neolinguistica, Ginevra - Firenze, 1925. Gjuhësia hapsinore - Linguistica spaziale, Firenze, 1942.



Ky qe edhe një prej drejtorëvet të Arkivit glotologjik italjan themelue prej Ascoli-t, dhe ai që muer përsipër, bashkë me dy luingistë të tjerë, Atlantin gjuhësuer italjan. Studjimet e tija mbi gjuhën italjane dhe neolatine janë të shumta dhe të mprehta. Po përmendim këtu: Karaktere themelore të gjuhëvet neolatine - Caratteri fondamentali delle lingue neolatine.

Edhe shqipes i kushtoi ky romanist i madh artikuj të ndryshëm. Do të çekim ata mâ të njohunt, përveç atyne ku merr pjesë edhe këjo bashkë me gjuhë të tjera: Tepricat e djalektit shqiptár në Istri - Le reliquie del dialetto albanese nell'Istria (Studi Albanesi, I, Roma, 1931). Përkime të vjetra ndërmjet shqipes e gjuhëvet motra. - Accordi antichi fra l'albanese e le lingue sorelle (St. Al. II, f. 5-73) Roma, 1932; Një normë e shqipes dhe e greqishtes dhe çâshtja e velarevet indoeuropjane - Una norma dell' Albanese e del greco e la questione delle velari ario-europee. (Rivista d'Albania, vj. I, fash. III, f. 234-260), Roma, 1940. Ende norma e shqipes dhe e greqishtes dhe çâshtja e vleravet indoeuropjane - Ancora la norma dell' albanese e del greco e la questuone delle velari ario-europiane (Riv. d'Al. vj. III, fash. I. f. 23-30) Roma, 1942; Dalmatishtja e albano-romenikishtja. Mbeturina romanike në kroatishten e në shqipen - Dalmatico e albano-romanico. Reliquie romaniche nel croato e nell'albanese ("Italia e Croazia" f. 109-185) Roma, 1942; Gjurmë të gjuhëvet të Romës e të Venedikut në Dalmací, Shqipní e Greqí - Impronte delle lingue di Roma e di Venezia nella Dalmazia, nell' Albania e nella Grecia (Japigia, vj. IV, fash, IV, f. 430-437).

**Baric (1888-1957)**

35. Një vemendje të posaçme i kushtoi shqipes me një kujdes, megjithëse ndoshta jo aqë frytdhanës sa përpjekjet, linguisti jugoslav H. Baric. Ky themeloi dhe drejtoi Arkivin për dokumenta gjuhë dhe etinologjí shqiptare (Arhiv za arbanasku starinu, jezik i etnologiju) ku shkroi studjime të ndryshme rreth gjuhës, letërsís dhe etnologjís shqipe. Ndër vepra të tija,

si mâ të randësishmet do të përmendim Studjimet shqipe-rumene - Albanorumänische Studien, Sarajevo, 1919; dhe fjalori që botoi pak para deke: Fjaluer serbisht-kroatisht dhe shqip - Recnik srpskoga ili hrvatskoga i arbanskoga jizika, Zagreb, 1950, XXIX - 672 f.

**Mladenov (1880-1963)**

36. Në rradhën e lavruesëvet të shqipes një meritë ka edhe linguisti bullgar Stefan Mladenov, profesor në universitetin e Sofís. Ky dijetar mirret me gjuhësín krahasuese sllave dhe indoeuropjane, dhe i ka kushtue mundë të pareshtun sidomos gjuhës amtare. Në vjetin 1929 botoi gjermanisht: Historia e gjuhës bullgare - Geschichte der bulgarischen Sprache, Berlin, 1929, dhe mâ vonë Fjalorin etimologjik të gjuhës bullgare (1941). Ai redakton edhe, që prej vj. 1927 Dikcjonerin e gjuhës bullgare. Si kontribut në lamën e albanistikës do të përmendim: Kontribut për marrëdhanjet gjuhësore bullgare e shqipe, Sophia, 1927; si edhe Shqipja dhe Trako-ilirishtja - Albansich und Thrako-Illyrisch (në Balkanarchiv, IV, 1928, f. 181-194).

**Ribezzo (1875-1952)**

37. Një glotolog tjetër italian, i cili qyshë i rí u muer me gjurmimin e gjuhës së Mesapëvet, qe linguisti Francesco Ribezzo profesor në universitetet të Palermos. Në vjetin 1917 shkruen gjuhën e Mesapëvet të vjetër - La lingua degli antichi Messapi, Napoli, 1907. Prierja e tij për inkripcjonet e vjetra del në shesh që në fillim. Në vj. 1917 boton: Inskripcjoni i parë trak - La prima iscrizione tracia, 1917. Një studjim tjetër me karkter indoeuropjan âshtë artikulli: Për gjenezën e 3 serjeve grykore indoeuropjane (në Rev. Indo-greco-italica), 1922. Dhe në vj. 1927 Vjetërsia e gjuhës shqipe dhe randësia e saj në shtjellimin e botës së vjetër - Vetustà della lingua albanese e sua importanza nella spiegazione del mondo antico, Napoli, 1927. Por nami i vërtetë i Ribezzo-s ndoshta duhet të lidhet me studjimet e tija të vijueshme mbi inskripcjonet mesape e japige. Mbi këto shkroi sidomos në Revistën e naltpërmendun, djeri sa themeloi të përkohëshmen "Japigia", që i ishte kushtue studjimit të Mesapëvet dhe të Japigëvet. Ribezzo shkroi edhe artikuj studjimi me mprehtësí dhe erudicjon në "Rivista d'Albania". Ndër këta meritojnë t'i përmendim: Premisa historike-gjuhësore mbi autoktonin ilirike të Shqiptarëvet - Premesse storico-linguistiche sull' autoctonia illirica degli Albanesi (Riv. d'Albania I, 1940, f. 114-141) Trolli i zanunit fill etno-gjuhësuer i shqipes etj. - L'originaria area etno-linguistica dell' Albanese ecc. (Riv. d'Albania II, 1941, f. 129-147). - Problema glotologjike ilire-shqipe - Problemi glottologici illiro-albanesi (R. d'Alb. f. IV. 1941).



**Skok (1881-1956)**

38. Petar Skok, linguist kroat i shquem, profesor në universitetin e Zagreb-it, i cili i kushtoi edhe shqipes studjime rreth çâshtjes me randësi: mbi hundzimin e rotaqizmin e rumenishtes e të shqipes - A propos du nasalizme et du rhotacisme roumaine - albanais, Belgrad, 1923; Mbi lakimin e emnit përgjithsisht në shqipet e në rumenishtet - Considerations générales sur la declination roumaino-albanais, Beograd, 1926; dhe së mbramit Mbi marrëdhanjet mjes shqipes e rumenishtes - Contribution à l'étude des rapports albano-aroumains, Cernauti, 1927. Elementi i shqipes në gjuhën e Sarakaçanëvet - L'element albanais dans la lange de Sarakacani, Skoplie, 1927. Studjime të tjera me argument balkanik janë: Studjime mbi fjalorin balkanik - Etudes de vocabulaire balkanique; Gjuhët balkanike - Langues balkaniques (në Revue Int. a. E.B). Studjime prap të tjera të këtij dijetari gjinden në Arhiv za arb. starimu. Në vj. 1935 themeloi dhe drejtoi bashkë me M. Budimir-in Revistën ndërkombëtare për Studjime Balkanike[46].

**La Piana (1883-1958)**

39. Një gjurmues i shqipes në lidhní me familjen indoeuropjane âshtë arbëreshi Marco La Piana, i cili, megjithëse nuk vjen nga rradhët e linguistëvet të akademís, tregon zotsí, kthjellsí në depërtimin e çâshtjevet gjuhësore. Vepra e parë e tij për t'u shenjue âshtë ribotimi i komentuem i Katekizmit të Lekë Matrëngës - Catechismo di Luca Matrënga (1592), Grottaferrate, 1912. Mâ vonë shpalli studjime të tjera të poligrafueme rreth çâshtjesh mâ me randësí guhësore, si: Për rreth të bredhunit të zanores -o të gjatë t'indoeuropeishtes dhe të latinishtes në shqipet - Intorno al riflesso della vocale -o lunga dall' indoeuropeo e del latino nell' albanese. Palermo, 1937. Dhe dy vjet mâ vonë: Prolegomenat e studjimit të gjuhësis shqipe - Prolegomeni alla linguistica albanese, Palermo, 1939. - Në këto studjime La Piana ringjallë disa mendime të Camardës, qet shpesh herë

[46] *Revue Internationale des Etudes Balkaniques. Beograd.*

poshtë mendimin e linguistëvet mâ të mëdhaj të shqipes, si të Jokl-it, dhe pohon si përfundim të tezës së vet themelore, se brumi autokton i shqipes nuk mund të zhvillohet në bazë të grupit të satem ase kentum, por merr pjesë në të dyja. Ky gjurmues i shqipes ka lanë edhe një fjaluer të pasun etimologjik. Mjerisht deka e këputi veprimin e tij, pa mujtë me e botue.

### Lambertz (1882- 1963)

40. Ndër lavruesët e gjallë të gjuhësís shqipe, ai që tash mâ se 40 vjet i kushton mundë të pareshtun âshtë filologu dhe glotologu austriak Maximilian Lambertz, profesor i universitetit të Leipzigut. Ende i rí në vj. 1916 ban një udhtim në Shqipní për të studjue djalektet e Veriut. Studjimin ase relacjonin si e quen Auktori, i a drejton kryekreje djalektit të Mirditës: Berich über meine linguistischen Studien in Albanien von Mitte Mai bis Ende August 1916. Wien, 1916. Dy vjet mâ parë botoi një studjim mbi perjudhën hipotetike në shqipet - Hypetetische periode im Albanesischen, 1914. Në bashkëpunim me Pekmezin botoi një libër lezimi etj. 1912. Por vepra e tij si gjurmues i shqipes del në shesh në Studjimet arbëreshe - Italo-albanische Studien. Në kohët e fundit Lambertz-i ka bâ një studjim të randësishëm mbi rapsodít shqipe, ka përkthye e botue Lahutën e Malcís me një introdukcjon të hapët dhe një antologjí mbi letërsín e ré shqipe. Në vj. 1922 botoi Prralla shqipe (e të tjera tekste për etnologjín shqipe - Albanische Märchen (und andere Texte zur albanischen Volkskunde) etj. Wien, 1922.

### Tagliavini (1903-1982)

41. Në rendin e linguistëvet italjanë, që u muernë me shqipen, sod për sod vendin e parë e zen glotologu Carlo Tagliavini. Përveç studjimevet djalektologjike ladine të Alpevet, dhe rumene me të cilat merret kryekreje ky linguist, na do të çekim ato të gjuhës sanë, sidomos mbi djalektin shqip të Zarës: Depërtim e përshtatuní e fjalëvet italjane e kroate në djalektin shqiptár të Borgo Erizzo-s - Penetrazione e adattamento delle voci italiane e croate nel dialetto albanese di Borgo Erizzo (Zara), Roma, 1934. (ekstrakt "Studi Albanesi" III-IV). Por studjimi mâ i miri mbi këtê djalekt âshtë botimi: Shqipja e Dalmacís - L'albanese di Dalmazia, Firenze, 1937. Posë introdukcjonit të hollsishëm e copash teksti, vepra përmban një fjaluer etimologjik, ku me një erudicjon, që e shquen këtê linguist, merr në shqyrtim etimologjit e paraqituna nga glotologë të ndryshëm. Tagliavini ka shkrue



edhe mbi shqyrtime etimologjike nëpër revista të ndryshme. Duem të përmendim: Etimologjí shqipe - Albanische Etymologien, në botimin përkujtimuer në rasë të 70 vjetorit të Pedersenit[47]; Miscellanea etymologica balcanica etj. Mandej një studjim me randësí mbi djalektin e Kosovës e të Maqedonis[48]. Âshtë për t'u shenjue se këtij dijetari i qe mbështetë në vj. 1941 rubrika e shqipes, bibliografit vjetore në "Indogermanisches Jahrbuch". Duhet dijtë se këtê e pat mbajtë Jokl-i qyshë prej vëllimit IV (1916) me përpikëní e mprehtësí kritike, që dallojshin mbi të gjithë këtê albanolog.

### Cimochowski (1912-1982)

42. I fundit në rradhën e albanologëvet, por një ndër mâ të randësishëmt, në mos qoftë mâ i randësishmi sod për sod, âshtë Waclaw Cimochowski, docent i glotologjís në Poznan. Ai merret me çâshtje të randësishme të gjuhësís shqipe, si: Kërkime mbi historín e sandhit në gjuhën shqipe - Recherches sur l'histoire du sandhi dans la langue albanaise ("Lingua Posnanensis" f. 220-255) Poznan, 1950. Një vjet mâ vonë boton studjimin e vet të randësishmë: Djalekti i Dushmanit - Le dialecte de Dushmani, Poznan, 1951. Njëkohësisht ky dijetar ka botue nëpër revista të ndryshme studjime mbi do etimologjí fjalësh shqipe. Tash së fundit ka shkrue një artikull shqip: Prejardhja e gjuhës shqipe, e cila, simbas këtij albanologu, rrjedhë prej ilirishtes (Shih Buletin i Univ. Sht. të Tiranës ser. Shk. Shoq. Nr. 2).

Por përveç këtyne linguistëvet që çekmë ka edhe të tjerë, që dhanë kontribut jo të vogël për rreth shqipes. Ndër ta janë për t'u përmendë:

***Jarnik (J.U.):*** çek me botimet: Për gjuhësín shqipe - Zur albanischen Sprachenkunde, Leipzig. 1881; Kontribut për njohjen e djalektevet shqipe - Prispevky ku poznani nareci albanskych, Praze, 1883;

***S. Bugge:*** Kontribut për sqarim etimologjik të gjuhës shqipe - Beiträge zur etymologischen Erläuterung der albanesischen Sprache, 1891;

***E. Fischen:*** Gjuha shqipe. Albanizmi në gjuhën rumene - Die albanische Sprache. Der Albanismus in der rumänischen sprache (Në "Die Herkunft der Rumänen) Bamberg, 1904;

***B. Guyon:*** Elementi romanik në shqipen - L'elemento romanico nell'albanese (në "Balcanica" f. 322-328), 1916;

[47] Mélanges Linguistiques offerts à M. Holger Pedersen à l'occasion de son soixante-dixieme anniverssaire. Kobenhavn. 1937.

[48] Le parlate albanesi di tipo ghego orientale (Dardania e Macedonis Nord-occidentale në vëll. "Le Terre albaneşi redente". I Kossovo, 1942.

***E. Fraenkel:*** Për gramatikën dhe etimologjín greke, baltosllave e shqipe - Zur griechischen, baltoslavischen und albanischen Grammatik und Wortkunde (Streitberg Festgabe f. 86-92) 1924;

***P. M. Michov:*** Përdorimi i artikullit të caktuem në rumenishten, krahasue me atê të shqipes dhe të bullgarishtes - Die Anwendung des bestimmten Artikels im Rumänischen verglichen mit der im Albanischen und bullgarischen. Leipzig, 1988 (Jahresber d. Inst. f. Rum. Sprache, XIV, f. 1-110).

***Nachtigall***, i cili bashkëpunoi në gramatikën e Pekmezit, sidomos në pjesën fonetike, dhe shkrou artikuj të ndryshëm mbi gjuhësín shqipe, ndër të tjerë: Elementa të gjuhës shqipe - Elementi albanskog jezika (në Hrvatska Revija, 7) Zagreb, 1939.

Janë për t'u përmendë mandej, për kontribut ndaj shqipen, *Ha°deun, Oštir, Treimer, Philippide.*

Edhe ndër Shqiptarë nuk munguen lavruesët e shqipes, sidomos në pikëpamje të gramatikës e të fjalorit, por mjerisht pjesës mâ së madhes u mungonte gatimi shkencuer, për të përballue problemet e randësishme, që u paraqitshin. Do të përmendim vetëm ata, që, simbas nesh, janë të denjë për kontribut që dhanë në lamën gjyhësore.

**Kristoforidhi (1830-1895)**

1. Kostantin Kristoforidhi (1930-1895) gramatolog, leksikograf dhe përkthyes i mirë nga grqishtja i Bibljes. Si me botimin e gramatikës ashtu edhe të fjalorit tregon se ka gatimin e duhun, tue qitë në shesh trajtimin e vet të trajtimit të klasiqizmit, dhe zotsín e një linguisti. Kristoforidhi pati kontakt me Hahn-in, të cilit i ndihmoi në mbledhjen e folklorit, e prej të cilit përfitoi edhe ky.

I. Gramatika e gjuhës shqipe mbas dialektit toskë, përmbledhë prej K. Kristoforidhit - Grammatike tes albanikes glosses kata ten toskiken dialekton, syntachtheisa hypo K. Christophoridou en Konstantinoupolei, 1882.

II. Fjalori i gjuhës shqipe prej K Kristoforidhit - Lexicon tes albanikes glosses hypo K. Christophoridou, en Athenais, 1904. Si shihet veprë postume, ende sod mâ i miri fjaluer dy gjuhësh. Ka kun 12.000 fjalësh të mbledhuna ndër krahina të ndryshme të Shqipnís, si edhe prej shkrimtarësh së vjetër. U rri larg, për djeri ku mundet, fjalëvet të huaja, sidomos të



ishujvet gjuhësorë. Kristoforidhi âshtë edhe hartues i shumë fjalëvet të reja, që sod janë pasuní e fjalorit të shqipes, trajtue me kritér mbas natyrës së gjuhës.

**Mjedja (1866-1937)**

2. Dom Ndré Mjedja (1866-1937) prift katolik, poet i shquem si për trajtim klasik të vargut ashtu edhe ndiesí të ambla njerzore. Aftësín e vet prej linguisti e tregoi qyshë në vj. 1902 në kongresin e orjentalistëvet në Hamburg, ku diskutoi çâshtjen e qiellzorevet në gjuhën shqipe. Punimi i tij i vetëm që njihet âshtë studjimi i vlerëshëm: Vërejtje mbi artikuj e prêmna pronës të gjuhës shqipe prej D. Ndré Mjedës, Shkodrë, 1934. Auktori, tue marrë shkas prej studjimit të Pedersen-it se trajta e caktueme e emnit, s'âsht tjetër, por artikulli i mbasvûm, si edhe prej një vërejtjeje së gramatikës së Pekmezit (- Nachtigall), që theksonte lidhnín mjes përemnit diftues e pronorëvet, (gjâ e cila qe hetue mâ së parit prej Bopp-it në studjimin e naltpërmendun), e zhvillon këtê teorí në mënyrë të qartë e, djeri diku, të mjaftueshme; pse, megjithëse se ka meritën t'a ketë shpërthye, në mënyrë të shkëlqyeshme, këtê crux grammaticorum, mbet disi për pak në rrugë, pa prekë pronarin e vetës së dytë shumës.

**Xhuvani (1880-1961)**

3. Prof. Dr. Aleksander Xhuvani, lindë në Elbasan me 14 Mars 1880, veteran i arësimit shqiptar, auktor i gramatikavet të ndryshme shkollore për klasë fillore e të mjesme. Vepra e tij si gramatolog, leksikolog, e linguist del në shesh nga artikujt e shumët, që shkroi nëpër të përkohëshmet e fletoret. Një përmbledhje e mirë e këtyne botimeve, mâ me randësi, âshtë vepra: Studime gjuhësore, mbledhur e gatitur nga Mahir Domi, Tiranë, 1956. Aty auktori rrahë çâshtje të ndryshme: probleme të përgjithëshme të gjuhës letrare dhe diskutime leksikologjike e gramatikore. Tue marr shkas të shumtën e herës nga studjimet e Meyer-it dhe të Jokl-it, diskuton me matuní e mprehtësí, rreth etimologjivet e trajtavet të ndryshme të fjalëvet, tue mbërrijtë në përfundimet të kënaqëshme.

**Çabej (1908-1980)**

4. Eqrem Çabej, lindë në Gjinokastër, laurue në Vjenë, ku pati fatin të

kishte për profesor Jokl-in. Qyshë në fillim nisi t'u merrte me probleme të ndryshme shqiptare, folkloristike, etnologjike e gjuhësore. Janë për t'u theksue studjimet rreth Buzukut sidomos në krahasim me shkrimtarë të tjerë të vjetër ku del në shesh kultura gjuhësore e tij. Para dy vjetësh ka krye transkribimin dhe tranliterimin e Buzukut bashkë me një introdukcjon të gjanë, e shenjime të tjera kritike gjuhësore. Emni i tij âshtë i njohun edhe jashtë, tue pasë bashkëpunue ndër rivista të huaja.

# BIBLIOGRAFI E SHKRIMEVE TË ÁT JUSTIN RROTËS*

**1913**

"Shtampa". - "Hylli i Dritës" (Shkodër), 1913, Vjeti I, Nr. 2, f. 43-47.

**1923**

Rreth gramatologjís shqype. - "Hylli i Dritës" (Shkodër), 1923, Vjeta e IV, Nr. XI, f. 516-522.

**1924**

Rreth gramatologjís shqype. - "Hylli i Dritës" (Shkodër), 1924, Vjeta e V, Nr. 11, f. 467-473.

**1925**

*Letratyra shqype për shkollat e mjesme I.* Shkodër 1925, 239 f.

Mbi shkrimtarët mâ në shêj të gjûhës shqype. Don Gjon Buzuku 1955. - në: *Letratyra shqype, I.* Shkodër, 1925, f. 115-118.

**1930**

Monumenti ma i vjetri i gjuhës shqype (Buzuku-1555). - "Hylli i Dritës" (Shkodër), 1930, Vjeta e VI, Nr 1, f. 31-51; Nr. 2, f. 108-114; Nr. 4, f. 231-238, Nr. V, f. 292-300; Nr. X, f. 569-576; Nr. XII, f. 671-680.

*Monumenti mâ i vjetri i Giûhës Shqype. D. Gjon Buzuku 1555. Copa të zgjedhuna e të komentueme per shkolla të mjesme.* Shkodër, Shtypshkroja Françeskane, 1930, 66 f.

**1931**

Analyzimi i rasavet t'emnit e zhvillimi historik i tynve. - "Hylli i Dritës" (Shkodër), 1931, Vjeta e VII, nr. 5, f. 252-267; Nr. 6, f. 315-327.

*Analyzimi i rasavet t'êmnit e zhvillimi historik i tynve.* Shkodër, Shtypshkroja Françeskane, 1931, 30 f.

*) Përgatitur nga: Emil Lafe, Enver Hysa.

Për Historin e Alfabetit Shqyp. - "Hylli i Dritës" (Shkodër) 1931, Vjeta e VII, Nr. 12, f. 676-684.

Rreth gramatologjis shqype. - "Hylli i Dritës" (Shkodër) 1931, Vjeta e VII, Nr. 11, f. 616-620.

Rreth problemit të gjuhës letrare. - "Hylli i Dritës" (Shkodër) 1931, Vjeta e VII, Nr. 3, f. 121-133); ribotuar në: "Vullneti i Popullit" (Tiranë), 25 mars 1931, Viti II, Nr. 283, f. 3; Nr. 284, f. 3; Nr. 285. f. 3.

Shkrimtari ma i vjetri i Italo-Shqyptarëvet. Lukë Matranga (1592). - "Hylli i Dritës" (Shkodër), 1931, Vjeta e VII, Nr. 9, f. 505-522.

*Shkrimtari ma i vjetri i Italo-Shqyptarëvet. Lukë Matranga (1592). Copa të zgjedhuna e të komentuese për shkolla të mesme.* Shkodër, 1931, 20 f.

**1932**

Për Historin e Alfabetit Shqyp. - "Hylli i Dritës" (Shkodër), 1932, Vjeta e VIII, Nr. 3, f. 123-129; Nr. 5, f. 223-230; Nr. 7-8, f. 341-350.

Rreth gramatologjís shqype. - "Hylli i Dritës" (Shkodër) 1932, Vjeta e VIII, Nr. 12, f. 611-616.

**1933**

Për Historin e Alfabetit Shqyp. - "Hylli i Dritës" (Shkodër), 1933, Vjeta e IX, Nr. 9-10, f. 455-463; Nr. 11, f. 514-518; - 934

Rreth gramatologjís shqype. - "Hylli i Dritës" (Shkodër), 1933, Vjeta e IX, Nr. 7-8. f. 315-321.

**1934**

*Letratyra shqype. Për klasat e ulta të shkollave të mjesme. Libri I. Parime letratyret.* Botim i dytë, i plotsuem e i pajisun me gjinduer shembujsh. Shtypshkroja Françeskane, Shkodër, 1934, 299 f. (Botimi i parë 1925).

Për Historin e Alfabetit Shqyp. - "Hylli i Dritës" (Shkodër), 1934, Vjeta e X, Nr. 1, f. 15-21; Nr. 3, f. 140-147.

Vrejtje mbas vrejtjesh... Rreth njaj studjimi gjuhsuer. - "Hylli i Dritës" (Shkodër), 1934, Vjeta e X, Nr. 5, f. 236-244.



**1935**

Për Historin e Alfabetit Shqyp. - "Hylli i Dritës" (Shkodër), 1935, Vjeta e XI, Nr. 1, f. 8-19.

**1936**

Për Historin e Alfabetit Shqyp. - "Hylli i Dritës" (Shkodër), 1936; Vjeta e XII, Nr. 2, f. 61-67; Nr. 4, f. 171-176.

*Për Historin e Alfabetit Shqyp. Pasqyra e shembuj për shkolla të mjesme.* Shkodër, 1936, 93 f.

**1938**

*Monumenti mâ i vjetri i Giûhës Shqype. D. Gjon Buzuku 1555. Copa të zgjedhuna e të komentueme.* Botim i dytë. Shtypshkroja Françeskane, Shkodër, 1938, 57 f. (Botimi i parë: 1930).

**1939**

*Shkrimtari mâ i vjetri i Italo-Shqyptarëvet: Lukë Matranga (1592). Copa të zgjedhuna e të komentueme për shkolla të mjesme.* Botim i dytë. Shtypshkroja Françeskane, Shkodër, 1939, 29 f. (Botimi i parë: 1931).

**1941**

Formula e Pagëzimit (1462); Fjalorthi i Arnold von Harff (1497); Ungjilli i Pashkvet (shek. XV ?); Nënshkrimet e Pjanës; Fjalorthi i Mazrrekut (1633); Gjon Buzuku – Meshari (1555); Pjetër Budi – Veprat (1618-1621); Frang Bardhi – Fjalori (1635); Pjetër Bogdani – Kryevepra (1685); Kuvendi i Arbënit (1706); Lekë Matranga – Katekizma (1592); Jul Variboba: Pjesa të zgjedhuna nga "Gjella e Shën Mëris Virgjër" (1762); Anton Santori: Nga shkrimet e Santorit (1819-1894). - në: *Shkrimtarë shqiptarë.* Pjesa I, Tiranë, 1941, f. 3-209; 232-236; 284-286.

Passhko Vasa. - në: *Shkrimtarë shqiptarë.* Pjesa II. Prej Lidhjes së Prizrenit deri sot. Tiranë, 1941, f. 15-25.

**1942**

*Sintaksi i Shqipes.* Për klasën II, III, IV. K.U. të shkollavet të mesme. Shkoder, Shtypshkroja "A. Gj. Fishta", 1942, XI + 135 f.

**1943**

*Syntaksa e gjûhës shqipe.* Për kl. II, III, IV. K.U. të shkollavet të mesme. Botimi i dytë. Shkodër. Shtypshkroja "A. Gj. Fishta", 1943, f. XVI + 134 f.

**1944**

Rreth lavrimit të gjuhës. - "Hylli i Dritës" (Shkodër), 1944, Vjeti XX, Nr. 6-7, f. 45-52.

*Syntaksa e gjuhës shqipe për kl. II, III, IV të shkollavet të mesme.* Shtypshkroja "A. Gj. Fishta", Shkodër, 1944, 134 f. (Ribotim; botimi i parë 1942).

**1945**

*Rreth votrës.* Novela, Romanza, Kallxime, Legjenda etj. I. Shkodër, "A. Gj. Fishta", 1945, 224 f.

**1955**

Ma të parat kopje të fotografueme të Buzukut në Shqipëri. – "Nëndori" (Tiranë), 1955, nr. 3, f. 76-79.

**1956**

Hulumtime dhe shenjime mbi Gjon Buzukun. – "Buletin për Shkencat Shoqërore" (Tiranë), 1956, nr. 3, f. 173-187.

**1963**

Pasthirrma buzukjane *"hinje"* dhe pjesëza toskënishte *"tuke"*. – Buletin i Universitetit Shtetëror të Tiranës Seria Shkencat Shoqërore, 1963, nr. 2, f. 124-126.

**1965**

Mbi refleksin e vlerës fonike të disa tingujve të latinishtes në shqipet. – *"Konferenca e Parë e Studimeve Albanologjike" Tiranë 15 – 21 nëndor 1962".* Tiranë, 1965, f. 192-194.

**1968**

*Për Historín e Alfabetit Shqyp. Pasqyra e shembuj për shkolla të mjesme.* Shkodër, 1936, 93 f. Rishtypje "Rilindja", Prishtinë, 1968.

Alfabeti i Stambollës (1879). – *"Fjala"*, Prishtinë, 1968, nr. 9, f. 9 (nxjerrë nga libri *"Për Historín e Alfabetit Shqyp").*

**1997**

Monumenti mâ i vjetri i gjuhës shqype D. Gjon Buzuku. – *"Kraja"* (Ulqin), 1997, nr. 1, 5-13 (Ribotim; botimi i parë 1930).

**2005**

Ma të parat kopje të fotografueme të Buzukut ndë Shqipëni. – rishtypur në: *Për historín e alfabetit shqyp Dhe studime tjera gjuhësore.* Botimi II. Botime Françeskane, Shkodër, 2005; *"Buzuku"* (Ulqin), nr. 17, 31 mars 2005, f. 4-5. (Botimi i parë: 1955).



Mbi refleksin e vlerës fonike të disa tingujve të latinishtes në shqipet. - rishtypur në: *Për historín e alfabetit shqyp Dhe studime tjera gjuhësore.* Botimi II. Botime Françeskane, Shkodër, 2005. (Botimi i parë: 1965).

*Monumenti mâ i vjetri i Giûhës Shqype. D. Gjon Buzuku 1555. Copa të zgjedhuna e të komentueme.* Botim i dytë. Shtypshkroja Françeskane, Shkodër, 1938. – rishtypur në: *Për historín e alfabetit shqyp Dhe studime tjera gjuhësore.* Botimi II. Botime Françeskane, Shkodër, 2005.

Hulumtime dhe shenjime mbi Gjon Buzukun. – rishtypur në: *"Gjon Buzuku dhe gjuha e tij".* Akademia e Shkencave e Shqipërisë. Tiranë, 2005, f. 254-273; *Për historín e alfabetit shqyp Dhe studime tjera gjuhësore.* Botimi II. Botime Françeskane, Shkodër, 2005. (Botimi i parë: 1956).

*Për historín e alfabetit shqyp Dhe studime tjera gjuhësore.* Botimi II. Botime Françeskane, Shkodër, 2005, 178 f. (Botimi i parë 1936).

Rreth gramatologjís shqype. – rishtypur në: *Për historín e alfabetit shqyp Dhe studime tjera gjuhësore.* Botimi II. Botime Françeskane, Shkodër, 2005, (Botimi i parë te "Hylli i Dritës", 1923-1924, 1931-1933).

Rreth lavrimit të gjuhës. - rishtypur në: *Për historín e alfabetit shqyp Dhe studime tjera gjuhësore.* Botimi II. Botime Françeskane, Shkodër, 2005. (Botimi i parë: 1944).

Rreth problemit të gjuhës letrare. - rishtypur në: *Për historín e alfabetit shqyp Dhe studime tjera gjuhësore.* Botimi II. Botime Françeskane, Shkodër, 2005. (Botimi i parë: 1931).

*Rreth votrës.* Novela, Romanza, Kallxime, Legjenda etj. Bleni I. Botimi II. Botime Françeskane, Shkodër, 2005, 224 f. (Botimi i parë: 1945).

*Sintaksi i shqipes.* Botime Françeskane, Shkodër, 2005, 141 f. (Ribotim; botimi i parë 1942, botimi i dytë 1944).

*Shkrimtari mâ i vjetri i Italo-Shqyptarëvet: Lukë Matranga (1592).* – rishtypur në: *Për historín e alfabetit shqyp Dhe studime tjera gjuhësore.* Botimi II. Botime Françeskane, Shkodër, 2005. (Botimi i dytë: 1939).

Vrejtje mbas vrejtjesh... Rreth njaj studjimi gjuhsuer. - rishtypur në: *Për historín e alfabetit shqyp Dhe studime tjera gjuhësore.* Botimi II. Botime Françeskane, Shkodër, 2005. (Botimi i parë: 1934).

**• Vepra në dorëshkrim**

*Rreth votrës. Vëllimi II.*
*Jeta ime. Kujtime.*

# Mbasthanja

## *Kolec Çefa*

### Nga historia e një vepre që nuk u botue kurr!

### Si u shkrue vepra "Gjuha e shkrueme shqipe" nga Pader Justin Rrota e si nuk u botue nga Prof. dr. Kostallari

Kishte mjaft kohë që Pader Justinin e nxitshin kolegët e eprorët të hidhte shenimet e veta gjuhësore, të shpërndame, kryesisht, në dy fletore të mëdha, në një vepër gramatike. Ndoshta, ma shumë e ngacmojshe vetë, që rrijshe ma shumë me të e që nuk e kishe atë matuninë e të vjetërve me i thanë gjanat me prudencë e larg e larg, pa përsëritje. Një ditë P. Marin Sirdani, që e vizitonte dy-tri herë në ditë, i tha: "Pader, ato fletoret me shënime gjuhësore a janë në sirtarin e punës, apor kanë kalue në komohin e teshave"? Në komoh Justini ruente "reliket", dorëshkrime nga Fishta, Luigj Gurakuqi, P. Pashko Bardhi, etj. Justini e ndigjonte fjalën e urtë të Pader Marinit. Ishte, pothuej, i vetmi shok i vjetër që i kishte mbetë, mbas rrebeshit komunist. Ishte edhe Pader Vitor Volaj, gjuhëtar e me kulturë klasike. Françeskanët e patën çue për studime për letersi në Itali, por lufta ia ndërpreu studimet e diktatura ia pengoi punën. Veç, Volaj gjindej jashtë Shkodre dhe nuk mund të vinte shpesh. Kur i tregoi Pader Justini se kishte ndër mend të fillonte punën për veprën e re, Pader Vitori u tregue entuziazt, e frymëzoi dhe i premtoi ndihmën e vet.

Tashma, kisha nisë me shkue ma rrallë, se fillova detyrën në Pukë. Një ditë, si trokita në derë e më priti me atë shprehjen e vet për mue: "Chi si vede! Chi si vede!", e gjeta tue përkthye "Hylli i Tagastes". More Pader, i thashë, po ato përkthime mund t'i bajmë edhe ne, po me

gramatikën apo ecin punët? U nxe pak e m'u pergjigj: "More Kolec, me këta do të dal para Zotit, jo me gramatikat!". Ishte shumë fetar, vërtetë një përfaqësues i denjë i bijve të Shën Françeskut. Punën e kishte fillue, po, si sistematik që ishte, për gjuhësi shfrytëzonte orët më të frytshme të ditës. Kishte një orar të caktuem: lutje, punë, pushime... Vizitat vetëm i prishnin këtë orar, por tashma këto ishin rrallue. Ishte mësue prej dhjetra vitesh i ndrymë në heshtinë e asaj dhome e punonte tanë ditën. Vetëm mbasdite pinte një kafe të hollë françeskane, që ia çonte fra Salvatori. Më kishte aktivizue në punë, i shkruejshe me makinë shkrimi (kishte makinën e Pader Gjergjit), mbasi si i paralizuem që ishte, e kishte shumë të vështirë të shkruente me një dorë e pothuej, me një gishte rrahte me forcë tastierën, dorën tjetër e përdorte për shkronjat e mëdha.

Kështu, filloi të ecë vepra që ne shkurtimisht i thojshim "Gjuha e shkrueme". Dhe erdhi dita që më tha: " Kolec, unë e kreva punën teme. Ta kam lanë në tavolinën e madhe, shihe me kujdes". E mora me gëzim e fillova ta shfletoj. Ndërkohë, Pader Justini punonte në tavolinën e vogël e unë në tavolinën e madhe. Nuk e kishte për gja, pse unë mbajshe shënime. Madje, ndonjëherë më thonte: "Çka ke mësue nga ky kapitull?". Më ra në sy frontespici. Te vendi i autorit ishte shënue: Justin Rrota, e nën emnin e autorit " në bashkëpunim me Viktorin Volaj". Atëherë, tue e dijtë se Pader Vitori, me talent gjuhësor, (Çabej e vlerësonte e bashkëpunonte me të), kishte dhanë ndihmesën e vet të vyer, por jo sa të quhet bashkautor i veprës "Gjuha e shkrueme shqipe", solla ndër mend ndihmesën e cila qëndronte, kryesisht, në këto pika: a) ka lexuar me vemendje krejt veprën e ka ba edhe vërejtje. b) Kapitulli i albanologjisë ishte krejtësisht i tij. c) Ka dhanë ndihmesë në kapitullin e foljeve dhe të përemnave. Megjithatë, e tanë puna e tij në këtë vepër, nuk e ngre në shkallën e bashkautorit. Prandaj i thashë Pader Justinit, mendoj se duhet të mbetet vetëm emni i juej, ndërsa emri i nderuem Viktor Volaj të shënohet mbas titullit të veprës. Më ndigjoi me vemendje, mendoj pak çase, pastaj u përgjigj: "Po e mendoj".

Në vizitat e mavonshme, të shtundesh e të dielash, krye tri javësh, sepse ishe mësues në rrethin e Pukës, më paraqiti frontespicin ekzistues. Vuna atë në vendin e vet e mora të vjetrin, pse dreshta se i ndërron mendja. (Të vjetrin e kam edhe sot). Po në "Parathanje" shkruen:



"Ndërkaq, por këtu... drejtësia e lypë t'i shpallim botnisht falënderimet tona të sinqerta... Posaçe do t'i falemi ndërës kolegës Viktor Volaj, i cili, posë se pati durimin t'i merrte nëpër duer faqe për faqe çka kishim gatue, por edhe ai vetë e dha atë kontributin e vet të vlefshëm; kështu qi mund të thomi se në pjesën e morfologjís, traktati mbi përemrin asht punue gati prej si".

Po më kande të citoj një pjesë letre të Pader Vitorit, nga Biza, datë, 29.12.1961: " Çabej më luti me e zgjanue pjesën e gjuhës. Navita de nautis... Ju keni uzdajë se dorëshkrimet e Gramatikës do të shtypen. Mue Eqremi (Çabej, shënimi im, K.Ç.) më tha se do të poligrafohen. Nejse: çka asht ba, asht ba. Ju më duket nuk jeni të penduem. Ndërsa në një letër të datës 31.12.1962 Pader Vitori i shkruen: " Asht mirë t'a përpunoni edhe njiherë. Në këtë rasë Ju këshilloj t'i epni nji shikim të mirë Sintaksit të Cipos, i cili për mue asht nji mjeshtër i mirë gjuhe dhe gjuhësije, ashtu edhe atij të Domit e të Stefan Priftit (dispensat)... disa prej vërejtjesh, t'i shtini *in corpore...*".

Pa u largue, i thashë edhe këtë: "Të lumtë për punën shkencore. Ma në fund, shpëtuen ato shënimet gjuhësore të shpërndame ndër fletore. Tashti duhet mendue si të ruhet ky daktiloshkrim e si të botohet. Për tash, mendoj se nuk duhet t'i jepet kuj në dorë. Pastaj, duhet pyetë edhe Pader Vitori që aso kohe ishte në marrëdhanie me Çabejn etj. se asht afër ku merren vendimet për veprat gjuhësore.

Por i miri beson shumë në të mirën e tjetrit e beson pak e aspak në të keqen e tjetrit. Shpirti i mirë sheh vetëm mirësi.

Ndërkohë, i kishte ardhë Prof. Androkli Kostallari e ia kishte marrë mendtë për dorëshkrimin "Gjuha e shkrueme shqipe", 850 faqe (jo të gjitha origjinale, mbasi disa e kishin parë dritën e botimit), i kishte lënë një shkresë zyrtare me vulë (një vulë trekandëshe) e me firmë se e merrte daktiloshkrimin "me qellim botimi" . Këtë nuk e dijshe, ma tregoi P. Marin Sirdani në koridorin e gjatë të kuvendit. Pastaj shtoi: "Shko ti, se po vij edhe unë". Trokita në derën e Padres dhe hyra mbrendë. Si gjithnjë, tue u sjellë nga unë me fjalët "Chi si vede, chi si vede". Eja, Kolec, kemi lajme kësaj herë. Mora karrigën e u ula pranë tij që po përpiqej të hapte sirtarin e tavolinës së punës. Ma len mue, i thashë, hapa sirtarin e mora letrën që më tregoi me gisht. E mora, hapa zarfin e lexova shkresën, pa

dhanë ndonjë shej gëzimi. Ndërkohë hyri edhe Pader Marini. Më pau e u fut në temë. Si mendon ti, Kolec a ia boton Kostallari gramatikën? Por, fjalia "... me qellim botimi", firma e profesorit dhe vula e institucionit ia kishin marrë mendtë Justinit e nuk dyshonte fare. Po më vjen keq Pader me ta prishë zemrën, por Kostallarin e njohim ne. Profesori me emër grek, me prapashtesë turke e me titull perëndimor, e ka marrë me qellim botimi, por nuk e boton. Kolegët e eprorët e tij, si edhe Marini e Vitori kanë qenë kundër dorëzimit të veprës, madje e kanë kritikue. Vitorit i mbet hatri që nuk asht pyetë, por nuk u idhnue. Justini e kishte dhanë në një moment entuziazmi e në një klimë premtimesh, pa kurrfarë hije dyshimi.

- "Çka mendon ti, Kolec?, - më pyeti Pader Marini. - Si do të veprojnë ata?".
- Iu përgjigja: "Kanë me e lanë në Arkiv të Institutit të Gjuhësisë, ku kanë me e kullotë gjuhëtarët e autorizimeve".

Justini ngulte këmbë te premtimi për botim.
Profesor Kostallari vazhdonte punen e vet: ia shpërndante materialin e veprës punonjësve të vet, të cilët e daktilografonin e ia çonin Justinit me një shkresë përcjellëse.

Republika Popullore e Shqipërisë
Universiteti Shtetëror i Tiranës
Instituti Histori-Gjuhësi
Nr. 291

Prof. Justin Rrota
Kuvendi Françeskan "Arra e Madhe" Shkodër

Bashkangjitur ju dërgojmë vazhdimin e materialit tuaj (sintaksa).
Lutemi, mbasi të bëni koregjimet, një kopje na e ktheni.

Drejtori
Androkli Kostallari

Firma
Vula.
(një shkresë të tillë në origjinal e kam unë në arkivëzën time).

Kështu, Justini i sëmurë, por entuziazt, filloi të korrigjojë daktiloshkrimet e veprës së vet. Në këtë kohë, më ka dërgue 3 letra. Po e riprodhoj njenen:

K.L.J.K. Vend,
29.I.1962

Kolec i dashun,

Ban si të mundesh, dhe duku nesër nade te unë.
Më ka ardhë parmbramit edhe një shtëllungë dorëshkrimesh të ashtuquejtunës "Gjuha e shkrueme".
Tashti, qyshë dje, kam plasë me i qortuem. Desh Zoti e i kreva së qortuemit.
Tue kjenë, por, se jam krahthatë, mbassi qi e bana atë punën teme, kam nevojë tash për një dorë bamirse, e cila të m'i kontrollojë faqet, të m'i impagjinojë, të m'i impakojë dhe të m'i impostojë.
Të lutem prandej, të dukesh nesër te unë, të më ndihmojsh.
Për tash, një shëndet; tjerat halle, kur të vijsh.

I yti

P. Justin Rrota O.F.M.
(Firma)

P.S. Mos harro t'i merrsh me veti: Titujt e dorëshkrimeve, për t'ua ngjitë mbë shpinë blejvet!

Ma në fund, materiali i veprës "Gjuha e shkrueme shqipe" përfundoi së daktilografuemi nga punonjësit e Prof. Androkliut dhe Justini, priti i gëzuem lajmin e fillimit të botimit. Përsëri çon e më thirrë dhe më jep për të lexue një letër, e cila shkruente si Prof. Kostallari po përpiqej të nxjerrte lejen prej ministrisë së arsimit dhe prej ministrisë së Industrisë për të botue veprën. "Po ç'punë kam unë me ministrinë e Industrisë, xhanem, s'e kuptoj", më thonte si mërzitshëm. Kaloi, mjaft kohë, dhe mori lajmin se asht miratue nga ministria e Industrisë dhe do ta dërgojmë në Shkodër, në shtypshkrojën "Migjeni" për botim. Shkresa e Ministrisë së Industrisë ka numrin 32. 1868, datë 25.XI. 1963. Në fakt, dorëshkrimi nuk u dergue në shtypshkronjen "Migjeni". Tri katër herësh kam shkue me porosi të Justinit me u takue e bisedue me Z. Loduvik Rashën, njeri më të vërtetë zotni, në paraqitje, në sjellje, në shpirt. "More djali i Tefës, më thonte, na nuk kemi mundësi me botue atë gramatikë, se kemi shtypshkrojën e vjetër, edhe po ta bijnë te na". Prof. Kostallari i çoi fjalë se do të bie me botue veprën e Justin Rrotës, por, në fakt, veprën nuk ia çoi. E shoqnova zotni Ludovikun edhe te Pader Justini, për t'ia thanë ai vetë gojarisht, por Justinit nuk i mbushej mendja! Kishte shumë besim te fjala e profesorit!

Ma vonë, në një letër që i dërgoi Pader Justini Kostallarit, i shkroi: " Unë mendimin e gati 50 vjetëve e reklamoj dhe nuk due kurrsi që ky të bahet gjaja e askuj, res nullius: që të jetë i lirë secili studjoz të marrë çka të duejë në to, tue i ba mandej të vetat e tue i botue mutatis mutandis… dhe t'i botojë në emën të vet.

… Shkurt, me anen e kësaj letre ju kërkoj që, po kje se nuk janë marrë për botim këto dorëshkrime, simbas sigurimesh oretenus et scriptotenus lypi, të më kthehen njashtu sikur ju i morët në dorëzim atëherë, qyshë me 5 maj të k.v.".

Ndërkohë, mue më prenë bursën arbitrarisht dhe më dërguen ushtar në tunelin e Bistricës, padrejtësisht, (mbasi me ligj duhej të më çonte Puka ku kishe tanë dokumentet). Kur ktheva prej ushtrie, mora vesh se Pader Justini, (tashma kishte vdekur) i kishte dërgue një letër Prof. Kostallarit, i cili kishte dërgue te Pader Justini Filip Fishtën për "t'u kuptuar".



Shkurt, vepra nuk u botue e, ç'asht ma keq, iu dha për kullosë studiuesve të autorizuem.

Shtojmë se daktiloshkrimi i bamë gati për botim, i shkruem nga Ndoc Paci, i asht dorëzue Prof. Kostallarit, por nuk asht gjetë ende.

# Diftojsi

**PJESA II.**







**PJESA III.**

**PJESA V.**



**PJESA VI.**

**CIP KATALOGIMI NË BOTIM BK TIRANË**

Rrota, Justin
Gjuha e shkrueme ase vërejtje gramatikore /
Justin Rrota. - Shkodër: Botime françeskane, 2006
614 f.; 21 cm.- (Akad. e Shkencave e R.Sh.Inst. i
Gjuhësisë dhe i Letërsisë. Bibliot. françeskane
"At Gjergj Fishta": Kolana e Shkrimtarëve Françeskanë)
ISBN: 99943-696-9-5

811.18-112(081.1)
811.18'36(081.1)
811.18 (092) (081.1)
929(4/9:496.5)(081.1)

Formati: 70 x 100 /16
Tirazhi: 500 kopje.
Botuar: prill, 2006.

**Shtypur: Shtypshkronja "SHKODRA"**